# Kurani i madhërishëm

﴿ القرآن الكريم وترجمة معانيه إلى اللغة الألبانية ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Përktheu kuptimet e tij nga gjuha arabe:

Prof. Hasan I. Nahi

**Përgatiti për botim:** Instituti Shqiptar i Mendimit

dhe i Qytetërimit Islam

2011 - 1432



# ﴿ القرآن الكريم وترجمة معانيه إلى اللغة الألبانية ﴾

« باللغة الألبانية »


ترجم معانيه من اللغة العربية:

أ. حسان ا. ناهي



أعده للطباعة: المعهد الألباني للفكر والحضارة الإسلامي

2011 - 1432






# KURANI
## i madhërishëm

Përktheu kuptimet e tij nga gjuha arabe:
**Prof. Hasan I. Nahi**

Përgatiti për botim:
**Instituti Shqiptar i Mendimit dhe i Qytetërimit Islam**



Tiranë, 2006



## PËRMBAJTJA





## FJALA E BOTUESIT

Është tepër e vështirë të shkruhet një Parafjalë me rastin e botimit në shqip të Kuranit të shenjtë, Kryelibër i Zotit për njerëzit. Çdo përsiatje, çdo meditim kërkon një ndërmjetësi ngulmuese, universale të fuqive mendore njerëzore për të kuptuar mesazhin hyjnor të Allahut, si zbulesë, si dashuri e pacakëshme, si fjalë e përjetshme, si dëlirësim i pashmangshëm.

Ndërmjetësia për të shpjeguar fjalën e Zotit është jashtëzakonisht e vështirë dhe kërkon kualitete intelektuale ndër më të lartat, është një proces i pafundshëm, i gjallë i konceptualitetit, i dhuntive të epërme të mendjes për të kuptuar shpirtërisht dhe fizikisht mesazhin hyjnor, për të kapërcyer të gjitha kufizimet njerëzore, për të arritur standardet më të fundit të kulturës, shkencës e qytetërimit. Kështu, kuptimshmëria nuk ka kufij, semantikat rindërtojnë papushim vetëdijen e njeriut, të pashkëputur, të pandarë nga mesazhi hyjnor. Zot-botëzotërues.

Më në fund lexuesit dhe besimtarët shqiptarë kanë në duar shqipërimin më të plotë, më të kuptueshëm deri më sot të Kuranit, një ngjarje kjo e jashtëzakonshme në të tëra pikëpamjet. Përpjekjet për përkthimin në shqip të Kuranit janë të hershme, çka heqin një tendencë të pandalur në histori për të njohur Kuranin. Shumë shqipërues të nderuar ia kanë kushtuar jetën dhe shpirtin kësaj pune titanike me frymëzim hyjnor.

Botimi i ri i shqipërimit të Kuranit është një pronë e jashtëzakonshme para së gjithash edhe për gjuhën shqipe. Mekanizmi gjuhësor, pasuria e madhe filologjike e gjuhës sonë, në këtë rast fatlum, e ka përballuar provën, duke e pasuruar dukshëm me një nivel të ri kulturën gjuhësore të shqipes, duke e dimensionalizuar me dinjitet të vërtetë në rrafshin, tejet të vështirë dhe me përgjegjësi të madhe, të shqipërimit me energji të brendshme të koncepteve, të shprehjeve sa më të përshtatshme të shqipes moderne, letrare, në përputhje sa më të afrueshme,

kuptimore me tekstin e pandryshueshëm në shekuj, me tekstin origjinal kuranor. Në këtë vështrim kemi të bëjmë me një kryevepër filologjike të klasit të parë të shqipes, gjë, që fuqizon, lehtëson, koncentron komunikimin e mesazhit të Allahut te shqiptarët si te të gjithë popujt e tjerë.

Modeste, e asnjëherë e vetëkënaqur, redaksia e këtij botimi shumë të rëndësishëm, mendon se kjo arritje e mundimshme, po edhe e gëzueshme e kulturës shqiptare, gjithsesi e lë portën hapur për përsosje akoma më të arrira shqipërisht, gjuhësisht, në të ardhmen. Për arsye të pasurisë semantike të pafundme të gjuhës arabe, të konotacioneve të shumëfishta të strukturave të fjalëve, të lokucioneve, glosave, të natyrës së brendshme të arabishtes, ka qenë tejet i vështirë shqipërimi, por jo i pamundur, për t'u qartësuar me fuqishmërinë e shqipes mesazhi universal i Allahut.

Megjithatë nuk duhet harruar as kultura e saktë dhe e lartë shpjegimore, kaq e domosdoshme për tekstin hyjnor, larg të tëra deformimeve të dëmshme.



Kurani – Libri i Shenjtë i zbriti profetit të fundit, hazretit Muhamed, me qëllimin e epërm për t'ia kumtuar tërë njerëzve pa përjashtim. Kurani është shpallur jo në formën e një akti momental, por në formë të një procesi unikal, të pashembullt që ka zgjatur 23 vjet, nga viti 609-632 të formësimit burimor të pazëvendësueshëm të fesë islame, si fe e madhe botërore. Sipas Kuranit, Allahu është Zot i vetëm, i gjithëfuqishëm, absolut, i mirë dhe i drejtë, i mëshirshëm dhe mirëbërës, që e ka krijuar gjithësinë dhe njeriun e ka pajisur me mendje për të dalluar të vërtetën nga gënjeshtra, të mirën nga e keqja, të drejtën nga e padrejta, autentiken nga e rrema.

Kurani përbëhet nga 114 sure, ose kaptina, të cilat kanë gjatësi të ndryshme, surja më e shkurtër ka tre ajete / vargje, kurse surja më e gjatë ka 286 ajete, secila sure e Kuranit e ka emrin e saj. Surja me të cilën nis Kurani quhet Fatiha, e cila është surja që më së shumti lexohet dhe "këndohet", surja që përfundon Kurani quhet Nas.

Studiuesit e Kuranit i quajnë 90 sure të Mekës (që Allahu ia

zbuloi Profetit kur ishte në Mekë) dhe 24 sure të Medinës (për arsye të vijimësisë së Shpalljes Hyjnore në Medinë). Por ato janë pjesë përbërëse e një tërësie të vetëmjaftueshme dhe unikale, në një prozë poetike të një shprehjeje të lartë dhe të paarritshme artistike. Vetëm kështu mund të perceptohej dhe mishërohej Fjala e Allahut. Kështu, Kurani u drejtohet të gjithëve, pa kufizim, si besimtarit të thjeshtë, ashtu edhe dijetarit erudit, të tëra nivelet kuptimore konvergohen dhe shkrihen në një.

Kurani u drejtohet në thelb, për shkak të frymës dhe porosive hyjnore tërë popujve, kulturave, qytetërimeve, është shprehës, që përmbledh frymën e të gjitha feve monoteiste për arsye të njëshmërisë së patjetërsueshme të Allahut të Madh dhe të profetëve pararendës deri te profeti Muhamed (a.s.). Ky dimension gjeografik dhe kohor, sa hyjnor aq edhe njerëzor i Kuranit, vjen në gjuhën shqipe për t'u bërë pronë e çdo lexuesi të etur për të kuptuar dhe ndier Fjalën e Zotit.

## PËRKTHIMI I KURANIT

Është detyrë e dijetarëve fetarë për ta përkthyer Kuranin në gjuhën e popullit të vet. Përkthimi i Kuranit bëhet në dy mënyra: përkthimi me komente dhe përkthimi tekstual.

Në vitin 1932, është bërë një polemikë e madhe në Egjipt, lidhur me përkthimin e Kuranit tekstualisht. Disa dijetarë thoshin se nuk është e lejueshme që Kurani të përkthehet tekstualisht, kurse përkthimi me komente është i detyrueshëm për teologët. Për përkthimin tekstual ka pasur mendime të ndryshme: disa kanë thënë se bën të përkthehet dhe të përdoret në të gjitha mënyrat, për ata njerëz që nuk dinë ta lexojnë teksin arabisht, kurse disa të tjerë kanë thënë se përkthimi tekstual shërben vetëm për të fituar dituri të përciptë. Shumë dijetarë janë tërhequr prej përkthimit, sepse janë frikësuar se ajo është një detyrë e rëndë dhe e madhe dhe se nuk do të mund ta kryejnë si duhet. Disa prej tyre janë mbështetur në Suren 65, vargu 7, i cili thotë: “Allahu nuk e ngarkon askënd mbi sa i ka dhënë”. Andaj, kështu kanë vepruar dhe e kanë përkthyer Kuranin tekstualisht. Meqenëse përkthimi i Kuranit është një punë e madhe dhe e dobishme, shumë dijetarë të botës i janë përveshur përkthimit të tij, pa dallim feje. Në Evropë, Kurani është përkthyer në gjuhën latine qysh në vitin 1141; në gjuhën italiane në vitin 1513; më 1616 në gjuhën gjermane; në gjuhën frënge më 1648, etj. Prej atëherë e deri më sot, Kurani është përkthyer në shumë e shumë gjuhë të botës. Madje, në disa gjuhë është përkthyer shumë herë, si për shembull: në gjuhën turke më se 100 herë; në atë angleze më se 60 herë; në gjuhën serbokroate është

përkthyer 4 herë. Pastaj, edhe në gjuhën gjermane e në gjuhë të tjera është përkthyer shumë herë. Kjo dëshmon se Kurani është Libër i Lartë dhe se i është dhënë rëndësi e madhe në tërë botën.

**Përkthyesi**

## KRONOLOGJIA E TEKSTIT TË SHKRUAR

| | |
|---|---|
| 610 | ▪ Profecia e Muhamedit fillon.<br>▪ Shpallja e parë në shpellën e Hirâ-s.<br>▪ Përcjellja me gojë. Transkriptimi i shkruar do të jetë i mëvonshëm. |
| 610-632 | ▪ Muhamedi është në Mekë, më pas në Medinë.<br>▪ Shpallja, vazhdon në raste të ndryshme.<br>▪ Përcjellje gojore pas memorizimit të tij nga shumë Shokë.<br>▪ Shkrimi Shpalljes nga Shokët (*sahâba*) e Profetit (a.s.), nën mbikëqyrjen e drejtpërdrejtë të tij. |
| 10H (632) | ▪ Vdekja e Profetit (a.s.).<br>▪ Shpallja e fundit pak kohë përpara kësaj ngjarjeje (sipas disa versioneve)<br>▪ E gjithë Shpallja është memorizuar njëkohësisht nga Shokët e Profetit (a.s.) dhe është ruajtur në disa materiale të ndryshme. |
| 10-12H (632-634) | ▪ Kalifati i Ebu Bekër Siddikut.<br>▪ Gjatë dy viteve pas vdekjes së Profetit, Shpallja e plotë është kopjuar në fleta (*Suhuf*). |
| 11H (633) | ▪ Gjatë betejës së Jemâmas, shumë Shokë të Profetit që kishin mësuar përmendësh Kuranin u vranë.<br>▪ Ebu Bekri i kërkon Zejd ibn Thâbitit që të përgatisë një kopje të vetme të tërësisë së shpalljeve.<br>▪ Zejd ibn Thâbiti mbledh gjithë Shpalljen në një vëllim me fletë të mbledhura, duke u nisur nga burimet gojore dhe ato të shkruara për çdo varg kuranor.<br>▪ Vëllimi me fletë u ruajt nga Ebu Bekri. |
| 13-23H (634-644) | ▪ Kalifati i Omer ibn Hattâbit.<br>▪ Fletët u ruajtën nga Omeri. |
| 24-35H (644-656) | ▪ Kalifati i Othman ibn Affanit.<br>▪ Fletët u ruajtën nga Hafsaja, vejusha e Profetit dhe vajza e Omerit. |

30H (651)

- Fushatë në Armeni dhe Azerbajxhan.
- Midis myslimanëve, shfaqen dallime të ndryshme në interpretimin e Kuranit.
- Othmani i kërkon Zejdit dhe *sahâb*-ëve të tjerë që të përgatitin kopje nga Vëllimi i ruajtur në fletë që kishte Hafsaja. Që atëherë, shumë kopje të Shpalljes Hyjnore janë të gatshme në vende të ndryshme myslimane dhe zëvendësojnë ekzemplarët e tjerë në qarkullim.
- Vëllimi me fletë i kthehet Hafsasë.
- Othmani ruan një kopje të Librit (*mus'haf*).

## Shpallja hyjnore

### 1- Termi *Kur'ân*

Kurani është Fjala e Zotit e transmetuar Profetit të fundit Muhamed (a.s.), me ndërmjetësinë e engjëllit Xhebrail (Gabriel) me kuptim dhe me fjalë të përcaktuara mirë. Kjo Fjalë na është transmetuar nga persona të shumtë, qoftë gojarisht, qoftë dhe me shkrim (*teuâtur*), çka e bën atë (Kuranin) autentik në mënyrë të padiskutueshme. Në këtë kuptim, Kurani konsiderohet fare i paimitueshëm, unik dhe i mbrojtur prej tjetërsimeve nga vetë Zoti.

Fjala arabe *Kur'ân* rrjedh nga rrënja verbale *kara'a*, dhe ka kuptimin lexim ose recitim. Ashtu si është përdorur në Kuran, ky term i referohet Shpalljes Hyjnore në kuptimin e gjerë të fjalës dhe nuk i ngushtohet aspak kuptimi në nocionin e shkruar dhe as në Librin, ashtu si e njohim ne sot.

Shpallja Hyjnore që i është transmetuar Profetit Muhamed (a.s.) është përcaktuar në Kuran, sa me anë të termit *Kur'ân* (recitim), aq dhe me anë termash të tjera, të cilat janë: *Furkán* (dallues) (25 / 1); *Tenzíl* (zbritje nga lart) (26 / 192); *Dhikr* (përmendje me emër, këshillë, kumt) (15 / 9); *Kitâb* (libër) (21 / 10); dhe akoma, *Nûr* (dritë); *Hudâ* (udhërrëfyes), *Rahmah* (mëshirë), *Beshîr* (njoftues, paralajmërues) etj. S'do mend se secili nga këta terma pasqyron njërin nga aspektet e fjalës së shpallur të Zotit.

Fjala *El Kur'án* është shpallja që i është zbritur Profetit Muhamed (a.s.) dhe vetëm atij, ndërsa shpalljet që u janë dërguar profetëve të tjerë mbajnë emra të tjerë, si *suhuf* (rulat prej pergameni dërguar profetit Ibrahim),

*Zebûr* (Psalmet e profetit Daut), *Teurát* (Libri i shenjtë i dërguar profetit Musa), si dhe *Inxhîl* (Ungjilli i dërguar profetit Isa).

## 2- Mënyrat e shpalljeve

Quhet i dërguar apo profet (*resûl* apo *nebij*) çdo njeri nëpërmjet të cilit, Zoti komunikon mesazhin e Tij. Profetët e marrin shpalljen e Zotit përmes frymëzimit dhe pastaj ua komunikojnë atë njerëzve:

> "*Ne të* ***frymëzuam*** *ty (o Muhamed) me shpallje, ashtu siç* ***frymëzuam*** *me shpallje Nuhun dhe profetët pas tij; siç* ***frymëzuam*** *me shpallje edhe Ibrahimin, Ismailin, Is'hakun, Jakubin dhe bijtë e tij, Isain, Ejupin, Junusin, Harunin, Sulejmanin dhe Dautin, të cilit i dhamë Zeburin. Për disa të dërguar të kemi treguar më parë dhe për disa të tjerë nuk të kemi treguar ty. Allahu, me siguri, i ka folur Musait drejtpërdrejtë. (Këta janë) të dërguar që kanë sjellë lajme të mira e kanë paralajmëruar, në mënyrë që njerëzit të mos kenë ndonjë justifikim ndaj Allahut, pas ardhjes së të dërguarve*" (4/163-165)

Termat me shkronja të zeza (vargu 163) rrjedhin nga rrënja arabe *uahj*. Fjala *uahj*, nga e cila rrjedh fjala *Uahjun*, paraqitet në vende të shumta të Kuranit dhe është përkthimi i fjalës frymëzim që do të thotë: drejton ose udhëheq dikë. *Uahj*, në kuptimin e "zbulimit hyjnor" është rruga me të cilën Zoti udhëheq krijesat e Veta apo dhe profetët që e marrin fjalën hyjnore në saje të njërës nga mënyrat që përmenden në vargun kuranor që vijon:

> "*Asnjë njeriu nuk i është dhënë t'i flasë Allahu, përveçse me anë të Frymëzimit ose pas perdes, ose me anën e një Kumtuesi (Engjëlli) të dërguar me lejen e Tij, për të shpallur vullnetin e Tij*" (42/51).

Kështu, mënyrat e shpalljes janë:
1. Frymëzimi me anë të ëndrrave. Ky është rasti i Ibrahimit që nëpërmjet ëndrrës mori nga Zoti urdhërin për të sakrifikuar të birin e tij.

> *"Kur fëmija u rrit aq sa ta ndihmonte në punë, Ibrahimi i tha: "O djali im, kam parë ëndërr se duhet të të flijoj. Çfarë mendon ti?" – i biri i tha: "O ati im, vepro ashtu siç je urdhëruar! Dashtë Allahu, unë do të jem i durueshëm!"*. (37 / 102)

2. Fjalët që vijnë nga një objekt ose nga një energji (zjarr, dritë) prapa së cilës Zoti fshihet: Ky është rasti i zjarrit, prapa të cilit i është fshehur Musait:

> *"Kur shkoi te zjarri, një zë e thirri: "Bekuar qoftë kush është te zjarri dhe të gjithë (engjëjt) rreth tij! Qoftë lavdëruar Allahu, Zoti i botëve!"* (27 / 8)



3. Fjalët e dërguara me anë të një dërguari të Zotit: Ky është rasti i shpalljes që iu bë Profetit Muhamed (a.s.) me ndërmjetësinë e engjëllit Xhebrail (Gabriel).

> *"Thuaju: "Kush është armik i Xhebrailit (ta dijë se) ai e ka zbritur Kuranin në zemrën tënde me lejen e Allahut për të vërtetuar librat e shenjtë të mëparshëm dhe si udhërrëfyes e sihariq për besimtarët"*. (2 / 97)

### 3-Shpallja e parë e Kuranit

Shpallja e Kuranit ka zënë fill aty rreth vitit 610, gjatë së njëzet e shtatës natë të muajit Ramazan, e cila prej disave konsiderohet si Nata e caktimit të Fatit, *Lejlet ul Kadër* (97 / 1-5). Në atë kohë Muhamedi (a.s.) ishte dyzet vjeç. Atij i pëlqenin tërheqjet në vetmi në shpellën e Hirasë, mbi një mal të vendosur në afërsi të Mekës. Pikërisht në këtë shpellë iu paraqit atij Xhebraili për herë

të parë. Shpallja e parë që ka marrë Muhamedi (a.s.) atë natë, tetë vargjet e sures 96, Sures *El-'Alek*, apo të pesë vargjet e parë, sipas disa versioneve të tjera.

> "*Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (gjithçka), e krijoi njeriun nga një droçkë gjaku! Lexo! Zoti yt është Bujari më i madh, i Cili, me anë të penës ia mësoi, ia mësoi njeriut ato që nuk i dinte*". (96/1-5)

Dhe katërmbëdhjetë vargje të tjerë të kësaj Sureje janë shpallur më vonë në raste të tjera.

Pas marrjes së mesazhit të parë, shpallja u ndërpre për një farë kohe. Xhabir Ibn Abdullah el Ensari na tregon rreth kësaj ndërprerjeje të shpalljes në transmetimin e shënuar nga Buhariu:

> "Ndërsa ecja, dëgjova menjëherë një zë që vinte nga qielli! Ngrita kokën dhe pashë të njëjtin engjëll që më kishte bërë vizitë në shpellën Hira të ulur në një karrige ndërmjet qiellit dhe tokës. U tremba nga ai dhe u ktheva në shtëpi, duke i thënë Hatixhes: "Mbulomë me pallton tënde!" Ai më tha: "**O ti, i mbuluar** (o Muhamed)**! Çohu dhe lajmëro! Zotin tënd madhëroje, petkat tuaja pastroji dhe largoju të këqijave** (dhe idhujve)**!** (74/1-5)"

Pastaj shpallja erdhi në mënyrë më të rregullt, po gjithmonë më e fortë se shpalljet e tjera të periudhës së parë.

Pjesa më e madhe e komentuesve të Kuranit pohon se surja *El-Muzzemmil* ka qenë shpallja që vijon. Të tjerët mendojnë se shpallja vijuese ka qenë surja *El-Fâtiha* (shih Xhelalud-din es-Sujuti: "*El Itkân*", 1/24). Ndër shpalljet e tjera të periudhës së parë, d.m.th. për ato që Profeti kumtoi në Mekë, figurojnë suret 74, 111, 81, 87, 92, 89 etj. Më vonë shpallja ka vazhduar duke folur për Xhenetin dhe Xhehenemin dhe, kur njerëzit patën

përqafuar Islamin, shpallja u përket posaçërisht çështjeve të hallallit dhe haramit (Sujuti, po aty).

### 4- Shpallja e Fundit

Komentues të shumtë janë të një mendjeje sa i përket vargut 281 të sures *El Bekare* që ta deklarojnë këtë si shpallje të fundit.

> *"Dhe ruajuni asaj Dite, që do të ktheheni tek Allahu, në të cilën, çdokujt do t'i jepet ajo që ka fituar, pa pësuar as më të voglën padrejtësi.* (2/281)

Disa dijetarë mendojnë se vargu i fundit i shpallur është vargu 282 ose 278 i së njëjtës sure. Madje dikush ka thënë se këta tre vargje janë shpallur në të njëjtin rast. Profeti mbaroi së bëri dritë njerëzisë vetëm disa net para shpalljes së fundit.

Dhe së fundi, disa dijetarë kanë pohuar se vargu 3 i sures 5, *el Maide* është shpallja e fundit.



> *"Sot jua përsosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj".* (5/3)

Shumë dijetarë islamë, (bazuar mbi një hadith të Omar Ibn al Khattab-it) e kontestojnë këtë pohim sepse, sipas tyre, ai ka qenë shpallur gjatë haxhillëkut të fundit të Profetit (a.s.). Sujutiu e shpjegon kuptimin e këtij vargu duke thënë se, pas shpalljes së këtij vargu të fundit (5/3) përsa i përket hallallit dhe haramit apo dhe gjykimeve të ndryshme që janë dhënë, nuk janë shpallur më të tilla. Marrë në këtë kuptim, ky përbën plotësimin e fesë.

### 5- Një shpallje progresive

Në këtë mënyrë shpallja ka zbritur mbi Profetin Muhamed (a.s.), gjatë gjithë jetës së tij, qoftë në Mekë apo dhe në Medinë, gjatë një periudhe përafërsisht prej njëzet e tre vjetësh deri pak para vdekjes së tij, në 10 H/632.

Kurani pra, ka zbritur në etapa të ndryshme dhe jo menjëherë. Shumë arsye flasin në favor të kësaj dukurie; ishte fjala për të përforcuar vazhdimisht zemrën e Profetit (a.s.), kryesisht në rastet kur ai ndiente nevojën që të drejtohej, duke patur parasysh faktin se shpallja ishte një provë e vështirë për të. Këtu ishte fjala gjithashtu për t'i shprehur progresivisht parimet, orientimet dhe kufijtë që Zoti u lejonte njerëzve, si dhe për të lehtësuar kuptimin e tyre, zbatimin si dhe të mësuarit përmendësh të kësaj revelate.

## 6- Përmbledhja dhe radhitja e Kuranit

Shpallja e vazhdueshme e Kuranit na është përcjellë neve me ndërmjetësinë e shumë personave dhe personaliteteve të shumta, qoftë gojarisht, qoftë dhe me shkrim.

Mbajtja përmendësh dhe transmetimi gojor i kësaj shpalljeje mbështetet mbi faktin e mësimit të saj përmendësh prej një numri të madh njerëzish të asaj kohe. Profeti (a.s.) ka qenë vetë i pari që e ka mësuar përmendësh shpalljen sapo kjo i ka qenë komunikuar nga Xhebraili:

> "*Mos nxito (o Muhamed) në të lexuarit e Kuranit me gjuhën tënde! Ne e kemi për detyrë t'i tubojmë pjesët e Tij (në gjoksin tënd) e ta lexojmë atë. Dhe, kur ta lexojmë atë, ti përcille leximin e tij! Pastaj, e kemi ne për detyrë ta shpjegojmë.*" (75/16-19)

Pastaj Profeti e recitoi shpalljen dhe u kërkoi gjithashtu tërë Shokëve që edhe ata ta mësonin përmendësh. Është rasti i Abdullah bin Mesudit i cili është i pari person që e ka recituar publikisht Kuranin në Mekë, ndërsa edhe në çastet e para të komunitetit mysliman, tradita e recitimit përmendësh e shpalljes bëhej nga ana e Shokëve të Profetit (a.s.):

“I pari njeri që e ka recituar Kuranin përmendësh në Mekë, pas Profetit (a.s.) ka qenë Abdullah Ibn Mesudi. Shokët e Profetit (a.s.) kishin ardhur të gjithë së bashku dhe kishin thënë se kurejshët nuk kishin dëgjuar kurrë që Kurani të recitohej hapur. Dhe, kur ai (Abdullah Ibn Mesudi) arriti tek Mekami (gjurma e Ibrahimit), recitoi: “Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit” duke e ngritur zërin. “*I Gjithëmëshirshmi ua ka mësuar Kuranin (robërve të Tij)*” (55/1-2). Ata u ngritën dhe filluan ta godisnin në fytyrë. Megjithatë, ai vazhdoi recitimin e tij për aq kohë sa Zoti ia lejoi.

*(Ibn Hishâm, Sîret-un nebî)*



Na është transmetuar gjithashtu se Ebu Bekri e recitonte Kuranin publikisht përpara shtëpisë së tij, në Mekë (Ibn Hishâm, *po aty*).

Shumë hadithe bëjnë fjalë për masat që ka marrë Profeti (a.s.) për të siguruar ruajtjen e Shpalljes në kujtesën e Shokëve të tij. Hadithi që vijon ka mundësi që të jetë inkurajimi më elokuent i këtij kujdesi. Transmetuar nga Othmân bin Affani, Profeti (a.s.) ka thënë:

“Më të mirët nga ju (myslimanët) janë ata që e mësojnë Kuranin përmendësh dhe ua mësojnë atë dhe të tjerëve.”

*(El-Buhari, VI Nr.546)*

Duke qenë se recitimi përmendësh i Kuranit ishte kërkesë për faljet e përditshme, Shokët e Profetit i dëgjonin shpesh këto pasazhe të Shpalljes dhe kështu, duke i patur të mësuara përmendësh, i recitonin ato gjatë faljeve. Profeti e dëgjonte dhe ai Kuranin e recituar nga Shokët e vet. Abdullah Ibi Mesudi tregon se Profeti kishte shkuar për vizitë tek ai dhe i kishte thënë:

> “Recito pjesë nga Kurani për mua!” Unë e pyeta: Si mund të ta lexoj ty, ndërkohë që ty të është shpallur?! Dhe ai tha: “Më pëlqen ta dëgjoj këtë të recituar nga tjetërkush” dhe unë i recitova atëhere Suren en-Nisa’ derisa mbërrita te vargu “*Si do të bëhet kur prej çdo populli të sjellin dëshmitarë dhe të të sjellin ty (o Muhamed!) për dëshmitar mbi të gjithë ata?!*” (4/41). Pastaj, ai më ndali dhe lotët kullonin çurg nga sytë e tij.
>
> *(El-Buhari, VI, Nr. 106)*

Profeti (a.s.) i dërgonte Shokët e tij në bashkësitë e tjera me qëllim që t’u mësonte atyre Islamin dhe Kuranin. Madje, një gjë të tillë ai e ka bërë edhe para mërgimit në Medinë:

> “Në kohën kur këta njerëz (të paktit të parë të Akabasë) shkuan në Medinë, i Dërguari u çoi atyre Mus’ab bin ‘Umejrin që t’i shoqëronte …. Ai e ngarkoi atë që t’u recitonte Kuranin, t’u mësonte Islamin dhe t’i udhëzonte në lidhje me fenë. Në Medinë, Mus’abi quhej “Lexuesi”.
>
> *(Ibn Hishâm, po aty)*

Kështu që dhe Muadh ibn Xhebel qe dërguar në Jemen për të udhëzuar popullin e tij.

### 7- Shokët e Profetit, mbajtësit përmendësh të Kuranit

Sujuti numëron më shumë se njëzet persona që e kanë mësuar përmendësh Shpalljen që në të gjallë të Profetit (a.s.), ndërmjet të cilëve: Ebu Bekër Sidiku, Aishja, Omer bin Hattabi, Hafsaja, Othman bin Affan, Ali bin Ebi Talibi, Abdullah bin Mesud, Ummu Selema, Ebu Hureira, Abdullah bin Abbasi, Abdullah bin Amër bin el-Asi etj.

Sipas Katadës, një hadith tjetër na informon se

Shokët e Profetit (a.s.) e kishin mësuar Kuranin përmendësh dhe e kishin rishikuar tërësisht së bashku me të para se ai të vdiste.

> "E kam pyetur Enes bin Malikun: "Kush e ka përmbledhur Kuranin në kohën e Profetit (a.s.)?" Dhe ai m'u përgjgj: "Katër vetë, të cilët ishin që të gjithë ensarë: Ubej bin Ka'bi, Mu'adh bin Xhebeli, Zejd bin Thabiti dhe Ebu Zejdi."
>
> *(El-Buhâri)*

Një numër i madh tregimesh historike përkujtojnë vdekjen e disa Shokëve të Profetit (a.s.), që u shquan për mësimin përmendësh pjesor apo tërësor të Kuranit. Kjo provon që të mësuarit përmendësh të Shpalljes ka qenë gjerësisht i praktikuar gjatë kohërave të para të Islamit, në të gjallë të Profetit (a.s.) e aq më tepër pas vdekjes së tij. Dhe kjo traditë ka vazhduar nëpërmjet Shokëve të tij dhe pastaj dhe nga brezat vijues me një besnikëri të paluhatur kurrë deri në ditët tona.



### 8- Përmbledhja e shkruar në kohën e Profetit (a.s.)

Nga ana tjetër mund të themi se Kurani gjithashtu ka qenë i transkriptuar që në kohën e Profetit (a.s.). Gjithçka tregon se Profeti Muhamed nuk dinte as të lexonte dhe as të shkruante. Kështu, dijetarët janë të gjithë të një mendjeje për të deklaruar që ai nuk ka marrë pjesë fare në redaktimin e Shpalljes. Ndaj dhe Kurani vetë e quan Muhamedin "Profeti që nuk shkruan dhe nuk lexon":

> *"… dhe atyre që ndjekin të Dërguarin Tonë, Profetin që nuk di shkrim e lexim…"* (7/157).
>
> *"Para atij (Kuranit), ti (Muhamed) nuk kishe lexuar kurrfarë libri e as që kishe shkruar gjë me dorën tënde; përndryshe, ndjekësit e së pavërtetës do të dyshonin."* (29/48).

Kur zbriste Shpallja Hyjnore, Profeti (a.s.) kishte zakon të thërriste një shkrues dhe t'ia diktonte atë. Në Medinë, ai kishte disa shkrues në shërbim të tij, ndër të cilët ka qenë Zejd bin Thabiti, i cili do të punonte për grumbullimin e Kuranit kohë më vonë. Shpesh Profeti (a.s.) urdhëronte:

> "Më thërrisni Zejdin! Thuajini atij të sjellë dërrasën dhe poçen e bojës!" Pastaj i thoshte atij: "Shkruaj!"
>
> *(El-Buhâri)*

Megjithëse vetë analfabet, Profeti (a.s.) i inkurajonte myslimanët që të shkruanin. Nga ana tjetër, në lidhje me këtë fakt tregojnë se në kohë lufte, robërit kurejshi mund ta fitonin lirimin e tyre me kusht që t'u mësonin myslimanëve shkrim dhe lexim.

Në këtë kohë, shkrimi nuk ishte aq i përhapur në Arabi. Megjithatë, disa persona ishin të njohur sepse dinin të shkruanin. Tregohet shembulli i Varaka ibn Naufalit, kushëririt të Hatixhes, i cili kishte zakon t'i shkruante ungjijtë në arabisht (El-Buhâri).

Një tregim tjetër na thotë se, kur njerëzia kishte ardhur në Medinë për të mësuar Islamin, ata morën kopje të kapitujve të Kuranit me qëllim që t'i lexonin dhe t'i mësonin përmendësh (Hamidullah M. Schifa, Hammam B. Munabih). Nga ana tjetër, materiali me të cilin u shkruajt Shpallja, u ruajt në shtëpinë e Profetit (s.a.) (Sujuti, *El Itkân*).

### 9- Rregulli i vendosur nga Profeti (a.s.)

Profeti (a.s.) kishte kujdes të madh në caktimin e rendit të vargjeve, kur ata transkriptoheshin. Transmetohet se Zejd bin Thabiti ka thënë:

> "Ne e përpilonim Kuranin në praninë e Profetit (a.s.) dhe duke u nisur nga fragmente të vogla."
>
> *(Sujuti, po aty)*

Othman bin Affan na ka përcjellë faktin se gjatë ditëve të fundit, kur Profetit (a.s.) i zbriste ndonjë Shpallje, ai thërriste njërin nga ata që zakonisht i transkriptonte ato për të, dhe i thoshte:

> "Vendose këtë varg në atë sure në të cilën kjo e kjo është përmendur."
>
> *(A.Jeffry, Materiale për Historinë e Kuranit)*

Kështu, jo vetëm që Shpallja u transkriptua gjatë viteve të jetës së Profetit (a.s), por madje dhe ai vetë kishte dhënë udhëzime për rregullimin e vargjeve dhe sureve kuranore. Rregullimi i tyre ka qenë bërë i njohur prej besimtarëve, në saje të recitimit të përditshëm të Kuranit, gjatë faljeve të namazit në xhami ose tjetërkund. Në librin *Es-Sahih* të el-Buhariut, tre hadithe të shenjuar mirë na informojnë se engjëlli Xhebrail e recitonte Kuranin bashkë me Profetin (a.s.) një herë në vit, dhe ai ia recitonte dy herë gjatë vitit të fundit të jetës së Profetit (a.s.). Ky i fundit tërhiqej për adhurim në xhami (*i'tikâf*) për nja dhjetë ditë çdo vit (gjatë muajit të Ramazanit). Gjatë vitit të fundit të jetës, ai ishte tërhequr për njëzet ditë.



### 10- Çfarë ka lënë Profeti (a.s.) pas vetes

Materialet e Shpalljes së lënë nga Profeti (a.s.) me rastin e vdekjes së tij, ua kanë lehtësuar Shokëve të tij barrën e të mësuarit të tyre përmendësh. Dhe në fakt:

- Të gjitha pjesët e Shpalljes ishin krejt të disponueshme në formë dorëshkrimesh dhe të mësuara të gjitha përmendësh nga ana e Shokëve të Tij.
- Të gjitha pjesët ishin të disponueshme në materiale të ndryshëm duke e lehtësuar rregullimin e tyre sipas një rendi të duhur.
- Rendi i vargjeve në suret e tyre ka qenë i fiksuar qysh më parë, si në formën e shkruar ashtu dhe në kujtesën e Shokëve të Tij.

Harith El Mihasibiu në veprën e tij *Kitâbu Fehm-is Sunan*, e përmbledh grumbullimin e materialeve kuranore në këto terma.

> "Shkrimi i Kuranit nuk ka qenë një gjë e re, sepse vetë Profeti (a.s.) urdhëronte një gjë të tillë, por ky ishte në gjendje fragmentesh të shpërndarë mbi copa lëkurash, shpatulla kafshësh ose mbi degë hurmësh. Këto materiale janë gjetur në shtëpinë e Profetit (a.s.), pikërisht atje ku kishte qenë përhapur vetë Kurani. Ebu Bekër Siddiku e mblodhi tërë këtë material dhe e lidhi të tërin me spango me qëllim që të mos humbiste asgjë."
>
> *(Sujûti, po aty)*

## MBLEDHJA E KURANIT



Shprehja *xhem' ul-Kur'ân* flet për faktin e mbledhjes së Kuranit. Dhe kjo ka ndodhur në dy mënyra: në formën gojore, që do të thotë përmes mbajtjes përmendësh (*hifdh*), si dhe në formë të shkruar, që do të thotë përmes shkrimeve mbi mbajtëse materiale (fletë, libër etj.).

Në literaturën klasike shprehja *xhem' ul-Kur'ân* ka shumë kuptime, si: të mësosh Kuranin përmendësh; të shkruash çdo pasazh të shpallur; të grumbullosh materialet mbi të cilat është shkruar Kurani; të grumbullosh transmetimet e njerëzve që kanë mësuar Kuranin përmendësh; të grumbullosh të gjitha këto burime, qofshin gojore apo të shkruara.

Në lidhje me tekstin në formë dorëshkrimi janë dalluar plot tri etapa: ato të kohës së Profetit (a.s.), ato të kohës së Ebu Bekër Siddikut dhe ato të kohës së Othman bin Affanit.

### 1- *Suhuf*-i dhe *Mus'haf*-i

Të dy termat e kanë prejardhjen nga rrënja *sahafa* "të shkruash". Termi *suhuf* (87/19) ka kuptimin e të shkruarit si dhe "të fletëve të shkruara". *Suhuf* (njëjës *sahifa*) tregon pjesët e shkëputura të një materiali të shkruar mbi një lëkurë, papirus, kocka apo gjethe palme. Fjala *mus'haf* (shumës *mesâhif*) ka kuptimin "fletushka të mbledhura, të renditura dhe të grumbulluara në një libër".

Në historinë e shkrimit të Kuranit, termi *suhuf* të çon tek fletët mbi të cilat ka qenë përmbledhur i gjithë Kurani në kohën e Ebu Bekër Siddikut. Mbi këto fletë, rendi i vargjeve kuranore në çdo sure ka qenë i përcaktuar, por këto fletë mbi të cilat kanë qenë shkruar suret, ishin akoma të shkëputura nga njëra-tjetra dhe të palidhura në një vëllim të vetëm.

Në kohën e Othman bin Affanit radha e vargjeve dhe ajo e sureve të shkruara mbi gjethe ka qenë e përcaktuar. Sot, ajo kopje e Kuranit, ku radha e vargjeve dhe e sureve është e përcaktuar, quhet *mus'haf*.



Tradita na informon se në betejën e Jemamas (11h/633), në kohën e kalifit Ebu Bekër, pikërisht një vit pas vdekjes së Profetit (a.s.), një numër i madh myslimanësh që kishin mësuar përmendësh Kuranin, u vranë.

Kështu, Omer bin Hattabi pati frikë se mos humbiste një pjesë e madhe e Shpalljes Hyjnore dhe deshi që të ekzistonte të paktën një prej këtyre kopjeve e shkruar. Këtë frikë që e kishte zënë, ai ia njoftoi edhe Ebu Bekrit dhe ky qe i një mendjeje me atë.

Ky i fundit ngarkoi atëherë Zejd bin Thabit Ensariun, njërin nga shkruesit e Shpalljes Hyjnore, që të mblidhte Kuranin, duke i shënuar vargjet e tij të paktën prej dy recituesve. Këtë të fundit Buhariu e citon se ka thënë:

> "Fillova të klasifikoja materialet kuranore dhe të grumbulloja e të mbështillja pergamenat, shpatullat e bagëtive, gjethet e palmave, duke u

mbështetur në kujtesën e njerëzve së bashku me Huzeimën. Dhe gjetëm dy vargje të sures Teube, të cilët nuk gjendeshin në asnjë vend tjetër: Nga gjiri juaj ju erdhi një i Dërguar. Atij i vjen rëndë për gjynahet që bëni ju, përpiqet që ju të shkoni rrugës së drejtë dhe është i butë e i mëshirshëm me besimtarët."

Ky vëllim i madh kuranor u ruajt nga Ebu Bekri gjatë kalifatit të tij. Pastaj, me vdekjen e këtij të fundit këtë *mus'haf* e ruajti Omer bin Hattabi deri në vdekjen e tij. Pastaj kjo kopje e Kuranit iu besua Hafsasë, vajzë e Omerit dhe vejushë e Profetit (a.s.).

## 2- *Mus'haf*-ët e Shokëve të Profetit (a.s)

Në mbledhjen dhe grumbullimin e haditheve, shumë shenja nënvizojnë se shumë Shokë të Profetit (a.s.) kishin përgatitur përpilimet e tyre të tekstit kuranor. Nga këto përpilime, më të njohurat kanë qenë ato të Abdullah Ibn Mesudit (vdekur në vitin 33h / 653), të Ubej bin Kabit (vdekur në vitin 29h / 649) dhe të Zejd Ibn Thabitit.

Por, edhe disa nga Shokët e tij të tjerë kishin përpilimet e veta, si: Ali bin Ebi Talibi, Abdullah bin Abasi, Ebu Musa Eshariu, Enes bin Maliku, Omer bin Hatabi, Abdullah bin Zubejri, Abdullah bin Amër bin Asi, Salimi, Ummu Selema, Ubejd bin Omer. Dihet, gjithashtu, se Aishja dhe Hafsaja kishin edhe ato tekstet e tyre të shkruara pas vdekjes së Profetit (a.s.).

Sa kohë që Shokët e Profetit (a.s.) shkruanin kopjet e tyre për përdorim personal, fakti i mosrespektimit të rreptë të renditjes së sureve kishte pak rëndësi. Por më vonë, kur kopja e Othman bin Affanit u bë kopja e vlerësuar dhe e njohur, Shokët e Profetit (a.s.) adoptuan rendin e saj, përfshi këtu edhe Abdullah bin Mesudi, kopja e të cilit ishte ajo më e larguara.

Diferencat u shfaqën në nivel të leximit, kur p.sh. fjalët shpreheshin dhe shqiptoheshin në mënyra të ndryshme. Megjithatë, duhet theksuar se këto lexime që ndryshonin, raportoheshin nga një, dy apo edhe tre persona, ndërsa versioni i Othman bin Affanit ishte *muteuâtir*, d.m.th. i transmetuar prej shumë personave, çka e bën këtë variant autentik, në mënyrë fare të pandryshueshme.

### 3- *Mus'hafi* i Othman bin Affanit

Në kohën e kalifatit të Othman bin Affanit, ndryshimet e leximit të Kuranit ishin bërë të panumërta. Pasi u konsultua me Shokët e Profetit, Othmani vendosi që të përcaktohej një kopje që kishte qenë përgatitur sërish nga Ebu Bekri dhe ruajtur gjatë tërë kohës nga Hafsaja. Sipas thënies së Enes bin Malikut, Hudhjefa bin el Jemani kishte ardhur të vizitonte Othmanin pikërisht në çastin kur ky po vendoste të dërgonte ushtrinë në Sham (Siria, Jordania, Palestina dhe Libani i sotëm) që, bashkë me ushtrinë e Irakut, të luftonin për pushtimin e Armenisë dhe të Azerbajxhanit. Hudhejfa, i shokuar nga recitimet e ndryshme te Kuranit, i kishte thënë me këtë rast: "O Prijësi i besimtarëve! Shpëtoje këtë bashkësi para se këta të çorodíten fare në lidhje me Librin (Kuranin), ashtu siç ka ndodhur me hebrenjtë dhe të krishterët."

Othmani i dërgoi atëherë Hafsasë një mesazh, duke i kërkuar që t'i dërgonte dorëshkrimin e Kuranit, me qëllim që të mund t'i përpilonin materialet kuranore sipas kopjeve të saj të përkryera.

Sapo i morën këto kopje, ai i tha Zejd bin Thabitit, Abdullah bin Zubejrit, Said bin el 'Asit, si dhe Abdurrahman bin Harith bin Hishamit, që t'i shkruanin dorëshkrimet sipas kopjeve të përsosura. Othmani nguli këmbë pranë tre kurejshitëve, duke u thënë: "Në qoftë se ju nuk jeni dakord me Zejd bin Thabitin, mbi ndonjë

pikë të Kuranit, shkruajeni atë në dialektin kurejsh, sepse Kurani ka zbritur në këtë dialekt”. Pasi i redaktoi kopjet e hartuara, Othmani ia ktheu prapë Hafsasë dorëshkrimet, pastaj dërgoi në çdo provincë myslimane nga një kopje, duke urdhëruar që të gjitha kopjet e mëparshme të digjeshin plotësisht.

Në kohën kur ishte duke kopjuar këtë tekst të shenjtë, Zejd bin Thabiti e kishte kuptuar që sures “Ahzâb” i mungonte një varg (33/23), të cilin ai e kishte dëgjuar nga goja e të Dërguarit të Allahut.

> “Në kohën kur ne po kopjonim Kuranin, unë e kuptova se një varg nga surja “Ahzâb” mungonte fare, kurse unë e kisha dëgjuar të Dërguarin e Allahut, duke e recituar atë. Atëherë ne e kërkuam këtë sure dhe e gjetëm tek Huzejma bin Thabit el Ensari”.

*(El-Buhâri)*



Në këtë mënyrë, Othmani urdhëroi të bëheshin shumë kopje të tjera, të cilat ai i dërgoi nëpër qendrat e ndryshme të botës islame. Ndërkaq, fletët origjinale iu kthyen Hafsasë, e cila i ruajti ato derisa vdiq. Më vonë, sipas Ibn Ebi Daudit, Meruan bin Hakemi (vdekur më 65h/684) i mori të gjitha kopjet e *mus’haf*-it të Hafsasë nga trashëgimtarët e tyre dhe i dogji, nga frika se mos shkaktonin grindje të tjera. Siç duket, Othmani e kishte mbajtur njërën nga këto kopje për veten e vet.

Versioni që dërgoi Othmani nëpër qendrat islame, i njohur si *Mus’hafi* i Othmanit, mori miratimin e përgjithshëm të Shokëve të Profetit (a.s.), sepse ajo nuk ishte tjetër, veçse ajo që vetë Muhamedi (a.s.) kishte miratuar që të ishte, Shpallja e Zotit.

## SHKRIMI KURANOR DHE NDARJET E TEKSTIT

### 1- Dorëshkrimet e vjetra të Kuranit

Dorëshkrimet e para të Kuranit kanë qenë shkruar mbi lëkura kafshësh. Ne dimë se në kohën e Profetit (a.s.), pjesë të ndryshme të Kuranit kanë qenë shkruar mbi gjthfarë materialesh, si: degë palmash, lëkura dhe kocka kafshësh, trungje drurësh etj., kurse boja prodhohej duke përpunuar blozën.

Megjithëse shkrimi nuk ishte dhe aq i përhapur, arabët e kanë njohur atë që nga epoka parahistorike. Shkrimi i përdorur në kohën e Profetit Muhamed (a.s.) (shekulli VII), ka qenë i përbërë nga simbole krejt të thjeshtë, të cilët shënonin vetëm format bashkëtingëllore të një fjale, duke lënë kështu shumë moskuptime. Pastaj të gjithë tekstet e vjetra të shkruara të Kuranit nuk përdornin fare shenja diakritike (pikat që vendosen në shkronjat arabe për t'i dalluar nga njëra-tjetra) dhe as zanore. Asnjë kapitull nuk i ndante suret, asnjë shenjë ndarjeje qoftë edhe fare e vogël nuk e tregonte fundin e vargut.

Pjesa më e madhe e dorëshkrimeve origjinale të Kuranit, qoftë ky në fragmente apo dhe në tërësi, janë bërë më vonë nga shekulli i dytë pas Hixhretit (emigrimi i Profetit a.s. nga Meka në Medine). Kopja më e vjetër e ekspozuar në Muzeun Britanik në vitin 1976 në kuadrin e Festivalit Botëror të Islamit, mban datën e shek. II H. Megjithatë, fragmente të ndryshëm të pergamenit të shpërndara mbajnë datën e shekullit të parë pas Hixhretit.

Biblioteka Kombëtare e Egjiptit ka një kopje të kuranit të bërë mbi një pergamen lëkure gazeleje që mban datën 68h / 688, që do të thotë 58 vjet pas vdekjes së Profetit (a.s.).



## 2- Shkrimi

Ndërsa sot shkronjat si **bâ'**, **tâ'**, **thâ'** dhe **yâ'** njihen a dallohen lehtësisht për shkak të pikave, kjo nuk ishte ashtu asokohe: shkronjat atëherë shkruheshin si një vijë e drejtë.

Duke u nisur nga ky sistem shkrimi bazë, tipa të ndryshëm shkrimi kanë pas qenë zhvilluar përmes shekujsh si ai *kûfî*, *maghrîbi*, *neskh*, etj. Dhe këto kanë qenë të përhapur në të gjithë botën. Megjithatë, shpikja e shtypshkronjës, e cila përdori shkronja të standardizuara ndihmoi në formalizimin e shkrimit.

Në lidhje me të shkruarit e Kuranit, janë kapërcyer dy etapa kryesore për t'i dhënë mundësi tekstit kuranor që të merrte trajtën aktuale: e para qe futja e shkronjave të zanoreve (*teshkîl*) si dhe futja e shenjave diakritike (*i'xhâm*). Termi *teshkîl* tregon shenja që përcaktojnë zanoret në shkrimin e gjuhës arabe. Ka mundësi që këto shenja të panjohura në periudhat parahistorike të kenë ndihmuar në përcaktimin e shqiptimit korrekt të fjalës dhe në shmangien e gabimeve të leximit. Termi *i'xhâm* tregon shenjat diakratike që janë pikat ashtu siç i njohim ne sot shkronjat arabe aktuale.

Shkrimi i vjetër arab nuk i kishte këto shenja, vetëm trupi i shkronjës shenjohej në letër. Mirëpo, pa pikat, fjala mund të lexohej vetëm me vështirësi dhe me përafërsi. Me sistemin e *i'xhâm*-it shkronjat që përbëjnë fjalën, janë bërë lehtësisht të dallueshme.

Megjithëse ka qenë i njohur që në kohët parahistorike, sistemi i *i'xhâm*-it përdorej shumë rrallë: kopjet e para të Kuranit (ose shkrimit arab në përgjithësi) nuk e kishin fare atë. Pikat e *i'xhâm*, duket se janë futur në shkrimin kuranor në kohën e kalifit të pestë të dinastisë umavite, 'Abd-ul Melik bin Mervân (66 - 86 H / 685 – 705), madje nga guvernatori i Irakut, el Haxhaxhi. Në atë kohë, gjithnjë e më shumë myslimanë kishin filluar të lexonin

dhe të studionin Kuranin, disa duke mos pasur një njohje të thellë në shkronjat arabe, kurse ca të tjerë duke patur vetë një origjinë jo arabe. Kështu, ndër *tâbi'î*-nët (brezi i dytë pas Shokëve të Profetit a.s.) Ebul Esved ed-Du'elî ishte i pari që futi këto pika në tekstin e Kuranit.

### 3- Vargjet dhe suret

Fjala *âja* (shumës *âjât*) e përkthyer zakonisht po në mënyrë jo të përshtatshme me fjalën "varg", ka ekzaktësisht kuptimin "shenjë". Në terma teknikë, është fjala për ndarjen më të shkurtër të tekstit kuranor, d.m.th. fraza apo paragrafi. Fjala *sura* ka kuptimin "radhë" ose "mur". Në terma teknikë, ajo përfaqëson ndarjen më të gjerë të tekstit kuranor d.m.th. një kapitull më vete, të izoluar në vetvete nga pasazhet që e pasojnë si dhe nga ato pasazhe që e paraprijnë.



Kurani përbëhet nga 114 sure, me gjatësi të pabarabarta; më e shkurtra përmban vetëm tre vargje dhe më e gjata 286 vargje (surja 2). Të gjitha suret (me përjashtim të sures 9) fillojnë me shprehjen *Bismil-lâh-ir Rahmân-ir Rahîm* ("Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit"). Këtu nuk është fjala për një shtesë të mëpastajme të bërë tekstit, meqë kjo shprehje ka qenë e përdorur që në kohërat e profetëve të lashtë për t'i prirë fjalës Allah / Zot (27/30).

Të gjitha suret e Kuranit kanë nga një emër që shërben si titull. Këto emra mund të jenë qoftë fjalë të tekstit, si fjala vjen El-Enfâl (surja 8) ose El-Bekare (surja 2), qoftë një nga fjalët e para të sures, si Tâ-Hâ (surja 20) ose El-Furkân (surja 250).

Dijetarët i kanë ndarë suret në katër lloje:

-*et-tivâl*, suret e gjata (2-9)

-*el-mâ'ûn*, suret që kanë afërsisht 100 vargje (10-35)

-*el-methânî*, suret që kanë më pak se 100 vargje (36-49)

-*el-mufassal*, pjesa e fundit e Kuranit, duke filluar me suren Kaf (50-114).

### 4- Ndarjet e tjera të tekstit

Fjala *xhuz'* (shumës *exhzâ'*) ka kuptimin "pjesë". Kurani ndahet në 30 pjesë me gjatësi thuajse të barabarta, me qëllim që ta lehtësojnë recitimin e tyre në një muaj (kjo është përdorur gjatë mbrëmjeve të muajit Ramazan).

Çdo xhuz përbëhet nga dy *hizb*-e (shumës *ahzâb*). Kështu, kemi thuajse 60 *hizb*-e për tërësinë e Kuranit. Shenjat e këtyre *hizb*-eve gjenden anash tekstit kuranor, të vendosura në mënyrë të rregullt.

Këta *hizb*-e, nga ana e tyre, ndahen edhe ata vetë në *rub'*, që do të thotë në çerekë. Çdo *hizb* ka katër çerekë.

### 5- Stili

Kurani përmban tregime të shumta (*kisas*, njëjësi *kissah*), të cilat mund t'i ndajmë në tre grupe:

1- Historitë e profetëve të Zotit: popujt ku u dërguan, mesazhi i tyre, thirrja e tyre, persekutimi që kanë pësuar etj. Të tilla janë p.sh. historitë e Nuhut (surja 26), Musait (surja 28), Isait (surja 19) etj;

2- Tregime që flasin për popuj dhe ngjarje të kaluara, p.sh. tregimi i Shokëve të shpellës apo ai i Dhul-Karnejnit (surja 8);

3- Referenca për ngjarjet që ndodhnin gjatë jetës së Profetit Muhamed (a.s.), si beteja e Bedrit (3/13), beteja e Uhudit (13/121-128), beteja e Ahzabëve (kundër koalicionit të idhujtarëve) (33/9-27), udhëtimi i Isras dhe Miraxhit (udhëtimi i Profetit a.s. brenda një nate nga Meka në Jeruzalem dhe prej andej deri sipër qiellit të shtatë) (17/1) etj.

Kurani përdor gjithashtu krahasime dhe shembëlltyra (*mithl*, shumës *emthâl*) në shumë vende, me qëllim që të shpjegojë disa të vërteta apo që të theksojë disa pika të mesazhit, duke i krahasuar me gjëra të njohura për marrësit e Shpalljes Hyjnore apo duke i përshkruar në formë imazhesh:

*Ai lëshon shiun nga qielli, prandaj rrjedhin lumenjtë me masë dhe rrjedha mbart mbeturinat mbi sipërfaqen e ujit. Edhe zgjyra, kur e shkrijnë njerëzit në zjarr që të bëjnë stoli ose vegla, është mbeturinë, si ajo. Kështu, Allahu jep shembullin e së vërtetës dhe të pavërtetës: Mbeturinat hidhen, ndërsa ajo që u shërben njerëzve mbetet në tokë. Kështu, Allahu i shpjegon shembujt..* (13 / 17)

Mëse 2000 vargje në Kuran fillojnë me fjalët *kul* (thuaj). Kjo bëhet në mënyrë që Profeti Muhamed (a.s.) t'ia drejtojë fjalët që vijojnë auditorit të tij në një situatë të posaçme, siç është rasti për t'iu përgjigjur një pyetjeje që i është bërë apo për të rregulluar një çështje ligjore, si p.sh.:

- *Thuaj: "Do të na godasë vetëm ajo që na ka caktuar Allahu; Ai është Mbrojtësi ynë dhe vetëm tek Allahu le të mbështeten besimtarët!"* (9 / 51)
- *Thuaj: "A të marr mbrojtës tjetër, përveç Allahut, krijuesit të qiejve dhe Tokës? Ai e ushqen (botën), ndërsa Vetë nuk ushqehet". Thuaj: "Unë jam urdhëruar që të jem i pari që t'i nënshtrohem Atij" dhe kurrsesi mos u bë idhujtar!* (6 / 14)
- *Të pyesin ty (o Muhamed) për plaçkën e luftës. Thuaj: "Plaçka e luftës i përket Allahut dhe të Dërguarit"* (8 / 1).

Në vende të ndryshëm, Kurani përdor shprehje ose fraza të tëra betimesh (*kasem*, shumës *aksâm*). Këto betime shërbejnë për të mbështetur një argument apo për të davaritur dyshimet nga mendja e dëgjuesve / lexuesve. Në tekstin arab këto pasazhe fillojnë shpesh me nyjën *ue* (për), *la uksimu* (betohem) etj. Herë herë Zoti betohet mbi Veten e Vet dhe herë herë mbi krijesat e veta p.sh.:

- *Jo, për Zotin tënd, ata nuk do të jenë besimtarë të vërtetë, derisa të të marrin ty për gjyqtar për mosmarrëveshjet mes tyre; e pastaj, të mos ndiejnë kurrfarë dyshimi ndaj gjykimit tënd dhe të të binden ty plotësisht.* (4/65)
- *Për Diellin dhe shkëlqimin e tij*
  *dhe për Hënën që e përcjell atë!*
  *Për ditën që ia zbulon shkëlqimin atij (diellit)*
  *dhe për natën kur e mbulon atë!*
  *Për qiellin dhe për Atë që e ka ndërtuar!*
  *Për Tokën dhe për Atë që e ka shtruar!*
  *Për shpirtin dhe për Atë që e ka përsosur, (91/1-7)*

## 6- Vargjet e qarta (*muhkamât*) dhe vargjet jo të qarta (*muteshâbihât)*

Fjala *muhkamât* (njëjës *muhkama*) vjen nga rrënja *uhkima* (përzgjedh midis dy gjërave). Ajo është emër foljor në shumës, do të thotë “gjykime”, “vendime”. Në terminologjinë kuranore ajo u referohet vargjeve të qarta që përbëjnë bazën e Kuranit. Shumica e tyre kanë të bëjnë me rregullat ligjorë dhe me përkufizimet që ndajnë qartë të vërtetën nga e pavërteta, p.sh.:

*O besimtarë! Shkruajeni huanë që ia jepni njëri-tjetrit në afatin e caktuar. Le të shënojë drejt një shkrues ndërmjet jush e të mos ngurrojë shkruesi që të shënojë ashtu siç e ka mësuar Allahu. (Shkruesi) le të shënojë, kurse borxhliu le të diktojë dhe le t'i frikësohet Zotit të vet. Le të mos lërë mangut asgjë nga borxhi. Në qoftë se borxhliu është mendjelehtë ose i dobët, ose nuk është në gjendje të diktojë, atëherë le të diktojë saktësisht kujdestari i tij...* (2/282)

Fjala *muteshâbihât* (njëjës *muteshâbiha*) vjen nga rrënja *ishtebaha* “dyshoj”. Ajo është emër foljor në shumës që ka kuptimin “gjëra të pasigurta ose të dyshimta”. Në

terminologjinë kuranore ajo u referohet vargjeve kuranore, kuptimi i të cilave nuk është plotësisht i qartë dhe që u lënë shteg shumë interpretimeve, p.sh.:

*"I Gjithëmëshirshmi mbi Fron u ngrit."* (20/5)

Kurani e pranon që ai i përmban në vetvete këta dy lloje vargjesh. Që të dy llojet janë pjesë themelore e Librit dhe, si të tillë, duhen pranuar:

> *Është Ai që të ka shpallur ty (Muhamed) Librin, disa vargje të të cilit janë të qarta e me kuptim të drejtpërdrejtë. Ato janë themelet e Librit. Kurse disa (vargje) të tjera janë jo krejtësisht të qarta (me kuptime alegorike). Ata, zemrat e të cilëve priren nga e pavërteta, ndjekin vargjet më pak të qarta, duke kërkuar të krijojnë pështjellim dhe duke kërkuar t'i komentojnë sipas dëshirës së vet. Por, kuptimin e tyre të vërtetë e di vetëm Allahu. Ndërsa ata që janë thelluar në dijeni, thonë: "Ne i besojmë (Kuranit). Të gjitha këto (vargje të qarta e alegorike) janë nga Zoti ynë!" Këtë e kuptojnë vetëm mendarët.* (3/7)



Në këtë varg *muhkamât*-ët (vargjet e qarta) dhe *muteshâbihât*-ët (vargjet e paqarta) përshkruhen në këtë mënyrë:

- *Muhkamât*-ët: vargje, kuptimi i të cilave është i qartë e i mjaftueshëm, duke mos pasur nevojë për shpjegime shtesë. Është fjala këtu, sidomos për vargjet që kanë të bëjnë me gjërat e lejuara dhe ato të ndaluara, me rregullat e çështjeve sociale, juridike, morale, (të trashëgimisë, martesës, dënimeve penale, luftës etj);
- *Muteshâbihât*-ët: vargjet kuptimi i saktë i të cilave i përket Zotit, ndërsa vetë lënë shteg për shumë interpretime apo kërkojnë më shumë shpjegime. Këtu është fjala për vargjet që përmendin emrat e Allahut dhe që kanë të bëjnë me natyrën e vërtetë të ringjalljes, të gjykimit të fundit si dhe të jetës së përtejme.

## 7- Shpalljet mekase dhe shpalljet medinase

Faza mekase e Shpalljes Hyjnore shtrihet mbi 13 vjet që nga fillimi i Shpalljes deri në çastin e hixhretit (mërgimit të Profetit Muhamed a.s. nga Meka në Medinë), viti 622. Kjo përfundoi me të mësuarin dhe konsolidimin shpirtëror. Ajo kishte për qëllim që të mbështeste e të mbronte misionin e Profetit (a.s.). Gjatë kësaj faze Profeti ka luajtur kryesisht rolin e njoftuesit dhe të lajmëruesit.

Faza medinase zgjat deri në vdekjen e Profetit (a.s.) në vitin 10H / 632. Temat e fazës mekase u mësoheshin, por formimi dhe zhvillimi i bashkësisë dhe shoqërisë myslimane, vinin duke marrë një rëndësi gjithnjë e më të madhe.

Në Medinë jetonin 4 lloje popullatash: *muhâxhir*-ët (mërgimtarët mekas që kishin emigruar në medine), *ensâr*-ët (medinasit që ndihmuan mërgimtarët mekas), *munâfik*-ët (hipokritët e Medinës), të cilët pretendonin se i mbështesnin myslimanët dhe *ehl-ul Kitâb* (njerëzit e Librit), të krishterë dhe hebrenj që ishin të lidhur me Shkrimet e tyre të Shenjta.

Megjithatë, edhe në fazën medinase, Kurani ka vazhduar t'i drejtohej të tërë njerëzimit, duke përfshirë si myslimanët, ashtu dhe ata që nuk besonin apo mohuesit.

Suret e Kuranit janë klasifikuar në funksion të origjinës së tyre, d.m.th. në sure mekase dhe në medinase.

Një sure cilësohet mekase, kur fillimi i saj ka zbritur gjatë fazës mekase, edhe pse kjo mund të përmbajë vargje të zbritura në Medinë. Nga ana tjetër, një sure tjetër cilësohet medinase, nëse fillimi i saj ka zbritur gjatë kësaj faze, edhe pse ajo mund të përmbajë vargje të zbritura në Mekë.

Suret mekase përbëjnë afërsisht 11 xhuze (pjesë), ndërsa suret medinase përbëjnë 19 xhuze të tekstit të

shenjtë. Këto janë ato më të gjatat dhe përbëjnë pjesën më të madhe të Kuranit.

### 8- Rendi kronologjik i sureve

Njohja e kronologjisë së sureve dhe vargjeve, megjithëse Kurani nuk është rreshtuar në mënyrë kronologjike, ka një rëndësi të madhe për kapjen e kuptimit të tyre. Dihet se ky kuptim mund të kapet më mirë, në qoftë se ne njohim çastin dhe rrethanat e zbritjes së vargut (*esbâb-un nuzûl*). Për shembull, shumë vargje të periudhës mekase kanë qenë shumë domethënëse për myslimanët që jetonin në një mjedis armiqësor ndaj besimit të tyre, ndërkohë që shumë vargje të tjerë të periudhës medinase, u kanë tërhequr vërejtjen myslimanëve mbi probleme që u përkasin formimit të shoqërisë së tyre.

Herë-herë duket sikur dy vargje e kundërshtojnë njëri-tjetrin; në këtë rast konsiderohet sikur njëri nga këta të dy është abroguar prej tjetrit. Atëherë duhet parë se cili nga këto vargje ka zbritur i pari. Këtu, njohja e kronologjisë lidhet drejtpërdrejt me çështjen e abroguesit (*nâsikh*) dhe të të abroguarit (*mansûkh*).

Po ashtu, një rëndësi të madhe paraqet zhvillimi progresiv i shumë praktikave, ligjeve dhe qëndrimeve, si ai i ndalimit të alkoolit apo i praktikave të luftës, me qëllim që të mund të kuptohen më lehtë se si kanë qenë zhvilluar këto çështje historikisht dhe, në këtë mënyrë të kuptohet më mirë zbatimi i tyre.

Dijenia mbi suret medinase dhe ato mekase na është transmetuar nga Shokët e Profetit (a.s.) dhe nga *tabi'ûn*-ët. Profeti (a.s.) nuk bënte dallime në renditjen e tij. Në atë kohë, Shokët e tij ishin të gjithë dëshmitarë dhe të ndërgjegjshëm për rrethanat e zbritjes së shpalljeve dhe të rëndësisë së tyre.

Shpesh ndodh që elementet që i dallojnë ndërmjet tyre pjesët mekase nga ato medinase të Shpalljes Hyjnore gjenden brenda vetë tekstit. Ka shumë kritere që na ndihmojnë për t'i dalluar.

**1- Tema**, a i përket vallë periudhës mekase apo asaj medinase? Vargjet që flasin për luftën (9/15) për shembull, kanë zbritur pas hixhretit. Ata me origjinë mekase bëjnë fjalë për njëshmërinë e Zotit, për politeizmin (shirkun), për ditën e Ringjalljes, për korrupsionin moral si dhe për tregime profetësh. Këto çështje sigurisht që janë përmendur edhe në suret medinase, po shpesh herë në një mënyrë shumë të shkurtër. Temat medinase që nuk janë trajtuar në suret mekase u përkasin, martesave, divorcit, trashëgimisë dhe të tjera.

2- **Referimi në mënyrë të drejtpërdrejtë**, siç është surja që bën fjalë për Ebu Lehebin (111/1), xhaxhai i Profetit (a.s.) dhe kundërshtar i betuar i tij në Mekë apo beteja e Bedrit (3/123) e ndodhur pas mërgimit në Medinë.

3- **Gjatësia e vargjeve**: Vargjet mekase zakonisht janë të shkurtra, ndërsa ato medinase, të gjata. Surja 25, *Esh-Shu'arâ*, është mekase; ajo përmban 227 vargje të shkurtra. Surja 8, *El Enfâl*, është medinase dhe përmban 75 vargje të gjata.

4- **Gjatësia e sureve**: Suret mekase janë përgjithësisht të shkurtra, ndërsa ato medinase të gjata, p.sh xhuzi 30, i cili është tërësisht mekas, numëron 36 sure të shkurtra (543 vargje); kurse xhuzi 18 është i tëri medinas dhe nuk përmban veçse dy sure e gjysmë, vargjet e të cilave janë mjaft të gjatë (117 vargje).

5- **Format e ligjërimit**: "O ju që besoni!" dhe "O njerëz të Librit!" kanë origjinë medinase, ndërsa format: "O njerëz!" dhe "O xhinde!" tregojnë më shumë një origjinë mekase.

6- **Shkronjat e ndërprera**: Plot 29 sure, zakonisht përmbajnë atë që quhet *hurûf et-tehexhxhi* (shkronja të ndërprera), si për shembull *elif-lâm-mîm*, etj. Të gjitha këto sure janë mekase, me përjashtim të sures 2 *El-Bekare* dhe asaj 3 *Âli-'Imrân*. Kuptimi i këtyre shkronjave (*jâ-sîn*, *tâ-hâ*,

*kâf*, etj) mbetet i panjohur, megjithëse janë bërë shumë përpjekje për t'i interpretuar, por që nuk kanë sjellë asnjë përfundim deri tani.

7- Të gjitha vargjet që kanë fjalën *kel-la* (d.m.th. "sigurisht"!) thirrje për t'i thënë dikujt "ki mendjen", janë mekase.

8- Të gjitha suret që përmbajnë në vetvete një përulje në tokë (*sexhdah*), janë mekase.

9- Pjesa më e madhe e sureve që bëjnë pjesë në grupin *al-mufassal* (suret më të shkurtra), duke filluar që nga surja 50, *Kâf*, në pjesën e fundit të Kuranit, janë mekase.

10- Të gjitha referencat në drejtim të *munâfik*-ëve janë me origjinë medinase, me përjashtim të sures 29 *El-'Ankebût*, vargu 11 i së cilës është mekas.

Njohja e bërjes së dallimit ndërmjet sureve mekase dhe atyre medinase përbën një degë të rëndësishme të shkencave kuranore (*'ulûm el-Kur'ân*). Veç interesit të saj historik, kjo na lejon t'i kuptojmë dhe t'i interpretojmë tekstet kuranore sipas periudhës së zbritjes së tyre.



Shumë sure të Kuranit përmbajnë vargje të të dyja periudhave të Shpalljes Hyjnore dhe, në disa raste, komentuesit e Kuranit kanë shpallur opinione të ndryshme sa i përket klasifikimit të një vargu të posaçëm. Sidoqoftë, në tërësi të punës, termi se klasifikimi është vendosur mirë, përdoret plotësisht në shkencën e komentimit (*tefsîr*) dhe i goditur mirë duke u nisur nga provat e brendshme të vetë tekstit kuranor.

### 9- Shkaqet e zbritjes së Shpalljes Hyjnore (*esbâb un-nuzûl*)

Mjaft vargje kanë zbritur në një moment të posaçëm të historisë dhe në rrethana të përcaktuara mirë. Fjala arabe *sebeb* do të thotë "arsye, shkak, motiv". Shprehja *ma'rifatu esbâb in-nuzûl* i korrespondon njohjes së

rrethanave dhe të ngjarjeve të posaçme që kanë lidhje me pasazhe të caktuara të Kuranit.

El-Vâhidiu (vdekur më 468 H / 1075), një nga dijetarët më të mirë në këtë fushë, ka shkruar:

> "Kuptimi dhe komentimi i vargjeve kuranore është i vështirë, në qoftë se nuk mbështetemi mbi historinë dhe mbi shkaqet e zbritjes së tyre..."

Njohja e shkaqeve të zbritjes të lehtëson posaçërisht për të kuptuar:

- Kuptimin e drejtpërdrejtë dhe të menjëhershëm të vargut, rëndësinë e tij, si dhe implikimin që merr, vështruar në kontekstin e tij origjinal;
- Qëllimin e vërtetë të vargut;
- Nëse kuptimi i vërtetë ka një përdorim të veçantë apo të përgjithshëm dhe, në rastin e parë, në çfarë rrethanash duhet të zbatohet ky;
- Situatën historike të kohës së Profetit, si dhe zhvillimin e komunitetit të parë mysliman.

Shkaqet e zbritjes na janë përcjellë nga Shokët e Profetit Muhamed (a.s.) përmes tregimeve të ndryshme. Vetëm ato tregime që janë gjykuar autentike (*sahîh*) mund të konsiderohen të denja për besim. E njëjta metodë përdoret edhe në shkencat e haditheve. Prania e vetë treguesit në çastin kur ka ndodhur ngjarja, përbën një arsye dhe kusht të fortë për ta pranuar vërtetësinë e tij. Nga ana tjetër, tregimet e *tabiûn*-ëve, nëse nuk lidhen me Profetin (a.s.) përmes Shokëve të tij, gjykohen të dobët dhe të paqëndrueshëm. Kështu që del e nevojshme të njihet saktësisht kush është ai që tregon ngjarjen, nëse ka qenë i pranishëm aty dhe a i ka transmetuar të plota rrethanat e zbritjes së një vargu kuranor.

Shkaqet që mund të shpjegojnë zbritjen e pasazheve të posaçme të Kuranit janë tre llojesh:

1- Zbritje në përgjigje të një ngjarjeje apo të një situate të përgjithshme;

2- Zbritje si përgjigje ndaj një çështjeje të posaçme të ngritur nga dikush;

3- Zbritje për arsye të forta, qofshin këto të përhapura apo jo.

Tregimet e Shokëve të Profetit dëshmojnë që pasazhe të posaçme kanë zbritur në përgjigje të mëse një ngjarjeje, situate ose pyetjeje, apo që zbatimi i një pasazhi të caktuar të Kuranit t'i përkasë më shumë se një rasti të vetëm. Në të kundërtën, shumë vargje mund të kenë të njëjtin shkak.

Mund të citojmë për shembull tre vargje që, sipas tregimesh autentike, kanë zbritur në përgjigje të një çështjeje, asaj të Esma bint Umejës. Kjo e fundit e kishte pyetur Profetin (a.s.) përse Kurani u referohej vetëm burrave për dhënien e shpërblimeve në jetën tjetër. Sipas Hakimit dhe Tirmidhiut, vargjet:



- *Dhe Zoti iu përgjigj lutjes së tyre: "Unë nuk do t'ia humb mundin askujt nga ju që ka bërë vepra, qoftë mashkull apo femër. Ju jeni njëlloj (në shpërblim). Atyre që u shpërngulën, u dëbuan nga vatrat e tyre, u munduan në rrugën Time, luftuan dhe u vranë, Unë do t'ua mbuloj veprat e këqija dhe do t'i shpie në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj, si shpërblim nga Allahu. Shpërblimi më i mirë është tek Allahu."* (3/195);
- *Mos i lakmoni ato gjëra, me anë të të cilave Allahu i ka bërë disa nga ju të dallohen mbi të tjerët: meshkujt do të kenë pjesë prej asaj që kanë punuar e po ashtu edhe femrat do të kenë pjesë prej asaj që kanë punuar. Kërkoni prej Allahut nga mirësitë e Tij. Vërtet, Allahu është i Dijshëm për çdo gjë.* (4/32)

- dhe "*Me të vërtetë që për myslimanët dhe myslimanet, besimtarët dhe besimtaret, të bindurit ndaj Allahut dhe të bindurat ndaj Allahut, të drejtët (të sinqertët) dhe të drejtat (të sinqertat), duruesit dhe durueset, të përulurit dhe të përulurat, mirëbërësit dhe mirëbëreset, agjëruesit dhe agjërueset, ruajtësit e nderit dhe ruajtëset e nderit, përkujtuesit e Allahut vazhdimisht dhe përkujtueset, pra, për të gjithë këta Allahu ka përgatitur falje dhe shpërblim të madh..*" (33/35)

kanë zbritur në përgjigje të kësaj pyetjeje.

Ajo fushë e shkencave kuranore që flet për shkaqet e zbritjes së Shpalljes Hyjnore, përbën një nga fushat e diturisë më të rëndësishme për të kuptuar dhe për të shpjeguar Shpalljen.

Një nga etapat më të rëndësishme në fushën e interpretimit qëndron në dallimin midis vargjeve që kanë për shkak vetëm ngjarjen historike nga njëra anë, dhe të vargjeve që përmbajnë implikime më të gjera, që vlejnë për të gjitha epokat, për të gjithë vendet dhe për të gjitha rrethanat, edhe pse mund të mos i referohen një ngjarjeje të posaçme.

### 10- Të jetosh me Kuranin

Kërkesat e vendosura nga Kurani për çdo mysliman dhe myslimane përmblidhen si më poshtë:

- një mysliman(e) duhet të besojë në Kuran;
- ai (ajo) duhet ta lexojë atë;
- ai (ajo) duhet të përpiqet për ta kuptuar atë;
- ai (ajo) duhet të veprojë në përputhje me mësimet e tij;
- ai (ajo) duhet të transmetojë mësimet e tij.

Sigurisht, jo gjithmonë është i mundshëm të kuptuarit e tekstit; megjithatë, myslimani duhet të përpiqet vazhdimisht për të studiuar dhe kuptuar domethënien

e Fjalës së Zotit. Vetë Kurani vë në dukje se leximi i thjeshtë ose përsëritja janë të pamjaftueshme.

Për t'i qëndruar besnik frymës së Kuranit, ai të fton për të menduar thellë dhe më pas për të vepruar në përputhje me Tekstin.

> - *Ky (Kuran) është një libër i bekuar, që Ne ta kemi zbritur ty (Muhamed), për të përsiatur mbi vargjet e tij dhe për t'u këshilluar me të mendimtarët.* [38 / 29]
> - *Vallë, a nuk përsiatin ata për Kuranin apo i kanë zemrat të kyçura?!* [47 / 24]
> - *Vallë, a nuk kanë medituar ata mbi Fjalën (Kuranin), apo atyre u ka ardhur ajo që nuk u kishte ardhur të parëve të tyre?* [23 / 68]

Për ta kuptuar mirë Kuranin, duke nisur nga studimi i tij, është i rekomandueshëm një qasje korrekte, linjat kryesore të së cilës janë:

- respektimi i parimeve themelore për një studim të frytshëm të Kuranit;
- të jesh plotësisht i bindur se bëhet fjalë për Fjalën e Zotit;
- të lexosh duke kërkuar vetëm pëlqimin dhe kënaqësinë e Zotit;
- të pranosh plotësisht rrugën e tij dhe të pajtohesh me të;
- të kërkosh strehim pranë Zotit, të kërkosh ndihmën e Tij për studimin e Fjalës së Tij dhe ta falënderosh e ta lavdërosh për të fituar bekimet e Tij;
- të përforcosh e të ruash praninë dhe përqendrimin e zemrës;
- të kesh përshtypjen se po e dëgjon Kuranin drejtpërdrejt nga Zoti;
- të jesh i ndërgjegjshëm për të qenë gjithmonë pranë Zotit;

- ta ndiesh se Kurani po të drejtohet ty;
- të përshtatësh një sjellje të hijshme dhe të pastrohesh nga jashtë e nga brenda;
- të reflektosh për Kuranin dhe të përpiqesh për ta kuptuar atë;
- të vlerësosh se çdo varg përmban një kuptim aktual dhe se ai nuk ka lindur nga një tregim i kohës së shkuar;
- ta lexosh krejtësisht Kuranin për të pasur një ide të përgjithshme për të;
- të shmangësh komentet e zgjatura kur je në fillim të Kuranit;
- të mësosh gjuhën e Kuranit;
- të reflektosh thellësisht mbi atë që ke lexuar dhe ta recitosh Kuranin në mënyrë të ngadalshme dhe të harmonishme (*tertîl*);
- të përpiqesh të hysh tërësisht në atë që studion;
- të kujtosh se si Profeti dhe Shokët e tij kanë pranuar Kuranin;
- të vlerësosh se çdo fragment i Kuranit i adresohet çdo personi që e lexon, e thotë ose e dëgjon;
- të parashtrosh një përgjigje të brendshme për vargjet kuranore dhe ta shprehësh atë duke lavdëruar Zotin dhe duke kërkuar faljen e Tij;
- ta recitosh çdo ditë Kuranin dhe ta mësosh atë përmendësh aq sa është e mundur;
- të përpiqesh për të jetuar me mësimet e Kuranit, meqenëse ai është rruga për të gjithë njerëzimin. Kjo përbën mjetin më të mirë për t'iu afruar Kuranit dhe për të përvetësuar kuptimin e tij. Gjithashtu, çdo mysliman(e) duhet t'i kushtohet respektimit të përditshëm të Profetit Muhamed (a.s.). Ai është njeriu më i afërt i Kuranit, ai që e ndiente dhe e kuptonte më mirë atë, sikurse thoshte për të gruaja e tij, Aishja: "*Profeti ishte shprehja e gjallë e Kuranit*".

## KRONOLOGJIA E JETËS SË PROFETIT (A.S.)

- Viti 570: Lindja e Muhamedit në Mekë. Rinia e tij është ajo e një jetimi të vetmuar.
- Viti 576: Pas vdekjes së nënës së tij, Amina, gjyshi i tij Abdyl Muttalibi u bë kujdestar i tij dhe, dy vjet më vonë, detyrën e kujdestarit e mori përsëri xhaxhai i tij, Ebu Tâlibi.
- Viti 582: Udhëtimi i parë tregtar në Siri i shoqëruar nga Ebu Tâlibi.
- Viti 595: Martesa me Hatixhen.
- Viti 595: Lind djali i tij i parë, Kasimi, i cili vdes në moshën dyvjeçare.
- Viti 605: Muhamedi ndihmon në rindërtimin e Qabesë.
- Viti 610: Engjëlli Xhebrail viziton Muhamedin në shpellën e Hira-s. Shpallja e vargut të parë kuranor: *Ikra* (Lexo!). Hatixhja, Aliu, Ebu Bekri dhe Zejdi u bënë myslimanë.
- Viti 613: Fillon shpallja publike e Islamit.
- Viti 615: Shpërngulja e parë (hixhreti) e një grupi myslimanësh në Abisini.
- Viti 616: Përndjekjet fillojnë. Muhamedi, familja dhe besnikët e tij u bojkotuan nga banorët e Mekës.
- Viti 619: Viti i hidhërimit: Hatixhja dhe Ebu Tâlibi vdesin. Predikimi i Muhamedit (a.s.) i drejtohet Taifit.
- Viti 621: Udhëtimi natën nga Meka në Jeruzalem (*el isrâ'*) dhe ngjitja përtej shtatë qiejve (*el mi'râxh*). Persekutimet dhe kërcënimet intensifikohen. Përgatitjet për nisjen në Jethrib.

▪ Viti 1H / 622: Profeti emigron dhe pritet në Medinë. Përpunohet një Kushtetutë e re për banorët e qytetit.

▪ Viti 2H / 623: Ndërrohet *Kibla.* Drejtimi i faljes nuk është më nga Xhamia Aksa e Jeruzalemit, por nga Qabeja, në Mekë. Besimtarëve u jepet leja për të luftuar me rezistencë. Beteja e Bedr-it, një fitore e madhe për myslimanët.

▪ Viti 3H / 625: Beteja e Uhud-it, myslimanët pësojnë disfatë.

▪ Viti 5H / 627: Beteja e Aleatëve (kështu quhet beteja e Hendekut): rrethimi i gjatë i Medinës u realizua nga dhjetëmijë kurejshitë.

▪ Viti 6H / 628: Marrëveshja e Hudejbije-s, pushim i përkohshëm i luftimeve midis Profetit (a.s.) dhe politeistëve.

▪ Viti 7H / 629: Letra të dërguara nga Profeti, Kisra-s, mbret i Persisë, perandorit të Bizantit, si dhe udhëheqësve të tjerë për t'i ftuar ata në Islam.

▪ Viti 8H / 629: Pushtimi i Mekës nga një ushtri e fortë, e përbërë nga dhjetëmijë myslimanë. Amnistia e përgjithshme dhe shkatërrimi i idhujve.

▪ Viti 10H / 632: Haxhillëku i fundit i Profetit (a.s.). Shpallja e plotë e Kuranit. Vdes Profeti (a.s.).

**Rinia e tij**

Muhamedi (a.s.) ishte mëshirë për njerëzimin. Ai ishte lajmëtari i fundit i Zotit dërguar njerëzimit, Vula e profetëve. Thirrja e tij ishte për unitetin e Zotit: *Lâ ilâhe il-lAllâh, Muhammedun resûl Allah* - s'ka zot tjetër përveç Allahut dhe Muhamedi është i Dërguari i Tij. E tillë ishte jeta e tij dhe i tillë ishte mesazhi i Islamit.

Muhamedi, i fundmi i profetëve, lindi në shkretëtirën e thatë të Arabisë, në vitin 570, afro gjashtëqind vjet pas Jezuit/Isait (a.s.), në qytetin e Mekës, që ndodhet në një luginë të thellë, i rrethuar nga një varg i dendur malesh të thepisura, të zymtë e të errët.



**Jetimi i vetmuar**

Muhamedi ishte jetim. Babai i tij vdiq para se ai të lindte. Për këtë arsye, ai u rrit me mundime në shkretëtirë sipas zakoneve arabe të asaj kohe. Kur mbushi gjashtë vjeç, i vdiq edhe nëna, Amina, në vitin 576. Që prej atij çasti ai u rrit nën kujdesin e gjyshit të tij, Abdul Muttalibit, kurse më vonë, nga xhaxhai i tij, Ebu Tâlibi.

Meka ishte një qytet i rëndësishëm dhe tepër i njohur, kryesisht ngaqë aty ndodhej Qabeja, faltorja e parë e ndërtuar nga njerëzimi në nderim të Zotit të Vetëm. Ajo u ndërtua rreth tremijë vjet më përpara nga profeti Ibrahim (a.s.), me ndihmën e të birit Ismâ'il (a.s.). Në këtë luginë të shkretë dhe të thatë, Ibrahimi, sipas vullnetit hyjnor, kishte lënë gruan e tij Haxhire me djalin e tyre Ismail (Shih: 2/127).

Pak nga pak, me kalimin e kohës, Meka u bë një qytet për pelegrinazh, si dhe një qendër kulturore dhe tregtare e rëndësishme, në të cilën kalonin karvanë të

mëdhenj që drejtoheshin për nga veriu, drejt Sirisë, kurse në jug, drejt Jemenit.

Muhamedi ishte një pasardhës i drejtpërdrejtë i Ibrahimit, nëpërmjet Ismailit, që i përkiste familjes fisnike dhe të shquar Benu Hâshim.

Si bari, Muhamedi ishte mësuar të ruante deshët dhe dhitë nën diellin përvëlues, nëpër kodra, rreth e qark Mekës: një forcë e njohur, me sa duket, për të gjithë ata që ishin destinuar për të bërë profeci.

## I denjë për t'i besuar

Në moshë të re, Muhamedi ishte i njohur sipas të gjithëve si: *El-Emîn* "i besueshmi; ai, tek i cili mund të mbështetesh", në saje të ndershmërisë së tij dhe të karakterit të tij fisnik. Xhaxhai i tij e donte shumë dhe e merrte me vete në Siri, kur shkonte për çështje pune. Kjo gjë i dha Muhamedit mundësinë që të mësonte se si të fitonte bukën e gojës si tregtar. Ai i drejtonte punët e veta me sukses. Edhe pse ishte relativisht i varfër, ndershmëria dhe natyra e tij bujare bënin që atë ta donin dhe të fitonte besimin e të gjithë atyre njerëzve që e njihnin.

Në këtë kohë, në Mekë jetonte një nga gratë më të nderuara. Ajo quhej Hatixhe. Muhamedi (a.s.) punoi për të e, kur mbushi moshën njëzet e pesë vjeç, ai mori nga ana e saj një kërkesë indirekte për martesë. Megjithëse ajo ishte më e madhe se ai dhe tashmë dy herë e mbetur vejushë, Muhamedi e pranoi ofertën e saj. Ata u martuan në vitin 595 dhe jetuan të lumtur. Ajo i dha dy djem dhe katër vajza: Kasimin, Abdullahin, Zejneben, Rukajën, Um Kulthûmin dhe Fatiman. Për fat të keq, dy djemtë vdiqën në moshë të vogël. Sidoqoftë, kjo ishte një martesë ideale dhe Muhamedi me Hatixhen jetuan së bashku një jetë të lumtur familjare.

## Guri i Zi

Shoqëria e Muhamedit, sikurse këshillat e tij të urta, ishin më shumë të preferuara nga të gjithë. Tregohet një herë, në kohën kur ishte duke u riparuar Qabeja për shkak të përmbytjeve të mëdha që kishin shkatërruar muret e saj, katër fiset kryesore të klanit Kurejsh po grindeshin për të ditur se cili mes tyre do të kishte nderin të rivendoste Gurin e Zi e të shenjtë. Kur sherri ishte në çastin që të shpërthente, një nga të moshuarit propozoi: "Personi i parë që do të hyjë, të jetë gjykatësi ynë!" Për gëzimin e tyre të madh, ata vunë re se i pari që u fut ishte Muhamedi. "Është *El-Emîn*-i, i ndershmi" - thërritën ata. Muhamedi (a.s.) u vu në dijeni të situatës dhe kërkoi t'i sillnin një copë pëlhurë. Ai vendosi Gurin e Zi mbi një copë pëlhure dhe u kërkoi anëtarëve nga secili fis që të mbanin një pjesë, në mënyrë që të ishin në gjendje për ta ngritur gurin. Pastaj ai e vuri atë vetë në vendin e tij. Kështu, me zgjuarsi ai mundi t'i japë fund kësaj grindjeje dhe shmangu, për më tepër, një rrezik për luftë.

Arabët e asaj kohe kishin cilësi të rralla. Ata ishin guximtarë, shpirtgjerë dhe të ndershëm; gjithashtu, shpesh ata gjendeshin të implikuar në grindje të vogla, ziheshin pa pushim, të gatshëm për të derdhur gjakun në rastin më të parë. Ata kishin pak respekt për njeriun e dobët, jetimin dhe vejushën dhe jepeshin vazhdimisht pas pijes dhe kotësisë. Për shkak të statusit të rëndësishëm që u jepej djemve, baballarët kishin zakonin e urryer që t'i varrosnin të gjalla vajzat e vogla, lindjen e të cilave ata nuk e dëshironin. Me një fjalë, në zanafillë të këtyre, gjendej politeizmi.

## Politeistët dhe idhujt

Politeizmi, kulti i idhujve, praktikohej në atë kohë, nga pothuajse shumica e popullsisë. Feja e përjetshme

e lënë si trashëgim nga Ibrahimi (a.s.) -adhurimi i një Zoti të Vetëm- prej kohësh ishte varrosur dhe harruar. Me kalimin e viteve, përreth 360 idhuj dhe statuja që përfaqësojnë zotër të rremë kanë qenë vendosur brenda dhe përreth Shtëpisë së Shenjtë (Qabesë). Ato ishin zbukuruar dhe shumë prej zotërve të rremë kishin emra femërorë si *Lât*, *Manât* dhe *Uzza*. Disa emra ishin të njerëzve të respektuar të kohës së Nuhut (a.s.), si *Uadd*, *Suvâ*, *Ja'ûq* dhe *Nesr*, të cilët ishin të hyjnizuar dhe adhuruar për shumë vite me radhë edhe pas vdekjes së tyre. Edhe besimtarët e Musait (hebrenjtë) dhe të Isait (të krishterët) ishin larguar nga monoteizmi fillestar i Ibrahimit dhe ishin ndarë në rryma dhe sekte.

Muhamedi (a.s.) ishte një personalitet i jashtëzakonshëm; ai nuk mori pjesë në asnjë prej praktikave politeiste. Ai shumë shpejt e bëri zakon të tërhiqej brenda në një shpellë të izoluar në rrethinat e malit që quhej Hirâ, jo larg nga Meka, për të pastruar zemrën e tij dhe për t'u lutur për zbulimin e së vërtetës. Me të vetmen zhurmë, atë të erës, zhytur në vetminë e tij, ai sodiste shenjat e universit.



### Profecia

Kjo ndodhi gjatë një nate të muajit të Ramazanit në moshën 40-vjeçare. I Lartmadhëruari thirri Muhamedin në shërbimin e tij. Atë natë, e njohur me emrin *Lejlet-ul Kadr*, "Nata e Caktimit ose Nata Fuqisë", Shpirti Besnik (engjëlli Xhebrail) zbriti me vendimin e Zotit dhe me një dritë për njerëzimin: Kuranin. Një kapitull i ri për botën po fillonte.

### Shpella

Hëna e bardhë, jo e plotë, po shkëlqente lart në qiell, kur papritmas, Muhamedi ndjeu praninë e dikujt. Në qetësinë e natës u dëgjua një zë: "Lexo!" Muhamedi mbeti i habitur. "Unë nuk di të lexoj" - u përgjigj ai.

Kur zëri përsëriti urdhrin, u duk sikur Toka zuri të dridhej: “Lexo!”- “Unë nuk di të lexoj.” E ndjeu veten të paralizuar nga frika, të pafuqishëm për të lëvizur. “Lexo”- përsëriti zëri që linte mbresë të thellë. “Çfarë të lexoj?” Pastaj, krejt papritur, ai e ndjeu veten të çliruar; koha dhe hapësira sikur mbetën pezull; qielli dhe toka të bëra njësh.

*“Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (gjithçka),*
*e krijoi njeriun nga një droçkë gjaku!*
*Lexo! Zoti yt është Bujari më i madh,*
*i Cili, me anë të penës ia mësoi,*
*ia mësoi njeriut ato që nuk i dinte.*” ( 96 / 1-5)

Këto ishin pesë vargjet e para të Kuranit të lavdishëm. Zëri ishte ai i engjëllit Xhebrail, Shpirtit Besnik dhe të Shenjtërisë, që iu dërgua Profetit të fundit të Zotit. Misioni i Muhamedit (a.s.), të Dërguarit të Allahut si bekim për të gjithë njerëzit, sapo mori udhë.



Profeti Muhamed (a.s.) sapo kishte marrë fjalët e para nga Zoti i tij në malin Hirâ. Kjo ndodhi në vitin 610. Ai zbriti me shpejtësi nga mali, me fytyrën që i ndrinte nga djersa dhe me zemrën që i rrihte shumë fort. Vargjet e Kuranit jehonin akoma në shpirtin e tij. Ç’lloj vizioni kishte qenë ai? Çfarë fjalësh ishin shqiptuar? Ai vrapoi drejt Hatixhes, duke thirrur fort: “Mbulomëni, mbulomëni!” Ajo ia ngrohu zemrën me dashuri, ndërsa ai i tregonte atë që sapo i kishte ndodhur. “Kam frikë se një e keqe më pret!” - i tha ai. “Asnjëherë, nga Zoti” - iu përgjigj gruaja e tij me besim. – “Zoti nuk ta do asnjëherë të keqen. Ti ke marrëdhënie të mira me familjen tënde, ti ndihmon të varfrit dhe nevojtarët, ti i pret të ftuarit e tu me bujari dhe ndihmon fatkeqët në rast nevoje”. (Përcjellë nga El-Buhâri)

Disa ditë më vonë, Hatixhja e çoi te kushëriri i saj,

një shkrues i ditur që e quanin Uaraka ibn Naufel dhe që e njihte mirë Torahun/Teuratin dhe Ungjillin/Inxhilin. Pasi Muhamedi përshkroi natën e famshme, burri i moshuar, pa hezitim, tha se kjo do të kishte qenë me të vërtetë një takim me engjëllin Xhebrail, pikërisht me atë që Zoti ia kishte dërguar Moisiut/Musait (a.s.): "Do të kisha shumë dëshirë të isha i ri, për të jetuar deri në kohën kur populli yt do të të përzërë" - i tha burri i moshuar (Përcjellë nga El-Buhâri).

Ai e dinte që Profeti i përmendur në Shkrimet e shenjta, kishte mbërritur.

Në këtë mënyrë filloi misioni i të fundmit të profetëve, i cili tani e tutje do të ndikonte në mbarë botën, duke shpallur një epokë të re në historinë e ndërgjegjes dhe të progresit njerëzor. Kështu lindi Islami.

## Fillimi

E para që i besoi Profetit ishte gruaja e tij, Hatixhja, e ndjekur menjëherë nga kushëriri i Muhamedit, Aliu, djali i Ebu Tâlibit, i cili jetonte me ta. Disa i kundërvihen me egërsi pranimit të misionit të Muhamedit, kurse disa të tjerë i hapin krejtësisht zemrat e tyre dhe e pranojnë thirrjen, si p.sh.: miku i afërt i Muhamedit, Ebu Bekri, shërbëtori i tij Zejd dhe shumë e shumë të tjerë. Pas një farë kohe, ndërsa Shpallja e vargjeve kuranore vazhdonte, Profetit Muhamed (a.s.) iu kërkua që të tregonte publikisht mesazhin e Islamit dhe të shpallte vargjet që i ishin zbuluar atij.

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit. Çdo lavdërim i përket Allahut, Zotit të botëve, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit, Sunduesit të Ditës së Gjykimit. Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë! Udhëzona në rrugën e drejtë! Në rrugën e atyre që u ke dhuruar mirësi e jo në të atyre që kanë shkaktuar zemërimin Tënd, as në të atyre që janë të humbur!* [ 1/1-7]

Një ditë, Profeti (a.s.) u ngjit në majë të Safas, një kodër e vogël pranë Qabesë, dhe i foli popullit të tij, banorëve të Mekës. Ndërsa ata mblidheshin përreth tij, e pyetën se cila ishte arsyeja e ardhjes. Muhamedi iu përgjigj:

"Më thoni, o njerëz të Mekës, në qoftë se unë do t'ju thosha se shikoj një ushtri që drejtohet kundër nesh, nga ana tjetër e kodrës, ju do të më besonit mua?

- Sigurisht, - iu përgjigjën të gjithë, - sepse ne kemi besim tek ty, ti nuk gënjen kurrë.

- Atëherë, - tha më tej Muhamedi, - mësojeni se unë jam i dërguar dhe po ju njoftoj një ndëshkim të tmerrshëm... Allahu më ka kërkuar që t'ju paralajmëroj, ju që jeni të afërmit e mi dhe t'ju them se unë s'mund t'ju garantoj të mira në Tokë ashtu dhe në qiej."

Duke dëgjuar këtë gjë, turma e njerëzve u bë e heshtur nga habia e madhe. Ndërsa ata qëndronin të palëvizur nën diellin përvëlues, Ebu Lehebi, xhaxhai i Profetit (a.s.), bërtiti: "Vdeksh ti!" Dhe të gjithë kthyen kurrizin e u zhdukën, duke e lënë Muhamedin vetëm.



**Mospranimi**

Banorët e Mekës i dëgjuan këto fjalë të reja si thirrje për t'iu nënshtruar Zotit, për të hyrë në Islam. Por mosmarrëveshjet u shfaqën menjëherë. Shumë vetë nuk e pranuan të vërtetën ndriçuese. Pas shumë vjet njohjeje me mirësinë dhe mëshirën e Muhamedit, ata zunë ta përbuznin, ta vinin në lojë, madje ta trajtonin si të çmendur. Megjithëkëtë, asnjëherë Muhamedi nuk iu përgjigj përbuzjes me përbuzje. Ai e kishte zakon të thoshte:

> *Ai që beson në Allah dhe në Ditën e Fundit, duhet të nderojë fqinjin e tij. Ai që beson në Allah dhe në Ditën e Fundit, duhet të thotë të mirën ose të heshtë.* (Përcjellë nga El-Buhâri).

Asgjë nuk e ndalte. Ai vazhdonte qetësisht t'i ftonte bashkëqytetarët e tij në parimin bazë të Islamit: se nuk ka Zot tjetër veç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Tij.

*Thuaj: "Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm! Allahu është Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim. Ai as nuk lind, as nuk është i lindur. Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Atë!"* [112 / 1-4]

Sa më shumë që Muhamedi i kërkonte popullit të tij që t'i bindej Zotit të Vetëm, aq më shumë udhëheqësit e fiseve të ndryshme ia plasnin shpirtin:

*A mos kërkon ai që të gjithë zotat t'i bëjë një Zot? Vërtet që kjo është një gjë e çuditshme!"* [38 / 5]

Ajo që i çudiste më shumë ishte se këto fjalë të padëgjuara e të jashtëzakonshme -vargjet e Kuranit- vinin nga një njeri që ata e dinin se ishte i pashkolluar. Asnjëherë Muhamedi (a.s.) nuk kishte mësuar të lexonte ose të shkruante; pak arabë ishin në gjendje për këtë gjë në atë kohë. Atëherë, si është e mundur që këto fjalë, të pangjashme me asgjë tjetër përsa i përket ndërtimit të tyre, mund të dilnin nga goja e tij?

Udhëheqësit e fiseve më të fuqishme të klanit Kurejsh në Mekë, u bënë edhe më të paduruar. Gjatë një mbledhjeje tjetër, ata vendosën t'i kërkonin Ebu Tâlibit, xhaxhait dhe mbrojtësit të Profetit (a.s.), që të përpiqej për ta ndaluar Muhamedin në ushtrimin e misionit të tij, që u kërkonte njerëzve të hiqnin dorë nga zakonet dhe feja e baballarëve të tyre.

Kur Muhamedi e dëgjoi këtë gjë, u emocionua shumë, sepse ai ndiente shumë dashuri dhe dhembshuri për xhaxhanë e tij, mirëpo përgjigjja e tij ishte e qetë dhe e pastër:

*"Për Allahun! Nëse ata vendosin Diellin në dorën time të djathtë dhe Hënën në dorën time të majtë, unë kurrë nuk do ta braktisja misionin, gjersa Allahu të më japë fitoren ose deri në vdekjen time."*

Dalëngadalë dhe një e nga një, numri i myslimanëve, të udhëhequr nga Profeti i dashur rritej. Grupi i parë i besimtarëve ndoqi rrugën e së vërtetës dhe të bindjes. Dashuria e tyre për të vërtetën shkëlqente duke ndriçuar shoqërinë e zbehtë pagane të asaj kohe. Kërkimi i të mirave materiale - objektivi kryesor dhe qëllimi i të gjithave ambicieve në botë - u zëvendësua me kërkimin e dritës dhe urtësisë së përjetshme.

"Cilitdo që kërkon rrugën e diturisë, Allahu do t'ia lehtësojë rrugën e Xhenetit" ka thënë Profeti (a.s.). (Përcjellë nga Muslimi)



Myslimanët ishin objekti i përndjekjeve qysh në hapat e para të Islamit. Ata që ishin të varfër, ata që kishin pak të holla dhe jo status shoqëror, vuanin shumë më egërsisht se të tjerët. Ata viheshin në lojë dhe talleshin dhe, kur kjo gjë nuk mjaftonte, jobesimtarët kishin të drejtën e përdorimit të sulmeve dhe të torturave fizike. Ata qëllonin me gurë dhe me ndyrësira. Bilalin, një skllav zezak nga Abisinia, i cili kishte pranuar fenë islame, e lidhën me litar në rërën përvëluese me urdhër të pronarit të tij, ndërkohë që i vendosnin gurë të mëdhenj mbi gjoks. "Ku është Zoti yt, tani?"- e pyesnin atë, duke u tallur. Mirëpo asnjë torturë nuk mund ta trondiste besimin e tij.

Në vitin 615, disa qindra myslimanë arritën të largoheshin nga Meka, duke braktisur shtëpitë e tyre dhe kërkuan strehë në Abisininë fqinje (Etiopia e sotme), tokë e krishterë. Në Abisini jetonte një mbret i drejtë dhe tolerant, i cili u dha strehë myslimanëve gjatë vitit të pestë të ushtrimit të misionit të Muhamedit (a.s.). Ata që s'ikën dot, iu nënshtruan përndjekjeve shumë

më të dhunshme, mirëpo asnjëherë besimtarët nuk hoqën dorë nga Islami.

## Bojkoti

Një taktikë e re ishte caktimi i një vendi nga udhëheqësit e Mekës. Profeti dhe Shokët e tij ndiqeshin dhe detyroheshin të jetonin në një vend të izoluar të qytetit. Asnjë zahire nuk u shkonte dhe ata vuanin nga uria dhe etja për periudha të gjata kohe, nuk hanin pothuajse asgjë gjatë shumë ditëve, madje gjatë shumë javëve. Kjo bllokadë filloi në vitin e shtatë të Shpalljes Hyjnore dhe zgjati tre vjet me radhë. Megjithatë, me ndihmën e Zotit, disa persona vullnetmirë midis përndjekësve nuk mund ta duronin më tej këtë sjellje antinjerëzore. Situata ndryshoi disi dhe bllokada u hoq më në fund.

Njerëzit sërish mundën të respektojnë dhe të dëgjojnë Profetin (a.s.). Ky ishte një burrë i pashëm, me shtat mesatar, me flokët dhe mjekrën të zezë. Dhëmbët e tij shkëlqenin kur buzëqeshte. Por mbi të gjitha ishte karakteri i tij, sjellja e tij vetjake që të bënin përshtypje të madhe. Fjalët e tij ishin gjithmonë plot këshilla e mençuri. Zakonet dhe traditat e shoqërive fisnore të Arabisë u tronditën dhe u rivlerësuan në dritën e frymës së çuditshme të mësimeve ti tij. Njëherë ai tha:

> "*Ndihmoje vëllanë tënd, qoftë kur është i drejtë ose i padrejtë.*"

Një burrë pyeti:

- O i Dërguar i Allahut! Unë mund ta ndihmoj në qoftë se është i drejtë, por si mund ta ndihmoj në qoftë se është i padrejtë?

Ai u përgjigj:

> - *Mos e lër të bëjë padrejtësi, kështu do ta shprehësh ndihmën tënde për të.*"

*(Përcjellë nga El-Buhâri)*

Mirësjellja dhe dhembshuria e Muhamedit ishin të pakrahasueshme. Shpesh, kur ai kalonte para një grupi fëmijësh, ai u përkëdhelte kokën dhe ndonjëherë zinte dhe luante bashkë me ta. Ai thotë:

> *"Vërtet që tek Allahu gjenden njëqind mëshira dhe vetëm njërën prej tyre Ai e ka zbritur midis xhindeve, njerëzve, kafshëve dhe insekteve. Nëpërmjet saj ata duhen dhe i bëjnë mirë njëri-tjetrit dhe nëpërmjet saj egërsira e do të voglin e vet. Kurse nëntëdhjetë e nëntë mëshirat e tjera Allahu i ka ruajtur për t'u bërë mirë robërve të Tij në Ditën e Gjykimit"*
>
> *(Përcjellë nga El-Buhâri dhe Muslimi)*

Ai i dha një vend të nderuar gruas në shoqëri, gjë që ishte e paimagjinueshme për kohën, duke i garantuar asaj të drejta dhe liri që nuk gjenden në asnjë vend tjetër. "*Xheneti ndodhet në këmbët e nënave*", thotë Profeti (Përcjellë nga El-Buhâri dhe Muslimi). Mirëpo pjesa më e madhe ngulnin këmbë në injorancën e tyre dhe vazhdonin të mos i pranonin ato.



## Viti i hidhërimit

Kjo ndodhi në vitin e dhjetë të Shpalljes, më 619, kur Muhamedi (a.s.) u hidhërua më tepër se kurrë në jetën e tij: xhaxhai i tij Ebu Tâlibi, i cili e kishte mbështetur dhe mbrojtur, u nda nga jeta. Kjo humbje e madhe u pasua shumë shpejt nga vdekja e gruas së tij të dashur, Hatixhja.

Me humbjen e këtyre dy mbështetjeve të rëndësishme, politeistët menduan se më në fund Profeti (a.s.) ishte thyer në mënyrë përfundimtare. Profeti, edhe pse ishte shumë i pikëlluar nga humbja e dy njerëzve të dashur për të, iu fut punës në kërkim të mbështetësve, për t'i mbrojtur pasuesit e tij nga banorët e Mekës.

Ai vendosi që të shkonte në Taif, një qytet që ndodhej në lindje të Mekës, duke bërë tri ditë rrugë (njëqind e njëzet kilometra, në rrugën e Jemenit). Ai nuk vuri në dijeni asnjë njeri tjetër, përveç Zejdit që e shoqëroi. Mirëpo populli i Taifit e kundërshtoi atë që kishte shkuar për të shpallur mesazhin e Islamit dhe e përzuri egërsisht, duke e qëlluar me gurë dhe duke e gjakosur. "...*Përse ky Kuran nuk i është zbritur ndonjë njeriu të rëndësishëm në një nga këto dy qytete?*" [43 / 31], kundërshtonte paria e këtij qyteti.

Gjatë rrugës së kthimit për në Mekë, engjëlli Xhebrail e takoi Profetin (a.s.) dhe i tha:

"Zoti më ka ngarkuar që të ndëshkoj banorët e këtij qyteti për të keqen që të kanë bërë."

"*Më mirë tregoju rrugën e drejtë, sepse ata nuk e dinë*", iu përgjigj Profeti.

Në këtë kohë vështirësish të mëdha, Profetit iu dha nderi më i madh nga Zoti i Tij i Lartmadhëruar, Udhëtimi i mrekullueshëm i natës.



## Udhëtimi i natës

Në vitin 621, gjatë asaj nate tepër të çuditshme që quhet "Nata e *Isrâ*-s dhe *Mi'râxh*-it", engjëlli Xhebrail e gjeti Muhamedin (a.s.) dhe e zgjoi. Ai e ftoi që t'i hipë një kafshe me emrin *Burâk*. Papritur, Profeti lëvizi me shpejtësinë e dritës deri në Xhaminë Aksâ, në Jeruzalem. Aty, në këtë vend të shenjtë, në zemër të Jeruzalemit, Muhamedi (a.s.) takoi një kuvend profetësh të së kaluarës dhe drejtoi lutjen e tyre të zakonshme. Pastaj, engjëlli Xhebrail e mori dhe e ngjiti përtej shtatë qiejve që ai të jetë dëshmitari i mistereve të padukshme të universit, si dhe që të arrijë të sodisë disa shenja të Zotit të tij.

Sipas Traditës (Sunetit), Profeti thotë:

"*Kur depërtoja nëpër qiellin më të ulët, unë pashë një njeri të ulur, ndërsa para tij kalonin shpirtrat e burrave dhe të grave. Për atë në të djathtë të tij, ai buzëqeshte e*

*thoshte: 'Një shpirt i mirë i nxjerrë nga një trup i mirë', kurse për tjetrin në anën e majtë të tij, ai ngrysej dhe thoshte: 'Një shpirt i keq i nxjerrë nga një trup i keq'. Unë thashë: "Kush është ky, o Xhebrail?' 'Është Ademi, kurse njerëzit në të djathtë dhe në të majtë të tij janë pasardhësit e tij. Ata në të djathtë janë banorë të Xhenetit, kurse ata në të majtë janë banorë të Xhehenemit.*" (Përcjellë nga El-Buhâri dhe Muslimi)

Më pas, Muhamedi (a.s.) dhe engjëlli Xhebrail u ngjitën përmes qiejve të tjerë, duke takuar profetë të tjerë: Isanë, Jahjanë, Jusufin, Harunin dhe Musanë (paqja qoftë me ata), derisa mbërritën më në fund në qiellin e shtatë. Aty ishte një njeri i ulur në një fron në derën e banesës së përjetshme.

*"Kurrë nuk kisha parë një njeri që më ngjante aq shumë,- tha Profeti. Ky ishte babai im, Ibrahim..."*
*(Përcjellë nga Muslimi dhe Ibn Ishaku)*



Pastaj Xhebraili iu shfaq përsëri Profetit me të gjithë dritën dhe shkëlqimin e tij engjëllor. Ata kishin prekur *Sidra-tul Muntehâ*-n, Lotusin e skajit më të largët, në qiellin më të lartë, rrethuar me ngjyra të çuditshme, krejtësisht të papërshkueshme:

*Zemra (e Muhamedit a.s.) nuk gënjen për atë që ka parë. Vallë, a do ta kundërshtonit atë për çfarë ka parë, ndërkohë që ai e ka parë atë (Xhebrailin në formën e tij të plotë) edhe një herë tjetër, te Sidretul Muntehaja, ku ndodhet Xheneti-strehim, kur Sidrën çfarë nuk e mbulonte (prej engjëjve, dritës dhe mrekullive të Allahut)?! Shikimi i tij nuk u shmang dhe as nuk e kaloi masën, por ai pa vërtet disa nga mrekullitë më madhështore të Zotit të tij!* [53/11-18]

Muhamedi (a.s.) u ngjit në zenit të botës qiellore. Kjo ndodhi gjatë asaj nate, kur ai mori nga Allahu i Lartmadhëruar ritualin suprem të trupit dhe të shpirtit, shtyllën e dytë të Islamit: pesë lutjet e përditshme dhe diçka që nuk i ishte dhënë ndonjë profeti tjetër para tij: botën e tërë si një hapësirë për t'u falur në shenjë nderimi dhe bekimi për të gjithë myslimanët. Kjo ishte *El-Isrâ' uel-Mi'raxh*, Udhëtimi natën dhe Ngjitja [surja 17 dhe surja 53].

## Shpërngulja

Gjatë kthimit të Profetit (a.s.), pasi kishin dëgjuar tregimin për udhëtimin e çuditshëm, mosbesuesit përfitojnë nga kjo mundësi për ta tallur sërish Muhamedin. Ata e kishin trajtuar atë si të çmendur, fallxhor, poet dhe tani e trajtonin si gënjeshtar. Përndjekjet u keqësuan dyfish, kurse jeta u bë gjithnjë e më shumë e padurueshme për Profetin dhe Shokët e tij. Ata vazhdimisht ishin në rrezik dhe vendosën kështu që të përgatiteshin për të braktisur në heshtje Mekën.



## Në Medinë

Banorët e qytetit të Jethribit (rreth 500 km larg Mekës), të cilët tashmë kishin pranuar fenë islame, i hapën dyert e shtëpive të tyre për mërgimtarët e besimit, duke u uruar mirëseardhjen të gjithë myslimanëve që dëshironin të jetonin të sigurt në qytetin e tyre. Ata donin në mënyrë të veçantë që Profeti (a.s.) të sillte paqen në qytetin e tyre, i cili vazhdimisht gërryhej nga brenda prej grindjeve të fiseve. Profeti (a.s.) pranoi. Ky mërgim u quajt *el-Hixhrah*, shpërngulja, Hixhreti. Ky ishte një moment vendimtar në historinë e Islamit, momenti i fillimit të kalendarit islam, i lindjes së Shtetit të parë islam; Jethribi u quajt *Medînet-un Nebijj* "Qyteti i Profetit".

Muhamedi, i Dërguari i Zotit, pas trembëdhjetë vjet prej thirrjes së Islamit dhe pasi kishte vuajtur shumë prej përndjekjeve të arabëve paganë, e braktisi qytetin e Mekës i shoqëruar nga shoku i tij i ngushtë, Ebu Bekri dhe u nis për atje ku i kishin ofruar paqen dhe sigurinë, në qytetin e Medinës.

Në këtë mënyrë nisi etapa e dytë, shumë e rëndësishme e misionit dhe e jetës së Muhamedit (a.s.), në vitin 622, në vitin 1 të Hixhretit.

## Kushtetuta e parë

Në qytetin e Medinës, Profeti (a.s.) u bë kryetari i shtetit. Aty Islami arriti të lulëzojë duke bërë të mundur lindjen e një rendi të ri shoqëror. Piedestali i tij ishte xhamia. Aty u zhvillua gjithashtu vizioni islam i paqes ndërmjet popujve të ndryshëm të botës pa dallim feje dhe race, sepse me të vërtetë aty mori formë Kushtetuta e parë dhe Karta e të drejtave dhe lirive njerëzore, e cila nuk kishte ekzistuar asnjëherë më parë.



Ajo i garantonte çdo qytetari lirinë, sigurinë dhe drejtësinë.

1. Liria e ndërgjegjes dhe e kultit për myslimanët dhe jomyslimanët njëlloj.
2. Siguria dhe mbrojtja ndaj çdo kërcënimi apo sulmi që vjen nga jashtë.
3. Dënimi dhe shfuqizimi i të gjitha praktikave të pamoralshme.

Karakteristika themelore e kësaj shoqërie të re ishte përdëllimi. Makutëria dhe egoizmi u zëvendësuan nga dhembshuria dhe kujdesi për të gjitha qeniet e gjalla. Profeti (a.s.) thotë:

> “*Të bësh drejtësi mes dy vetave është një lëmoshë; të ndihmosh një njeri të ngjitet në kalë dhe t’i ngresh barrët është një lëmoshë; t’i përgjigjesh një pyetjeje me butësi është një lëmoshë; të heqësh atë që përbën*

*rrezik në udhën e njeriut (si gjemba ose gurë) është një lëmoshë; t'i buzëqeshësh vëllait është lëmoshë."* (Përcjellë nga El-Buhâri dhe Muslimi)

Një ditë, një njeri takoi Profetin (a.s.) dhe iu lut që t'i jepte disa desh. Ai ishte duke kullotur një numër të madh bagëtish midis dy kodrave dhe urdhëroi t'ia jepnin menjëherë sa donte. Kur ai njeri u kthye në fshatin e tij, ai thotë:

"O njerëzit e mi, përqafojeni Islamin, sepse me Allahun, Muhamedi jep kaq shumë." (Përcjellë nga Muslimi)

Aty, në Medinë, dy shtylla të tjera të Islamit u vendosën. Iu kërkua myslimanëve të paguanin zeqâtin, taksë shoqërore për t'u ardhur në ndihmë të varfërve dhe nevojtarëve (2/177; 9/60), dhe për të praktikuar agjërimin e muajit të Ramazanit, *es-sijâm* (2/183-187). Gjatë kësaj kohe, Profeti (a.s.) u martua përsëri. Atë e kishin kërkuar gra të shumta, por, me përjashtim të Aishes, bashkëshortet e tij ishin përgjithësisht vejusha ose gra të divorcuara. Megjithatë, ai ruajti përgjithmonë në zemrën e tij një vend të veçantë për Hatixhen, gruan e parë, shoqen e tij të shtrenjtë.

## Njerëzit e Librit

Në rrethinat e qytetit të Medinës jetonin gjithashtu edhe disa fise çifute. Myslimanët tanimë ndienin një lloj afërsie me këta "njerëz të Librit", të cilëve mbërritja e një profeti u ishte lajmëruar në Torah/Teurat. Zoti i kishte thënë Mûsâ-it:

"Do të bëj midis vëllezërve të tyre një profet të ngjashëm me ty dhe do t'i vendos në gojë fjalët e Mia, dhe ai do t'u thotë atyre gjithçka që unë do t'u kërkoj." [Deuteronomi 18/18]

Po kush ishin në Testamentin e Vjetër vëllezërit e bijve të Izraelit, përveçse bijtë e Ismailit? Po kush tjetër do të mund të ishte Profeti që ngjante me Musanë? E

kush pra do t'i ngjante atij më shumë sesa Muhamedi (a.s.)? Dhe sipas fjalëve të Jezusit, profecia ishte kryer:

"Në qoftë se unë nuk do të iki, Parakleti, Ngushëllimtari, kurrsesi nuk mund të vijë tek ju, mirëpo në qoftë se unë do të largohem, do t'jua dërgoj...

Ai do t'ju udhëheqë drejt së Vërtetës; sepse ai nuk do të flasë kurrë për veten e tij, por do të tregojë vetëm atë që do të dëgjojë"[Gjoni: 16/17 dhe 16/13]

Deri në atë kohë myslimanët ishin lutur gjithmonë në të njëjtin drejtim (*kibla*) sikurse njerëzit e Librit, që binte drejt qytetit të shenjtë të Jeruzalemit.

Besimtarëve tanimë iu kërkua që të ktheheshin në drejtim të Mekës, nga Qabeja [2/144-150].

Ky ndryshim në lidhje me drejtimin e lutjes, ishte simboli i dallimit dhe i nderimit që iu bë komunitetit të ri të myslimanëve: umetit islam. Myslimanët, duke pasur besimin fillestar të Ibrahimit, u kthyen në mënyrë të natyrshme nga Shtëpia e parë që ky ndërtoi për Zotin.



### Leja për të luftuar

Të pakënaqur nga ky ndryshim nuk ishin vetëm njerëzit e Librit (disa çifutë në të vërtetë e kishin marrë argumentin e drejtimit nga Jeruzalemi për të sugjeruar se Muhamedi nuk kishte tjetër mundësi veçse të ndiqte *kibla*-n e tyre dhe për të thënë se kjo gjë provonte faktin se feja e tyre ishte më e lartë), por edhe udhëheqësit e qytetit të Mekës, për të cilët ndryshimi i *kibla*-s paraqiste një kërcënim, pasi ata pretendonin të drejtën e të qenit mbrojtësit e Qabesë.

Këta të fundit vazhdimisht ishin të vendosur për ta eliminuar komunitetin e ri mysliman, ndaj përgatitën një sulm kundër Medinës. Këtë radhë, më në fund, pas shumë vitesh persekutimesh dhe torturash, Zoti dha lejen për t'u mbrojtur:

> *U lejohet (lufta) atyre që janë sulmuar, ngase u është bërë padrejtësi dhe Allahu, me të vërtetë, është i Fuqishëm që t'i ndihmojë.* [22/39]



## Beteja e Bedrit

Përfundimi ishte beteja e Bedrit, e cila u zhvillua në vitin 623, gjatë vitit të dytë të Hixhretit, në muajin e Ramazanit. Ushtria e Mekës e përbërë nga mijëra burra - tre herë më shumë se kundërshtari i saj - sulmoi ushtrinë e vogël të myslimanëve. Mirëpo, me Vullnetin hyjnor, përfundimi i kësaj beteje ishte një fitore madhështore e myslimanëve. Disa udhëheqës të Mekës, të cilët kishin persekutuar myslimanë, u vranë, kurse të tjerët u burgosën duke paguar kështu një çmim të lartë. Për herë të parë në histori, të burgosurve të luftës u jepej ushqim dhe mbrojtje po aq sa edhe rrëmbyesve të tyre, si dhe një trajtim i njerëzishëm. Kjo betejë ishte përcaktuese: forca dhe guximi i besimtarëve myslimanë lanë pa mend kundërshtarët e tyre të Mekës bashkë me aleatët, edhe pse këta ngulmonin për ta shkatërruar Islamin.

Betejë pas beteje, myslimanët arritën të provojnë se ata mund t'i rezistonin çfarëdolloj sulmi. Megjithatë, ata arritën t'i shpëtonin kur duhet një shpartallimi vitin që vijoi, në kohën e betejës së Uhudit, që u dha kurejshëve idenë për t'i sulmuar dhe për t'i shfarosur njëherë e përgjithmonë. Këta të fundit komplotuan me disa beduinë, me disa fise çifute, si dhe me disa hipokritë që jetonin në Medinë.

Kjo ndodhi gjatë vitit të pestë të Hixhretit, kur një ushtri me më shumë se dhjetëmijë vetë u drejtua për në Medinë. Mirëpo myslimanët ishin të gatshëm për t'u mbrojtur. Sipas këshillave të Selman Farisiut, ata kishin gërmuar hendekë të gjerë rreth e rrotull qytetit. Vetë Profeti mori pjesë në përgatitjet.

Pas një muaji të gjatë rrethimi, kundërshtarët nga Meka gjithmonë e më shumë po dështonin për të depërtuar brenda qytetit e për këtë arsye filluan ta humbasin qetësinë. Pak nga pak mosbesimi zuri të përhapej midis radhëve të forcave aleate. Si pasojë e grindjeve që shpërthyen mes tyre, si dhe nga kushtet e

vështira atmosferike, ata zunë të mblidhnin çadrat e tyre dhe u tërhoqën më në fund.

### Marrëveshja e Hudejbijjes

Kjo ishte një fitore e madhe për Islamin. Qyteti i Medinës nuk u sulmua më kurrë. Një vit më pas, i gjashti pas Hixhretit, u dekretua një armëpushim midis udhëheqësve të Mekës dhe Profetit (a.s.), megjithëse kushtet e tij ishin pa asnjë dyshim në favor të Kurejshëve. Kjo u quajt marrëveshja e Hudejbijjes.

Periudha e paqes që vijoi më pas u dha mundësi jomyslimanëve të shumtë që të shikonin vetë mirësitë e mënyrës së jetesës islame. Për këtë arsye, një numër shumë i madh nga Meka, si dhe pjesëtarë të fiseve të ndryshme, përqafuan Islamin.

### Thirrje udhëheqësve



Gjatë kësaj kohe, Profeti (a.s.) u dërgoi letra qeveritarëve të shumtë midis të cilëve edhe perandorëve të dy superfuqive të kohës, Persisë dhe Bizantit, duke i ftuar ata në Islam. Perandori Herakli ishte duke udhëtuar në Jeruzalem kur mori letrën që mbante vulën e Profetit. Ai lexoi: “Nga ana e Muhamedit, i Dërguari i Allahut, Herakliut, perandorit të Bizantit! Paqja qoftë me atë që ndjek udhën e vërtetë. Unë të ftoj në Islam. Pranoje atë e do të kesh paqe e mbarësi, ndërsa Zoti do të ta shpërblejë dyfish. Nëse ti nuk e pranon, gjynahet e njerëzve të tu do të bien mbi ty.”

[Përcjellë nga El-Buhâri]

Dhe letra përfundonte me një paragraf nga Kurani:

*“Thuaj: “O ithtarët e Librit, ejani të biem në një fjalë të përbashkët mes nesh dhe jush: se do të adhurojmë vetëm Allahun, se nuk do t’i shoqërojmë Atij asgjë (në adhurim) dhe se njëri-tjetrin nuk do ta mbajmë për zot, në vend të Allahut!” Nëse ata nuk pranojnë,*

*atëherë thuaju: "Dëshmoni se ne i jemi nënshtruar Allahut!""* [3/64]

Edhe pse perandori e kuptoi se ishte fjala për Profetin e lajmëruar nga Shkrimet e Shenjta, ai u ndje i detyruar nga besnikëria kundrejt udhëheqësve dhe oborrtarëve të tij, të mos e pranonte Mesazhin.

## Çlirimi i Mekës

Gjatë kësaj kohe, në Arabi, forca e Islamit rritej me shpejtësi. Dy vjet pas marrëveshjes së arritur me kundërshtarët nga Meka, kushtet e së cilës shkeleshin vazhdimisht nga Kurejshët, Profeti (a.s.) vendosi të marshojë për në Mekë me një ushtri të përbërë me afro dhjetë mijë vetë.

Ajo çka ndodhi atëherë qe një fakt i paharrueshëm në historinë e fitoreve fetare. Profeti (a.s.) e pushtoi qytetin pa derdhur praktikisht asnjë pikë gjaku. Ai e kapërceu portën e qytetit i hipur në devenë e tij, me kokën ulur në shenjë përulësie, ndërsa të gjithë armiqtë e vështronin. Për çudinë e tyre të madhe, ai i fali të gjithë ata që ishin armiqtë më të mëdhenj dhe shpalli një amnisti të përgjithshme. Kjo ishte dita e fitores dhe kapitulli i fundit i jetës së Profetit po fillonte.

Kështu përfundoi fitorja e Mekës. Armiqtë e Islamit u dorëzuan dhe njëkohësisht u falën me shpirtmirësi. Dëshmitarë të kësaj mëshire dhe dhembshurie të Profetit (a.s.), banorët e qytetit të Mekës e përqafuan pa hezitim Islamin. Profeti hyri në sallën e Qabesë ku gjendeshin treqind e gjashtëdhjetë idhuj e statuja që paraqisnin perënditë e gënjeshtërta përpara të cilave arabët faleshin dhe që i adhuronin prej shumë kohësh. Një e nga një, me urdhër të Profetit, idhujt u shkatërruan. Kjo u dha fund simboleve të idhujtarisë në Gadishullin Arabik.

Më në fund, Qabeja, e ngritur nga Profeti Ibrahim dhe nga djali i tij i parë Ismail, u pastrua dhe iu kushtua

adhurimit të Zotit të Vetëm, Allahut, Zotit të Botëve.

"*Allahu është Ai që e ka çuar të Dërguarin e Vet me udhërrëfimin dhe fenë e së Vërtetës, për ta ngritur atë më lart se të gjitha fetë, edhe nëse nuk e pëlqejnë idhujtarët*" [61/9]

Kjo tani do të thoshte se kishte njëzet e një vjet që Profeti kishte nisur t'i kërkonte njerëzimit që të njihte Zotin e Vetëm dhe se zbulimi kishte filluar. Misioni i Muhamedit (a.s.) po arrinte fundin e tij.

Ai vendoset në Medinë, e cila bëhet kryeqyteti i botës së re myslimane. Nga e gjithë Arabia vinin delegacione për te Profeti (a.s.) për të përqafuar Islamin. Për më tepër, ai dërgoi grupe besimtarësh në vende dhe në provinca të ndryshme, duke u bërë thirrje banorëve të tyre që të përqafonin Islamin.

Megjithatë, edhe pse ishte në krye të të gjithë Arabisë dhe të viseve përqark, Muhamedi (a.s.) vazhdoi të jetonte si një shërbëtor i përulur i Zotit. Ai ishte mësuar t'i rregullonte këpucët e veta, të qepte rrobat e veta e t'i shërbente familjes së tij thjeshtësisht.



### Haxhillëku i lamtumirës

Ky ndodhi në shekullin e VII, dhjetë vjet pas Hixhretit; Profeti po i afrohej fundit të jetës së vet në këtë Tokë. Ky ishte ai vit gjatë të cilit ai kreu haxhillëkun, shtyllën e pestë të Islamit. Nën diellin përvëlues, nëpër rrafshinat e Arafatit, Profeti Muhamed (a.s.) dha predikimin e tij të fundit:

*"O njerëz! Dëgjoni me vëmendje fjalët e mia dhe kuptojini ato, sepse unë nuk e di nëse do të mund t'ju takoj më në këtë vend pas një viti.*

*O njerëz! Gjaku juaj, pasuritë tuaja dhe nderi juaj duhet të jenë gjëra të shenjta njëlloj si kjo ditë e shenjtë, në këtë muaj të shenjtë dhe në këtë territor të shenjtë, gjersa ju të takoni Zotin tuaj! Ju do të*

*shkoni padyshim, që të takoni Zotin tuaj dhe do të pyeteni për veprimet tuaja. Jini vigjilentë, pra! A jua kam sjellë me besnikëri Mesazhin? O Zot, qofsh Dëshmitar!*

*Kushdo që merr diçka në mirëbesim, le t'ia kthejë sërish atij që ia kishte lënë në besim. Mos tërhiqni asnjë interes në të holla të marra hua, siç bënim kur ishim të paditur; por ju do të keni të drejtë mbi kapitalet tuaja; mos u bëni as shtypës, as të shtypur... E drejta e gjakmarrjes së kohës së padituriѕë është zhdukur dhe të vdekurit e saj nuk do të shpaguhen...*

*O njerëz! Djalli ka humbur çdo shpresë për t'u adhuruar në tokat tuaja. Megjithatë, ai do të kërkojë që t'ju mashtrojë për shkak të punëve tuaja të vogla. Jini vigjilentë, pra nga ai për sigurinë e besimit tuaj... A jua kam përcjellë me besnikëri Mesazhin? O Zot, qofsh Dëshmitar!*

*Në të vërtetë, koha është kthyer në gjendjen e saj fillestare, në të cilën Allahu e kishte krijuar, ditën kur ai krijoi qiejt dhe Tokën. Numri i muajve sipas Allahut është dymbëdhjetë; midis tyre katër janë të shenjtë, gjatë të cilëve lufta dhe betejat janë të ndaluara...*

*O njerëz, gratë tuaja kanë të drejtë mbi ju sikurse ju keni të drejtë mbi to...Trajtojini gratë me butësi! Ato janë partneret tuaja si dhe mbështetëset tuaja pa interes...Ju i keni marrë amanet nga Allahu dhe kënaqësia e tyre ju lejohet vetëm nëpërmjet një leje të Zotit. Jini pra të devotshëm me atë që u përket grave, duajini të mirën atyre. Jua bëra të ditur Mesazhin? O Zot, qofsh Dëshmitar...*

*O njerëz! Kam lënë midis jush atë që, nëse ju e shtrëngoni fort, do t'ju mbrojë nga shthurja: një orientim të qartë, Librin e Allahut dhe Traditën e Profetit të Tij (Sunetin).*

*O njerëz! Çdo besimtar duhet të jetë një vëlla i vërtetë për çdo besimtar tjetër. Pasuritë e një vëllai janë të paprekshme, veçse kur ai pranon t'i japë me dëshirë. Mos e gënjeni njëri-tjetrin."*

Profeti ngriti gishtin e tij tregues drejt qiellit, pastaj në drejtim të turmës e thirri: O Zot, qofsh Dëshmitar! O Zot, qofsh Dëshmitar!" Dhe shtoi: "Le tua dërgojnë të pranishmit këtë mesazh të munguarve!"

Atëherë u shpallën disa nga fjalët e fundit të Kuranit:

*Sot jua përsosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj!* [5/3]



### Vdekja e Profetit (a.s.)

Disa muaj më vonë, në vitin 632 (në vitin 10 të Hixhretit), Allahu i Lartmadhëruar thërriti shpirtin e Profetit Muhamed (a.s.). Ai vdiq në moshën 63-vjeçare, në shtëpinë e tij në Medinë, duke lënë pas vetes vetëm pak pasuri, botën nën këmbët e tij dhe asnjë dinar në emër të tij [Përcjellë nga El-Buhâri].

Fryma e mesazhit të tij mbetet edhe sot po aq e qartë dhe aq e gjallë sa atëherë kur u shpall; aq sa qenia njerëzore mund të jetë dëshmitari i mrekullisë së jetës së tij, i misionit të tij, i bukurisë dhe i përsosmërisë së thirrjes së tij:

**Lâ ilâhe il-lAllâh, Muhammedun resûl Allâh.<br>S'ka Zot tjetër veç Allahut, Muhamedi është i Dërguar i Allahut.**

# 1 SURJA EL-FÂTIHA

**Mekase - 7 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit![1]

2. Çdo lavdërim i përket Allahut, Zotit të botëve,

3. të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit,

4. Sunduesit të Ditës së Gjykimit.

5. Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë.[2]

6. Udhëzona në rrugën e drejtë![3]

---

[1] Kjo formulë quhet *El-Besmele* në terminologjinë islame dhe ndodhet në fillim të çdo sureje të Kuranit, përveç sures së nëntë. Ajo është një thirrje që i drejtohet Allahut të Madhëruar, në mënyrë që Ai ta pranojë dhe ta bekojë veprimin që nis me këtë formulë. *Besmele*-ja përbëhet nga dy pjesë: përmendja e emrit të Allahut (*bismil-lâh*) dhe përmendja e dy prej cilësive të Tij, me të cilat Ai ka dashur që robërit e Vet ta identifikojnë: *Er-Rahmân* dhe *Er-Rahîm* (i Gjithëmëshirshmi, Mëshirëploti). Kur shqipton pjesën e parë të formulës, myslimani thotë: "Me emrin e Allahut e nis leximin". Më pas vazhdon me dy cilësitë: Er-Rahmân dhe *Er-Rahîm*, të cilët rrjedhin nga e njëjta rrënjë *rahima* që do të thotë "të mëshirosh". Në lidhje me dallimin midis këtyre dy emrave të Allahut janë bërë trajtesa të shumta e të gjata, sepse, siç ndodh gjithmonë, para Madhështisë së Allahut dituria dhe njohuria njerëzore kanë gjithnjë diçka për të thënë. Sipas disa komenteve, emri *Er-Rahmân* do të thotë "i Mëshirshëm dhe Përdëllyes për të gjitha krijesat", prandaj është përkthyer "I Gjithëmëshirshmi", kurse emri *Er-Rahîm*, edhe pse tregon një mëshirë të pakufishme, sipas komentuesve të Kuranit, kjo mëshirë është e veçantë vetëm për besimtarët. Ky emër është përkthyer "Mëshirëploti".

[2] Vini re kumbimin strikt monoteist të lutjeve islame. Në Islam, jo vetëm që nuk duhet adhuruar asnjë krijesë, por edhe t'i lutesh për ndihmë ndonjë shenjtori, profeti apo çfarëdo krijese tjetër, është rreptësisht e ndaluar. Njeriu duhet t'i lutet për ndihmë vetëm Allahut.

[3] Pas lavdërimit të Allahut, pas njohjes së sundimit të Tij hyjnor mbi gjithësinë dhe mbi Ditën e Gjykimit dhe pas deklarimit të nënshtrimit të tërësishëm ndaj Allahut, që konkretizohet në adhurimin kushtuar Atij dhe në heqjen dorë nga çdo lloj ndihmësi e mbrojtësi tjetër përveç Atij, njeriu i kërkon Zotit të Tij që t'i

7. Në rrugën e atyre që u ke dhuruar mirësi[4] e jo në të atyre që kanë shkaktuar zemërimin Tënd,[5] as në të atyre që janë të humbur![6]



japë një udhëzim për në rrugën e drejtë, një sistem doktrinar, shpirtëror dhe ligjor që do ta udhëheqë përmes kësaj prove tokësore deri në jetën e përtejme.

[4] Vargu i fundit përmban pohimin se edhe para shpalljes së Kuranit, mëshira e Allahut të Madhëruar vepronte midis njerëzve, duke prodhuar sjellje të ndriçuara nga besimi dhe të udhëhequra nga frika ndaj Zotit. Sipas komentuesit më të njohur të Kuranit, Ibn Abbasit (r.a.), ata njerëz që Allahu u ka dhuruar mirësi, janë: profetët, besimtarët e sinqertë e të drejtë (siddikûn), martirët për çështjen e besimit (shuhadâ') dhe besimtarët e mirë e të drejtë (sâlihûn).

[5] Njerëzit e tillë janë ata që e njohin rrugën e drejtë, por që nuk e ndjekin atë.

[6] Njerëzit e tillë janë ata që kanë gabuar rrugë, duke kujtuar se ndjekin rrugën e drejtë.

# 2 SURJA EL-BEKARE

**Medinase - 286 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Elif, Lâm, Mîm.[7]

2. Ky është Libri në të cilin nuk ka dyshim[8]. Ai është udhërrëfyes[9] për të devotshmit,[10]

---

[7] Elif-i, Lâm-i dhe Mîm-i janë tre shkronja të veçanta të alfabetit arab. Shkronja të tilla të veçanta ndodhen në të njëjtin pozicion në 29 sure të tjera. Në lidhje me kuptimin e tyre, dijetarët komentues të Kuranit, kanë dhënë shumë interpretime, por asnjëri prej tyre nuk ka arritur një konsensus të tillë të përgjithshëm që të konsiderohet si interpretimi më i besueshëm. Gjithsesi, shumë komentues kanë mendimin se kuptimin e vërtetë të këtyre shkronjave e di vetëm Allahu dhe se ato bëjnë pjesë në ato vargje, për të cilat vargu i shtatë i sures Ali Imran thotë: "Është Ai që të ka shpallur ty (Muhamed) Librin, disa vargje të të cilit janë të qarta e me kuptim të drejtpërdrejtë. Ato janë themelet e Librit. Kurse disa (vargje) të tjera janë jo krejtësisht të qarta (me kuptime alegorike). Ata, zemrat e të cilëve priren nga e pavërteta, ndjekin vargjet më pak të qarta, duke kërkuar të krijojnë pështjellim dhe duke kërkuar t'i komentojnë sipas dëshirës së vet. Por, kuptimin e tyre të vërtetë e di vetëm Allahu. Ndërsa ata që janë thelluar në dijeni, thonë: "Ne i besojmë (Kuranit). Të gjitha këto (vargje të qarta e alegorike) janë nga Zoti ynë!" Nëse secila nga shkronjat e veçanta të përdorura në fillimet e 30 sureve, llogaritet vetëm një herë, atëherë numri i tyre është katërmbëdhjetë, po aq sa gjysma e shkronjave të alfabetit arab.

[8] Pra, nuk ka dyshim se ky Libër – Kurani – është Fjala e Allahut. Kurani ndryshon nga shkrimet e tjera të shenjta, sepse çdo shkronjë dhe çdo fjalë e tij është e Zotit dhe se ai është i ruajtur në pastërtinë e vet origjinale.

[9] Pra, Kurani është libër ndriçues që tregon rrugën e drejtë të besimit dhe të sjelljes dhe jo libër letërsie, historie apo shkencash fizike. Edhe pse ai është shkruar në stilin më të lartë letrar në gjuhën arabe, edhe pse përmban të dhëna të sakta historike apo shkencore, para së gjithash ai është një libër i shenjtë që përmban urdhërime, ligje dhe mësime hyjnore, sipas të cilave njerëzit duhet të formojnë jetën e tyre.

[10] "të devotshmit": ky është përkthimi i fjalës "muttekûn", e cila fjalë për fjalë do të thotë: "ata që i ruhen Allahut dhe që kanë frikë prej Atij". Frika prej Allahut nuk është e tillë që ta tmerrojë besimtarin apo ta terrorizojë atë, por është një frikë e përzier me ndjenjën e dashurisë, adhurimit, respektit dhe dorëzimit para Atij. Myslimani qan nga frika prej Allahut, por më së shumti është ëmbëlsia që ndien nga dashuria për Atë, dhe jo ankthi, ajo që ia shkrin zemrën, ia djeg kraharorin dhe e bën që t'i rrjedhin lotët.

3. të cilët besojnë në të fshehtën,[11] falin namazin[12] dhe japin[13] nga ajo që u kemi dhënë Ne;

4. dhe për ata që besojnë në atë që të është shpallur ty (o Muhamed), në atë që është shpallur përpara teje dhe që me bindje i besojnë jetës tjetër.

5. Ata janë udhëzuar në rrugë të drejtë nga Zoti i tyre dhe pikërisht ata janë të shpëtuarit.[14]

6. Sa për ata që mohojnë, njësoj është, i paralajmërove apo nuk i paralajmërove - ata nuk besojnë.

7. Allahu i ka vulosur zemrat e tyre, ndërsa në veshët dhe sytë e tyre kanë mbulesë; ata i pret një dënim i madh.

8. Ka disa njerëz që thonë: "Besojmë në Allahun dhe në Ditën e Gjykimit!", por në të vërtetë ata nuk janë besimtarë.

9. Ata përpiqen të mashtrojnë Allahun dhe besimtarët, por në të vërtetë mashtrojnë vetëm vetveten, megjithëse nuk e ndiejnë.



10. Në zemrat e tyre ka një sëmundje, të cilën Allahu ua shton. Ata i pret një dënim i dhembshëm, për shkak të hipokrizisë së tyre.

11. Kur u thuhet: "Mos bëni çrregullime në tokë!" - ata thonë: "Ne bëjmë vetëm përmirësime në tokë!"

12. Por jo! Në të vërtetë, pikërisht ata janë shkaktarët e çrregullimeve, ndonëse nuk e ndiejnë.

---

[11] "të fshehtën": ky është përkthimi i fjalës "gajb" që përfshin gjithçka që është përtej perceptimeve njerëzore dhe e pakapshme nga arsyeja e thjeshtë, si p.sh.: ringjallja, Xheneti (Parajsa), Xhehenemi (Ferri), paracaktimi hyjnor etj. Të gjitha këto gjëra janë përtej mendjes sonë dhe zbulohen vetëm nëpërmjet Shpalljes Hyjnore.

[12] Namazi është shtylla e dytë e Islamit. Ai është një ritual i posaçëm i përbërë nga leximi i pjesëve të caktuara prej Kuranit dhe nga recitime lavdesh e lutjesh për Zotin, të kombinuara me lëvizje të veçanta. Namazi është i detyrueshëm të kryhet nga çdo besimtar pesë herë në ditë në kohë të caktuara.

[13] Vargu bën fjalë për çdo lloj shpenzimi në të mirë të njerëzve, përfshi këtu edhe zeqatin – 1/40 e pasurisë –, që është detyrim financiar për çdo mysliman të pasur.

[14] Për ta përmbledhur, të udhëzuarit në rrugën e drejtë dhe të devotshmit dallohen për: 1) besimin në të padukshmen; 2) faljen e rregullt të namazeve; 3) shpenzimin në të mirë të të tjerëve; 4) besimin në Mesazhin që i është shpallur Profetit Muhamed (a.s.); 5) besimin në të gjithë Librat e mëparshëm Hyjnorë dhe 6) besimin e patundur në jetën e përtejme.

13. Kur atyre u thuhet: “Besoni edhe ju ashtu siç kanë besuar njerëzit e tjerë!” - ata thonë: “Vallë, a të besojmë edhe ne ashtu siç besojnë mendjelehtët?!” Por jo! Në të vërtetë, pikërisht ata janë mendjelehtët, por nuk e dinë këtë.

14. Kur takohen me besimtarët, ata thonë “Besojmë” – por, kur mbesin vetëm me djajtë e tyre, thonë: “Në të vërtetë, ne jemi me ju; ne vetëm po talleshim”.

15. Allahu do të tallet me ata dhe do t’i lërë një kohë të gjatë që të bredhin verbërisht në mendjemadhësinë e tyre.

16. Pikërisht këta janë ata që kanë këmbyer udhëzimin me humbjen, kështu që tregtia atyre nuk u solli kurrfarë dobie dhe as nuk ishin të udhëzuar në rrugën e drejtë.

17. Rasti i tyre shëmbëllen me rastin e atyre që ndezin një zjarr dhe, kur ai ua ndriçon ç’kanë rreth vetes, Allahu ua merr dritën, i lë në errësirë dhe ata nuk shohin asgjë!

18. Ata janë të shurdhër, memecë e të verbër, prandaj nuk kthehen në rrugë të drejtë.

19. Ose shëmbëllen me ata që, gjatë shtrëngatës nga qielli, shoqëruar me errësirë, bubullimë dhe shkreptimë, i mbyllin veshët me gishtat e tyre, për të mos dëgjuar ushtimën nga frika e vdekjes. Kështu, Allahu i ka nën kontroll mohuesit.

20. Shkreptima, pothuaj, ua merr shikimin. Sa herë që ajo ua ndriçon rrugën, ata ecin dhe, kur i kaplon errësira, ndalen. Sikur të donte Allahu, do t’ua merrte dëgjimin dhe shikimin. Pa dyshim, Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë.[15]

21. O njerëz! Adhuroni Zotin Tuaj, i Cili ju ka krijuar ju dhe ata që ishin para jush, që të mund të ruheni (nga të këqijat);

22. i Cili e ka bërë për ju tokën shtresë dhe qiellin ndërtesë; i Cili prej së larti zbret ujë dhe nëpërmjet tij bën që të rriten fruta si ushqim për ju. Prandaj mos sajoni me vetëdije zota të barabartë me Allahun.

[15] Vargjet 6-20 bëjnë fjalë për një kategori të caktuar njerëzish që hiqen si besimtarë, por që në të vërtetë nuk janë të tillë. Këta njerëz përmenden në Kuran me termin *munâfikûn*, hipokritë, dhe në zemrat e veta kanë sëmundjen e dyshimit në të vërtetat fetare.

23. Nëse ju dyshoni në atë që ia kemi zbritur robit tonë (Muhamedit a.s.), atëherë hartoni një sure të ngjashme me atë që ia kemi shpallur atij! Thirrni në ndihmë edhe dëshmitarët tuaj (që i adhuroni) në vend të Allahut, nëse jeni të sinqertë.

24. Nëse nuk mundeni, dhe kurrsesi nuk do të mundeni, atëherë ruajuni zjarrit, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët dhe që është përgatitur për të ndëshkuar mohuesit.

25. Ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, gëzoji me kopshte të Xhenetit, nëpër të cilat rrjedhin lumenj. Sa herë që atyre t'u jepet si ushqim ndonjë frut i kopshteve, ata do të thonë: "Këtë e kemi ngrënë edhe përpara". Por atyre do t'u jepen vetëm fruta të ngjashme me ato të Tokës. Në Xhenet ata do të kenë bashkëshorte të pastra dhe atje do të jetojnë përgjithmonë.

26. Allahu nuk ngurron të japë shembull mushkonjën ose diçka më të madhe se ajo. Ata që besojnë, e dinë se kjo është e vërteta nga Zoti i tyre, kurse ata që nuk besojnë, thonë: "Çfarë kërkon të tregojë Allahu me këtë shembull?" Nëpërmjet tij, Ai shumëkënd e lë në humbje e shumëkujt ia ndriçon rrugën e drejtë. Ai i lë në humbje vetëm gjynahqarët e mëdhenj,



27. të cilët shkelin besën e Allahut, pasi e patën dhënë, ndërprejnë atë që ka urdhëruar Allahu për ta mbajtur lidhur* dhe bëjnë ngatërresa në Tokë; ata janë njëmend të shkatërruar.

28. Si mund ta mohoni Allahun, ndërkohë që keni qenë të pajetë e Ai ju dha jetën?! Pastaj Ai do t'ju bëjë të vdisni, më pas do t'ju ringjallë e, në fund, do të ktheheni tek Ai?!

29. Është Ai që për ju ka krijuar çdo gjë që ka në Tokë. Pastaj, i është drejtuar qiellit dhe e ka rregulluar, duke e bërë atë shtatë qiej. Ai është i Dijshëm për çdo gjë.

---

* "ndërprejnë atë që ka urdhëruar Allahu për ta mbajtur lidhur" - Allahu i Madhëruar na ka urdhëruar të mbajmë lidhjet me Të, duke besuar tek Ai dhe duke e adhuruar Atë; të mbajmë lidhjet me Profetin e Tij, duke e besuar atë, duke e dashur dhe duke ndjekur shembullin e tij; pastaj të mbajmë lidhjet me prindërit, të afërmit, shokët dhe njerëzit e tjerë, duke zbatuar detyrimet që kemi kundrejt atyre.

30. Kur Zoti yt u tha engjëjve: "Unë do të krijoj një mëkëmbës (që do të zbatojë ligjet e Zotit) në tokë", ata thanë: "A do të vësh atje dikë që do të bëjë çrregullime e do të derdhë gjak në të, ndërkohë që Ne të madhërojmë, të lavdërojmë dhe të lartësojmë ashtu si të takon Ty?!" Ai tha: "Unë di atë që ju nuk e dini".

31. Allahu ia mësoi Ademit emrat e çdo gjëje, pastaj ua paraqiti engjëjve dhe u tha: "Më tregoni emrat e tyre, nëse ajo që thoni është e vërtetë!"

32. "Qofsh i lavdëruar! - thanë ata - Ne dimë vetëm atë që na ke mësuar Ti. Në të vërtetë, Ti je i Gjithëdituri, i Urti."

33. "O Adem, - tha Ai - ua trego atyre emrat e gjërave!" Kur ai ua tregoi emrat e tyre, Allahu tha: "A nuk ju kam thënë se vetëm Unë i di fshehtësitë e qiellit e të Tokës dhe vetëm Unë e di çfarë tregoni haptazi dhe çfarë fshihni?!"

34. Kur u thamë engjëjve: "Përuluni në sexhde para Ademit", ata u përulën, përveç Iblisit, i cili nuk deshi, u tregua mendjemadh dhe u bë mosbesimtar.

35. Ne thamë: "O Adem, jeto ti dhe gruaja jote në Xhenet dhe aty hani sa të doni e kur të doni, por mos iu afroni kësaj peme, se ndryshe do të bëheni të padrejtë".

36. Shejtani i shtyu të gabojnë e i nxori nga lumturia ku ishin. "Zbritni - u thamë Ne - do të jeni armiq të njëri-tjetrit. Në Tokë do të qëndroni, do të keni furnizim e do të jetoni deri në një kohë të caktuar".

37. Ademi mësoi disa fjalë (se si të kërkonte falje) nga Zoti i tij, kështu që Ai ia pranoi pendimin. Sigurisht, Ai i pranon shumë pendimet, Ai është Mëshirëploti.

38. Ne u thamë: "Zbritni të gjithë prej Xhenetit! Kur t'ju vijë udhërrëfimi Ynë, ata që do t'i përmbahen atij, nuk do të kenë frikë dhe nuk do të dëshpërohen.

39. Kurse ata që i mohojnë dhe i përgënjeshtrojnë shpalljet Tona, do të jenë banorë të Zjarrit, ku do të mbesin gjithmonë."

40. O bijtë e Izraelit, kujtoni të mirat që ju kam falur! Përmbushni premtimin që Më keni dhënë, që edhe Unë të përmbush premtimin që ju kam bërë (për t'ju futur në Xhenet). Vetëm prej Meje duhet të frikësoheni.

41. Besoni në atë (Kuran) që kam zbritur si vërtetues të Shkrimeve tuaja, e mos u bëni mohuesit e parë të tij! Mos i këmbeni shpalljet e Mia me një vlerë të vogël dhe ruhuni vetëm prej Meje!

42. Mos e përzieni të vërtetën me të pavërtetën, dhe të vërtetën mos e fshihni me vetëdije.

43. Faleni namazin, jepeni zeqatin dhe përkuluni në ruku bashkë me ata që përkulen (në namaz).

44. Vallë, a i urdhëroni njerëzit që të bëjnë të mira e veten po e harroni, ju që lexoni Shkrimet?! A nuk arsyetoni?

45. Kërkoni ndihmën e Allahut me durim e me namaz! Kjo është njëmend e vështirë, përveçse për të devotshmit,



46. që janë të bindur se do të takojnë Zotin e tyre dhe se do të kthehen tek Ai.

47. O bijtë e Izraelit! Kujtoni të mirat që ju kam dhënë dhe që ju kam ngritur mbi njerëzit e tjerë (të asaj kohe).

48. Frikësojuni Ditës kur askush nuk do të mund të bëjë asgjë për askënd dhe, kur prej askujt nuk do të pranohet as ndërmjetësim, as shpërblesë e as që do të ndihmoheni.

49. Kujtoni se si ju shpëtuam nga populli i Faraonit, i cili ju shtypte mizorisht: jua therte djemtë e jua linte të gjalla femrat. Kjo ka qenë një sprovë e madhe për ju - nga Zoti juaj.

50. Kujtoni se si e çamë detin e ju shpëtuam, ndërsa në praninë tuaj i fundosëm njerëzit e Faraonit.

51. Kujtoni kur i caktuam Musait dyzet net (për takimin me të), e pastaj ju adhuruat viçin, duke vepruar si keqbërës!

52. Pastaj Ne ju falëm, që të bëheni mirënjohës.

53. Kujtoni kur Musait i dhamë Librin dhe Dalluesin[16], që të udhëzoheni (në rrugën e drejtë)

54. dhe, kur ai i tha popullit të vet: "O populli im, ju vetëm vetes i bëtë keq, kur e adhuruat viçin si zot! Prandaj kthehuni të penduar te Krijuesi juaj dhe vritni njëri-tjetrin! Kjo është më mirë për ju në sy të Krijuesit tuaj. Ai jua fali gabimin, sepse Ai i pranon shumë pendimet dhe është Mëshirëploti".[17]

55. Kujtoni kur i thatë Musait: "O Musa! Ne nuk do të të besojmë ty, derisa të shohim Allahun haptazi!". Atëherë një rrufe ju goditi, ndërsa ishit duke parë.

56. Pas vdekjes suaj, Ne ju ringjallëm, që të bëheni falënderues.

57. Pastaj bëmë që retë t'ju bënin hije dhe ju zbritëm manën[18] dhe thëllëza, duke thënë: "Hani nga ushqimet e mira, që ju kemi dhënë!" (Ata nuk ishin mirënjohës dhe kështu) nuk na bënë keq Neve, por i bënë keq vetes.

58. Kujtoni kur thamë: "Hyni në këtë qytet dhe hani ç'të doni dhe sa të dëshironi, por, duke hyrë në qytet, përuluni në sexhde dhe thoni: "Falna!" që Ne t'jua falim gabimet. Atyre që bëjnë vepra të mira, Ne ua shtojmë shpërblimin"

59. Por keqbërësit e ndryshuan fjalën që iu tha me një fjalë tjetër, prandaj Ne u sollëm atyre që bënë (këtë) padrejtësi një dënim nga qielli për mosbindjen e tyre.

---

[16] Pra, Libri i shenjtë i hebrenjve, Teurati dhe dituria për të dalluar të mirën nga e keqja.

[17] Ky varg tregon dënimin e hebrenjve në këtë jetë, për të këqijat që kishin bërë, si për shembull konsiderimi i viçit zot dhe kundërshtimi i Profetit Musa (a.s.) nga ana e tyre. Ky varg i dënoi, duke iu thënë "vritni njëri-tjetrin" për të shprehur pendimin për këto gabime. Kjo ngjarje ka qenë kështu: Zoti iu zbriti atyre një mjegull, në të cilën ata ishin të detyruar që të nxirrnin e të vringëllonin shpatat. Pastaj, Ai e ngriti mjegullën dhe u pa se kush ishte vrarë. Me kaq mori fund ky dënim dhe u pranua pendimi i mbarë popullit. Por, kjo nuk do të thotë se njeriu duhet të bëjë vetëvrasje, sepse vetëvrasjen e mallkojnë të gjitha librat fetarë, prej Ademit e këndej (përkthyesi).

[18] Një rrëshirë e ëmbël si mjalti.

60. Kur Musai kërkoi ujë për popullin e tij, Ne i thamë: "Bjeri gurit me shkopin tënd!" Atëherë, nga ai shpërthyen dymbëdhjetë burime, dhe çdo fis e dinte burimin e vet. Ne thamë: "Hani e pini prej begative të Allahut dhe mos bëni të këqija e mbrapshti në Tokë!".

61. Kujtoni kur i thatë: "O Musa! Ne nuk mund të kënaqemi vetëm me një lloj ushqimi, prandaj lutju për ne Zotit tënd të na dhurojë nga ato që jep toka: perime, tranguj, thjerrëza, qepë dhe hudhra!" Ai ju tha: "Vërtet doni të ndërroni atë që është më e mirë me atë që është më e dobët?! Shkoni në qytet, atje do të gjeni atë që kërkoni!" Ata i kaploi poshtërimi dhe përulja dhe merituan zemërimin e Allahut. Kjo ndodhi, sepse ata i mohonin shpalljet e Allahut dhe i vrisnin të dërguarit pa asnjë të drejtë. Kjo ndodhi, sepse ata kundërshtonin dhe kalonin çdo kufi.

62. Ata që besojnë (në Kuran), hebrenjtë, të krishterët dhe sabi'inët[19] - kushdo prej tyre që beson Allahun dhe jetën tjetër (sipas Kuranit), dhe bën vepra të mira (sipas Islamit), do të shpërblehen nga Zoti i tyre; ata nuk do të kenë pse të frikësohen apo të pikëllohen!

63. Kujtoni (o hebrenj) kur morëm besën tuaj dhe ngritëm mbi ju malin Tur, duke thënë: "Merreni seriozisht atë që ju dhamë dhe mbani në mendje rregullat e saj, në mënyrë që të ruheni nga gjynahet!"

64. Por më pas, ju i kthyet shpinën (besëlidhjes) dhe, sikur të mos ishte mirësia e Allahut ndaj jush dhe mëshira e Tij, do të ishit të humbur.

65. Sigurisht që ju keni dëgjuar për ata prej jush që shkelën Sabatin[20] dhe të cilëve Ne u thamë: "Bëhuni majmunë të përçmuar e të urryer!".

---

[19] Një sekt i përzier judeo-kristian.
[20] Sabati është dita e shtunë, gjatë së cilës Allahu ua ndaloi hebrenjve të peshkonin, si sprovë dhe ndëshkim për gjynahet e tyre.

66. Këtë dënim e bëmë paralajmërim për bashkëkohësit dhe për brezat e tyre pasardhës, si dhe këshillë për ata që i frikësohen Allahut.

67. Kujto kur Musai i tha kombit të vet: "Allahu ju urdhëron të therni një lopë!" Ata thanë: "A do të tallesh me ne?" - "Zoti më ruajt!" - tha Musai - "të bëhem unë nga të paditurit!".

68. Ata thanë: "Lutju Zotit tënd, që të na shpjegojë si duhet të jetë ajo!" Musai tha: "Ajo të jetë një lopë as plakë, as e re, por e mesme; pra, bëni atë që ju është urdhëruar!"

69. Ata thanë: "Lutju Zotit tënd që të na shpjegojë çfarë ngjyre të ketë ajo!" Musai tha: "Ai thotë se ajo duhet të jetë lopë me ngjyrë të verdhë të ndezur, të cilën e pëlqejnë shikuesit".

70. Ata thanë: "Lutju Zotit tënd, që të na shpjegojë çfarë lloji të jetë, sepse lopët të gjitha na duken njësoj e ne, në dashtë Zoti, do të udhëzohemi në rrugën e drejtë".

71. Musai tha: "Ai thotë se lopa s'duhet të jetë e lodhur nga lërimi apo nga ujitja e tokës, por të jetë e shëndoshë dhe pa asnjë të metë". Ata thanë: "Tani na the të vërtetën". Kështu, ata e therën lopën, por desh e lanë pa flijuar.

72. Dhe, pasi vratë një njeri e u grindët me njëri-tjetrin në lidhje me të, Allahu e nxori në shesh atë që fshihnit ju.

73. Ne ju thamë: "Prekeni të vrarin me një copë të lopës së flijuar!"[21] Dhe kështu, Allahu do t'i ngjallë të vdekurit dhe do t'ju tregojë mrekullitë e veta, që ju të kuptoni.

---

[21] Sipas komentuesve, një izraelit vrau të birin e xhaxhait, për t'i marrë pasurinë dhe këtë vrasje ia veshi një fisi tjetër. Këto dy fise u çuan për të luftuar njëri-tjetrin dhe përbënin një të gjashtën e izraelitëve. Ata iu drejtuan Musait (a.s.) për ta sqaruar këtë çështje. Në fillim, duke u mbështetur në mendimin e vet të natyrshëm, populli nuk e pranoi menjëherë urdhrin e Zotit për të therur një lopë. Pastaj, u detyrua dhe e pranoi atë. Ata e therën lopën dhe e prekën të vrarin me mishin e saj. Ai u ngjall dhe tregoi se kush e kishte vrarë. Nga kjo ngjarje kuptojmë se Zoti është Fuqiplotë, ka fuqi t'i ringjallë të vdekurit; është Mëshirues i Madh dhe dërgon profetë për t'i udhëzuar njerëzit. Po ashtu, historia na tregon se populli izraelit shpesh nuk e dëgjonte profetin e vet, Musain a.s. (përkthyesi).

74. Por, pas kësaj, zemrat tuaja u forcuan e u bënë si guri, madje edhe më të forta. Në të vërtetë, ka gurë nga të cilët burojnë lumenj, ka të atillë që çahen e nga të cilët rrjedh uji, madje ka edhe syresh që rrëzohen nga frika e Allahut. Allahu nuk është i pavëmendshëm ndaj veprimeve tuaja.

75. Vërtet shpresoni ju (besimtarë) se ata (hebrenjtë) do t'ju besonin ju, ndërkohë që disa prej tyre i dëgjonin fjalët e Allahut dhe, pasi i kuptonin, me vetëdije i shtrembëronin ato?!

76. Kur takohen me besimtarët, ata thonë: "Ne besojmë", e kur ngelin vetëm me njëri-tjetrin, ata thonë: "A u tregoni atyre, atë që ua ka shpallur Allahu (në Teurat), për ta përdorur si argument kundër jush te Zoti juaj? A nuk po mendoni?"

77. A nuk e dinë ata se Allahu di çfarë fshehin dhe çfarë shpallin?!

78. Disa prej atyre janë analfabetë, nuk e njohin Librin, përveç disa trillimeve dhe flasin vetëm me hamendje.



79. Mjerë ata që me duart e tyre shkruajnë Librin, e pastaj thonë: "Kjo është prej Allahut" që për këtë të kenë ndonjë dobi të vogël (materiale). Mjerë ata për çfarë kanë shkruar me duart e tyre dhe mjerë ata për çfarë kanë fituar!

80. Ata thonë: "Zjarri do të na prekë vetëm ca ditë të numëruara". Thuaju (o Muhamed): "A keni marrë për këtë ndonjë zotim prej Allahut, kështu që Ai nuk do ta shkelë kurrë zotimin e vet (dhe do t'ju dënojë pak) apo po shpifni kundër Allahut gjëra që nuk i dini?"

81. Nuk është kështu si thoni ju! Ata që bëjnë vepra të këqija dhe mbulohen nga fajet e veta, do të jenë banorë të Zjarrit (të Xhehenemit), ku do të qëndrojnë përgjithmonë.

82. Kurse ata që besojnë e bëjnë vepra të mira, do të jenë banorë të Xhenetit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë.[22]

---

[22] Në Kuran përmendet shpesh Xheneti (parajsa). Po ashtu, përmendet edhe Xhehenemi (ferri apo skëterra) - me shumë emra. Kjo është kështu sepse njeriu përmendet shumë herë për cilësi të mira dhe, për çdo cilësi të cekur, përmendet edhe dhurata që e meriton - Xheneti. Nga ana tjetër, kur përmenden cilësitë e këqija të njeriut, ceket edhe dënimi për të - Xhehenemi ose dënimi me zjarr (përkthyesi).

83. Kujtoni kur Ne morëm besën tuaj, o bijtë e Izraelit, se do të adhuroni vetëm Allahun, do të silleni mirë me prindërit, të afërmit, jetimët dhe të varfrit, do t'u thoni fjalë të mira njerëzve, do të falni namazin e do të jepni zeqatin. Mirëpo, më pas, ju ia kthyet shpinën (besëlidhjes), përveç një pakice prej jush, duke iu shmangur (edhe tani).

84. Dhe kujtoni kur nga ju morëm besën që të mos derdhni gjakun e njëri-tjetrit dhe që të mos e dëboni njëri-tjetrin nga banesat tuaja! Ju e pranuat këtë dhe dolët dëshmitarë.

85. Mirëpo ja tek jeni, duke vrarë farefisin tuaj, duke i dëbuar disa syresh nga shtëpitë e veta dhe duke ndihmuar njëri-tjetrin kundër tyre, fajësisht dhe armiqësisht. Dhe, kur ju vijnë të robëruar, ju i shpëtoni nga robëria me të holla, ndërkohë që me marrëveshje e keni të ndaluar t'i dëboni. Mos vallë, një pjesë të Librit (Teuratit) e besoni, kurse pjesën tjetër e mohoni?! Cilido prej jush që vepron kështu, do të ndëshkohet me poshtërim në këtë jetë, ndërsa në Ditën e Kiametit do të dërgohet në dënimin më të ashpër. Allahu nuk është i pavëmendshëm ndaj veprimeve tuaja.

86. Këta janë ata që jetën e kësaj bote e kanë blerë me jetën e ardhshme. Atyre nuk do t'u lehtësohet dënimi dhe askush nuk do t'u vijë në ndihmë.

87. Ne i dhamë Musait Librin dhe pas tij çuam të dërguarit njërin pas tjetrit. Ne i dhamë Isait, të birit të Merjemes, mrekulli të qarta dhe e mbështetëm atë me Shpirtin e Shenjtërisë (Xhebrailin a.s.). Sa herë që ndonjë i dërguar ju sillte atë që nuk ju pëlqente, ju kapardiseshit, prandaj disa i quajtët gënjeshtarë e disa i vratë.

88. Ata thonë: "Zemrat tona janë të vulosura". Jo, s'është ashtu, por ata i ka mallkuar Allahu për shkak të mohimit të tyre, prandaj shumë pak prej tyre besojnë.

89. Dhe, kur një Libër që vërtetonte Shkrimet e tyre, u erdhi atyre nga Allahu, ndonëse përpara luteshin për ndihmë kundër

jobesimtarëve, pra, kur u erdhi ajo që e dinin se është e vërtetë, ata e mohuan atë![23] Prandaj mallkimi i Allahut qoftë mbi mohuesit!

90. Ata e shitën veten keq, kur nuk besuan në atë që shpalli Allahu, nga zilia se Allahu ia zbret shpalljen kujt të dëshirojë nga robtë e Vet. Dhe kështu tërhoqën mbi vete zemërim përmbi zemërim! Sigurisht që mohuesit i pret një dënim poshtërues.

91. Kur atyre u thuhet: "Besoni në atë që ka shpallur Allahu!" - ata përgjigjen: "Ne besojmë në atë që na është shpallur neve", duke mos besuar në atë që është zbritur më pas, ndonëse ajo është e Vërteta që pohon Shkrimet e tyre. Thuaju atyre: "Nëse ishit besimtarë, përse i vratë profetët e Allahut, atëherë kur ju erdhën?!"

92. Musai ju solli shenja të qarta, por gjatë mungesës së tij, ju adhuruat viçin si zot, prandaj u bëtë fajtorë të mëdhenj.



93. Kur morëm besën tuaj dhe ngritëm mbi ju malin e Turit, thamë: "Merreni seriozisht atë që ju kemi dhënë dhe dëgjoni!" Ju thatë: "Ne dëgjuam, por kundërshtojmë!" Për shkak të mohimit, atyre u ishte rrënjosur në zemra dashuria (dhe adhurimi) për viçin. Thuaju: "Nëse jeni vërtet besimtarë, sa gjë të keqe po ju urdhëruaka besimi juaj!"

94. Thuaju: "Nëse Shtëpia e jetës së përtejme (Xheneti) tek Allahu është vetëm për ju e jo për njerëzit e tjerë, atëherë kërkoni vdekjen, nëse ajo që thoni është e vërtetë".

95. Por ata kurrsesi nuk e dëshirojnë vdekjen për shkak të të këqijave që kanë bërë! Allahu i njeh mirë keqbërësit.

96. Dhe, vërtet, do t'i gjesh ata më lakmues për të jetuar sesa njerëzit e tjerë, madje, edhe se paganët. Secili nga ata dëshiron të

---

[23] Sipas Ibn Abbasit, para ardhjes së Profetit Muhamed (a.s.), hebrenjtë e Medinës i kërkonin Allahut t'u dërgonte një profet në ndihmë kundër fiseve arabe të Medinës Eus dhe Hazraxh. Por, kur Allahu e zgjodhi Profetin nga radhët e arabëve, ata nuk e pranuan atë.

jetojë njëmijë vjet; por edhe nëse jeton aq, nuk do të mund t'i ikë dënimit! Allahu i sheh punët e tyre të këqija.

97. Thuaju (o Muhamed) atyre që janë armiq të Xhebrailit, se ai e ka zbritur Kuranin në zemrën tënde me lejen e Allahut, si vërtetues të librave të shenjtë të mëparshëm dhe si udhërrëfyes e lajm të mirë për besimtarët.

98. Kush është armik i Allahut, i engjëjve të Tij, i të dërguarve të Tij, i Xhebrailit dhe Mikailit, ta dijë se Allahu është armik i jobesimtarëve.

99. Ne të kemi zbritur ty shpallje e shenja të qarta, të cilave vetëm njerëzit e këqij nuk duan t'u besojnë.

100. A thua çdoherë që japin ndonjë premtim, disa prej tyre e flakin tej atë? Jo, por shumica e tyre nuk besojnë.

101. Tani që atyre u erdhi një i Dërguar nga Allahu, vërtetues i Shkrimeve që kanë me vete, një grup prej atyre, të cilëve iu dhanë Shkrimet, e hodhën pas shpine Librin e Allahut, gjoja se nuk dinin gjë për atë.

102. dhe shkuan pas shpifjeve që bënin djajtë kundër mbretërisë së Sulejmanit. E Sulejmani nuk ishte mohues, por djajtë ishin mohues. Ata u mësonin njerëzve magjinë dhe dijeninë që u ishte dërguar dy engjëjve në Babiloni - Harutit e Marutit. Këta engjëj nuk i mësonin ndokujt magji, pa i thënë: "Ne jemi dërguar për t'ju vënë në provë, andaj ti mos u bëj mohues (duke mësuar apo ushtruar magjinë)!" Dhe njerëzit mësuan nga këta të dy se si t'i ndajnë bashkëshortët. Por magjistarët nuk mund t'i bëjnë dëm askujt pa lejen e Allahut. E megjithatë, njerëzit mësojnë ato gjëra që i dëmtojnë e nuk u bëjnë dobi. Në të vërtetë, ata e dinin se ai që e përvetësonte këtë mjeshtëri, nuk do të kishte kurrfarë të mire në jetën tjetër. Eh, sa e keqe është ajo për të cilën shitën shpirtrat e veta! Ah, sikur ta dinin ata!

103. Sikur ata të besonin dhe të ruheshin (nga gjynahet), shpërblimi i Allahut do të ishte më i mirë. Ah, sikur ta dinin ata!

104. O besimtarë! Mos thoni: “Ráʻiná”[24], por thoni: “Undhurná! – “Na shiko!” dhe dëgjoni! Për mohuesit ka dënim pikëllues.

105. Ata që mohojnë, si ithtarët e Librit[25], ashtu edhe paganët, nuk dëshirojnë që t’ju zbresë ndonjë e mirë nga Zoti juaj. Por Allahu ia dhuron mëshirën e Vet kujt të dojë. Allahu zotëron mirësi të madhe.

106. Për çdo varg (Kurani) që Ne e shfuqizojmë apo që e bëjmë të harrohet, Ne sjellim ndonjë tjetër më të mirë ose të ngjashëm me të. A nuk e di ti se Allahu është i Fuqishëm për (të bërë) çdo gjë?!

107. A nuk e di ti se vetëm Allahut i përket sundimi i qiejve dhe i Tokës? Përveç Allahut ju nuk keni tjetër mbrojtës e as ndihmës.

108. A mos doni të pyesni të Dërguarin tuaj, ashtu siç u pyet Musai më parë? Cilido që e ndërron besimin me mohim, pa dyshim që e ka humbur rrugën e drejtë.



109. Shumë nga ithtarët e Librit,[26] prej zilisë që kanë në vete, dëshirojnë që t’ju kthejnë nga besimi në mosbesim, tani që e vërteta është e qartë për ata. Por ju falini ata dhe lërini, derisa të arrijë urdhri i Allahut. Vërtet, Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë.

---

[24] Në këtë varg Zoti na urdhëron të bisedojmë me njerëzit me fjalë të sinqerta, të mira, pa hipokrizi dhe që nuk kanë përmbajtje fyese. Fjala râina, në shembullin e këtushëm, në arabisht do të thotë “na dëgjo” ose “na shiko me respekt”, por në hebraishten-arabe të shekullit të shtatë ishte sharje me kuptimin “O i keqi ynë”.
[25] Ithtarët e Librit janë hebrenjtë dhe të krishterët. Janë quajtur kështu, sepse në themel të fesë së tyre ata kanë nga një libër të shpallur nga Zoti, përkatësisht Teuratin/Torahun dhe Inxhilin/Ungjillin, të cilët besohet se kanë pësuar ndryshime nga njerëzit me kalimin e kohës.
[26] Allahu i Lartmadhëruar u tërheq vëmendjen myslimanëve të jenë vigjilentë në lidhje me armiqësinë që pjesëtarë të traditave të mëparshme fetare do të kenë kundër atyre që do të ndjekin mësimet e Muhamedit (a.s.). Duhet të jetë e qartë se kjo nuk është një armiqësi që vjen thjesht për arsye shpirtërore, por për arsye të pushtetit. Islami, me rreptësinë e tij morale tradicionalisht të konsoliduar, imponohet edhe sot si e vetmja shpresë për çlirimin e njeriut nga të gjitha format e sundimit njerëzor. Kur pranohet të qenit rob i Allahut, atëherë nuk mund të jesh më skllav i njeriut, i ideologjive, i pasurisë, i pasioneve dhe i iluzioneve të tij.

110. Faleni namazin dhe jepeni zeqatin! Çfarëdo të mire që të bëni për shpirtin tuaj, do ta gjeni tek Allahu. Në të vërtetë, Ai sheh mirë gjithçka që bëni.

111. Ata thonë: "Askush nuk do të hyjë në Xhenet, përveç hebrenjve ose të krishterëve". Këto janë dëshirat e tyre boshe! Thuaju (o Muhamed): "Nëse është e vërtetë ajo që thoni, atëherë sillni provën tuaj!"

112. Vërtet, ata që i përulen Allahut dhe bëjnë vepra të mira, do ta kenë shpërblimin te Zoti i tyre, nuk do të frikësohen e as do të pikëllohen.

113. Hebrenjtë thonë: "Të krishterët nuk kanë kurrfarë udhërrëfimi ku të mbështeten!" Edhe të krishterët thonë: "Hebrenjtë nuk kanë kurrfarë urdhërrëfimi ku të mbështeten!" Ndërkohë, të dyja palët lexojnë të njëjtin Libër. Po kështu, edhe ata që nuk dinë, thonë të njëjtat fjalë. Allahu do t'i gjykojë kundërshtitë e tyre në Ditën e Kiametit.



114. Kush është më fajtor se ai që pengon të përmendet nëpër xhamitë e Allahut Emri i Tij dhe përpiqet për shkatërrimin e tyre?! Ata nuk duhet të hyjnë në to, përveçse të frikësuar. Për ata, në këtë jetë ka poshtërim, kurse në jetën tjetër dënim të madh.

115. Të Allahut janë Lindja dhe Perëndimi, pra, ngado që të ktheheni është Fytyra (ana) e Allahut. Vërtet, Allahu është Gjithëpërfshirës dhe i Gjithëdijshëm.[27]

116. Ata thonë: "Allahu ka bërë një fëmijë". I Lavdishëm dhe i Lartësuar qoftë Ai! Përkundrazi, Atij i përket çdo gjë që gjendet në qiej e në Tokë dhe Atij i nënshtrohet gjithçka.

---

[27] Në këtë varg na urdhërohet t'i marrrim porositë e të veprojmë si urdhërohet. Myslimanët, në fillim faleshin duke u drejtuar nga Jeruzalemi, siç bënin edhe hebrenjtë. Më pas, kur mërguan në Medinë, Zoti i urdhëroi që të faleshin në drejtim të Qabesë (Mekës). Atëherë hebrenjtë u revoltuan dhe e kundërshtuan këtë kthesë. Zoti, u tha: "Lindja dhe Perëndimi janë të Zotit, (po ashtu, e tërë Gjithësia është e Zotit)". Andaj, duhet për t'u kthyer në lutje nga urdhëron Zoti, pa kurrfarë kundërshtimi. Në këtë mënyrë mund t'i fitojmë dhuratat e Tij (përkthyesi).

117. Ai është Krijuesi i qiejve dhe i Tokës, pa shembull të mëparshëm dhe, kur vendos për diçka, vetëm thotë për të: “Bëhu!” - dhe ajo bëhet.

118. Kurse të padituritt thonë: “Përse Allahu nuk flet me ne ose së paku të na sillte ndonjë shenjë!” Njësoj thonin edhe ata para tyre; zemrat e tyre i përngjajnë njëra-tjetrës! Ndërkohë, Ne ua kemi treguar qartë shenjat Tona atyre që besojnë bindshëm.

119. Njëmend, Ne të kemi dërguar ty (Muhamed) si sjellës të lajmit të mirë dhe paralajmërues; ti nuk do të pyetesh për banorët e Zjarrit flakërues.

120. As hebrenjtë, as të krishterët nuk do të jenë të kënaqur me ty, derisa të pranosh besimin e tyre. Thuaju: “Vetëm udhërrëfimi i Allahut është i drejtë!” E, në qoftë se pas diturisë që të ka zbritur, ti ndjek dëshirën e atyre, atëherë askush nuk do të të ndihmonte apo mbronte nga dënimi i Allahut.



121. Ata që u kemi dhënë Librin dhe e lexojnë ashtu siç është shpallur, ata besojnë vërtet në të. Kurse ata që nuk besojnë në të, pa dyshim, janë të humbur.

122. O bijtë e Izraelit, kujtoni të mirat që ju dhashë dhe që ju ngrita mbi gjithë njerëzit e tjerë (të asaj kohe)!

123. Frikësojuni Ditës kur askush nuk do të mund të bëjë asgjë për askënd dhe, kur prej askujt, nuk do të pranohet as ndërmjetësim, as shpërblesë dhe as që do të ndihmoheni.

124. Kur Allahu e provoi Ibrahimin me disa urdhërime, të cilat ai i plotësoi, Allahu i tha: “Unë do të të bëj ty imam (prijës) të njerëzve!” - “Po pasardhësit e mi?” - pyeti ai. Allahu tha: “Premtimi Im nuk i përfshin të padrejtët.”

125. Kujtoni kur Ne e bëmë Qabenë vendgrumbullimi dhe sigurie për njerëzit, duke thënë “Bëjeni vendin e Ibrahimit si vend-faljeje!” Ne i urdhëruam Ibrahimin dhe Ismailin: “Pastrojeni Shtëpinë Time (Qabenë) për ata që e vizitojnë, që rrijnë aty për adhurim dhe që falen duke u përkulur dhe përulur”.

126. Kur Ibrahimi u lut: “Zoti Im, bëje këtë vend qytet të sigurt dhe furnizoji me prodhime banorët e tij, ata që besojnë në Allahun dhe në jetën tjetër!” - Allahu tha: “Atë që nuk beson, për pak kohë do ta bëj që të kënaqet e pastaj do ta hedh në dënimin e zjarrit.” Eh, sa vendbanim i keq që është ai!

127. Kur Ibrahimi dhe Ismaili ngritën themelet e Qabes, u lutën: “O Zoti ynë! Pranoje prej nesh (këtë vepër)! Me të vërtetë, Ti je Ai që dëgjon dhe di gjithçka!

128. O Zoti ynë! Na bëj të përulur ndaj Teje! Bëj që edhe pasardhësit tanë të jenë të përulur ndaj Teje! Tregona ritet e Haxhit dhe pranoje pendimin tonë, se, pa dyshim, Ti je Pranuesi i pendimit, Mëshirëploti!

129. O Zoti ynë! Dërgo tek ata një të dërguar nga gjiri i tyre, që t’u lexojë shpalljet e Tua, t’ua mësojë Librin dhe Urtësinë (rregullat e fesë) e t’i pastrojë (nga gjynahet)! Vërtet, Ti je i Plotfuqishmi dhe i Urti!”



130. Fesë së Ibrahimit i shmanget vetëm ai që e nënçmon vetveten. Ne e zgjodhëm atë në këtë botë, kurse në botën tjetër ai do të jetë ndër të mirët.

131. Kur Zoti i tij i tha: “Përulu!” - ai u përgjigj: “Iu përula Zotit të gjithësisë!”

132. Ibrahimi ua dha këtë porosi fëmijëve të tij; po ashtu edhe Jakubi: “O bijtë e mi! Pa dyshim, Allahu ka zgjedhur për ju fenë e vërtetë, prandaj mos vdisni ndryshe veçse duke qenë myslimanë të nënshtruar ndaj Atij!”

133. A ishit ju të pranishëm kur Jakubit iu afrua vdekja dhe i pyeti të bijtë: “Çfarë do të adhuroni pas meje?” - Ata u përgjigjën: “Ne do të adhurojmë Zotin tënd, që është edhe Zoti i etërve të tu: Ibrahimit, Ismailit dhe Is’hakut, një Zot të vetëm. Ne Atij i nënshtrohemi!”

134. Ata njerëz tashmë kanë kaluar. Ata do të kenë çfarë kanë merituar dhe ju do të keni atë që meritoni e nuk do të pyeteni për veprat e tyre.

135. Ata thonë: “Bëhuni hebrenj ose të krishterë, që të jeni në rrugë të drejtë!” Thuaju: “Në asnjë mënyrë. Ne jemi të fesë së pastër të Ibrahimit, i cili nuk ka qenë idhujtar”.

136. Thoni: “Ne besojmë në Allahun, në atë që na është shpallur neve (Kuranin), në atë që i është shpallur Ibrahimit, Ismailit, Is’hakut, Jakubit dhe Esbatëve (12 bijve të Jakubit), në atë që i është dhënë Musait e Isait dhe në atë që u është dhënë profetëve nga Zoti i tyre. Ne nuk bëjmë kurrfarë dallimi midis tyre dhe vetëm Allahut i përulemi”.

137. Nëse ata besojnë në atë që besoni edhe ju, atëherë janë në rrugën e drejtë. E, nëse ia kthejnë shpinën asaj, atëherë sigurisht që do të përçahen. Por Allahu të mjafton ty (Muhamed si mbrojtës) kundër atyre. Ai i dëgjon dhe i di të gjitha.

138. Thoni: “Kjo fe është “ngjyra” që na ka dhënë Allahu! S’ka “ngjyrë” më të bukur se ajo që jep Allahu! Ne vetëm Atë adhurojmë!”



139. Thuaj: “A mos doni të haheni me ne për Allahun, kur Ai është Zoti ynë dhe Zoti juaj?! Ne jemi përgjegjës për veprat tona, kurse ju për tuajat. Ne vetëm Atij i përkushtohemi.”

140. A po thoni se Ibrahimi, Ismaili, Is’haku, Jakubi dhe Esbatët kanë qenë çifutë (me fe), ose të krishterë? Thuaju: “A e dini më mirë ju apo Allahu? Kush është më keqbërës se ai që fsheh të vërtetën e ardhur prej Allahut? Por Allahu nuk është i pavëmendshëm ndaj veprave që punoni ju”.

141. Ata njerëz tashmë kanë kaluar. Ata do të kenë çfarë kanë merituar dhe ju do të keni atë që meritoni e nuk do të pyeteni për veprat e tyre.

142. Disa mendjelehtë (nga ithtarët e Librit) do të thonë: “Ç’i ktheu ata prej kiblës së tyre[28]?” Thuaju: “Të Allahut janë Lindja dhe Perëndimi. Ai udhëzon kë të dojë në rrugën e drejtë”.

---

[28] Kibla quhet drejtimi nga kthehen myslimanët gjatë faljes së namazit. Ky drejtim ka qenë fillimisht nga Jeruzalemi dhe më pas është ndryshuar drejt Mekës. Për këtë ngjarje flet edhe vargu i mësipërm.

143. Kështu, Ne ju kemi bërë një bashkësi të drejtë, që të bëheni dëshmitarë përmbi njerëzit dhe që i Dërguari të jetë dëshmitar përmbi ju. Ne nuk e kemi bërë kthimin tënd nga Qabeja (o Muhamed) për tjetër arsye, por vetëm për t'i dalluar ata që i shkojnë pas të Dërguarit, nga ata që kthehen nga thembrat (që tërhiqen nga besimi tek ai). Kjo provë ka qenë e rëndë (për njerëzit), por jo për ata që Allahu i ka udhëzuar. Dijeni se Allahu nuk ua humb besimin tuaj (d.m.th. namazin që keni falur nga Kudsi). Në të vërtetë, Allahu është Përdëllimtar dhe i Mëshirshëm me njerëzit.

144. Ne të pamë ty (Muhamed) që vazhdimisht drejtoje shikimin nga qielli. Mirë pra, Ne do të të kthejmë ty nga kibla që të kënaq ty. Prandaj, ktheje fytyrën tënde nga Xhamia e Shenjtë (Qabeja)! Dhe kudo që të gjendeni, kthejeni fytyrën tuaj nga ajo anë! Pa dyshim, ata që u është dhënë Libri (Teurati), e dinë se drejtimi nga Qabeja është e vërteta prej Zotit të tyre. Allahu nuk është i pakujdesshëm ndaj punëve që ata bëjnë.

145. Edhe sikur t'u sillje të gjitha provat atyre që u është dhënë Libri, ata prapëseprapë nuk do ta pranonin kiblën tënde, por edhe ti nuk do ta pranosh kiblën e tyre dhe askush nga ata nuk do të pranonte kiblën e njëri-tjetrit. E, nëse ti, pasi të është zbritur dituria, do të ndiqje dëshirat e tyre, atëherë pa dyshim që do të ishe një nga keqbërësit.

146. Ata që u kemi dhënë Librin, e njohin atë (Profetin a.s.), ashtu siç i njohin bijtë e tyre, por disa prej tyre e fshehin të vërtetën, duke e ditur mirë.

147. E vërteta është prej Zotit Tënd; pra, kurrsesi mos u bëj nga ata që dyshojnë.

148. Çdokush ka një drejtim nga i cili kthehet. Pra, bëni garë me njëri-tjetrin për punë të mira. Kudo që të gjendeni, Allahu do t'ju mbledhë të gjithëve; Ai është i Fuqishëm për çdo gjë.

149. Nga cilido vend që të dalësh, ktheje fytyrën nga Xhamia e Shenjtë. Kjo është e vërteta që vjen nga Zoti yt. Allahu nuk është i pakujdesshëm ndaj veprave që ju bëni.

150. Nga cilido vend që të dalësh, ktheje fytyrën nga Xhamia e Shenjtë. Kudo që të ndodheni, ktheni fytyrat tuaja nga ajo anë, që njerëzia të mos ketë ç'të thotë kundër jush, përveç keqbërësve - por atyre mos iu frikësoni, frikësohuni vetëm prej Meje -, që të plotësoj mirësinë Time ndaj jush dhe që ju të shkoni në udhë të drejtë.

151. Po kështu, (për të plotësuar mirësinë Time ndaj jush) ju kam sjellë një të Dërguar, nga mesi juaj, i cili ju lexon shpalljet Tona, ju pastron (nga gjynahet), ju mëson Librin (Kuranin) e Urtësinë (rregullat e fesë) dhe ju mëson ato gjëra që nuk i keni ditur.

152. Prandaj, më kujtoni Mua (me namaz e lutje) që Unë t'ju kujtoj (me shpërblime) dhe falënderomëni Mua (duke M'u bindur) e mos i mohoni dhuntitë e Mia (me mosbindje)!

153. O besimtarë! Kërkoni ndihmë për veten nëpërmjet durimit dhe namazit! Në të vërtetë, Allahu është me të duruarit.



154. Dhe mos thoni për ata që vriten në rrugën e Allahut[29] se janë të vdekur! Jo! Ata janë të gjallë, ndonëse ju nuk e ndjeni!

155. Sigurisht që Ne do t'ju provojmë me frikë dhe uri, me dëmtim të pasurisë, të njerëzve dhe të të lashtave! Prandaj, përgëzoji të duruarit,

156. të cilët, kur i godet ndonjë fatkeqësi thonë: “Të Allahut jemi dhe vetëm tek Ai do të kthehemi!”

157. Ata do të shpërblehen me bekim dhe mëshirë nga Zoti i tyre; ata janë në rrugën e drejtë!

158. Kodrinat Safa dhe Merva (në Mekë) janë pjesë e Simboleve të Allahut, prandaj ai që viziton Qaben për haxh ose për umre[30], s'ka kurrfarë gjynahu nëse sillet mes tyre. Kush bën vepra të

---

[29] Shprehja “në rrugën e Allahut” (fî sebîlil-lâh) do të thotë: “për çështjen e Allahut”, “në shërbim të Allahut” etj.

[30] Një lloj pelegrinazhi më i vogël se haxhillëku.

mira vullnetare, ta dijë se Allahu është njëmend Falënderues dhe i Gjithëdijshëm.

159. Me të vërtetë, ata që fshehin shpalljet Tona të qarta, pasi ua kemi shpjeguar njerëzve në Libër (Teurat), do të mallkohen nga Allahu dhe do të mallkohen nga ata (engjëj e njerëz) që janë ngarkuar të mallkojnë.

160. Mirëpo atyre që pendohen, përmirësohen dhe tregojnë atë që kishin fshehur, Unë ua pranoj pendimin, sepse Unë jam Pranuesi i pendimeve dhe Mëshirëploti.

161. Ata që nuk besojnë dhe vdesin duke qenë jobesimtarë, do të mallkohen nga Allahu, engjëjt dhe të gjithë njerëzit.

162. Ata do të jenë gjithmonë të mallkuar, nuk do t'u lehtësohet dënimi dhe nuk do t'u jepet afat.

163. Zoti juaj është një Zot i vetëm! S'ka zot tjetër (të denjë për adhurim), përveç Atij, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!



164. Me të vërtetë, në krijimin e qiejve dhe të Tokës, në këmbimin e natës me ditën, në anijet që lundrojnë nëpër det për t'u sjellë dobi njerëzve, në ujin që Allahu zbret prej qiellit, duke ngjallur përmes tij tokën e vdekur dhe duke shpërndarë gjithfarë gjallesash, në lëvizjen e erërave dhe në retë që qëndrojnë midis qiellit e Tokës, pra, në të gjitha këto, sigurisht që ka shenja për njerëzit me intelekt.

165. E megjithatë, disa njerëz zgjedhin (për të adhuruar) në vend të Allahut (zota) të tjerë, (duke i konsideruar) si të barabartë me Atë dhe duke i dashur siç duhet Allahu. Por ata që besojnë, e duan shumë më tepër Allahun (se sa ç'i duan idhujtarët idhujt e tyre). Sikur keqbërësit të shihnin që tani çastin kur të përballen me ndëshkimin, do ta kuptonin se e tërë fuqia i përket Allahut dhe se dënimi i Tij është fort i ashpër.

166. Ah, sikur ta shihnin çastin kur të adhuruarit do t'i braktisin adhuruesit e tyre, kur të gjithë do të shohin dënimin e midis tyre do të këputet çdo lidhje.

167. Atëherë adhuruesit do të thonë: "Ah, sikur të ktheheshim edhe një herë (në jetën e Tokës) e t'i braktisnim ata[31], ashtu siç na braktisën ne!" Kështu, Allahu do t'ua tregojë veprat e tyre si burim hidhërimi për ta dhe ata s'kanë për të dalë kurrë nga zjarri.

168. O njerëz! Ushqehuni me të gjitha ato gjëra të lejuara e të mira që gjenden në Tokë dhe mos ndiqni gjurmët e djallit, sepse ai është njëmend armiku juaj i hapur.

169. Ai ju nxit vetëm në të këqija, në vepra të turpshme dhe të flisni për Allahun gjëra që nuk i dini.

170. Kur atyre[32] u thuhet: "Ndiqni atë që ka shpallur Allahu!" ata përgjigjen: "Jo! Ne do të ndjekim atë udhë në të cilën i kemi gjetur të parët tanë" - Vallë, edhe atëherë kur të parët e tyre nuk kuptonin gjë e nuk ishin të udhëzuar?!

171. Mohuesit i shëmbëllejnë kafshëve, të cilat, kur i thërret dikush, dëgjojnë vetëm thirrje e zë, por s'kuptojnë asgjë. Ata janë të shurdhër, memecë dhe të verbër e nuk kuptojnë asgjë.

172. O besimtarë! Hani nga ushqimet e lejuara që ju kemi dhënë dhe, nëse jeni adhurues të Allahut, falënderojeni Atë!

173. Me të vërtetë, Allahu ju ka ndaluar të hani kafshën e ngordhur, gjakun e derdhur, mishin e derrit dhe mishin që nuk është therur në emër të Allahut. Por kushdo që detyrohet nga nevoja të hajë ndonjë gjë prej këtyre, pa dashur të bëjë gjynah dhe pa e kaluar kufirin, nuk do të fajësohet. Vërtet, Allahu është Falës i madh dhe Mëshirëplotë.

174. Pa dyshim, ata që fshehin çfarë ka shpallur Allahu në Libër dhe e këmbejnë atë me diçka tjetër të pavlerë, do të gëlltisin në barkun e tyre vetëm zjarr. Në ditën e Kiametit, Allahu nuk do t'u flasë atyre, nuk do t'i pastrojë (nga gjynahet) dhe do t'u japë dënim të dhembshëm.

---

[31] Të adhuruarit.
[32] Idhujtarëve të Mekës.

175. Ata e kanë këmbyer rrugën e drejtë me humbjen dhe faljen e Zotit me dënimin e Tij. Po sa të durueshëm do të jenë në zjarr?!

176. Kjo është kështu, sepse Allahu e ka zbritur Librin me të vërtetën. Sigurisht, ata që nuk pajtohen rreth tij, janë të përçarë dhe larg së vërtetës.

177. Mirësia nuk është të kthyerit e fytyrës suaj nga lindja dhe perëndimi, por mirësia është (cilësi) e atij që beson Allahun, Ditën e Fundit, engjëjt, Librin dhe profetët; e atij që me vullnet jep nga pasuria e vet për të afërmit, jetimët, të varfrit, udhëtarët e mbetur rrugës, lypësit dhe për lirimin e të robëruarve; e atij që fal namazin dhe e jep zeqatin; dhe e atyre që i plotësojnë premtimet, kur marrin përsipër diçka; e atyre që durojnë në kohë skamjeje, sëmundjeje dhe lufte. Këta janë besimtarët e vërtetë dhe këta janë ata që e kanë frikë Allahun.

178. O besimtarë! Është caktuar për ju kisasi[33] për vrasje: I liri për të lirin, skllavi për skllavin dhe femra për femrën. Ai (vrasës) që falet nga farefisi i të vrarit, duhet të sillet njerëzishëm dhe le të zbatojë dëmshpërblimin me të mirë. Kjo (falje) është një lehtësi dhe mëshirë nga ana e Zotit. E kushdo që pas kësaj (faljes), e kapërcen kufirin, do të marrë një dënim të dhembshëm.

179. Në ligjin e barazisë në ndëshkim ka siguri për jetën tuaj, o mendarë, në mënyrë që ju të përmbaheni!

180. Ju është urdhëruar që, nëse ndonjërit prej jush i afrohet vdekja dhe ka pasuri për të lënë pas, atëherë të lërë testamentin në mënyrë të drejtë për prindërit dhe farefisin; ky është detyrim për besimtarët e devotshëm.

181. Kush e ndryshon testamentin pasi e ka dëgjuar, ta dijë se gjynahu është i rëndë për ata që e ndryshojnë! Sigurisht që Allahu i dëgjon dhe i di të gjitha.

[33] Kisasi në të drejtën juridike islame është ligji i barazisë në ndëshkim.

182. Kush i trembet ndonjë gabimi apo padrejtësie nga ana e lënësit të testamentit dhe e ndreq atë, ta dijë se nuk bën gjynah. Vërtet, Allahu është Falës i madh dhe Mëshirëplotë.

183. O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat.

184. Agjërimi zgjat disa ditë, por, nëse ndonjëri prej jush është i sëmurë ose duke udhëtuar, le të agjërojë aq ditë sa i ka prishur në ditët e tjera pas. Ata që kanë vështirësi për të agjëruar, duhet të ushqejnë si shpagim nga një të varfër për çdo ditë agjërimi. E, nëse ndonjëri jep më shumë se kaq, kjo është edhe më mirë për të. Por, agjërimi juaj është më i dobishëm, në qoftë se e dini.

185. Muaji i Ramazanit është ai, në të cilin ka zbritur Kurani, që është udhërrëfyes për njerëzit, plot me shenja të qarta për rrugën e drejtë dhe dallues (i së mirës nga e keqja). Pra, kushdo nga ju që dëshmon këtë muaj, le të agjërojë! Sa i përket atij që është i sëmurë ose gjendet në udhëtim e sipër (le të agjërojë më vonë) aq ditë sa nuk i ka agjëruar. Allahu dëshiron që t'jua lehtësojë dhe jo që t'jua vështirësojë. Ai dëshiron që të plotësoni numrin e ditëve të agjërimit dhe që ta madhëroni Allahun (në fund të agjërimit), për shkak se ju ka drejtuar në rrugë të drejtë e që ta falënderoni Atë.

186. Kur robërit e Mi (besimtarë) të pyesin për Mua, (thuaju se) Unë jam afër, i përgjigjem lutjeve të lutësit, kur ai më lutet Mua. Prandaj, le t'i përgjigjen thirrjes Sime dhe le të më besojnë Mua, për të qenë në rrugë të drejtë.

187. Tani është e lejuar për ju që, gjatë netëve të agjërimit, të shkoni me bashkëshortet tuaja. Ato janë petk për ju e ju jeni petk për ato. Allahu e di mirë se ju e keni mashtruar veten (duke shkuar me gratë para se të zbriste lejimi), por Allahu e ka pranuar pendimin tuaj dhe jua ka falur gabimin. Prandaj, ju lejohet bashkimi me bashkëshortet tuaja dhe tani kërkoni atë që ka caktuar Allahu për ju. Dhe hani e pini derisa të dallohet fija e bardhë (bardhësia) e agimit nga fija e zezë (errësira e natës), pastaj plotësojeni agjërimin derisa të bjerë mbrëmja. Mos iu afroni

atyre (bashkëshorteve) gjatë kohës kur mbylleni për adhurim në xhami! Këta janë kufijtë e Allahut, prandaj mos iu afroni atyre! Kështu, pra, Allahu ua shpjegon njerëzve urdhëresat e veta, që ata të ruhen nga të këqijat.

188. Mos ia merrni pasurinë njëri-tjetrit padrejtësisht! Dhe mos u bëni mitëdhënës te gjykatësit për t'ua përvetësuar në mënyrë të paligjshme dhe me vetëdije njerëzve një pjesë të mallit.

189. Të pyesin ty (o Muhamed) për hënat e reja; thuaju: "Ato janë për njerëzit shenja përcaktuese të kohës dhe të haxhillëkut". Nuk është mirësi të hysh në shtëpi nga dera e pasme (siç bënin paganët para Islamit), por mirësia qëndron në të ruajturit nga të këqijat. Hyni në shtëpi nga dyert e tyre dhe kijeni frikë Allahun, në mënyrë që të shpëtoni!

190. Luftoni në rrugën e Allahut ndaj atyre që luftojnë kundër jush, por mos e kaloni kufirin, se Allahu nuk i do ata që e kalojnë kufirin.

191. Vritini ata kudo që t'i gjeni dhe dëbojini prej vendeve, ashtu siç ju dëbuan ata ju. Mosbesimi është më i rëndë se vrasja. Mos luftoni me ata pranë Xhamisë së Shenjtë (Qabesë), përveç rastit kur ata ju sulmojnë aty brenda! E, nëse ata luftojnë me ju aty, atëherë vritini ata! I këtillë duhet të jetë ndëshkimi për jobesimtarët.

192. Por, në qoftë se ata heqin dorë, atëherë Allahu është vërtet Falës dhe Mëshirëplotë.

193. Luftojini ata derisa të zhduket mosbesimi dhe deri sa të mbretërojë besimi vetëm për Allahun! Por, në qoftë se ata heqin dorë nga lufta kundër jush, atëherë s'ka armiqësi, përveçse kundër keqbërësve.

194. Shkelja e muajit të shenjtë do të shpaguhet me shkelje të muajit të shenjtë, por dhe shkelja e të shenjtave do të ndëshkohet në të njëjtën mënyrë. Pra, kushdo që ju sulmon, edhe ju keni të drejtë ta sulmoni atë, ashtu siç ju sulmoi ju! Frikësojuni Allahut dhe dijeni se Allahu është me ata që ruhen nga të këqijat.

195. Shpenzojeni pasurinë në rrugën e Allahut dhe mos e çoni veten tuaj në shkatërrim, por bëni të mira; Allahu me të vërtetë i do bamirësit.

196. Kryeni haxhin dhe umren për hir të Allahut! Nëse në këtë rrugë pengoheni, atëherë therni kurban, sipas mundësisë, dhe mos i rruani kokat tuaja, derisa të arrijë kurbani në vend! Cilido prej jush që është i sëmurë ose që ka ndonjë plagë në kokë (dhe si i tillë, nuk mund ta rruajë kokën), le ta zëvendësojë me agjërim, lëmoshë ose kurban. Kur të jeni të sigurt (nga armiqtë), ai që prej jush kryen umren deri në haxh, le të therë kurban, sipas mundësisë. Ndërsa ai që nuk ka mundësi, është i detyruar të agjërojë tri ditë në haxh dhe shtatë ditë pas kthimit nga haxhi; këto janë dhjetë ditë të plota. Kjo është për ata që nuk banojnë në Mekë. Ta keni frikë Allahun dhe dijeni se Ai dënon ashpër.

197. Koha e haxhillëkut është në muaj të caktuar.[34] Kush vendos të kryejë haxhillëkun, le të largohet nga marrëdhëniet (me gruan), grindjet dhe sharjet. Ndërkaq, çdo vepër të mirë që bëni, Allahu e di. Pajisuni me gjërat që ju nevojiten për rrugë dhe dijeni se pajisja më e mirë është devotshmëria. Prandaj, kini frikë prej Meje, o njerëz të mençur!



198. Nuk është gjynah të kërkoni nga Zoti juaj ndonjë të mirë. E, kur të ktheheni nga Arafati, përmendni Allahun në vendet e shenjta! Përmendni Atë që ju ka udhëzuar në rrugën e drejtë, sepse ju më parë ishit të humbur!

199. Mandej, kthehuni, siç kthehen të gjithë të tjerët dhe kërkoni ndjesë prej Allahut! Se Allahu është Falës i madh dhe Mëshirëplotë.

200. Pasi t'i kryeni ritet e haxhillëkut, përmendni Allahun ashtu siç i kujtoni prindërit tuaj, madje edhe më tepër! Disa njerëz thonë: "Zoti ynë, jepna të mira në këtë botë!" Por, për këta, s'ka asnjë të mirë në botën tjetër.

---

[34] Muajt, kur mund të shkohet për haxhillëk, janë: Sheval, Dhul-Kade dhe Dhul-Hixhe. Vizita mund të bëhet që në ditën e parë të Shevalit, por duhet pritur dita e tetë e Dhul-Hixhes për të filluar haxhillëkun.

201. Por ka dhe të tjerë që thonë: “Zoti ynë, na jep të mira në këtë botë, na jep të mira në botën tjetër dhe na ruaj nga dënimi i Zjarrit (të Xhehenemit)”

202. Këtyre do t’u jepet shpërblim për atë që kanë bërë. Allahu është i shpejtë në llogari.

203. Dhe madhëroni Allahun në (tre) ditët e caktuara (të Teshrikut). Por, edhe ata që nguten dhe rrinë vetëm dy ditë (në Mina), nuk bëjnë gjynah; nuk bën gjynah as ai që rri më shumë, nëse i frikësohet vërtet Allahut. Ta keni frikë Allahun e ta dini mirë se vetëm tek Ai do të tuboheni!

204. Ka ndonjë njeri (hipokrit), fjalët e të cilit në jetën e kësaj bote ta bëjnë qejfin dhe që betohet në Allahun për atë që mban në zemër, por që, në të vërtetë, është kundërshtari (yt) më i betuar.

205. E, kur largohet, përpiqet të bëjë të këqija në tokë, duke shkatërruar të mbjellat dhe bagëtinë. Por Allahu nuk e do shkatërrimin.



206. Kur atij i thuhet “Kije frikë Allahun!”, ai mburret dhe bën më shumë të këqija. Atij i mjafton Xhehenemi. Eh, sa vendbanim i keq është ai vend!

207. Ka njerëz që e flijojnë veten, për të fituar pëlqimin e Allahut. Allahu është shumë i mëshirshëm me robtë e Vet.

208. O besimtarë! Pranojeni Islamin me të gjitha rregullat e tij dhe mos shkoni gjurmëve të djallit, se ai është armiku juaj i përbetuar.

209. E, nëse i shmangeni së drejtës, pasi ju kanë ardhur prova të qarta, atëherë dijeni se Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë.

210. E ç’presin tjetër ata, që t’u vijë Allahu përmes hijeve të reve bashkë me engjëjt?! Atëherë merr fund puna! Tek Allahu kthehen të gjitha punët.

211. Pyeti bijtë e Izraelit: sa shenja të qarta u kemi dërguar Ne atyre? Ata që mohojnë të mirat e Allahut, pasi u janë dërguar, do të dënohen. Vërtet, Allahu është i rreptë në ndëshkim.

212. Ata që nuk besojnë, janë të joshur nga jeta e kësaj bote, prandaj tallen me besimtarët. Por njerëzit që i frikësohen Allahut, do të jenë mbi ata - në Ditën e Kiametit. Allahu begaton pa kufi kë të dojë.

213. Dikur, të gjithë njerëzit përbënin një bashkësi të vetme. Pastaj Allahu u dërgoi profetët me lajme të mira dhe paralajmërime. Bashkë me ata, Ai zbriti edhe Librin me të vërtetën, për t'i gjykuar njerëzit në çështjet për të cilat nuk pajtoheshin. Mirëpo, njerëzit u grindën midis tyre, pasi u erdhën shenjat e qarta, nga zilia që kishin për njëri-tjetrin. Atëherë, me vullnetin e Vet, Allahu i udhëzoi besimtarët që ta kuptonin të vërtetën, lidhur me çështjet për të cilat të tjerët nuk pajtoheshin. Allahu shpie në udhë të drejtë kë të dojë.

214. Vërtet mendoni të hyni në Xhenet, pa provuar atë që kanë provuar të tjerët para jush? Ata i goditi mjerimi dhe sëmundjet dhe, aq shumë u tronditën, saqë çdo i dërguar dhe ndjekësit e tij, thirrën: “Kur do të arrijë ndihma e Allahut?!” Ja, ndihma e Allahut është afër!



215. Të pyesin ty çfarë të japin si lëmoshë. Thuaju: “Çfarëdo bamirësie që bëni, ajo le t'u takojë prindërve, farefisit, jetimëve, të varfërve dhe udhëtarëve. Çfarëdo të mire që bëni, Allahu e di atë”.

216. Lufta është bërë detyrim për ju, ndonëse e urreni. Por mund ta urreni një gjë, ndërkohë që ajo është e mirë për ju e mund ta doni një gjë, ndërkohë që ajo është e dëmshme për ju. Allahu di, kurse ju nuk dini.

217. Të pyesin ty për muajin e shenjtë, për luftën në të. Thuaju: “Luftimi në atë kohë është gjynah i madh, por pengimi i njerëzve prej udhës së Allahut, mohimi i Tij, pengimi i njerëzve nga vizita e Xhamisë së Shenjtë dhe dëbimi i banorëve të saj nga ajo, janë gjynah më i madh tek Allahu. Kurse adhurimi i idhujve është gjynah më i madh se vrasja.” Ata vazhdimisht do të luftojnë kundër jush, që të mund t'ju kthejnë nga besimi juaj. Ata që e mohojnë fenë dhe vdesin si mohues, - veprat e tyre (të mira) do

të humbasin në këtë botë dhe në tjetrën. Ata do të jenë banorë të Zjarrit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë.

218. Vërtet, ata që besuan dhe ata që mërguan e luftuan në rrugë të Allahut, pikërisht ata shpresojnë në mëshirën e Allahut. Allahu është Falës i madh dhe Mëshirëplotë.

219. Të pyesin ty për verën[35] dhe kumarin. Thuaju: "Ato sjellin dëme të mëdha (gjynahe), por edhe dobi për njerëzit. Megjithatë, dëmi i tyre është më i madh se dobia". Të pyesin se çfarë duhet të japin si lëmoshë. Thuaju: "Tepricën!" Ja, kështu jua shpjegon Allahu shpalljet e Tij, që të mund të mendoni.

220. për këtë jetë dhe për jetën tjetër. Të pyesin ty për jetimët, thuaju: "T'u bëni mirë atyre është vepër e bukur. Nëse jetoni bashkë me ata, dijeni se janë vëllezërit tuaj. Allahu di ta dallojë keqbërësin prej mirëbërësit. Sikur të donte Allahu, do t'ju detyronte me punë të vështira. Vërtet, Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë.

221. Mos u martoni me paganet, gjersa të bëhen besimtare. Skllavja besimtare është më e mirë se pagania, edhe nëse kjo e fundit mund t'ju pëlqejë. Mos i martoni myslimanet me paganë, gjersa ata të bëhen besimtarë. Skllavi besimtar është më i mirë se pagani, edhe nëse ky i fundit mund t'ju pëlqejë. Ata ju thërrasin në zjarr, kurse Allahu, me mirësinë e Tij, ju thërret në Xhenet e falje (të gjynaheve). Ai ua shpjegon njerëzve shpalljet e Veta, që të mendojnë ata.

222. Të pyesin ty (Muhamed) për të përmuajshmet e femrave. Thuaju: "Ajo është gjendje e dëmshme." Prandaj, gjatë kësaj kohe, mos iu afroni atyre (për marrëdhënie) derisa të pastrohen. Pasi të pastrohen, atëherë afrohuni tek ato ashtu si ju ka urdhëruar Allahu. Pa dyshim, Allahu i do ata që pendohen fort (për gjynahet) dhe ata që pastrohen.

223. Gratë tuaja janë "ara" për ju, prandaj iu afroni "arave" tuaja si të doni. Por bëni diçka (të mirë) për veten tuaj (duke

[35] Vera, nënkupton të gjitha pijet dhe lëndët dehëse.

përmendur emrin e Allahut para kontaktit). Kijeni frikë Allahun dhe dijeni se do të takoheni me Atë. Jepu lajm të mirë besimtarëve (se do fitojnë Xhenetin).

224. Mos e bëni pengesë betimin në Allahun për kryerjen e veprave të mira, largimin prej të ligave dhe për pajtimin e njerëzve! Allahu i dëgjon dhe i di të gjitha.

225. Allahu nuk ju dënon nëse betoheni pa qëllim, por ju dënon për atë që vendosni në zemrat tuaja. Allahu është Falës i madh e i Butë.

226. Ata që betohen se nuk do t'u afrohen grave të veta, duhet të presin katër muaj; nëse pendohen nga betimi, ta dinë se Allahu është Falës i madh dhe Mëshirëplotë.

227. E, nëse vendosin të ndahen, vërtet, Allahu dëgjon dhe di çdo gjë.



228. Gratë e ndara duhet të presin tri cikle mujore dhe nuk është e lejueshme ta fshehin atë që ka krijuar Allahu në mitrën e tyre, nëse besojnë Allahun dhe Ditën e Kiametit. Burrat e tyre, nëse dëshirojnë mirësi dhe qetësi, kanë të drejtë t'i kthejnë gjatë këtij afati. Gratë kanë aq të drejta sa kanë edhe detyra, sipas arsyes së shëndoshë, ndonëse burrat kanë një shkallë (më shumë përgjegjësie) mbi ato.[36] Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë.

229. Ndarja mund të bëhet dy herë. Më pas, gruaja ose të mbahet me të mirë, ose të lejohet të ikë me të mirë. Burrave nuk u lejohet të marrin gjë nga ajo që iu kanë dhënë atyre, vetëm nëse të dyja palët frikësohen se nuk do t'i zbatojnë kufijtë e Allahut.[37] Pra, nëse të dy frikësohen se nuk do të mund t'u përmbahen

---

[36] Te Zoti nuk humb asgjë. Edhe pse meshkujt e femrat janë të barabartë, në pikëpamje të fuqisë fizike meshkujt janë më të fortë. Për këtë arsye, Zoti i ka ngritur meshkujt për një shkallë më lartë. Kjo është e njohur, madje, edhe në botën bashkëkohore si p.sh. përmes kohëzgjatjes së stazhit të punës, që duhet të kryejnë meshkujt dhe femrat (përkthyesi).

[37] "Kufijtë e Allahut": në këtë rast bëhet fjalë për pranimin e ndërsjellë midis të dyja palëve.

kufijve të Allahut, atëherë nuk është gjynah për asnjërin, nëse gruaja i jep diçka burrit (për t'u ndarë nga ai). Këta janë kufijtë e Allahut, andaj mos i shkelni ata! Ata që shkelin kufijtë e Allahut, pikërisht ata janë keqbërësit.

230. Më pas, nëse burri e ndan sërish gruan (për të tretën herë), nuk mund të martohet më me të, pa u martuar ajo me një burrë tjetër. Por, në qoftë se gruaja ndahet rregullisht nga burri i dytë, atëherë nuk kanë gjynah as ajo e as burri i parë që të martohen sërish me njëri-tjetrin, nëse mendojnë se do t'i respektojnë kufijtë e Allahut; këto janë urdhrat e Allahut, që Ai ua shpjegon njerëzve që kuptojnë.

231. Kur t'i ndani gratë dhe atyre t'u afrohet fundi i periudhës së pritjes, ose mbajini me të mirë, ose lërini të ikin me të mirë. Dhe mos i mbani ato me qëllim lëndimi, se në këtë mënyrë i bëni padrejtësi vetes. Mos luani me shpalljet e Allahut! Kujtoni begatitë që ju ka dhënë Ai, si dhe Librin (Kuranin) dhe diturinë e hollësishme, që jua ka zbritur për t'ju këshilluar. Kini frikë Allahun dhe ta dini se Allahu është i Dijshëm për çdo gjë!



232. Kur t'i lini gratë të lira dhe ato të kenë plotësuar kohën e pritjes, mos i pengoni ato që të martohen përsëri me burrat e tyre, nëse merren vesh me të mirë. Kështu këshillohet çdokush prej jush që beson Allahun dhe Ditën e Kiametit. Kjo është më e ndershme dhe më e virtytshme. Allahu di, kurse ju nuk dini.

233. Nënat le t'u japin gji fëmijëve të tyre dy vjet, për ata që duan t'ia plotësojnë dhënien e gjirit. Babai i fëmijës ka për detyrë, sipas mundësisë së tij, që t'i sigurojë si duhet ushqim dhe veshmbathje. Nuk ngarkohet askush përtej mundësisë që ka: nëna le të mos dëmtohet për shkak të fëmijës së saj e as babai të mos dëmtohet për shkak të tij. Edhe trashëgimtari ka të njëjtat detyrime për të gjitha këto. Por, nëse pas këshillimit, ata vendosin me pëlqim të ndërsjellë që ta ndajnë fëmijën nga gjiri, kjo nuk është gjynah për ata. Po ashtu, nuk është gjynah për ju nëse doni t'i gjeni fëmijës suaj ndonjë mëndeshë, me kusht që t'ia jepni atë që e keni menduar, sipas rregullave. Ta keni frikë Allahun dhe dijeni se Allahu i sheh mirë të gjitha punët që bëni ju.

234. Gratë të cilave iu vdes burri, duhet të presin katër muaj e dhjetë ditë (pas vdekjes së tij). Pas kalimit të këtij afati, ju nuk jeni përgjegjës për çfarë bëjnë ato me jetën e tyre sipas rregullave. Allahu e njeh mirë çdo vepër që ju bëni.

235. Nuk është gjynah për ju nëse grave të tilla u jepni shenjë se do t'i kërkoni apo nëse këtë qëllim e fshihni në shpirtin tuaj. Allahu e di se do të mendoni për ato, por mos u premtoni atyre fshehurazi, vetëm nëse bisedoni me to ndershmërisht. Dhe mos vendosni për martesë para se të kalojë afati i paraparë i pritjes. Ta dini se Allahu e di ç'ka në zemrat tuaja, andaj ruajuni prej Tij. Dhe ta dini se Allahu është Falës i madh dhe i Butë.

236. Nuk është gjynah për ju nëse i ndani gratë para se të keni marrëdhënie me to ose para se të caktoni shumën e dhuratës martesore (që do t'u jepni). Por u jepni dhuratë të pëlqyeshme: i pasuri sipas gjendjes së tij dhe i vobekti sipas gjendjes së vet. Kjo është detyrë e atyre që dëshirojnë të bëjnë vepra të mira.



237. Në qoftë se i ndani gratë para se të keni marrëdhënie me to, por ia keni caktuar shumën e dhuratës martesore, atëherë atyre u përket gjysma e dhuratës, veç nëse ua falin ato ose ua falin ata që kanë në dorë lidhjen e martesës[38]. Por që të falni është më pranë devotshmërisë. Mos harroni që të bëheni bamirës midis jush! Vërtet, Allahu e sheh mirë se çfarë bëni.

238. Faleni rregullisht namazin, sidomos atë të mesmin dhe qëndroni me devotshmëri para Allahut, duke iu lutur Atij.[39]

---

[38] Sipas shkollave malikite dhe shafiite, fraza "ata që kanë në dorë lidhjen e martesës" nënkupton kujdestarët e grave, ndërsa sipas shkollës hanefite, kjo frazë nënkupton bashkëshortët e grave. Sipas interpretimit të dytë, vargu do të thoshte: "veç nëse ua falin ato ose burrat heqin dorë nga gjysma e tyre".

[39] Me këtë varg Zoti na urdhëron të falim namazin, sepse, mosfalja e tij është gjynah i madh. Duhet penduar dhe kërkuar falje shumë herë prej Zotit. Ndër kushtet e fesë islame, i pari është besimi që Zoti është Një dhe se Hazreti Muhamedi (a.s.), është Profeti i Tij. Kushti i dytë, është falja e namazit; kushti i tretë është dhënia e zeqatit (lëmoshës së detyrueshme). Falja e namazit është lutja më e madhe e anës shpirtërore. Zeqati është mirësia më e madhe shoqërore. Ai që e studion domethënien e zeqatit, e kupton hollësisht këtë gjest të madh shoqëror e fetar të pashembullt. Prandaj, zeqati e namazi përmenden krahas në Kuran, në mëse 60 vende. Në shumë pjesë të tjera të Kuranit, ato përmenden veç e veç (përkthyesi).

239. Nëse keni frikë, faluni duke qenë në këmbë ose hipur (mbi kalë)! Kur të jeni të sigurtë, atëherë t'i kryeni faljet për Allahun, ashtu si ju ka mësuar Ai atë që nuk e keni ditur!

240. Ata prej jush, të cilëve iu është afruar vdekja dhe kanë gra për të lënë pas, duhet t'u lënë atyre në testament mjetet për të jetuar një vit, pa i bërë që të dalin nga shtëpia. Por, nëse ato vetë e braktisin shtëpinë, ju nuk jeni përgjegjës për çfarë bëjnë me jetën e tyre sipas rregullave. Allahu është i Plotfuqishëm e i Urtë.

241. Grave të ndara u takon sigurimi i caktuar i shpenzimeve të jetesës. Kjo është detyrë e besimtarëve.

242. Kështu jua shpjegon Allahu shpalljet e Veta, në mënyrë që të kuptoni.

243. Mendo (o Muhamed) për ata që me mijëra ikën nga qytetet e tyre nga frika e vdekjes.[40] Allahu u tha atyre "Vdisni!" pastaj, i ringjalli ata. Vërtet, Allahu zotëron mirësi të mëdha për njerëzit, por shumica e tyre nuk e falënderojnë.



244. Luftoni në rrugën e Allahut dhe ta dini se Allahu i dëgjon të gjitha dhe di çdo gjë.

245. Kush do t'i japë Allahut një hua të bukur, që Ai t'ia kthejë shpërblimin shumëfish? Allahu e shtrëngon (riskun) dhe e liron; tek Ai do të ktheheni.

246. A nuk e ke dëgjuar ti (o Muhamed) se çfarë i tha paria e bijve të Izraelit, pas Musait, një profeti të tyre? I tha: "Na dërgo një mbret, që të luftojmë në rrugën e Allahut!" - Profeti u tha: "Po sikur të mos luftoni kur të shpallet lufta?" Ata thanë: "E përse të mos luftojmë në rrugën e Allahut, ne që jemi dëbuar nga atdheu ynë dhe jemi ndarë nga fëmijët tanë?!" Mirëpo, kur u urdhëruan të luftojnë, ata nuk luftuan, me përjashtim të një pakice. Allahu i njeh mirë keqbërësit.

---

[40] Sipas komentuesve të Kuranit, vargu bën fjalë për një qytet hebrenjsh, banorët e të cilit u larguan prej tij nga frika e një epidemie. Allahu i Madhëruar i bëri të vdesin, pastaj i ringjalli sërish.

247. Profeti i tyre u tha: “Allahu ka dërguar Talutin si mbretin tuaj.” Ata thanë: “Si mund të bëhet ai mbreti ynë, kur ne kemi më tepër merita se ai për të sunduar?! Përveç kësaj, ai nuk ka ndonjë pasuri të madhe.” Ai u përgjigj: “Allahu e ka zgjedhur atë për mbretin tuaj dhe e ka pajisur me dijeni të gjerë dhe me fuqi trupore. Allahu ia jep pushtetin e Vet kujt të dojë; Allahu është Mirëbërës i madh dhe i Gjithëdijshëm.”

248. Profeti u tha atyre: “Shenjë e sundimit të tij është ardhja e Arkës. Aty ka qetësi[41] për ju nga Zoti juaj dhe relike të lëna nga familja e Musait dhe Harunit. Atë e bartin engjëjt. Sigurisht që kjo është një shenjë për ju, nëse jeni besimtarë!”

249. Kur Taluti u nis për luftë bashkë me ushtrinë, u tha atyre: “Allahu do t'ju provojë me një lumë. Kush pi ujë në të, nuk është ushtari im. Ndërsa kush nuk pi ujë në të ose kënaqet vetëm me një grusht ujë, është ushtari im”[42]. Por të gjithë pinë, përveç një pakice. Pasi ai me ata (ushtarë) që ishin besimtarë kaluan lumin, shumë prej tyre thanë: “Ne sot nuk kemi fuqi të luftojmë me Xhalutin dhe ushtrinë e tij”. Por ata që ishin të bindur se do të takoheshin me Allahun, thanë: “Sa herë, me ndihmën e Allahut, një ushtri e vogël ka ngadhënjyer mbi një ushtri të madhe! Allahu është me të durueshmit”.

250. Dhe kur u përballën me Xhalutin dhe ushtrinë e tij, thanë: “Zoti ynë! Na pajis me durim, na forco këmbët tona dhe na ndihmo kundër këtij populli jobesimtar!”

251. Me ndihmën e Allahut, ata i thyen armiqtë dhe Dauti e vrau Xhalutin. Allahu i dha atij pushtetin dhe Profecinë dhe i mësoi



---

[41] Qetësia e përmendur në këtë varg është përkthim i fjalës arabe “sekîna”. Sipas disa thënieve të Profetit Muhamed (a.s.) të regjistruara në librat e Buhariut dhe të Muslimit, “sekîna” është një prani shpirtërore që zbret së bashku me engjëjt për të sjellë qetësi në shpirtrat e besimtarëve të devotshëm.

[42] Përballë kundërshtimeve që ishin bërë në lidhje me emërimin e tij si mbret, Taluti kishte nevojë të verifikonte shkallën e besnikërisë dhe të bindjes së ushtarëve të tij. Kësisoj, prova e ujit kishte për qëllim të zbulonte pranimin nga ana e bijve të Izraelit, të vullnetit të Allahut, i Cili, përmes Profetit të Vet Samuel, kishte caktuar Talutin si mbretin e tyre.

dituritë që deshi. Sikur Allahu të mos i ndihmonte njerëzit e mirë kundër të këqijve, bota do të ishte shkatërruar. Por Allahu është shumë Bujar me krijesat e Veta.

252. Këto janë shpalljet e Allahut. Ne t'i lexojmë ty (Muhamed) ato me të vërtetën, sepse, pa dyshim, ti je një prej të dërguarve Tanë.

253. Nga këta të dërguar, disa syresh i ngritëm mbi të tjerët. Disave Allahu u foli drejtpërdrejt, kurse të tjerë i ngriti në shkallë të larta. Ne i dhamë Isait, birit të Merjemes, prova (mrekulli) të qarta dhe e ndihmuam me Shpirtin e Shenjtërisë (Xhebrailin a.s.). Sikur të donte Allahu, njerëzit që erdhën pas të dërguarve nuk do të vriteshin me njëri-tjetrin pas ardhjes së provave të qarta, por ata u përçanë: disa besuan, kurse të tjerët mohuan. Sikur të donte Allahu, ata nuk do të vriteshin me njëri-tjetrin, por Allahu bën si të dojë Vetë.

254. O besimtarë! Jepni pa u kursyer nga të mirat që ju kemi dhënë Ne, para se të vijë Dita (e Gjykimit) në të cilën nuk ka shit-blerje, as miqësi, as ndërmjetësi! Jobesimtarët janë keqbërësit e vërtetë.

255. Allahu! Nuk ka zot tjetër (që meriton adhurimin) përveç Tij, të Gjallit, të Përjetshmit, Mbajtësit të gjithçkaje! Atë nuk e kaplon as dremitja, as gjumi! Atij i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe gjithçka që gjendet në Tokë. Kush mund të ndërhyjë tek Ai për ndokënd pa lejen e Tij? Ai di çdo gjë që ka ndodhur përpara dhe çdo gjë që do të ndodhë pas njerëzve, kurse ata nuk mund të përvetësojnë asgjë nga Dituria e Tij, përveçse aq sa Ai dëshiron. Kursi-u[43] i Tij shtrihet mbi qiejt dhe Tokën dhe Ai nuk e ka të rëndë t'i ruajë ato. Ai është i Larti, Madhështori!

256. S'ka detyrim në fe, sepse tashmë është dalluar e drejta nga e shtrembra! Ai që mohon idhujt (dhe gjithçka që adhurohet në

[43] Termi Kursi fjalë për fjalë përkthehet: stol, karrige, ndenjëse. Kursi-u është një krijesë madhështore e Allahut me formën e treguar nga kuptimi i saj gjuhësor dhe që ndodhet në këmbët e Fronit të Allahut. Ai shtrihet mbi qiejt dhe tokën dhe, sipas transmetimeve autentike nga Profeti Muhamed (a.s.), përmasat e tij janë aq të mëdha, saqë qiejt dhe toka në krahasim me atë ngjajnë si unaza në shkretëtirë.

vend të Allahut) dhe beson në Allahun, ka siguruar lidhjen më të fortë, e cila nuk këputet kurrë. Allahu dëgjon dhe di gjithçka.

257. Allahu është Mbrojtësi i atyre që besojnë. Ai i nxjerr ata nga errësira në dritë. Sa për ata që nuk besojnë, mbrojtësi i tyre është djalli, i cili i nxjerr ata nga drita dhe i shpie në errësirë. Këta janë banorët e Zjarrit (të Xhehenemit), ku do të qëndrojnë përgjithmonë.

258. A nuk ke dëgjuar ti (Muhamed) për atë që bëri fjalë me Ibrahimin për Zotin e tij, sepse Allahu i kishte dhënë pushtet? Kur Ibrahimi i tha: "Zoti im është Ai që jep jetë dhe shkakton vdekje" - ai u përgjigj: "Edhe unë mund të jap jetë e të shkaktoj vdekje". Ibrahimi pastaj i tha: "Allahu e sjell Diellin nga lindja. Sille ti nga perëndimi"! Atëherë, ai (mohuesi) mbeti me gojën hapur. Allahu nuk i udhëzon ata që janë keqbërës.

259. Po për atë i cili, kur kaloi pranë një qyteti të rrënuar përtokë, tha: "Si mund ta kthejë në jetë Allahu këtë qytet tani që ai është i vdekur?!" Dhe Allahu e vdiq atë për njëqind vjet e pastaj e ringjalli dhe e pyeti: "Sa kohë ke ndenjur këtu?" - Ai u përgjigj: "Një ditë ose gjysmë dite". - "Jo" - i tha Allahu, "por ke ndenjur njëqind vjet. Shiko ushqimin dhe pijen tënde që nuk janë prishur! Shikoje gomarin tënd (si do ta ringjallim) që të të bëjmë ty dëshmi mrekullie për njerëzit; vështroji eshtrat se si i bashkojmë e pastaj i veshim me mish!" Kur atij iu bë e qartë, ai tha: "Tashmë e di se Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë!"



260. Kur Ibrahimi tha: "O Zoti im! Tregomë si i ngjall të vdekurit!" – Zoti i tha: "A nuk beson?" - "Besoj" - iu përgjigj Ibrahimi, "por dëshiroj të më qetësohet zemra." Allahu i tha: "Merr katër zogj dhe copëtoji. Shpërnda në çdo kodër nga një copë prej tyre pastaj thirri! Ata do të të vijnë me të shpejtë. Dhe ta dish se Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë."

261. Ata që shpenzojnë pasurinë e vet në rrugë të Allahut, i shëmbëllejnë atij që mbjell një kokërr nga e cila dalin shtatë kallinj, ku secili kalli ka nga njëqind kokrra. Allahu ia shton (shpërblimin) edhe më tepër kujt të dëshirojë; Allahu është Mirëbërës i madh dhe i Gjithëdijshëm.

262. Ata që shpenzojnë pasurinë e vet në rrugë të Allahut, pa e përcjellë atë me përgojim apo fyerje, do të kenë shpërblim te Zoti i tyre dhe nuk do të kenë pse të frikësohen apo pikëllohen.

263. Fjala e mirë dhe falja e gabimit janë më të vlefshme se lëmosha që përcillet me fyerje. Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Butë (nuk nxiton në dënime).

264. O besimtarë! Mos i çoni dëm lëmoshat tuaja duke ua kujtuar ato (atyre që ua keni dhënë) dhe duke fyer, siç vepron ai që e shpenzon pasurinë e vet për sy e faqe të botës dhe nuk beson në Allahun dhe Ditën e Fundit. Ai shëmbëllen me një gur të lëmuar të mbuluar me dhé, mbi të cilin bie shiu me rrebesh, duke e lënë të zhveshur. Ata nuk kanë kurrfarë dobie nga veprat që kanë bërë, se Allahu nuk e udhëzon në rrugë të drejtë popullin mohues.

265. Ata që shpenzojnë pasurinë e vet, për të kërkuar kënaqësinë e Allahut dhe që e forcojnë veten me punë të mira, shëmbëllejnë me një kopsht të mbjellë në rrafshnaltë, në të cilin bie shi i bollshëm, andaj jep fruta dyfish. Nëse nuk i bie shi i bollshëm, i bie shi i imët që i mjafton. Allahu i sheh mirë punët që bëni ju.

266. A dëshiron ndonjëri nga ju që, duke qenë i moshuar e me fëmijë të mitur e të pambrojtur, kopshti i tij plot palma hurmash, vreshta e gjithfarë lloje frutash dhe i ujitur nga lumenj rrjedhës, të digjet nga një stuhi zjarri?! Ja, kështu Allahu jua shpjegon shpalljet e Tij, me qëllim që të mendoni.

267. O besimtarë! Jepni pa u kursyer nga të mirat që keni fituar dhe nga ato që jua kemi nxjerrë Ne nga frytet e tokës. Mos dhuroni nga ato gjëra të pavlefshme të pasurisë suaj e të cilat ju nuk do t'i pranonit ndryshe veçse symbyllur. Ta dini se Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Denjë për çdo lëvdatë.

268. Djalli ju frikëson me skamje e varfëri dhe ju urdhëron të bëni vepra të pamoralshme. Kurse Allahu ju premton faljen dhe mirësinë e Tij. Allahu është Mirëbërës i madh dhe i Gjithëdijshëm.

269. Ai ia jep urtësinë (të kuptuarit e Kuranit) kujt të dojë. Cilitdo që i është dhënë urtësia, vërtet që i është dhënë një mirësi e madhe. Por këtë nuk e kupton tjetërkush, përveç njerëzve të mençur.

270. Çfarëdo gjëje që të jepni dhe çdo betim që të bëni, me siguri që Allahu ka dijeni për atë! Keqbërësit nuk do të kenë askënd që t'i ndihmojë.

271. T'i jepni lëmoshat haptazi, është gjë e mirë, por t'ua jepni ato të varfërve fshehurazi, është edhe më mirë dhe ju shlyen disa nga gjynahet tuaja. Allahu e njeh mirë çdo vepër që ju bëni.

272. Ti (Muhamed) nuk e ke për detyrë t'i udhëzosh ata në rrugë të drejtë, por është Allahu Ai që udhëzon kë të dojë në rrugën e drejtë. Çfarëdo të mire që të jepni, është në dobinë juaj, nëse ju këtë e bëni vetëm për hir të Allahut! Çfarëdo që të jepni nga të mirat, do t'ju rikthehet e plotë dhe nuk do t'ju bëhet padrejtësi.

273 (Lëmosha) u takon të varfërve, të cilët kanë hyrë në rrugën e Zotit e nuk janë në gjendje të udhëtojnë (për të fituar). Kush nuk i njeh ata, kujton se janë të kamur, për shkak se ata nuk lypin. Do t'i njohësh nga pamja e tyre. Ata nuk i mërzisin njerëzit duke lypur.[44] E çdo gjë që shpenzoni prej të mirave, Allahu i di ato.



274. Ata që japin nga pasuria e tyre natën dhe ditën, fshehurazi dhe haptazi, do të kenë shpërblim te Zoti i tyre; ata nuk do të kenë pse të frikësohen apo pikëllohen.

275. Ata që marrin fajde, do të ringjallen (në Ditën e Gjykimit) si ai që djalli e ka çmendur me prekjen e vet, sepse ata thonë se tregtia është njëlloj si kamataria. Porse Allahu e ka lejuar tregtinë, kurse kamatarinë e ka ndaluar. Ai të cilit i vjen këshilla nga Zoti i tij dhe i shmanget kamatës, le ta mbajë atë që tashmë ka fituar dhe fati i tij është në duart e Allahut. Ndërsa ata që i kthehen kamatës sërish, do të jenë banorë të Zjarrit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë.

276. Allahu ia heq çdo përfitim kamatës, kurse e rrit përfitimin e bamirësisë. Allahu nuk i do ata që janë mohues - gjynahqarë.

---

[44] Vargu, për kohën e shpalljes së tij, i referohej një grupi jo të vogël myslimanësh që kishin ikur nga Meka për të qëndruar me Profetin (a.s.) në Medinë. Ata quheshin as-hâbus-suffa (njerëzit e portikut), sepse banonin në hyrje të Xhamisë së Profetit në kushtet e një varfërie absolute.

277. Ata që besojnë dhe kryejnë vepra të mira, falin namazin dhe japin zeqatin, do të kenë shpërblim te Zoti i tyre dhe nuk do të kenë pse të frikësohen apo pikëllohen.

278. O ju që keni besuar! Ta keni frikë Allahun dhe hiqni dorë nga kamata, nëse jeni besimtarë të vërtetë.

279. Nëse nuk e bëni këtë, atëherë iu është shpallur luftë nga Allahu dhe i Dërguari i Tij. Nëse pendoheni, atëherë ju takon kapitali fillestar. Në këtë mënyrë, nuk dëmtoni askënd e as nuk dëmtoheni vetë.

280. Nëse e dini se borxhliu është ngushtë, shtyjani afatin (e shlyerjes së borxhit) derisa ta përmirësojë gjendjen. Por është më mirë për ju që t'ia falni borxhin, veç sikur ta dinit.

281. Dhe ruajuni asaj Dite që do të ktheheni tek Allahu, kur çdokujt do t'i jepet ajo që ka fituar dhe askujt nuk do t'i bëhet padrejtësi.

282. O besimtarë! Shkruajeni huan që ia jepni njëri-tjetrit për një afat të caktuar. Le ta shënojë atë me drejtësi një shkrues ndërmjet jush; asnjë shkrues të mos ngurrojë që ta shënojë ashtu siç e ka mësuar Allahu. Ai le të shënojë, kurse borxhliu le të diktojë dhe le t'i frikësohet Allahut, Zotit të vet, duke mos lënë mangët asgjë nga borxhi! Në qoftë se borxhliu është mendjelehtë ose i mitur, ose i tillë që nuk është në gjendje të diktojë, atëherë le të diktojë saktësisht kujdestari i tij. Thirrni dy dëshmitarë prej njerëzve tuaj e, nëse nuk gjeni dy dëshmitarë burra, atëherë thirrni për dëshmitarë një burrë dhe dy gra, nga ata që i quani të përshtatshëm; në mënyrë që, nëse njëra grua harron, t'ia kujtojë tjetra. Dëshmitarët nuk duhet të kundërshtojnë kurdo që të thirren. Mos e lini pa e shënuar borxhin, qoftë i vogël apo i madh, duke shënuar edhe afatin e pagimit. Kjo mënyrë është më e drejtë para Allahut, më e saktë për dëshmi dhe më e përshtatshme për të mos dyshuar. Por, nëse është fjala për mallin që qarkullon nga dora në dorë, atëherë nuk do të keni gjynah nëse nuk e shënoni atë. Thirrni dëshmitarë edhe kur të lidhni kontrata për shitblerje dhe të mos dëmtohet as shkruesi, as dëshmitari. Nëse bëni të kundërtën, atëherë keni bërë gjynah, prandaj

ruajuni Allahut! Allahu ju mëson ju; Allahu është i Dijshëm për çdo gjë.[45]

283. Nëse jeni në udhëtim e nuk gjeni shkrues, atëherë merrni peng. Dhe, nëse njëri prej jush ka besim tek tjetri, atëherë borxhliu le ta kthejë atë që i është besuar dhe le t'i frikësohet Allahut, Zotit të vet. Mos e fshihni dëshminë, se, kush e fsheh atë, zemra e tij është gjynahqare. Allahu di çdo gjë që punoni ju.

284. Allahut i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe gjithçka që gjendet në Tokë. Edhe nëse e tregoni apo e fshihni çfarë keni në shpirtin tuaj, Allahu do t'ju kërkojë llogari për të. Kështu, Ai do të falë kë të dojë dhe do të dënojë kë të dojë. Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë.

285. I Dërguari beson në atë (Kuranin) që i është shpallur nga Zoti i tij e po ashtu dhe besimtarët: të gjithë besojnë në Allahun, engjëjt e Tij, librat e Tij dhe të dërguarit e Tij (duke thënë): "Ne nuk bëjmë dallim mes asnjërit prej të dërguarve të Tij". Ata thonë: "Ne dëgjojmë dhe bindemi. Faljen Tënde kërkojmë, o Zoti Ynë dhe te Ti do të kthehemi!"



286. Allahu nuk e ngarkon askënd përtej fuqisë që ka: në dobi të tij është e mira që bën, kurse në dëm të tij është e keqja që punon. Zoti ynë, mos na ndëshko për atë që harrojmë ose veprojmë pa qëllim! Zoti ynë, mos na ngarko barrë të rëndë, ashtu si i ngarkove ata para nesh! Zoti ynë, mos na ngarko me diçka që nuk mund ta bartim! Na i shlyej gjynahet tona, na i fal ato dhe na mëshiro! Ti je Zoti Ynë! Prandaj na jep fitore kundër atyre që nuk besojnë!"

---

[45] Islami synon të parandalojë gjithçka që mund të shkaktojë trazira në gjirin e bashkësisë së myslimanëve. Çështjet që kanë të bëjnë me paranë, janë nga shkaqet kryesore të kontradiktave midis njerëzve, prandaj Allahu i Madhërishëm na urdhëron që t'i rregullojmë ato nëpërmjet dokumenteve të shkruara dhe dëshmitarëve.

# 3 SURJA ÂL 'IMRÂN

**Medinase - 200 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Elif Lâm Mîm.

2. Allahu! Nuk ka zot tjetër (që meriton adhurimin) përveç Tij, të Gjallit, të Përjetshmit, Mbajtësit të gjithçkaje.

3. Ai të ka shpallur ty Librin, me të vërtetën e saktë, duke vërtetuar shpalljet e mëparshme. Ai i ka zbritur Teuratin dhe Ungjillin

4. më parë si udhërrëfyes për njerëzit dhe ka zbritur edhe Dalluesin (e së vërtetës nga e pavërteta). Ata që nuk besojnë shpalljet e Allahut, i pret dënim i ashpër; Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Zoti për shpagim.

5. Pa dyshim, Allahut nuk i fshihet asgjë në Tokë dhe as në qiell!

6. Ai ju formon në mitër, ashtu siç dëshiron Vetë; s'ka zot tjetër që meriton të adhurohet, përveç Tij, të Plotfuqishmit, të Urtit!

7. Është Ai që të ka shpallur ty (Muhamed) Librin, disa vargje të të cilit janë të qarta e me kuptim të drejtpërdrejtë. Ato janë themelet e Librit. Kurse disa (vargje) të tjera janë jo krejtësisht të qarta (me kuptime alegorike). Ata, zemrat e të cilëve priren nga e pavërteta, ndjekin vargjet më pak të qarta, duke kërkuar të krijojnë pështjellim dhe duke kërkuar t'i komentojnë sipas dëshirës së vet. Por, kuptimin e tyre të vërtetë e di vetëm Allahu. Ndërsa ata që janë thelluar në dijeni, thonë: "Ne i besojmë (Kuranit). Të gjitha këto (vargje të qarta e alegorike) janë nga Zoti ynë!" Këtë e kuptojnë vetëm mendarët.

8. (Ata thonë:) "O Zoti ynë! Mos lejo që zemrat tona të shmangen (nga e vërteta), pasi na ke udhëzuar në rrugën e drejtë, dhe jepna mëshirë prej Teje; vërtet, Ti je Dhuruesi i Madh!

9. O Zoti ynë! Ti do t'i mbledhësh njerëzit në një Ditë për të cilën nuk ka dyshim. Me të vërtetë, Allahu nuk e shkel premtimin".

10. Në të vërtetë, atyre që nuk besojnë, nuk do t'u vlejnë aspak (kur të dalin) para Allahut, - as pasuria dhe as fëmijët e tyre. Ata do të jenë lëndë djegëse e zjarrit,

11. ashtu siç ishin ithtarët e Faraonit dhe ata që ishin para tyre. Ata i quajtën gënjeshtra Shenjat Tona. Prandaj, Allahu i përlau ata për gjynahet që bënë. Allahu është i rreptë në ndëshkim.

12. Thuaju (o Muhamed) atyre që mohuan: "Ju do të mposhteni dhe do të tuboheni në Xhehenem. Eh, sa shtrat i keq është ai vend!"

13. Sigurisht që kishte shenjë për ju në dy ushtritë që u ndeshën: njëra që luftonte në rrugën e Allahut dhe tjetra - e mohuesve, së cilës i dukej se para vetes kishte dy herë më shumë kundërshtarë.[46] Allahu me ndihmën e Vet forcon kë të dëshirojë. Kjo, me të vërtetë, është mësim për largpamësit.



14. Burrave u është hijeshuar dashuria për gjërat e dëshiruara: për gratë, fëmijët, arin dhe argjendin e grumbulluar, kuajt e bukur, bagëtitë dhe arat e lëruara. Këto janë kënaqësitë e kësaj jete, por shumë më i mirë është kthimi tek Allahu.

15. Thuaj (o Muhamed!): "A doni t'ju tregoj për gjëra më të mira se ato? Për ata që janë të devotshëm, te Zoti i tyre do të ketë kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe ku do të banojnë përgjithmonë. Aty do të kenë bashkëshorte të pastra dhe kënaqësi nga Allahu". Allahu i vrojton robërit e Vet

---

[46] Vargu bën fjalë për betejën e Bedrit që shënoi suksesin e parë të rëndësishëm për ushtritë myslimane. Historia na tregon këtë epope të 313 heronjve të besimit që, në këmbë (përveç dy vetëve), u përballën me një ushtri prej një mijë këmbësorësh dhe njëqind kalorësish kurejshë. Allahu bëri që besimtarët të dukeshin më shumë se ç'ishin në sytë e ushtrisë armike. Nën udhëheqjen e Profetit Muhamed (a.s.) dhe të frymëzuar nga shembujt e trimërisë që shpalosën Ali Ibn Ebi Tâlibi, Hamza Ibn Abd-ul Muttalibi dhe Mus'ab Ibn 'Umejri, myslimanët i thyen idhujtarët.

16. që thonë: “Zoti ynë! Me të vërtetë kemi besuar, andaj na i fal gjynahet tona dhe na ruaj nga dënimi i zjarrit!”;

17. që janë të durueshëm, të sinqertë, të devotshëm në adhurimin e Allahut; që japin lëmoshë dhe që kërkojnë faljen e gjynaheve para agimit.

18. Allahu dëshmon, e po ashtu edhe engjëjt, edhe njerëzit e dijes, se nuk ka zot tjetër që meriton të adhurohet përveç Tij, duke mbajtur drejtësinë. S’ka zot tjetër përveç Atij, të Plotfuqishmit, të Urtit.

19. Feja e vërtetë tek Allahu është vetëm Islami. Ata që u është dhënë Libri[47], patën mospajtime nga zilia që kishin midis tyre, vetëm pasi u erdhi dituria. Por kushdo që i mohon udhëzimet e Allahut, ta dijë se Allahu është i shpejtë në llogari.

20. Nëse ata të kundërshtojnë ty (o Muhamed) thuaju: “Unë i përulem vetëm Allahut, e po ashtu edhe ata që më pasojnë mua”. Dhe thuaju atyre që u është dhënë Libri si dhe analfabetëve[48]: “A i përuleni Allahut?” Nëse e pranojnë Islamin, atëherë kanë gjetur udhën e drejtë. Por, nëse refuzojnë, detyra jote është vetëm që t’ua përcjellësh dijen. Allahu i vrojton robërit e Vet.



21. Lajmëroi ata që mohojnë shpalljet e Allahut, vrasin profetët padrejtësisht dhe vrasin edhe ata që urdhërojnë të veprohet me drejtësi, për dënimin e dhembshëm që i pret.

22. Këta janë ata, veprat e të cilëve nuk do të kenë vlerë në këtë botë dhe në tjetrën. Për ata nuk do të ketë asnjë ndihmues.

23. A nuk i sheh ata (hebrenj) që u është dhënë një pjesë e Librit?! Atyre iu bëhet thirrje të vijnë te Libri i Allahut për t’i gjykuar, por një pjesë e tyre kthejnë shpinën, duke mos ia vënë veshin.

24. Kjo, sepse ata thonë: “Neve nuk do të na prekë zjarri i Xhehenemit, përveçse disa ditë”. Shpifjet që bënin i kanë mashtruar ata në besimin e vet.

---

[47] Hebrenjtë dhe të krishterët.
[48] Idhujtarëve arabë.

25. Çfarë do të ndodhë me ata, kur t'i tubojmë në Ditën (e Gjykimit), për të cilën s'ka pikë dyshimi, kur çdokujt do t'i jepet shpërblimi i veprave të veta e askujt nuk do t'i bëhet padrejtësi?

26. Thuaj (o Muhamed): "O Allah, Zotëruesi i gjithë Pushtetit! Ti ia jep pushtetin kujt të duash dhe ia heq kujt të duash; Ti lartëson kë të duash dhe poshtëron kë të duash. Çdo e mirë është në Dorën Tënde! Ti je vërtet i Plotfuqishëm për çdo gjë.

27. Ti bën që nata të hyjë tek dita dhe që dita të hyjë tek nata. Ti e nxjerr të gjallën prej së vdekurës dhe të vdekurën e nxjerr prej së gjallës. Ti i jep kujt të duash pa kufij."

28. Besimtarët të mos i marrin për miq e mbrojtës mohuesit, në vend të besimtarëve. Ata që veprojnë kështu, nuk kanë çfarë të shpresojnë tek Allahu, vetëm nëse këtë e bëjnë (me gojë e jo me zemër) për t'u ruajtur nga ata. Allahu ju paralajmëron që t'i ruheni Vetes së Tij, sepse të gjithë do të ktheheni tek Allahu.



29. Thuaju: "Edhe nëse e fshihni atë që keni në zemrat tuaja apo e shpallni haptazi, Allahu e di atë. Ai di çfarë gjendet në qiej dhe çfarë gjendet në Tokë. Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë."

30. (Kini frikë) ditën, kur çdokush do ta gjejë përpara atë që ka punuar mirë dhe atë që ka punuar keq, duke dëshiruar që midis tij dhe së keqes së tij, të ketë largësi të madhe. Allahu ju paralajmëron që t'i ruheni Vetes së Tij. Allahu është i Butë e i Mëshirshëm me robërit e Vet.

31. Thuaju (o Muhamed): "Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua, që Allahu do t'ju dojë dhe t'jua falë gjynahet! Allahu është Falës i Madh dhe Mëshirëplotë".

32. Thuaju: "Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit!" Në qoftë se kthejnë shpinën, (dijeni se) Allahu, me të vërtetë, nuk i do jobesimtarët.

33. Allahu i zgjodhi Ademin, Nuhun, familjen e Ibrahimit dhe familjen e Imranit mbi të gjithë njerëzit (e kohës së tyre).

34. (Ata ishin) pasardhës të njëri - tjetrit. Allahu dëgjon dhe di çdo gjë.

35. Kujto kur gruaja e Imranit tha: “Zoti im, unë Ty ta kam kushtuar atë që është në barkun tim, që të të shërbejë vetëm Ty; andaj, pranoje prej meje! Se Ti, me të vërtetë, dëgjon dhe di çdo gjë.”

36. E kur ajo lindi, tha: “Zoti im! Unë linda femër, - Allahu e di më mirë se çfarë lindi ajo, - e mashkulli nuk është si femra. Unë ia vura emrin Merjeme dhe i kam lënë atë me pasardhësit e saj nën mbrojtjen Tënde nga djalli i mallkuar”.

37. Zoti e pranoi atë (Merjemen) me ëndje, e bëri që të rritet mirë dhe e la nën kujdestarinë e Zekerias. Sa herë që hynte Zekeria në dhomën e saj, gjente pranë saj ushqim dhe e pyeste: “O Merjeme! Nga të vjen ky ushqim?” Ajo përgjigjej: “Ky është nga Allahu, se Allahu e furnizon kë të dojë, pa kufi”.

38. Atëherë Zekerija iu lut Zotit të vet e tha: “Zoti im! Dhuromë nga ana Jote një pasardhës të mirë! Se Ti, me të vërtetë, je Dëgjues i lutjes!”

39. E ndërsa lutej në këmbë, në faltore, engjëjt e thirrën (Zekerijan): “Allahu të jep lajmin e mirë për Jahjain, i cili do të vërtetojë Fjalën e Allahut (Isain a.s.), do të jetë një fisnik, i dëlirë dhe profet, një prej të mirëve”.

40. (Zekerija) tha: “Zoti im! Qysh do të kem djalë, kur mua më ka zënë pleqëria, e gruaja ime është shterpë?! (Engjëlli i) tha: “Kështu! Allahu bën çfarë të dojë”.

41. Ai tha: “O Zot! Më jep një shenjë!” (Zoti) i tha: “Shenjë për ty është se tri ditë nuk do t’u flasësh njerëzve, veçse me gjeste. Por, Zotin tënd përmende shumë dhe adhuroje Atë në mbrëmje dhe në mëngjes”.

42. (Kujto) kur engjëjt thanë: “O Merjeme! Allahu të ka zgjedhur, të ka pastruar dhe të ka parapëlqyer ty mbi të gjitha gratë e botës.

43. O Merjeme! Bindju Zotit tënd! Bëj sexhde dhe përkulu në ruku bashkë me ata që përkulen (duke adhuruar Allahun)!"

44. Këto janë lajme të fshehta, që po t'i shpallim ty (o Muhamed). Ti nuk ishe i pranishëm kur ata hodhën short se kush prej tyre do të merrte nën kujdes Merjemen dhe nuk ishe i pranishëm kur ata diskutonin.

45. (Kujto) kur engjëjt thanë: "O Merjeme! Allahu të jep lajmin e mirë për një (djalë që do të lindë me një) Fjalë prej Tij: emrin do ta ketë Mesih - Isa i biri i Merjemes, do të jetë i nderuar në këtë botë dhe në tjetrën dhe një nga të afërmit e Allahut.

46. Ai do t'u flasë njerëzve qysh i vogël në djep edhe si njeri i rritur dhe do të jetë nga më të mirët".

47. Ajo tha: "Zoti im! Qysh do të kem unë fëmijë, kur nuk më ka prekur askush?!" – "Kështu – tha (engjëlli) - Allahu krijon ç'të dojë Vetë. Kur vendos diçka, Ai vetëm thotë për të: "Bëhu!" - dhe ajo bëhet."



48. (Allahu) do t'ia mësojë atij shkrimin, diturinë, Teuratin dhe Ungjillin

49. dhe do ta caktojë atë të Dërguar te bijtë e Izraelit (të cilëve do t'u thotë): "Ju kam sjellë prova nga Zoti juaj (që vërtetojnë Profecinë time): bëj për ju diçka prej balte në formë shpendi, fryj në të e me urdhrin e Allahut ajo bëhet shpend i gjallë; shëroj të verbrit e lindur dhe të lebrosurit dhe i ngjall të vdekurit me lejen e Allahut; ju tregoj çfarë hani dhe çfarë ruani në shtëpitë tuaja. Sigurisht që te të gjitha këto ka prova për ju, nëse jeni besimtarë të vërtetë.

50. Dhe (kam ardhur te ju) për t'ju vërtetuar Teuratin, që është para meje dhe që t'ju lejoj disa gjëra që i keni pasur të ndaluara. Ju kam sjellë një provë nga Zoti juaj, prandaj kijeni frikë Allahun dhe bindmuni!

51. Me të vërtetë, Allahu është Zoti im dhe Zoti juaj, andaj adhurojeni Atë. Kjo është rruga e drejtë!"

52. Kur Isai vuri re mosbesimin e tyre, tha: “Kush janë ndihmuesit e mi në rrugën e Allahut?” nxënësit (e tij) u përgjigjën: “Ne jemi ndihmuesit e (fesë së) Allahut. Ne e besojmë Allahun e ti (Isa) dëshmo se ne (i) jemi nënshtruar (Atij).

53. Zoti ynë! Ne besojmë atë që na ke shpallur dhe pasojmë të Dërguarin (Isain). Na shkruaj pra, bashkë me dëshmitarët!”

54. Dhe ata[49] i përgatitën një kurth, por edhe Allahu u përgatiti kurth (dënim), se Allahu është strategu më i mirë.

55. (Kujtoje, o Muhamed) kur Allahu tha: “O Isa! Unë do të të marr, do të të ngre pranë Meje dhe do të të shpëtoj ty nga ata që nuk besojnë, si dhe do t’i vendos ata që të ndjekin ty, përmbi ata që të mohojnë, deri në Ditën e Kiametit. Pastaj, të gjithë do të ktheheni tek Unë dhe do të gjykoj midis jush për çështjet që jeni grindur.

56. Sa për ata që nuk besojnë, do t’i dënoj me dënim të ashpër në këtë botë dhe në tjetrën. Dhe nuk do të kenë askënd që t’u vijë në ndihmë.



57. Ndërsa atyre që besojnë dhe punojnë vepra të mira, Zoti do t’u japë shpërblimin e merituar. Allahu nuk i do punëmbrapshtët.”

58. Këto që po t’i tregojmë ty (o Muhamed) janë vargje dhe këshilla të larta (nga Kurani).

59. Rasti i Isait për Allahun është si rasti i Ademit që e krijoi prej baltës e pastaj i tha: “Bëhu!” - dhe ai u bë.

60. E vërteta është nga Zoti yt, andaj mos u bëj nga ata që dyshojnë!

61. Atyre që të kundërshtojnë ty për çështjen e Isait, pasi të ka ardhur njohuria, thuaju: “Ejani t’i thërrasim bijtë tanë dhe bijtë tuaj, gratë tona dhe gratë tuaja, veten tonë dhe ju vetë, pastaj, të lutemi që mallkimi i Allahut t’i godasë gënjeshtarët!”

62. Pa dyshim, të gjitha këto janë rrëfime të vërteta. S’ka zot tjetër (që meriton të adhurohet) përveç Allahut. Vërtet, Allahu është i Plotfuqishmi, i Urti.

---

[49] D.m.th. jobesimtarët armiq të Isait a.s.

63. Në qoftë se ata ia kthejnë shpinën të drejtës, (dije se) Allahu i njeh mirë ngatërrestarët.

64. Thuaj: "O ithtarët e Librit, ejani të biem në një fjalë të përbashkët mes nesh dhe jush: se do të adhurojmë vetëm Allahun, se nuk do t'i shoqërojmë Atij asgjë (në adhurim) dhe se nuk do ta mbajmë për zot njëri-tjetrin, në vend të Allahut!" Nëse ata nuk pranojnë, atëherë thuaju: "Dëshmoni se ne i jemi nënshtruar Allahut!"

65. O ithtarët e Librit! Pse polemizoni për Ibrahimin, kur Teurati dhe Ungjilli janë zbritur vetëm pas tij? A nuk kuptoni?

66. Mirë ju polemizoni për gjëra që keni një farë dijenie (për çështje që lidhen me Musain a.s. dhe Isain a.s.), por, pse polemizoni për atë, për të cilën s'dini asgjë (për Ibrahimin a.s.)? Allahu e di hollësisht, ndërsa ju nuk dini asgjë për këtë.

67. Ibrahimi nuk ka qenë as hebre, as i krishterë, por ka qenë besimtar i vërtetë (monoteist) i përulur ndaj Allahut dhe nuk ka qenë nga politeistët.



68. Pa dyshim, njerëzit më të afërt me Ibrahimin janë ata që e pasuan atë dhe ky Profet[50] me besimtarët (e tij). Allahu është mbrojtës i besimtarëve.

69. Një grup ithtarësh të Librit dëshirojnë që t'ju shpien në rrugë të gabuar. Në të vërtetë ata çojnë në humbje vetëm vetveten, por këtë nuk e ndiejnë.

70. O ithtarë të Librit! Përse i mohoni shpalljet e Allahut (Kuranin), edhe pse jeni dëshmitarë se ato janë të vërteta?

71. O ithtarët e Librit! Përse e pështjelloni të vërtetën me të pavërtetën dhe përse e fshihni të vërtetën me qëllim?

72. Një grup ithtarësh të Librit thanë: "Besojeni në mëngjes atë që u është zbritur besimtarëve, por në mbrëmje mohojeni atë, se ndoshta edhe ata do ta braktisin

---

[50] Profeti Muhamed (a.s.)

73. dhe besojuni vetëm atyre që ndjekin fenë tuaj!” Thuaj (o Muhamed): “Udhëzimi i Allahut është udhëzimi i vërtetë”. (Hebrenjtë i thanë njëri-tjetrit:) “Mos besoni se mund t’i jepet ndokujt ajo që ju është dhënë juve (vetëm nëse ndjekin fenë tuaj), përndryshe ata do të polemizojnë kundër jush te Zoti juaj.” Thuaj (o Muhamed): “Hiri është në Dorë të Allahut, Ai ia jep atë kujt të dojë. Allahu është Mirëbërës i madh dhe i Gjithëdijshëm.”

74. Mëshirën e Vet, Ai ia dhuron kujt të dojë. Allahu është zotërues i mirësisë së pakufishme.

75. Ka nga ata ithtarë të Librit, që sikur t’u besosh një barrë të tërë ari, do t’jua kthejnë, por ka edhe të atillë që, nëse u jep në besim, qoftë edhe një dinar, nuk ta kthejnë, veçse nëse nuk u ndahesh. Kjo është kështu, ngase ata thonë: “Ne nuk kemi ndonjë detyrim ndaj analfabetëve (arabë)”. Ata flasin gënjeshtra për Allahun me vetëdije.

76. Jo! Por kushdo që plotëson premtimin e tij dhe ruhet nga të këqijat, (ta dijë se) Allahu, me të vërtetë, i do ata që janë të devotshëm.

77. Vërtet, ata që e shkëmbejnë premtimin dhe betimin e tyre ndaj Allahut me një vlerë të vogël, nuk do të kenë asnjë të mirë në jetën e ardhshme. Allahu nuk do t’u flasë atyre, as nuk do t’i shikojë në Ditën e Kiametit dhe as nuk do t’i pastrojë prej gjynaheve e për ta do të ketë dënim të dhembshëm.

78. Me të vërtetë, një grup ithtarësh të Librit e shtrembërojnë Librin me gjuhët e tyre (ndërsa e lexojnë atë), që ju të mendoni se ai farë leximi është prej Librit (që ka zbritur Allahu), kurse në të vërtetë, nuk është prej Librit. Ata thonë: “Kjo që lexojmë është nga Allahu”, por ajo nuk është nga Allahu. Ata flasin gënjeshtra për Allahun, duke qenë të vetëdijshëm për këtë.

79. Nuk është (e mundur për) një njeri të cilit Allahu i ka dhënë Librin, dijeninë e gjerë dhe Profecinë, që t’u thotë njerëzve: “Bëhuni robërit e mi dhe jo të Allahut”. Përkundrazi, ai thotë: “Bëhuni robër të ditur të Zotit (që i zbatojnë porositë e Tij), sepse ua keni mësuar Librin të tjerëve dhe e mësoni edhe vetë!”

80. Ai njeri nuk do t'ju urdhërojë që engjëjt dhe profetët t'i merrni për zota. Vallë, si mund t'ju urdhërojë ai të bëheni mohues, pasi i jeni nënshtruar Allahut?!

81. Kujto kur Allahu mori besëlidhjen nga profetët (dhe u tha): "Çfarëdo që t'ju jap prej Librit dhe urtësisë, kur t'ju vijë një i Dërguar, vërtetues i asaj që ju është dhënë, pa dyshim që duhet ta besoni dhe ta ndihmoni atë! A e pranoni këtë dhe barrën që po ju ngarkoj?" Ata u përgjigjën: "E pranojmë". (Allahu) u tha: "Bëhuni dëshmitarë, se edhe Unë bashkë me ju jam dëshmitar.

82. Kurse ata që i shmangen detyrës pas kësaj, me të vërtetë janë të këqij."

83. A mos kërkojnë ata diçka tjetër përveç fesë së Allahut, ndërkohë që Atij i përulen të gjithë ata që gjenden në qiej dhe në Tokë, me hir a me pahir dhe tek Ai do të kthehen të gjithë?!



84. Thuaj (o Muhamed): "Ne besojmë Allahun, atë që na është shpallur neve, atë që i është shpallur Ibrahimit, Ismailit, Is'hakut, Jakubit, Esbatëve (12 bijve të tij) dhe në atë që i është dhënë Musait, Isait dhe profetëve nga Zoti i tyre. Ne nuk bëjmë asnjë dallim midis tyre dhe Ne vetëm Atij (Allahut) i përulemi."

85. Kush kërkon tjetër fe përveç Islamit, nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër do të jetë i humbur.[51]

86. E si t'i udhëzojë Allahu në rrugë të drejtë njerëzit që u bënë mohues, pasi më parë patën besuar e dëshmuar se i Dërguari është i vërtetë dhe u kishin ardhur provat e qarta?! Allahu nuk i udhëzon në rrugë të drejtë ata që janë keqbërës.

87. Mallkimi i Allahut, i engjëjve dhe i mbarë njerëzve është shpërblimi i tyre.

---

[51] Feja islame ka ardhur me të gjitha mirësitë shpirtërore, trupore, jetësore dhe shoqërore. Këto cilësi, nuk janë paraqitur tërësisht në asnjë libër, përveçse në Kuranin Fisnik. Nga këto të mira nuk bën të zmbrapsemi, sepse feja islame nuk e lejon kthimin e njerëzve mbrapa. Ka shumë shembuj që tregojnë se Profeti Muhamed (a.s.) nuk e ka ngarkuar popullin me aq shumë vepra të tepërta, të cilat do të shkaktonin kthimin e tij mbrapa (përkthyesi).

88. Ata do të jenë përherë nën peshën e (dënimit e të mallkimit), vuajtjet nuk do t'u lehtësohen dhe nuk do t'u jepet afat (pushim);

89. përveç atyre që pas kësaj pendohen e përmirësohen, se Allahu është Falës i madh, Mëshirëplotë.

90. Vërtet, atyre që mohojnë pasi patën besuar dhe pastaj e shtojnë mohimin e tyre, nuk do t'u pranohet pendimi (kur janë me shpirtin në grykë). Pikërisht këta janë ata që kanë humbur.

91. Nuk ka dyshim se atyre që e mohojnë besimin dhe vdesin mosbesimtarë, nuk do t'u pranohet asnjë shpërblesë, edhe sikur ajo të ishte sa e tërë toka e mbuluar me ar. Ata i pret një dënim i dhembshëm dhe askush nuk do t'i ndihmojë.

92. Nuk keni për ta arritur përkushtimin e vërtetë, derisa të ndani (lëmoshë) nga ajo (pasuri) që e doni. Çfarëdo që të ndani, Allahu e di mirë atë.

93. Të gjitha ushqimet kanë qenë të lejuara për bijtë e Izraelit, përveç asaj që Izraeli ia ndaloi vetes para shpalljes së Teuratit. Thuaj (o Muhamed): "Silleni Teuratin dhe lexojeni atë, nëse thoni të vërtetën!"



94. E kushdo që shpif gënjeshtra për Allahun, pas kësaj ai ka kaluar nga e drejta në të shtrembrën.

95. Thuaj (o Muhamed!): "Allahu thotë të vërtetën, prandaj ndiqeni fenë e pastër të Ibrahimit[52], i cili nuk ishte idhujtar".

96. Me të vërtetë, Faltorja e parë e ngritur për njerëzit, është ajo në Bekkë (Mekë), e bekuar dhe udhërrëfyese për popujt.

97. Në të ka shenja të qarta (që janë): vendi i Ibrahimit (mekami Ibrahim); (fakti që) kush hyn në të është i sigurt; dhe vizita (për haxh) e kësaj Faltoreje (e cila është detyrë) për këdo që ka mundësi ta përballojë rrugën. E kush nuk beson, Allahu nuk ka nevojë për askënd.

---

[52] D.m.th. monoteizmin islam.

98. Thuaj (o Muhamed): “O ithtarët e Librit! Pse mohoni shpalljet e Allahut, ndërkohë që Allahu është dëshmitar i çdo gjëje që bëni?!”

99. Thuaj: “O ithtarët e Librit! Pse e pengoni nga rruga e Allahut atë që beson e përpiqeni ta shtrembëroni (atë rrugë), ndërkohë që jeni dëshmitarë (se kjo është rruga e vërtetë)? (Dijeni se) Allahu nuk është i pavëmendshëm ndaj veprave që ju bëni!”

100. O besimtarë! Nëse i bindeni një grupi nga ata që u është dhënë Libri, ata do t'ju kthejnë në jobesimtarë, pasi patët besuar.

101. E si mund të mos besoni kur juve ju lexohen shpalljet e Allahut dhe midis jush ndodhet i Dërguari i Tij?! Kush mbahet fort pas (fesë së) Allahut, sigurisht që është i drejtuar në udhë të mbarë.

102. O besimtarë! Kijeni frikë Allahun ashtu si i takon Atij dhe vdisni vetëm duke qenë myslimanë!



103. Të gjithë mbahuni fort për litarin e Allahut (Kuranin) dhe mos u përçani! Kujtoni dhuntinë e Allahut për ju, sepse, kur ishit në armiqësi, Ai i pajtoi zemrat tuaja e, në saje të dhuntisë së Tij, u bëtë vëllezër. Dhe ju ishit buzë greminës së zjarrit, ndërsa Ai ju shpëtoi prej saj. Kështu, Allahu jua shpjegon shpalljet e Veta, që ju të drejtoheni në udhën e drejtë.

104. Le të dalë prej jush një grup që të thërrasë për në mirësi[53], të urdhërojë për vepra të mira e të ndalojë prej veprave të shëmtuara! Këta njerëz do të jenë të shpëtuarit.

105. Mos u bëni si ata që, pasi u erdhën provat e qarta, u përçanë dhe u grindën. Për këta do të ketë dënim të madh

106. ditën (e Kiametit) kur disa fytyra do të zbardhen e disa të tjera do të nxihen. Atyre që do t'u nxihet fytyra, do t'u thuhet: “Vallë, ju mohuat pas besimit?! Atëherë shijoni dënimin për shkak se nuk besuat!”

---

[53] D.m.th. për në fenë e pastër islame.

107. Kurse ato fytyra që do të zbardhen e do të shkëlqejnë, do të jenë në mëshirën e Allahut (në Xhenet), ku do të qëndrojnë përgjithmonë.

108. Këto janë vargjet e Allahut, që t'i lexojmë ty me të vërtetën dhe Allahu nuk i dëshiron askujt padrejtësi.

109. Allahut i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe gjithçka që gjendet në Tokë dhe tek Allahu do të kthehen të gjitha çështjet.

110. Ju jeni populli më i mirë i dalë për njerëzimin: (sepse) ju urdhëroni që të bëhen vepra të mira, i ndaloni të këqijat dhe besoni Allahun. Sikur ithtarët e Librit të besonin, do të ishte më mirë për ata; ka prej tyre besimtarë të vërtetë, por shumica e tyre janë larg udhës së drejtë.

111. Ata, përveç lëndimit, nuk mund t'ju dëmtojnë juve. Nëse ju luftojnë, ata do të kthejnë thembrat (të mundur) dhe pastaj nuk do të ndihmohen.

112. Kudo që gjenden, ata janë të kapluar nga poshtërimi, vetëm nëse kanë ndonjë mbrojtje prej Allahut apo prej njerëzve. Ata merituan zemërimin e Allahut dhe do t'i kaplojë mjerimi. Kjo ishte për shkak se mohuan shpalljet e Tij dhe pa kurrfarë të drejte, i vrisnin profetët. Kjo ishte për shkak se ata nuk u bindën dhe i kaluan kufijtë (në të këqija).

113. (Megjithatë) ata nuk janë të gjithë njëlloj. Disa nga ithtarët e Librit janë në të drejtën: në orët e natës lexojnë vargjet e Librit të Allahut dhe falin namaz.

114. Ata besojnë Allahun dhe Ditën e Kiametit, e urdhërojnë të mirën, e ndalojnë të keqen dhe nxitojnë për të bërë punë të mira. Këta janë ndër të drejtët.

115. Çfarëdo të mire që të bëjnë, nuk do t'iu mohohet shpërblimi. Allahu i di mirë të devotshmit.

116. Ata që nuk besojnë, nuk do t'i mbrojë asgjë nga dënimi i Allahut, as pasuria e tyre e as fëmijët e tyre. Ata do të jenë banorët e zjarrit (të Xhehenemit), ku do të qëndrojnë përgjithmonë.

117. Gjithçka që jobesimtarët shpenzojnë në jetën e kësaj bote, i përngjan erës së akullt, e cila godet të lashtat e ndonjë populli që i ka bërë dëm vetes dhe ua zhduk të lashtat. Allahu nuk u ka bërë padrejtësi atyre, por ata i kanë bërë padrejtësi vetvetes.

118. O besimtarë! Mos zgjidhni për miq dhe këshilltarë të afërt njerëz të tjerë jashtë gjirit tuaj; ata nuk ngurrojnë që t'ju bëjnë dëm. Ata dëshirojnë që të vuani. Urrejtja shfaqet në gjithçka që del prej gojës së tyre, kurse ajo që fshehin në zemrën e tyre, është edhe më e madhe. Ne jua kemi shpjeguar vargjet (e Kuranit), nëse jeni njerëz që kuptoni.

119. Ja, ju i doni ata, por ata nuk ju duan juve dhe ju i besoni të gjitha librave (ndërsa ata jo). Kur ata ju takojnë, thonë: "Edhe ne besojmë" e, kur mbeten vetëm, nga mllefi ndaj jush, ata i kafshojnë majat e gishtave me dhëmbë. Thuaju: "Plasni me mllefin tuaj". Vërtet, Allahu e di mirë ç'kanë në gjokset e tyre.

120. Nëse ju vjen ndonjë e mirë, ata i brengos e, nëse ju gjen ndonjë e keqe, ata gëzohen, por nëse ju duroni dhe ruheni nga gjynahet, dinakëritë e tyre nuk mund t'ju dëmtojnë aspak. Vërtet Allahu ka dijeni për çdo gjë që punojnë ata.

121. Atë mëngjes, kur ti (o Muhamed) dole nga shtëpia jote për t'u caktuar besimtarëve vendet e luftës[54] - e Allahu dëgjon dhe di çdo gjë -,

122. dy grupe nga ju menduan të ktheheshin prej frikës, ndonëse Allahu ishte ndihmues i tyre. Andaj besimtarët le të mbështeten vetëm te Allahu!

123. Allahu ju ndihmoi në Bedër, kur qetë të pafuqishëm, andaj frikësojuni Allahut, për të qenë falënderues.

124. Atëherë ti (Muhamed) u thoshe besimtarëve: "A nuk ju mjafton ndihma e Zotit tuaj me tre mijë engjëj të dërguar?"

125. Po! Por, nëse ata ju sulmojnë, bëhuni të durueshëm dhe të dëgjueshëm dhe Zoti juaj menjëherë do t'ju dërgojë në ndihmë pesë mijë engjëj, me shenjë të dalluar.

---

[54] Bëhet fjalë për betejën e Uhudit.

126. Allahu e bëri këtë që t'ju sjellë lajmin e gëzuar dhe që t'jua qetësojë zemrat. Vërtet, fitorja është vetëm nga Allahu, i Plotfuqishmi dhe i Urti.

127. (Gjithashtu Allahu e bëri këtë edhe) që të shkatërrojë një pjesë prej atyre që nuk besuan apo t'i turpërojë, e kështu të kthehen të humbur.

128. Ti nuk ke asgjë në dorë, nëse do t'ua pranojë Ai pendimin apo do t'i dënojë, se ata janë vërtet keqbërës.

129. Allahut i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe gjithçka që gjendet në Tokë! Ai fal kë të dojë dhe dënon kë të dojë. Allahu është Falës i madh e Mëshirëplotë.

130. O besimtarë! Mos pranoni kamatë të shumëfishtë mbi kamatë! Kijeni frikë Allahun, që të shpëtoni

131. dhe ruajuni zjarrit, i cili është përgatitur për jobesimtarët!

132. Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit, për të shpresuar mëshirën (e Allahut).

133. Nxitoni drejt faljes së gjynaheve nga Zoti juaj dhe Xhenetit, hapësira e të cilit është sa qiejt e Toka dhe që është përgatitur për të devotshmit,

134. të cilët japin lëmoshë edhe kur janë në mirëqenie, edhe kur janë në vështirësi, e mposhtin zemërimin dhe ua falin fajet njerëzve. Allahu i do bamirësit.

135. Për ata që, kur bëjnë vepra të turpshme ose i bëjnë dëm vetes, e kujtojnë Allahun, i kërkojnë falje për gjynahet e tyre - e kush i fal gjynahet përveç Allahut? - dhe nuk ngulmojnë me vetëdije në gabimet që kanë bërë,

136. pra, për këta do të ketë si shpërblim falje madhështore (të gjynaheve) nga ana e Zotit të tyre dhe kopshte, nëpër të cilët rrjedhin lumenj dhe ku do të qëndrojnë përherë. Sa shpërblim i bukur është ky për ata që punojnë (vepra të bukura)!

137. Para jush kanë kaluar shumë shembuj (popujsh nga ndjekësit e profetëve që iu ndodhi ajo që po ju ndodh edhe ju). Prandaj

udhëtoni nëpër botë dhe shihni si ishte fundi i atyre që i përgënjeshtruan profetët.

138. Këto janë lajme të qarta dhe udhërrëfyese për të devotshmit.

139. Mos u ligështoni dhe mos u pikëlloni, sepse ju, gjithsesi jeni më të lartët, nëse jeni besimtarë të vërtetë.

140. Nëse ju ka goditur ndonjë plagë, edhe popullin (armik) e kanë goditur të tilla plagë. Ato ditë (fitoreje dhe humbjeje) Ne i ndërrojmë midis njerëzve, që Allahu t'i dallojë besimtarët dhe për t'i bërë disa nga ju dëshmorë. Allahu nuk i do keqbërësit.

141. E kështu, Allahu i dëlir besimtarët e i shuan jobesimtarët.

142. A mendoni se do të hyni në Xhenet, pa i provuar Allahu ata që kanë luftuar prej jush dhe pa i provuar ata që kanë duruar?

143. Ju e dëshironit vdekjen para se të ballafaqoheshit me të dhe ja pra, ju e patë atë me sytë tuaj.



144. Muhamedi është vetëm i Dërguar, para të cilit ka pasur edhe të dërguar të tjerë. Nëse ai vdes ose vritet, a mos do të ktheheni ju prapa? Kushdo që kthehet prapa, nuk i bën kurrfarë dëmi Allahut. Dhe Allahu do t'i shpërblejë falënderuesit.

145. Çdo shpirt vdes vetëm me vendimin e Allahut, në kohë të caktuar. Kush dëshiron mirësitë e kësaj bote, Ne do t'i japim atij prej saj, ndërsa kush dëshiron shpërblimin e botës tjetër, Ne do t'i japim atij prej saj. Ne do t'i shpërblejmë mirënjohësit.

146. Sa e sa profetë bashkë me shumë besimtarë të vërtetë luftuan e megjithatë nuk u përkulën para goditjeve që morën në rrugën e Allahut, as nuk u dobësuan e as nuk u nënshtruan. Allahu i do të duruarit.

147. Ata vetëm thoshin: "O Zoti ynë! Na i fal gjynahet tona dhe teprimin në punën tonë, na i forco këmbët (në istikam) dhe na ndihmo kundër popullit jobesimtar!"

148. Dhe Allahu u dhuroi atyre shpërblimin e kësaj bote dhe shpërblimin më të mirë të jetës tjetër. Allahu i do punëmirët.

149. O besimtarë! Nëse u bindeni jobesimtarëve, ata do t'ju kthejnë prapa (në të pafe) e ju do të jeni të humbur.

150. Por, Allahu është Mbrojtësi juaj dhe Ai është Ndihmuesi më i mirë.

151. Ne do të mbjellim frikë në zemrat e jobesimtarëve, sepse ata adhurojnë veç Allahut gjëra, për të cilat Ai nuk ka sjellë kurrfarë prove. Vendbanimi i tyre është zjarri e sa vendstrehim i shëmtuar është ky për keqbërësit!

152. Vërtet Allahu e plotësoi premtimin e Vet, kur ju me vullnetin e Tij e thyet armikun. Por, kur ju u frikësuat, u grindët midis jush dhe kundërshtuat (Profetin a.s.), pasi Ai ju tregoi atë që pëlqenit[55], (Allahu e tërhoqi ndihmën e Vet). Disa nga ju dëshirojnë këtë botë, ndërsa të tjerë nga ju dëshirojnë botën tjetër. Pastaj Ai, për t'ju provuar, bëri që të zmbrapseni para armikut dhe pastaj, sigurisht që jua fali atë gabim. Allahu ka mirësi të madhe për besimtarët.



153. Kur ju morët malin dhe nuk i vinit vesh askujt, të Dërguarin e kishit prapa e ju thërriste, Allahu ju dënoi me dëshpërim pas dëshpërimit, që të mos pikëlloheni as për atë që ju doli duarsh, as për atë që ju goditi. Allahu di gjithçka që punoni ju.

154. Pastaj, pas dëshpërimit tuaj, (Allahu) ju dërgoi qetësinë - një gjumë, që kaploi një grup prej jush. Kurse grupi tjetër (hipokritët) kujdesej vetëm për veten, duke menduar për Allahun të pavërtetën, ashtu si mendonin paganët. Ata thoshin: "Ku është fitorja që na ishte premtuar?" Thuaju (o Muhamed!): "Të gjitha janë në dorë të Allahut!" Ata fshehin në vete atë që nuk duan të ta shfaqin ty. Ata thoshin: "Sikur të pyeteshim ne për këtë gjë, nuk do të vriteshim këtu". Thuaju: "Edhe sikur të kishit qenë nëpër shtëpitë tuaja, prapëseprapë atyre që u është shkruar të vriten, do të dilnin në vendin e vrasjes." Allahu e bëri këtë për të provuar atë që keni në kraharorët tuaj dhe për t'ju pastruar atë që keni në zemrat tuaja. Vërtet, Allahu e di mirë se ç'keni në zemër.

---

[55] Plaçkën e luftës.

155. Ata prej jush që kthyen shpinën ditën kur u ndeshën dy ushtritë, në të vërtetë, djalli i shtyu në gabim, për shkak të disa gjynaheve që kishin bërë. Por, në të vërtetë, Allahu ua fali (gabimin), sepse Allahu është Falës i madh dhe i Butë.

156. O besimtarë! Mos bëni si ata jobesimtarë (hipokritët) që u thonin vëllezërve, kur këta niseshin në udhëtim ose në luftim: "Sikur të rrinit me ne, as nuk do të vdisnit, as nuk do të vriteshit" - që këtë Allahu ta kthejë si pikëllim në zemrat e tyre. Allahu është Ai që jep jetën dhe sjell vdekjen; Allahu i sheh të gjitha punët që bëni ju.

157. Edhe nëse ju vriteni ose vdisni në udhë të Allahut, falja dhe mëshira e Allahut, me të vërtetë, janë më të mira nga ato që kanë grumbulluar ata.

158. Edhe po vdiqët apo u vratë, me siguri do të tuboheni tek Allahu.



159. Në sajë të mëshirës së Allahut, u solle butësisht me ta (o Muhamed). Sikur të ishe i ashpër dhe i vrazhdë, ata do të largoheshin prej teje. Prandaj falua atyre gabimin, kërkoi falje Allahut për ata dhe këshillohu me ata për çështje të ndryshme. Kur të vendosësh për diçka, mbështetu tek Allahu. Vërtet, Allahu i do ata që mbështeten tek Ai.

160. Nëse ju ndihmon Allahu, s'ka kush t'ju mposhtë e, nëse ju lë pa ndihmën e Tij, kush është ai që do t'ju ndihmojë, përveç Tij?! Pra, vetëm tek Allahu le të mbështeten besimtarët.

161. Është e pamundur për ndonjë profet që të përvetësojë në mënyrë të pandershme prenë e luftës. Kushdo që bën një gjë të tillë, do të vijë (i ngarkuar me të) në Ditën e Kiametit e pastaj do t'i jepet çdokujt ajo që ka merituar dhe askujt nuk do t'i bëhet padrejtësi.

162. Vallë, a mund të krahasohet ai që kërkon kënaqësinë e Allahut me atë që ka merituar zemërimin e Allahut dhe strehimi i tij është Xhehenemi?! Eh, sa strehim i keq është ai!

163. Tek Allahu ata kanë shkallë të ndryshme; Allahu i sheh të gjitha veprat që ata bëjnë.

164. Allahu u ka dhënë besimtarëve dhuratë të madhe, kur u solli një të dërguar nga gjiri i tyre, i cili ua lexon shpalljet e Tij, i pastron nga gjynahet dhe u mëson Librin (Kuranin) e urtësinë (diturinë e thellë fetare), edhe pse më parë, me të vërtetë, ata ishin në rrugë krejt të gabuar.

165. Kur ju goditi fatkeqësia, ndërkohë ju i kishit goditur më parë armiqtë tuaj dyfish, ju thatë: "Prej nga na erdhi neve kjo?!" Thuaj (o Muhamed): "Kjo ndodhi prej jush". Vërtet, Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë.

166. Ajo që ju gjeti atë ditë, kur u ndeshën dy ushtritë, ishte me vullnetin e Allahut - për të zbuluar se kush janë besimtarët e vërtetë,

167. dhe për të zbuluar se kush janë me dy faqe. Atyre iu tha: "Ejani të luftoni në rrugën e Allahut ose të paktën, mbrohuni!" Ata u përgjigjën: "Sikur ta dinim që do të bëhej luftë e vërtetë, me siguri, do t'ju pasonim." Atë ditë ata ishin më afër mohimit sesa besimit, sepse me gojën e tyre flisnin atë që nuk e kishin në zemrat e tyre; Allahu e di mirë çfarë fshehin ata.

168. Atyre që nuk luftuan dhe thanë për vëllezërit e vet: "Sikur të na kishin dëgjuar ne, nuk do të ishin vrarë", thuaju: "Prapësojeni vdekjen nga vetja, nëse flisni të vërtetën!"

169. Kurrsesi mos i quani të vdekur ata që janë vrarë në rrugën e Allahut. Jo, janë të gjallë, duke u ushqyer te Zoti i tyre.

170. Janë të gëzuar për çfarë u ka dhënë Allahu nga dhuntitë e Tij dhe gëzohen edhe për ata që ende nuk u janë bashkuar e që kanë ngelur pas tyre (dhe ende nuk kanë rënë martirë), sepse nuk do të frikësohen (për çfarë i pret) dhe nuk do të pikëllohen (për çfarë kanë lënë pas).

171. Ata gëzohen me dhuntitë dhe mirësinë e Allahut, sepse Allahu nuk ua humb shpërblimin besimtarëve.

172. Për ata që morën plagë të rënda, pasi iu përgjigjën thirrjes së Allahut dhe të të Dërguarit dhe për ata që kanë bërë të mira e që i frikësohen Allahut, ka shpërblim të madh.

173. (Shpërblim kanë edhe ata) të cilëve njerëzit (hipokritë) u thanë: “Shumë njerëz po mblidhen kundër jush, prandaj frikësohuni!” e kjo gjë ua shtoi atyre besimin dhe thanë: “Neve na mjafton Allahu, Ai është mbrojtës i mrekullueshëm!”

174. Ata u kthyen me dhuntitë dhe mirësitë e Allahut, nuk i gjeti asgjë e keqe dhe fituan kënaqësinë e Allahut. Allahu është Zotërues i mirësive të mëdha.

175. Vetëm djalli i frikëson ithtarët e vet. Ju mos iu frikësoni atyre, por frikësohuni prej Meje, nëse jeni besimtarë!

176. Ti (o Muhamed) mos u brengos nga ata që nxitojnë në mohim, sepse, në të vërtetë ata nuk mund ta dëmtojnë Allahun aspak. Allahu dëshiron që të mos i shpërblejë me kurrfarë dhurate në botën tjetër; dhe për ata ka ndëshkim të madh.



177. Ata që e ndërrojnë besimin e vërtetë me mohim, nuk mund t’i bëjnë kurrfarë dëmi Allahut e për ta ka ndëshkim të dhembshëm.

178. Le të mos mendojnë kurrsesi jobesimtarët se për ata është mirë që ua zgjasim jetën. Ne ua zgjasim jetën vetëm për t’i shtuar gjynahet; për ata ka ndëshkim poshtërues.

179. Allahu nuk i lë besimtarët në gjendjen që ndodheni ju, por do ta ndajë të keqin prej të mirit. Allahu nuk do t’ua zbulojë të fshehtën (që vetëm Ai e di), por Allahu zgjedh kë të dojë nga të dërguarit e Tij. Besoni në Allahun dhe në të dërguarit e Tij! Nëse besoni dhe i frikësoheni Allahut, ju do të keni shpërblim të madh.

180. Ata që bëhen koprracë me të mirat që ua ka dhënë Allahu, kurrsesi të mos mendojnë se kështu është më mirë për ta! Jo, kjo është më keq për ata! Ajo që kanë grumbulluar do t’u ngarkohet atyre në qafë Ditën e Kiametit. E Allahut është trashëgimia e qiejve dhe e Tokës dhe Allahu e di mirë ç’punoni ju.

181. Sigurisht që Allahu i ka dëgjuar fjalët e atyre (çifutëve) që thanë: “Allahu është i varfër, kurse ne jemi të pasur”. Ne do ta shënojmë atë që thanë, si dhe vrasjen e profetëve nga ana e tyre pa kurrfarë të drejte dhe do t’u themi atyre: “Shijoni dënimin në zjarr!”

182. Ky është ndëshkimi i veprave të duarve tuaja, se Allahu nuk është i padrejtë ndaj robërve të Vet.

183. Atyre që thonë: “Allahu na ka urdhëruar që të mos i besojmë asnjë të dërguari, derisa të na sjellë një kurban që ta përpijë zjarri”, thuaju (o Muhamed): “Të dërguarit para meje ju kanë sjellë juve prova të qarta si dhe atë që thoni ju, atëherë, pse i vratë ata, nëse thoni të vërtetën?”

184. Nëse ata ty (o Muhamed) të quajnë për gënjeshtar, edhe të dërguar të tjerë që kanë ardhur para teje janë përgënjeshtruar, ndonëse kanë sjellë shenja të qarta, shkrime dhe Librin e ndritur.

185. Çdo shpirt do ta shijojë vdekjen. Shpërblimet do t’u plotësohen vetëm në Ditën e Kiametit; kushdo që shpëton nga zjarri i Xhehenemit dhe hyn në Xhenet, ai ka fituar (gjithçka që mund të dëshirohet). Ndërsa jeta e kësaj bote është vetëm kënaqësi mashtruese.

186. Ju, me siguri, do të sprovoheni në pasurinë e në jetën tuaj dhe do të dëgjoni shumë fyerje nga popujt që iu është dhënë Libri para jush, si dhe nga paganët. Por, nëse ju duroni dhe ruheni (nga të këqijat), atëherë kjo është vërtet përcaktuese e çështjeve.

187. Kujtoje (o Muhamed) kohën kur Allahu mori premtimin nga ata që u është dhënë Libri se do t’ua shpjegojnë atë njerëzve dhe nuk do të fshehin asgjë nga ai. Pastaj ata e hodhën pas shpine (premtimin) dhe e ndërruan atë me një vlerë të vogël. Eh, sa këmbim të shëmtuar që bënë ata!

188. Mos mendo se ata që gëzohen për çfarë kanë punuar dhe dëshirojnë të lavdërohen për çfarë nuk kanë punuar, pra, kurrsesi mos mendo se ata do t’i shpëtojnë ndëshkimit; për ata ka ndëshkim të dhembshëm.

189. Allahut i përket sundimi i qiejve dhe i Tokës dhe (vetëm) Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë.

190. Me të vërtetë, në krijimin e qiejve dhe të Tokës dhe në ndërrimin e natës e të ditës, ka shenja për mendarët,

191. për ata që e përmendin Allahun duke qëndruar në këmbë, ndenjur ose shtrirë dhe që meditojnë për krijimin e qiejve dhe të Tokës (duke thënë:) "O Zoti Ynë! Ti nuk i ke krijuar kot këto - lartësuar qofsh (nga çdo e metë)! Prandaj na ruaj nga ndëshkimi i zjarrit.

192. O Zoti Ynë, cilindo që Ti e fut në zjarr, Ti e ke poshtëruar atë. Dhe për mohuesit nuk do të ketë kurrfarë ndihmuesi.

193. O Zoti Ynë! Ne dëgjuam një thirrës që na ftonte në besim: "Besoni Zotin tuaj!" Dhe kështu besuam. O Zoti Ynë! Na i fal gjynahet tona, na i shlyej gabimet dhe bëna që të vdesim me të mirët!



194. O Zoti Ynë! Na e jep shpërblimin që na ke premtuar nëpërmjet të dërguarve të Tu dhe mos na poshtëro në Ditën e Kiametit! Se Ti, me të vërtetë, nuk e shkel premtimin e dhënë!"

195. Dhe Zoti iu përgjigj lutjes së tyre: "Unë nuk do t'ia humb mundin askujt nga ju që ka bërë vepra, qoftë mashkull apo femër. Ju jeni njëlloj (në shpërblim). Atyre që u shpërngulën, u dëbuan nga vatrat e tyre, u munduan në rrugën Time, luftuan dhe u vranë, Unë do t'ua mbuloj veprat e këqija dhe do t'i shpie në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj, si shpërblim nga Allahu. Shpërblimi më i mirë është tek Allahu."

196. Ti (o Muhamed) mos u mashtro nga bredhja e jobesimtarëve nëpër botë!

197. Kjo mirëqenie është e shkurtër; pastaj, strehimi i tyre është Xhehenemi. Eh, sa shtrat i keq është ai vend!

198. Por, ata që i frikësohen Zotit të tyre do të kenë kopshte nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe ku do të banojnë përjetësisht,

si dhuratë prej Allahut. Dhe ajo që është tek Allahu, është dhurata më e mirë për besimtarët e vërtetë.

199. Midis ithtarëve të Librit, me siguri ka të atillë që e besojnë Allahun dhe atë që ju është shpallur juve, si dhe atë që u është shpallur atyre, duke qenë të përulur para Allahut dhe pa i këmbyer shpalljet e Tij me ndonjë vlerë të paktë. Ata do të kenë shpërblimin e tyre te Zoti i tyre. Vërtet, Allahu është i shpejtë në llogari!

200. O besimtarë! Bëhuni të durueshëm dhe nxiteni njëri-tjetrin të jeni të tillë; bëhuni të vendosur dhe vigjilentë (në vepra të mira dhe në ruajtjen e kufijve) dhe kijeni frikë Allahun, që të shpëtoni!

# 4 SURJA EN-NISÂ’

**Medinase - 176 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. O njerëz! Frikësojuni Zotit tuaj, i Cili ju krijoi prej një njeriu, ndërsa prej atij krijoi bashkëshorten e tij, kurse prej këtyre të dyve krijoi shumë meshkuj e femra. Dhe frikësojuni Allahut, me emrin e të Cilit ju kërkoni të drejtat e ndërsjella dhe ruani lidhjet farefisnore. Se vërtet, Allahu është përherë Mbikëqyrës mbi ju.

2. Jepuni pasurinë jetimëve, mos ua ndërroni sendet e tyre të mira me tuajat të këqija. Mos e harxhoni pasurinë e tyre duke e përzier me pasurinë tuaj. Se kjo, me të vërtetë, është gjynah i madh.



3. Nëse keni frikë se nuk bëni drejtësi ndaj jetimeve, atëherë, martohuni me ato gra që ju pëlqejnë: me dy, me tri apo me katër; e, nëse frikësoheni se nuk do të jeni të drejtë ndaj të gjithave njësoj, atëherë mjaftohuni me një grua ose me atë që e keni në pushtetin tuaj. Në këtë mënyrë do t’i ruheni padrejtësisë më lehtë.

4. Dhe jepuni me gjithë zemër grave tuaja dhuratën e kurorëzimit e, nëse ato u falin me dëshirën e vet diçka prej atyre dhuratave, pranojeni atë pa frikë dhe me kënaqësi!

5. Mos e lini në dorë të të paaftëve mendërisht pasurinë tuaj që Allahu jua ka dhënë si mjet jetese për ju; ushqejini dhe vishini ata prej saj dhe u thoni atyre fjalë të mira.[56]

6. Vërini në provë jetimët, derisa të bëhen për martesë! Nëse vëreni se janë pjekur, atëherë jepuani pasurinë e tyre! Mos nxitoni

---

[56] Ky varg tregon se pasuria është për t’u shfrytëzuar për jetesë e jo për luks e shpenzime të kota. Pra, ajo nevojitet për ekzistencën jetësore të njerëzve (përkthyesi).

në shpenzimin e pasurisë së tyre në mënyrë të panevojshme dhe para se ata të rriten! Kush është pasanik, le të përmbahet në marrjen e pasurisë së tyre e, në qoftë se është i varfër, le të harxhojë aq sa është e arsyeshme dhe e drejtë. Kur t'jua dorëzoni pasurinë e tyre, bëjeni këtë në prani të dëshmitarëve. Allahu është i mjaftueshëm si llogaritës.

7. Meshkujve u takon pjesë nga ajo që ua kanë lënë prindërit dhe të afërmit, por, edhe femrave u takon pjesë nga ajo që ua kanë lënë prindërit dhe të afërmit qoftë ajo pak apo shumë, si pjesë e caktuar dhe e detyruar.

8. E kur në ndarjen e trashëgimisë të jenë të pranishëm farefisi i largët, jetimët dhe të varfrit, u dhuroni edhe atyre diçka dhe thuajuni fjalë të ëmbla.

9. Le të druajnë nëse ata lënë pas vetes fëmijë të mitur, duke u brengosur për ta, le të kenë frikë Allahun dhe le të flasin drejt.

10. Vërtet, ata që shpenzojnë pasurinë e jetimit pa të drejtë, vetëm mbushin barkun e tyre me zjarr dhe ata do të digjen në zjarrin flakërues.

11. Allahu ju urdhëron për trashëgiminë tuaj: mashkullit i takon aq sa pjesa e dy femrave; nëse trashëgimtarë janë dy e më tepër femra, atyre u takojnë dy të tretat nga trashëgimia; nëse është një femër - i takon gjysma e pasurisë; e për çdonjërin prind të të vdekurit - u përket një e gjashta nga pasuria e trashëguar, nëse i vdekuri ka lënë fëmijë; e nëse nuk ka fëmijë, e trashëgojnë prindërit dhe nënës i bie një e treta; nëse i vdekuri ka vëllezër, nënës së tij i bie një e gjashta, pas kryerjes së testamentit të lënë dhe larjes së borxhit. Ju nuk e dini se cili është më i afërt për ju nga dobia: prindërit tuaj apo fëmijët tuaj. Ky caktim është nga ana e Allahut. Pa dyshim Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

12. Juve ju takon gjysma e pasurisë nga ajo që kanë lënë bashkëshortet tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë. Por, nëse kanë fëmijë, ju takon një e katërta e asaj që kanë lënë ato, pasi të kryhet testamenti e të lahet borxhi. Në qoftë se nuk keni fëmijë, atyre

(grave) u takon një e katërta e pasurisë që keni lënë e, nëse keni fëmijë, atyre u takon një e teta nga ajo që keni lënë, pasi të kryhet testamenti e të lahet borxhi. Nëse i vdekuri, qoftë burrë ose grua, është pa prindër dhe fëmijë, por ka vëlla ose motër (prej nënës), atëherë çdonjërit prej tyre u takon një e gjashta; e nëse ka më shumë nga ata, atëherë marrin pjesë bashkërisht në një të tretën e pasurisë, pasi të kryhet testamenti e të lahet borxhi, duke mos e dëmtuar askënd. Kjo është porosia e Allahut! Allahu është i Gjithëdijshëm dhe shumë Durues.

13. Këta janë kufijtë e caktuar prej Allahut. Atë që i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij, Ai e shpie në kopshte, nëpër të cilët rrjedhin lumenj dhe ku do të qëndrojë përherë. Kjo është fitorja e madhe.

14. Ndërsa atë që nuk i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe shkel kufijtë e vënë prej Tij, Allahu e shpie në zjarr, ku do të qëndrojë përherë dhe për të ka ndëshkim poshtërues.



15. Për ato gra tuaja që bëjnë kurvëri, kërkoni që të dëshmojnë për këtë gjë katër vetë prej jush; nëse dëshmojnë për këtë gjë, i mbani ato në shtëpi derisa t'u vijë vdekja ose derisa Allahu t'u japë atyre rrugëdalje tjetër.

16. Dhe ata të dy prej jush që kanë bërë këtë punë të turpshme, i ndëshkoni që të dy; e nëse pendohen dhe përmirësohen, ua hiqni dënimin. Se Allahu e pranon pendimin dhe është Mëshirues.

17. Allahu është pranues i pendimit vetëm për ata që bëjnë ndonjë të keqe nga padituria dhe pendohen shpejt. Pra, këtyre Allahu ua pranon pendimin. Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

18. Nuk pranohet pendimi i atyre që vazhdimisht bëjnë të këqija e, kur u afrohet vdekja, atëherë thonë: "Unë tani me të vërtetë po pendohem". As për ata që vdesin duke qenë jobesimtarë. Për këta, Ne kemi përgatitur dënim të dhembshëm.

19. O besimtarë! - nuk ju lejohet të bëheni përdhunisht trashëgimtarë të grave dhe mos i pengoni ato me qëllim që t'ua merrni një pjesë nga dhuratat që ua keni dhënë, përveç nëse bëjnë gabime sheshazi.

Jetoni e silluni mirë me to! Në qoftë se ato nuk ju pëlqejnë aq shumë, (duroni!) sepse është e mundur që juve të mos ju pëlqejë diçka, por që Allahu në atë do t'ju sjellë shumë të mira.

20. Në qoftë se dëshironi të ndërroni grua, duke e lëshuar njërën për të marrë një tjetër, asaj që i keni dhënë pasuri[57], mos i merrni nga ajo (pasuri) asgjë. A do ta merrnit atë padrejtësisht, duke bërë gjynah të qartë?!

21. Si do t'ia merrnit atë dhuratë, kur ju i jeni dhënë njëri-tjetrit dhe kur ato kanë marrë nga ju besë të fortë?

22. Mos i merrni ato gra që kanë qenë gratë e baballarëve tuaj, përveç rasteve që tashmë kanë kaluar. Vërtet, kjo është vepër e keqe dhe rrugë e shëmtuar.

23. Ju ndalohet martesa me nënat tuaja, me bijat tuaja, me motrat tuaja, me hallat tuaja, me tezet tuaja, me bijat e vëllezërve dhe bijat e motrave, me nënat (gratë) që ju kanë dhënë gji, me motrat tuaja, që kanë thithur prej një gjiri, me nënat e grave tuaja, me vajzën e gruas suaj që gjendet nën kujdestarinë tuaj, nëse me atë grua keni pasur marrëdhënie bashkëshortore; e, nëse nuk keni pasur marrëdhënie bashkëshortore, atëherë nuk ka pengesa. Ju ndalohet martesa me gratë e bijve tuaj dhe t'i bashkoni dy motra, përveç rasteve që tashmë kanë kaluar. Pa dyshim, Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.

24. (Ju ndalohet martesa) edhe me gratë që gjenden nën kurorë, përveç atyre që i zini robëresha. Ky është urdhri i Allahut. Ju janë lejuar të tjerat, me kusht që t'i kërkoni me pasurinë tuaj për martesë e jo për jetë të përkohshme. Grave, me të cilat kaloni jetë bashkëshortore, jepuni dhuratat e detyrueshme (për jetesë). S'ka gjynah për ju, me pëlqimin e të dyja palëve, që ta shtoni apo ta pakësoni sasinë e dhuratës së premtuar. Se, Allahu, me të vërtetë, është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

25. Cilido nga ju që nuk mund të martohet me gra të lira besimtare, për shkaqe të vështira materiale, le të martohet me

---

[57] Pra, gruas me të cilën po ndaheni.

një vajzë besimtare që gjendet nën pushtetin tuaj (robëreshë) - e Allahu e di më së miri besimin tuaj -, se jeni nga njëri-tjetri. Martohuni me to me lejen e pronarëve të tyre. Jepuni dhuratat si është e zakonshme për gra të ndershme e jo imorale të hapura apo të fshehta, që jetojnë me dashnor. Nëse ato, pasi të martohen, bëjnë kurvëri, dënimi i tyre është për gjysmë me dënimin e grave të lira (të pamartuara). Kjo është për ata nga ju, që kanë frikë se do të bëjnë gabim (kurvëri). Nëse përmbaheni, kjo është edhe më mirë! Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.

26. Allahu dëshiron që t'ju sqarojë, t'ju udhëzojë në rrugën e të dërguarve të mëparshëm dhe t'jua pranojë pendimet tuaja. Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

27. Allahu dëshiron që t'jua pranojë pendimet tuaja, por ata që jepen pas epsheve, dëshirojnë që të largoheni krejtësisht nga udha e drejtë.



28. Allahu dëshiron që t'jua lehtësojë (barrët), pasi njeriu është krijuar si një qenie e pafuqishme.

29. O besimtarë, mos e përvetësoni pasurinë e njëri-tjetrit në mënyrë të palejueshme, përveç rastit kur ajo është tregti me pëlqim të dyanshëm dhe mos e vritni veten (dhe njëri-tjetrin)! Vërtet, Allahu është i Mëshirshëm me ju.

30. Këdo prej jush që e bën këtë përdhunisht dhe padrejtësisht, Ne, pa dyshim, do ta hedhim në zjarr. Kjo është shumë e lehtë për Allahun.

31. Në qoftë se ju u shmangeni gjynaheve të mëdha, që ju janë ndaluar, Ne do t'jua falim gabimet tuaja të vogla dhe do t'ju shpiem në një vend të nderuar.[58]

---

[58] Ky varg na këshillon dhe na urdhëron për t'u frenuar nga gjynahet e mëdha. Lidhur me këto çështje, ka shumë studime nga teologët e mëdhenj. Atij që frenohet prej këtyre gjynaheve Zoti i ka premtuar se do t'i falen gjynahet e vogla. Duhet theksuar se një e mirë e thjeshtë ose një e keqe e vogël nuk bën të nënçmohen e të mohohen, sepse atëherë shndërrohen në gjynahe të mëdha (përkthyesi).

32. Mos i lakmoni ato gjëra, me anë të të cilave Allahu i ka bërë disa nga ju të dallohen mbi të tjerët: meshkujt do të kenë pjesë prej asaj që kanë punuar e po ashtu edhe femrat do të kenë pjesë prej asaj që kanë punuar. Kërkoni prej Allahut nga mirësitë e Tij. Vërtet, Allahu është i Dijshëm për çdo gjë.[59]

33. Gjithkujt Ne i kemi caktuar trashëgimtarët për çdo gjë që lënë prindërit ose të afërmit, ndërsa atyre me të cilët keni bërë marrëveshje, jepuni pjesën e vet. Sigurisht që Allahu është dëshmitar për çdo gjë.

34. Meshkujt kanë autoritet mbi gratë, meqë Allahu u ka dhënë disa cilësi mbi ato dhe, meqë ata shpenzojnë për mbajtjen e tyre. Gra të mira janë ato të dëgjueshmet, që ruajnë fshehtësitë që ka urdhëruar Allahu. Sa i përket grave që ju i druheni mosbindjes dhe sjelljes së keqe nga ana e tyre, këshillojini, (e, nëse kjo s'bën dobi) mos i pranoni në shtrat dhe (në fund) i rrihni ato (lehtas). Por, nëse ato ju binden, atëherë mos i ndëshkoni më. Allahu, me të vërtetë, është i Lartësuar dhe i Madhëruar![60]



35. Nëse i druheni ndarjes midis burrit e gruas, atëherë caktoni një ndërmjetës nga ana e burrit dhe një nga ana e gruas. Në qoftë se ata dëshirojnë paqësim, Allahu sjell marrëveshje midis

---

[59] Burrat janë dirigjues të grave. Me këtë varg konfirmohet se femrat janë më të dobëta fizikisht, kurse meshkujt janë më të fortë fizikisht; andaj e kanë për detyrë të shpenzojnë për t'i mbajtur ato. Mirëpo, në pikëpamje shpirtërore, në të gjitha cilësitë, femrat janë të barabarta me meshkujt. Megjithatë, në rastet kur të dy prindërit, nëna dhe babai, e thërrasin njëkohësisht fëmijën e vet, - ai, së pari, duhet t'i përgjigjet nënës (përkthyesi).

[60] Deri para disa kohësh, në shumë vende të botës ndalohej shkurorëzimi (i gruas), kurse feja islame e ka lejuar shkurorëzimin (e gruas), qysh para 14 shekujve. Por, kjo vepër është shumë e urryer nga Zoti dhe Ai ka përcaktuar disa norma për ta penguar këtë akt. Këto janë: 1. këshillimi i gruas; 2. të larguarit prej dhomës së saj, për një kohë të shkurtër; 3. qortimi i gruas në mënyrë edukuese; 4. nëse mosmarrëveshja është më e madhe ndërmjet tyre, duhet formuar një këshill të përbashkët pajtimi prej anës së burrit e të gruas, për t'i pajtuar ata; 5. nëse nuk kanë sukses as këto masa, atëherë arsyetohet shkurorëzimi; 6. nëse pajtohen e kurorëzohen përsëri, ndërsa pas pak kohe shkurorëzohen për së dyti, prapë lejohet kurorëzimi. Nëse shkurorëzimi ndodh tri herë, ata nuk mund të kurorëzohen për të katërtën herë, pa u martuar me njerëz prej familjesh të tjera (përkthyesi).

tyre. Allahu, me të vërtetë, është i Gjithëdijshëm dhe i di të gjitha qëllimet.

36. Adhuroni Allahun dhe mos i shoqëroni Atij asgjë (në adhurim); silluni mirë me prindërit, të afërmit, jetimët, të varfërit, fqinjët e afërt dhe të largët, me atë që keni pranë, me udhëtarin (që ka mbetur ngushtë) dhe me ata që janë robër nën pushtetin tuaj. Në të vërtetë, Allahu nuk i do njerëzit arrogantë e mburravecë;

37. (e as) ata që janë koprracë, të cilët kërkojnë që edhe të tjerët të bëhen koprracë dhe fshehin atë që ua ka dhuruar Allahu nga mirësitë e Tij. Ne kemi përgatitur për mohuesit ndëshkim poshtërues.

38. (Ai nuk i do) as ata që ndajnë nga pasuria e tyre sa për sy e faqe të botës dhe që nuk e besojnë Allahun e as Ditën e Kiametit. Ai që ka për shok djallin, dihet sa shok i keq është!

39. E ç'dëm do të kishin ata sikur të besonin Allahun dhe Ditën e Kiametit dhe të ndanin nga pasuria që u ka dhënë Allahu?! Allahu di çdo gjë për ta.

40. Vërtet, Allahu nuk dëmton askënd asnjë grimë, por, nëse (dikush) bën mirësi, Allahu ia shumëfishon atë dhe i jep shpërblim të madh.

41. Si do të bëhet kur prej çdo populli të sjellin dëshmitarë dhe të të sjellin ty (o Muhamed!) për dëshmitar mbi të gjithë ata?!

42. Atë ditë, ata që nuk kanë besuar dhe që nuk i janë bindur të Dërguarit, do të dëshironin të rrafshoheshin me tokën, por Allahut nuk mund t'i fshehin asnjë fjalë.

43. O besimtarë! Mos u falni kur jeni të dehur, prisni të kthjelloheni e të dini se ç'flisni; as kur jeni të papastër[61] (xhynyb) - përveçse nëse jeni duke udhëtuar, derisa të laheni. Dhe, nëse jeni të sëmurë ose gjendeni në rrugë ose keni kryer nevojën natyrore, ose keni bërë marrëdhënie me gra dhe nuk gjeni ujë, atëherë fërkoni fytyrën dhe duart tuaja me dhé të pastër. Allahu, me të vërtetë, është Shlyes dhe Falës i gjynaheve.

---

[61] D.m.th. pas kryerjes së marrëdhënieve seksuale ose pas derdhjes së farës.

44. A nuk i sheh ti (o Muhamed!) ata që iu është dhënë një pjesë prej Librit? Ata e ndërrojnë të mirën me të keqen dhe dëshirojnë që edhe ju të humbisni rrugën e drejtë.

45. Allahu i di më së miri armiqtë tuaj. Allahu mjafton si Mbrojtës për ju. Allahu mjafton si Ndihmës për ju.

46. Në mesin e hebrenjve ka nga ata që i nxjerrin fjalët nga konteksti i tyre dhe i thonë Profetit: "Dëgjuam, por nuk të bindemi"! dhe "Dëgjo, mos dëgjofsh!" dhe "Ra'iná!"[62], duke shtrembëruar (shprehjet) me gjuhën e tyre dhe duke shpifur për fenë. Po sikur ata të kishin thënë: "Dëgjuam dhe u bindëm!" dhe "Dëgjo!" e "Shikona neve!", kjo do të ishte më e mirë dhe më e drejtë për ata. Allahu i mallkoi ata për shkak të mohimit të tyre, prandaj ata nuk besojnë, përveç një numri të vogël.

47. O ju, të cilëve ju është dhënë Libri! Besoni atë që kemi zbritur si vërtetues të asaj që keni në duar para se t'jua fshijmë fytyrat e t'jua kthejmë prapa ose t'ju mallkojmë ashtu siç i mallkuam shkelësit e Sabatit. Urdhri i Allahut do të zbatohet doemos.



48. Vërtet, Allahu nuk fal që të adhurohet dikush apo diçka tjetër veç Atij, por gjynahet e tjera më të vogla ia fal kujt të dojë. Kushdo që i bën shok Allahut (në adhurim), ka bërë gjynah të tmerrshëm.

49. A nuk i ke parë ata që e kujtojnë veten të dëlirë?[63] Jo, Allahu dëlir kë të dojë dhe askush nuk do të pësojë as padrejtësinë më të vogël.

50. Shiko si shpifin ata gënjeshtra kundër Allahut. Mjafton kjo shpifje si gjynah i qartë.

51. A nuk i ke parë ata që u është dhënë një pjesë e Librit? Besojnë në idhuj dhe hyjni të rreme dhe thonë për jobesimtarët: "Këta janë në rrugë më të drejtë se ata që besojnë[64]".

---

[62] Kjo fjalë në arabisht do të thotë "na dëgjo" ose "na shiko me respekt", por në hebraishten-arabe të shekullit të shtatë ishte sharje me kuptimin "O i keqi ynë".
[63] Askush nuk është i dëlirë nga vetvetja, por është Allahu Ai që e dëlir atë.
[64] Myslimanët.

52. Këta janë ata që i ka mallkuar Allahu dhe, atij që e mallkon Allahu, nuk do t'i gjendet ndihmues.

53. A do të kenë ata ndonjë pjesë të pushtetit? Nëse është kështu, ata nuk do t'u jepnin njerëzve as sa puçërza e bërthamës.

54. A mos i kanë zili njerëzit për çfarë u ka dhuruar Allahu nga të mirat e Veta? Ne u dhamë pasardhësve të Ibrahimit Librin e urtësinë, si dhe një pushtet të madh.

55. Disa prej tyre e besuan atë[65] e disa iu shmangën atij. Për ata mjafton Xhehenemi përcëllues.

56. Ata që s'besojnë në shenjat Tona, Ne padyshim, do t'i djegim në zjarr. Sapo t'u digjet lëkura, Ne do t'ua ndërrojmë atë me lëkurë tjetër, për të përjetuar dënimin. Me të vërtetë, Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë.

57. Sa për ata që besojnë dhe punojnë vepra të mira, Ne do t'i shpiem në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe ku do të banojnë përgjithmonë. Ata do të kenë bashkëshorte të pastra dhe Ne do t'i shpiem në hije të dendura.

58. Allahu ju urdhëron që amanetet t'jua ktheni atyre që u përkasin dhe, kur të gjykoni midis njerëzve, të gjykoni drejt. Vërtet, Allahu ju këshillon mrekullueshëm dhe vërtet, Allahu dëgjon çdo gjë dhe vështron të gjitha punët![66]

59. O besimtarë! Bindjuni Allahut, bindjuni të Dërguarit dhe atyre që drejtojnë punët tuaja. Nëse nuk pajtoheni në ndonjë gjë, drejtojuni Allahut dhe të Dërguarit[67], nëse besoni Allahun dhe Ditën e Kiametit. Kjo për ju është më e mira dhe shpjegimi më i bukur.

60. A nuk i ke parë ti (o Muhamed!) ata (hipokritë) që pohojnë se kanë besuar në atë që të është shpallur ty dhe profetëve të

---

[65] Profetin Muhamed (a.s.).

[66] Ky varg na urdhëron që njeriut të merituar i duhet shprehur mirënjohje dhe besim për udhëheqje të suksesshme. Po ashtu, duhet gjykuar me drejtësi midis njerëzve (përkthyesi).

[67] Pra, drejtojuni Kuranit dhe Sunetit (Traditës së regjistruar të Profetit Muhamed a.s.).

tjerë para teje? Ata kërkojnë gjykimin e zotave të rremë, ndërkohë që janë urdhëruar t'i mohojnë ato. Djalli dëshiron që t'i nxjerrë ata krejtësisht nga udha e drejtë.

61. Po kur u thuhet atyre: "Ejani tek ajo që ka shpallur Allahu dhe tek i Dërguari", i sheh hipokritët se si largohen prej teje me neveri.

62. Si do të jetë gjendja e tyre kur t'i godasë fatkeqësia, për shkak të asaj që vetë kanë punuar e të vijnë te ti, duke u betuar në Allahun e duke thënë: "Ne kemi dashur vetëm të bëjmë mirësi dhe pajtim"?!

63. Këta janë ata për të cilët Allahu e di se ç'kanë në zemrat e tyre. Largohu prej tyre, këshilloji dhe thuaju fjalë që i prekin në zemër.

64. Ne i kemi nisur të dërguarit vetëm me qëllimin që njerëzit, me lejen e Allahut, t'u binden atyre. Dhe në qoftë se ata[68], kurdo që ta ngarkonin veten (me gjynahe), të vinin te ti për t'i kërkuar falje Allahut dhe i Dërguari t'i lutej Allahut për shfajësimin e tyre, do ta vërenin, se Allahu, me të vërtetë, është Pranues i pendimit dhe Mëshirëplotë.

65. Jo, për Zotin tënd, ata nuk do të jenë besimtarë të vërtetë, derisa të të marrin ty për gjyqtar për kundërshtitë mes tyre; e pastaj, të mos ndiejnë kurrfarë dyshimi ndaj gjykimit tënd dhe të të binden ty plotësisht.

66. Sikur Ne t'i urdhëronim ata: "Vritni veten!" ose: "Lini shtëpitë tuaja!", pak prej tyre do ta bënin këtë. E sikur të vepronin ata siç këshilloheshin, kjo për ata do të ishte më mirë dhe do të ishin më të fortë në besim.

67. Atëherë, Ne, pa dyshim, do t'u jepnim shpërblim të madh nga ana Jonë

68. dhe me siguri do t'i udhëzonim në rrugë të drejtë.

---

[68] D.m.th. hipokritët.

69. Kushdo që i bindet Allahut dhe të Dërguarit, do të jetë me ata të cilëve Allahu u ka dhënë shumë dhunti: me profetët, me të sinqertët[69], me dëshmorët dhe me të drejtët! Eh sa shokë të mrekullueshëm janë këta!

70. Kjo dhunti është nga Allahu, e mjafton që Allahu e di çdo gjë.

71. O besimtarë! Bëhuni syçelë (kundër armikut) e luftojeni atë, qoftë grupe-grupe ose të gjithë së bashku!

72. Në të vërtetë, disa prej jush ngurrojnë për të shkuar në luftë. Nëse ju ndodh ndonjë fatkeqësi, ndonjëri thotë: “Vetë Allahu më ka shpërblyer mua për të mos u gjendur i pranishëm me ta”.

73. E nëse ju arrin ndonjë e mirë nga Allahu, ai atëherë, me siguri thotë – a thua se nuk ka midis tij dhe jush dashamirësi -: “Ah, sikur të kisha qenë me ata e të arrija sukses të madh!”



74. Le të luftojnë në rrugën e Allahut ata që nuk e kursejnë jetën e kësaj bote për jetën e ardhshme. Atij që lufton në rrugën e Allahut, e vritet ose fiton, Ne, me siguri, do t’i japim shpërblim të madh.

75. Ç’keni ju që nuk luftoni në udhë të Allahut dhe për shpëtimin e të shtypurve: për meshkujt e pafuqishëm, gratë dhe fëmijët, të cilët thërrasin: “O Zoti ynë! Nxirrna nga ky qytet, banorët e të cilit janë keqbërës! Na cakto një mbrojtës dhe na dërgo nga ana Jote dikë që të na ndihmojë!”

76. Ata që besojnë, luftojnë në rrugën e Allahut, kurse ata që nuk besojnë, luftojnë në rrugën e djallit. Luftoni kundër ithtarëve të djallit, sepse vërtet, dinakëria e djallit është e dobët!

77. A nuk i ke parë (o Muhamed) ata që janë porositur: “Tërhiqni duart tuaja nga lufta, falni namazin dhe jepni zekatin!”?! Por kur, pas kësaj, u urdhëruan që të luftojnë, një grup prej tyre u frikësua

---

[69] Termi kuranor i përdorur për epitetin “i sinqertë”, është fjala “siddîk”. Ajo nënkupton ata ndjekës të profetëve, të cilët ishin më të parët që u besuan atyre. Kjo është grada më e lartë që një besimtar mund të arrijë.

nga njerëzit, ashtu si i frikësohen Allahut, madje edhe më tepër dhe thirrën: “O Zoti ynë! Pse na caktove të luftojmë? Ah, sikur të na kishe kursyer lufta edhe për një kohë të shkurtër!” Thuaju: “Kënaqësitë e kësaj jete janë të vogla. Jeta tjetër është më e mirë për ata që e kanë frikë Allahun e s’bëjnë gjynahe. Juve nuk do t’ju bëhet asnjë fije padrejtësi.

78. Kudo që të gjendeni, do t’ju arrijë vdekja, madje, qofshi edhe në kështjellat më të forta!” Sa herë që u vjen ndonjë e mirë, ata[70] thonë: “Kjo është nga ana e Allahut”. Por, nëse i godet ndonjë e ligë, ata thonë: “Kjo është prej teje (o Muhamed)!” Thuaju: “Të gjitha janë prej Allahut”. Ç’është kështu me këtë popull, që nuk kupton asgjë?

79. Çdo e mirë që të gjen ty o njeri, prej Allahut është, kurse e keqja që të godet, është prej vetes sate. Ne të kemi sjellë ty (o Muhamed) si të Dërguar për të gjithë njerëzimin. Allahu mjafton për dëshmitar.

80. Kush i bindet të Dërguarit, i është bindur Allahut. Sa për ata që kthejnë kokën mënjanë, Ne nuk të kemi dërguar që të jesh rojtar i tyre.

81. Dhe ata thonë: “Të jemi bindur”, por, kur largohen prej teje, një grup nga ata natën shtjellojnë diçka tjetër nga ato që u the ti. Por Allahu i shënon shtjellimet e tyre. Prandaj largohu prej tyre dhe mbështetu tek Allahu! Se Allahu të mjafton ty për mbrojtës.

82. A nuk përsiatin ata për Kuranin! Sikur ai të mos ishte prej Allahut, do të gjenin në të shumë kundërthënie.

83. Kur atyre[71] u vjen ndonjë lajm i rëndësishëm që ka të bëjë me sigurinë ose frikën, ata e përhapin (pa e vërtetuar mirë). Por, në qoftë se këtë lajm do t’ia përcillnin (për shqyrtim) të Dërguarit dhe parisë, hulumtuesit do ta merrnin vesh prej tyre (se çfarë lajmi duhet përhapur e çfarë jo). Sikur të mos ishte mirësia e Allahut dhe mëshira e Tij, ju të gjithë do të ndiqnit djallin, përveç një numri të vogël.

---

[70] D.m.th. hipokritët dhe banorët hebrenj të Medinës.
[71] Hipokritëve ose myslimanëve të dobët.

84. Prandaj, lufto në rrugën e Allahut! Ti je përgjegjës vetëm për veten tënde. Nxiti edhe besimtarët, se mbase Allahu e pengon fuqinë e jobesimtarëve! Allahu është më i fuqishmi dhe më i ashpri në dënime.

85. Kush ndërmjetëson për një çështje të mirë, do të ketë pjesë në shpërblimin e saj, kurse kush ndërmjetëson për një çështje të keqe, do të ketë pjesë në ndëshkimin e saj. Allahu është i Gjithëpushtetshëm.

86. Kur ju përshëndet dikush me respekt, kthejani me një përshëndetje më të mirë ose në të njëjtën mënyrë! Pa dyshim, Allahu llogarit çdo gjë.[72]

87. Allahu! Nuk ka zot tjetër të vërtetë përveç Atij. Ai do t'ju mbledhë në Ditën e Kiametit, për të cilën nuk ka dyshim aspak! E kush është në fjalë më i vërtetë se Allahu?



88. Përse jeni ndarë në dy grupe për çështjen e hipokritëve, kur Allahu i ka flakur ata në mosbesim për shkak të veprave të tyre?! A mos vallë, dëshironi t'i ktheni në rrugë të drejtë ata që Allahu i ka lënë në humbje? Për atë që Allahu e lë në humbje, ti nuk mund të gjesh rrugë të drejtë.

89. Ata dëshirojnë që edhe ju të mos besoni, ashtu siç nuk besojnë vetë dhe të bëheni të njëjtë me ata. Kurrsesi mos u bëni shokë me ata, derisa të mërgojnë për hir të Allahut. Nëse ata shmangen, ndiqini e i vrisni, kudo që t'i gjeni! Dhe mos zgjidhni nga ata as miq, as mbështetës,

90. përveç atyre që janë strehuar te një popull me të cilin ju keni marrëveshje ose atyre që kanë ardhur te ju, e u vjen rëndë që të luftojnë kundër jush ose të luftojnë kundër popullit të vet. Sikur të kishte dashur Allahu, do t'u kishte dhënë pushtet mbi ju dhe

---

[72] Ky varg na urdhëron që, kur të përshëndet dikush, duhet t'i përgjigjesh me një mënyrë edhe më të mirë ose me të njëjtën mënyrë. Kjo është detyrë e secilit mysliman. Është e nevojshme që ndërmjet besimtarëve e ateistëve të ketë përshëndetje të arsyeshme, në mënyrë që të mos e urrejnë njëri-tjetrin. Jemi të urdhëruar që të bisedojmë me njerëz në mënyrë të sjellshme (përkthyesi).

ata do të luftonin kundër jush. Në qoftë se ata tërhiqen prej jush, nuk hyjnë në luftë kundër jush dhe ju ofrojnë paqe, atëherë për ju Allahu nuk lë shteg që të luftoni kundër tyre.

91. Ju do të hasni në njerëz të tjerë, të cilët dëshirojnë të sigurohen nga ju dhe nga kombi i vet. Sa herë që thirren në idhujtari, menjëherë bien në të. Nëse nuk shmangen prej jush, nëse nuk ju ofrojnë paqen dhe nëse nuk heqin dorë nga luftimi kundër jush, atëherë i kapni e i vrisni kudo që t'i gjeni! Kundër tyre ju kemi dhënë të drejtë të qartë.

92. Nuk bën që besimtari të vrasë besimtarin, përveçse gabimisht. Kush vret një besimtar gabimisht, duhet të lirojë një besimtar të robëruar dhe t'u paguajë gjakun trashëgimtarëve të të vrarit, përpos rastit kur familja e të vrarit ia fal gjakun. Nëse i vrari është nga një popull që e keni armik e njëkohësisht është besimtar, duhet të lirohet një besimtar i robëruar. Nëse i vrari është nga një popull me të cilin ju keni lidhur marrëveshje, i duhet paguar gjaku familjes së tij, duke liruar edhe një besimtar të robëruar. Ai që s'mund të gjejë rob, duhet të agjërojë dy muaj rresht. (Kjo është bërë) në shenjë pendimi para Allahut. Se Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

93. Kushdo që vret një besimtar me qëllim, ndëshkimi i tij është Xhehenemi, në të cilin do të qëndrojë përgjithmonë[73]. Allahu është zemëruar me atë, e ka mallkuar dhe i ka përgatitur një dënim të madh.

94. O besimtarë! Kur të shkoni në luftë, në rrugë të Allahut, shqyrtoni gjithçka me kujdes! Mos i thoni atij që ju përshëndet me selam: "Nuk je besimtar", me qëllim që të fitoni kënaqësi të kësaj jete, ndërkohë që tek Allahu ka fitime të shumta. Të tillë keni qenë edhe ju më parë e Allahu ju dha mirësi; prandaj gjithmonë sqarojini mirë të gjitha punët! Se Allahu është Njohës i veprave tuaja.

---

[73] Ndajfolja "përgjithmonë" është përdorur në mënyrë figurative në këtë kontekst dhe nënkupton një kohë shumë të gjatë, por jo të pafundme. Kjo është bërë për të theksuar rrezikun që paraqet vrasja e qëllimtë e një myslimani, e cila është një nga gjynahet më të mëdha pas idhujtarisë.

95. Nuk janë të njëjtë ata besimtarë që rrinë në shtëpitë e tyre, përveç të paaftëve, me ata që luftojnë në rrugën e Allahut me pasurinë dhe jetën e tyre. Allahu i ngre një shkallë më lart ata që kanë luftuar me pasurinë dhe jetën e tyre kundrejt atyre që kanë ndenjur në shtëpitë e veta. Ai u ka premtuar të gjithëve mirësi, por i ka dalluar ata që luftojnë mbi ata që nuk luftojnë me shpërblim të madh:

96. me shkallë të veçanta, me falje dhe mëshirë. Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.

97. Kur engjëjt ua marrin shpirtrat atyre që e kanë ngarkuar veten me faje, u thonë: "Ku ishit?" Ata përgjigjen: "Ishim të pafuqishëm në Tokë". (Engjëjt) do t'u thonë: "A nuk qe Toka e Allahut e gjerë që të mërgonit në të?" Këta janë ata (njerëz), vendbanimi i të cilëve është Xhehenemi; eh, sa i keq është ai vendbanim!

98. Me përjashtim të meshkujve të pafuqishëm, grave dhe fëmijëve, të cilët nuk kanë as fuqinë e as mundësinë të drejtohen në rrugë,



99. mbase Allahu i fal, se Allahu, me të vërtetë, është Shlyes dhe Falës i gjynaheve.

100. Kush mërgon për çështjen e Allahut, ai gjen shumë vendbanime dhe begati në tokë. Kush lë shtëpinë e vet, duke u shpërngulur për tek Allahu dhe i Dërguari i Tij dhe ndodh që t'i vijë vdekja, Allahu me siguri do ta shpërblejë. Se Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.

101. Kur të udhëtoni, nuk është gjynah që ta shkurtoni namazin, nëse druheni që jobesimtarët do t'ju bëjnë ndonjë dëm. Me të vërtetë, jobesimtarët janë armiqtë tuaj të hapur.

102. Kur të jesh ti (o Muhamed) në mes të besimtarëve dhe të prish faljen e namazit (në luftë), atëherë njëri grup prej tyre le të falet me ty dhe le t'i mbajnë pranë edhe armët e veta! Pastaj këta, le të rrinë pas jush dhe le të vijë grupi tjetër, i cili nuk është falur dhe, le të falet me ty! Le të jenë syçelë dhe t'i mbajnë armët e veta! Jobesimtarët dëshirojnë që të jeni të pakujdesshëm ndaj

armëve dhe pajimeve tuaja, që t'ju sulmojnë me tërë fuqinë. Nuk ka gjynah për ju nëse hasni në ndonjë shqetësim prej shiut ose sëmundjes e i lini armët, por edhe atëherë, bëhuni syçelë. Allahu, me të vërtetë, ka përgatitur dënim poshtërues për jobesimtarët.

103. Pasi të kryeni namazin, përmendeni Allahun duke qëndruar në këmbë, ulur dhe të shtrirë. Kur të jeni jashtë rrezikut, atëherë faleni namazin të plotë, sepse namazi është detyrë për besimtarët në kohë të caktuar.

104. Mos u tregoni të dobët në ndjekjen e jobesimtarëve! Nëse ndjeni dhembje prej luftës, edhe ata ndiejnë dhimbje ashtu si edhe ju. Mirëpo ju shpresoni prej Allahut atë që ata nuk e shpresojnë. Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

105. Vërtet, Ne (o Muhamed) ta kemi zbritur Kuranin me të drejtën, në mënyrë që ti të gjykosh ndërmjet njerëzve sipas asaj që të ka shpallur Allahu. Dhe mos u bëj mbrojtës i tradhtarëve![74]

106. Kërko ndjesë prej Allahut! Se Allahu është Falës e Mëshirëplotë.

107. Dhe mos i mbro ata që mashtrojnë vetveten! Se Allahu nuk i do tradhtarët dhe gjynahqarët.

108. Ata fshihen nga njerëzit, por nuk fshihen dot nga Allahu. Ai është pranë tyre edhe natën, kur trillojnë gjëra me të cilat Ai nuk është i kënaqur. Se Allahu përfshin (me dijen e Tij) gjithçka që ata bëjnë.

109. Ja, ju i mbrojtët ata në këtë botë, por kush do t'i mbrojë tek Allahu në Ditën e Kiametit ose kush do të bëhet përfaqësues i tyre?

[74] Komentuesit klasikë të Kuranit (Tabariu) bëjnë të ditur se ky varg dhe ata të mëpasshëm, deri në vargun 113, kanë lidhje me çështjen e një njeriu që quhej Ibn Ubejrik. Ai akuzohej se kishte vjedhur, por mbrohej nga i Dërguari i Allahut, i cili ishte bindur nga ndërmjetësimi i familjes së të pandehurit, se vjedhjen e kishte bërë një hebre. Shpallja Hyjnore e shfajësoi hebreun, kurse Ibn Ubejriku mohoi besimin dhe u arratis në Mekë, ku vazhdoi jetën e tij si keqbërës, derisa e gurëzuan.

110. Kush punon vepër të keqe ose e ngarkon veten me gjynahe, pastaj kërkon falje prej Allahut, do të gjejë se Allahu është Falës e Mëshirëplotë.

111. Kush bën gjynah, ai ia ka bërë shpirtit të vet. Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

112. Kush bën ndonjë gjynah ose të keqe, pastaj ia vesh atë një të pafajshmi, atëherë ai e ka ngarkuar veten me fajin e shpifjes dhe me një gjynah të qartë.

113. Sikur të mos e kishe mirësinë e Allahut dhe mëshirën e Tij, një grup i atyre do të përpiqej që të të nxirrte nga udha e drejtë.[75] Ata me këtë e humbin vetëm vetveten, kurse ty nuk të bëjnë kurrfarë dëmi. Allahu të shpalli ty Librin (Kuranin) dhe Urtësinë e plotë, si dhe të mësoi atë që nuk e ke ditur. Dhuntia e Allahut për ty është shumë e madhe.

114. S'ka kurrfarë të mire në shumë prej bisedave të tyre të fshehta, përveç rastit kur ndokush kërkon që të jepet sadaka ose të kryhet një vepër e mirë apo paqësim ndërmjet njerëzve. Atij që e bën këtë për të fituar kënaqësinë e Allahut, Ne do t'i japim një shpërblim të madh.

115. Këdo që e kundërshton të Dërguarin, pasi i është dhënë udhëzimi dhe ndjek rrugë tjetër nga ajo e besimtarëve, Ne e lëmë të ecë andej nga është nisur dhe do ta përcëllojmë në zjarrin e Xhehenemit; eh, sa vendbanim i keq që është ai!

116. Vërtet, Allahu nuk fal që të adhurohet dikush apo diçka tjetër veç Atij, por gjynahet e tjera më të vogla ia fal kujt të dojë. Kushdo që i bën shok Allahut (në adhurim), ai me të vërtetë, ka humbur dhe është larguar shumë prej udhës së drejtë.

117. Ata[76] nuk adhurojnë tjetër veçse idhuj femërorë dhe nuk thërrasin tjetër përveç djallit kryengritës,

[75] Pra, ata do të të nxirrnin nga udha e drejtë, duke bërë që ti Muhamed të akuzoje padrejtësisht një njeri të pafajshëm.
[76] Paganët e Mekës.

118. të cilin e ka mallkuar Allahu, sepse (djalli) ka thënë: “Unë, doemos do të marr një pjesë të caktuar të robërve të Tu.

119. Doemos do t’i shpie ata në rrugë të shtrembër, do t’i josh me shpresa të kota dhe, me siguri, do t’i urdhëroj që t’u presin veshët bagëtive, e pastaj do t’i urdhëroj që të ndryshojnë krijesën e Allahut. “Kush merr djallin për mbrojtës në vend të Allahut, ai ka pësuar humbje të qartë.

120. Ai (djalli) u premton atyre dhe i josh me shpresa, por ato që premton djalli, janë vetëm mashtrime.

121. Për ata, vendbanim është Xhehenemi dhe nuk mund të gjejnë shpëtim prej tij.

122. Ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, Ne do t’i shpiem në kopshte të Xhenetit, nëpër të cilat rrjedhin lumenj. Aty do të qëndrojnë vazhdimisht e përgjithmonë. Ky është premtimi i vërtetë i Allahut. E kush është më i vërtetë se Allahu në fjalë?!

123. (Shpëtimi në jetën tjetër) nuk do të jetë as sipas dëshirës suaj (o myslimanë), as sipas dëshirës së ithtarëve të Librit. Por kushdo që bën një të keqe, do të ndëshkohet për atë dhe nuk do të gjejë as mbrojtës, as mbështetës tjetër në vend të Allahut.

124. Dhe kushdo që bën vepra të mira, qoftë ai mashkull ose femër, duke qenë besimtar, do të hyjë në Xhenet dhe nuk do t’i bëhet asnjë padrejtësi.

125. Kush është besimtar më i mirë se ai që i dorëzohet sinqerisht Allahut, duke qenë bamirës dhe zbatues i fesë së pastër të Ibrahimit, të cilin Allahu e ka marrë për mik të ngushtë?!

126. Allahut i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe gjithçka që gjendet në Tokë dhe Allahu i përfshin të gjitha (në dijen e Tij).

127. Ata[77] kërkojnë prej teje (o Muhamed) që t’i sqarosh lidhur me çështjet e grave. Thuaju: “Për çështjet e tyre ju sqarojnë Allahu dhe Libri që ju lexohet[78], si për femrat jetime, të cilave nuk u

[77] Disa nga shokët e Profetit (a.s.).
[78] D.m.th. vargjet e para të kësaj sureje.

jepni dhuratën e caktuar për ato edhe pse dëshironi të martoheni me to, ashtu edhe për fëmijët e mitur. Allahu ju udhëzon që të silleni drejt me jetimët. Allahu është në dijeni të çdo të mire që bëni."

128. Nëse gruaja druan nga burri i saj se do të sillet keq ose nuk do ta përfillë, atëherë nuk ka gjynah për ata, nëse pajtohen ndërmjet tyre. Pajtimi është më i mirë. Njerëzit janë të prirur nga koprracia. Por në qoftë se ju silleni mirë dhe ruheni prej të këqijave, Allahu e di mirë çfarë vepроni.

129. Ju nuk do të mund të silleni drejt midis grave tuaja, edhe sikur të dëshironi. Andaj, mos anoni krejtësisht vetëm nga njëra, duke e lënë tjetrën si të varur. Nëse ju i përmirësoni marrëdhëniet dhe ruheni nga padrejtësia, ta dini se Allahu është vërtet Falës dhe Mëshirëplotë.

130. E nëse ata ndahen, Allahu me begatinë e Tij, çdonjërin prej tyre e bën të pavarur. Se Allahu është Dorëgjerë dhe i Urtë.



131. E Allahut është gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë. Ne i kemi porositur ata që u është shpallur Libri para jush dhe juve: "Frikësojuni Allahut! Nëse mohoni, dijeni se Allahut i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë. Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Denjë për çdo lavdërim."

132. Allahut i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë. Allahu është Mbrojtësi juaj i mjaftueshëm.

133. Nëse do, Ai ju dëbon ju or njerëz dhe sjell të tjerë. Allahu ka fuqi ta bëjë këtë.

134. Kush dëshiron shpërblimin e kësaj bote, (le ta dijë se) tek Allahu janë shpërblimi i kësaj dhe i botës tjetër. Allahu dëgjon dhe vështron çdo gjë.

135. O besimtarë! Bëhuni zbatues të palëkundur të drejtësisë, duke dëshmuar në emër të Allahut, qoftë edhe kundër jush ose kundër prindërve dhe të afërmve tuaj. Qoftë i pasur ose i varfër ai (për të cilin dëshmoni), Allahu është për ata vlerësuesi më i drejtë. Dhe mos shkoni pas epsheve tuaja e të shtrembëroni

drejtësinë! Nëse ju ngatërroni dëshminë ose i shmangeni asaj, vërtet që Allahu e di se çfarë bëni ju.

136. O besimtarë! Besoni Allahun, të Dërguarin e Tij, Librin, që ia ka zbritur të Dërguarit të Tij dhe Librin që e ka zbritur më parë. Kushdo që mohon Allahun, engjëjt e Tij, Librat e Tij, të Dërguarit e Tij dhe Ditën e Kiametit, ai, me të vërtetë, ka humbur larg prej udhës së drejtë.

137. Ata që në fillim besojnë dhe pastaj e mohojnë besimin, më pas sërish besojnë dhe sërish e mohojnë besimin dhe thellohen në mosbesim, Allahu, me të vërtetë, nuk do t'i falë dhe nuk do t'i shpjerë në rrugë të drejtë.

138. Paralajmëroji hipokritët (o Muhamed) për dënimin e mjerueshëm që i pret

139. ata që miqësohen me mohuesit e jo me besimtarët! Vallë, tek ata kërkojnë fuqi, kur, në të vërtetë, e gjithë fuqia i përket vetëm Allahut!



140. Ai jua ka shpallur në Libër[79]: Kur të dëgjoni se mohohen fjalët e Allahut dhe bëhet tallje me to, atëherë mos rrini me ata (njerëz që veprojnë kështu), derisa të ndërrojnë bisedë, përndryshe do të ishit si ata. Allahu do t'i tubojë në Xhehenem të gjithë hipokritët dhe mohuesit.

141. Ata përgjojnë se çfarë do të bëhet me ju. Kështu, nëse ju vjen fitorja nga Allahu, ata thonë: "A nuk ishim vallë ne me ju?" E, nëse mohuesit arrijnë fitore, hipokritët u thonë: "A thua nuk ju ndihmuam deri në fitore dhe ju mbrojtëm prej besimtarëve të vërtetë?" Allahu do të gjykojë ndërmjet jush në Ditën e Kiametit. Allahu nuk do t'iu japë kurrë rast mohuesve që t'i shkatërrojnë besimtarët.

142. Në të vërtetë, hipokritët përpiqen të mashtrojnë Allahun, por është Ai që i mashtron ata. Kur ata ngrihen për namaz, ngrihen me përtesë, vetëm sa për t'u dukur para botës dhe Allahun e përmendin fare pak.

---

[79] D.m.th. në Kuran.

143. Luhaten në mëdyshje, - nuk janë as me këta, as me ata. Këdo që Allahu shpie në humbje, ti (o Muhamed!) nuk do të mundesh t'ia gjesh rrugën.

144. O besimtarë! Mos i zgjidhni mohuesit për miq - në vend të besimtarëve! A mos vallë doni t'i jepni Allahut dëshmi të qartë kundër vetvetes?

145. Pa dyshim që hipokritët do të jenë në thellësinë më të madhe të Xhehenemit dhe ti kurrsesi nuk do t'u gjesh atyre ndihmës.

146. Por ata që pendohen, përmirësohen, mbështeten fort tek Allahu dhe që besimin e tyre e kanë sinqerisht vetëm për Allahun, do të jenë me besimtarët e vërtetë. Allahu do t'u japë shpërblim të madh besimtarëve.

147. Përse t'ju ndëshkojë Allahu, nëse ju e falënderoni dhe e besoni?! Allahu është Mirënjohës dhe i Gjithëdijshëm.



148. Allahu nuk do që të thuhen hapur fjalë të këqija, përveçse nga të dëmtuarit. Allahu dëgjon dhe di gjithçka.

149. Në qoftë se ju bëni ndonjë vepër të mirë haptazi ose fshehurazi ose falni ndonjë vepër të keqe, Allahu është Falës i madh dhe i Plotfuqishëm.

150. Vërtet, ata që mohojnë Allahun dhe të dërguarit e Tij dhe dëshirojnë të ndajnë Allahun nga të dërguarit e Tij, duke thënë: "Ne disa i besojmë e disa nuk i besojmë" dhe duke dashur që kështu të zgjedhin një rrugë të ndërmjetme,

151. pikërisht ata janë mohuesit e vërtetë. Ne kemi përgatitur dënim poshtërues për mohuesit.

152. Ndërsa atyre që besojnë Allahun dhe të dërguarit e Tij dhe nuk bëjnë dallim mes asnjërit prej tyre, Ai do t'u japë shpërblimin (e premtuar). Se Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.

153. Ithtarët e Librit[80] kërkojnë prej teje (o Muhamed) që t'u zbresësh një libër prej qiellit. Në fakt, ata i kërkuan Musait diçka

[80] Disa hebrenj.

edhe më të madhe (duke i thënë): “Na e trego Allahun haptazi!” Atëherë i shkatërroi rrufeja, për shkak të poshtërsisë që bënë. Pastaj zgjodhën viçin (për adhurim) pas shenjave të qarta që iu patën ardhur. Ne ua falëm atë dhe i dhamë Musait pushtet të dukshëm.

154. Ne ngritëm mbi ata malin Tur, sipas besëlidhjes me ta. Pastaj u thamë: “Hyni në portë duke u përulur” dhe “Mos e shkelni Sabatin!” dhe morëm nga ata një besë të fortë.

155. (Ne i mallkuam ata) për shkak të shkeljes së besëlidhjes nga ana e tyre, për shkak të mohimit që i bënë shpalljeve të Allahut, për shkak të vrasjes së profetëve pa kurrfarë të drejte dhe për thënien e tyre: “Zemrat tona janë të mbyllura në këllëf (prandaj s’i kuptojmë fjalët e Profetëve)”. Nuk është kështu, por Allahu ua ka vulosur ato për shkak të mohimit të tyre, prandaj pak prej tyre besojnë.

156. (I mallkuam ata) për shkak të mosbesimit të tyre (ndaj Isait a.s.), për shkak të shpifjeve të mëdha që thanë kundër Merjemes



157. dhe për fjalët e tyre: “Ne e vramë Mesihun – Isain, të birin e Merjemes, të dërguarin e Allahut”. Por, ata as e vranë, as e kryqëzuan, por ashtu u është dukur. Ata që nuk u pajtuan për çështjen e tij, me siguri që gjenden në dyshim për të. Ata nuk kanë ditur kurrgjë për të, por vetëm kanë hamendësuar. Ata, në të vërtetë, nuk e kanë vrarë,

158. por, Allahu e ka ngritur pranë Vetes. Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm.

159. Të gjithë ithtarët e Librit do t’i besojnë Isait para se ai të vdesë dhe, në Ditën e Kiametit, ai do të jetë dëshmitar kundër tyre.

160. Ne ua ndaluam atyre disa ushqime të mira, të cilat ishin të lejuara për ta, për shkak të prapësive që bënë, për shkak se ata pengonin shumë njerëz nga udha e Allahut,

161. për shkak se merrnin kamatë, megjithëse kjo ishte e ndaluar për ta dhe për shkak se përvetësonin padrejtësisht pasurinë e

njerëzve. Jobesimtarëve midis tyre, Ne u kemi përgatitur një dënim të dhembshëm.

162. Mirëpo të thelluarit në dituri prej tyre (hebrenjve) dhe besimtarët besojnë në atë që të është shpallur ty (o Muhamed) dhe në atë që është shpallur para teje. Posaçërisht atyre që falin namazin, atyre që ndajnë zeqatin dhe atyre që besojnë në Allahun dhe në Ditën e Kiametit, me siguri do t'u japim shpërblim të madh.

163. Ne të frymëzuam ty (o Muhamed) me shpallje, ashtu siç frymëzuam me shpallje Nuhun dhe profetët pas tij; siç frymëzuam me shpallje edhe Ibrahimin, Ismailin, Is'hakun, Jakubin dhe bijtë e tij, Isain, Ejupin, Junusin, Harunin, Sulejmanin dhe Dautin, të cilit i dhamë Zeburin.

164. Për disa të dërguar të kemi treguar më parë dhe për disa të tjerë nuk të kemi treguar ty. Sa i takon Musait, Allahu i ka folur atij drejtpërdrejt.



165. (Këta janë) të dërguar që kanë sjellë lajme të mira e kanë paralajmëruar, në mënyrë që njerëzit të mos kenë ndonjë justifikim ndaj Allahut, pas ardhjes së të dërguarve. Se, Allahu, është i Plotfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm.

166. Por Allahu dëshmon për atë që të ka shpallur ty (o Muhamed), se Ai ta ka shpallur atë me dijeninë e Tij; po ashtu edhe engjëjt dëshmojnë për këtë. Allahu është i mjaftueshëm si dëshmitar.

167. Me të vërtetë, ata që kanë mohuar dhe kanë larguar njerëzit nga rruga e Allahut, ata kanë humbur larg prej udhës së drejtë.

168. Ata që nuk besojnë dhe bëjnë padrejtësi, Allahu nuk i fal, as nuk do t'i udhëzojë në kurrfarë rruge,

169. përveçse drejt rrugës së Xhehenemit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë. Dhe kjo për Allahun është e lehtë.

170. O njerëz! I Dërguari ju ka sjellë të vërtetën nga Zoti juaj, prandaj besoni, se për ju është më mirë! E në qoftë se nuk besoni, ta dini se Allahut i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë. Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

171. O ithtarët e Librit! Mos e kaloni kufirin në besimin tuaj dhe për Allahun thoni vetëm të vërtetën! Mesihu - Isai, i biri i Merjemes, është vetëm i Dërguar i Allahut dhe Fjala e Tij, të cilën ia ka dërguar Merjemes, si dhe shpirt (i krijuar) nga Ai. Pra, besojini Allahut dhe të dërguarve të Tij! Dhe mos thoni: "Tre zota"! Hiqni dorë, se është më mirë për ju! Allahu është vetëm një Zot - qoftë lavdëruar Ai! Ai është tepër i lartësuar për të pasur fëmijë. E Tij është gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë. Allahu mjafton për rregullimin e gjithësisë.[81]

172. Mesihu nuk do ta përbuzte kurrë që të ishte rob i Allahut, as edhe engjëjt më të afërm. Ata që e shpërfillin dhe e nënçmojnë me arrogancë adhurimin ndaj Tij, Allahu do t'i sjellë të gjithë para Vetes.

173. Sa për ata që besojnë dhe punojnë vepra të mira, Ai do t'ua plotësojë shpërblimin dhe do t'ua shtojë atë nga mirësitë e Tij. Por, ata që shpërfillin dhe mburren, do të dënohen me ndëshkim pikëllues. Ata nuk do të gjejnë për vete as mbrojtës dhe as ndihmës tjetër në vend të Allahut.

174. O njerëz! Me të vërtetë, juve ju ka ardhur një provë bindëse (Muhamedi a.s.) nga Zoti juaj dhe ju është zbritur një Dritë e dukshme (Kurani).

175. Kështu, ata që besojnë Allahun dhe mbështeten fort tek Ai, (ta dinë se) Ai do t'i fusë në mëshirën dhe mirësinë e Vet[82] dhe do t'i udhëzojë drejt Vetes përmes rrugës së drejtë.

176. Ata kërkojnë nga ti (Muhamed) gjykim (për dikë që vdes pa pasur trashëgimtarë). Thuaju: "Allahu ju udhëzon juve për një



[81] Zoti - me fuqinë e Vet të plotë, e ka lindur Isain (a.s.) pa baba. Kështu, Zoti ka fuqi për ta krijuar njeriun, pa baba e pa nënë, siç e ka krijuar Ademin (a.s.), në kundërshtim me natyrën. Po ashtu, në kundërshtim me natyrën, Ai e ka krijuar Is'hakun (a.s.) prej një nëne që nuk ka lindur fëmijë në rini. Ajo ka lindur fëmijë në moshën 90-vjeçare. Edhe Jahjai (a.s.) ka lindur nga një baba plak dhe një nënë plakë. Hebrenjtë, pa kurrfarë logjike e mohojnë këtë dukuri të Isait, kurse rastin e Is'hakut e pranojnë, edhe pse që të dyja rastet janë të një lloji, kundër natyrës (përkthyesi).

[82] Pra, do t'i fusë në Xhenet.

njeri të tillë. Nëse një burrë vdes pa pasur fëmijë (dhe prindër), ndërkohë që ka një motër, atëherë asaj i takon gjysma e trashëgimisë. Në qoftë se një grua vdes pa pasur fëmijë (dhe prindër), atëherë vëllai i saj është i vetmi që do ta trashëgojë. Në qoftë se një burrë pa fëmijë (dhe prindër) ka dy motra, atëherë ato do të trashëgojnë dy të tretat e pasurisë; por, nëse ai ka edhe vëllezër edhe motra, atëherë mashkullit i takon trashëgim sa pjesa e dy femrave. Kështu Allahu ju sqaron juve, në mënyrë që të mos humbisni. Allahu është i Dijshëm për çdo gjë.[83]



[83] Nuk është poshtërim për femrën që merr për trashëgim një pjesë të pasurisë, kurse mashkulli dy pjesë, sepse pasuria është për ekzistencë. Mashkulli, me këtë trashëgim, duhet të mbajë veten dhe gruan. Ndërkaq, gruaja e ka jetesën të siguruar ose nga ana e burrit, ose nga ana e kujdestarit të saj, ndërsa trashëgimia që merr prej babait, është vetëm për krenari e jo për nevojë. Kështu pra, për mashkullin trashëgimia ka kuptim tjetër (përkthyesi).

# 5 SURJA EL-MÂ‘IDE

**Medinase - 120 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. O besimtarë! Plotësoni detyrimet! Ju është lejuar ngrënia e kafshëve, përveç atyre që do t'ju njoftohen. Derisa të gjendeni në *Ihram*[84] gjatë haxhit, nuk ju lejohet gjuetia. Vërtet, Allahu vendos çfarë të dëshirojë.

2. O besimtarë! Mos e cenoni shenjtërinë e simboleve të Allahut, as të muajve të mëdhenj, as të kurbanit të Qabesë, as të kurbanëve të shënuar me gjerdan, as (mos i pengoni) ata që janë nisur të vizitojnë Shtëpinë e Shenjtë, duke kërkuar mirësinë dhe kënaqësinë e Zotit të vet. Pas heqjes së *Ihramit*, gjuani. Dhe, të mos ju nxisë urrejtja ndaj disa njerëzve, që ju penguan të vizitoni Qabenë, pra, kurrsesi të mos ju nxisë që t'i sulmoni! Ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat dhe jo në gjynahe dhe armiqësi! Frikësojuni Allahut, sepse Ai dënon ashpër.

3. Është e ndaluar për ju ngrënia e coftinës, e gjakut, e mishit të derrit, e mishit të kafshës që është therur jo në emër të Allahut, e mishit të kafshës së mbytur lidhur në fyt, e mishit të kafshës që është rrahur dhe ka ngordhur, e mishit të kafshës që është vrarë nga rrëzimi apo nga brirët e kafshëve të tjera, e mishit të asaj që është kafshuar nga egërsirat - përveç atyre që i therni ju para se të ngordhin. Gjithashtu, është e ndaluar për ju edhe ngrënia e mishit të kafshëve që janë therur për nder të idhujve apo për të kërkuar fatin në fall. Të gjitha këto që u përmendën, janë gjynah. Sot, dëshpërohen ata që nuk besojnë dhe kanë humbur çdo

[84] *Ihrami* është gjendje e caktuar e haxhiut, gjatë së cilës ai mban një veshje të posaçme dhe i ndalohen disa gjëra të zakonshme.

shpresë, që t'ju largojnë prej fesë suaj. Mos u frikësoni prej tyre, por kini frikë prej Meje! Sot jua përsosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj.[85] Por kushdo që është i shtrënguar nga uria (dhe ha çfarë është e ndaluar), pa pasur qëllim të bëjë gjynah, do ta shohë se Allahu është Falës e Mëshirëplotë.

4. Të pyesin ty ç'është e lejueshme që të hanë. Thuaju (o Muhamed): "Ju lejohet juve çdo gjë që është e dëlirë dhe atë që jua gjuajnë shtazët që i keni stërvitur e i përdorni në gjueti, ashtu siç ju ka mësuar Allahu. Pra, hani atë që jua sjellin, e përmendni emrin e Allahut! Frikësojuni Allahut! Allahu është i shpejtë në llogari.

5. Sot ju janë lejuar gjërat e mira e të pastra. Ju janë lejuar edhe ushqimet e ithtarëve të Librit; po ashtu, edhe ushqimet tuaja janë të lejuara për ata. Të lejuara për ju janë femrat e ndershme besimtare dhe femrat e ndershme të atyre që u është dhënë Libri para jush, nëse ju u jepni pajën e kurorëzimit, duke u martuar me ato, e jo duke bërë kurvëri, as duke i marrë për dashnore. Kushdo që mohon besimin, veprat e tij do të zhvlerësohen dhe në jetën tjetër ai do të jetë i dështuar.

6. O besimtarë! Kur doni të falni namaz, lani fytyrën dhe duart deri në bërryla, kurse kokën fshijeni me dorë të lagët; lani edhe këmbët deri në nyje. Nëse jeni të papastër (si pasojë e marrëdhënieve bashkëshortore apo e derdhjes së farës), pastrohuni (duke u larë krejtësisht)! Por, në qoftë se jeni të sëmurë (që mund t'ju dëmtojë uji) ose gjendeni në udhëtim, ose ndonjëri nga ju vjen pas kryerjes së nevojës natyrore, ose nëse keni pasur marrëdhënie me bashkëshortet e nuk gjeni ujë, atëherë gjeni dhé të pastër dhe fshini fytyrat e duart me të. Allahu nuk dëshiron t'ju krijojë ndonjë vështirësi, por dëshiron t'ju pastrojë dhe t'i plotësojë dhuntitë e Tij ndaj jush, që të jeni falënderues.

---

[85] Ky varg thekson se të gjitha cilësitë që i nevojiten njeriut, - ato shpirtërore, trupore e shoqërore, janë plotësuar me ardhjen e Kuranit Fisnik (përkthyesi).

7. Kujtoni dhuntinë e Allahut dhe besëlidhjen me të cilën ju ka vënë detyrimet, kur thatë: "Dëgjuam dhe u bindëm!" Frikësojuni Allahut! Vërtet, Allahu di ç'keni në zemrat tuaja.

8. O besimtarë! Bëhuni të qëndrueshëm në urdhrat e Allahut dhe bëhuni dëshmues me drejtësi! Le të mos ju nxisë urrejtja ndaj njerëzve për të bërë padrejtësi. Bëhuni të drejtë, se kjo është më afër devotshmërisë dhe frikësojuni Allahut! Pa dyshim, Allahu është i Dijshëm për çdo gjë që punoni ju.[86]

9. Allahu u ka premtuar falje (të gjynaheve) dhe shpërblim të madh atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira.

10. Sa për ata që nuk besojnë dhe mohojnë shpalljet Tona - ata do të jenë banorë të zjarrit.

11. O besimtarë! Kujtoni mirësinë që ju dha Allahu ditën, kur Ai pengoi duart e një grupi njerëzish që i kishin zgjatur ato për t'ju dëmtuar ju. Frikësojuni Allahut! Besimtarët le të mbështeten vetëm tek Allahu!



12. Me të vërtetë, Allahu mori besëlidhjen e bijve të Izraelit dhe nga mesi i tyre caktoi dymbëdhjetë mbikëqyrës dhe u tha: "Unë jam me ju! Në qoftë se do të kryeni namazin, do të jepni zeqatin, do të besoni të dërguarit e Mi, do t'i ndihmoni ata dhe do t'i jepni vullnetarisht hua Allahut, atëherë, patjetër që Unë do t'jua shlyej gjynahet dhe do t'ju shpie në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj. Por, kushdo nga ju që mohon pas kësaj, me të vërtetë, e ka humbur rrugën e drejtë.

13. Për shkak se ata e thyen besëlidhjen e tyre, Ne i mallkuam ata dhe ua bëmë zemrat të ashpra. Ata i kanë shtrembëruar fjalët e Shkrimeve të shenjta dhe kanë harruar një pjesë të mirë nga ato këshilla[87]. Ti (Muhamed) përherë do ta vëresh tradhtinë e tyre, përveç një pakice të tyre; pra, falua fajet dhe mos i qorto! Se, Allahu i do bamirësit.

---

[86] Ky varg na urdhëron për mirësi në shoqëri. Po të mos zbatohet kjo mirësi, shoqëria do të shkatërrohet plotësisht, kurse po të zbatohet plotësisht ndër njerëz, përparimi dhe mirëqenia e shoqërisë do të arrijë kulmin (përkthyesi).

[87] Kanë harruar atë pjesë të Shpalljes që lajmëronte ardhjen e Profetit Muhamed (a.s.).

14. Ne kemi marrë besëlidhje edhe prej atyre që thanë: “Jemi të krishterë”, por edhe ata kanë harruar një pjesë të mirë nga ato që janë këshilluar[88], prandaj ua shtiem armiqësinë dhe urrejtjen midis tyre deri në Ditën e Kiametit. Allahu do t’i lajmërojë ata për veprat që kanë bërë.

15. O ithtarët e Librit! Juve ju erdhi i Dërguari Ynë, i cili ju shpjegon gjëra nga ato që i keni fshehur ju prej Librave (Teuratit dhe Ungjillit) dhe ju fal shumë. Juve ju erdhi prej Allahut dritë (i Dërguari) dhe Libër i qartë (Kurani),

16. me të cilin Allahu i drejton ata që ndjekin pëlqimin e Tij, në rrugën e shpëtimit, i nxjerr nga errësira në dritë me lejen dhe vullnetin e Vet dhe i shpie në rrugën e drejtë.

17. Pa dyshim, janë jobesimtarë ata që thonë: “Allahu është Mesihu, i biri i Merjemes!” Thuaj: “Kush mund ta pengojë Allahun, nëse Ai dëshiron ta zhdukë Mesihun, të birin e Merjemes dhe nënën e tij, si dhe gjithçka që gjendet në Tokë?” Vetëm Allahut i takon sundimi i qiejve, Tokës dhe i çdo gjëje që gjendet midis tyre. Ai krijon çfarë të dojë dhe është i Plotfuqishëm për çdo gjë.

18. Hebrenjtë dhe të krishterët thonë: “Ne jemi bijtë e Allahut dhe të dashurit e Tij”. Thuaj: “Atëherë, përse Ai ju dënon për shkak të gjynaheve tuaja? Jo! Ju jeni njerëz nga ata që Ai ka krijuar. Ai fal kë të dojë dhe dënon kë të dojë. Vetëm Allahut i përket sundimi i qiejve, i Tokës dhe i çdo gjëje që gjendet midis tyre. Dhe vetëm tek Ai kthehen të gjithë.

19. O ithtarë të Librit! Ju ka ardhur i Dërguari Ynë, që jua qartëson gjërat pas ndërprerjes së (vargut të) të dërguarve, për të mos thënë ju (kur të dënoheni), se nuk na ka ardhur asnjë që sjell lajme të mira e as ndonjë paralajmërues. Ja, ju erdhi ai që sjell lajme të mira dhe paralajmërime. Allahu është i Plotfuqishëm për çdo gjë.

20. Kujto kur Musai i tha popullit të vet: “O populli im! Kujtoni mirësinë e Allahut ndaj jush, kur prej jush bëri profetë, bëri

[88] Edhe të krishterët e kanë lënë pas dore fajësisht atë pjesë të Shpalljes që i zbriti Isait (a.s.) rreth ardhjes së Profetit Muhamed (a.s.).

sundimtarë dhe ju dha atë që nuk ia kishte dhënë asnjë populli para jush!

21. O populli im! Hyni në Tokën e shenjtë që Allahu e ka caktuar për ju dhe mos u ktheni prapa, se atëherë do të ktheheni të humbur!"

22. Ata thanë: "O Musa! Në atë tokë gjendet një popull i fortë dhe ne nuk do të hyjmë pa dalë ata e, nëse ata dalin, ne atëherë, me siguri do të hyjmë në të".

23. Dy burra nga ata që i frikësoheshin Allahut dhe që Ai i kishte pajisur me mirësi, thanë: "Hyni në portën e qytetit! Kur të kaloni nëpër të, me siguri do të jeni fitues. Në qoftë se jeni besimtarë, atëherë mbështetuni tek Allahu!"

24. Ata thanë: "O Musa! Kurrsesi nuk do të hyjmë atje, derisa aty të gjenden ata. Kështu që shko ti dhe Zoti yt e luftoni, se ne do të rrimë këtu".

25. Musai tha: "O Zoti im! Unë nuk kam fuqi për askënd tjetër veç vetes dhe vëllait, prandaj na veço neve prej këtij populli të pabindur!"

26. Allahu tha: "Ajo (toka e shenjtë) u është ndaluar atyre për dyzet vjet. Ata do të bredhin të çoroditur nëpër tokë, por ty mos të të vijë keq për atë popull të pabindur".

27. Lexoju (o Muhamed) saktësisht ngjarjen e dy bijve të Ademit, kur ata bënë nga një kurban, njërit iu pranua, kurse tjetrit jo. Njëri i tha tjetrit: "Ty gjithsesi do të të vras". Tjetri tha: "Allahu pranon vetëm prej të devotshmit.

28. Nëse ti ngre dorë të më vrasësh mua, unë nuk do ta ngre dorën që të të vras, sepse, në të vërtetë, unë i frikësohem Allahut, Zotit të gjithësisë.

29. Unë parapëlqej të marrësh barrën e gjynahut tim dhe të gjynahut tënd e kështu të bëhesh ndër banorët e zjarrit. Ky është ndëshkimi i keqbërësve".

30. Vetja e tij e nxiti në vrasjen e të vëllait dhe e vrau. Kështu, ai u bë nga të humburit.

31. Allahu dërgoi një sorrë që rrëmihte në tokë, për t'i treguar sesi ta mbulonte kufomën e të vëllait. (Kabili) tha: "Mjeri unë, a nuk qenkam i zoti të bëhem si kjo sorrë e ta mbuloj trupin e tim vëllai?!" E u bë nga të penduarit.

32. Prandaj Ne i urdhëruam bijtë e Izraelit se kush vret ndokënd, që s'ka vrarë njeri ose që nuk ka bërë çrregullime në Tokë, është sikur të ketë vrarë të gjithë njerëzit. Dhe, nëse dikush shpëton një jetë, është sikur të ketë shpëtuar jetën e krejt njerëzve. Të dërguarit tanë u sollën shenja të qarta, por shumë nga ata, edhe pas kësaj, i kaluan tërë kufijtë me të këqija në Tokë.

33. Pa dyshim se ndëshkimi i atyre që luftojnë kundër Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe që bëjnë shkatërrime në Tokë, është të vriten ose të gozhdohen, ose t'u këputen duart dhe këmbët tërthorazi, ose të dëbohen nga vendi. Ky ndëshkim është poshtërim për ata në këtë jetë, ndërsa në jetën tjetër, për ata do të ketë dënim shumë të madh.

34. Përjashtim bëjnë ata që pendohen pa i zënë ju. Ta dini se Allahu është Falës e Mëshirëplotë.

35. O besimtarë! Kini frikë Allahun, përpiquni që t'i afroheni Atij me vepra të mira dhe luftoni në rrugën e Tij për të shpëtuar!

36. Me të vërtetë, sikur të kenë jobesimtarët tërë pasurinë që gjendet në tokë, madje edhe një herë aq, e ta sakrifikojnë për të shpëtuar nga dënimi i Ditës së Kiametit, nuk do të pranohet prej tyre dhe për ata do të ketë dënim pikëllues.

37. Ata do të dëshirojnë të dalin nga zjarri, por s'do të mund të dalin dot. Ata i pret dënimi i përhershëm.

38. Vjedhësit dhe vjedhëses ua pritni duart, si ndëshkim për atë që kanë bërë dhe si dënim nga ana e Allahut. Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë.

39. Ndërsa atij që pendohet pas të këqijave të tij dhe përmirësohet, Allahu ia pranon pendimin, sepse Ai është vërtet Falës dhe Mëshirëplotë.

40. A nuk e di ti se vetëm Allahut i takon sundimi i qiejve dhe i Tokës?! Ai dënon kë të dojë dhe fal kë të dojë. Allahu është i Plotfuqishëm për çdo gjë.

41. O i Dërguari i Allahut! Mos u brengos për ata që zhyten shpejt në mosbesim, qofshin nga ata që me gojën e tyre thonë: "Besojmë", ndërkohë që zemrat e tyre nuk besojnë apo prej hebrenjve, të cilët trillimet i dëgjojnë shumë, (madje) dëgjojnë edhe ata që s'kanë ardhur te ti. Ata i ndryshojnë vendet e fjalëve (në tekstet e shenjta) dhe thonë: "Nëse (shpallja) ju është dhënë kështu, pranojeni e, nëse nuk ju është dhënë kështu, atëherë, ruhuni e mos e pranoni". Kur Allahu dëshiron ta lërë dikë në humbje, ti nuk mund të bësh asgjë për ta penguar Atë. Këta janë të asaj dore të cilët Allahu nuk dëshiron t'ua pastrojë zemrat. Për ata, në këtë jetë ka poshtërim, kurse në jetën tjetër ka ndëshkim të rëndë.

42. Ata janë dëgjues të gënjeshtrës dhe e hanë me kënaqësi të madhe atë që është e ndaluar. Nëse vijnë tek ti, gjykoji ata ose shmangu prej tyre! Nëse shmangesh nga ata, nuk mund të të dëmtojnë aspak. E, nëse i gjykon, gjykoji me drejtësi! Vërtet, Allahu i do të drejtët.



43. E qysh të drejtohen ata ty për t'i gjykuar, ndërsa e kanë Teuratin, në të cilin është gjykimi i Allahut, e madje edhe pas kësaj shmangen prej teje? Sepse ata nuk janë besimtarë.

44. Ne kemi dërguar Teuratin, në të cilin janë udhëzimet dhe drita. Sipas tij, profetët që ia kishin dorëzuar veten Allahut, i gjykonin hebrenjtë; por edhe të diturit dhe rabinët kështu vepronin, sepse atyre iu qe besuar mbrojtja e Librit të Allahut, për të cilin ata dëshmonin. Prandaj, mos kini frikë nga njerëzit, por kini frikë vetëm prej Meje! Dhe mos i ndërroni Fjalët e Mia me ndonjë vlerë të vogël! Kushdo që nuk gjykon sipas asaj që ka shpallur Allahu, ai është mohues i vërtetë.

45. Ne u caktuam atyre në Teurat: jeta me jetë, syri me sy, hunda me hundë, veshi me vesh, dhëmbi me dhëmb dhe plaga me plagë (të njëjtë me të). Por kushdo që fal shpagimin si lëmoshë, ka bërë një vepër që është shlyerje për gjynahet e veta. Kushdo

që nuk gjykon sipas asaj që ka zbritur Allahu, ai është shkelës i vërtetë.

46. Pas atyre profetëve, Ne dërguam Isain, të birin e Merjemes, si vërtetues të Teuratit që kishte ardhur para tij. Dhe i dhamë atij Ungjillin, në të cilin ka udhëzim dhe dritë, si përmbushje të asaj që ishte shpallur para tij në Teurat dhe si udhërrëfim e këshillë për ata që i frikësohen Allahut.

47. Le të gjykojnë ithtarët e Ungjillit ashtu siç ka shpallur Allahu në të. Kushdo që nuk gjykon sipas asaj që ka shpallur Allahu, ai është keqbërës i vërtetë.

48. Ne të kemi zbritur ty (o Muhamed) Librin me të vërtetën, si përmbushës të shkrimeve të mëparshme dhe mbrojtës të tyre. Prandaj gjykoji ata sipas asaj që të ka zbritur Allahu dhe mos ndiq dëshirat e tyre, duke u shmangur kështu nga e Vërteta që të është shpallur. Ne për secilin nga ju kemi sjellë një ligj dhe një rrugë të qartë. Sikur të donte Allahu, do t'ju kishte bërë një popull të vetëm, por Ai kërkon që t'ju provojë në atë që ju ka dhënë, andaj bëni gara për punë të mira! Të gjithë do të ktheheni te Allahu e Ai do t'ju lajmërojë për çështjet, rreth të cilave kishit kundërshti.

49. Prandaj gjykoji sipas asaj që të ka shpallur Allahu e mos ndiq dëshirat e tyre të kota! Ki kujdes që ata mos të të nxisin të largohesh nga një pjesë e asaj që të ka shpallur Allahu! Nëse ata të kthejnë kurrizin e nuk dëgjojnë gjykimin tënd, atëherë ta dish se Allahu do vetëm që t'i dënojë për disa gjynahe të tyre. Në të vërtetë, shumë njerëz janë të pabindur.

50. A mos kërkojnë ata gjykimin (me ligjin) e (kohës së) injorancës (paganizmit paraislamik)?! E kush është gjykatës më i mirë se Allahu për njerëzit që besojnë bindshëm?

51. O besimtarë! Mos i bëni miq e mbrojtës hebrenjtë dhe të krishterët! Ata janë mbrojtës të njëri-tjetrit. Kushdo prej jush që i bën ata miq, është me ata. Vërtet, Allahu nuk i udhëzon në rrugë të drejtë keqbërësit.

52. Ti i sheh ata me zemra të sëmura, sesi vrapojnë për t'u lidhur me ata (hebrenjtë) duke thënë: “Druajmë se mos po na godet ndonjë fatkeqësi”. Mbase Allahu do të sjellë fitore ose diçka tjetër nga ana e Tij, kështu që ata do të pendohen për atë që kanë fshehur në veten e tyre.

53. Atëherë besimtarët do të thonë: “Vallë, këta janë ata që betoheshin solemnisht për Allahun, se me të vërtetë ishin me ju?!” Veprat e tyre do të fshihen dhe ata do të jenë humbësit.

54. O besimtarë! Nëse ndokush prej jush braktis besimin e vet, dijeni se Allahu do të sjellë njerëz, që i do dhe që e duan; të përulur me besimtarët dhe të ashpër me femohuesit; që luftojnë në rrugën e Allahut dhe nuk i tremben qortimit të asnjë qortuesi. Kjo është mirësia e Allahut, të cilën Ai ia jep kujt të dojë. Allahu është Bujar i madh dhe i Gjithëditur.

55. Miqtë dhe mbrojtësit tuaj janë vetëm Allahu, i Dërguari i Tij dhe besimtarët që falin namazin dhe japin zeqatin, duke qenë të përulur (në adhurim) ndaj Allahut.



56. Ata që marrin për mik e mbrojtës Allahun, të Dërguarin e Tij dhe besimtarët, (ta dinë se) pa dyshim, pala e Allahut do të jetë fituese.

57. O besimtarë! Mos i bëni miq ata që fenë tuaj e marrin për tallje dhe lojë, qofshin ata prej atyre që u është dhënë Libri para jush apo prej mohuesve; frikësojuni Allahut, nëse jeni besimtarë!

58. Kur thërrisni për namaz, ata tallen dhe luajnë, sepse janë njerëz që nuk kuptojnë.

59. Thuaj: “O ithtarët e Librit! A na urreni për ndonjë arsye tjetër, përveç asaj se besojmë në Allahun dhe në shpalljet që na janë zbritur neve dhe se shumica prej jush janë të pabindur ndaj Allahut?”

60. Thuaj: “A doni t'ju tregoj kush do të marrë dënimin më të rëndë nga Allahu? Ata që Allahu i ka mallkuar dhe me të cilët është zemëruar, duke i shndërruar në majmunë dhe derra, si dhe

ata që adhurojnë djallin. Ata janë në vendin më të mjerueshëm dhe janë më larg rrugës së vërtetë”.

61. Kur vijnë te ju, thonë: “Besojmë”. Në të vërtetë, ata jobesimtarë hynë e jobesimtarë dolën! Allahu e di mirë çfarë fshehin ata.

62. Ti i sheh shumë nga ata që nxitojnë drejt gjynaheve, armiqësisë dhe ngrënies së fryteve të fitimit të paligjshëm. Njëmend, sa të këqija janë ato vepra!

63. Përse rabinët dhe dijetarët nuk i ndalojnë ata të thonë fjalë të ulëta (për Zotin) dhe të hanë fitimet e paligjshme? Sa keq veprojnë ata!

64. Hebrenjtë thonë: “Dora e Allahut është e shtrënguar.” Iu lidhshin duart atyre dhe qofshin të mallkuar për atë që thonë! Përkundrazi, të dyja Duart e Tij janë të hapura. Ai dhuron dhe jep si të dojë. Ajo që të është shpallur ty (Muhamed) nga Zoti yt, me siguri që shumicës prej tyre do t'ua shtojë mosbindjen dhe mohimin. Ne kemi futur ndërmjet tyre armiqësi dhe urrejtje deri në Ditën e Kiametit. Kurdo që ata ndezin zjarrin e luftës, Allahu e shuan atë. Ata përpiqen të shkaktojnë ngatërresa në Tokë, por Allahu nuk i do ngatërrestarët.

65. Sikur ithtarët e Librit të besonin dhe të ruheshin nga mohimi, Ne do t'ua mbulonim veprat e këqija dhe do t'i shpinim në kopshtet e kënaqësisë.

66. Sikur ata t'i përmbaheshin Teuratit e Ungjillit dhe asaj që u është shpallur nga Zoti i tyre, ata do të kënaqeshin me frutet (që rriten) sipër dhe poshtë tyre. Disa prej tyre janë të matur, por shumë prej tyre bëjnë vepra të këqija.

67. O i Dërguar! Trego atë që të është shpallur nga Zoti yt! Në qoftë se nuk e bën këtë, atëherë nuk e ke përcjellë Mesazhin e Tij; Allahu të ruan ty prej njerëzve. Natyrisht që Allahu nuk i udhëzon njerëzit që nuk besojnë.

68. Thuaj (o Muhamed): “O ithtarët e Librit! Nuk do të keni asgjë në vijë, derisa t'i përmbaheni Teuratit e Ungjillit dhe asaj që

ju është shpallur nga Zoti juaj (Kurani). Ajo që të është shpallur ty nga Zoti yt, do t'ua shtojë shumicës së tyre mosbindjen dhe mohimin. Por ti mos u hidhëro për mohuesit.

69. Ata që besojnë (në Kuran), hebrenjtë, të krishterët dhe sabinët - kushdo prej tyre që beson Allahun dhe Ditën e Fundit (sipas Kuranit) dhe bën vepra të mira (sipas Islamit), nuk do të frikësohet dhe as që do të dëshpërohet.

70. Ne bëmë besëlidhje me bijtë e Izraelit dhe u çuam të dërguar. Por, sa herë që u vinte ndonjë i dërguar me porosi që s'ua donte shpirti, ose e mohonin, ose e vrisnin.

71. Ata mendonin se nuk do t'i gjente kurrfarë dënimi, prandaj ngelën të verbër dhe të shurdhët. Pastaj, Allahu ua pranoi pendimin, por përsëri shumë nga ata u bënë të verbër dhe të shurdhër (ndaj së vërtetës); Allahu e sheh mirë se çfarë bëjnë ata.

72. Pa dyshim, janë jobesimtarë ata që thonë: "Allahu është Mesihu, i biri i Merjemes!", sepse vetë Mesihu ka thënë: "O bijtë e Izraelit, adhuroni Allahun, që është Zoti im dhe Zoti juaj! Sigurisht, atij që adhuron tjetërkënd përveç Allahut, Allahu do t'ia ndalojë Xhenetin dhe strehim i tij do të jetë Zjarri. Për keqbërësit nuk ka ndihmës.



73. Pa dyshim, janë jobesimtarë ata që thonë: "Allahu është njëri prej Trinisë!" Nuk ka veçse një Zot të Vetëm të vërtetë! Nëse nuk heqin dorë nga ato që thonë, patjetër që jobesimtarët nga mesi i tyre do t'i godasë një dënim i dhembshëm.

74. Përse ata nuk kthehen me pendesë tek Allahu e t'i kërkojnë falje Atij?! Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë!

75. Mesihu, i biri i Merjemes, është vetëm një i dërguar. Edhe para tij kanë kaluar të dërguar. Nëna e tij përherë ka qenë e drejtë. Që të dy, hanin ushqim. Shiko si ua shpjegojmë atyre shpalljet tona dhe shih si largohen nga e Vërteta!

76. Thuaju (o Muhamed): "Si mundet vallë, që ju adhuroni në vend të Allahut, atë që nuk është në gjendje t'ju sjellë as dëm e as dobi, ndërkohë që Allahu dëgjon dhe di çdo gjë?!".

77. Thuaj: “O ithtarët e Librit! Mos i shkelni kufijtë e së vërtetës në besimin tuaj dhe mos ndiqni dëshirat e një populli, që gaboi më parë, nxori prej udhës së drejtë shumë njerëz dhe vetë u shmang nga udha e drejtë”.

78. Ata izraelitë që ishin mohues, u mallkuan me gjuhën e Dautit dhe të Isait, të birit të Merjemes, për shkak se kundërshtonin, shkelnin çdo kufi

79. dhe nuk e ndalonin njëri-tjetrin të bënin vepra të këqija. Eh, sa të shëmtuara ishin veprat që bënin ata!

80. Ti e sheh se shumë prej tyre[89] miqësohen me jobesimtarët. Me të vërtetë, e keqe është ajo që i përgatisin ata vetes: që Allahu të zemërohet me ta dhe të mbesin në dënim përjetësisht.

81. Sikur ata t’i besonin Allahut, të Dërguarit dhe asaj që i është shpallur atij, nuk do t’i merrnin jobesimtarët për miq. Por, shumica prej tyre janë të pabindur.



82. Me siguri do të vëresh se armiqtë më të ashpër të besimtarëve janë hebrenjtë dhe idhujtarët dhe se miqtë më të afërt të tyre janë ata që thonë: “Ne jemi të krishterë”. Kjo për shkak se ndër ta ka priftërinj (të dhënë mbas dijes) e murgj (të përkushtuar ndaj adhurimit) dhe se ata nuk janë kryelartë (ndaj së vërtetës).

83. Kur dëgjojnë për atë (Kuranin) që i është zbritur të Dërguarit, i sheh se si u rrjedhin lotët nga sytë, për shkak të së vërtetës që kuptuan. Ata thonë: “O Zoti ynë! Ne besojmë, prandaj na llogarit ndër dëshmitarët e Tu!

84. E përse të mos besojmë Allahun dhe të Vërtetën, që na ka ardhur, kur shpresojmë se edhe neve Zoti Ynë do të na çojë me njerëzit e mirë?!”

85. Për fjalët e tyre, Allahu do t’i shpërblejë me kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe ku ata do të qëndrojnë përgjithmonë. Ky është shpërblimi i punëmirëve.

---

[89] D. m. th. hipokritëve.



86. Ndërsa ata që mohuan dhe i përgënjeshtruan shpalljet Tona, do të jenë banorë të Zjarrit.

87. O besimtarë! Mos ia ndaloni vetes gjërat e mira, të cilat Allahu jua ka lejuar dhe mos e kaloni kufirin! Vërtet, Allahu nuk i do ata që e kapërcejnë kufirin.

88. Hani nga ato gjëra të lejuara e të mira që ju ka dhënë Allahu! Frikësojuni Allahut, të Cilit ju i keni besuar!

89. Allahu nuk ju ndëshkon për betimin që e bëni pa qëllim, por ju ndëshkon për betimin e bërë me qëllim. Larja e gjynahut për thyerjen e betimit është: ushqyerja e dhjetë të varfërve me mesataren e ushqimit të familjes suaj ose t'i vishni ata, ose të lironi një skllav. Ai që nuk gjen mundësi për këto, le të agjërojë tri ditë. Kjo është shlyerja për thyerjen e betimeve tuaja, nëse betoheni. Mbani betimet tuaja! Kështu jua shpjegon Allahu Fjalët dhe ligjet e Veta, që të jeni mirënjohës.

90. O besimtarë! Me të vërtetë, pijet alkoolike, bixhozi, idhujt dhe shigjetat e fallit janë vepra të ndyta nga punët e djallit. Prandaj, largohuni nga këto, me qëllim që të shpëtoni!



91. Vërtet, djalli me pije alkoolike dhe me bixhoz kërkon që të fusë midis jush armiqësi e urrejtje dhe t'ju shmangë nga të kujtuarit e Allahut dhe kryerja e namazit. Prandaj, a po hiqni dorë?

92. Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit! Kujdes! Nëse nuk ia vini veshin, ta dini se i Dërguari ka për detyrë vetëm të përçojë shpalljen e qartë!

93. Nuk ka gjynah për ata që kanë besuar dhe kanë bërë vepra të mira për atë që kanë ngrënë, për sa kohë që ata ruhen (nga të ndaluarat), besojnë dhe bëjnë vepra të mira, e sërish ruhen dhe besojnë e vazhdimisht ruhen dhe bëjnë vepra të mira. Allahu i do punëmirët.

94. O besimtarë! Allahu do t'ju provojë me ndalim nga një gjueti që e arrijnë duart dhe shigjetat tuaja, që Allahu ta njohë atë që i frikësohet Atij, kur askush nuk e sheh. E, kushdo që ta kalojë kufirin, për të ka dënim pikëllues.

95. O besimtarë! Mos gjuani, duke qenë në *Ihram*! Kushdo që e vret gjahun me paramendim, për dënim duhet të therë si kurban

në Qabe, një kafshë shtëpiake të ngjashme me kafshën e gjuajtur, sipas vlerësimit të dy njerëzve të drejtë midis jush; ose të ushqejë disa të varfër për të larë gjynahun; ose të agjërojë në atë masë, që ta ndiejë ndëshkimin për gjynahun e bërë. Allahu e fal atë që ka kaluar (para ndalimit). Ndërsa atë që vepron pas ndalimit, Allahu do ta ndëshkojë. Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Zoti për shpagim.

96. Ju është lejuar gjuetia e detit dhe çdo ushqim nga deti është për t'u kënaqur ju dhe udhëtarët, por ju është ndaluar gjuetia e tokës, deri sa të gjendeni në Ihram. Kijeni frikë Allahun, para të Cilit do të tuboheni!

97. Allahu e ka bërë Shtëpinë e Shenjtë të Qabesë, muajin e shenjtë, kurbanin dhe shenjat e tyre vlera të përhershme për njerëzimin, në mënyrë që ju ta dini se Allahu di gjithçka që gjendet në qiej e në Tokë dhe se Ai është i Gjithëdijshëm për çdo gjë.

98. Ta dini se Allahu është i Ashpër në ndëshkim, por njëkohësisht është edhe Falës e Mëshirëplotë.



99. I Dërguari ka për detyrë vetëm t'ju kumtojë Shpalljen. Por Allahu e di çfarë bëni haptazi e çfarë fshehurazi.

100. Thuaju: "Nuk barazohet e keqja me të mirën, edhe sikur të të habisë bollëku i së keqes. Prandaj kijeni frikë Allahun, o njerëz me intelekt, me qëllim që të shpëtoni".

101. O besimtarë! Mos pyesni për gjëra, që, sikur t'ju thuheshin haptazi, nuk do t'ju pëlqenin e, nëse do të pyesnit për to kur ju shpallet Kurani, do t'ju bëheshin të qarta. Allahu jua ka falur kërshërinë. Se Allahu është Falës dhe i Butë.

102. Disa njerëz i kanë bërë pyetje të tilla para jush e pastaj u bënë jobesimtarë.

103. Allahu nuk e përligj as *Behirën*, as *Saibën*, as *Vesilën*, as *Hamin*[90]. Por femohuesit trillojnë gënjeshtra për Allahun! Shumica syresh nuk kanë mend.

---

[90] Këto janë emra që arabët paganë ua ngjisnin deveve apo bagëtive të tjera, që i shenjtëronin apo që i përdornin si flijime për idhujt e tyre në Qabe.

104. Kur u thuhet: “Ejani në atë që ka zbritur Allahu dhe ejani te i Dërguari”! ata thonë: “Neve na mjafton rruga që kemi gjetur nga etërit tanë”. Edhe pse etërit e tyre nuk kanë ditur asgjë e as nuk kanë qenë në udhën e vërtetë?!

105. O besimtarë! Ju keni përgjegjësi vetëm për veten tuaj! Ai që është i humbur nuk mund t’ju dëmtojë, nëse jeni në rrugë të drejtë. Tek Allahu do të ktheheni të gjithë e do t’ju lajmërojë për atë që keni punuar.

106. O besimtarë! Kur t’ju afrohet vdekja, me rastin e lënies së testamentit, le të dëshmojnë dy të ndershëm prej jush ose dy të tjerë që nuk janë prej jush, nëse fatkeqësia e vdekjes ju zë ndërsa jeni duke udhëtuar nëpër botë. Mbajini ata pas namazit dhe, nëse dyshoni në ndershmërinë e tyre, le të betohen në Allahun (duke thënë): “Ne nuk do ta shesim betimin me kurrfarë çmimi edhe nëse është fjala për çfarëdo të afërmi dhe dëshminë që na urdhëron Allahu nuk do ta fshehim, sepse, atëherë do të ishim vërtet keqbërës”.



107. Nëse më pas zbulohet se këta dy dëshmues kanë bërë gjynah, atëherë le të zëvendësohen nga dy të tjerë prej atyre që këta u kanë bërë padrejtësi! Pastaj, dy dëshmitarët e fundit le të betohen në Allahun (duke thënë): “Pa dyshim, dëshmia jonë është më e drejtë se dëshmia e tyre. Ne nuk gënjejmë, sepse përndryshe do të ishim keqbërës”.

108. Kështu është më e lehtë që ata të bëjnë dëshminë e tyre të saktë ose të frikësohen nëse betimet e tyre do të dalin në kundërshtim me betime të tjera. Frikësojuni Allahut dhe dëgjojeni! Allahu nuk i udhëzon në rrugë të drejtë njerëzit ngatërrestarë.

109. Një ditë Allahu do t’i tubojë të dërguarit e do t’u thotë: “Si ju janë përgjigjur?” Ata do të thonë: “Ne s’kemi dijeni; vetëm Ti i di të gjitha fshehtësitë”.

110. Allahu do të thotë: “O Isa, i biri Merjemes, kujtoje mirësinë Time ndaj teje dhe nënës sate: se si të forcova ty me Shpirtin e Shenjtë (Xhebrailin), kështu që ti u predikoje njerëzve, kur ishe

foshnjë në djep dhe i rritur; se si të mësova Librin dhe Urtësinë, Teuratin dhe Ungjillin; se si me vullnetin Tim krijoje një figurë shpendi prej balte, pastaj fryje në të dhe ajo bëhej zog me vullnetin Tim; se si me vullnetin Tim i shëroje të lindurit të verbër e të lebrosurit; se si me vullnetin Tim i ngjallje të vdekurit; se si i pengova sulmet e izraelitëve kundër teje, atëherë kur iu solle atyre prova të qarta e mohuesit në radhët e tyre thanë: "Kjo është vetëm magji e kulluar!";

111. dhe se si kur i urdhërova dishepujt: "Besomëni Mua dhe të Dërguarit Tim!" - ata u përgjigjën: "Ne besojmë, prandaj dëshmo se Ty të jemi dorëzuar!"

112. Kujto kur dishepujt thanë: "O Isa, i biri i Merjemes, a mundet Zoti yt të na zbresë një sofër prej qielli?" Ai tha: "Kini frikë Allahun, nëse jeni besimtarë të vërtetë!"

113. "Ne dëshirojmë të hamë nga ajo – thanë ata –, me qëllim që të na qetësohen zemrat dhe ta dimë se na ke thënë të vërtetën dhe për atë të jemi dëshmitarë".



114. "O Allah, o Zoti ynë! – tha Isai, i biri i Merjemes – Zbritna një sofër nga qielli, që të jetë festë për ne, për të parin dhe të fundmin tonë dhe të jetë mrekulli prej Teje dhe na jep mirësi, se Ti je Dhuruesi më i mirë!"

115. Allahu u përgjigj: "Unë do t'jua zbres sofrën. Por cilindo nga ju që nuk beson pas kësaj, do ta dënoj ashtu siç nuk kam dënuar askënd në botë".

116. Pastaj Allahu do të thotë (në Ditën e Gjykimit): "O Isa, i biri i Merjemes! Ti ishe ai që u the njerëzve: "Adhuromëni mua dhe nënën time si zota krahas Allahut"?! Isai do të thotë: "Qofsh i lartësuar dhe i lavdëruar! Mua nuk më takon të them diçka, për të cilën nuk kam aspak të drejtë! Po ta kisha thënë ndonjëherë, Ti me siguri do ta dije. Ti e di çfarë ka në shpirtin tim, po unë nuk e di çfarë ka në Veten Tënde. Vetëm Ti i di të gjitha të fshehtat.

117. Unë nuk u kam thënë asgjë tjetër, përveç asaj që më ke urdhëruar Ti: "Adhuroni Allahun, Zotin tim dhe Zotin tuaj!"

Kam qenë dëshmitar, për sa kohë që kam jetuar midis tyre dhe, qëkurse më more mua, vetëm Ti ishe mbikëqyrës i tyre. Ti je Dëshmitar për çdo gjë.

118. Nëse Ti i dënon ata - robërit e Tu janë, e nëse i fal ata, me të vërtetë, vetëm Ti je i Plotfuqishmi dhe i Urti.

119. Allahu thotë: "Kjo është Dita në të cilën të sinqertëve u sjell dobi sinqeriteti i tyre. Atyre u takojnë kopshtet, nëpër të cilat rrjedhin lumenjtë e ku do të qëndrojnë përgjithmonë. Allahu është i kënaqur me ata dhe ata janë të kënaqur me Atë. Kjo është fitorja e madhe!"

120. Allahut i takon sundimi i qiejve dhe i Tokës dhe gjithçka që ato përmbajnë. Ai është i Fuqishëm për çdo gjë.

# 6 SURJA EL-EN'ÂM

**Mekase - 165 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Qoftë lavdëruar Allahu që krijoi qiejt dhe Tokën dhe bëri errësirën dhe dritën. E megjithatë, ata që nuk besojnë, sajojnë zota të tjerë si të barabartë me Zotin e tyre.

2. Është Ai që ju krijoi nga balta dhe pastaj caktoi një afat në këtë botë (vdekjen) dhe një tjetër në botën e përtejme (Ditën e Kiametit). Por përsëri ju dyshoni.

3. Ai është Allahu (i vetmi Zot i Vërtetë) në qiej dhe në Tokë; Ai di çfarë fshihni dhe çfarë tregoni, si dhe atë që arrini të fitoni.

4. Sa herë që atyre (jobesimtarëve) u vjen ndonjë varg nga shpallja e Zotit të tyre, ata ia kthejnë shpinën.

5. Kështu, ata e mohojnë të vërtetën, posa u shpallet, por së shpejti do t'u vijnë lajmet e asaj me të cilën talleshin.

6. A nuk e shohin ata se sa brezni i kemi zhdukur para tyre?! Ata ishin njerëz që i kishim dhënë më shumë pushtet në tokë sesa ju kemi dhënë ju (mekasve)? Ne u sollëm atyre shira të bollshëm dhe bëmë që të rrjedhin lumenj nëpër viset e tyre; por, për shkak të gjynaheve të veta, i shfarosëm dhe, më pas, krijuam brezni të tjera.

7. Sikur Ne të të zbritnim ty një Libër të shkruar në letër e ata ta preknin me duart e tyre, mosbesimtarët me siguri që do të thoshin: "Kjo s'është gjë tjetër, veçse një magji e hapur."

8. Ata thonë: "Sikur t'i kishte zbritur atij (Muhamedit) një engjëll?! Por po të dërgonim Ne engjëllin, puna do të merrte fund dhe nuk do t'u jepej asnjë afat.



9. Edhe sikur Ne ta bënim atë (Muhamedin) engjëll, me siguri që do t’i jepnim atij pamje njeriu dhe, kështu, do të bënim që të ngatërroheshin në lidhje me mesazhin, për të cilin tashmë ata janë të ngatërruar.

10. Me të vërtetë, janë përqeshur shumë të dërguar para teje, por ata që përqeshnin i përfshiu ajo me të cilën ata talleshin.

11. Thuaj: “Udhëtoni nëpër botë e shihni çfarë dënimi kanë marrë ata që përgënjeshtronin (të dërguarit).

12. Thuaj: “Kujt i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë?” Përgjigju: “Allahut!” Ai ia ka bërë detyrim Vetes mëshirën dhe, me siguri, do t’ju tubojë në Ditën e Kiametit, për të cilën nuk ka pikë dyshimi. Ata që kanë humbur shpirtrat e tyre, në të vërtetë nuk do të besojnë asnjëherë.

13. E Tij është çdo gjë që pushon natën dhe ditën. Ai dëgjon dhe di çdo gjë.

14. Thuaj: “A të marr mbrojtës tjetër, përveç Allahut, Krijuesit të qiejve dhe Tokës? Ai e ushqen (botën), ndërsa Vetë nuk ushqehet”. Thuaj: “Unë jam urdhëruar që të jem i pari që t’i nënshtrohem Atij” dhe kurrsesi mos u bë idhujtar!

15. Thuaj: “Unë kurrë nuk e kundërshtoj Zotin tim, sepse i frikësohem dënimit të një Dite të Madhe”.

16. Atë që shpëtohet nga dënimi i kësaj dite, vërtet Zoti e ka mëshiruar. Ky është shpëtimi i vërtetë.

17. Nëse nga Allahu të godet ndonjë fatkeqësi, atëherë askush përveç Tij nuk mund të të shpëtojë. E, nëse të dhuron ndonjë mirësi, dije se vetëm Ai është i Fuqishëm për çdo gjë.

18. Ai është i Sunduesi mbi robërit e Vet; Ai është i Urti dhe ka dijeni për gjithçka.

19. Thuaj: “Cila është dëshmia më e madhe (që ti je profet)?” - dhe përgjigju: “Allahu është dëshmitar midis meje dhe jush”. Ky Kuran më është shpallur, në mënyrë që nëpërmjet tij t’ju tërheq vërejtjen juve dhe kujtdo që i përcillet. A mos vallë ju dëshmoni

se, përveç Allahut ka edhe zota tjerë? Thuaj: "Unë nuk dëshmoj". Thuaj: "Vërtet, Ai është vetëm Një Zot dhe unë jam larg nga ato që ju ia shoqëroni Allahut (në adhurim)".

20. Ata që ua kemi dhënë Librin[91], e njohin (Muhamedin), ashtu si i njohin fëmijët e tyre. Por ata që kanë humbur shpirtrat e tyre, nuk do të besojnë kurrë.

21. Kush është më keqbërës se ai që trillon gënjeshtra për Allahun ose i përgënjeshtron shpalljet e Tij? Vërtet, keqbërësit nuk do të shpëtojnë.

22. Atë ditë kur do t'i tubojmë të gjithë, Ne do t'u themi idhujtarëve: "Ku janë idhujt tuaj, për të cilët thoshit se ishin ortakë të Allahut!"

23. Ata nuk do të mund të shfajësohen ndryshe, veçse duke thënë: "Betohemi në Allahun, Zotin tonë, nuk kemi qenë idhujtarë!"

24. Shiko se si gënjejnë kundër vetes, por zotat që ata i trilluan, do t'i lënë në baltë.



25. Disa prej tyre[92] duket sikur të dëgjojnë, por Ne kemi vënë perde në zemrat e tyre dhe ua kemi rënduar dëgjimin, në mënyrë që ata të mos kuptojnë. Edhe nëse do të shihnin ndonjë prej shenjave Tona, ata sërish nuk do të besonin. Kur vijnë tek ti për të të kundërshtuar, jobesimtarët thonë: "Këto janë vetëm trillime të popujve të lashtë"!

26. Ata i ndalojnë të tjerët të besojnë në Kuran, edhe vetë largohen nga ai. Por vetëm veten e dëmtojnë, ndonëse nuk e vënë re.

27. Sikur t'i shohësh ata kur të vihen para zjarrit, duke thënë: "Ah! Sikur të ktheheshim pas, nuk do t'i mohonim shpalljet e Zotit tonë dhe do të bëheshim besimtarë!"

28. Po, atyre iu doli sheshit ajo që më parë e fshihnin, por edhe sikur të ktheheshin, prapë do të bënin ato që u ishin ndaluar. Vërtet, ata janë gënjeshtarë.

---

[91] Të krishterët dhe hebrenjtë.
[92] Idhujtarëve të Mekës.

29. Ata thoshin: “S’ka tjetër, përveç jetës në këtë botë dhe ne nuk do të ringjallemi”.

30. Ah, sikur t’i shohësh ata kur të dalin para Zotit! Ai do t’ju thotë: “A nuk është e vërtetë kjo?” Ata do të përgjigjen: “Po, është e vërtetë, për Zotin tonë!” Allahu do t’u thotë: “E pra, tani shijoni dënimin, sepse nuk besuat!”

31. Sigurisht që janë të humbur ata që mohojnë takimin me Allahun! Kur Ora (e Kiametit) t’u vijë papritur, ata do të thërrasin: “Të mjerët ne, sa shumë që e kemi neglizhuar (Kiametin) në jetën e Tokës!” dhe do të bartin gjynahet e veta mbi shpinat e tyre. Eh, sa e shëmtuar është ajo barrë!

32. Jeta e kësaj bote është vetëm lojë e argëtim, kurse bota tjetër, pa dyshim që është më e mirë për ata që i frikësohen Allahut. Pra, a nuk po mendoni?

33. Ne e dimë se ty të zemëron ajo që thonë ata. Në të vërtetë, nuk je ti ai që po mohojnë ata, por keqbërësit po mohojnë shpalljet e Allahut.



34. Edhe para teje (o Muhamed!), shumë të dërguar janë mohuar, por ata e kanë duruar mohimin dhe lëndimin (që kanë pësuar), derisa u ka ardhur ndihma Jonë, sepse askush nuk mund t’i ndryshojë vendimet e Allahut. Ti tashmë ke dëgjuar për ata të dërguar.

35. Nëse ty të duket e rëndë për t’u mbajtur përbuzja e tyre, atëherë kërko – nëse mundesh – një zgavër në tokë ose shkallë në qiell, që t’u sjellësh atyre një mrekulli! Sikur Allahu të donte, do t’i kishte mbledhur ata në rrugë të mbarë, prandaj mos u bëj nga ata që nuk e dinë këtë!

36. Do të të përgjigjen vetëm ata që dëgjojnë. Sa për të vdekurit, Allahu do t’i ngjallë ata, pastaj të gjithë do të kthehen tek Ai.

37. Ata thonë: “Ah! Pse nuk ia zbret atij ndonjë mrekulli Zoti i tij?” Thuaj: “Allahu është i Fuqishëm të dërgojë mrekulli, por shumica e tyre nuk e di”.

38. Të gjitha kafshët në Tokë e të gjithë shpendët që fluturojnë me krahët e veta, janë në bashkësi të ngjashme me ju. Ne nuk kemi harruar asgjë në Librin Tonë. Pastaj të gjithë do të tubohen para Zotit të tyre.

39. Ata që i mohojnë shpalljet Tona janë shurdhë e memecë, janë në errësirë. Allahu shpie në humbje kë të dojë dhe udhëzon në rrugë të drejtë kë të dojë.

40. Thuaj: "Mendoni: nëse ju godet dënimi i Allahut apo ju vjen Ora e Kiametit, a do të thërrisnit për ndihmë dikë tjetër, përveç Allahut?! Më tregoni, nëse thoni të vërtetën!"

41. Përkundrazi! Ju do të thërrisnit vetëm Atë! Nëse do të dojë, Ai do t'ju shpëtojë nga ajo për të cilën e thërrisnit dhe ju do t'i harronit idhujt që ia shoqëronit Atij (në adhurim).

42. Ne iu kemi dërguar shumë popujve profetë para teje dhe i kemi dënuar ata me skamje dhe fatkeqësi, për t'u bërë të dëgjueshëm.



43. Vetëm sikur të përuleshin kur u erdhi ndëshkimi Ynë! Por zemrat e tyre u bënë gur, ndërsa djalli ua paraqiste si të bukura veprat e tyre të këqija.

44. Kur ata i harruan paralajmërimet Tona, Ne ua hapëm dyert e çdo mirësie. Por, sapo po gëzoheshin me atë që u dhamë, Ne i dënuam befasisht dhe atëherë ata u zhytën në dëshpërim.

45. Kështu humbi gjurma e atij populli keqbërës. Lavdërimi qoftë i Allahut, Zotit të gjithësisë.

46. Thuaj: "Më thoni: Sikur Allahu t'jua merrte dëgjimin dhe shikimin e t'ua vuloste zemrat, cili zot, përveç Allahut, do t'jua kthente ato?!" Shih si ua shpjegojmë shpalljet Tona, por ata përsëri largohen nga e vërteta.

47. Thuaj: "Më thoni, nëse ju vjen dënimi i Allahut papritmas ose sheshazi, a do të zhdukej kush përveç popullit keqbërës?"

48. Ne i çojmë të dërguarit vetëm si sjellës të lajmeve të mira dhe qortues. Pra kushdo që i beson ata dhe bën mirë, nuk do të frikësohet e as nuk do të pikëllohet.



49. Kurse ata që mohojnë shpalljet tona, do t'i godasë dënimi për shkak të mohimit.

50. Thuaj: "Unë nuk ju them se zotëroj thesaret e Allahut apo se e di të padukshmen dhe as nuk them se jam engjëll. Unë ndjek vetëm atë që më shpallet". Thuaj: "A barazohet i verbri me atë që sheh? A s'po mendoni?"

51. Paralajmëroji (me Kuran) ata që i frikësohen daljes para Zotit të tyre, se atëherë nuk do të kenë as mbrojtës, as ndihmës tjetër përveç Tij, me qëllim që të ruhen nga gjynahet.

52. Mos i dëbo ata që i luten Zotit të vet në mëngjes e mbrëmje, duke e dëshiruar Fytyrën (mirësinë) e Tij! Ti nuk je aspak përgjegjës për ata e as ata nuk janë përgjegjës për ty. Nëse ti i dëbon ata, atëherë do të jesh keqbërës.

53. Kështu, Ne i kemi bërë disa prej tyre si sprovë për të tjerët, që të thonë: "Vallë, këta janë ata prej nesh, që Allahu u ka dhuruar mirësi?!" - A mos vallë, Allahu nuk i njeh më mirë ata që i janë mirënjohës?



54. Kur të vijnë te ti ata që besojnë në shpalljet Tona, thuaj: "Paqja qoftë mbi ju!". Zoti juaj ia ka bërë detyrim Vetes mëshirën. Nëse dikush nga ju bën ndonjë vepër të keqe pa e ditur, e pastaj pendohet e përmirësohet, ai do ta gjejë Allahun Falës dhe Mëshirues.

55. Ne kështu i shpjegojmë hollësisht shpalljet, në mënyrë që të qartësohet rruga e njerëzve të këqij.

56. Thuaj: "Mua më është ndaluar t'i adhuroj ata, të cilëve ju u luteni në vend të Allahut ". Thuaj: "Unë nuk i ndjek dëshirat tuaja të kota, sepse atëherë do të isha i humbur dhe nuk do të isha nga ata që janë në rrugë të drejtë".

57. Thuaj: "Unë kam provë të qartë nga Zoti Im, por ju e përgënjeshtroni atë. Ajo që ju kërkoni me nxitim, nuk është në pushtetin tim. Vendimi i takon vetëm Allahut. Ai e shpall të vërtetën dhe Ai është Gjykatësi më i mirë".

58. Thuaj: "Sikur ta kisha në dorë atë që kërkoni ju, shpejt e shpejt do të sqarohej puna midis meje dhe jush. Allahu i di më së miri keqbërësit.

59. Ai i ka çelësat e së padukshmes dhe vetëm Ai i njeh ato. Ai e di ç'ka në tokë dhe në det; asnjë gjeth nuk bie, pa e ditur Ai dhe nuk ekziston asnjë kokërr në errësirën e tokës, as e njomë, as e thatë, që të mos jetë shënuar në Librin e qartë (Leuhi Mahfudh).

60. Ai jua merr shpirtrat (ju vë në gjumë) natën, duke e ditur ç'keni bërë ditën, pastaj ju zgjon që të plotësoni kohën tuaj të caktuar për të jetuar. Në fund, tek Ai do të ktheheni dhe Ai do t'ju tregojë gjithçka që keni bërë.

61. Ai është Sunduesi mbi robërit e Vet. Ai ju dërgon rojtarë (engjëj) të cilët, kur ndonjërit nga ju i vjen vdekja, ia marrin shpirtin, duke mos bërë kurrfarë lëshimi.

62. Pastaj të gjithë do të kthehen tek Allahu, Zoti tyre i vërtetë. Vetëm Atij i takon të gjykojë dhe Ai është më i shpejtë në llogari.



63. Thuaju: "Kush ju shpëton nga errësira e tokës dhe e detit, kur i luteni Atij haptazi dhe fshehurazi (duke thënë): "Nëse Ai na shpëton prej këtyre (rreziqeve), vërtet do të bëhemi mirënjohës".

64. Thuaj: "Allahu ju shpëton nga ato dhe nga çdo e keqe tjetër, por prapëseprapë ju adhuroni të tjerë veç Tij".

65. Thuaj: "Ai ka fuqi t'ju ndëshkojë prej së larti ose nga poshtë këmbëve tuaja, ose t'ju përçajë në grupe e të vuani nga duart e njëri-tjetrit. Shih si ua shpjegojmë shpalljet, që ata të mund të kuptojnë!

66. Por populli yt e quan të gënjeshtërt atë (Kuranin), ndonëse ai është i vërtetë. Thuaj: "Unë nuk jam rojtari juaj.

67. Do të vijë koha, kur çdo profeci do të përmbushet dhe ju do ta merrni vesh."

68. Kur t'i shohësh ata të nënçmojnë shpalljet Tona, largohu prej tyre, derisa të kalojnë në bisedë tjetër! E, nëse djalli të bën të harrosh, sapo të përmendesh, mos rri me keqbërësit!

69. Ata që i frikësohen Allahut, s'kanë kurrfarë përgjegjësie për gjynahet e mohuesve, por ua kujtojmë vetëm që të ruhen nga e keqja.

70. Largohuni nga ata që fenë e tyre e marrin si lojë dhe dëfrim e që janë mashtruar nga jeta e kësaj bote. Këshilloji ata me Kuranin, me qëllim që të mos i humbasin shpirtrat e tyre për shkak të veprave të veta. Përveç Allahut, ata nuk do të kenë as ndihmës, as ndërmjetës. Edhe sikur të ofrojnë çdo lloj shpagimi, nuk do t'u pranohet. Këta janë ata që do të lihen në humbje për shkak të veprave që kanë bërë. Ata do të pinë ujë të valuar dhe do të kenë dënim të dhembshëm për shkak të mosbesimit të tyre.

71. Thuaj: "A të adhurojmë në vend të Allahut çfarë nuk na sjell as dobi, as dëm?! A të kthehemi mbrapsht, pasi Allahu na udhëzoi, duke u bërë si i magjepsuri nga djajtë, që sillet i çoroditur nëpër tokë, ndonëse shokët e thërrasin në rrugë të drejtë: "Eja tek ne"?! Thuaj: "Udhëzimi i Allahut është i vetmi udhëzim i drejtë! Ne jemi të urdhëruar t'i nënshtrohemi Zotit të botëve,



72. të falim namazin dhe ta kemi frikë Atë." Dhe është Ai, para të Cilit do të tuboheni.

73. Është Ai që i ka krijuar qiejt dhe Tokën për një qëllim. Ditën kur Ai thotë "Bëhu", ajo bëhet. Fjala e Tij është e Vërteta dhe Atij i përket pushteti Ditën kur fryhet në Sur[93]. Ai e di të padukshmen dhe të dukshmen dhe Ai është i Urti dhe i Gjithëdijshmi".

74. Trego për Ibrahimin, kur ai i tha të atit, Azerit: "A do t'i adhurosh idhujt si zotat e tu?! Unë vërtet po shoh se ti dhe populli yt jeni në humbje të madhe".

75. Dhe kështu, Ne ia treguam Ibrahimit mbretërinë e qiejve dhe të Tokës, që ai të bëhej nga ata që besojnë vendosmërisht.

76. Kur ra nata, ai pa një yll dhe tha: "Ky është Zoti im!" Por, kur perëndoi ylli, ai tha: "Nuk i dua ata që perëndojnë".

---

[93] Suri është një bri që do të fryhet nga engjëlli Israfil dy herë: herën e parë për të lajmëruar ardhjen e Kiametit; dhe herën e dytë për të lajmëruar fillimin e ringjalljes.

77. Kur pa Hënën duke lindur, tha: “Ky është Zoti im!” Por, pasi ajo perëndoi, ai tha: “Nëse Zoti im nuk më udhëzon në rrugën e mbarë, me siguri do të bëhem njëri nga të humburit”.

78. Kur vërejti Diellin duke lindur, ai thërriti: “Ky është Zoti im, ky është më i madhi!” Por, pasi dielli perëndoi, ai tha: “O populli im, unë jam larg nga idhujt që ju ia shoqëroni Allahut në adhurim!

79. Unë e kthej fytyrën time nga Ai që i ka krijuar qiejt dhe Tokën, duke qenë besimtar i vërtetë, dhe nuk jam nga idhujtarët”!

80. Dhe, kur populli i tij polemizoi me të, ai tha: “Doni të polemizoni me mua për Allahun, ndërkohë që Ai më ka udhëzuar në rrugën e drejtë?! Unë nuk i kam frikë idhujt tuaj, sepse vetëm po të dojë Zoti im, ato mund të më lëndojnë. Zoti im, me dijeninë e vet ka përfshirë çdo gjë. A nuk po mendoni?

81. E si të frikësohem nga zotat tuaj të rremë, ndërkohë që ju nuk keni frikë t’i shoqëroni Allahut idhuj, për të cilët Ai nuk ju ka zbritur kurrfarë argumenti?! Cili nga ne e meriton të jetë i sigurt? Më thoni, nëse njihni të vërtetën!



82. Sa për ata që besojnë dhe nuk e molepsin besimin e tyre me padrejtësi (idhujtari), pikërisht atyre u takon siguria dhe ata janë të udhëzuar.”

83. Ky është argumenti Ynë, të cilin Ne ia dhamë Ibrahimit kundër popullit të tij. Ne ngremë kë të duam në shkallë të lartë. Vërtet, Zoti yt është i Urtë e i Gjithëdijshëm.

84. Ne i dhuruam atij Isakun dhe Jakubin. Që të dy këta i udhëzuam në rrugë të drejtë, ashtu siç patëm udhëzuar më parë Nuhun. Ndër pasardhësit e tij Ne udhëzuam Daudin, Sulejmanin, Ejubin, Jusufin, Musain dhe Harunin. Kështu i shpërblejmë punëmirët.

85. Ne udhëzuam edhe Zekerijan, Jahjain, Isain, Iljazin - të gjithë këta kanë qenë nga njerëzit e mirë.

86. Po ashtu, udhëzuam edhe Ismailin, Eljesain, Junusin dhe Lutin - secilin prej tyre e ngritëm mbi të gjithë njerëzit.

87. Ne zgjodhëm dhe udhëzuam në rrugë të drejtë edhe disa nga paraardhësit, pasardhësit dhe vëllezërit e tyre.

88. Ky është udhëzimi i Allahut, të cilin Ai ia jep kujt të dojë nga robërit e Vet. Por, nëse ata adhurojnë zota të tjerë, do t'u humbë çdo gjë nga ajo që kanë bërë.

89. Këta janë ata që u kemi dhënë Librin, Urtësinë dhe Profecinë. E, nëse ata (banorët e Mekës) i mohojnë këto, Ne do t'ia besojmë një populli tjetër që nuk do t'i mohojë.

90. Këta janë ata, të cilët Allahu i ka udhëzuar në rrugën e drejtë, andaj edhe ti (o Muhamed) ndiq rrugën e tyre. Thuaj: "Unë nuk kërkoj nga ju kurrfarë shpërblimi për atë. Ai është vetëm këshillë për të gjithë botët (njerëzit dhe xhindet)".

91. Ata nuk e vlerësojnë siç duhet Allahun, kur thonë: "Allahu nuk i ka zbritur asgjë njeriut"[94]. Thuaj: "Atëherë, kush e shpalli Librin që solli Musai si dritë dhe udhërrëfyes për njerëzit?! Librin që ju e keni shpërndarë në fletë, ca prej të cilave i tregoni, ndërsa shumicën e fshihni, ndonëse tani keni mësuar diçka që as ju, as etërit tuaj nuk e keni ditur më parë?! Thuaj: "Allahu e ka shpallur (atë Libër)!" Pastaj lëri ata që të argëtohen me gënjeshtrat e tyre.

92. Ky (Kuran) është një Libër i bekuar, të cilin ta kemi shpallur ty (o Muhamed), si vërtetues të atij (Teuratit) që gjendet para tij dhe që të paralajmërosh popullin e nënës së qyteteve (Mekës) dhe ata që banojnë rreth saj. Ata që besojnë në jetën e ardhshme, besojnë edhe në të (Kuran) dhe kujdesen për kryerjen e namazit të tyre.

93. Kush është keqbërës më i madh se ai që trillon gënjeshtra për Allahun ose që thotë: "Kjo më është shpallur mua", ndërkohë që asgjë nuk i është shpallur atij? Ose që thotë: "Unë mund të shpall diçka si ajo që ka shpallur Allahu." Ah sikur t'i shihje keqbërësit gjatë agonisë së vdekjes, kur engjëjt zgjasin duart (duke thënë): "Dorëzoni shpirtrat tuaj! Sot ju do të ndëshkoheni me

[94] Sipas disa komentuesve të Kuranit, bëhet fjalë për disa hebrenj që polemizuan me Profetin Muhamed (a.s.).

dënim poshtërues për shkak të të pavërtetave që keni thënë për Allahun dhe që keni shpërfillur shpalljet e Tij”.

94. (Allahu do t’u thotë): “Tashmë na vini veç e veç, ashtu siç ju krijuam herën e parë, duke lënë pas vetes ato që ju patëm dhuruar. Ne nuk po i shohim me ju ndërmjetësuesit tuaj, për të cilët pretendonit se ishin ortakët e Allahut. Midis jush janë shkëputur të gjitha lidhjet dhe ajo tek e cila shpresonit, ju ka lënë në baltë”.

95. Me të vërtetë, Allahu është Ai që farën dhe bërthamën e bën të mugullojë. Ai e nxjerr të gjallën prej të vdekurës dhe të vdekurën prej të gjallës. Ky është Allahu. Atëherë, përse i largoheni Atij?

96. Ai bën të feksë drita e agimit. Ai e ka bërë natën për pushim, ndërsa Diellin dhe Hënën për të njehsuar kohën. Kjo është urdhëresa e Allahut, të Plotfuqishmit dhe të Gjithëdijshmit.

97. Është Ai që i ka krijuar yjet, për t’ju rrëfyer rrugën në errësirat e tokës dhe të detit. Ne ua kemi shpjeguar qartë shpalljet Tona njerëzve që dinë.



98. Është Ai që ju ka krijuar prej një njeriu të vetëm, që të jetoni dhe të preheni në tokë. Ne ua kemi shpjeguar qartë shpalljet Tona njerëzve që kuptojnë.

99. Është Ai që lëshon nga qielli ujë, nëpërmjet të cilit Ai nxjerr sythat e çdo bime. Prej kësaj Ne nxjerrim gjelbërim, kokrra gruri në kallinj, palma hurme të ngarkuara me kalaveshë të ulët, kopshte rrushi, ulliri dhe shege, që ngjajnë, por që janë të ndryshëm nga njëri-tjetri. Vështroni frytet e tyre kur formohen dhe piqen. Sigurisht që në këto ka shenja për njerëzit që besojnë.

100. Idhujtarët i shohin xhindet si ortakë të Allahut, ndërkohë që Ai i ka krijuar ata. Me padituri, i kanë veshur Atij djem e vajza. I lavdëruar qoftë Ai dhe i lartësuar mbi gjithçka që ia veshin ata!

101. Ai është Krijuesi i qiejve dhe i Tokës! E si mund të ketë Ai fëmijë, ndërkohë që nuk ka bashkëshorte?! Ai ka krijuar çdo gjë dhe është i Dijshëm për çdo gjë.

102. Ky është Allahu, Zoti juaj. S'ka zot tjetër të vërtetë përveç Tij, Krijuesit të çdo gjëje, andaj adhuroni vetëm Atë! Ai është Mbikëqyrës i çdo gjëje!

103. Shikimet njerëzore nuk mund ta arrijnë Atë, ndërkohë që Ai i arrin shikimet e të gjithëve. Ai është Bamirës i pakufi dhe di çdo gjë.

104. (Thuaju o Muhamed): "Tashmë ju kanë ardhur nga Zoti juaj prova të qarta. Ai që i sheh ato, i sjell dobi vetes, ndërsa ai që i mbyll sytë para tyre, i bën dëm vetes. Unë nuk jam rojtari juaj.

105. Kështu, Ne i shpjegojmë shpalljet Tona në mënyra të ndryshme, që ata të thonë: "Ti i ke mësuar këto!" dhe që t'ua bëjmë të qarta njerëzve që dinë (të drejtën).

106. Prandaj ndiq atë që të ka shpallur Zoti yt. S'ka zot të vërtetë veç Tij. Shmangu prej idhujtarëve.

107. Sikur të donte Allahu, ata nuk do të ishin idhujtarë. Ne nuk të kemi bërë ty rojtar të tyre e as që je përgjegjës për ta.

108. Mos i shani idhujt që ata i adhurojnë në vend të Allahut, në mënyrë që ata të mos e shajnë Allahun armiqësisht nga padija. Kështu, Ne ia paraqesim të bukura çdo populli veprat e veta. Pastaj, ata do të kthehen te Zoti i tyre, i Cili do t'i lajmërojë për gjithçka që kanë bërë.

109. Ata betohen solemnisht në Allahun se, nëse iu vjen një mrekulli, ata me siguri do të besojnë. Thuaj: "Mrekullitë janë vetëm te Allahu!" E kush ju siguron se ata, kur t'u vijë një mrekulli, do të besojnë?

110. Ne do t'ua largojmë zemrat dhe shikimet e tyre nga e vërteta, sepse ata nuk e besuan atë (Kuranin) herën e parë. Ne do t'i lëmë ata që të bredhin të verbër në humbje e mosbesim.

111. Edhe sikur t'u dërgonim atyre engjëjt, t'i bënim të vdekurit t'u flisnin atyre dhe t'i tubonin të gjitha gjërat para tyre, ata përsëri nuk do të besonin, nëse Allahu nuk do të donte; por shumica e tyre janë të paditur.

112. Kështu, çdo profeti Ne i kemi caktuar armiq djajtë e njerëzve dhe të xhindeve, të cilët e frymëzojnë njëri-tjetrin me fjalë boshe të zbukuruara për mashtrim. Por, sikur të donte Zoti yt, ata nuk do të bënin kështu, prandaj lëri ata dhe trillimet e tyre.

113. Lëri zemrat e atyre që nuk besojnë në Ditën e Kiametit, që të priren nga mashtrimi dhe të kënaqen me të e le të bëjnë gjynahet që kanë bërë.

114. Thuaj: "Vallë, a të kërkoj tjetër gjykatës përveç Allahut, kur është Ai që ju ka zbritur këtë Libër të hollësishëm?!" Ata që Ne u kemi dhënë Shkrimet e shenjta, e dinë se Kurani është me të vërtetë i zbritur nga Zoti yt. Prandaj, kurrsesi mos u bëj nga ata që dyshojnë!

115. Të përkryera janë fjalët e Zotit tënd në vërtetësi dhe drejtësi; fjalët e Tij askush nuk mund t'i ndryshojë. Ai dëgjon çdo gjë dhe di çdo gjë.



116. Nëse i bindesh shumicës së njerëzve që gjenden në tokë, ata do të të shmangin nga rruga e Allahut. Ata ndjekin vetëm hamendjet. Ata vetëm gënjejnë.

117. Në të vërtetë, Zoti yt i njeh më së miri ata që i shmangen rrugës së Tij dhe i di më së miri ata që janë në rrugë të drejtë.

118. Hani vetëm atë mish, gjatë therjes së të cilit është përmendur emri i Allahut, nëse vërtet besoni në shpalljet e Tij.

119. E përse të mos e hani atë që është therur me emrin e Allahut, kur Ai tashmë jua ka shpjeguar ç'është e ndaluar, përveçse kur jeni në shtrëngesë?! Shumë njerëz i largojnë të tjerët nga rruga e drejtë nga padija dhe nga dëshirat e tyre të kota. Në të vërtetë, Zoti yt i njeh më së miri ata që e kanë kaluar kufirin.

120. Largohuni nga gjynahet e hapëta dhe të fshehta, sepse, ata që kanë bërë gjynahe, patjetër që do të ndëshkohen për atë që kanë vepruar.

121. Mos hani asnjë mish që nuk është therur me emrin e Allahut, sepse kjo është gjynah! Në të vërtetë, djajtë i nxisin miqtë e vet që

t'ju kundërshtojnë ju. E nëse ju u bindeni atyre, me siguri që edhe ju do të ishit idhujtarë.

122. A barazohet i vdekuri që Ne e ngjallëm dhe i dhamë dritë me të cilën ecën midis njerëzve, me atë që është në errësirë e nuk mund të dalë prej saj?! Kësisoj, jobesimtarëve u duken të bukura veprat që bëjnë.

123. Kështu, Ne kemi bërë në çdo qytet që keqbërësit më të mëdhenj të ngrenë kurthe. Mirëpo, kurthet ia ngrenë vetëm vetvetes e nuk e ndiejnë.

124. Kur atyre u vjen ndonjë mrekulli, thonë: "Ne nuk do të besojmë deri sa të mos na jepet diçka, si ajo që u është dhënë të dërguarve të Allahut." Allahu e di më mirë se kujt ia jep mesazhin e Vet. Atyre që kanë bërë gjynahe, do t'u vijë një poshtërim nga ana e Allahut dhe ndëshkim i ashpër për shkak të kurtheve që ngrenin.

125. Allahu ia hap zemrën për (të pranuar) Islamin atij që dëshiron ta udhëzojë, ndërsa atij që dëshiron ta lërë në humbje, (ia mbyll zemrën e) ia shtrëngon gjoksin si të jetë duke u ngjitur në qiell. Kështu, Allahu, i ndëshkon ata që nuk besojnë.

126. Kjo është rruga e drejtë e Zotit tënd. Ne ua kemi shpjeguar shpalljet Tona njerëzve që ua vënë veshin.

127. Ata do të kenë Shtëpinë e shpëtimit te Zoti i tyre. Ai do të jetë Mbrojtësi i tyre, si shpërblim për veprat që kanë bërë.

128. Ditën kur Ai do t'i tubojë të gjithë, do të thotë: "O tog i xhindeve! Ju keni mashtruar shumë njerëz!" - Ithtarët e tyre midis njerëzve do të thonë: "O Zoti ynë! Ne u kënaqëm me njëri - tjetrin dhe arritëm në afatin tonë, të cilin na e pate caktuar Ti". Allahu do të thotë: "Zjarri është vendbanimi juaj. Atje do të qëndroni përherë, veç nëse Allahu dëshiron ndryshe. Zoti yt është vërtet i Urtë e i Gjithëdijshëm.

129. E kështu, Ne u japim pushtet disa keqbërësve mbi të tjerët, si dënim për veprat e tyre të këqija.

130. “O tog i xhindeve dhe i njerëzve, a nuk ju patën ardhur të dërguar nga mesi juaj, për t’ju treguar shpalljet Tona dhe për t’ju paralajmëruar takimin me këtë ditë?” Ata do të thonë: “Ne dëshmojmë kundër vetes sonë”. Vërtet, jeta e kësaj bote i mashtroi ata, kështu që ata do të dëshmojnë kundër vetes se kanë qenë mohues.

131. Kjo ndodh sepse Zoti yt nuk e shkatërron asnjë vend për veprat e tyre të gabuara, pa i paralajmëruar banorët e tij.

132. Secili do të ketë shkallën e tij, sipas veprave që ka bërë. Zoti yt nuk është i paditur për veprat e tyre.

133. Zoti yt është i Vetëmjaftueshmi dhe Zotëruesi i mëshirës. Nëse do, ju zhduk dhe sjell pas jush çfarë të dojë, ashtu si ju ka krijuar nga pasardhësit e popujve të tjerë.

134. Ajo që ju është premtuar, me të vërtetë do t’ju arrijë e ju nuk mund t’i ikni asaj.



135. Thuaj: “O populli im, punoni në drejtimin tuaj, ndërkohë që edhe unë bëj timen. Së shpejti do ta merrni vesh se për kë do të jetë fundi i mirë. Njëmend, keqbërësit nuk do të shpëtojnë.

136. Ata[95] kanë caktuar për Allahun pjesë nga drithi dhe kafshët shtëpiake, të cilat i ka krijuar Ai dhe thonë sipas hamendjes së tyre: “Kjo është për Allahun, ndërsa kjo është për idhujt tanë”. Mirëpo ajo pjesë që është për idhujt e tyre, nuk arrin te Zoti, kurse ajo që ata e kanë caktuar për Allahun - ajo arrin te idhujt e tyre. Sa gjykim të shëmtuar bëjnë ata!

137. Shumë paganëve, idhujt e tyre ua kanë bërë t’u duket e bukur vrasja e fëmijëve të tyre, për t’i shkatërruar dhe për t’ua pështjelluar besimin. Sikur të donte Allahu, ata nuk do ta bënin atë. Lërini ata dhe trillimet e tyre.

138. Ata thonë sipas hamendjes së tyre: “Këto bagëti shtëpiake dhe këto e këto bimë janë të ndaluara, nuk mund t’i hajë askush,

[95] Paganët arabë.

përveç atyre që ua lejojmë ne". Disa kafshë shtëpiake ata i kanë bërë të ndaluara për ngarkim, ndërsa disa bagëti i therin pa e përmendur emrin e Allahut, duke trilluar gënjeshtra për Të. Ai do t'i ndëshkojë ata për gënjeshtrat e trilluara.

139. Ata thonë gjithashtu: "Ajo që gjendet në barkun e këtyre bagëtive, u përket vetëm meshkujve tanë, kurse për gratë tona janë të ndaluara". Por, nëse lindin të ngordhura, ata të gjithë (burra e gra) janë pjesëmarrës në të". Allahu do t'i ndëshkojë ata për çfarë i veshin Atij. Ai është vërtet i Urtë dhe i Gjithëdijshëm.

140. Të humbur janë ata që i vrasin fëmijët e tyre nga mendjelehtësia dhe padija dhe i bëjnë të ndaluara ato që ua ka dhuruar Allahu, duke trilluar kështu gënjeshtra rreth Allahut. Ata janë të devijuar dhe aspak të udhëzuar.

141. Është Ai që ka krijuar kopshte vreshtash të larta dhe të shtruara, hurma dhe bimë, me shije të ndryshme, ullinj e shegë, të ngjashme dhe të ndryshme. Hani frutat e tyre kurdo që të prodhojnë dhe jepni atë që është detyrë në ditën e vjeljes së tyre! Por mos e teproni, se Allahu nuk i do ata që e teprojnë!

142. Ai ka krijuar disa bagëti për ngarkim dhe për ushqim. Hani nga ato që ua ka dhuruar Allahu dhe mos ndiqni gjurmët e djallit. Ai është për ju armik i hapur.

143. Ai ju ka dhënë tetë lloje bagëtish në çifte. Merr dy llojet[96] për dhentë dhe dy për dhitë. Thuaju[97]: "A i ka ndaluar Allahu dy meshkujt ose dy femrat, ose atë që mbajnë në bark dy femrat?" Lajmëromëni mua me dije të saktë, nëse ajo që thoni është e vërtetë!

144. Merr dy llojet për devetë edhe dy për lopët. Thuaju: "A i ka ndaluar Allahu meshkujt apo femrat ose atë që e mbajnë në bark dy femrat? Apo mos keni qenë të pranishëm kur Allahu ju ka urdhëruar për këtë? Atëherë, kush është më keqbërës se ai që shpif



[96] Llojin mashkull dhe llojin femër.
[97] Pra, thuaju paganëve, o Muhamed!

gënjeshtra rreth Allahut, për t'i shpënë njerëzit në humbje nga padija? Pa dyshim, Allahu nuk i çon në rrugë të drejtë keqbërësit.

145. Thuaj: "Unë nuk gjej në atë që më është shpallur mua, asgjë që e ndalon njeriun të hajë çfarë të dojë, përveç kafshëve të ngordhura, gjakut të derdhur, mishit të derrit – se këto janë të ndyta – dhe mishit që është therur në emër të dikujt tjetër në vend të Allahut. Por kushdo që detyrohet nga nevoja të hajë ndonjë gjë prej këtyre, pa dashur të bëjë gjynah dhe pa e kaluar kufirin, nuk do të fajësohet. Vërtet, Allahu është Falës i madh dhe Mëshirëplotë.

146. Ne ua ndaluam hebrenjve (të hanin) të gjitha kafshët që kanë kthetra (ose njëthundrakët), ndërsa nga lopët e delet, atyre ua ndaluam dhjamin e brendshëm të tyre, me përjashtim të dhjamit të shpinës ose të zorrëve, ose atë që është i lidhur me eshtra. Me këtë, Ne i ndëshkuam ata për shkak të mosbindjes së tyre. Ne, pa dyshim, themi të vërtetën.



147. Prandaj, nëse ata të quajnë gënjeshtar, thuaju: "Zoti juaj është zotërues i mëshirës së gjerë, por ndëshkimi i Tij nuk do të prapësohet nga populli keqbërës".

148. Idhujtarët do të thonë: "Sikur të donte Allahu, nuk do të adhuronim tjetër veç Tij as ne, as baballarët tanë dhe ne nuk do të kishim bërë të ndaluar asgjë". Kështu mohonin edhe ata para tyre, derisa shijuan dënimin tonë. Thuaju: "A keni ndonjë provë të na paraqitni? Ju mbështeteni vetëm në hamendje dhe jeni vetëm gënjeshtarë".

149. Thuaju: "Allahu ka argumentin më bindës dhe, po të donte Ai, të gjithëve do t'ju përudhte në rrugë të drejtë!"

150. Thuaj: "Sillni dëshmitarët tuaj që dëshmojnë se Allahu e ka ndaluar këtë!" E, nëse dëshmojnë (duke gënjyer), ti mos dëshmo me ata. Mos i ndiq dëshirat e kota të atyre që hedhin poshtë shpalljet Tona, nuk besojnë në Botën e përtejme dhe sajojnë zota të tjerë të barabartë me Zotin e tyre!

151. Thuaju: "Ejani t'ju lexoj çfarë ju ka urdhëruar Allahu: që të mos i shoqëroni Atij asgjë (në adhurim); që të silleni mirë me

prindërit; që të mos vrisni fëmijët tuaj për shkak të varfërisë, sepse Ne ju ushqejmë ju dhe ata; që të mos i afroheni veprave të turpshme, qofshin ato të hapëta apo të fshehta dhe që të mos ia merrni tjetrit jetën, të cilën Allahu e ka shenjtëruar, përveçse kur e kërkon drejtësia (e ligji). Këto ju porosit Ai, me qëllim që të kuptoni."

152. Dhe mos iu qasni pasurisë së jetimit, përveçse për ta rregulluar, derisa të mbërrijë pjekurinë! Kryejeni drejt matjen dhe peshimin; Ne nuk ngarkojmë askënd përtej mundësisë së tij! Kur të flisni, thoni të vërtetën, qoftë edhe për të afërmit tuaj! Plotësojani besën e dhënë Allahut! Këto ju porosit Ai që të mos harroni.

153. Kjo është rruga Ime e drejtë; prandaj ndiqeni e mos shkoni rrugëve të tjera që t'ju shmangin nga rruga e Tij. Kjo është ajo që ju porosit Ai për t'u ruajtur nga të këqijat.

154. Ne i dhamë Musait Librin si plotësim (të mirësisë Sonë) për atë që vepron mirë, si shpjegim për çdo gjë dhe si udhërrëfyes e mëshirë, që ata (hebrenjtë) të mund të besonin në takimin me Zotin e tyre.



155. Ky Libër që kemi shpallur, është i bekuar, prandaj ndiqeni dhe druajuni kundërshtimit, në mënyrë që të mëshiroheni

156. dhe që të mos thoni: "Shkrimet e shenjta u janë shpallur vetëm dy sekteve[98] para nesh, ndërsa Ne nuk kemi ditur gjë çfarë mësonin ata".

157. Ose që të mos thoni: "Sikur Shkrimet e shenjta të na ishin shpallur neve, ne do të ishim më të udhëzuar se ata". Pra, ju ka ardhur nga Zoti juaj provë e qartë, udhërrëfim dhe mëshirë! Atëherë, kush është më keqbërës se ai që i përgënjeshtron shpalljet e Allahut dhe largohet nga ato? Ne, do t'i ndëshkojmë me dënim të rëndë ata që shmangen nga shpalljet Tona, për shkak se u larguan.

---

[98] Hebrenjve dhe të krishterëve.

158. A mos vallë presin ata t'u vijnë engjëjt ose të vijë Zotit yt, ose të vijnë disa shenja të Zotit tënd? Ditën kur të vijnë disa shenja të Zotit tënd, atëherë nuk do t'i bëjë dobi askujt besimi i tij, nëse nuk ka besuar më parë ose nuk ka bërë ndonjë të mirë me besimin e tij! Thuaju: "Pritni, se edhe ne po presim!".

159. Me të vërtetë, ti s'ke të bësh fare me ata që e përçajnë fenë e tyre dhe shndërrohen në sekte. Te Allahu është puna e tyre e pastaj Ai do t'u tregojë çfarë patën punuar.

160. Kush bën një vepër të mirë, do të shpërblehet dhjetëfish. Kush bën një vepër të keqe, do të dënohet vetëm sipas gjynahut që ka bërë dhe nuk do t'i bëhet kurrfarë padrejtësie.

161. Thuaj: "Me të vërtetë, Zoti im më ka udhëzuar në rrugë të drejtë, në fenë e vërtetë, fenë e pastër të Ibrahimit besimplotë, i cili nuk ka qenë adhurues i idhujve".

162. Thuaj: "Në të vërtetë, namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime, i përkasin vetëm Allahut, Zotit të botëve.



163. Ai nuk ka asnjë ortak. Kështu jam urdhëruar dhe unë jam i pari që i nënshtrohem Atij".

164. Thuaj: "A mos vallë do të kërkoj unë tjetër zot, përveç Allahut, kur Ai është Zoti i gjithçkaje? Kushdo që bën diçka, punon për vete dhe askush nuk ngarkohet me barrën e tjetrit. Pastaj të gjithë do të ktheheni te Zoti juaj dhe Ai do t'ju tregojë për kundërshtitë që kishit mes jush.

165. Ai ju ka bërë pasardhës të njëri-tjetrit në Tokë dhe ka ngritur në shkallë disa nga ju mbi të tjerët, për t'ju provuar në atë që ju ka dhënë. Sigurisht që Zoti yt është i shpejtë në dënim, por, në të vërtetë, Ai është edhe Falës e Mëshirëplotë.

# 7 SURJA EL-A‘RÂF

**Mekase - 206 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Elif Lâm Mîm Sâd.

2. Ky Libër të është shpallur ty; le të mos ketë kurrfarë shtrëngimi në zemrën tënde për shkak të tij! Ai të është shpallur, që nëpërmjet tij të paralajmërosh jobesimtarët dhe të këshillosh besimtarët.

3. Ndiqni atë që ju është zbritur nga Zoti juaj e mos ndiqni mbrojtës të tjerë, përveç Tij. Sa pak që i pranoni këshillat!



4. Sa shumë qytete kemi rrënuar Ne! Dënimi Ynë u erdhi natën ose ditën kur ata pushonin.

5. Kur iu erdhi dënimi, thirrja e tyre e vetme ishte: “Ne kemi qenë vërtet keqbërës!”

6. Pa dyshim, Ne do të kërkojmë llogari prej popujve që u kemi çuar të dërguar, e patjetër që do t’i pyesim edhe të dërguarit.

7. Dhe do t’jua paraqesim gjithçka kanë bërë, sepse i dimë plotësisht dhe kemi qenë të pranishëm.

8. Peshimi (i veprave), atë ditë do të jetë i drejtë. Ata që u rëndon peshorja me vepra të mira, do të jenë të shpëtuar;

9. kurse ata që e kanë të lehtë peshoren me vepra të mira, do të humbin veten e tyre, për shkak se mohuan shpalljet Tona.

10. Ne ju kemi vendosur në tokë dhe aty ju kemi dhënë çfarë ju nevojitet për jetesë. Eh, sa pak mirënjohës që jeni!

11. Ne ju krijuam e pastaj ju dhamë formën; e u thamë engjëjve: “Përuljuni në sexhde Ademit!” – Të gjithë iu përulën, përveç Iblisit. Ai nuk ishte nga ata që u përulën.



12. Allahu tha: “Çfarë të pengoi ty të mos përuleshe, kur të urdhërova?” Ai u përgjigj: “Unë jam më i mirë se ai. Mua më krijove nga zjarri, kurse atë e krijove nga balta”.

13. Allahu i tha: “Atëherë, zbrit prej andej (Xhenetit)! Ti nuk ke të drejtë që të krenohesh në të! Shporru, me të vërtetë, ti je prej të poshtëruarve”.

14. Iblisi tha: “Më jep afat deri në ditën kur ringjallen njerëzit!”

15. Allahu i tha: “Ti je nga ata që u është dhënë afati”.

16. Ai tha: “Për shkak se Ti më flake tej, unë do t’u zë pritë njerëzve në rrugën Tënde të drejtë

17. e do t’u qasem atyre nga përpara dhe nga mbrapa, nga e djathta dhe nga e majta, e kështu Ti do të vëresh se shumica prej tyre nuk të janë mirënjohës!”



18. Allahu i tha: “Dil prej andej i përbuzur dhe i përjashtuar! Pa dyshim, Xhehenemin do ta mbush me ty dhe me të gjithë ata që shkojnë pas teje!”

19. Ndërsa Ademit i tha: “O Adem! Bano ti dhe bashkëshortja jote në Xhenet dhe hani ç’të dëshironi, por mos iu afroni kësaj peme, se bëheni keqbërës!”

20. Djalli u pëshpëriti, për t’ua zbuluar pjesët e turpshme të mbuluara të trupit të tyre dhe u tha: “Zoti juaj jua ka ndaluar pemën, vetëm që të mos bëheni engjëj ose të pavdekshëm.”

21. Dhe iu betua atyre (duke thënë): “Vërtet, Unë jam për ju këshillues i sinqertë!”

22. Dhe i mashtroi me dinakërinë e tij. Pasi e shijuan frutin, atyre iu zbuluan vendet e turpshme dhe nisën të mbulohen me gjethet e Xhenetit dhe Zoti i tyre i thirri: “A nuk jua kisha ndaluar atë pemë? A nuk ju pata thënë se djalli është vërtet armiku juaj i hapët?”

23. Ata thanë: “O Zoti ynë! Ne e kemi futur veten në gjynah, prandaj, nëse Ti nuk na fal dhe nuk na mëshiron, ne vërtet që do të jemi nga të humburit”.

24. Allahu tha: “Zbritni! Ju do të jeni armiq me njëri-tjetrin. Në Tokë do të banoni dhe do të jetoni deri në një kohë të caktuar.

25. Aty do të jetoni, aty do të vdisni dhe prej saj do të ringjalleni.”

26. O bijtë e Ademit, Ne ju dërguam rroba që të mbuloni vendet e turpshme, si edhe për zbukurim; por, petku i devotshmërisë është më i miri. Këto janë disa shenja të Allahut, që ju të merrni këshillë.

27. O bijtë e Ademit, le të mos ju mashtrojë kurrsesi djalli, ashtu si i nxori prindërit tuaj nga Xheneti, duke ua zhveshur rrobat për t’u dukur vendet e turpshme! Ai dhe shpura e tij ju sheh, prej nga ju nuk i shihni ata. Ne i kemi bërë djajtë roje të atyre që nuk besojnë.

28. Kur ata[99] bëjnë një vepër të shëmtuar, thonë: “Ne i kemi gjetur prindërit tanë që i bënin, por edhe Allahu na ka urdhëruar kështu”. Thuaj: “Allahu nuk urdhëron të bëhen vepra të pahijshme! Përse thoni për Allahun atë që nuk e dini?”



29. Thuaj: “Zoti im urdhëron drejtësi. Drejtohuni vetëm nga Ai në çdo xhami e lutjuni Atij sinqerisht, me besim të pastër e të vërtetë! Siç ju ka krijuar së pari, ashtu do t’ju ringjallë.

30. Disa Ai i ka udhëzuar në rrugë të drejtë, kurse disa të tjerë e kanë merituar humbjen. Ata kanë zgjedhur djajtë për mbrojtës në vend të Allahut dhe mendojnë se janë në rrugë të drejtë.

31. O bijtë e Ademit, vishuni përshtatshëm kudo dhe kurdo që të faleni! Hani e pini, por mos e teproni, se Ai nuk i do ata që e teprojnë.

32. Thuaj: “Kush i ka penguar stolitë dhe ushqimet e këndshme, të cilat Ai i ka krijuar për robërit e Vet?” Thuaj: “Ato janë për besimtarë (dhe të tjerët) në këtë botë, ndërsa në botën tjetër do të jenë vetëm për besimtarët. Kështu ua shpjegojmë shpalljet njerëzve që dinë.

[99] Paganët arabë.

33. Thuaj: “Me të vërtetë, Zoti im ka ndaluar vetëm punët e pahijshme, qofshin të hapëta ose të fshehta dhe gjynahet, dhunimin pa të drejtë, t’i shoqërohet Allahut (në adhurim) diçka, për të cilën nuk ju ka dhënë kurrfarë të drejte dhe të thoni për Allahun atë që nuk e dini.

34. Çdo popull ka afatin e vet. Kur t’i vijë koha e fundit, ata nuk mund ta shtyjnë, qoftë edhe për një çast dhe as nuk mund ta shpejtojnë.

35. O bijtë e Ademit, kur nga gjiri juaj të vijnë të dërguar që ju shpjegojnë shpalljet e Mia, atëherë ata që ruhen nga të këqijat dhe kryejnë vepra të mira, nuk do të frikësohen e as do të pikëllohen.

36. Kurse ata që i mohojnë shpalljet e Mia dhe sillen me mendjemadhësi ndaj tyre, do të jenë banorë të zjarrit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë.



37. Kush është më keqbërës se ai që trillon gënjeshtra kundër Allahut ose që mohon shpalljet e Tij? Atyre do t’u jepet çfarë u është caktuar (në Leuhi Mahfudh). E, kur t’u vijnë të dërguarit Tanë (engjëj), për t’ua marrë shpirtin, do t’u thonë: “Ku janë idhujt që i adhuronit në vend të Allahut?” Ata do të thonë: “Na braktisën.” Kështu ata dëshmojnë kundër vetes, që kanë qenë mohues.

38. Allahu do t’u thotë: “Hyni në zjarr me popujt - xhindet dhe njerëzit - që kanë qenë para jush”. Kurdo që një popull do të hyjë në zjarr, do të mallkojë të tjerët që kanë hyrë para tij. Dhe, kur të tubohen të gjithë atje, atëherë i fundmi i tyre do t’u thotë të parëve: “O Zoti ynë, këta na kanë sjellë në humbje, prandaj jepu atyre një dënim të dyfishtë zjarri!” Allahu do t’u thotë: “Për secilin (nga ju) ka dënim të dyfishtë, por ju nuk e dini.”

39. Të parët do t’u thonë të fundmëve: “Ju nuk keni qenë më të mirë se ne, prandaj shijoni dënimin për atë që keni punuar”.

40. Me të vërtetë, atyre që i mohuan shenjat Tona me mendjemadhësi, nuk do t’u hapen dyert e qiellit dhe as që do të

hyjnë në Xhenet, derisa të kalojë deveja nëpër vrimë të gjilpërës. Kështu i ndëshkojmë gjynahqarët.

41. Për ata janë përgatitur shtretër zjarri dhe sipër tyre do të ketë mbulesa zjarri. Kështu i ndëshkojmë Ne keqbërësit.

42. Kurse ata që besojnë dhe kryejnë vepra të mira - Ne nuk ngarkojmë askënd më tepër nga sa ka mundësi - ata janë banorë të Xhenetit, në të cilin do të qëndrojnë përgjithmonë.

43. Ne do ta shkulim urrejtjen nga kraharori i tyre. Te këmbët e tyre do të rrjedhin lumenj dhe ata do të thonë: "Qoftë lavdëruar Allahu që na udhëzoi në këtë. Ne nuk do të ishim udhëzuar, sikur të mos na udhëzonte Allahu. Pa dyshim, të dërguarit e Zotit tonë kanë sjellë të vërtetën". Dhe një zë do t'i thërrasë: "Ky është Xheneti që ju e keni merituar për atë që keni punuar".

44. Dhe banorët e Xhenetit do t'u thonë banorëve të zjarrit: "Ne e gjetëm të vërtetë atë që na premtoi Zoti ynë. Po ju, a e gjetët të vërtetë atë që ju premtoi Zoti juaj?" Ata do të thonë: "Po!" Atëherë, një lajmëtar midis tyre do të thërrasë: "Mallkimi i Allahut është mbi keqbërësit,

45. të cilët i kanë penguar të tjerët nga rruga e Allahut, duke dashur ta shtrembërojnë atë dhe nuk kanë besuar në jetën tjetër!"

46. Një mur do t'i ndajë ata[100], ndërsa në lartësitë e tij do të ndodhen njerëz, të cilët i njohin të dyja palët sipas tipareve. Ata do t'u thërrasin banorëve të Xhenetit: "Paqja qoftë mbi ju!" Ata nuk do të kenë hyrë ende në Xhenet, ndonëse shpresojnë.

47. E kur t'i kthejnë sytë nga banorët e zjarrit, do të thonë: "O Zoti ynë! Mos na hidh midis këtyre njerëzve të këqij!"

48. Pastaj, njerëzit e Murit (A'râf) do t'u thërrasin disa njerëzve që i njohin nga pamja, duke u thënë: "Nuk ju ndihmoi as grumbullimi i pasurisë suaj, as kryelartësia juaj (ndaj të Vërtetës).

---

[100] Banorët e Xhenetit dhe të Xhehenemit.

49. A janë këta për të cilët u betuat se nuk do t'i arrijë mëshira e Allahut?" Ndërsa atyre do t'u thonë sërish: "Hyni në Xhenet! Për ju s'ka frikë e as pikëllim!"

50. Banorët e zjarrit do t'u thërrasin banorëve të Xhenetit: "Derdhni pak ujë te ne ose diçka nga ajo që ju ka dhuruar Allahu!" Ata thonë: "Në të vërtetë, Allahu këto i ka ndaluar për mohuesit,

51. të cilët e morën fenë për lojë dhe argëtim dhe u mashtruan nga jeta e kësaj bote". Ne sot do t'i harrojmë ata, ashtu siç e patën harruar ata takimin e kësaj Dite dhe siç mohuan shpalljet Tona.

52. Ne u kemi zbritur atyre një Libër, të cilin e kemi shpjeguar gjerësisht, që të jetë udhërrëfyes dhe mëshirë për njerëzit që besojnë.

53. A mos vallë ata presin zbatimin e Tij? Kur t'u vijë dita e zbatimit, do të thonë për atë që e patën mohuar më parë: "Të dërguarit e Zotit tonë na kanë sjellë të vërtetën! A ka ndonjë ndërmjetësues që të ndërhyjë për ne? A mund të kthehemi sërish në jetën e tokës, që të veprojmë ndryshe nga ç'kemi punuar". Me siguri që ata do t'i humbasin shpirtrat e tyre dhe ajo që trillonin do t'i braktisë.

54. Në të vërtetë, Zoti juaj është Allahu, që krijoi qiejt dhe Tokën për gjashtë ditë e pastaj u ngrit mbi Fronin hyjnor (që mbisundon gjithësinë). Ai me errësirën e natës e mbulon ditën, e cila e ndjek atë; Dielli, Hëna dhe yjet i përulen urdhrit të Tij. Vetëm Atij i përket Krijimi dhe Urdhërimi. Qoftë bekuar Allahu, Zoti i botëve!

55. Lutjuni Zotit tuaj përulshëm dhe ngadalë! Njëmend, Ai nuk i do ata që e kalojnë kufirin.

56. Dhe mos bëni çrregullime në Tokë, pasi është vënë rregulli, ndërsa Atij lutjuni me frikë dhe shpresë. Vërtet, mëshira e Allahut është afër punëmirëve.

57. Ai i dërgon erërat si lajmëtare të mëshirës së Tij. Kur erërat lëvizin retë e rënda me shi, Ai i çon ato tek ndonjë vend i vdekur,

ku lëshon shi dhe me anë të tij nxjerr lloj-lloj frutash; po kështu do t'i ringjallë edhe të vdekurit. Këta janë shembuj që t'ua vini veshin.

58. Toka e mirë i jep frutat me lejen e Zotit të saj, ndërsa toka e keqe, zor se jep gjë. Kështu, në mënyra të ndryshme, Ne ia shpjegojmë shpalljet Tona njerëzve mirënjohës.

59. Ne ia dërguam Nuhun popullit të tij e ai u tha: "O populli im! Adhuroni Allahun, ju nuk keni zot tjetër përveç Tij! Unë kam frikë se do të bjerë mbi ju dënimi i një Dite të madhe!"

60. Paria e popullit të tij tha: "Ne të shohim ty në humbje të qartë".

61. Ai tha: "O populli im! Unë nuk jam në kurrfarë humbjeje, por jam i dërguar nga ana e Zotit të gjithësisë!

62. Unë ju sjell shpalljet e Zotit tim, ju këshilloj dhe di nga Allahu atë që ju nuk e dini.

63. A po çuditeni që këshilla e Zotit tuaj t'ju vijë nëpërmjet një njeriu prej jush, i cili ju tërheq vërejtjen, që të kini frikë (Allahun), në mënyrë që të mëshiroheni (prej Tij)?!

64. Ata e quajtën gënjeshtar Nuhun. Kështu që Ne shpëtuam me anë të barkës atë dhe të gjithë njerëzit që ishin me të, ndërsa ata që i mohuan shpalljet Tona, i fundosëm. Ata qenë vërtet një popull i verbër.

65. Fisit Ad[101] i dërguam vëllanë e tyre - Hudin. Ai tha: "O populli im! Adhuroni Allahun, ju nuk keni zot tjetër përveç Tij. A nuk po i ruheni dënimit?"

66. Paria e popullit të tij që nuk besonte, tha: "Ne shohim tek ti mendjelehtësi dhe mendojmë se je gënjeshtar".

67. Ai tha: "O populli im! Unë nuk jam mendjelehtë, por jam i dërguar nga Zoti i botëve.

[101] Adi është një fis i lashtë që ka jetuar pas Nuhut.

68. Unë ju sjell shpalljet e Zotit tim dhe jam këshilltar besnik.

69. A po çuditeni që këshilla e Zotit tuaj t'ju vijë nëpërmjet një njeriu prej jush, i cili ju tërheq vërejtjen? Kujtoni që Ai ju bëri zëvendës pas popullit të Nuhut dhe ju dha trup e fuqi të madhe. Kujtoni dhuntitë e Allahut, në mënyrë që të keni sukses!"

70. Ata thanë: "A mos na ke ardhur që të adhurojmë vetëm Allahun e t'i lëmë zotat që kanë adhuruar prindërit tanë?! Atëherë na sill atë me të cilën na kërcënon, nëse je i sinqertë!"

71. Ai tha: "Tashmë, ju ka rënë dënimi dhe zemërimi i Zotit tuaj. A më kundërshtoni mua për emrat (e idhujve), të cilët ua keni vënë ju dhe prindërit tuaj e për të cilët Allahu nuk ju ka sjellë kurrfarë diturie? Pra, pritni, se edhe unë po pres me ju!"

72. Me mëshirën Tonë, Ne e shpëtuam Hudin dhe të gjithë besimtarët që ishin me të dhe i asgjësuam ata që i mohuan shpalljet Tona. Ata ishin të gjithë mosbesimtarë.



73. Ndërsa fisit Themud[102] Ne i dërguam vëllanë e tyre, Salihun. Ai tha: "O populli im! Adhuroni Allahun, ju nuk keni zot tjetër përveç Tij. Në të vërtetë, juve ju është dhënë një shenjë e qartë nga Zoti juaj: kjo deve e Allahut për ju është një mrekulli. Lëreni të kullosë në tokën e Allahut dhe mos i bëni ndonjë të keqe, se ju pret ndëshkimi i ashpër!

74. Dhe sillni në mend, kur Ai ju bëri zëvendës pas fisit Ad dhe ju dhuroi vendbanime në Tokë; në rrafshinat e saj po ngrini pallate e në kodrina po gdhendni shtëpi. Kujtoni të mirat e Allahut dhe mos bëni çrregullime në tokë!"

75. Por paria arrogante e popullit të tij u tha të shtypurve në radhët atyre që kishin besuar: "A e pranoni që Salihu është i dërguar nga Zoti i tij?" Ata thanë: "Sigurisht që ne besojmë në gjithçka që i është shpallur atij".

76. Ata që ishin kryelartë, thanë: "Ne nuk besojmë në atë që besoni ju".

---

[102] Një tjetër fis i lashtë, pasardhës i fisit Ad.



77. Kështu, ata e therën devenë pa e përfillur urdhrin e Zotit të tyre dhe thanë: “O Salih, sillna atë që na ke premtuar, nëse je vërtet i dërguar!”

78. Për këtë arsye ata i goditi një tërmet i rëndë në mëngjes dhe mbetën të vdekur në shtëpitë e tyre.

79. Ai u largua prej tyre dhe tha: “O populli im! Unë ju solla mesazhin e Zotit tim dhe ju këshillova, por ju nuk i donit ata që këshillojnë”.

80. Kujtoni fjalët e Lutit, i cili i tha popullit të vet: “Përse bëni paturpësi të tilla që askush nuk i ka bërë në botë?”.

81. Ju u qaseni meshkujve me epsh - në vend të femrave. Me të vërtetë, ju jeni popull që e teproni me të këqija!”

82. Përgjigjja e popullit të tij ishte: “Dëbojini ata nga vendbanimi juaj! Ata janë njerëz që duan të mbahen të dëlirë.”

83. Kështu, Ne e shpëtuam atë me gjithë familje, përveç gruas së tij. Ajo ishte nga ata që mbetën pas (dhe u ndëshkuan).

84. Dhe mbi ta lëshuam rrebesh (gurësh), pra, shiko si përfunduan njerëzit e zvetënuar!

85. Popullit të Medjenit Ne i dërguam vëllanë e tyre, Shuajbin, i cili u tha: “O populli im! Adhuroni Allahun! Ju nuk keni zot tjetër përveç Tij. Me të vërtetë, ju ka ardhur provë e qartë nga Zoti juaj, prandaj matni dhe peshoni saktë, mos u hani hakun njerëzve dhe mos bëni ngatërresa në tokë, pasi të jetë vënë rregulli në të. Kjo është më mirë për ju, nëse jeni besimtarë!

86. Mos zini pusi në çdo rrugë, duke frikësuar dhe penguar nga rruga e Allahut ata që besojnë tek Ai dhe duke kërkuar shtrembërimin e saj! Kujtoni atëherë kur ishit të paktë në numër e Ai ju shumoi. Shikoni si përfundojnë ngatërrestarët!

87. Nëse një grup mes jush beson në mesazhin me të cilin jam dërguar, ndërsa grupi tjetër nuk beson, duroni derisa Allahu të gjykojë midis nesh! Ai është gjykatësi më i mirë”!

88. Paria arrogante e popullit të tij tha: “O Shuajb! Kthehuni në fenë tonë ose do t’ju dëbojmë nga qyteti ynë ty me gjithë ndjekësit e tu”. Shuajbi tha: “Edhe pse e urrejmë atë?!

89. Nëse do të ktheheshim në fenë tuaj, pasi Allahu na shpëtoi nga ajo, atëherë do të shpifnim gënjeshtra kundër Allahut. Ne nuk mund të kthehemi në të, përveçse po të dojë Allahu, Zoti ynë. Ai përfshin çdo gjë me dijeninë e Vet dhe tek Ai ne mbështetemi. O Zoti ynë, gjyko drejt midis nesh dhe popullit tonë! Ti je Gjykatësi më i mirë”!

90. Por paria e pafe i tha popullit të tij: “Nëse shkoni pas Shuajbit, atëherë, me siguri, do të jeni të humbur.”

91. E kështu, ata i goditi një tërmet i rëndë dhe u gdhinë të shtrirë përmbys në shtëpitë e tyre.

92. Ata që e quajtën Shuajbin gënjeshtar, sikur nuk kishin banuar kurrë në atë vend; ata që e quajtën Shuajbin gënjeshtar, qenë të humbur.

93. Shuajbi u largua prej tyre dhe tha: “O populli im, unë ju solla shpalljet e Zotit tim e ju këshillova, prandaj pse të hidhërohem për popullin e pafe?!”

94. Sa herë që çonim të dërguar në ndonjë vendbanim, Ne i dënonim banorët e tij me skamje dhe sëmundje, në mënyrë që të përuleshin.

95. Pastaj ua shndërronim fatkeqësinë në lulëzim. Por, kur shtoheshin e begatoheshin, ata thoshin: “Edhe etërit tanë i patën goditur hidhërimet e gëzimet”. Kështu që Ne i dënonim papritmas, pa e marrë vesh ata.

96. Sikur banorët e atyre qyteteve të besonin dhe të ruheshin prej gjynaheve, Ne do t’u dërgonim bekime nga qielli dhe toka, por ata mohuan, prandaj i dënuam për atë që bënë.

97. A janë të sigurt banorët e këtyre qyteteve[103] se nuk do t’iu vijë dënimi Ynë natën, ndërkohë që flenë?!

---

[103] Mekës dhe rrethinave të saj.



98. A janë të sigurt ata se nuk do t'iu vijë dënimi Ynë ditën, ndërkohë që argëtohen?!

99. A janë të sigurt ata nga të papriturat e Allahut? Vetëm ata që janë të humbur nuk u frikësohen të papriturave të Allahut.

100. A nuk e është e qartë për ata që trashëguan tokën e banorëve të mëparshëm të saj, se, nëse Ne dëshirojmë, i dënojmë për gjynahet e tyre dhe ua vulosim zemrat, që të mos dëgjojnë?!

101. Ne të kemi treguar ty disa nga ngjarjet e atyre popujve. Të dërguarit e tyre u erdhën me prova të qarta, por sigurisht që ata nuk do të besonin diçka që edhe më parë e mohonin. Kështu ua vulos Allahu zemrat mohuesve.

102. Ne pamë se shumica e tyre nuk i përmbaheshin besëlidhjes; vërtet, Ne gjetëm se shumica e tyre ishin të pabindur.

103. Pas tyre, Ne dërguam Musain me shenjat Tona, te Faraoni dhe paria e tij, por edhe ata i mohuan ato. Pra, shiko si ishte përfundimi i ngatërrestarëve!



104. Musai tha: "O Faraon! Në të vërtetë, unë jam i dërguari i Zotit të botëve!

105. E kam detyrë që për Allahun të them vetëm të vërtetën dhe tashmë ju kam sjellë provë të qartë nga Zoti juaj; andaj, lëri të vijnë me mua bijtë e Izraelit!"

106. Faraoni tha: "Nëse ke sjellë ndonjë shenjë, tregoje, nëse ajo që thua është e vërtetë".

107. Musai lëshoi shkopin e vet dhe ai u bë gjarpër i madh!

108. Pastaj nxori dorën e tij e ajo iu duk krejt e bardhë të pranishmëve.

109. Paria e popullit të Faraonit tha: "Ky qenka vërtet një magjistar i shkathët,

110. i cili kërkon t'ju nxjerrë nga toka juaj! Atëherë, çfarë na këshilloni?

111. Të tjerët thanë: “Mbani pak mënjanë atë dhe vëllanë e tij dhe dërgoni nëpër qytete lajmëtarë që të tubojnë

112. e të të sjellin ty (Faraon) çdo magjistar të shkathët”.

113. Dhe kur erdhën magjistarët e Faraonit, thanë: “A do të shpërblehemi, nëse fitojmë?”

114. Faraoni tha: “Po, dhe do të jeni nga më të afërmit e mi”.

115. Ata thanë: “O Musa! Ose hidh ti, ose të hedhim ne të parët shkopinjtë tanë!”

116. “Hidhni ju!” – u përgjigj ai. Kur magjistarët hodhën shkopinjtë e tyre, i magjepsën sytë e njerëzve, i frikësuan ata dhe shfaqën një magji të madhe.

117. Atëherë Ne i kumtuam Musait: “Hidhe shkopin tënd!” - dhe ai filloi të gëlltiste gjithçka që trilluan ata.



118. Në këtë mënyrë, doli në shesh e vërteta dhe dështoi ajo që kishin bërë ata.

119. Kështu, Faraoni dhe njerëzit e tij u mundën dhe u kthyen të poshtëruar,

120. kurse magjistarët u përulën në sexhde,

121. duke thënë: “Ne besojmë në Zotin e botëve –

122. Zotin e Musait dhe të Harunit”.

123. Faraoni tha: “Ju guxoni ta besoni Atë pa lejen time?! Në të vërtetë, ky është një komplot që keni përgatitur, me qëllim që të nxirrni nga qyteti banorët e tij! Keni për ta parë!

124. Do t’jua këpus duart dhe këmbët këmbyerazi e pastaj do t’ju kryqëzoj të gjithëve”.

125. Ata thanë: “Ne, me siguri, do të kthehemi tek Zoti ynë!

126. Ti po hakmerresh ndaj nesh vetëm pse besuam shenjat e Zotit tonë, posa na erdhën. O Zoti ynë, na jep durim të madh dhe bëna të vdesim myslimanë!”



127. Paria e popullit të Faraonit tha: "A mos vallë do ta lësh Musain dhe popullin e tij që të bëjnë ngatërresa në tokë dhe që të braktisin ty dhe zotat e tu?" Faraoni u përgjigj: "Meqenëse jemi sundues mbi ata, Ne do t'i vrasim djemtë e tyre dhe do t'i lëmë gjallë gratë e tyre".

128. Musai i tha popullit të vet: "Kërkoni ndihmë nga Allahu dhe duroni, sepse toka është e Allahut. Ai ia jep atë trashëgim cilit të dojë prej robërve të Vet. Fundi i lumtur u takon atyre që i frikësohen Allahut".

129. Ata i thanë: "Ne kemi vuajtur para se të vish ti dhe ende po vuajmë". Musai tha: "Ndoshta Zoti juaj do ta zhdukë armikun tuaj dhe do t'ju bëjë sundimtarë në Tokë, për t'ju parë se si do të veproni".

130. Dhe Ne e goditëm popullin e Faraonit me thatësi, me vite zie, që të zinin mend.

131. Por sa herë që u vinte ndonjë e mirë, ata thonin: "Këtë e kemi merituar!" E kur i godiste ndonjë e keqe, atë merrnin si ogur të zi që vinte prej Musait dhe popullit të tij. Por jo! Allahu ishte Ai që ua ndillte fatin e zi, ndonëse shumica e tyre nuk e dinin!

132. Ata i thoshin (Musait): "Çfarëdo prove që të na sjellësh për të na magjepsur me të, ne nuk do të të besojmë."

133. Prandaj, Ne u dërguam atyre përmbytje, karkaleca, rriqra, bretkosa dhe gjak, si shenja të qarta, por ata madhështoheshin dhe ishin popull keqbërës.

134. E kur i godiste dënimi, ata thoshin: "O Musa, lutju Zotit tënd për ne, meqë ka besëlidhje me ty! Nëse na liron nga kjo vuajtje, patjetër që do të të besojmë ty dhe do t'i lëmë bijtë e Izraelit të ikin me ty".

135. Por, kur i liruam nga vuajtja dhe erdhi afati i caktuar, ata e shkelën menjëherë premtimin.

136. Kështu, Ne u hakmorëm dhe i fundosëm në det, ngaqë ata i mohuan shenjat Tona dhe nuk ua vunë veshin.

137. Ndërsa popullit të përndjekur Ne i dhamë në zotërim viset lindore dhe perëndimore të tokës që kishim bekuar. Kështu u përmbush premtimi i bukur i Zotit tënd ndaj izraelitëve, për shkak të durimit që treguan. Ndërsa ndërtesat dhe kullat e Faraonit dhe të popullit të tij Ne i shkatërruam.

138. Ne i kaluam bijtë e Izraelit përtej detit, ku ndeshën një popull që adhuronin idhujt e vet. Ata i thanë Musait: "Na bëna edhe neve një zot, ashtu si kanë ata zota". Musai tha: "Ju qenkeni vërtet një popull i paditur!

139. Fenë që ndjekin këta idhujtarë, e pret shkatërrimi dhe ajo që bëjnë, është krejt pa vlerë.

140. A mos vallë doni të kërkoj për ju zot tjetër përveç Allahut, që ju ka ngritur mbi të tjerët?!"

141. Kujtoni kur Ne ju shpëtuam nga populli i Faraonit, i cili ju mundonte pa masë: fëmijët meshkuj jua vriste, kurse femrat tuaja jua linin gjallë. Kjo ka qenë sprovë e madhe për ju nga Zoti juaj.



142. Ne i premtuam Musait se do t'i flisnim pas tridhjetë netësh, të cilat ia shtuam edhe me dhjetë të tjera, kështu që takimi me Zotin e tij u bë pas dyzet netësh. Musai i tha vëllait të vet, Harunit: "Më zëvendëso te populli im, mbaj rregull dhe mos ndiq rrugën e ngatërrestarëve!"

143. Kur Musai erdhi në kohën e caktuar dhe Zoti foli me të, ai tha: "O Zoti im, shfaqu që të të shoh" Zoti tha: "Ti nuk mund të më shohësh! Por shiko në atë mal: nëse ai mbetet në vendin e vet, atëherë ti do të më shohësh Mua". E kur Zoti i tij iu shfaq malit, e thërrmoi atë dhe e bëri pluhur, ndërsa Musait i ra të fikët. Kur erdhi në vete, ai tha: "I lavdëruar qofsh Ti o Zot! Kthehem te Ty i penduar. Unë jam i pari i besimtarëve!"

144. Zoti tha: "O Musa! Unë të kam zgjedhur ty mbi të tjerët - me kumtet e Mia dhe të Folurin Tim (pa ndërmjetës, por të drejtpërdrejtë). Merre atë që ta kam dhënë dhe bëhu mirënjohës!"

145. Ne i shkruam në Pllaka udhëzime dhe shpjegime për gjithçka: "Merri këto me bindje dhe urdhëroje popullin tënd që

t'i përvetësojë në mënyrën më të mirë. Unë do t'ju tregoj shtëpinë e të pabindurve.

146. Do t'i largoj prej shenjave të Mia ata që sillen me arrogancë në Tokë, kështu që edhe kur të shohin çfarëdo shenje, nuk do ta besojnë atë. Kur të shohin rrugën e drejtë, ata nuk do ta ndjekin atë dhe, kur të shohin rrugën e gabuar, do ta marrin atë, sepse ata nuk i besuan shpalljet Tona dhe nuk u kushtonin vëmendje atyre.

147. Atyre që mohojnë shpalljet Tona dhe takimin në botën tjetër, do t'u zhvlerësohen veprat. A do të dënohen ndryshe, veçse sipas punëve që kanë bërë?!

148. Populli i Musait, pas largimit të tij, filloi të adhurojë një viç të bërë nga stolisjet e tyre të arta. Ai kishte një zë si të lopës. A nuk e shihnin ata se ai as nuk mund t'u fliste, as t'i udhëzonte në rrugë të drejtë?! Ata e zgjodhën këtë viç për adhurim dhe u bënë keqbërës.

149. Por, kur u penduan dhe e kuptuan se kishin hyrë në rrugë të gabuar, ata thanë: "Nëse Zoti ynë nuk na mëshiron dhe nuk na fal, me të vërtetë, do të jemi të humbur!"

150. Kur Musai u kthye te populli i tij, i zemëruar dhe i pikëlluar, thirri: "Shumë e keqe është ajo që keni bërë pas ikjes sime! A mos vallë donit të shpejtonit ndëshkimin e Zotit tuaj?" Pastaj i hodhi pllakat dhe, duke e kapur vëllanë për koke, e tërhoqi drejt vetes. Haruni i tha: "O djali i nënës sime! Në të vërtetë, këta njerëz më quajtën për të dobët dhe gati më mbytën. Mos më turpëro para armiqve dhe mos më llogarit ndër keqbërësit!"

151. Musai u lut: "O Zot! Më fal mua dhe vëllanë tim dhe na prano në mëshirën Tënde! Ti je më i Mëshirshmi i mëshiruesve".

152. Ata që zgjodhën viçin për zot të tyre, do t'i zërë zemërimi i Zotit të tyre dhe poshtërimi në këtë jetë. Kështu i ndëshkojmë Ne ata që shpifin.

153. Ndërsa ata që kryejnë vepra të këqija e pastaj pendohen dhe bëhen besimtarë, ta dinë se pas kësaj, Zoti yt është vërtet Falës e Mëshirëplotë.

154. Dhe, kur Musait i kaloi zemërimi, i mori Pllakat, në të cilat ishin shënuar udhëzimet për rrugën e drejtë dhe mëshira për ata që i frikësohen Zotit të tyre.

155. Më pas Musai zgjodhi nga populli i tij shtatëdhjetë burra, për takimin Tonë. Kur i goditi tërmeti, ai tha: "O Zoti im! Sikur të doje Ti, do t'i zhdukje ata dhe mua që më përpara. Por, a do të na shkatërroje për atë që bënë disa mendjelehtë mes nesh?! Ajo ishte veç një sprovë e urdhëruar prej Teje, për të shpënë në humbje atë që Ti do dhe për të udhëzuar atë që Ti dëshiron. Ti je Mbrojtësi ynë, andaj falna dhe mëshirona! Ti je më i miri i mëshiruesve!

156. Na cakto të mira në këtë botë dhe në tjetrën, sepse veç tek Ti ne kthehemi." Allahu tha: "Unë godas me dënimin Tim kë të dua, ndërsa mëshira Ime përfshin çdo gjë. Atë do t'ua jap atyre që ruhen nga gjynahet e japin zeqatin, atyre që u besojnë shpalljeve Tona



157. dhe atyre që ndjekin të Dërguarin Tonë, Profetin[104] që nuk di shkrim e lexim, të cilin ata do ta gjejnë të shënuar në shkrimet e tyre, në Teurat dhe Ungjill. Ai do t'i urdhërojë ata të bëjnë vepra të mira dhe do t'i ndalojë nga të këqijat; do t'ua lejojë të mirat e do t'ua ndalojë të këqijat, duke i liruar nga barrët e rënda dhe vështirësitë që kanë pasur. Prandaj, ata që do ta besojnë, përkrahin dhe nderojnë atë, duke ndjekur dritën që është zbritur me të, pikërisht ata janë të fituarit."

158. Thuaj (o Muhamed): "O njerëz, unë jam i Dërguari i Allahut për të gjithë ju, i Atij që i përket sundimi i qiejve dhe i Tokës. Nuk ka zot tjetër të vërtetë veç Atij; Ai jep jetë dhe vdekje, prandaj besoni në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij, Profetin që nuk di shkrim e lexim e që beson në Allahun dhe Fjalët e Tij! Shkoni pas Tij, që të jeni në rrugën e drejtë!"

159. Te populli i Musait ka pasur disa njerëz që udhëhiqnin dhe zbatonin drejtësinë nën dritën e së vërtetës.

---

[104] Muhamedin (a.s.).

160. Ne i ndamë hebrenjtë në dymbëdhjetë fise, secili komb më vete. Kur populli i tij i kërkoi ujë, Ne i kumtuam Musait: "Bjeri me shkopin tënd shkëmbit!" dhe prej tij shpërthyen dymbëdhjetë burime. Çdo fis e dinte burimin e vet. Dhe Ne u bëmë hije me retë dhe u zbritëm manën[105] dhe thëllëza, duke iu thënë: "Hani ushqimet e mira që jua kemi dhënë!" Ata nuk na dëmtuan Neve, por i bënë dëm vetvetes.

161. Kur atyre iu tha: "Vendosuni në këtë vendbanim dhe hani çfarë të doni; kërkoni falje dhe hyni në portat e tij duke u përulur, që t'jua falim gabimet dhe t'ua shtojmë shpërblimin punëmirëve",

162. keqbërësit nga radhët e tyre, i ndërruan fjalët me të tjera që nuk u ishin thënë. Prandaj Ne u dërguam dënim nga qielli, sepse bënë prapësi.

163. Pyeti ata për qytetin që gjendej në bregdet dhe për çfarë i gjeti banorët e tij kur thyen urdhëresën e Sabatit (së shtunës)! Atë ditë u vinin peshqit me shumicë, ndërsa ditëve tjera që nuk i kremtonin, nuk u vinin. Kështu, Ne i vumë në provë, sepse bënin punë të mbrapshta.[106]

164. Kur disa prej tyre thanë[107]: "Përse këshilloni, kur e dini se Allahu do t'na zhdukë ose do të na ndëshkojë ashpër?!" Këshilltarët u përgjigjën: "Për t'u arsyetuar para Zotit tuaj dhe që ju të mund të ruheni nga gjynahet".

165. Por, kur e harruan atë për të cilën ishin paralajmëruar, Ne i shpëtuam ata që këshillonin, kurse i ndëshkuam ashpër keqbërësit, për shkak të mosbindjes së tyre.



---

[105] Shih shënimin në vargun 57 të sures së dytë.

[106] Feja hebraike e ndalon në mënyrë absolute punën në ditën e shtunë, qoftë edhe për të siguruar ushqim. Në qytetin në fjalë, që, sipas disa komentuesve, është qyteti i Eilatit në Gjirin e Akabasë, ndodhte që peshqit i afroheshin bregdetit me shumicë ditën e shtunë, kurse ditëve të tjera qëndronin larg dhe në thellësitë e detit, duke e bërë të vështirë punën e peshkatarëve. Kjo ishte një provë nga Allahu, për të verifikuar bindjen ndaj urdhrave të Tij. Shih vargun 65 të sures së dytë dhe shënimin përkatës.

[107] Pra, shkelësit e Sabatit u thanë atyre që i këshillonin të hiqnin dorë nga shkelja e Sabatit.

166. Kur ata ngulmuan me mendjemadhësi të bënin atë që u ishte ndaluar, Ne u thamë: "Bëhuni majmunë të përbuzur!".

167. Pastaj Zoti yt shpalli se do t'u dërgonte atyre të tjerë që do t'i mundonin, në mënyrën më të keqe, deri në Ditën e Kiametit. Me të vërtetë, Zoti yt dënon shpejt, por Ai është edhe Falës e Mëshirëplotë.

168. Dhe Ne i shpërndamë ata  në Tokë grupe-grupe. Disa prej tyre ishin të mirë e disa jo. Ne i vumë në provë ata me mirësi dhe fatkeqësi, me qëllim që të ktheheshin (në rrugë të drejtë).

169. Pas tyre, erdhi një brezni e cila e trashëgoi Librin (Teuratin), por duke marrë gjërat e pavlefshme të kësaj bote[108] dhe duke thënë: "Do të na falet çdo gjë!" Edhe nëse u binin në dorë gjëra të ngjashme, prapë i merrnin ato. Vallë, a nuk e kishin pranuar besëlidhjen në Libër – që për Allahun të thoshin vetëm të vërtetën?! Pikërisht ata, që e kishin studiuar ç'përmbante ai? Bota tjetër është më e mirë për besimtarët që i frikësohen Allahut; akoma nuk e kuptoni këtë?!



170. Ata që u përmbahen thënieve të Librit dhe që e kryejnë namazin, ta dinë se Ne, pa dyshim, nuk do t'ua humbim shpërblimin punëmirëve.

171. Ne ngritëm sipër tyre malin, që dukej si hije e ata besonin se do të binte mbi ta, dhe u thamë: "Mbajeni fort atë[109] që ju dhamë dhe kujtoni çfarë përmban ajo, që të ruheni nga gjynahet."

172. Kur Zoti yt nxori nga kurrizi i bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe i bëri të dëshmojnë kundër vetes së tyre, u tha: "A nuk jam Unë Zoti juaj?" Ata u përgjigjën: "Po, dëshmojmë se Ti je." Kështu bëri Ai, në mënyrë që ju (o njerëz) të mos thoni në Ditën e Kiametit: "Këtë nuk e kishim ditur."

173. Ose që të mos thoni: "Me të vërtetë, etërit tanë ishin idhujtarë para nesh, kështu që edhe ne jemi pasardhësit e tyre. A mos vallë do të na shkatërrosh për veprat e atyre që ndoqën mashtrimin?"

---

[108] Vargu aludon për ryshfetet që merrnin gjykatësit e Ligjit Judaik.
[109] Tabelat e Teuratit.

174. Kështu, Ne i shpjegojmë hollësisht shpalljet, që ata të kthehen (në rrugën e drejtë).

175. Tregoju atyre (hebrenjve) për njeriun, të cilit Ne i mësuam shpalljet Tona, por u largua prej tyre. Kështu, djalli e pushtoi atë dhe ai u bë nga të humburit.[110]

176. Sikur të donim, do ta ngrinim atë (me shpalljet Tona), por ai u mbërthye pas jetës tokësore dhe u dha pas dëshirave të veta. Shembulli i tij është si shembulli i qenit: nëse e ndjek, ai të nxjerr gjuhën, nëse largohesh, ai përsëri të nxjerr gjuhën. Ky është shembull i njerëzve, që mohojnë shpalljet Tona. Tregojua atyre këto ngjarje, në mënyrë që ata të mendojnë.

177. I shëmtuar është shembulli i njerëzve që i mohojnë shpalljet Tona dhe i bëjnë keq vetvetes.

178. Ai të cilin Allahu e udhëzon, është në rrugë të drejtë, ndërsa ai të cilin Allahu e shpie në humbje, është vërtet i humbur.



179. Ne kemi paracaktuar për Xhehenemin shumë xhinde dhe njerëz, sepse ata kanë zemra, por nuk kuptojnë, kanë sy, por nuk shohin dhe kanë veshë, por nuk dëgjojnë. Ata janë si bagëtitë, madje edhe më zi. Pikërisht këta janë të shkujdesurit.

180. Allahut i përkasin emrat më të bukur, andaj thirreni Atë (lutjuni Atij) me to dhe largohuni nga ata që i shtrembërojnë emrat e Tij. Ata do të ndëshkohen për çfarë kanë vepruar.

181. Ndërmjet atyre që kemi krijuar, ka njerëz që i udhëzojnë të tjerët në rrugën e vërtetë dhe gjykojnë drejt.

182. Ndërsa ata që i mohojnë shpalljet Tona, dalëngadalë Ne do t'i shpiem drejt shkatërrimit, pa e kuptuar

183. e do t'u japim afat. Me të vërtetë, plani Ynë është i fortë.

---

[110] Sipas shumë komentuesve të Kuranit, vargu aludon për një dijetar hebre bashkëkohës të Musait (a.s.), që quhej Bal'am Ibn Bâ'ûra. Zoti i kishte mësuar atij emrin e Vet më të madh, nëpërmjet të cilit atij i plotësohej çdo lutje. Një herë, Musai e dërgoi Bal'amin tek mbreti i Medjenit, për ta ftuar në besimin tek Allahu. Mbreti nuk e pranoi këtë ftesë, por e joshi Bal'amin me pasuri dhe e ktheu në fenë vet. Kështu, ai hoqi dorë nga feja e Musait dhe u bë pagan.

184. A nuk u ka vajtur ndonjëherë në mendje atyre[111] se shoku i tyre[112] nuk ka kurrfarë marrëzie?! Ai është vetëm paralajmërues i hapët.

185. A nuk e shohin ata mbretërinë e qiejve e të Tokës dhe gjithçka që ka krijuar Allahu, duke menduar se mund t'u jetë afruar fundi?! Në çfarë Shpallje tjetër do të besojnë pas kësaj?!

186. Ata që Allahu i shpie në humbje, askush nuk mund t'i udhëzojë në rrugë të drejtë! Ai i lë ata të enden në mosbesimin dhe humbjen e tyre.

187. Ata të pyesin ty (Muhamed) rreth Orës (së Kiametit). Thuaju: "Atë e di vetëm Zoti im. Kohën kur do të ndodhë ajo, do ta tregojë vetëm Ai. Do të jetë e rëndë për qiejt dhe Tokën, do t'u vijë krejtësisht papritmas". Ata të pyesin, a thua se ti di diçka për të. Thuaj: "Këtë e di vetëm Allahu, ndërsa shumica e njerëzve nuk e dinë (pse kjo gjë është e fshehtë)."



188. Thuaj: "Unë nuk mund t'i sjell vetes as dobi, as dëm, përveçse aq sa dëshiron Allahu. Sikur ta dija të padukshmen, do t'i shumoja të mirat dhe nuk do të më prekte asnjë e keqe. Unë jam vetëm paralajmërues dhe sjellës i lajmeve të mira për njerëzit që besojnë".

189. Është Ai që ju krijoi nga një njeri i vetëm (Ademit), prej të cilit krijoi edhe bashkëshorten e tij (Havanë), që të gjente qetësi tek ajo. Kur njeriu bashkohet me gruan e vet, e ngarkon atë me një barrë të lehtë, që ajo e kalon pa e ndier për ca kohë. Dhe, kur ajo rëndohet, ata të dy i luten Allahut, Zotit të tyre: "Nëse na dhuron pasardhës të shëndoshë, do të të jemi vërtet mirënjohës!"

190. Por, pasi Ai u dhuron pasardhës të shëndoshë e të mirë, ata të dy i veshin Allahut ortakë në lidhje me atë që u kishte dhënë. Por Allahu është shumë lart nga ato që ia veshin Atij si ortakë!

191. A mos vallë ata i veshin Atij si ortakë idhuj që nuk mund të krijojnë asgjë, ndërkohë që vetë janë të krijuar?!

---

[111] Jobesimtarëve të Mekës.
[112] Muhamedi (a.s.).

192. Idhuj, që nuk mund t'u japin ndonjë ndihmë atyre e as veten nuk mund ta ndihmojnë?!

193. Edhe nëse i thirrni në rrugën e drejtë, ata nuk do t'ju ndjekin. Prandaj njësoj është - i thirrët apo nuk i thirrët.

194. Në të vërtetë, ata që iu luteni ju, në vend të Allahut, janë robër si ju. Thirrini ata dhe le t'ju përgjigjen, nëse thoni të vërtetën!

195. A kanë ata këmbë për të ecur ose duar për të kapur? A kanë sy për të parë ose veshë për të dëgjuar? Thuaj: "Thirrni zotat tuaj të rreme dhe kurdisni kurthe kundër meje, pa më lënë kohë!

196. Në të vërtetë, Mbrojtësi im është Allahu, i Cili ka zbritur Librin dhe kujdeset për të mirët.

197. Kurse ata që i adhuroni në vend të Tij, nuk mund t'ju ndihmojnë as ju e as veten.

198. Edhe sikur t'i thërrasësh në rrugë të drejtë, ata nuk do të dëgjojnë! Ty të duket sikur të vështrojnë, por ata nuk shohin.

199. Trego mëshirë, urdhëro vepra të mira dhe shmangu nga të padijturit!

200. Nëse djalli përpiqet të të shtyjë drejt së keqes, kërko strehim tek Allahu, se vërtet, Ai dëgjon dhe di gjithçka.

201. Ata që i frikësohen Allahut, kur u vjen ndonjë mendim i lig nga djalli, i kujtojnë (urdhrat e Tij), e atëherë e shohin rrugën e drejtë.

202. Ndërsa vëllezërit e vet (prej njerëzve), ata[113] i shpien edhe më tej në humbje pa pushuar.

203. Kur ti (Muhamed) nuk u lexon atyre[114] ndonjë varg nga Shpallja, ata thonë: "Ah! Sikur ta bëje ti vetë"! Thuaju: "Unë ndjek vetëm atë që më ka shpallur Zoti im. Ky (Kuran) është

---

[113] Djajtë.
[114] Jobesimtarëve të Mekës.

vetëm dëshmi ndriçuese nga Zoti juaj, udhërrëfim dhe mëshirë për njerëzit që besojnë.”

204. Kur të lexohet Kurani, dëgjoni dhe heshtni, në mënyrë që të mëshiroheni.

205. Përmende Zotin tënd me vete, i përulur dhe me frikë - jo me zë të lartë, në mëngjes dhe mbrëmje, dhe mos u bëj nga ata që nuk i kushtojnë vëmendje!

206. Në të vërtetë, ata që janë afër Zotit tënd, nuk refuzojnë ta adhurojnë Atë, por e lavdërojnë dhe përulen në sexhde para Tij.

# 8 SURJA EL-ENFÂL

**Medinase - 75 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Të pyesin ty (o Muhamed) për plaçkën e luftës. Thuaj: "Plaçka e luftës i përket Allahut dhe të Dërguarit". Prandaj, frikësojuni Allahut, rregulloni marrëdhëniet midis jush dhe bindjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, nëse jeni besimtarë të vërtetë".

2. Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, zemrat e të cilëve, kur përmendet Allahu, fërgëllojnë dhe, kur u lexohen shpalljet e Tij, u forcohet besimi dhe vetëm te Zoti i tyre mbështeten,

3. ata që falin namazin dhe japin prej asaj që Ne ua kemi dhënë.

4. Njëmend, ata janë besimtarë të vërtetë. Ata do të kenë shkallë përnderimi te Zoti i tyre, falje dhe furnizim bujar (në Xhenet).

5. Zoti yt të nxori nga shtëpia jote (për të luftuar) për të Vërtetën edhe pse kjo nuk i pëlqeu një grupi prej besimtarëve.[115]



---

[115] Vargu bën fjalë për betejën e Bedrit (2 H / 624). Pasi kishin mërguar në Medinë për shkak të persekutimit që pësuan në Mekë, myslimanët kishin krijuar atje një bashkësi të re besimtarësh. Në vitin e dytë të këtij mërgimi, Profeti Muhamed (a.s.) vendosi të sulmonte një karvan tregtar të Mekës që po kthehej nga Siria, në mënyrë që të kompensonte pasuritë që paria e Mekës ua kishte konfiskuar myslimanëve mekas që kishin mërguar në Medinë. Për këtë arsye, ai përgatiti një ushtri të vogël prej 300 vetësh. Ndërkohë, karvanit i erdhi lajmi për sulmin që e priste, prandaj ndërroi rrugë, ndërsa nga Meka u nis një ushtri prej një mijë vetësh e pajisur mirë ushtarakisht në mbrojtje të karvanit. Atëherë, myslimanët ishin në mëdyshje, a të ndiqnin karvanin apo të prisnin ushtrinë mekase? Në këtë varg, Allahu bën të ditur se Ai e nxori Profetin (a.s.) nga shtëpia e tij, për të luftuar për të Vërtetën, pra, për çështjen e Allahut dhe jo për të sulmuar karvanin edhe pse kjo gjë mund të mos u pëlqente disa besimtarëve. Ata parapëlqenin të luftonin kundër një karvani me pak luftëtarë, se sa të luftonin kundër një ushtrie të pajisur më mirë dhe trefish më të madhe në numër. Megjithatë, me ndihmën e Allahut të Madhëruar, i cili dërgoi në përkrahje të ushtrisë myslimane një ushtri me

6. Ata polemizojnë me ty për të vërtetën (luftën), e cila u ishte bërë e qartë, sikur të ishin duke u çuar drejt vdekjes së sigurt.

7. Allahu ju premtoi fitoren mbi njërin prej dy grupeve, që ai të ishte i juaji. Ju dëshironit që grupi i paarmatosur të ishte i juaji, ndërsa Allahu dëshironte të përmbushte premtimin e Tij dhe t'ua zhdukte rrënjët mohuesve,

8. për ta bërë të Vërtetën (Islamin) ngadhënjyese dhe për ta zhdukur të pavërtetën edhe pse keqbërësit e pafe e urrejnë këtë.

9. Ju kërkuat ndihmë nga Zoti juaj e Ai ju përgjigj: "Unë do t'ju ndihmoj me një mijë engjëj të cilët do të vijnë njëri pas tjetrit".

10. Allahu e bëri këtë fitore si lajm të mirë, që të qetësohen zemrat tuaja me të. Fitorja vjen vetëm nga Allahu. Me të vërtetë, Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë.

11. Ai bëri që ju të koteni në gjumë të lehtë si shenjë sigurie nga ana e Tij dhe lëshoi nga qielli shi, për t'ju pastruar nëpërmjet atij, për të larguar nga ju ndyrësinë e djallit dhe për t'i forcuar zemrat tuaja dhe këmbët.

12. (Kujto o Muhamed) kur Zoti yt i frymëzoi engjëjt: "Unë jam me ju, andaj forcojini ata që besojnë. Unë do të shtie frikë në zemrat e mohuesve, andaj goditini në qafë dhe në të gjithë gishtërinjtë".

13. Ne i dënuam kështu, sepse ata dolën kundër Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Kushdo që del kundër Allahut dhe të Dërguarit të Tij, ta dijë se Allahu është ndëshkues i ashpër.

14. (Ne u thamë atyre:) "Ky është ndëshkimi, provojeni atë. Dënimi i zjarrit i pret mohuesit".

15. O besimtarë, kur të ndeshni ushtritë e jobesimtarëve në betejë, mos ua ktheni shpinën!

16. Cilido që ua kthen shpinën atë ditë, përveç atij që tërhiqet me qëllim që të sulmojë përsëri ose për t'u bashkuar me një grup

---

engjëj, myslimanët korrën një fitore të shkëlqyer ndaj ushtrisë pagane, duke shfaqur shembuj të lartë heroizmi në këtë betejë.

tjetër, do të shkaktojë zemërimin e Allahut dhe do të ketë si strehë Xhehenemin. Eh, sa fund i keq është ky!

17. Sigurisht, nuk ishit ju që i vratë ata, por i vrau Allahu! Kur gjuaje, nuk ishe ti (Muhamed) që gjuaje, por ishte Allahu Ai që gjuante, me qëllim që t'u bënte besimtarëve një dhuratë të bukur. Vërtet, Allahu dëgjon dhe di çdo gjë.

18. Kështu ka ndodhur; dhe dijeni se Allahu i dobëson dredhitë e mohuesve.

19. Nëse ju (jobesimtarë mekas) kërkuat fitore dhe gjykim (prej Allahut), ja tek erdhi fitorja (kundër jush). Por, nëse tërhiqeni (nga mohimi dhe lufta kundër të Dërguarit), kjo do të jetë për ju shumë më e dobishme. Nëse ktheheni (në luftë), edhe Ne do të kthehemi (në ndihmë të besimtarëve). Forcat tuaja nuk do t'ju bëjnë asnjë dobi, sado të jenë të shumta në numër, sepse Allahu është me besimtarët.

20. O besimtarë! Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe mos ia ktheni shpinën, ndërkohë që e dëgjoni (të vërtetën)!

21. Mos u bëni si ata që thonë "Dëgjojmë", por nuk ia vënë veshin.

22. Krijesat më të këqija para Allahut janë ato që janë shurdhe dhe memece (ndaj së vërtetës) e që nuk hanë arsye.

23. Sikur Allahu të dinte ndonjë të mirë tek ata, Ai do t'ua jepte dëgjimin. Por, edhe sikur t'i bënte të dëgjonin, ata do të shmangeshin dhe do të largoheshin nga besimi.

24. O besimtarë! Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit kur ju thërret drejt asaj që ju jep jetë[116]! Dhe ta dini se Allahu ndërhyn midis njeriut dhe zemrës së tij dhe se tek Ai do të mblidheni të gjithë!

25. Ruajuni ngatërresave, të cilat nuk i godasin vetëm ata që bëjnë keq; dhe ta dini se Allahu dënon ashpër!

26. Dhe kujtohuni kur ishit pak në numër, ishit të dobët në tokë e kishit frikë se njerëzit (mosbesimtarët) do t'ju gllabëronin! Ai ju

[116] D.m.th. drejt besimit.

strehoi dhe ju forcoi me ndihmën e Tij e ju dha shumë të mira, që ju ta falënderoni.

27. O besimtarë! Mos e tradhtoni Allahun dhe të Dërguarin e mos i tradhtoni amanetet me vetëdije.

28. Ta dini se pasuria juaj dhe fëmijët tuaj janë vetëm sprovë dhe se vetëm tek Allahu është shpërblimi i madh.

29. O besimtarë! Nëse i frikësoheni Allahut, Ai do t'ju japë aftësinë e të gjykuarit drejt, do t'ju lirojë nga gjynahet tuaja dhe do t'ju falë. Allahu zotëron mirësi të madhe.

30. Kujto kur mohuesit komplotonin kundër teje: për të të burgosur, vrarë ose dëbuar. Ata bënin kurthe, por edhe Allahu ngrinte kurthe (kundër tyre). Allahu është planifikuesi më i mirë.

31. Kur atyre u lexohen shpalljet Tona, ata thonë: "Ne i kemi dëgjuar; po të duam, edhe ne do të thoshim diçka të ngjashme. Këto nuk janë kurrgjë, përveçse përralla të të lashtëve."



32. (Kujtoje, gjithashtu) kur ata thanë: "Zoti ynë, nëse ky (Kuran) është e Vërteta (e zbritur prej Teje), atëherë lësho mbi ne shi gurësh nga qielli ose dërgona një ndëshkim të dhembshëm!"

33. Por Allahu nuk do t'i ndëshkonte ata, përderisa ti ishe në mesin e tyre dhe, Allahu nuk do t'i ndëshkojë ata, përderisa ata i kërkojnë falje Atij.

34. E përse të mos i dënojë Allahu, kur ata e pengojnë vizitën në Shtëpinë e Shenjtë (Qabe) edhe pse ata nuk janë kujdestarë të saj?! Kujdestarë të saj janë vetëm ata që i frikësohen Allahut, por shumica e tyre nuk e dinë.

35. Lutja e tyre në Shtëpinë e Shenjtë ishte vetëm me fërshëllima dhe rrahje duarsh. Prandaj (atyre do t'u thuhet:) "Provojeni ndëshkimin, pasi kurrë nuk besuat"!

36. Në të vërtetë, jobesimtarët e shpenzojnë pasurinë e tyre për t'i penguar njerëzit nga rruga e Allahut. Ata do ta shpenzojnë atë, por në fund ajo do jetë vetëm dëshpërim për ta, sepse do të jenë të mundur. Ata që nuk besojnë, në Xhehenem do të tubohen,



37. që Allahu të veçojë të keqin nga i miri; të këqijtë t'i palosë njërin mbi tjetrin, e të gjithë t'i hedhë në Xhehenem. Këta, me të vërtetë, janë të humbur.

38. Thuaju atyre që nuk besojnë: nëse largohen (nga mosbesimi), do t'u falet e kaluara e, nëse kthehen (në mosbesim), atëherë dënimi i popujve të mëparshëm është paralajmërim për ta.

39. Luftoni kundër tyre, derisa të zhduket idhujtaria dhe derisa të mbetet vetëm feja e Allahut. Nëse ata heqin dorë (prej mohimit), Allahu i sheh punët e tyre.

40. Por, nëse ata kthejnë shpinën, dijeni se Allahu është mbrojtësi juaj. Ai është mbrojtës dhe mbështetës i mrekullueshëm!

41. Ta dini se çfarëdo që të fitoni si plaçkë lufte, një e pesta i takon Allahut, të Dërguarit dhe farefisit të tij, jetimëve, të varfërve dhe udhëtarit (që ka ngelur në rrugë), nëse besoni në Allahun dhe në atë që ia kemi shpallur robit Tonë në ditën e fitores (luftën e Bedrit), atë ditë kur u ndeshën dy ushtritë. Vërtet, Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë.



42. Kur ju ishit në bregun e afërt të luginës, ata ndodheshin në bregun e largët, ndërsa karvani poshtë jush. Edhe sikur t'i kishit lënë takim njëri-tjetrit, nuk do të ishit pajtuar për kohën e ndeshjes. Por Allahu e përmbushi atë ngjarje që ishte e caktuar, me qëllim që kush duhej të vdiste, të vdiste me prova të qarta dhe, kush duhej të mbetej gjallë, të jetonte me prova të qarta. Vërtet, Allahu i dëgjon të gjitha dhe di çdo gjë.

43. (Kujto) kur Allahu të tregoi në ëndërr se ata janë pak. Sikur të të tregonte se ishin shumë, ju do të humbisnit guximin dhe do të grindeshit për atë çështje, por Allahu ju shpëtoi. Ai e di se çfarë keni në zemrat tuaja.

44. Kur u përballët (me armikun), Ai ua shfaqi ata në sytë tuaj sikur ishin pak, ndërsa juve ju bëri të dukeshit pak në sytë e atyre, për të përmbushur atë që ishte caktuar. Tek Allahu kthehen të gjitha çështjet.

45. O besimtarë, kur të ndesheni me ndonjë forcë armike, qëndroni të patundur dhe përmendni shumë Allahun që të fitoni.

46. Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe mos u grindni ndërmjet jush, sepse do të humbni guximin e do t'ju lërë fuqia. Bëhuni të durueshëm, se Allahu, me të vërtetë, është me të durueshmit.

47. Mos u bëni si ata (jobesimtarët e Mekës) që dolën nga shtëpitë e tyre me mendjemadhësi e për sy e faqe të botës, duke dashur t'i pengojnë njerëzit nga rruga e Allahut. Allahu e di mirë çfarë punojnë ata.

48. Djalli ua zbukuroi atyre veprat e këqija dhe u tha: "Askush në botë nuk do t'ju mundë sot dhe unë jam mbrojtësi juaj". Mirëpo, kur u ndeshën dy ushtritë (me engjëjt përkrah besimtarëve), ai u kthye nga thembrat e tij dhe u tha (jobesimtarëve): "Unë nuk kam të bëj me ju; unë shoh atë që ju nuk e shihni dhe i frikësohem Allahut, sepse Allahu ndëshkon ashpër".



49. Hipokritët dhe ata që kishin sëmundje (dyshim) në zemrat e veta, thoshin: "Këta i ka mashtruar feja e tyre!" Por ai që mbështetet tek Allahu, me të vërtetë, do ta gjejë Atë të Plotfuqishëm dhe të Urtë.

50. Eh, sikur të shihje sesi engjëjt ua marrin shpirtrat mohuesve! I godasin ata në fytyrë dhe shpinë (duke u thënë): "Shijoni dënimin e zjarrit!

51. Kjo është për shkak të asaj që keni bërë me duart tuaja, sepse Allahu nuk është i padrejtë me robërit e Vet!"

52. Kështu u ndodhi edhe ithtarëve të Faraonit dhe atyre që kanë qenë para tyre. Ata i mohuan shpalljet e Allahut dhe Ai i dënoi për shkak të gjynaheve të tyre. Me të vërtetë, Allahu është i Fuqishëm dhe ndëshkon ashpër.

53. Kjo ndodh se Allahu nuk ia ndryshon kurrë një mirësi që ia ka dhënë një populli, derisa ata të ndryshojnë atë që kanë në veten e tyre. Vërtet, Allahu dëgjon dhe di gjithçka.

54. (Sjelljet e jobesimtarëve të Mekës) ngjajnë me sjelljet e ithtarëve të Faraonit dhe të të tjerëve që jetuan para tyre. Ata i përgënjeshtruan shpalljet e Zotit të tyre dhe kështu Ne i shkatërruam për shkak të



gjynaheve të tyre, ndërsa ithtarët e Faraonit i fundosëm. Të gjithë ata ishin keqbërës.

55. Krijesat më të këqija tek Allahu janë ata që mohojnë dhe që nuk do të besojnë;

56. janë ata me të cilët ke bërë marrëveshje, por që çdo herë e shkelin atë dhe nuk i frikësohen Allahut.

57. Nëse ti i ndesh ata në luftë, shpartalloji, që të vënë mend ata që vijnë pas tyre.

58. Nëse ke frikë se ndonjë fis e thyen besën, edhe ti prishja marrëveshjen me të njëjtën mënyrë, sepse Allahu nuk i do ata që tradhtojnë.

59. Le të mos mendojnë kurrsesi ata që nuk besojnë se do të fitojnë, sepse nuk mund të Na pengojnë.

60. Përgatisni kundër tyre kuaj dhe forcë për luftë sa të mundni, që të tmerroni armikun e Allahut dhe armikun tuaj, si dhe të tjerë, përveç tyre, të cilët ju nuk i njihni, por që Allahu i njeh. Çfarëdo që të shpenzoni në rrugën e Allahut, do t'ju shpërblehet dhe nuk do t'ju bëhet padrejtësi.



61. Nëse ata shfaqin prirje për paqe, atëherë edhe ti ano nga ajo dhe mbështetu tek Allahu, sepse, vërtet, Ai dëgjon dhe di gjithçka.

62. Por, nëse ata synojnë të të mashtrojnë, të mjafton Allahu (si mbrojtës). Ai të ka forcuar me ndihmën e Tij dhe me besimtarët,

63. duke i bashkuar zemrat e tyre (si një zemër e vetme). Sikur të shpenzoje tërë pasurinë që gjendet në Tokë, nuk do të mund t'i bashkoje zemrat e tyre, por Allahu i bashkoi ato. Ai është vërtet i Plotfuqishëm dhe i Urtë.

64. O Profet! Allahu të mjafton ty dhe besimtarëve që të pasojnë.

65. O Profet! Jepu zemër e nxiti besimtarët për luftë! Nëse mes jush gjenden njëzet të qëndrueshëm, ata do të mundin dyqind (mohues) e, nëse nga ju janë njëqind të qëndrueshëm, ata do të mundin një mijë mohues, sepse ata janë njerëz që nuk kuptojnë.

66. Tani, Allahu ju ka lehtësuar ju, ngaqë Ai e di se keni dobësi. Kështu, nëse ka prej jush njëqind të qëndrueshëm, ata do të

mundin dyqind (mohues) dhe, nëse nga ju janë një mijë (të qëndrueshëm), me vullnetin e Allahut, ata do të mundin dy mijë (mohues). Allahu është me të qëndrueshmit.

67. Asnjë profet s'ka të drejtë të ketë rob për vete, derisa të arrijë fitore të plotë në Tokë. Ju[117] dëshironi të mirat kalimtare të kësaj bote, kurse Allahu dëshiron botën tjetër. Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë.

68. Sikur të mos ishin urdhërimet e mëparshme të Allahut (për lejimin e plaçkës së luftës), do t'ju godiste një dënim i madh për atë që keni marrë.

69. Gëzojeni plaçkën e luftës që keni fituar si gjë të lejueshme dhe të mirë dhe frikësojuni Allahut! Vërtet, Allahu është Falës e Mëshirëplotë.

70. O Profet! Thuaju robërve që gjenden në duart tuaja: "Nëse Allahu gjen mirësi në zemrat tuaja, do t'ju japë diçka edhe më të mirë nga ajo që ju është marrë dhe do t'ju falë". Se Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.



71. E, nëse ata duan të të tradhtojnë, dije se më parë kanë tradhtuar Allahun dhe prandaj Ai ta mundësoi ty fitoren ndaj tyre. Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

72. Vërtet, ata që besuan dhe mërguan (për hir të besimit), e më pas luftuan me pasurinë dhe jetën e tyre në rrugën e Allahut dhe ata që u dhanë strehim e i ndihmuan, janë miq e mbrojtës për njëri-tjetrin. Por, ata që besojnë e që nuk kanë mërguar, nuk të kërkohet t'i mbrosh, derisa të mërgojnë. E, nëse ju luten që t'i ndihmoni për çështjen e fesë, atëherë jeni të detyruar t'u dilni në ndihmë, përveçse (kur ju duhet të luftoni) kundër një populli me të cilin keni marrëveshje. Allahu e sheh mirë atë që veproni.

73. Kurse jobesimtarët janë miq e mbrojtës të njëri-tjetrit. Nëse nuk veproni ashtu siç jeni urdhëruar[118], do të bëhet ngatërresë dhe shkatërrim i madh në Tokë.

---

[117] Pasuesit e Muhamedit (a.s.).

[118] Pra, të mbroni njëri-tjetrin kundër jobesimtarëve.

74. Ata që besojnë, mërgojnë e luftojnë për çështjen e Allahut dhe ata që u japin strehim atyre e i ndihmojnë, pa dyshim, janë besimtarë të vërtetë; për ta ka falje dhe shpërblim bujar.

75. Edhe ata që u bënë besimtarë më vonë, që mërguan dhe luftuan bashkë me ju, janë vëllezërit tuaj; ndonëse, sipas Librit të Allahut, besimtarët që kanë lidhje farefisnore, janë më të afërt për njëri-tjetrin (në ndarjen e trashëgimisë). Me të vërtetë, Allahu është i Dijshëm për çdo gjë.

# 9 SURJA ET-TEUBE

**Medinase - 129 vargje**

1. Lirim (i deklaruar) nga ana e Allahut dhe të Dërguarit të Tij prej çdo detyrimi ndaj idhujtarëve me të cilët kishit bërë marrëveshje.

2. “Udhëtoni nëpër botë ju (idhujtarë) edhe katër muaj (të sigurt), por ta dini se nuk do të mund t’i shpëtoni Allahut dhe se Allahu do t’i poshtërojë mohuesit”;

3. Ja shpallja e Allahut dhe e të Dërguarit të Tij drejtuar njerëzve në ditën e haxhit të madh: “Allahu dhe i Dërguari i Tij shkëpusin çdo detyrim ndaj idhujtarëve”. Nëse ju (idhujtarë) pendoheni, është më mirë për ju; por, nëse largoheni (nga pendimi), ta dini se nuk do të mund t’i shpëtoni Allahut! Njoftoji mohuesit për dënimin e dhembshëm (që i pret).

4. Përjashtim bëjnë ata idhujtarë, me të cilët keni lidhur marrëveshje e që nuk ju kanë shkelur asgjë prej saj dhe që nuk kanë ndihmuar askënd kundër jush. Respektojeni marrëveshjen me ta deri në fund. Me të vërtetë, Allahu i do ata që (i) frikësohen (Atij).

5. Kur të kalojnë muajt e shenjtë (në të cilët ndalohet lufta), atëherë i vritni idhujtarët kudo që t’i ndeshni, i zini robër, i rrethoni dhe u bëni pusi kudo! Por, nëse pendohen, falin namazin dhe japin zeqatin, atëherë i lini të qetë! Vërtet, Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.

6. Nëse ndonjë nga idhujtarët kërkon mbrojtje nga ti (Muhamed), mbroje, në mënyrë që të dëgjojë fjalën e Allahut, e pastaj përcille

në vendin e tij të sigurt. Kështu duhet, sepse ata janë njerëz që nuk dinë.

7. Si mund të kenë idhujtarët besëlidhje me Allahun dhe të Dërguarin e Tij, me përjashtim të atyre me të cilët keni lidhur ju marrëveshje te Xhamia e Shenjtë?! Sa kohë që ata t'i përmbahen marrëveshjes - përmbajuni edhe ju, sepse Allahu i do ata që (i) frikësohen (Atij).

8. Si (mund t'u besoni) kur, nëse ju mundin, ata nuk e respektojnë as farefisninë, as marrëveshjen? Ata ju kënaqin me fjalë, ndërsa zemrat e tyre ju kundërshtojnë; shumica e tyre janë të ligj.

9. Ata i shesin fjalët e Allahut për një vlerë të vogël dhe i pengojnë njerëzit nga Rruga e Tij. Vërtet të shëmtuara janë veprat e tyre!

10. Ndaj besimtarëve, ata nuk respektojnë as farefisni, as besëlidhje; këta janë tejkaluesit e kufirit (në të këqija).

11. Megjithatë, nëse ata pendohen, falin namazin dhe japin zeqatin, atëherë janë vëllezërit tuaj në fe. Kështu ua shpjegojmë shpalljet njerëzve që dinë.

12. Por, nëse ata e prishin betimin pas lidhjes së marrëveshjes dhe sulmojnë fenë tuaj, atëherë luftoni kundër krerëve të mosbesimit - sepse ata nuk kanë besë - që të mund të frenohen (nga të këqijat).

13. Vallë, a nuk do të luftoni kundër atyre që e kanë shkelur besëlidhjen, janë përpjekur ta dëbojnë të Dërguarin dhe kanë filluar të parët t'ju sulmojnë?! Vallë, nga ata keni frikë? Allahu e meriton më shumë se ata që t'i frikësoheni, nëse jeni besimtarë!

14. Luftoni kundër tyre, që Allahu t'i dënojë ata me duart tuaja, t'i poshtërojë, t'ju ndihmojë juve kundër tyre, t'i shërojë shpirtrat e besimtarëve

15. dhe ta largojë hidhërimin nga zemrat e tyre! Allahu ia pranon pendimin kujt të dojë. Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

16. Vërtet mendoni se do të liheni të qetë para se Allahu t'i ketë njohur ata midis jush që kanë luftuar dhe që nuk kanë kërkuar

aleatë të tjerë, përveç Allahut, të Dërguarit të Tij dhe besimtarëve?! Allahu e di mirë se çfarë bëni.

17. Nuk u takon idhujtarëve të përkujdesen për faltoret e Allahut, përderisa edhe ata vetë dëshmojnë se janë mosbesimtarë. Të kota do të jenë vepra e tyre dhe në zjarrin e Xhehenemit do të qëndrojnë përgjithmonë.

18. Faltoret e Allahut i vizitojnë dhe i mirëmbajnë vetëm ata që besojnë Allahun dhe Ditën e Fundit, që falin namazin dhe japin zeqatin e që nuk i frikësohen askujt, përveç Allahut. Sigurisht që këta janë në rrugë të drejtë.

19. Vërtet mendoni se ai që u jep ujë haxhilerëve dhe mirëmban Xhaminë e Shenjtë është njësoj me atë që beson në Allahun dhe Ditën e Fundit dhe që lufton në rrugën e Allahut?! Këta nuk janë të njëjtë para Allahut. Ai nuk i udhëzon në rrugë të drejtë njerëzit keqbërës.



20. Ata që besojnë, mërgojnë dhe luftojnë në rrugën e Allahut me pasurinë e tyre dhe jetën e tyre, janë në shkallë më të lartë tek Allahu. Pikërisht këta janë të fituarit.

21. Zoti i tyre u jep lajmin e mirë për mëshirën dhe miratimin e Tij, si dhe për kopshtet ku do të ketë kënaqësi të përhershme për ta

22. dhe ku do të qëndrojnë përgjithmonë. Me të vërtetë, vetëm tek Allahu është shpërblimi i madh.

23. O besimtarë! Mos i pranoni për mbrojtës baballarët dhe vëllezërit tuaj, nëse ata e duan mosbesimin më shumë sesa besimin. Kushdo prej jush që i merr ata për mbrojtës, është keqbërës.

24. Thuaj: “Nëse etërit tuaj, bijtë tuaj, vëllezërit tuaj, gratë tuaja, farefisi juaj, pasuria juaj që e keni fituar, tregtia për të cilën keni frikë se nuk do të shkojë mirë dhe shtëpitë ku e ndieni veten rehat, janë më të dashura për ju sesa Allahu, i Dërguari i Tij dhe lufta në rrugën e Tij, atëherë pritni deri sa Allahu të sjellë vendimin

(dënimin) e Tij. Allahu nuk e udhëzon në rrugën e drejtë popullin e pabindur.”

25. Në të vërtetë, Allahu ju ka ndihmuar në shumë beteja, si dhe në ditën e (luftës së) Huneinit, kur juve ju mahniti numri juaj i madh. Por ai numër nuk ju solli dobi aspak, sepse toka ju duk juve e ngushtë, edhe pse është e gjerë dhe kthyet shpinën duke ia mbathur.

26. Pastaj, Allahu zbriti qetësinë[119] e Tij mbi të Dërguarin e Vet dhe mbi besimtarët, si dhe zbriti luftëtarë (engjëj), të cilët ju nuk i patë dot e i dënoi jobesimtarët. Kështu u “shpërblyen” mohuesit.

27. Pas kësaj, Allahu e pranon pendimin për kë të dojë. Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.

28. O besimtarë! Në të vërtetë, idhujtarët janë të papastër (për shkak të besimit të kotë), prandaj të mos i afrohen më Xhamisë së Shenjtë pas këtij viti. Dhe mos kini frikë nga varfëria, sepse, po deshi, Allahu ju bën të pasur me dhuntitë e veta.[120] Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.



29. Luftojini ata që nuk besojnë në Allahun e as në Ditën e Kiametit, që nuk e marrin për të ndaluar atë që e ka ndaluar Allahu dhe i Dërguari i Tij, dhe ata, midis atyre që u është dhënë Libri, që nuk e pranojnë fenë e vërtetë, derisa të japin xhizjen (taksën)[121] me dorën e tyre, duke qenë të përulur.

---

[119] Shih shënimin në vargun 248 të sures 2.

[120] Frika se vendimi për të mos i lejuar më jomyslimanët të hyjnë në Mekë mund të shkaktonte rënie të tregtisë, i shqetësonte jo pak mekasit. Prandaj, Allahu i Lartmadhëruar i siguron besimtarët se do t’i pasurojë me begatitë e Veta.

[121] “Xhizje” quhet taksa vjetore, nëpërmjet së cilës hebrenjtë dhe të krishterët shprehin njohjen e tyre për shtetin islam. Pagimi i kësaj takse u jepte atyre statusin e “dhimmi-t” - të mbrojturit, përmes të cilit fitonin të drejtën të jetonin në paqe dhe siguri në shtetin islam dhe të ushtronin pa pengesë fenë e tyre. Sigurisht që kjo taksë nuk ishte diskriminuese, sepse hebrenjtë dhe të krishterët ishin të përjashtuar nga dhënia e zekatit, që, për shkak të veçorive të tij, ishte detyrim vetëm për besimtarët. Në kohën e Profetit Muhamed (a.s.), sasia e xhizjes ishte dhjetë derhemë (rreth 30 gr argjend) për çdo mashkull të rritur, që në kohën tonë është e barasvlefshme me shpenzimet ushqimore të dhjetë ditëve. Gjithsesi, gratë, fëmijët, skllevërit dhe të varfrit ishin të përjashtuar nga kjo taksë.

30. Hebrenjtë thonë: “Uzejri është i biri i Allahut”, të krishterët thonë: “Mesihu është i biri i Allahut”. Këto janë fjalët e tyre, nga goja e tyre, i imitojnë fjalët e jobesimtarëve të mëparshëm. I vraftë Allahu! Si po shmangen (nga e vërteta)!

31. Në vend të Allahut, ata kanë zgjedhur për zot rabinët dhe murgjit e tyre, si dhe Mesinë, të birin e Merjemes, ndërkohë që janë urdhëruar të adhurojnë vetëm një Zot, përveç të Cilit nuk ka tjetër që meriton të adhurohet. I lartësuar qoftë Ai mbi gjithçka që ia shoqërojnë (në adhurim).

32. Ata dëshirojnë ta fikin dritën (fenë) e Allahut me gojën e tyre, por Allahu ka vendosur vetëm që ta përsosë dritën e Vet, edhe sikur mohuesit ta urrejnë këtë gjë.

33. (Allahu) Është Ai që e ka dërguar të Dërguarin e Tij me udhërrëfimin (Kuranin) dhe fenë e së vërtetës, për ta lartësuar atë mbi të gjitha fetë[122], edhe sikur idhujtarët ta urrejnë këtë gjë.



34. O besimtarë! Në të vërtetë, shumë priftërinj dhe murgj përlajnë pasurinë e njerëzve pa të drejtë dhe i largojnë ata nga rruga e Allahut. Ata që grumbullojnë ar dhe argjend dhe nuk e shpenzojnë për hir të Allahut, paralajmëroji me dënim të dhembshëm.

35. Do të vijë dita, kur (thesaret e mbledhura) do të digjen në zjarrin e Xhehenemit dhe me to do të damkoset balli, anët dhe shpina e tyre e do t'u thuhet: “Kjo është ajo që keni grumbulluar për veten; pra, shijoni atë që grumbulluat!”

36. Vërtet, numri i muajve tek Allahu është dymbëdhjetë, sipas Librit të Allahut, që prej ditës kur krijoi qiejt dhe Tokën. Katër prej tyre janë të shenjtë, sipas besimit të drejtë. Prandaj, mos i bëni vetes dëm, duke i shkelur këta muaj! Megjithatë, luftoni të gjithë kundër idhujtarëve, ashtu si luftojnë ata të gjithë kundër jush. Ta dini se Allahu është me ata që ruhen nga gjynahet.

---

[122] D. m. th. për ta lartësuar me anë të suksesit të qëndrueshëm dhe argumentit të qartë. Vini re se feja islame është e tillë që i lë pas të gjitha fetë e tjera dhe se nuk ka një lidhje të domosdoshme ndërmjet epërsisë fetare të Islamit dhe supremacisë politike të shteteve myslimane.

37. Vërtet, muaji shtesë është vetëm shtesë në mosbesim. Për shkak të tij jobesimtarët shkojnë në humbje: një vit e quajnë të lejueshëm e vitin tjetër, të ndaluar, për të plotësuar numrin e muajve që i ka ndaluar Allahu.[123] Kështu, ata lejojnë atë që ka ndaluar Allahu. Atyre u duken të bukura veprat e tyre të shëmtuara. Allahu nuk i udhëzon në rrugë të drejtë njerëzit mosbesimtarë.

38. O besimtarë! Çfarë keni që ngurroni e mbërtheheni fort për toke kur ju thuhet: "Dilni në luftë, në rrugën e Allahut?! A jeni të kënaqur me jetën e kësaj bote, në vend të së amshueshmes?! Kënaqësia e kësaj bote, në krahasim me atë të botës tjetër, është shumë e vogël.

39. Nëse nuk shkoni në luftë, Ai do t'ju ndëshkojë me dënim të dhembshëm dhe do t'ju zëvendësojë me një popull tjetër; Atij ju nuk do të mund t'i bëni dëm aspak, se Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë.



40. Nëse ju nuk e ndihmoni atë (Muhamedin a.s.), Allahu tashmë e ka ndihmuar ditën kur atë e dëbuan mohuesit vetë të dytin, kur ishin në shpellë e ai i thoshte shokut të vet (Ebu Bekrit): "Mos u mërzit, se Allahu është vërtet me ne!" Atëherë, Allahu zbriti qetësinë e Vet mbi të, e ndihmoi me një ushtri të padukshme

---

[123] Ky varg është themelor për sa i përket përkufizimit islam të ndarjes së kohës. Kalendari hënor përmban 354 ditë, 11 më pak se ai diellor (12 kur viti është i brishtë). Për këtë arsye, astronomët e periudhës paraislame shtonin një muaj në çdo tre vjet, duke rivënë harmoninë midis kalendarit hënor dhe atij diellor. Përveç arsyeve astronomike, ky muaj shtesë shërbente për t'u ndërfutur edhe midis muajve të shenjtë – gjatë të cilëve nuk lejohej lufta – me qëllim që plaçkitësit të kishin pretekst për të sulmuar karvanet e haxhilerëve, duke pretenduar se ishin në kohën që lejohej lufta. Një aspekt tjetër i kësaj reforme të kalendarit, është muaji i agjërimit, ramazani, i cili çdo vit fillon 11-12 ditë më herët se vitin paraardhës, duke bërë që në 33 vjet, ai të bëjë një xhiro të plotë të kalendarit diellor. Me vendosjen e këtij ligji që ka vlerë të përgjithshme, Allahu i Madhëruar, me dijen e Tij, ka zhdukur çdo mundësi pabarazie në trajtim midis myslimanëve që jetojnë në pjesë të ndryshme të botës. Nëse muaji i agjërimit do të ecte sipas kalendarit diellor, disa besimtarë do të agjëronin gjithnjë në periudha të nxehta me ditë të gjata, kurse disa të tjerë do të agjëronin në ditë të freskëta e të shkurtra, pra, me më pak angazhim dhe meritë.

(engjëjsh) dhe bëri që fjala e mosbesimtarëve të jetë më e poshtëruara, kurse Fjala e Allahut të jetë më e lartësuara. Vërtet, Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë.

41. Dilni në luftë, qofshi të shëndoshë ose të sëmurë dhe luftoni me pasurinë e jetën tuaj në rrugën e Allahut! Kjo është më mirë për ju, veç sikur ta dinit!

42. Sikur fitorja të ishte e afërt dhe udhëtimi i shkurtër, ata do të të pasonin ty. Por iu duk rrugë e largët. Dhe ata do të betohen në Allahun: “Sikur të kishim mundur, me siguri do të dilnim bashkë me ju;” dhe kështu ata e shkatërrojnë vetveten; Allahu e di se ata janë gënjeshtarë.

43. Allahu të fal ty që u lejove atyre të mungojnë, para se ta kuptoje se kush të flet të vërtetën dhe derisa t’i njihje gënjeshtarët.

44. Nuk do të të kërkojnë leje për të mos luftuar me pasurinë dhe jetën e tyre, ata që besojnë në Allahun dhe Ditën e Kiametit. E Allahu i di mirë ata që ruhen nga gjynahet.



45. Ty do të kërkojnë leje vetëm ata që nuk besojnë në Allahun dhe Ditën e Kiametit dhe që zemrat e tyre dyshojnë. Ata luhaten në dyshimin e vet.

46. Sikur ata të kishin dashur të dilnin me ty, do të ishin përgatitur; por Allahu nuk e pëlqeu vajtjen e tyre, prandaj i pengoi dhe atyre iu tha: “Rrini me ata (të paaftë për luftë) që do të ulen (në shtëpi)!”

47. Sikur të kishin dalë me ju, ata do t’ju shtonin juve vetëm të keqe, do të shtinin ngatërresa midis jush dhe do të ngjallnin përçarje, sepse edhe ndër ju ka nga ata që ua vënë veshin. Por Allahu i njeh mirë keqbërësit.

48. Ata edhe më parë përpiqeshin të të nxirrnin ngatërresa dhe t’i pështjellonin punët e tua, deri sa erdhi e Vërteta (fitorja) dhe u tregua e qartë feja e Allahut, gjë që ata e urrenin.

49. Disa prej atyre (hipokritëve) thonë: “Më lejo (të mungoj në luftë) dhe mos më vër në sprovë!” Ja, ata ranë pikërisht në sprovë. Me të vërtetë, Xhehenemi i përfshin mohuesit.

50. Nëse ty të vjen ndonjë e mirë, ata hidhërohen; nëse të godet ndonjë e keqe, ata thonë: "Sa mirë që i morëm masat që më parë" dhe largohen të gëzuar.

51. Thuaj: "Do të na godasë vetëm ajo që na ka caktuar Allahu; Ai është Mbrojtësi ynë dhe vetëm tek Allahu le të mbështeten besimtarët!"

52. Thuaj: "Çfarë prisni për ne, përveçse njërës prej dy të mirave (fitores ose martirizimit)? Ndërsa ne po presim që Allahu t'ju godasë me dënim nga ana e Tij ose me duart tona. Pra, pritni se edhe ne me ju do të presim".

53. Thuaj: "Shpenzoni me hir a me pahir, nga ju nuk do të pranohet kurrsesi, sepse ju jeni vërtet një popull i mbrapshtë."

54. Ndihmesat e tyre nuk do të pranohen, ngase ata janë njerëz që nuk besojnë në Allahun dhe të Dërguarin e Tij, namazit i afrohen vetëm në mënyrë të ngathët dhe nuk shpenzojnë (nga pasuria), veçse në mënyrë përbuzëse.

55. Mos u josh (o Muhamed) nga pasuria dhe fëmijët e tyre, sepse nëpërmjet tyre Allahu kërkon t'i ndëshkojë ata në këtë jetë, kështu që t'u dalë shpirti duke qenë jobesimtarë.

56. Ata betohen për Allahun se janë në fenë tuaj, ndërkohë që nuk janë prej jush, por janë njerëz frikacakë (për të treguar si janë në të vërtetë).

57. Sikur ata të gjenin ndonjë strehim, shpellë apo vend mbrojtjeje, do të niseshin atje me nxitim.

58. Ka edhe të tillë që të qortojnë për shkak të ndarjes së lëmoshës. Nëse atyre u jepet ndonjë pjesë, ata kënaqen, por, nëse nuk u jepet, përnjëherë zemërohen.

59. Sikur ata të kënaqeshin me atë që u ka dhënë Allahu dhe i Dërguari i Tij, do të thoshin: "Na mjafton Allahu! Allahu do të na japë nga mirësitë e Veta; edhe i Dërguari i Tij. Ne vetëm tek Allahu i varim shpresat".

60. Lëmosha e zeqatit është vetëm për të varfrit, për nevojtarët, për ata që janë ngarkuar me mbledhjen dhe administrimin e tij, për lirimin e skllevërve, për të rënduarit nga borxhet, për (luftëtarët në) rrugën e Allahut dhe për udhëtarët e mbetur rrugëve. Këto janë detyrat e vëna prej Allahut. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

61. Ka të atillë që e shqetësojnë të Dërguarin dhe thonë: "Ai dëgjon çdo gjë që i thuhet". Thuaj (o Muhamed): "Ai dëgjon atë që është e mirë për ju, beson në Allahun dhe u beson besimtarëve. Ai është mëshirë për ata midis jush që besojnë. Kurse ata që e lëndojnë të Dërguarin e Allahut, i pret një ndëshkim i dhembshëm."

62. Ata ju betohen për Allahun për t'ju kënaqur, por është më e drejtë të kënaqin Allahun dhe të Dërguarin e Tij, nëse janë besimtarë.



63. Vallë, a nuk e dinë ata, se për atë që e kundërshton Allahun dhe të Dërguarit e Tij, është përgatitur zjarri i Xhehenemit, në të cilin do të qëndrojë përherë? Ky është poshtërimi më i madh!

64. Hipokritët druajnë se do të shpallet ndonjë sure e cila do t'i lajmërojë se ç'ka në zemrat e tyre. Thuaj: "Talluni po deshët! Allahu sigurisht që do ta nxjerrë në pah atë së cilës ju i druheni".

65. Nëse i pyet, ata do të të përgjigjen: "Ne vetëm po bënim shaka dhe po luanim". Thuaj: "A mos vallë me Allahun, shpalljet dhe të Dërguarin e Tij po talleni?"

66. Mos u shfajësoni! Ju e mohuat fenë, pasi patët besuar. Nëse Ne i falim disa prej jush (për shkak se u penduan), do t'i ndëshkojmë të tjerët, ngase janë fajtorë (nuk u penduan për talljen që bënë).

67. Hipokritët dhe hipokritet janë të ngjashëm me njëri - tjetrin: kërkojnë që të bëhen vepra të këqija e pengojnë të mirat dhe janë dorështrënguar. Ata e kanë harruar Allahun, por edhe Ai i ka harruar ata. Me të vërtetë, hipokritët janë keqbërës.

68. Allahu u ka premtuar hipokritëve, hipokriteve dhe mosbesimtarëve zjarrin e Xhehenemit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë; ai do t'iu mjaftojë atyre! Allahu i ka mallkuar dhe ata do të kenë dënim të vazhdueshëm.

69. (Ju hipokritë jeni) si ata që kanë qenë para jush! Ata kanë qenë më të fortë se ju, kanë pasur më shumë pasuri dhe fëmijë. Ata janë kënaqur me pjesën e vet të kësaj bote, por edhe ju po kënaqeni me pjesën tuaj siç janë kënaqur edhe ata; edhe ju jeni dhënë pas të këqijave, ashtu siç ishin dhënë ata. Veprat e tyre do të zhduken në këtë botë dhe në tjetrën; ata janë të shkatërruar.

70. A nuk kanë dëgjuar ata për popujt që kanë qenë më përpara: për popullin e Nuhut, për fiset Ad dhe Themud, për popullin e Ibrahimit, për banorët e Medjenit dhe për qytetet e përmbysura (të popullit të Lutit)? Të dërguarit e tyre u sollën shenja të qarta. Allahu nuk u bëri padrejtësi, por ata i bënë padrejtësi vetvetes.



71. Besimtarët dhe besimtaret janë miq për njëri-tjetrin. Ata urdhërojnë që të bëhen vepra të mira dhe i ndalojnë të këqijat; falin namazin, japin zeqatin dhe i binden Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Këta janë ata që do t'i mëshirojë Allahu. Se, Allahu me të vërtetë, është i Plotfuqishëm dhe i Urtë.

72. Allahu u ka premtuar besimtarëve dhe besimtareve kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe ku do të banojnë përgjithmonë, si dhe pallate të mrekullueshme në Xhenetin e Adnit. Por kënaqësia prej Allahut është shpërblimi më i madh.[124] Kjo është fitorja madhështore.

73. O i Dërguar! Lufto kundër mohuesve dhe hipokritëve dhe bëhu i ashpër ndaj tyre! Strehimi i tyre është Xhehenemi; sa vendbanim i shëmtuar.

---

[124] "por kënaqësia prej Allahut është shpërblimi më i madh...": Ky varg është shumë i rëndësishëm për të kuptuar drejt realitetin në Xhenet. Përtej përshkrimeve të kënaqësive ndjesore, theksohet vlera më e madhe për ata që do të hyjnë në Xhenet: kënaqësia dhe miratimi i Zotit të tyre, Allahut të Lartmadhëruar, vlera më e madhe për besimtarët.

74. Hipokritët betohen për Allahun se nuk thanë asgjë (të keqe). Por, në të vërtetë, ata thanë fjalën e mosbesimit, mohuan pas (pranimit të) Islamit dhe synuan të bënin gjëra të paarritshme. Ata u bënë keqdashës, vetëm sepse Allahu dhe i Dërguari i Tij u kishin dhënë (besimtarëve) nga të mirat e Tij. Nëse pendohen, do të jetë më mirë për ta; por, nëse kthejnë shpinën, Allahu do t'i ndëshkojë me dënim të rëndë në këtë jetë dhe në tjetrën dhe ata nuk do të kenë kurrfarë mbrojtësi apo ndihmësi në Tokë.

75. Ka nga ata (hipokritë) që kanë bërë besëlidhjen me Allahun, duke thënë: "Nëse Ai na jep nga dhuntitë e Tij, sigurisht që do të japim lëmoshë dhe sigurisht që do të bëhemi njerëz të mirë"!

76. Por kur Ai u dha atyre nga dhuntitë e Veta, ata u bënë koprracë dhe kthyen shpinën, duke u larguar.

77. Prandaj, Ai ua lidhi hipokrizinë në zemrat e tyre, deri në ditën kur do të dalin para Tij, sepse e shkelën premtimin dhënë Allahut. Ata e kishin zakon gënjeshtrën.

78. Vallë, a nuk e dinë ata se Allahu i di të fshehtat e tyre dhe bisedat e fshehta?! Në të vërtetë, Allahu është Ai që i di të gjitha fshehtësitë.

79. Sa për ata (hipokritë) që përqeshin besimtarët që japin lëmoshë me vullnet dhe tallen me ata që nuk janë në gjendje të japin gjë përveç (fryteve të) punës së tyre, Allahu do të tallet me ta. Ata do të kenë dënim të dhembshëm.

80. U lute për ta apo nuk u lute (o Muhamed), Allahu nuk do t'i falë, edhe sikur ti të kërkosh falje për ta shtatëdhjetë herë! Kjo sepse ata e mohuan Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Allahu nuk i udhëzon në rrugë të mbarë njerëzit e pabindur.

81. Ata që mbetën në shtëpitë e tyre, pas (daljes për luftë të) të Dërguarit të Allahut, u gëzuan; nuk u pëlqente të luftonin në rrugën e Allahut me pasurinë dhe jetën e tyre dhe thanë: "Mos shkoni në luftë, nëpër vapë!" Thuaju: "Zjarri i Xhehenemit është edhe më i nxehtë!" Veç sikur të kuptonin!



82. Le të qeshin pak (në këtë botë) e të qajnë shumë (në botën tjetër) si dënim për atë që kanë bërë.

83. Dhe, nëse të kthen Allahu (pas betejës) te një grup i hipokritëve e ata kërkojnë leje nga ti që të shkojnë me ty në luftë, thuaju (o Muhamed): “Kurrë nuk do të vini me mua në luftë dhe kurrë nuk do të luftoni me mua kundër armikut! Ju ishit të kënaqur kur nuk erdhët herën e parë, prandaj rrini me ata që ngelin pas”.

84. Askujt prej hipokritëve, kur të vdesin, mos ia fal xhenazen, as mos rri afër varrit të hipokritit, sepse ata e kanë mohuar Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe qëndruan të pabindur deri në vdekje.

85. Mos u josh (o Muhamed) nga pasuria dhe fëmijët e tyre, sepse nëpërmjet tyre Allahu kërkon t’i ndëshkojë ata në këtë jetë, në mënyrë që t’u dalë shpirti duke qenë jobesimtarë.

86. Dhe kur shpallet një sure që thotë: “Besoni Allahun dhe luftoni së bashku me të Dërguarin e Tij!” pasanikët e tyre (hipokritëve) kërkojnë leje, duke thënë: “Na lini të rrimë me ata që nuk shkojnë në luftë!”



87. Kënaqen të jenë me ata që nuk shkojnë në luftë, zemrat e tyre janë të vulosura e ata nuk kuptojnë!

88. Por, i Dërguari dhe ata që besojnë në të, luftojnë me pasurinë e tyre dhe jetën e tyre. Për ata do të ketë çdo të mirë dhe pikërisht ata do të jenë të shpëtuarit.

89. Allahu u ka përgatitur atyre kopshtet e Xhenetit, nëpër të cilët rrjedhin lumenj dhe ku do të banojnë përgjithmonë. Kjo është fitorja madhështore.

90. Disa beduinë erdhën me shfajësime, duke të të kërkuar leje, që të mos shkonin në luftë. Dhe munguan ata që e gënjyen Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Ata prej atyre që mohuan, me të vërtetë, do t’i godasë një dënim i dhembshëm.

91. Nuk është gjynah të mos shkojnë në luftë të dobëtit, as të sëmurët, as ata që nuk mund të sigurojnë shpenzimet, nëse janë

të sinqertë me Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Nuk ka vend për vërejtje ndaj punëmirëve. Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.

92. (Nuk ka gjynah) as për ata të cilët, kur vijnë te ti për të kërkuar kafshë shalimi e ti u thua: “Unë nuk mund t’ju siguroj kafshë shalimi”, kthehen me sytë e tyre që u rrjedhin lot, ngaqë nuk mundën të gjenin gjë për të dhënë (në rrugë të Allahut).

93. Por ka vend për t’u qortuar ata, që kërkojnë leje nga ti, duke qenë të pasur. Ata kënaqen të rrinë me ata që nuk shkojnë në luftë. Allahu ua ka vulosur atyre zemrat, por ata nuk dinë.

94. Kur të ktheheni tek ata, do t’ju vijnë duke u shfajësuar. Thuaju: “Mos kërkoni falje! Sido që të jetë, ne nuk ju besojmë, sepse Allahu na ka lajmëruar për qëllimet tuaja. Me siguri, Allahu dhe i Dërguari i Tij do t’i shohin veprat tuaja; pastaj ju do të ktheheni tek Ai, që i di gjërat e padukshme dhe të dukshme e do t’ju lajmërojë për atë që keni bërë.



95. Kur të ktheheni tek ata, do t’ju betohen për Allahun që t’i lini. Largohuni prej tyre! Ata janë të ndyrë dhe strehimi i tyre është Xhehenemi. Ky është dënimi për veprat e tyre.

96. Ata do t’ju betohen që të jeni të kënaqur me ata. Nëse ju do të jeni të kënaqur me ata, dijeni se Allahu sigurisht që nuk është i kënaqur me popullin e pabindur.

97. Beduinët janë mohuesit dhe hipokritët më të mëdhenj dhe më të prirët për të mos njohur kufijtë, që Allahu ia ka shpallur të Dërguarit të Tij. Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

98. Ndër beduinët, ka të atillë, që shpenzimin në rrugë të Allahut, e quajnë si gjobë dhe presin që juve t’ju godasë ndonjë fatkeqësi. Le t’i godasë ata radha e fatkeqësisë! Allahu dëgjon dhe di gjithçka.

99. Po ka nga beduinët të atillë që besojnë Allahun dhe Ditën e Kiametit dhe shpenzimin (në rrugë të Allahut) e quajnë si mjet për t’iu afruar Allahut dhe për të merituar bekimin e të Dërguarit. Dhe vërtet që kjo do t’u sjellë afrimin: Allahu do t’i pranojë ata në mëshirën e Vet. Njëmend, Allahu është Falës i madh dhe Mëshirëplotë.

100. Sa u përket besimtarëve të parë, prej muhaxhirëve[125] dhe ensarëve[126], Allahu është i kënaqur me ata dhe me të gjithë të tjerët që i pasuan me vendosmëri e përkushtim në besim; edhe ata janë të kënaqur me Atë. Allahu ka përgatitur për ata kopshte nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe ku do të jetojnë përgjithmonë. Kjo është fitorja madhështore!

101. Ka beduinë në mjedisin tuaj, që janë hipokritë, por ka edhe ndër banorët e Medinës të atillë që janë këmbëngulës në hipokrizi. Ti nuk i di ata. Ne i dimë. Ne do t'i dënojmë dy herë[127] e pastaj, do të kthehen në dënimin e madh (në Xhehenem).

102. Ndërkaq, disa të tjerë i pranojnë gjynahet e veta, se i kanë përzier veprat e mira me të këqijat. Ka gjasë që Allahu t'ua pranojë pendimin. Vërtet, Allahu është Falës i madh dhe Mëshirëplotë.

103. Merr nga pasuria e tyre lëmoshë me të cilën t'i pastrosh ata dhe t'ua rrisësh veprat e mira! Lutu për ta, sepse lutja jote është vërtet qetësim për ata. Allahu dëgjon dhe di gjithçka.



104. A nuk e dinë ata se Allahu është Ai që pranon pendimin dhe bamirësinë nga robërit e Vet dhe se Ai është Pranuesi i pendimeve dhe Mëshirëploti?

105. Thuaj: "Punoni, se Allahu, i Dërguari i Tij dhe besimtarët do të shohin punën tuaj. Së shpejti do të ktheheni tek Ai që di të dukshmen dhe të padukshmen e Ai do t'ju njoftojë për atë që keni bërë."

106. Ka edhe të tjerë që janë lënë në pritje të vendimit të Allahut, a do t'i dënojë apo do t'ua pranojë pendimin. Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

107. (Hipokritë) janë edhe ata që ndërtuan një xhami për t'u shkaktuar dëm (besimtarëve), për ta forcuar mohimin dhe për të krijuar përçarje

---

[125] Muhaxhirët janë myslimanët e Mekës që emigruan nga Meka në Medinë gjatë viteve të para të Islamit, për shkak të persekutimit që pësuan nga banorët e Mekës.
[126] Ensarët janë myslimanët e Medinës që strehuan dhe ndihmuan Profetin Muhamed (a.s.) dhe muhaxhirët e tjerë myslimanë që erdhën nga Meka.
[127] D. m. th. në këtë botë e në varr.

në mesin e besimtarëve, duke iu shërbyer ajo si pusi atyre që qysh më parë luftonin kundër Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Dhe, vërtet ata betohen: “Ne kishim për qëllim që të bënim vetëm një vepër të mirë”! Por Allahu dëshmon se në të vërtetë ata janë gënjeshtarë.

108. Ti në atë xhami kurrë mos fal namaz. Ndërsa xhamia e themeluar në përkushtim (ndaj Allahut) që në ditën e parë, pa dyshim që është më e denjë për të falur namaz në të. Aty ka njerëz që duan të pastrohen. Allahu i do ata që pastrohen shpesh.

109. Cili është më i mirë, ai që themelet e godinës së vet i vë në përkushtimin ndaj Allahut dhe në kënaqësinë e Tij apo ai që themelet e godinës së tij i vë në bregun e gërryer dhe që rrokulliset me të në zjarrin e Xhehenemit?! Allahu nuk e udhëzon në rrugë të drejtë popullin keqbërës.

110. Godina që ata ndërtuan, mbjell gjithnjë dyshim në zemrat e tyre, derisa zemrat e tyre t’u copëtohen. Allahu është i Gjithëdijshëm, i Urtë.



111. Në të vërtetë, Allahu ka blerë nga besimtarët jetën dhe pasurinë e tyre, në këmbim të Xhenetit. Ata luftojnë në rrugën e Allahut, vrasin dhe vriten. (Ky është) premtimi i Tij i vërtetë në Teurat, Ungjill dhe Kuran. E kush i përmbahet besëlidhjes më fort se Allahu? Andaj, gëzojuni kësaj shitjeje! Kjo është fitorja madhështore.

112. (Këta janë) ata që pendohen, e adhurojnë Allahun, e falënderojnë Atë, agjërojnë, përkulen (në namaz), bien në sexhde (gjatë namazit), urdhërojnë vepra të mira, pengojnë të këqijat dhe u përmbahen kufijve të caktuar nga Allahu. Jepu lajmin e mirë besimtarëve!

113. Nuk i takon të Dërguarit dhe besimtarëve që të kërkojnë falje për idhujtarët, qofshin këta edhe të afërmit e tyre, pasi u është bërë e qartë se ata janë banorë të Xhehenemit.

114. Ndërsa lutja e Ibrahimit për faljen e babait të tij, ka qenë vetëm për shkak të një premtimi, që i kishte bërë. Por, kur iu bë e qartë se i ati ishte armik i Allahut, ai u nda prej tij. E megjithatë, Ibrahimi ishte njeri i dhembshur dhe i butë.

115. Allahu kurrë nuk e çon në humbje një popull që më parë e ka udhëzuar në rrugë të drejtë, pa ia bërë të njohur se prej çfarë duhet të ruhet. Me të vërtetë, Allahu është i Dijshëm për çdo gjë.

116. Njëmend, Allahut i takon sundimi i qiejve dhe i Tokës; Ai e jep jetën dhe vdekjen. Përveç Allahut, ju nuk keni tjetër mbrojtës apo përkrahës.

117. Pa dyshim, Allahu e pranoi pendimin e të Dërguarit, të muhaxhirëve dhe të ensarëve, të cilët shkuan pas atij në çastin e vështirë, pasi zemrat e disave prej tyre për një fije qenë afër shmangies (nga detyra), pastaj Allahu pranoi pendimin e tyre[128]. Vërtet, Ai është i Butë dhe i Mëshirshëm me ta.

118. Ai ua pranoi pendimin edhe atyre të treve[129], që mbetën prapa atëherë, kur toka, sado e gjerë, iu duk e ngushtë dhe iu shtrënguan shpirtrat, aq sa u bindën se nuk ka strehim tjetër përveç Allahut e pastaj Allahu u dha mëshirë që të pendohen. Me të vërtetë, Allahu pranon pendimin dhe është Mëshirëplotë.



119. O besimtarë! Frikësojuni Allahut dhe bëhuni me ata që janë të sinqertë (në fjalë dhe në vepra)!

120. Banorëve të Medinës dhe beduinëve që janë rreth saj, nuk u lejohet të mos ndjekin të Dërguarin e Allahut, as të kursejnë jetën e tyre para jetës së tij. Kjo është kështu, sepse ata që janë në rrugën e Allahut, sa herë që t'i godasë etja, lodhja e uria dhe sa herë që të shkelin në ndonjë vend ku do t'i zemërojnë mohuesit apo t'i gjejë gjë nga ana e armikut, atyre do t'iu shkruhet si vepër e mirë. Me të vërtetë, Allahu nuk do t'ua humbë shpërblimin punëmirëve.

121. (Gjithashtu) sa herë që ata të shpenzojnë diçka të vogël a të madhe apo të kapërcejnë çfarëdo lugine (në rrugë të Allahut), kjo do t'u shënohet, në mënyrë që Allahu t'i shpërblejë sipas veprave më të mira që kanë bërë!

---

[128] Bëhet fjalë për fushatën e Tebukut, e cila ka ndodhur në vitin 9 H / 631 e.s.
[129] Bëhet fjalë për tre nga shokët e Profetit Muhamed (a.s.) që u tërhoqën dhe nuk morën pjesë bashkë me të në fushatën e Tebukut.

122. Nuk është mirë që besimtarët të shkojnë në luftë të gjithë njëherësh, por prej çdo bashkësie, një grup të mbetet mbrapa, që të thellohet në mësimin e fesë dhe kështu të këshillojë popullin e vet, mbasi të kthehet nga lufta, që t'i frikësohet Allahut.

123. O besimtarë! Luftoni kundër mohuesve që gjenden afër jush dhe le ta ndiejnë ata ashpërsinë tuaj. Dhe, ta dini se Allahu është me ata që ruhen nga gjynahet.

124. Kur shpallet ndonjë sure, disa prej atyre (që kanë dyshim dhe hipokrizi) thonë: "Kujt prej jush do t'ia shtojë besimin kjo sure?" Përsa u përket besimtarëve, atyre (kjo sure) ua shton besimin dhe ata gëzohen.

125. E sa u përket atyre që kanë sëmundje në zemrat e veta, ajo ua shton edhe më dyshimin që kanë dhe ata vdesin si mohues.

126.Vallë, a nuk e shohin ata se çdo vit vihen në provë një ose dy herë e prapëseprapë as nuk pendohen, as nuk e mbledhin mendjen?!



127. Kur shpallet ndonjë sure (që u tërheq vërejtje), ata shikojnë njëri-tjetrin (duke thënë): "A po ju sheh ndokush?"[130], pastaj largohen. Allahu i shmang zemrat e tyre, sepse ata janë njerëz që nuk kuptojnë!

128. Tashmë ju ka ardhur një i Dërguar nga gjiri juaj. Atij i vjen rëndë për gjynahet që bëni ju, jua dëshiron të mirën me gjithë zemër që ju të shkoni rrugës së drejtë dhe është i butë e i mëshirshëm me besimtarët.

129. Nëse ata largohen (nga e vërteta), thuaj: "Më mjafton Allahu, s'ka zot tjetër përveç Tij. Unë mbështetem tek Ai që është Zot i Fronit të Madh!

---

[130] "A po ju sheh ndokush?": Mosbesimtarët mohojnë praninë e Allahut, duke mohuar kështu faktin që një sure mund të flasë për ata apo mund të kritikojë sjelljet e tyre.

# 10 SURJA JÛNUS

**Mekase - 109 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1\. Elif Lâm Râ. Këto janë vargjet e Librit plot urtësi.

2\. Vallë, pse çuditen njerëzit që Ne i shpallëm njërit prej tyre (duke i thënë): “Paralajmëroji njerëzit dhe jepu lajmin e mirë atyre që besojnë se, me të vërtetë, për ata ka shpërblim të mrekullueshëm te Zoti i tyre!” Mohuesit thanë: “Ky është njëmend magjistar i madh!”

3\. Vërtet që Zoti juaj është Allahu, i Cili i krijoi qiejt dhe Tokën për gjashtë ditë, pastaj u ngrit mbi Fron, duke drejtuar çdo gjë. S’ka ndërmjetës tek Ai, përveçse me lejen e Tij. Ky është Allahu, Zoti juaj, andaj adhurojeni Atë! Vallë, a nuk po mendoni?!

4\. Tek Ai do të ktheheni të gjithë. Premtimi i Allahut është i vërtetë. Ai e zë fill krijimin e pastaj e përsërit atë, që t’i shpërblejë me të drejtë ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira. Sa i përket atyre që nuk besojnë, ata do të kenë pije nga uji i vluar dhe dënim të madh, për shkak se kanë mohuar.

5\. Ai e ka bërë Diellin burim drite, kurse Hënën e ka bërë të shkëlqejë, duke i caktuar asaj fazat, që ju të dini numrin e viteve dhe njehsimin e kohës. Allahu i krijoi këto vetëm me të vërtetën. Ai ua shpjegon shenjat e Tij njerëzve që kuptojnë.

6\. Vërtet, në ndërrimin e natës me ditën dhe në atë që ka krijuar Allahu në qiej dhe në Tokë, ka shenja për njerëzit që i frikësohen Allahut.

7\. Sigurisht, ata që nuk shpresojnë se do të takohen me Ne, që janë të kënaqur me jetën e kësaj bote, duke gjetur prehjen në të dhe që janë të pavëmendshëm ndaj shenjave Tona,

8. do të kenë si vendstrehim zjarrin, për atë që kanë bërë.

9. Vërtet, ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, Zoti i tyre do t'i udhëzojë në rrugë të drejtë, për shkak të besimit të tyre. Pranë tyre do të rrjedhin lumenj në kopshtet e kënaqësisë

10. dhe lutja e tyre aty do të jetë "Qofsh i lavdëruar, o Zot!". Përshëndetja e tyre do të jetë "Selam" dhe lutja e tyre e fundit "Falënderuar qoftë Allahu, Zoti i botëve"!

11. Sikur Allahu, t'ua shpejtonte të keqen njerëzve, ashtu siç e dëshirojnë shpejt të mirën, me të vërtetë që ata do të zhdukeshin. Megjithatë, ata që nuk shpresojnë takimin Tonë, Ne i lëmë të bredhin të verbër në humbjen e tyre.

12. E, kur njeriun e gjen e keqja, atëherë Na lutet shtrirë ose ulur, ose në këmbë. E, sapo Ne ia largojmë të keqen, vazhdon rrugën, thuajse nuk Na është lutur për fatkeqësinë që e ka goditur. Kështu, plëngprishësve (që shkelin kufijtë e Allahut) iu zbukurohet ajo që punojnë.



13. Ne i kemi zhdukur shumë brezni para jush, sepse bënin të këqija. Të dërguarit e tyre u sollën prova të qarta, por ata nuk i besuan. Kështu, Ne i dënojmë njerëzit e këqij.

14. Pastaj ju bëmë juve pas tyre zëvendës në Tokë, për të parë sesi do të veproni.

15. E, kur u lexohen shpalljet Tona të qarta, atëherë ata që nuk shpresojnë se do të dalin, para Nesh thonë: "Na sill ndonjë Kuran tjetër ose ndërroje atë!" Thuaj (o Muhamed): "Është e pamundur ta ndërroj unë atë nga ana ime. Unë shkoj vetëm pas asaj që më është shpallur. Unë druaj, nëse e kundërshtoj Zotin tim, dënimin e Ditës së Madhe."

16. Thuaj: "Sikur të kishte dashur Allahu, unë nuk do t'jua kisha lexuar dhe as që do të bënte Ai që ta mësoni ju atë. Unë kam jetuar një kohë (të gjatë) në mesin tuaj para profetësisë, a nuk po mendoni?"

17. Kush është keqbërës më i madh se ai që trillon gënjeshtra për Allahun ose që i përgënjeshtron shpalljet e Tij?! Me të vërtetë, gjynahqarët nuk kanë shpëtim.

18. Ata adhurojnë në vend të Allahut atë që as nuk u bën dëm, as nuk u sjell dobi dhe thonë: "Këta janë ndërmjetësit tanë te Allahu"! Thuaj: "A po i tregoni Allahut për diçka që Ai nuk e di në qiej dhe në Tokë?!" Qoftë i lavdëruar Ai dhe i lartësuar mbi gjithçka që ia shoqërojnë Atij (në adhurim)!

19. Të gjithë njerëzit kanë qenë të një feje të vetme,[131] pastaj u përçanë. Sikur të mos ishte thënë më parë fjala nga Zoti yt, atëherë do të gjykohej midis tyre, për atë që nuk u pajtuan.[132]

20. Dhe ata thonë: "Sikur t'i ishte zbritur atij ndonjë mrekulli prej Zotit të tij?" Thuaj: "Me të vërtetë, të padukshmet i di vetëm Allahu. E, pritni ju, se edhe unë po pres me ju (gjykimin e Allahut)".

21. Kur Ne, pas të keqes që i godet, u japim njerëzve të shijojnë mëshirën, ata përsëri bëjnë kurthe kundër shpalljeve Tona! Thuaj: "Allahu është më i shpejtë në dënimin e ngatërresave". Me të vërtetë, të dërguarit Tanë (engjëjt) shënojnë intrigat tuaja.

22. Ai ua mundëson (njerëzve) udhëtimin nëpër tokë dhe det. E, kur gjenden në anije që lundron me ta me erën e përshtatshme e ata i gëzohen kësaj, arrin një stuhi dhe i sulmojnë valët nga të gjitha anët e mendojnë se do t'i vënë poshtë, (atëherë) i luten Allahut sinqerisht, duke i premtuar besimin: "Nëse na shpëton nga kjo, me të vërtetë, do të jemi mirënjohës".

23. E kur Allahu i shpëton ata, ata përnjëherë pa kurrfarë të drejte bëjnë turbullira në Tokë. O njerëz! Vërtet, padrejtësia që bëni për t'u kënaqur në jetën e kësaj bote, vetëm ju dëmton.

[131] Sipas dijetarëve komentues të Kuranit, brezat e parë të njerëzimit kanë qenë të gjithë myslimanë, pra, monoteistë. Më pas filluan të shfaqen idhujtaria dhe rrymat e ndryshme fetare.

[132] Pra, sikur Allahu të mos e kishte caktuar shtyrjen e gjykimit deri në Ditën e Kiametit, njerëzit do të gjykoheshin që në këtë botë për mospajtimet në lidhje me fenë e drejtë.

Pastaj ju do të ktheheni te Ne dhe Ne do t'ju njoftojmë për atë që keni punuar.

24. Me të vërtetë, jeta e kësaj bote i shëmbëllen shiut që Ne e lëshojmë nga qielli e me të përzihet toka dhe bën bimë, me të cilat ushqehen njerëzit dhe kafshët. E, kur Toka vishet dhe zbukurohet dhe, kur banorët e saj mendojnë se janë zotërues të saj (për ta vjelur a korrur), iu vjen urdhri ynë, natën ose ditën dhe Ne e bëjmë atë si të ishte e korrur, thuajse nuk kishte lulëzuar të djeshmen. Kështu, Ne ua shpjegojmë shpalljet Tona njerëzve që mendojnë.

25. Allahu i thërret njerëzit për në Shtëpinë e shpëtimit (Xhenet) dhe udhëzon kë të dojë në rrugën e drejtë.

26. Ata që bëjnë vepra të mira, do të kenë shpërblim të mirë, madje edhe më tepër! Fytyrat e tyre nuk do t'i mbulojë as errësira, as poshtërimi. Ata do të jenë banorë të Xhenetit, në të cilin do të banojnë përherë.



27. Kurse ata që bëjnë vepra të këqija, do të kenë dënim gjegjës për atë të keqe. Ata do t'i mbulojë poshtërimi, pa pasur askënd që t'i mbrojë nga dënimi i Allahut, me fytyrat e tyre si të ishin të mbuluara me copa të errëta nate. Këta do të jenë banorët e zjarrit dhe aty do të qëndrojnë përgjithmonë.

28. Ditën, kur do t'i tubojmë të gjithë, do t'u themi idhujtarëve: "Rrini në vendet tuaja ju dhe idhujt tuaj!" Pastaj do t'i ndajmë ata dhe idhujt e tyre do të thonë: "Ju nuk na keni adhuruar neve.

29. Mjafton që Allahu të jetë dëshmitar midis nesh dhe jush. Ne, në të vërtetë, kemi qenë të pavetëdijshëm për adhurimin tuaj."

30. Atëherë, çdo shpirt do të marrë vesh atë që ka punuar më parë. Të gjithë do të kthehen tek Allahu, Zoti i tyre i vërtetë, ndërsa ajo çfarë ata kishin trilluar, do t'i braktisë.

31. Thuaj: "Kush ju ushqen nga qielli dhe Toka? Kush mundëson të dëgjuarit dhe të parit? Kush mund të nxjerrë të gjallën nga e vdekura dhe të vdekurën nga e gjalla? Kush i drejton gjërat?" Ata do të thonë "Allahu". E ti (o Muhamed) thuaj: "Atëherë, përse nuk e keni frikë Atë?"

32. Ky është Allahu, Zoti juaj i vërtetë. E çfarë ka pas së vërtetës, përveç humbjes? Atëherë, përse largoheni?

33. Kështu përmbushet fjala e Zotit tënd ndaj atyre që bëjnë çrregullime; se, me të vërtetë, ata nuk besojnë.

34. Thuaj: "A ka ndër idhujt tuaj ndonjë që mund të fillojë krijimin e pastaj ta përsërisë?" Thuaj: "Allahu e fillon krijimin dhe pastaj e përsërit atë! Prandaj, si largoheni (nga e vërteta drejt së kotës)?

35. Thuaj: "A ka ndër idhujt tuaj ndonjë që mund të udhëzojë në rrugë të drejtë?" Thuaj: "Vetëm Allahu udhëzon në rrugë të drejtë! E pra, pas cilit ia vlen të shkosh, pas atij që udhëzon në rrugë të drejtë apo pas atij i cili as vetë nuk është në rrugë të drejtë, veç nëse e shpie dikush? Çfarë keni? Si po gjykoni kështu?!"

36. Shumica e tyre veprojnë vetëm sipas hamendjes. Në të vërtetë, hamendja nuk e zëvendëson aspak të vërtetën. Allahu, pa dyshim, e di mirë atë që punojnë ata.

37. Ky Kuran nuk është i tillë që të mund të bëhej prej dikujt tjetër veç Allahut. Përkundrazi, ai është vërtetues i shpalljeve të mëparshme dhe shpjegues i Ligjit (për njerëzit) dhe, pa dyshim, është zbritur nga Zoti i botëve!

38. Nëse ata thonë: "Ai (Muhamedi) e ka trilluar atë (Kuranin)", thuaju: "Atëherë, sillni një sure të ngjashme me të dhe thirrni (në ndihmë) kë të mundni, përveç Allahut, nëse thoni të vërtetën."

39. Por ata e mohojnë atë që nuk e njohin plotësisht,* ndërkohë që nuk u ka ardhur ende përmbushja e (premtimeve të) tij. Kështu kanë mohuar edhe popujt që ishin para tyre; prandaj shiko si kanë përfunduar keqbërësit!

40. Disa prej tyre besojnë në atë (Kuran) e disa nuk besojnë. Zoti yt i njeh më së miri ngatërrestarët.

41. Nëse ata të quajnë gënjeshtar, thuaju: "Unë kam (shpërblim për) punën time, kurse ju keni (shpërblim për) punën tuaj. Ju s'jeni përgjegjës për atë që bëj unë dhe as unë s'jam përgjegjës për atë që bëni ju."

* Pra, Kuranin.

42. Ka prej atyre që të dëgjojnë. Por, a mund të bësh ti që të dëgjojnë të shurdhërit, të cilët s'kanë as mend?

43. Ka prej atyre që të shikojnë. Por, a mund të bësh ti që të ecin në rrugë të drejtë të verbërit, të cilët nuk shohin?

44. Në të vërtetë, Allahu nuk u bën njerëzve asnjë të keqe, por njerëzit i bëjnë keq vetvetes.

45. Ditën kur do t'i tubojë, atyre do t'u duket sikur nuk kanë ndenjur në tokë, veçse një çast të shkurtër dite, aq sa për të njohur njëri - tjetrin. Vërtet, janë të humbur ata që nuk e besojnë takimin me Allahun e nuk janë në rrugë të drejtë.

46. Edhe në qoftë se Ne të tregojmë ty diçka nga ai (dënim) që u kemi premtuar atyre, edhe në qoftë se ta marrim shpirtin (para se t'i dënojmë), sërish ata te Ne do të kthehen dhe Allahu është dëshmitar për çfarë bëjnë ata.



47. Çdo popull ka pasur të dërguar. Dhe, kur atyre t'u vijë i dërguari (Ditën e Gjykimit), do të gjykohet midis tyre me të drejtë dhe nuk do t'u bëhet asnjë padrejtësi.

48. Ata (jobesimtarët) thonë: "Kur do të plotësohet ky premtim, nëse thoni të vërtetën?"

49. Thuaj: "Unë nuk kam fuqi t'i bëj vetes as dëm, as dobi, përveç asaj që dëshiron Allahu. Çdo popull ka afatin e vet. Prandaj, kur t'u vijë ai, ata nuk mund ta shtyjnë për asnjë çast e as ta shpejtojnë".

50. Thuaj: "Si mendoni ju, nëse ju vjen dënimi i Tij natën apo ditën, çfarë pjese të tij do të përshpejtojnë keqbërësit?"

51. A mos vallë, vetëm atëherë kur të ndodhë do ta besoni? Po më parë, përse kërkonit ardhjen e shpejtë të tij?!

52. E pastaj, do t'u thuhet keqbërësve: "Shijoni dënimin e përhershëm! Nuk dënoheni ndryshe, përveçse sipas veprave që keni punuar".

53. Ata kërkojnë shpjegim prej teje: "A është e vërtetë ajo*?"

---

* "A është e vërtetë ajo" - pra, a është e vërtetë ringjallja dhe dhënia e llogarisë.

Thuaj: “Po, për Zotin tim, padyshim që është e vërtetë e ju nuk do të mund ta pengoni atë”!

54. Sikur çdo njeri që ka bërë padrejtësi, të kishte tërë pasurinë e botës, do ta jepte atë (Ditën e Gjykimit) si dëmshpërblim (për të shpëtuar). Ata do të fshehin pendimin kur të përballen me dënimin e do të gjykohen me të drejtë dhe nuk do t’u bëhet padrejtësi.

55. Vërtetë që Allahut i përket çdo gjë që gjendet në qiej dhe në Tokë. Premtimi i Allahut është i vërtetë, por shumica e njerëzve nuk e dinë.

56. Ai jep jetën dhe vdekjen dhe tek Ai do të ktheheni.

57. O njerëz, ju ka ardhur këshillë (Kurani) nga Zoti juaj, shërim për zemrat tuaja, udhëzim dhe mëshirë për besimtarët.

58. Thuaj: “Me dhuntinë e Allahut dhe mëshirën e Tij - vetëm me këto le të gëzohen! Kjo është më e mirë se ajo që grumbullojnë.”

59. Thuaj: “Çfarë mendoni ju për ushqimin që jua ka zbritur Allahu, një pjesë të të cilit e bëni të ndaluar e një pjesë tjetër të lejuar?” Thuaj: “A ju ka lejuar Allahu për këtë apo po shpifni gënjeshtra për Allahun?”

60. Çfarë do të mendojnë në Ditën e Kiametit, ata që shpifin gënjeshtra për Allahun? Me të vërtetë, Allahu është Bamirës i madh me njerëzit, por, pjesa e tyre dërrmuese nuk e falënderojnë.

61. Në çfarëdo pune që të jesh, çfarëdo gjëje që të lexosh nga Kurani dhe çfarëdo pune që të bëni (o njerëz), Ne jemi dëshmitarë, kur ju të thelloheni në të. Zotit tënd nuk i fshihet asnjë grimë peshe, në Tokë e në qiell; as më pak nga ajo e as më shumë nuk mbetet pa u shënuar në Librin e qartë.

62. Pa dyshim, miqtë e Allahut nuk do të kenë arsye për t’u frikësuar dhe as për t’u dëshpëruar.

63. (Të tillë janë) ata që besojnë dhe që (i) frikësohen (Allahut).

64. Ata i pret lajmi i mirë në këtë jetë dhe në tjetrën.[133] S'ka ndryshim në fjalët e Allahut; kjo është fitorja madhështore.

65. Mos u dëshpëro nga fjala e tyre. E gjithë fuqia i përket Allahut! Ai dëgjon dhe di çdo gjë.

66. Vërtet, Allahut i përket çdokush që gjendet në qiej dhe në Tokë. E çfarë ndjekin ata që adhurojnë në vend të Allahut zota-ortakë? Në të vërtetë, ata nuk ndjekin gjë tjetër, përveç hamendjes dhe vetëm gënjejnë.

67. Ai jua krijoi natën për të pushuar në të, kurse ditën për të parë dhe këtu, vërtet, ka shenja (argumente) për njerëzit që ua vënë veshin.

68. Ata[134] thonë: "Allahu ka një bir". Qoftë i lartësuar Ai! Ai është i Vetëmjaftueshëm, s'ka nevojë për asgjë. Atij i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë. Ju nuk keni asnjë provë për atë që thoni. Pse thoni për Allahun atë që nuk e dini?!



69. Thuaj: "Sigurisht, atyre që shpifin gënjeshtra për Allahun, nuk do t'u ecë mbarë".

70. Ata do të kenë kënaqësi të shkurtër në këtë botë e pastaj do të kthehen te Ne dhe, Ne, do t'u japim të shijojnë dënimin e ashpër për shkak se nuk besuan.

71. Tregoju atyre historinë e Nuhut, kur i tha popullit të vet: "O populli im, nëse për ju është e rëndë prania ime midis jush dhe që t'ju përkujtoj shenjat e Allahut, (dijeni se) unë jam mbështetur vetëm tek Allahu! Prandaj, bashkë me idhujt tuaj, vendosni si do të veproni dhe vendimi juaj le të mos fshihet; zbatojeni kundër meje e mos më jepni kohë!

72. Por, nëse ktheni shpinën, (dijeni se) unë prej jush nuk kërkoj kurrfarë shpërblimi. Shpërblimi im është vetëm tek Allahu. Mua më është urdhëruar të jem prej atyre që (i) nështrohen (Atij)."

---

[133] Lajmi i mirë që i pret në këtë jetë, sipas një thënieje të Profetit (a.s.), është ëndrra e mirë e vërtetë. Ndërsa lajmi i mirë që i pret në jetën tjetër, është Xheneti.
[134] Të krishterët dhe paganët.

73. Por ata e quajtën gënjeshtar, kurse Ne e shpëtuam atë dhe të gjithë besimtarët që ishin në anije me të. Pastaj i bëmë ata zëvendës (të atyre që u zhdukën), kurse i fundosëm ata që përgënjeshtruan shpalljet Tona. Shikoje sesi ishte përfundimi i atyre që ishin paralajmëruar.

74. Pastaj, pas tij u çuam të dërguar popujve të tyre e ata u sollën prova atyre, por nuk do të besonin çfarë kishin përgënjeshtruar më parë. Kështu, Ne ua vulosim zemrat atyre që kalojnë kufirin.

75. Pastaj, Faraonit dhe parisë së tij pas tyre, u dërguam Musain dhe Harunin me mrekullitë Tona, por ata[135] u sollën me mendjemadhësi, sepse ishin popull keqbërës.

76. Kur u erdhi e Vërteta prej Nesh, ata thanë: "Kjo duket që është magji e qartë!"

77. Musai tha: "A mos vallë, për të Vërtetën, pasi ju ka ardhur, thoni: Kjo është magji? E pra, magjistarët nuk shpëtojnë!"

78. Ndërsa ata thanë: "A mos ke ardhur të na kthesh nga ajo (rrugë), ku i kemi gjetur etërit tanë e, ju të dyve, t'ju takojë pushteti në Tokë? E pra, ne nuk duam t'ju besojmë ju të dyve"!

79. Faraoni tha: "M'i sillni të gjithë magjistarët e shkathët!"

80. Pasi erdhën magjistarët, Musai u tha: "Hidhni ç'keni për të hedhur"!

81. Kur ata i hodhën, Musai tha: "Kjo që keni sjellë ju, është magji dhe vërtet, Allahu do ta shkatërrojë atë. Allahu, me siguri që do ta prishë punën e ngatërrestarëve.

82. Allahu, me fjalën e Tij e forcon të Vërtetën, edhe sikur ta urrejnë keqbërësit këtë!"

83. Por Musait nuk i besoi askush, përveç një pakice nga populli i tij, nga frika se do t'i keqtrajtonte Faraoni dhe paria e tij. Faraoni ishte vërtet një tiran në tokë dhe në të keqe kalonte çdo kufi.

---

135 D.m.th. Faraoni dhe njerëzit e tij.

84. Musai tha: “O populli im! Nëse besoni Allahun, mbështetuni tek Ai, nëse jeni myslimanë!”

85. Ata thanë: “Ne jemi mbështetur tek Allahu. O Zoti ynë, mos na bëj sprovë për popullin keqbërës (duke i lënë të na shkatërrojnë),

86. dhe shpëtona me mëshirën Tënde, nga populli mohues!”

87. Ne i shpallëm Musait dhe vëllait të tij: “Ndërtoni shtëpi për popullin tuaj në Egjipt, shndërrojini ato në faltore dhe falni namazin! Dhe sillu lajmin e mirë besimtarëve!”

88. Musai tha: “O Zoti ynë! Ti i ke dhënë Faraonit dhe parisë së tij stoli dhe pasuri në jetën e kësaj bote, por ata, o Zoti ynë, na largojnë nga rruga Jote! O Zoti ynë! Shkatërroje pasurinë e tyre dhe ngurtësoi zemrat e tyre, që të mos besojnë, derisa të shijojnë dënimin e dhembshëm!”

89. (Allahu) tha: “U pranua lutja e ju të dyve! Qëndroni të dy në rrugën e drejtë dhe kurrsesi mos ndiqni rrugën e të paditurve!”



90. Ne i mbartëm izraelitët përtej detit dhe Faraoni me ushtrinë e tij i ndoqi ata nga ligësia dhe armiqësia. Por, kur po mbytej, (Faraoni) tha: “Besoj se s’ka zot tjetër përveç Atij që i besojnë bijtë e Izraelit; dhe unë jam ndër myslimanët.”

91. “Vallë, tani (po beson), ndërkohë që më parë ishe i padëgjueshëm dhe ngatërrestar?!

92. Sot do të shpëtojmë vetëm trupin tënd, që të bëhesh mësim për ata që vijnë pas teje.” Por, në të vërtetë, shumica e njerëzve nuk ua vënë veshin shenjave Tona.

93. Ne i vendosëm bijtë e Izraelit në një vend të mirë të dhe u dhamë ushqim të këndshëm. Ata nuk u përçanë në mendime, derisa u erdhi dituria.[136] Me të vërtetë, Zoti yt do t’i gjykojë ata në Ditën e Kiametit në lidhje me përçarjet e tyre.

---

[136] Sipas interpretimit klasik, “dituria” është Kurani. Profecia që i zbriti Muhamedit (a.s.), i përçau izraelitët. Një pjesë e njohu atë si Profetin e lajmëruar në Shkrimet e Shenjta dhe e ndoqi. Ndërsa një pjesë tjetër, edhe duke e njohur si Profetin e paralajmëruar, e refuzoi dhe e luftoi atë. Një interpretim tjetër thekson se vargu i referohet mospajtimeve të shumta dogmatike që ekzistonin ndërmjet hebrenjve, kështu që në këtë rast, “dituria” do të ishte Teurati.

94. Nëse ti (Muhamed) je në mëdyshje për atë që të kemi shpallur ty, pyeti ata që kanë lexuar Shkrimet para teje. Pa dyshim, ty të ka ardhur e Vërteta nga Zoti yt, prandaj mos u bëj kurrsesi nga ata që dyshojnë.

95. Dhe mos u bëj nga ata që i përgënjeshtrojnë shenjat Tona, përndryshe do të ishe ndër të humburit.

96. Vërtet, ata që merituan Fjalën[137] e Zotit tënd, nuk besojnë,

97. edhe sikur t'u vijnë të gjitha shenjat, derisa të shohin dënimin e dhembshëm.

98. Përse nuk pati ndonjë qytet, banorët e të cilit të besonin e t'u bënte dobi besimi i tyre, përveç popullit të Junusit? Kur ata besuan, Ne ua larguam dënimin e poshtërimit në jetën e kësaj bote dhe i lamë të kënaqeshin edhe njëfarë kohe.

99. Sikur të donte Zoti yt, do të besonin të gjithë ata që gjenden në tokë. Vallë, ti do t'i detyrosh njerëzit të bëhen besimtarë?!

100. Askush nuk mund të besojë, përveçse me vullnetin e Allahut. Ai e zbret zemërimin e Tij mbi ata që s'mendojnë[138].

101. Thuaj: "Shikoni ç'ka në qiej dhe në Tokë!" Por shenjat dhe qortimet nuk u bëjnë kurrfarë dobie njerëzve që nuk besojnë.

102. Vallë, a presin ata ndonjë gjë tjetër, veç diçkaje të ngjashme me dënimin e atyre që kanë jetuar më parë? Thuaj: "Pritni, se edhe unë po pres me ju!"

103. Pastaj, Ne do t'i shpëtojmë të dërguarit Tanë dhe ata që kanë besuar. Kështu, është detyra Jonë që t'i shpëtojmë besimtarët.

104. Thuaj: "O njerëz, nëse ju dyshoni në fenë time, unë nuk do t'i adhuroj ato, që ju i adhuroni në vend të Allahut, por do të adhuroj vetëm Allahun, i Cili do t'ju bëjë të vdisni. Unë jam urdhëruar të jem nga ata që besojnë.



---

[137] D.m.th. zemërimin dhe dënimin e Tij.
[138] Pra, mbi ata që nuk mendojnë rreth këshillave dhe urdhrave të Tij.

105. Dhe (më është thënë): ‘Bëhu i sinqertë në fe dhe kurrsesi mos u bëj nga idhujtarët.

106. Përveç Allahut, mos iu lut tjetërkujt nga ata që nuk të sjellin as dobi, as dëm. Nëse do ta bëje këtë,  atëherë, ti do të ishe vërtet keqbërës.”

107. Nëse Allahu vendos që të të godasë ndonjë e keqe, askush nuk mund të ta largojë atë, përveç Tij e, nëse Ai do të të bëjë ndonjë të mirë, s’ka kush që ta pengojë mirësinë e Tij. Ai ia jep atë mirësi kujt të dojë prej robërve të Tij. Ai është Falës dhe Mëshirëplotë.

108. Thuaj: “O njerëz, ju erdhi e Vërteta nga Zoti juaj. Kush udhëzohet në rrugën e drejtë, ai është udhëzuar për dobinë e vet dhe kush e humb rrugën e drejtë, ka humbur në dëmin e vet, ndërsa unë nuk jam mbikëqyrësi juaj”.

109. Zbatoje atë që të është shpallur ty dhe duro derisa të gjykojë Allahu, se Ai është Gjykatësi më i mirë!

# 11 SURJA HÛD

**Mekase - 123 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Elif Lám Râ. Ky është një Libër, vargjet e të cilit janë radhitur mrekullueshëm dhe janë parashtruar me hollësi nga ana e Një të Urti të Gjithëdijshëm.

2. Adhuroni vetëm Allahun, sepse unë (Muhamedi) jam për ju një paralajmërues dhe sjellës i lajmit të mirë prej Tij,

3. (që ju porosis) të kërkoni falje nga Zoti juaj e të ktheheni tek Ai me pendesë. Ai do t'ju japë të shijoni kënaqësi të bukura deri në afatin e caktuar dhe do t'i japë çdo të miri shpërblimin e merituar. E, nëse ktheni shpinën, unë i frikësohem dënimit tuaj në Ditën e Madhe.

4. Tek Allahu do të ktheheni; Ai është i Plotfuqishëm për çdo gjë!

5. Ah! Në të vërtetë, ata mbulojnë kraharorin e tyre, që të fshihen nga Ai. Por edhe sikur të mbulohen me petkat e tyre, Ai e di se çfarë fshehin ata dhe çfarë shfaqin. Ai, me të vërtetë, është i Gjithëdijshëm se ç'ka në zemra (të çdokujt).

6. S'ka asnjë gjallesë në Tokë që të mos i ketë mjetet e jetesës prej Tij. Ai di vendbanimin e saj dhe vendin e vdekjes. Të gjitha këto janë (të shënuara) në Librin e qartë.

7. Është Ai që ka krijuar qiejt dhe Tokën për gjashtë ditë, teksa Froni i Tij ndodhej mbi ujë, për t'ju vënë në provë kush është më i mirë në vepra. Nëse ti u thua: "Ju do të ringjalleni pas vdekjes", mohuesit, me siguri do të thonë: "Kjo nuk është asgjë tjetër, përveçse magji e kulluar!"

8. Nëse Ne ua shtyjmë dënimin për një kohë të shkurtër, ata me siguri do të thoshin: "Kush po e vonon?" Por ditën që do t'u vijë dënimi, asgjë nuk do t'ua largojë atë dhe, do t'i përfshijë ajo që ata e përqeshnin.

9. Kur Ne i japim njeriut të shijojë mëshirën Tonë e pastaj ia heqim atë, ai atëherë bëhet shpresëhumbur dhe mohues.

10. E, kur pas fatkeqësisë që e ka goditur atë, Ne i japim atij dhunti, ai me siguri do të thotë: "Gjynahet e mia janë larguar nga unë!" atëherë bëhet i gëzuar dhe mendjemadh.

11. (Nuk janë të tillë) vetëm ata që durojnë dhe bëjnë vepra të mira; për ata do të ketë falje dhe shpërblim të madh.

12. Mund të ndodhë që ti (Muhamed) të lësh mënjanë diçka nga ato që të janë shpallur ty dhe të të ngushtohet kraharori, sepse ata thonë: "Përse nuk i është dërguar ndonjë thesar?" ose, "Përse nuk vjen një engjëll me të?" Ti je vetëm paralajmërues e Allahu kujdeset për çdo gjë.



13. Nëse ata thonë: "Ai[139] e ka trilluar atë[140]!" Thuaju (o Muhamed!): "Sillni dhjetë sure të ngjashme (në bukuri dhe elokuencë) të trilluara dhe thirrni në ndihmë kë të mundni, përveç Allahut, nëse thoni të vërtetën!"

14. E, nëse nuk ju përgjigjen, atëherë ta dini se ai (Kurani), ka zbritur me dijen e Allahut dhe se s'ka zot tjetër (të denjë për adhurim) përveç Tij. Andaj, a jeni ju (o mohues) myslimanë?

15. Atyre që duan jetën e kësaj bote dhe bukuritë e saj, Ne do t'ua shpërblejmë krejtësisht punët e tyre dhe në të nuk do t'u lihet gjë mangët.

16. Këta janë ata për të cilët në botën tjetër nuk do të ketë kurrgjë, përveç zjarrit. Do t'u shembet çdo gjë që kanë bërë në këtë jetë dhe do t'u zhvlerësohet ajo që kanë punuar.

---

[139] D.m.th. Profeti Muhamed (a.s.).
[140] D.m.th. Kuranin.

17. A janë (të barabartë me jobesimtarët), ata, që mbështeten në provë të qartë nga Zoti i tyre[141], që ndiqet nga një dëshmitar prej Tij (Kurani), para të cilit ishte Libri i Musait (dëshmitar) udhërrëfyes dhe mëshirë? Këta besojnë Kuranin. Dhe për cilindo nga grupet (sektet) që e mohojnë atë, zjarri do të jetë vend i premtuar. Andaj, ti kurrsesi mos dysho në atë; se ai, padyshim, është e vërteta prej Zotit tënd, ndonëse shumica e njerëzve nuk besojnë.

18. Kush janë më të padrejtë se ata që trillojnë gënjeshtra për Allahun? Ata do të sillen para Zotit të tyre e dëshmitarët do të thonë: "Këta janë ata që kanë gënjyer kundër Zotit të tyre. Mallkimi i Allahut qoftë mbi të padrejtët,

19. të cilët pengojnë (të tjerët) nga rruga e Allahut dhe përpiqen ta shtrembërojnë atë, ndërsa vetë nuk besojnë në botën tjetër."

20. Nuk janë ata që kanë pushtetin në Tokë dhe nuk do të kenë ndonjë mbrojtës tjetër, në vend të Allahut. Atyre do t'u shumëfishohet dënimi, sepse as nuk dëgjonin, as shihnin.

21. Këta janë ata që dëmtuan vetveten dhe u humbën idhujt e rremë që i trillonin.

22. Vërtet, këta do të jenë më të humburit në botën tjetër.

23. Pa dyshim, ata që besojnë, bëjnë vepra të mira dhe përulen para Zotit të tyre, do të jenë banorë të Xhenetit, në të cilin do të qëndrojnë përherë.

24. Dallimi midis këtyre dy grupeve shëmbëllen me dallimin midis një të verbri të shurdhër dhe një njeriu që sheh e dëgjon. A janë të njëjtë këta (kur të krahasohen)? A nuk po merrni këshillë?!

25. Shumë kohë më parë, Ne dërguam Nuhun te populli i tij. (Ai u tha): "Unë jam për ju paralajmërues i hapët;

26. që të adhuroni vetëm Allahun. (Përndryshe), unë kam frikë për ju dënimin e një Dite të dhembshme".

---

[141] Prova ështa natyra monoteiste në të cilën është krijuar çdo njeri.

27. Por, paria e popullit të tij, e cila nuk besoi, tha: “Ne shohim se ti je thjesht njeri si ne dhe, shohim, që ty të shkojnë pas vetëm më të pavlerët nga ne, pa menduar fare. Ne nuk shohim se ti ke diçka më të mirë se ne, madje ju quajmë gënjeshtarë”.

28. Ai (Nuhu) tha: “O populli im, mendoni pak! Nëse unë mbështetem në një provë të qartë që më ka ardhur nga Zoti im dhe, nëse nga ana e Tij më ka ardhur një mëshirë, e cila është fshehur nga sytë tuaj, a mund t’ju bëjmë ta pranoni me detyrim (provën), kur ju e urreni?

29. O populli im! Unë për këtë nuk kërkoj nga ju kurrfarë pasurie. Mua më shpërblen vetëm Allahu. Unë nuk mund t’i dëboj ata që besojnë. Ata do të takohen me Zotin e tyre. Mirëpo, unë shoh se fatkeqësisht, ju jeni popull, që nuk di.

30. O populli im, kush do të më mbrojë nga Allahu, nëse unë i dëboj (besimtarët)? A nuk doni të merrni këshillë?



31. Unë nuk ju them se kam thesarin e Allahut apo që e di të padukshmen. As nuk them se unë jam engjëll e as do t’u them atyre, të cilët sytë tuaj i nënçmojnë, se Allahu nuk do t’u japë kurrfarë të mire. Allahu e di më mirë se ç’ka në shpirtrat e tyre. Atëherë, sigurisht që do të isha prej të padrejtëve.”

32. Ata thanë: “O Nuh, ti na kundërshtove ne, madje e zgjate kundërshtimin. Le të na godasë ajo me çfarë na kërcënon, nëse thua të vërtetën!”

33. Tha (Nuhu): “Vetëm Allahu do t’jua sjellë atë, nëse dëshiron; e ju Atij nuk mund t’i ikni.

34. Këshilla ime nuk do t’ju bëjë dobi edhe sikur të doja t’ju këshilloja, nëse vullneti i Allahut është që t’ju shkatërrojë. Ai është Zoti juaj dhe ju tek Ai do të ktheheni”.

35. Nëse ata thonë: “Ai[142] e ka trilluar atë[143]”. Thuaj: “E nëse unë e kam trilluar, gjynahu im bie mbi mua e unë jam larg nga gjynahet që bëni ju”.

---

[142] D.m.th. Profeti Muhamed (a.s.).
[143] D.m.th. Kuranin.

36. Dhe Nuhut iu shpall: “Nga populli yt askush nuk do të besojë, përveç atyre që tashmë kanë besuar, andaj mos u pikëllo për atë që bëjnë ata!

37. Ndërto anijen nën Sytë (mbikqyrjen) dhe udhëzimin Tonë dhe mos m’u drejto më për ata që janë keqbërës! Ata, me siguri, do të fundosen”.

38. Ai nisi të ndërtonte anijen. Sa herë që kalonte pranë tij paria e popullit të tij, e përqeshte. Ai u tha: “Nëse ju talleni me ne, edhe ne do të tallemi me ju, ashtu si po talleni ju

39. dhe, së shpejti, me siguri, do ta merrni vesh, kë do ta gjejë dënimi poshtërues dhe mbi kë do të bjerë dënimi i përhershëm”.

40. Kur arriti urdhri Ynë e uji nisi të gufojë nga sipërfaqja e tokës, Ne i thamë: “Ngarko në anije nga çdo lloj gjallese nga një çift, familjen tënde - përveç atyre kundër të cilëve ka qenë fjala e dënimit - dhe besimtarët!” Por shumë të paktë ishin ata që i kishin besuar atij!



41. Ai tha: “Hipni në anije! Me emrin e Allahut ajo lundron dhe ndalet! Me të vërtetë, Zoti im është Falës dhe Mëshirëplotë”.

42. Dhe ajo lundronte me ata nëpër valët e mëdha e të larta sa malet, ndërsa Nuhu thërriste birin e vet, i cili ishte ndarë veç: “O biri im, hip me ne e mos u bëj me mohuesit!”

43. (I biri) tha: “Unë do të strehohem në një mal i cili do të më ruajë nga uji”. Nuhu iu përgjigj: “Sot askush nuk do të kursehet nga dënimi i Allahut, përveç atij që e mëshiron Ai!” Një valë në mes tyre i ndau dhe ai u fundos.

44. Më pas, një zë thirri: “O Tokë, gëlltit ujin tënd dhe ti, o qiell, ndaloje (shiun)!” Dhe uji u tërhoq e u plotësua urdhri (i Allahut). Ndërsa anija u ndal në malin al Xhudij dhe u tha: “Larguar qofshin keqbërësit (nga mëshira e Allahut)!”

45. Pastaj Nuhu iu lut Zotit dhe i tha: “O Zoti im, biri im është nga familja ime, premtimi Yt është i vërtetë dhe Ti je Gjykatësi më i drejtë!”

46. (Allahu) tha: “O Nuh, ai nuk është nga familja jote, ai ka bërë punë të keqe. Mos më pyet për atë që ti nuk e di. Unë të këshilloj që të mos bëhesh nga të padituri”.

47. (Nuhu) tha: “O Zoti im, mbështetem tek Ti për Të të mos kërkuar gjëra, për të cilat nuk kam dijeni. Nëse Ti nuk më fal dhe nuk më mëshiron, do të jem nga të humburit”.

48. Atëherë iu tha: “O Nuh, zbrit me përshëndetje prej Nesh dhe me bekime për ty dhe pasardhësit e atyre që gjenden me ty. Disa popujve (pas teje), Ne do t’u japim kënaqësi e pastaj do t’i godasë nga Ne dënimi i dhembshëm!”

49. Këto janë (disa) nga lajmet e fshehta që Ne t’i shpallim ty. Këto nuk i ke ditur as ti, as populli yt para kësaj (shpalljes së Kuranit). Andaj, duro! Se, vërtet, në fund, fitorja është e besimtarëve.

50. Fisit Ad (Ne i dërguam) vëllanë e tyre Hudin. Ai tha: “O populli im, adhuroni Allahun! Ju nuk keni Zot tjetër përveç Tij; ju jeni vetëm trillues.



51. O populli im! Unë nuk kërkoj nga ju shpërblim për këtë. Mua më shpërblen vetëm Ai që më ka krijuar! A nuk kuptoni?!

52. O populli im! Kërkoni falje nga Zoti juaj dhe kthehuni tek Ai të penduar, se Ai do t’ju sjellë shi të begatshëm dhe do t’ju shtojë fuqi mbi fuqinë tuaj. Mos u shmangni prej Atij duke qenë keqbërës!”

53. Ata thanë: “O Hud! Ti nuk na ke sjellë kurrfarë prove të dukshme për fjalët e tua, ne nuk do t’i braktisim zotat tanë dhe nuk të besojmë ty!

54. Ne themi vetëm se ty të ka goditur ndonjë e keqe nga zotat tanë”. Ai tha: “Unë kam dëshmitar Allahun, por dëshmoni edhe ju, se unë jam larg nga idhujt që ju i adhuroni

55. në vend të Tij. Të gjithë ju bëni komplot kundër meje dhe mos më jepni afat aspak!

56. Unë mbështetem tek Allahu, Zoti im dhe Zoti juaj. S’ka asnjë gjallesë që të mos jetë nën pushtetin e Tij. Me të vërtetë, Zoti im, është në rrugë të drejtë.

57. E, nëse ju shmangeni, unë tashmë jua kam përcjellë atë (mesazhin), për të cilin jam dërguar te ju. Zoti im, në vendin tuaj do të sjellë një popull tjetër, kurse ju nuk mund t'i bëni kurrfarë dëmi Atij. Vërtet, Zoti im është Mbikqyrës mbi çdo gjë".

58. Kur erdhi urdhri Ynë, me mëshirën Tonë, Ne e shpëtuam Hudin bashkë me besimtarët e tij. I shpëtuam ata nga dënimi i rëndë.

59. Ja, ky ishte fisi Ad. Ai i mohonte shenjat e Zotit të tij, nuk i dëgjonte të dërguarit e Tij dhe shkonte pas urdhrit të çdo keqbërësi kokëfortë.

60. Ata i ndoqi mallkimi në këtë jetë dhe në Ditën e Kiametit. Me të vërtetë, fisi Ad e mohoi Zotin e tij. Qoftë larguar (nga mëshira e Allahut) fisi Ad, populli i Hudit!

61. Fisit Themud (Ne i dërguam) vëllanë e tij, Salihun. "O populli im", - u tha ai - "adhuroni vetëm Allahun. Ju s'keni zot tjetër përveç Atij! Ai ju krijoi nga toka dhe ju vuri të jetoni në të; andaj, kërkoni falje nga Ai dhe kthehuni me pendim tek Ai! Pa dyshim, Zoti im është afër dhe u përgjigjet (lutjeve)."



62. Ata thanë: "O Salih! Ti ke qenë i nderuar mes nesh dhe shpresa jonë para kësaj (fjale). A mos vallë po na ndalon ta adhurojmë ato që i kanë adhuruar prindërit tanë? Vërtet, ne jemi në mëdyshje për thirrjen tënde".

63. Ai tha: "O populli im, mendoni pak! Nëse Zoti im më ka dhënë provë të qartë nga Vetja dhe mëshirë, kush do të më mbrojë nga dënimi i Allahut, nëse nuk e dëgjoj?! Ju (me këtë) mua do të më shtonit vetëm humbjen.

64. O populli im! Kjo është deveja e Allahut,* shenjë e qartë për ju, prandaj lëreni të kullosë në tokën e Allahut dhe mos i bëni ndonjë të keqe, se ju godet ndëshkimi menjëherë".

---

* "Kjo është deveja e Allahut": Sipas disa komentuesve të Kuranit, kjo deve doli nga shkëmbi. Ajo ishte një kafshë e mrekullueshme, që Allahu ua paraqiti themudasve si provë për Profecinë e Salihut. Në mënyrë që edhe kafsha të pinte, u vendos që burimi i vetëm i ujit për atë popull, të shfrytëzohej me radhë: një herë deveja, një herë njerëzit. Kjo nxiti mërinë e jobesimtarëve, të cilët vendosën ta vrisnin atë.

65. Por ata e therën dhe ai tha: “Jetoni në shtëpitë tuaja edhe tri ditë! Ky është premtimi i vërtetë”.

66. E, kur erdhi urdhri Ynë, Ne - me mëshirën Tonë, e shpëtuam Salihun bashkë me besimtarët e tij nga poshtërimi i asaj dite. Me të vërtetë, Zoti yt është i Forti dhe i Plotfuqishmi.

67. Kurse ata që bënë të këqija, i kaploi një zë i tmerrshëm dhe në shtëpitë e tyre u gdhinë të vdekur e të palëvizshëm,

68. sikur nuk kishin jetuar kurrë në to. Me të vërtetë, fisi Themud mohoi Zotin e tij. Qoftë larguar (nga mëshira e Zotit) fisi Themud!

69. Të dërguarit Tanë, i sollën Ibrahimit lajmin e mirë dhe i thanë: “Paqe mbi ty!” Ai u përgjigj: “Paqja qoftë mbi ju!” Dhe me të shpejtë u solli atyre një viç të pjekur.

70. Kur pa se ata nuk po i zgjasnin duart tek mishi, nuk i pëlqeu dhe ndjeu frikë prej atyre. (Engjëjt) thanë: “Mos u frikëso, Ne jemi dërguar te populli i Lutit”.



71. Gruaja e tij, që rrinte aty, qeshi kur Ne i dhamë lajmin e mirë për Is’hakun e pas Is’hakut - për Jakubin.

72. Ajo tha: “Ah! E mjera unë! A mos vallë, kështu plakë do të lind unë, ndërkohë që edhe burri im është plak! Me të vërtetë, kjo është diçka e jashtëzakonshme!”

73. Ata (engjëjt), thanë: “A mos vallë, po çuditesh me urdhrin e Allahut? Mëshira e Allahut dhe bekimi i Tij qoftë mbi ju - familjen e të Dërguarit. Me të vërtetë, Ai është i Falënderuar dhe i Lavdëruar!”

74. Pasi i kaloi frika Ibrahimit dhe i erdhi lajmi i gëzuar, ai polemizoi me të dërguarit Tanë për popullin e Lutit.

75. Vërtet, Ibrahimi ishte i butë, i dhembshur e vazhdimisht i kthyer (tek Allahu).

76. “O Ibrahim, shmangu prej kësaj! Me të vërtetë, erdhi urdhri nga Zoti yt dhe ata do t’i gjejë dënimi i pashmangshëm.”



77. Kur i erdhën të dërguarit Tanë Lutit, Ai u hidhërua, ndjeu një shtrëngim në shpirtin e tij dhe tha: "Kjo është ditë e rëndë!"

78. Populli i tij, që më parë pat punuar vepra të këqija, u vërsul drejt atij. (Luti) tha: "O populli im, këto janë bijat e mia. Ato për ju janë më të pastra, e frikësojuni Allahut dhe mos më turpëroni para mysafirëve të mi. A nuk ka midis jush një njeri me mend?"

79. Ata thanë: "Ti e di se ne nuk kemi të drejtë për bijat e tua. Në të vërtetë, ti e di se ç'duam ne".

80. Ai tha: "Sikur unë të kisha fuqi (që t'ju dëboj) ose të mbështetesha në ndonjë krah të fuqishëm!"

81. Thanë (mysafirët): "O Lut! Ne jemi të dërguarit e Zotit tënd. Ata nuk mund të të bëjnë ty asgjë e pra, nisu ti me familjen tënde në orët e vona të natës dhe askush prej jush të mos këqyrë prapa, përveç gruas sate. Atë do ta godasë ajo që do t'i gjejë edhe ata. Afati i tyre është agimi i ditës. Vallë, a nuk është afër agimi i ditës?!"



82. Kur erdhi urdhri Ynë, Ne e përmbysëm çdo gjë, - ato që ishin lart, i kthyem poshtë dhe mbi ata lëshuam gurë nga balta e pjekur, duke rënë vazhdimisht, si shiu.

83. (Ato ishin gurë) të shënuar (për dënim) te Zoti yt. Dënimi nuk është larg nga keqbërësit.

84. Popullit të Medjenit Ne i dërguam vëllanë e tyre, Shuajbin. Ai tha: "O populli im, adhuroni Allahun! Ju s'keni tjetër zot përveç Tij. Mos bëni hile as gjatë matjes, as në kandar. Unë po shoh se ju gjendeni në begati dhe kam frikë se do t'ju godasë dënimi i një dite, që ju përfshin të gjithëve.

85. O populli im, matni drejt në litër dhe kandar, mos ua hani njerëzve hakun e tyre dhe mos bëni ngatërresa në Tokë!

86. Ajo që ju është lënë nga Allahu, është më e mirë për ju, nëse jeni besimtarë; e unë nuk jam ruajtësi juaj".

87. Ata thanë: "O Shuajb, a mos vallë namazi yt urdhëron që ne t'i lëmë ato që i kanë adhuruar të parët tanë ose që të mos bëjmë

me pasurinë tonë çfarë të duam? Qenke njëmend i butë dhe i drejtë ti!”

88. Ai tha: “O populli im, mendoni pak! Nëse unë kam provë të qartë nga Zoti im, i Cili më ka furnizuar me begati të mira nga ana e Vet, a të mos ju udhëzoj në rrugën e drejtë?! Unë nuk dëshiroj të bëj atë, që jua ndaloj juve. Unë dëshiroj vetëm të përmirësoj atë që mundem. Ndërsa suksesi im varet vetëm nga Allahu. Tek Ai mbështetem dhe Atij i drejtohem.

89. O populli im, kundërshtimi ndaj meje le të mos ju çojë kurrsesi që t'ju ndodhë ajo, që i ndodhi popullit të Nuhut ose popullit të Hudit apo popullit të Salihut; mos harroni se edhe populli i Lutit nuk është larg prej jush.

90. Kërkoni falje nga Zoti juaj e kthehuni me pendim tek Ai. Me të vërtetë, Zoti im është Mëshirëplotë dhe gjithë dashuri.”



91. Ata thanë: “O Shuajb, ne nuk kuptojmë shumë nga ato, që na thua ti dhe të konsiderojmë të dobët midis nesh. Sikur të mos ishte farefisi yt, do të të kishim mbytur me gurë; ti nuk je i respektuar te ne.”

92. Ai tha: “O populli im, a mos vallë farefisi im për ju është më i respektuar se Allahu, të cilin po e anashkaloni? Me të vërtetë, Zoti im, ka nën kontroll gjithçka që bëni ju.

93. O populli im, bëni sa të mundni, por edhe unë do të bëj. Ju, shpejt do ta mësoni se kë do ta gjejë dënimi që do ta poshtërojë dhe kush është gënjeshtar. Pritni (fundin), se edhe unë do të pres me ju”.

94. Kur erdhi urdhri Ynë, Ne e shpëtuam me mëshirën Tonë Shuajbin dhe ata që i besuan atij, kurse mohuesit i kaploi një zë i tmerrshëm dhe në shtëpitë e tyre u gdhinë të vdekur e të palëvizshëm,

95. thuajse nuk kishin jetuar kurrë aty. Qoftë larguar (nga mëshira e Zotit) populli i Medjenit, ashtu siç qe larguar edhe fisi Themud!



96. Ne e dërguam Musain me mrekullitë Tona dhe me autoritetin e qartë

97. te Faraoni dhe paria e tij, por paria shkoi pas urdhrit të Faraonit, ndonëse urdhri i Faraonit nuk ishte i drejtë.

98. Ai do ta udhëheqë popullin e tij në Ditën e Kiametit e do ta çojë në zjarr. Eh, sa vend i shëmtuar është ai, ku do të sillen ata!

99. Ata i përcjell mallkimi në këtë jetë dhe në jetën tjetër. Eh sa "dhuratë" e shëmtuar është ajo që do t'u jepet!

100. Këto janë disa prej historive të qyteteve që po t'i tregojmë ty (o Muhamed). Disa prej atyre ende qëndrojnë, kurse disa janë rrënuar.

101. Ne nuk u bëmë atyre padrejtësi, por ata i bënë padrejtësi vetvetes. Hynitë, që ata i adhuronin në vend të Allahut, nuk i ndihmuan aspak, kur erdhi urdhri i Zotit tënd dhe nuk iu shtuan atyre kurrgjë tjetër, përveç humbjes.



102. I tillë është dënimi i Zotit tënd, kur ndëshkon vendbanimet që bënin gjynahe. Me të vërtetë, dënimi i Tij është i dhembshëm dhe i ashpër.

103. Pa dyshim, në këto (ngjarje) ka këshillë për atë që i druhet dënimit të Ditës së Gjykimit. Ajo është Dita në të cilën do të tubohen të gjithë njerëzit; ajo është Ditë e dëshmuar.

104. Ne e shtyjmë atë vetëm që të plotësohet afati i caktuar.

105. Kur të vijë ajo ditë, njeriu mund të flasë vetëm me lejen e Tij. Disa prej tyre do të jenë të mjerë e disa fatlumë.

106. Ata që do të jenë të mjerë, do të hyjnë në zjarr, ku do t'i presin veç ofshamat e vajtimet.

107. Aty do të mbeten përherë, derisa të jenë qiejt dhe Toka, veç si të dojë Zoti yt. Me të vërtetë, Zoti yt kryen atë që do.

108. Kurse fatlumët, do të hyjnë në Xhenet, ku do të qëndrojnë përherë, derisa të jenë qiejt dhe Toka, veç si të dojë Zoti yt. Kjo është dhuratë e pandërprerë.

109. Prandaj, mos u bëj dyshues për atë që këta adhurojnë. Ata adhurojnë vetëm atë që kanë adhuruar dikur të parët e tyre. Dhe Ne do t'ua japim atë që kanë merituar, duke mos ua pakësuar aspak.

110. Vërtet, Ne i dhamë Musait Librin, por rreth tij pati kundërshti. Sikur të mos ishte parathënë Fjala e Zotit tënd (për shtyrjen e gjykimit), me siguri që (çështja) do të gjykohej midis tyre (menjëherë). Në fakt, (edhe tani) ata janë në një mëdyshje tepër të madhe në lidhje me të.

111. Në të vërtetë, çdonjërit prej tyre Zoti yt do t'ia plotësojë shpagimin për veprat e veta. Se Ai, me siguri, e di mirë atë që punojnë ata.

112. Prandaj qëndro i patundur në udhën e drejtë, ashtu siç je i urdhëruar. Ashtu le të veprojnë edhe besimtarët që janë me ty, e mos i kaloni kufijtë, se Ai, me të vërtetë, i sheh mirë ato që punoni ju.



113. Dhe mos anoni nga ata që bëjnë të këqija, përndryshe do t'ju përcëllojë Zjarri. Ju nuk do të keni mbrojtës tjetër përveç Allahut dhe nuk do të ndihmoheni.

114. Fale namazin në mëngjes e mbrëmje dhe në një kohë të natës, sepse veprat e mira i shlyejnë veprat e këqija. Kjo këshillë vlen për ata që i pranojnë këshillat.

115. Dhe duro! Se Allahu, me të vërtetë, nuk e humb shpërblimin për punëmirët.

116. A ka pasur njerëz të mençur te popujt para jush, të cilët të pengonin ngatërresat në Tokë, përveç disave prej tyre që i shpëtuam Ne?! Ata që bënin të këqija, jepeshin pas kënaqësive dhe ishin gjynahqarë.

117. Zoti yt kurrë nuk do t'i shkatërronte qytetet padrejtësisht, nëse banorët e tyre do të ishin të ndershëm.

118. Sikur të kishte dashur Zoti yt, të gjithë njerëzit do t'i bashkonte në një bashkësi të vetme, por ata vazhdojnë të jenë të përçarë,

119. përveç atyre, që i ka mëshiruar Zoti yt. Për këtë qëllim Ai i krijoi ata. Do të plotësohet Fjala e Zotit tënd: “Me të vërtetë që do ta mbush Xhehenemin me xhinde dhe njerëz bashkërisht!”

120. Ne po t’i tregojmë ty disa nga historitë e të dërguarve, për të ta forcuar zemrën. Në këtë sure të ka ardhur ty e vërteta. Ajo është këshillë dhe kujtesë për besimtarët.

121. Dhe thuaju atyre që nuk besojnë: “Ju bëni çfarë të mundni, edhe ne do të bëjmë çfarë të mundim,

122. dhe pritni, nëse do të prisni, se dhe ne do të presim!”

123. Allahu i di të fshehtat e qiejve dhe të Tokës dhe çdo gjë kthehet tek Ai. Lutju Atij dhe mbështetu tek Ai! Zoti yt nuk është i pavëmendshëm ndaj asaj që bëni ju.

# 12 SURJA JÛSUF

**Mekase - 111 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Elif, Lâm, Râ. Këto janë vargjet e Librit të qartë!

2. Ne e zbritëm këtë Kuran në gjuhën arabe, për ta kuptuar ju.

3. Ne të tregojmë ty (Muhamed) historinë më të bukur[144] përmes shpalljes së këtij Kurani, ndonëse ti, me të vërtetë, nuk ke qenë në dijeni më parë.

4. Kur Jusufi i tha babait të vet: "O babai im! Unë pashë në ëndërr njëmbëdhjetë yje, Diellin dhe Hënën! I pashë të më përuleshin në sexhde",

5. ai i tha: "O biri im! Mos ua trego ëndrrën tënde vëllezërve të tu, që të mos kurdisin ndonjë gjë kundër teje, sepse, vërtet, djalli është armik i hapët i njeriut.

6. Dhe kështu, Zoti yt të ka zgjedhur ty dhe të mëson shpjegimin e ëndrrave dhe e plotëson dhuntinë e Vet ndaj teje dhe familjes së Jakubit, ashtu siç e ka plotësuar më parë ndaj të parëve tu, Ibrahimit dhe Is'hakut. Pa dyshim, Zoti yt është i Urtë dhe i Gjithëdijshëm".

7. Për të gjithë ata që pyesin, në historinë e Jusufit dhe të vëllezërve të tij, ka shumë mësime.

8. Vëllezërit e tij thanë: "Jusufi dhe vëllai i tij, janë më të dashur se ne për babanë tonë, ndërkohë që ne jemi një grup i tërë. Babai ynë, me të vërtetë, po gabon.

---

[144] Vargu "Ne të tregojmë ty (Muhamed) historinë më të bukur", mund të përkthehet edhe "Ne të tregojmë ty (Muhamed) në mënyrën më të bukur".

9. Vriteni Jusufin ose braktiseni në ndonjë vend të largët,[145] se pastaj babai juaj do të kthehet nga ju dhe, pas kësaj, do të bëheni njerëz të mirë”.

10. Njëri prej tyre tha: “Mos e vrisni Jusufin, por hidheni në fund të ndonjë pusi; do ta marrë ndonjë karvan; nëse përnjëmend doni të bëni diçka me atë”.

11. Ata thanë: “O babai ynë! Përse për Jusufin nuk ke besim te ne?! Në të vërtetë, Ne i dëshirojmë çdo të mirë atij.

12. Dërgoje nesër me ne që të argëtohet dhe të luajë. Të sigurojmë se do ta ruajmë.”

13. (Babai) tha: “Unë brengosem po ta merrni dhe kam frikë se mos do ta hajë ujku, ndërkohë që ju s’do ta keni mendjen tek ai.”

14. Ata thanë: “Si do ta hajë ujku, kur ne jemi një grup i fortë! Atëherë, me të vërtetë që ne do të ishim të humbur”.

15. Pasi e morën, vendosën që ta hidhnin në fund të një pusi dhe Ne i shpallëm Jusufit: “Ti do t’i lajmërosh ata për këtë vepër, pa e vënë re ata (që ti je Jusufi).”

16. Dhe në mbrëmje ata shkuan te babai i tyre, duke qarë.

17. Thanë: “O babai ynë, ne shkuam të vrapojmë e Jusufin e lamë te rrobat tona, andaj e hëngri ujku. Por ti nuk na beson, edhe pse themi të vërtetën”.

18. Dhe sollën këmishën e tij të përgjakur, me gjak të rremë. Ai tha: “Nuk është kështu, por ju keni sajuar diçka (tjetër nga sa thoni). Por, durim! Allahut i kërkoj ndihmë kundër asaj që po tregoni ju”.

19. (Ndërkohë në pus) erdhi një karvan. Ata dërguan ujëmbartësin e vet dhe ai lëshoi kovën e tij dhe thirri: “O sa

---

[145] “Vriteni ...”: Vëllezërit e Jusufit flasin midis tyre, por, për t’i qëndruar besnik stilit kuranor, ligjërata është përkthyer në vetën e dytë të numrit shumës. Kjo formë është përdorur shpesh në Kuran dhe mund të japë përshtypjen se personi që flet është një i huaj, jashtë grupit të cilit i drejtohet fjala. Ndërkohë, ne do të thoshim “Ta vrasim Jusufin ose ta braktisim...”.

gëzim! Qenka një djalë!” Ata e fshehën atë si plaçkë tregtie, por Allahu e dinte mirë çfarë bënin ata.

20. Ata e shitën Jusufin me një çmim të ulët, veç disa grosh, pa pasur fare lakmi (për para).

21. Një njeri nga Egjipti që e bleu, i tha gruas së vet: “Bëja të këndshëm qëndrimin këtu. Ndoshta do të na shërbejë ose do ta birësojmë!” Dhe kështu, Ne e vendosëm Jusufin në atë tokë të bukur dhe i mësuam shpjegimin e ëndrrave. Allahu ka kontroll dhe fuqi të plotë mbi çështjet e Tij, por shumica e njerëzve nuk e dinë.

22. Kur Jusufi arriti moshën e pjekurisë, Ne i dhamë aftësinë e të gjykuarit dhe dituri. Kështu i shpërblejmë Ne punëmirët.

23. Por ajo, në shtëpinë e së cilës gjendej ai, nisi ta joshë në kundërshtim me dëshirën e tij. Ajo ia mbylli të gjitha dyert dhe tha: “Jam e gatshme për ty!” Kurse ai tha: “Allahu më ruajt! Me të vërtetë, Zoti im ka treguar kujdes për mua dhe, pa dyshim, keqbërësit nuk do të shpëtojnë kurrë”.



24. Ajo e dëshiroi atë; por edhe Jusufi do ta kishte dëshiruar atë, sikur të mos kishte parë provën e Zotit të vet. Kështu e larguam nga e keqja dhe vepra e shëmtuar, sepse ai, në të vërtetë, ishte nga robërit Tanë të sinqertë.

25. Që të dy vrapuan nga dera dhe ajo ia shqeu këmishën atij nga mbrapa. Te dera, ata hasën burrin e saj. Ajo tha: “Çfarë dënimi meriton ai që kërkon t’i bëjë të keqe gruas sate, përveç burgosjes apo dënimit të dhembshëm?”

26. (Jusufi) tha: “Ajo provoi të më joshte”. Një i afërt i saj (që u gjend aty), pohoi: “Nëse këmisha e tij është shqyer përpara, atëherë ajo thotë të vërtetën, kurse ai gënjen.

27. Por, nëse këmisha e tij është shqyer prapa, atëherë ajo gënjen, ndërsa ai thotë të vërtetën”.

28. Kur burri i saj pa se këmisha e Jusufit ishte shqyer nga mbrapa, tha: “Patjetër që kjo është një nga dredhitë tuaja (të femrave). Në të vërtetë, dredhitë tuaja janë të mëdha!

29. Ti, o Jusuf, largohu nga kjo! Kurse ti (gruaja ime), kërko falje për këtë gjynah, sepse, në të vërtetë, ti je fajtore".

30. Disa gra (të parisë) në qytet po thoshin: "Gruaja e Azizit (ministrit) deshi ta joshte shërbëtorin e vet. Asaj i ka rënë vërtet në kokë dashuria për të. Ne besojmë se ajo e ka humbur fare".

31. Kur dëgjoi për thashethemet e tyre, ajo i thirri ato në gosti, çdonjërës i dha nga një thikë dhe (i) tha (Jusufit): "Dil para tyre!" Kur e panë, gratë u mahnitën nga bukuria e tij, prenë duart dhe thanë: "O Zot, o Zot! Ky nuk është njeri, por qenka një engjëll fisnik!"

32. Ajo tha: "Jo, ky është ai për të cilin ju më qortuat. Jam përpjekur ta josh, por ai është ruajtur nga gjynahu. Por, nëse ai nuk bën atë që e urdhëroj unë, me siguri që do të burgoset dhe do të poshtërohet".

33. Ai tha: "O Zoti im, më shumë e dua burgun se atë ku më shtyjnë ato. Nëse Ti nuk e largon prej meje dredhinë e tyre, unë do të prirem drejt atyre dhe do të bëhem nga ata që nuk (i) dinë (ligjet e Tua)."



34. Dhe Zoti e plotësoi lutjen e tij dhe e shmangu nga dredhitë e tyre. Me të vërtetë, Ai dëgjon dhe di çdo gjë.

35. Pastaj u ra ndërmend atyre[146], pasi i panë shenjat (e pafajësisë së Jusufit) që ta burgosin për një kohë (në mënyrë që ngjarja të mos përhapej në popull).

36. Bashkë me Jusufin hynë në burg edhe dy djelmosha. Njëri prej tyre tha: "Unë kam parë (në ëndërr) veten, se si shtrydhja verë". Tjetri tha: "Unë kam parë në ëndërr, se si mbaja në kokë bukë, të cilën e hanin shpendët. Shpjegona kuptimin e ëndrrave. Ne, me të vërtetë, shohim se ti je njeri i mirë."

37. Jusufi tha: "Sa herë që t'ju vijë ndonjë ushqim (në ëndërr) si risk për ju, unë do t'ju lajmëroj se çfarë kuptimi ka, para se të bëhet realitet. Kjo është prej diturive që m'i ka mësuar Zoti im.

---

[146] D.m.th. familjes së Azizit.

Unë e kam flakur fenë e njerëzve që nuk besojnë Allahun e që mohojnë jetën tjetër.

38. Unë besoj fenë e të parëve të mi - Ibrahimit, Is'hakut dhe Jakubit. Ne, kurrë nuk mund t'i shoqërojmë Allahut ndonjë gjë (në adhurim). Kjo është dhuntia e Allahut ndaj nesh dhe njerëzve të tjerë, ndonëse shumica e njerëzve nuk janë mirënjohës.

39. O shokët e mi të burgut! A janë më mirë një mori zotash të ndryshëm apo Allahu, i Vetmi, Ngadhënjimtari?

40. Ata që ju i adhuroni në vend të Allahut, janë vetëm emra, të cilët i keni vënë ju dhe të parët tuaj, pa pasur prej Tij asnjë argument. Vendimi i përket vetëm Allahut: Ai ka urdhëruar që të adhuroni vetëm Atë. Kjo është e vetmja fe e vërtetë, por shumica e njerëzve nuk e di.

41. O shokët e mi të burgut! Njëri prej jush do t'i shërbejë verë pronarit të vet, kurse tjetri do të kryqëzohet, e shpendët do të hanë prej kokës së tij. Kështu është caktuar kjo gjë për të cilën pyetët ju!"



42. Jusufi i tha njërit prej këtyre të dyve, për të cilin e dinte se do të shpëtonte: "Përmendëm mua te pronari yt!" Por djalli bëri që ai të harronte ta përmendte te pronari i vet dhe kështu, Jusufi mbeti edhe disa vjet në burg.

43. Dhe tha mbreti: "Kam parë në ëndërr shtatë lopë të majme, të cilat po i hanin shtatë lopë të dobëta dhe kam parë shtatë kallinj të gjelbër e shtatë të tjerë të tharë. O paria ime, më shpjegoni ëndrrën time, nëse dini t'i interpretoni ëndrrat!"

44. Ata thanë: "Këto janë ëndrra të ngatërruara e ne nuk dimë t'i shpjegojmë."

45. Njërit nga ata dy që shpëtoi (nga burgu), iu kujtua pas një kohe e tha: "Unë do t'ju njoftoj për shpjegimin e kësaj (ëndrre), vetëm më dërgoni (te Jusufi)!"

46. (Shërbëtori) I tha: "O Jusuf, o njeri i drejtë! Na shpjego (ëndrrën) për shtatë lopë të majme, të cilat hahen prej shtatë

lopëve të dobëta dhe për shtatë kallinj të gjelbër e shtatë tjerë të tharë, që të kthehem te njerëzit e ta dinë edhe ata”.

47. (Jusufi) tha: “Do të mbillni shtatë vjet rresht. Prodhimin që do të korrni lëreni në kallinj, përveç një pakice që do t’ju shërbejë për të ngrënë,

48. sepse pastaj do të vijnë shtatë vite të thata, të cilat do t’i harxhojnë ato që i keni ruajtur ju, përveç një pakice që mund të kurseni.

49. Pastaj, pas këtyre do të vijë një vit plot shi për njerëzit, vit në të cilin ata do të shtrydhin (rrush, etj.).”

50. Mbreti tha: “Sillmani atë!” Kur (Jusufit) i erdhi i dërguari, ai i tha: “Kthehu te mbreti yt e pyete: ç’patën ato gra që prenë duart e veta?” Me të vërtetë, Zoti im i di dredhitë e tyre”!

51. Mbreti u tha (grave): “Si qe puna juaj kur deshët ta joshnit Jusufin?”. Ato thanë: “Allahu na ruajt! Ne nuk dimë asgjë të keqe për atë”. Gruaja e Azizit (ministrit) tha: “Tani do të dalë në shesh e vërteta! Unë u përpoqa që ta joshja atë; ai është vërtet njeri i drejtë”.

52. (Jusufi) tha: “(E kërkova këtë hetim) që ta dijë ai[147], se unë nuk e kam tradhtuar gjatë kohës së mungesës së tij. Vërtet, Allahu nuk u jep fund të mirë dredhive të tradhtarëve.

53. Unë nuk e shfajësoj veten, sepse shpirti (i njeriut) është fort i prirur për të keqe, përveç atij që e mëshiron Zoti im. Me të vërtetë, Zoti im është Falës dhe Mëshirë-plotë”.

54. Mbreti tha: “Ma sillni atë, do ta marr pranë vetes.” Pasi bisedoi me të, i tha: “Qysh sot, ti ke pozitë të lartë dhe je i besuar.”

55. (Jusufi) i tha: “Më cakto përgjegjës të depove të vendit, sepse unë jam ruajtës dhe njohës (i mirë i këtyre punëve)”.

56. Dhe kështu, Ne i dhamë Jusufit pozitë në atë vend dhe ai kishte çfarë të dëshironte. Ne e shpërblejmë me mëshirën Tonë, kë të duam dhe, punëmirëve nuk ua humbim shpërblimin.

---

[147] Ministri.

57. Ndërsa shpërblimi i jetës tjetër është më i mirë për ata që besojnë dhe e kanë frikë Allahun.

58. Dhe erdhën vëllezërit e Jusufit e hynë tek ai. Ai i njohu, por ata nuk e njohën.

59. Kur i furnizoi ata me ushqim të nevojshëm, u tha: “Më sillni vëllain tuaj prej babait! A nuk e shihni se unë jua jap masën të plotë dhe jam më i miri mikpritës?

60. Nëse nuk ma sillni atë, nuk do të ketë më ushqim për ju dhe mos ejani tek unë”!

61. Ata thanë: “Ne do të përpiqemi disi, që ta sjellim nga baba i tij dhe do ta bëjmë këtë”.

62. Jusufi u tha shërbëtorëve të vet: “Ngarkoni barrët në kafshët e tyre e ua fusni brenda paratë! Ata do t’i gjejnë ato, kur të shkojnë te familja e vet, kështu që do të kthehen përsëri te ne”.



63. Kur u kthyen te babai i tyre, ata thanë: “O ati ynë! Nuk do të na japin më ushqim. Prandaj dërgoje me ne vëllain tonë, që të mund të marrim ushqim; të sigurojmë se ne do ta ruajmë atë!”

64. Ai u tha: “A mos vallë t’jua besoj juve, ashtu siç jua pata besuar më parë vëllanë e tij? Allahu është Ruajtësi më i mirë dhe Ai është më i mëshirshmi i mëshiruesve”!

65. Kur i çelën barrët e tyre dhe gjetën të hollat e tyre, që ua kishin kthyer, ata thanë: “O ati ynë! Ç’duam më tepër? Këto janë gjërat tona; na janë kthyer. Ne do ta furnizojmë familjen tonë, do ta ruajmë vëllain tonë dhe do ta shtojmë një barrë deveje (ushqim), e kjo është barrë e lehtë.”

66. Ai tha: “Unë kurrsesi nuk do ta dërgoj me ju, derisa të betoheni në Allahun, se do të ma ktheni, me përjashtim të rastit kur ju rrezikon ndonjë e keqe e madhe (të gjithëve).” Kur ata u betuan, ai u tha: “Allahu është dorëzënës për atë që flasim ne.

67. O djemtë e mi, mos hyni nga e njëjta portë (e qytetit), por nga porta të ndryshme. Unë nuk mund të largoj prej jush asgjë nga (ajo që ju ka caktuar) Allahu! Se pushteti i përket vetëm

Allahut. Tek Ai mbështetem unë dhe tek Ai le të mbështeten ata që dëshirojnë të jenë të mbështetur (tek Allahu)"!

68. Kur ata hynë (në qytet), ashtu siç i urdhëroi babai i tyre, dëshira e Jakubit u përmbush, por kjo nuk i ndihmoi aspak para caktimit të Allahut. Ai (Jakubi), në të vërtetë, ka qenë dijetar i madh, sepse Ne e kemi mësuar, por shumica e njerëzve nuk e di.

69. Kur dolën para Jusufit, ky e afroi vëllanë e vet (Beniaminin) dhe i tha: "Unë në fakt jam vëllai yt dhe mos u hidhëro për atë që më bënë vëllezërit tanë!"

70. Pasi i furnizoi me ushqimin e nevojshëm, (Jusufi) shtiu një gotë (të çmueshme) në ngarkesën e vëllait të vet e pastaj një lajmëtar thirri: "O karvan, ju jeni vjedhës të vërtetë!"

71. Ata u kthyen drejt tyre (e thanë): "Ç'ju ka humbur"?

72. Thanë: "Po kërkojmë gotën e mbretit. Kush e sjell atë, ka shpërblim një barrë deveje ushqim. Unë për këtë jam dorëzënës".

73. (Vëllezërit e Jusufit) thanë: "Betohemi për Allahun, ju e dini se ne nuk kemi ardhur të bëjmë turbullira në këtë vend dhe nuk jemi vjedhës".

74. Ata pyetën: "E cili do të jetë dënimi, nëse ju gënjeni"?

75. (Vëllezërit) thanë: "Dënimi për atë, në barrën e të cilit gjendet gota, është që të mbahet peng ai vetë. Kështu i dënojmë ne keqbërësit."

76. Dhe nisi të kontrollojë barrët e tyre para barrës së vëllait të Jusufit. Pastaj nxori gotën nga barra e vëllait të tij. Kështu, Ne e mësuam Jusufin, që ta bënte këtë dredhi. Ai, sipas ligjit të mbretit nuk mund ta merrte (për skllav) vëllanë e vet, përveç se me vullnetin e Allahut. Ne e ngremë lart atë që duam, e mbi çdo të ditur është një i Gjithëdijshëm.

77. (Bijtë e Jakubit) thanë: "Nëse ka vjedhur, më parë ka vjedhur edhe vëllai i tij!"[148] Jusufi heshti për këtë dhe nuk shpalli gjë, por

[148] Disa komentues të Kuranit (midis të cilëve edhe Tabariu), thonë se ky pohim i referohet një ngjarjeje, kur Jusufi ishte i vogël. Atë kohë ai i kishte vjedhur gjyshit nga nëna, që ishte pagan, një statujë të vogël idhulli dhe ia kishte thyer.

mendoi në vetvete: “Ju jeni në pozitë më të keqe. Allahu është më i dijshëm për ato që thoni ju”.

78. (Bijtë e Jakubit) thanë: “O ministër, ai e ka babanë shumë plak, andaj merr ndonjërin prej nesh në vend të tij! Ne po shohim se ti je bamirës”.

79. (Jusufi) tha: “Allahu na ruajtë, si të marrim atë tjetrin në vend të atij te i cili e kemi gjetur sendin tonë! Atëherë, ne, me të vërtetë, do të ishim të padrejtë!”

80. Meqë e humbën shpresën në të (Jusufin), u shpërndanë dhe u këshilluan fshehurazi. Më i madhi nga ata tha: “A nuk e dini që babai juaj ka marrë prej jush betimin në Allahun. Ju edhe më parë e keni shkelur betimin që bëtë për Jusufin. Nuk do të ndahem prej këtij vendi, derisa të më lejojë babai im ose të më gjykojë Allahu, sepse Ai është Gjykatësi më i mirë.



81. Kthehuni te babai juaj dhe thoni: “O babai ynë, djali yt ka vjedhur. Ne dëshmojmë vetëm për atë që dimë. Ne nuk mund ta parashikonim të panjohurën[149].

82. Pyet banorët e qytetit në të cilin kemi qenë dhe karvanin me të cilin kemi udhëtuar dhe ki besim se ne jemi të drejtë”!

83. Jakubi tha: “Nuk është kështu, por ju keni kurdisur diçka. Unë do të kem durim. Shpresoj se Allahu do të m’i kthejë të gjitha, sepse Ai, në të vërtetë, është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë”.

84. U largua prej tyre dhe tha: “O i mjeri unë për Jusufin!” Sytë i ishin zbardhur prej pikëllimit dhe ishte plot zemërim.

85. Ata thanë: “Për Allahun, ti po e përmend Jusufin pa pushim, saqë do të sëmuresh rëndë ose do të vdesësh!”

86. (Jakubi) tha: “Unë dhimbjen time dhe pikëllimin tim ia paraqes vetëm Allahut e nga Allahu di atë që nuk e dini ju”.

87. “O bijtë e mi, shkoni e kërkoni lajme për Jusufin dhe vëllain e tij dhe mos e humbni shpresën në mëshirën e Allahut. Shpresën në mëshirën e Allahut nuk e humb askush, përveç jobesimtarëve”.

---

[149] Pra, nuk mund ta dinim faktin se Beniamini do të vidhte.

88. Kur ata dolën para Jusufit, thanë: “O ministër, ne dhe familjen tonë e ka goditur një fatkeqësi e madhe dhe kemi sjellë pak gjëra! Sidoqoftë, na e plotëso masën (për ushqimin) tonë dhe na jep lëmoshë, sepse Allahu i shpërblen dhënësit e lëmoshës”.

89. Ai tha: “A nuk e mbani mend çfarë keni bërë me Jusufin dhe vëllanë e tij, kur ishit të paditur?”

90. Ata thanë: “Vallë, ti je vërtet Jusufi?!” Ai u përgjigj: “Po, unë jam Jusufi e ky është vëllai im. Allahu na mëshiroi. Atë që ruhet (nga gjynahet) dhe bëhet i durueshëm, Allahu e shpërblen, se Ai kurrë nuk ia humb shpërblimin punëmirëve”.

91. Ata thanë: “Betohemi për Allahun, vërtet që Allahu të ka ngritur ty mbi ne dhe ne paskemi qenë vërtet të gabuar”.

92. Ai u tha: “Sot s’ka qortim për ju; Allahu do t’ju falë. Ai është më i mëshirshmi i mëshiruesve!

93. Shkoni me këtë këmishë timen dhe vëreni në fytyrën e atit tim e ai do të shohë, dhe m’i sillni tërë familjet tuaja!”



94. Kur karvani u largua nga vendi (Egjipti), babai i tyre tha: “Unë, me të vërtetë, po ndiej erën e Jusufit, ndonëse ju mund të më quani matuf ”.

95. Ata thanë: “Për Allahun, me të vërtetë, ti edhe tani qëndron në gabimin e mëparshëm”.

96. Kur erdhi sjellësi i lajmit të mirë dhe ia vuri këmishën në fytyrë, atij iu kthye shikimi. Ai tha: “A nuk ju kam thënë se unë di nga Allahu atë që ju nuk e dini”.

97. Ata thanë: “O babai ynë, kërko falje për ne e për gabimet tona! Ne paskemi qenë vërtet gjynahqarë”.

98. Ai u përgjigj: “Do ta lus Zotin tim që t’ju falë. Pa dyshim që Ai është Falësi dhe Mëshirëploti”.

99. Kur ata hynë te Jusufi, ai i afroi pranë prindërit e vet dhe tha: “Hyni në Egjipt! Me lejen e Allahut, ju do të jeni të sigurt prej çdo të keqeje”.

100. Ai i ngriti prindërit e vet në fron dhe ata të gjithë iu përulën atij. Ai tha: "O babai im, ky është shpjegimi i ëndrrës sime të dikurshme. Zoti im e përmbushi atë. Mua më bëri mirësi, kur më nxori nga burgu, kurse juve ju solli nga shkretëtira, pasi djalli pati futur ngatërresë midis meje dhe vëllezërve të mi. Vërtet, Zoti im është i Butë me kë të dojë; Ai është i Gjithëdijshmi dhe i Urti!

101. O Zoti im! Ti më ke dhënë pushtet dhe më ke mësuar shpjegimin e ëndrrave! O Krijues i qiejve dhe i Tokës, Ti je Mbrojtësi im edhe në këtë botë, edhe në botën tjetër! Bëj që të vdes si mysliman dhe më shoqëro me punëmirët (në botën tjetër)!"

102. Këto janë disa nga historitë e fshehta, të cilat Ne po t'i shpallim ty (o Muhamed). Ti nuk ke qenë me ata, kur vendosnin për punën e tyre dhe kurdisnin dredhira.



103. Shumica e njerëzve, sado që të dëshirosh ti, nuk janë besimtarë.

104. Ti nuk po kërkon prej tyre kurrfarë shpërblimi për këtë. Ai (Kurani) është vetëm këshillë për të gjithë njerëzit.

105. Eh, sa shumë shenja ka në qiej dhe në Tokë, pranë të cilave ata kalojnë pa ua vënë veshin!

106. Shumica e tyre nuk besojnë në Allahun, pa i shoqëruar Atij njëkohësisht (idhuj të rremë) në adhurim.

107. A janë të sigurt ata se nuk do t'i godasë një dënim gjithëpërfshirës nga Allahu apo që nuk do t'u vijë papritmas Ora, ndërkohë që janë të pavetëdijshëm?

108. Thuaj: "Kjo është rruga ime: të ftoj drejt Allahut me dituri të plotë, unë dhe çdokush që më pason mua. I përlëvduar qoftë Allahu; unë nuk jam prej idhujtarëve!"

109. Para teje, Ne kemi dërguar vetëm burra nga banorët e qyteteve, të cilët i frymëzuam me shpallje. Vallë! A nuk kanë udhëtuar ata nëpër botë për të parë se si ka qenë fundi i popujve,

që kanë jetuar para tyre? Pa dyshim, bota tjetër është më e mirë për ata që (e) kanë frikë (Allahun). Pra, a nuk kuptoni?

110. Dhe, kur të dërguarit gati e humbën shpresën dhe menduan se do të shpalleshin gënjeshtarë, atëherë u arriti ndihma Jonë: Ne shpëtojmë atë që duam dhe dënimi Ynë nuk zmbrapset nga populli keqbërës.

111. Në tregimet e atyre (të dërguarve) ka këshilla për ata që janë me mend. Ky (Kuran) nuk është tregim i trilluar, por ai është vërtetues i atyre (librave) që janë shpallur para tij, është shpjegues i çdo gjëje dhe udhërrëfyes e mëshirë për njerëzit besimtarë.

# 13 SURJA ER-RA‘D

**Mekase - 43 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Elif Lâm Mîm Râ’. Këto janë vargjet e Librit (Kuranit)! Ajo që të është shpallur ty (Muhamed) prej Zotit tënd është e Vërteta, por shumica e njerëzve nuk e besojnë.

2. Allahu është Ai që qiejt i ka ngritur me shtylla, të cilat nuk mund t’i shihni e më pas është ngritur mbi Fron. Ai ka nënshtruar Diellin dhe Hënën; të gjitha këto rrotullohen për një kohë të caktuar. Ai i drejton të gjitha çështjet dhe i shpjegon në hollësi shpalljet, me qëllim që ju të bindeni se do të takoheni me Zotin tuaj.



3. Është Ai që e ka shtrirë tokën, duke krijuar në të male dhe lumenj. Dhe për çdo lloj fruti, Ai ka krijuar nga një çift. Ai ka bërë që nata ta mbulojë ditën. Me të vërtetë, në këto ka shenja për njerëzit që mendojnë.

4. Në Tokë ka vise që janë të lidhura njëri me tjetrin, ka kopshte të mbjella me hardhi, ka ara dhe palma me një pip ose shumë pipa, të cilat ujiten me të njëjtin ujë, por disa nga frutet i bëjmë më të shijshme nga të tjerat. Pa dyshim, në këto ka shenja për njerëzit që kanë mend.

5. Nëse ti (Muhamed) çuditesh nga idhujtarët, janë vërtet të çuditshme fjalët e tyre: “Vallë, pasi të bëhemi dhé, do të krijohemi vërtet përsëri?!” Këta janë ata që nuk besojnë në Zotin e tyre dhe në qafat e të cilëve do të ketë vargonj; këta janë banorët e Xhehenemit, në të cilin do të qëndrojnë përherë.

6. Ata të kërkojnë ty me ngut t’u sjellësh të keqen para së mirës, ndonëse para tyre ka pasur shumë dënime shembullore. Zoti yt

është Falës për njerëzit pavarësisht gjynaheve të tyre, por, në të vërtetë, Zoti yt është edhe i ashpër në dënim.

7. Jobesimtarët thonë: "Sikur t'i ishte dërguar atij[150] një mrekulli nga Zoti i tij?" Në të vërtetë, ti je vetëm paralajmërues. E, për çdo popull ka udhërrëfyes.

8. Allahu e di se ç'mbart çdo femër dhe e di sa shkurtohet e sa zgjatet (koha e lindjes). Çdo gjë tek Ai është me masë.

9. Ai i di gjërat e dukshme dhe të padukshme. Ai është i Madhi, i Larti.

10. (Për Atë) njëlloj është: si ai prej jush që flet me vete edhe ai që flet me zë të lartë, si ai që fshihet natën edhe ai që ecën ditën.

11. Njeriu ka përcjellës (engjëj), para tij dhe pas tij, që e mbikëqyrin atë me urdhrin e Allahut. Me të vërtetë, Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të ndryshojnë ç'kanë në vetvete. Kur Ai dëshiron ta ndëshkojë një popull, askush nuk mund ta pengojë Atë; dhe ata, përveç Tij, s'kanë asnjë ndihmës.



12. Ai jua tregon juve vetëtimën, duke ju bërë të frikësoheni e të shpresoni; është Ai që krijon re të rënda (me shi).

13. Bubullima e madhëron Atë me falënderim, por edhe engjëjt, nga frika ndaj Tij; Ai i dërgon rrufetë dhe godet me to kë të dojë; - dhe ata përsëri diskutojnë për Allahun, ndërkohë që Ai është i ashpër në ndëshkime.

14. Vetëm për Atë është lutja e vërtetë! Kurse idhujt, të cilëve jobesimtarët u luten në vend të Allahut, nuk u përgjigjen lutjeve të tyre aspak. Rasti i tyre është si rasti i atij që i zgjat duart tek uji, për t'i ardhur te goja, por ai kurrsesi nuk i vjen. Lutja e jobesimtarëve është e kotë.

15. Allahut i përulet në sexhde gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë, me hir a me pahir, si dhe hijet e tyre i përulen në mëngjes dhe në mbrëmje.

---

[150] Profetit Muhamed (a.s.).

16. Thuaj: "Kush është Zoti i qiejve dhe i Tokës?" dhe përgjigju: "Allahu!" Thuaj: "A mos vallë, ju zgjidhni për mbrojtës në vend të Tij, ata që nuk mund t'i sjellin vetes as dobi, as dëm?" Thuaj: "A janë të njëjtë i verbëri dhe ai që sheh? Ose a janë njësoj terri dhe drita? Apo ata (idhujtarët) i veshin Allahut ortakë, të cilët krijojnë siç krijon Ai, kështu që krijimi u ngjan i njëjtë atyre (idhujtarëve)?!" Thuaj: "Allahu është Krijuesi i çdo gjëje dhe Ai është i Vetmi, Ngadhënjimtari".

17. Ai e zbret shiun nga qielli, prandaj rrjedhin lumenjtë me masë dhe rrjedha bart mbeturinat mbi sipërfaqen e ujit. Edhe zgjyra, kur e shkrijnë njerëzit në zjarr që të bëjnë stoli ose vegla, është mbeturinë, si ajo. Kështu, Allahu jep shembullin e së vërtetës dhe të së pavërtetës: Mbeturinat hidhen, ndërsa ajo që u shërben njerëzve mbetet në tokë. Kështu, Allahu i shpjegon shembujt.

18. Për ata që i përgjigjen Zotit të tyre, është përgatitur e mira e madhe. Ndërsa ata që nuk i përgjigjen Atij - sikur të ishte e tyre gjithçka që gjendet në Tokë, madje edhe një herë aq, ata do ta sakrifikonin atë (për të shpëtuar). Njerëzve të tillë u është përgatitur llogari e rëndë dhe strehimi i tyre është Xhehenemi. Eh, sa shtrat i shëmtuar që është ai!



19. Vallë, ai që di se ajo që të është shpallur ty (Muhamed) nga Zoti yt është e vërteta, a është njësoj me atë që është i verbër (ndaj këtij fakti)? Vetëm njerëzit që kuptojnë ia vënë veshin kësaj.

20. Këta janë ata që i përmbahen besëlidhjes me Allahun dhe nuk e prishin premtimin;

21. dhe ata që mbajnë lidhjet (familjare) që ka urdhëruar Allahu të mbahen, që kanë frikë Zotin e tyre e i frikësohen llogarisë së rëndë;

22. dhe ata që durojnë për të fituar dashurinë e Zotit të tyre, që falin namazin, që ndajnë fshehurazi dhe haptazi nga ajo që ua kemi dhënë Ne dhe, që të keqen, e kthejnë me të mirë. Këtyre u takon shpërblimi në Shtëpinë e fundit:

23. Xheneti i Adnit, në të cilin do të hyjnë ata dhe besimtarët e ndershëm prej prindërve të tyre, grave dhe pasardhësve të tyre. Dhe engjëjt do të hyjnë tek ata nga çdo derë (e Xhenetit)

24. (e do t'u thonë): "Shpëtimi qoftë mbi ju, për durimin që keni treguar (në jetën e kësaj bote)! Sa vendbanim i bukur që është ky!"

25. Sa për ata që shkelin besëlidhjen me Allahun, pasi janë zotuar për atë e, që këpusin lidhjet (familjare) që ka urdhëruar Allahu të ruhen dhe bëjnë çrregullime në Tokë - mbi ta rëndon mallkimi dhe përfundimi i keq!

26. Allahu ia shton furnizimin kujt të dojë dhe ia pakëson kujt të dojë. Jobesimtarët i gëzohen jetës së kësaj bote, por jeta e kësaj bote në krahasim me botën tjetër është vetëm kënaqësi kalimtare.

27. Jobesimtarët thonë: "Pse nuk i dërgohet atij (Muhamedit a.s.) një mrekulli nga Zoti i tij?" Thuaj: "Me të vërtetë, Allahu shpie në humbje ata që Ai do, ndërsa udhëzon në rrugë të drejtë ata që kthehen tek Ai,



28. ata që besojnë dhe zemrat e të cilëve, kur përmendet Allahu, qetësohen. Vërtet, zemrat qetësohen me përmendjen e Allahut!"

29. Për ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira ka çdo mirësi dhe vendbanim të mrekullueshëm!

30. Dhe, kështu Ne të dërguam ty tek një popull, para të cilit kanë kaluar shumë popuj, që ti t'u lexosh atyre shpalljen që të kemi dhënë, sepse ata nuk e besojnë të Gjithëmëshirshmin. Thuaj: "Ai është Zoti im, s'ka zot tjetër përveç Tij; tek Ai mbështetem dhe tek Ai kthehem"!

31. (Idhujtarët e Mekës thonë:) Sikur të kishte një Kuran me të cilin të lëviznin malet ose të coptohej toka, ose të flisnin të vdekurit (që të besojmë Muhamedin)? Jo, e gjithë çështja[151] i takon (vetëm) Allahut. Vallë, a nuk e dinë ata që besojnë se sikur të donte Allahu, do t'i kishte udhëzuar të gjithë njerëzit (në besim)?! Kurse,

[151] D.m.th. besimi apo mosbesimi i idhujtarëve.

jobesimtarët (e Mekës), për atë që kanë bërë, vazhdon t'i godasë shkatërrimi apo të bjerë pranë shtëpive të tyre, derisa të kryhet premtimi i Allahut[152]. Nuk ka dyshim se Allahu e kryen premtimin e Tij.

32. Edhe para teje janë tallur me të dërguar, andaj Unë u kam dhënë afat atyre që kanë mohuar e pastaj i kam ndëshkuar; eh si ka qenë dënimi Im!

33. Vallë, Ai që është mbikëqyrës për çdokënd se çfarë punon, a është njësoj si idhujt që s'dëgjojnë e s'shohin gjë?! E megjithatë ata i shoqërojnë Allahut zota të rremë (në adhurim)? Thuaj: "Më tregoni emrat e atyre (idhujve që ia bëni shok Allahut)!" Apo ju po e njoftoni Atë për ndonjë gjë që Ai nuk e di në tokë apo thoni vetëm fjalë boshe? Jo, por jobesimtarëve dinakëritë e veta u duken të hijshme; ata janë larguar nga rruga e drejtë. Për atë që Allahu e shpie në humbje, s'ka udhërrëfyes.



34. Për ata ka dënim në këtë jetë, por dënimi në jetën tjetër, me siguri, është edhe më i ashpër; për ata s'ka mbrojtës nga dënimi i Allahut.

35. Xheneti që u është premtuar besimtarëve është i tillë që, nëpër të rrjedhin lumenj; frutat dhe freskia e tij janë të përhershme. Ky është fundi i besimtarëve, kurse fundi i jobesimtarëve është zjarri.

36. Ata, të cilëve ua kemi zbritur Librin, gëzohen për atë që të kemi shpallur ty. Dhe (ka) disa prej grupeve që mohojnë diçka prej tij. Thuaj: "Mua më është urdhëruar që ta adhuroj vetëm Allahun dhe që të mos i shoqëroj Atij asgjë (në adhurim). Vetëm Atij i lutem dhe vetëm tek Ai kthehem".

37. Ja, kështu, Ne e kemi zbritur (Kuranin) në gjuhën arabe (për të qenë) si gjykim (për njerëzit). Por, nëse ti ndjek dëshirat e tyre, pas dijes që të ka ardhur, ti nuk do të kesh as ndihmës, as mbrojtës prej Zotit.

38. Vërtet, edhe para teje Ne kemi sjellë të dërguar, të cilëve u kemi dhënë gra dhe pasardhës. Asnjë i dërguar nuk ka sjellë me

[152] Çlirimi i Mekës.

vete asnjë mrekulli, përveçse me lejen e Allahut. Çdo periudhë e kohës ka librin e vet (ku është shënuar caku i saj).

39. Allahu fshin çfarë të dojë e ngulit çfarë të dojë (në këtë libër); dhe tek Ai është Libri amëz.

40. Edhe nëse Ne të tregojmë ty nga dënimi që u kemi premtuar atyre apo ta marrim shpirtin më parë, detyra jote është të kumtosh Shpalljen, se llogaria është te Ne.

41. A nuk e shohin ata se Ne po ua zvogëlojmë tokën[153] nga skajet e saj? Allahu gjykon, dhe askush nuk mund ta thyejë gjykimin e Tij; Ai është i shpejtë në llogari.

42. Dredhi kanë bërë edhe ata që kanë qenë para tyre, por Allahu është zotërues i të gjitha dredhive. Ai e di çfarë fiton çdo njeri dhe mohuesit do ta dinë se për kë do të jetë përfundimi më i mirë.

43. Jobesimtarët thonë: "Ti nuk je i dërguar!" Thuaju (o Muhamed!): "Mjafton Allahu për dëshmitar midis meje dhe jush dhe ata që kanë dijeni për Librin (besimtarët çifutë dhe të krishterë të asaj kohe)."



[153] D.m.th. po ua zvogëlojmë idhujtarëve të Mekës territorin ku shtrihet pushteti i tyre.

# 14 SURJA IBRÂHÎM

**Mekase - 52 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Elif Lâm Râ. Këtë Libër ta kemi shpallur ty (o Muhamed), për t'i nxjerrë njerëzit, me lejen e Zotit të tyre, nga errësira në dritë, në rrugën e të Plotfuqishmit, të Denjit për çdo lavd,

2. Allahut, të Cilit i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë. Mjerë mohuesit për dënimin e tmerrshëm (që i pret)!

3. Mjerë ata që jetën e kësaj bote e duan më shumë se atë të botës tjetër, që largojnë njerëzit nga rruga e Allahut dhe dëshirojnë ta shtrembërojnë atë! Ata janë në humbje të madhe.



4. Ne nuk kemi çuar asnjë të dërguar, përveçse në gjuhën e popullit të tij, për t'u shpjeguar atyre (shpalljet e Zotit). Allahu e shpie në humbje kë të dojë dhe e udhëzon në rrugë të drejtë kë të dojë. Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti.

5. Ne e dërguam Musain me shenjat Tona (dhe i thamë): "Nxirre popullin tënd nga errësira në dritë dhe përkujtoju atyre ditët e Allahut[154]!" Vërtet, në këtë ka shenja për çdo njeri që është i durueshëm dhe falënderues.

6. (Kujto) kur Musai i tha popullit të vet: "Kujtoni dhuntinë që ju dha Allahu, kur ju shpëtoi nga populli i Faraonit, që ju mundonte me torturat më të rënda, duke vrarë djemtë tuaj e duke jua lënë gjallë femrat. Kjo ka qenë një sprovë e madhe për ju nga Zoti juaj.

7. (Kujtoje) kur Zoti juaj kumtoi: "Nëse tregoheni mirënjohës, Unë do t'jua shtoj edhe më shumë begatitë e Mia; por, nëse ju

[154] D.m.th. ditët e begative dhe të vështirësive që u ka dhuruar Allahu.

mohoni mirësitë e Mia, (atëherë dijeni se) dënimi Im është i rëndë”.

8. Dhe Musai tha: “Nëse mohoni ju dhe të gjithë ata që janë në Tokë, (dijeni se) Allahu është vërtet i Vetëmjaftueshëm dhe plot lavdi.”

9. A nuk ju ka ardhur lajmi për ata që kanë qenë para jush: për popullin e Nuhut, fiset Ad e Themud dhe për ata pas tyre? Vetëm Allahu i di ata! Të dërguarit e tyre u sollën shenja të qarta, por ata vinin duart në gojë (me tallje) dhe thoshin: “Ne nuk besojmë në mesazhin tuaj. Ne kemi dyshim të madh ndaj asaj që na thërrisni ju”!

10. Të dërguarit e tyre u thanë: “Vallë, a mund të dyshohet në Allahun, Krijuesin e qiejve dhe të Tokës?! Ai ju thërret juve për t’ju falur disa gjynahe tuajat dhe që t’ju lërë deri në afatin e caktuar”. Ata thanë: “Ju jeni vetëm njerëz si ne. Ju dëshironi të na shmangni nga ajo që kanë adhuruar të parët tanë. Andaj, na sillni prova të dukshme!”

11. Të dërguarit e tyre u thanë: “Ne jemi vetëm njerëz si ju, por Allahu ia dhuron hirin e Tij kujt të dojë prej robërve të Vet, ne nuk mund t’ju sjellim prova pa urdhrin e Allahut. Besimtarët le të mbështeten vetëm tek Allahu.

12. E përse të mos mbështetemi tek Allahu, kur Ai tashmë na ka treguar rrugën e drejtë, në të cilën po ecim? Ne do t’i durojmë përndjekjet tuaja e ata që besojnë, le të shpresojnë vetëm tek Allahu!”

13. Mohuesit u thanë të dërguarve të tyre: “Ne do t’ju dëbojmë nga vendi ynë ose do të ktheheni në fenë tonë!” Atëherë, Zoti u shpalli (të dërguarve të Vet): “Ne do t’i zhdukim keqbërësit,

14. e pas tyre do t’ju vendosim në tokën e tyre. Kjo është për ata që kanë frikë nga qëndrimi para Meje (për gjykim) dhe i tremben premtimit (dënimit) Tim.”

15. Dhe (të dërguarit) kërkuan ndihmë (nga Allahu), kurse kokëfortët kryelartë u shkatërruan.

16. Pas tyre është Xhehenemi, ku do të pijnë ujë të qelbur,

17. të cilin do ta gjerbin e nuk do të mund ta gëlltisin. Vdekja do t'u vijë atyre nga të gjitha anët, por nuk do të vdesin. Ata i pret një dënim i rëndë.

18. Vepra e atyre, që nuk besojnë Zotin e tyre, i shëmbëllen hirit, të cilin e shpërndan era në një ditë të stuhishme. Ata nuk do të kenë asnjë dobi nga veprat që kanë punuar. Kjo është humbja e madhe.

19. Vallë, a nuk sheh ti sesi Allahu ka krijuar me urtësi qiejt dhe Tokën? Nëse dëshiron, Ai mund t'ju zhdukë ju dhe të sjellë një popull të ri;

20. kjo nuk është punë e rëndë për Allahun Fuqiplotë.

21. Të gjithë do të dalin para Allahut. (Atëherë), ata që kanë qenë të përulur, do t'u thonë atyre që kanë qenë kryelartë: "Ne kemi qenë ithtarët tuaj. A do të mund të lehtësoni ju prej nesh diçka nga dënimi i Allahut?" Ata do të thonë: "Sikur të na kishte udhëzuar Allahu në rrugën e drejtë, edhe ne do t'ju kishim udhëzuar ju. Rënkojmë apo durojmë, për ne njësoj është, nuk do të ketë shpëtim."



22. Dhe, kur të marrë fund puna, djalli do të thotë: "Vërtet, Allahu ju bëri një premtim të vërtetë. Edhe unë ju premtova, por ju mashtrova. Unë nuk kam pasur kurrfarë pushteti mbi ju. Unë thjesht ju thirra e ju m'u përgjigjët. Prandaj, mos më qortoni mua, por qortoni veten! Unë nuk jam shpëtimtari juaj e as ju nuk jeni shpëtimtarët e mi. Unë tani e mohoj që më bëtë ortak me Allahun (në adhurim)." Vërtet, keqbërësit do të kenë një dënim të dhembshëm.

23. Ndërsa ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, do të pranohen në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe ku, me lejen e Zotit të tyre, do të banojnë përherë. Atje do të përshëndeten me fjalën: "Selam!"

24. Vallë, a nuk e sheh se si Allahu e përqas fjalën e mirë me pemën e mirë, e cila rrënjën e ka të fortë në tokë, kurse degët nga qielli?

25. Me lejen e Zotit të saj (pema) jep fruta në çdo kohë. Allahu u tregon shembuj njerëzve, që t'ua vënë veshin.

26. Fjala e keqe është si pema e keqe me rrënjë të shkulura, e paqëndrueshme për ekzistencë.

27. Allahu i forcon besimtarët me fjalë të qëndrueshme në këtë botë dhe në botën tjetër, kurse keqbërësit i shpie në humbje; Allahu bën ç'të dojë.

28. Vallë, a nuk i sheh ata që dhuntinë e Allahut e kanë ndërruar me mohim dhe e kanë sjellë popullin e tyre në Shtëpinë e shkatërrimit?

29. Ata do të digjen në Xhehenem. Eh, sa vendbanim i tmerrshëm është ai!

30. Ata kanë trilluar zota të rreme si ortakë të Allahut për t'i larguar (njerëzit) nga rruga e Tij. Thuaj: "Kënaquni, se përfundimi juaj është në zjarr!"

31. Thuaju robërve të Mi, të cilët besojnë: Le të falin namazin dhe le të japin fshehurazi dhe haptazi nga ajo që ua kemi dhënë Ne, para se të arrijë dita në të cilën s'ka as tregti, as miqësi.



32. Allahu është Ai që ka krijuar qiejt dhe Tokën. Ai lëshon ujë nga qielli e nëpërmjet tij nxjerr fruta si ushqim për ju. Ai i ka vënë në shërbimin tuaj anijet, që me lejen e Tij, ju të lundroni me ato nëpër dete. Ai i ka krijuar lumenjtë për dobinë tuaj

33. e po ashtu edhe Diellin dhe Hënën, që lëvizin vazhdimisht. Ai ka vënë në shërbimin tuaj natën dhe ditën.

34. Ai ju jep gjithçka që i kërkoni. Edhe nëse përpiqeni t'i numëroni dhuntitë e Allahut, nuk do të mund t'i numëroni dot. Njeriu është vërtet i padrejtë dhe mosmirënjohës.

35. (Kujtoje) kur Ibrahimi tha: "O Zoti im, bëje të sigurt këtë qytet[155] dhe më ruaj mua dhe pasardhësit e mi nga adhurimi i idhujve!

36. O Zoti im, ata kanë shmangur shumë njerëz (nga rruga e drejtë). Ai që më pason mua, është i fesë sime; ndërsa për atë që më kundërshton mua, Ti, me të vërtetë, je Falës dhe Mëshirëplotë.

---

[155] Mekën.

37. O Zoti ynë, unë kam vendosur disa nga pasardhësit e mi, në një luginë që nuk mbillet, afër Shtëpisë Tënde të Shenjtë, që të falin namazin. Prandaj, bëj që zemrat e njerëzve të ndiejnë dashamirësi për ata dhe jepu fruta, me qëllim që ata të të falënderojnë.

38. O Zoti ynë, Ti e di vërtet çfarë fshehim e çfarë shfaqim haptazi. Allahut nuk i fshihet asgjë, as në Tokë, as në qiell.

39. Qoftë lavdëruar Allahu, i cili në pleqëri më dhuroi Ismailin dhe Is'hakun! Vërtet, Zoti im i dëgjon lutjet!

40. O Zoti im, bëj që unë dhe pasardhësit e mi të kryejmë përherë namazin! O Zoti ynë, na i prano lutjet!

41. O Zoti ynë, më fal mua, prindërit e mi dhe besimtarët në Ditën, kur do të jepet llogari!"

42. Mos mendo kurrsesi që Allahu nuk e vëren atë që bëjnë keqbërësit! Ai vetëm ua shtyn (dënimin) deri në Ditën, kur sytë e tyre do të zgurdullohen (nga tmerret që do të shohin),



43. dhe, duke vrapuar me kokë lart, nuk do të mund t'i lëvizin sytë, ndërsa zemrat e tyre do të jenë të zbrazëta (nga tmerri).

44. Ti (o Muhamed) paralajmëroji njerëzit për Ditën që atyre do t'u vijë dënimi e keqbërësit do të thonë: "O Zoti ynë, na lër edhe për pak kohë! Ne do t'i përgjigjemi thirrjes Tënde dhe do t'i pasojmë të dërguarit!" Por atyre do t'u thuhet: "Vallë, a nuk betoheshit më parë se s'do të kishte zhdukje për ju?

45. Ju banuat në vendbanimet e atyre që e kishin ngarkuar veten me gjynahe dhe e kishit të qartë se si kishim vepruar me ta. Dhe Ne ju kishim treguar shumë shembuj."

46. Ata kurdisin dredhitë e tyre, por Allahu i di dredhitë e tyre. Edhe sikur prej dredhive të tyre të shembeshin malet, ata nuk do t'ia dalin mbanë.

47. As mos mendo se Allahu nuk do t'ua mbajë premtimin e Vet të dërguarve. Allahu është vërtet i Plotfuqishëm dhe i Zoti për shpagim.

48. Ditën, kur Toka do të ndërrohet me tokë tjetër, por edhe qiejt, të gjithë do të dalin para të Vetmit dhe Ngadhënjyesit Allah.

49. Dhe atë ditë do t'i shohësh keqbërësit të lidhur në pranga;

50. rrobat do t'i kenë prej katrani e zjarri do t'ua mbështjellë fytyrat,

51. (Kështu do të jetë) në mënyrë që Allahu të shpërblejë cilindo për atë që ka punuar. Allahu është vërtet i shpejtë në llogari.

52. Ky (Kuran) është shpallje e qartë për njerëzit, me qëllim që ata të marrin paralajmërim nëpërmjet tij, që ta dinë se Allahu është Një Zot i Vetëm dhe që të këshillohen njerëzit e mençur!

# 15 SURJA EL-HIXHR

**Mekase - 99 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Elif Lâm Râ. Këto janë vargjet e Librit, të Kuranit të qartë!

2. Do të vijë dita (e Kiametit), kur mohuesit do të dëshirojnë që të ishin myslimanë.

3. Lëri ata që të hanë e të kënaqen dhe le t'i mashtrojë shpresa; ata do ta marrin vesh!

4. Ne nuk kemi zhdukur asnjë vend, pa i ardhur koha e caktuar.

5. Asnjë popull nuk mund as ta shpejtojë, as ta ngadalësojë afatin (e shkatërrimit të vet).

6. Ata (idhujtarët) thonë: "O ti që të është shpallur Këshilla (Kurani), ti je vërtet i marrë!

7. Përse nuk na sjell engjëjt, nëse ajo që thua është e vërtetë?"

8. Ne i dërgojmë engjëjt vetëm me shpallje dhe dënim e atëherë (të dënuarve) nuk u jepet afat për të pritur.

9. Sigurisht, Ne e kemi shpallur Kuranin dhe, sigurisht, Ne do ta ruajmë atë.[156]

---

[156] Ky varg na tregon se Zoti është mbrojtës i Kuranit Fisnik deri në Ditën e Kiametit. Ne e shohim se si ka vazhduar dhe po vazhdon porosia e Profetit a.s., kur ka thënë: "Unë ju kam lënë juve Kuranin dhe fjalët (hadithet) e mia. Mbështetuni në to, se kurrë nuk do të humbni." Edhe në këtë kohë, kur dijetarët e njohur myslimanë të botës, i pyesin për një çështje, ata duhet të përmendin një varg kuranor ose një hadith, në bazë të të cilëve jepet përgjigjja. Anasjelltas, nëse përgjigjen pa përmendur një varg kuranor ose hadith, fjalët e tyre nuk e kanë vlerën e duhur. Dijetarët e botës islame kanë për detyrë t'i studiojnë vargjet e



10. Ne u kemi çuar të dërguar edhe para teje, sekteve të mëparshme,

11. Por ata talleshin me çdo të dërguar që u vinte.

12. Ja, kështu Ne e bëjmë mohimin të futet në zemrat e gjynahqarëve.

13. Ata nuk e besojnë atë[157], me gjithë shembujt e popujve të kaluar.

14. Edhe sikur Ne të hapnim një derë të qiellit dhe të ngjiteshin nëpër të,

15. ata me siguri që do të thoshin: "Sytë tanë kanë qenë të shushatur, madje na kanë magjepsur"!

16. Ne kemi krijuar yjësi në qiell dhe e kemi zbukuruar atë për shikuesin.

17. Ne e ruajmë atë (qiellin) nga çdo djall i mallkuar[158],

18. përveç ndonjërit që dëgjon vjedhurazi e të cilin arrin një yll i këputur me flakë të dukshme.

19. Dhe Tokën e kemi shtrirë e nëpër të kemi shpërndarë male të patundura. Ne kemi bërë që në tokë të rritet çdo gjë në përpjesëtim

20. E aty kemi bërë mjetet e jetesës për ju dhe për ata që nuk i mbani ju.

21. Nuk ka asnjë send që të mos gjenden tek Ne thesaret e tij; por prej tij Ne japim me masë të caktuar.

22. Ne i dërgojmë erërat për pllenim dhe zbresim nga qielli ujë, prej të cilit ju japim të pini e të cilin nuk mund ta depozitoni dot.



Kuranit dhe hadithet, në mënyrë që të mos imitojnë dhe kopjojnë askënd, sepse imitimi dhe kopjimi urrehen në Fenë Islame (përkthyesi).

[157] Muhamedin (a.s.)

[158] Allahu e ruan qiellin me yje, që djajtë të mos dëgjojnë lajmet që përcjellin engjëjt për çfarë do të ndodhë në Tokë.

23. Në të vërtetë, vetëm Ne e japim jetën dhe e sjellim vdekjen dhe vetëm Ne jemi trashëgimtarët (e gjithçkaje).

24. Vetëm Ne i dimë ata që kanë qenë para jush dhe vetëm Ne i dimë ata, që do të vijnë pas jush.

25. Sigurisht që Zoti yt do t'i tubojë ata të gjithë; Ai është vërtet i Urtë dhe i Gjithëdijshëm.

26. Ne e kemi krijuar njeriun prej një balte të thatë të marrë nga balta e zezë pa formë,

27. kurse para tij kemi krijuar xhindet nga zjarri pa tym.

28. Kur Zoti yt u tha engjëjve: "Unë do të krijoj një njeri prej baltës së thatë të marrë nga balta e zezë pa formë.

29. Kur t'i jap formën dhe t'i fryj prej shpirtit Tim[159], ju t'i përuleni atij në sexhde",



30. Të gjithë engjëjt së bashku iu përulën atij në sexhde,

31. Përveç Iblisit. Ai nuk pranoi t'u bashkohej atyre që bënë sexhde.

32. Allahu i tha: "O Iblis, ç'pate ti që s'u bashkove me ata që u përulën?"

33. Iblisi tha: "Unë nuk i përulem një vdekatari që Ti e ke krijuar nga balta e thatë e marrë prej baltës së zezë pa formë".

34. Allahu tha: "Atëherë, dil prej Xhenetit! Ti je vërtet i mallkuar!

35. Le të jetë mallkimi mbi ty deri në Ditën e Kiametit"!

36. Iblisi tha: "Zoti im, më jep afat deri në ditën kur ata do të ringjallen!"

37. Zoti tha: "Sigurisht që do të të jepet afat

38. deri në një ditë të caktuar.[160]"

---

[159] "t'i fryj prej shpirtit Tim": pra, prej shpirtit të krijuar nga Allahu posaçërisht për njeriun. Shpirti i njeriut është krijesë e Allahut dhe jo pjesë e Qenies së Tij Hyjnore.
[160] Sipas komentuesve të Kuranit, kjo ditë mund të jetë dita kur i fryhet Surit për herë të parë, për të lajmëruar shkatërrimin e të gjithë krijesave ose një ditë tjetër të cilën e di vetëm Allahu.

39. Iblisi tha: “Zoti im, për shkak se më çove në humbje, unë do t’ju zbukuroj atyre (njerëzve) rrugën e gabuar në Tokë dhe të gjithë do t’i shpie në mashtrim,

40. përveç robërve të Tu të sinqertë”.

41. (Allahu) tha: “Kjo është rruga Ime e drejtë.

42. Në të vërtetë, ti nuk do të kesh pushtet mbi robërit e Mi, përveçse mbi të humburit, që të pasojnë ty.”

43. Pa dyshim, Xhehenemi është vendi i premtuar për të gjithë ata.

44. Ai ka shtatë dyer e për çdo derë do të ketë një pjesë të caktuar.

45. Vërtet, punëmirët do të jenë në kopshtet e Xhenetit pranë burimeve.

46. Atyre do t’u thuhet: “Hyni atje me paqe dhe siguri”!

47. Ne do ta heqim urrejtjen nga zemrat e tyre; ata do të rrinë ulur si vëllezër përballë njëri-tjetrit në divane.

48. Aty nuk do t’i mundojë lodhja e prej aty kurrë nuk do të dëbohen.

49. Lajmëroji robërit e Mi (o Muhamed) se, vërtet, Unë jam Falësi i madh, Mëshirëploti,

50. dhe se dënimi Im është vërtet dënimi i dhembshëm!

51. Tregoju atyre edhe për mysafirët e Ibrahimit!

52. Ata shkuan tek ai dhe i thanë “Paqe!”, por ai tha: “Në të vërtetë, Ne kemi frikë nga ju.”

53. Ata thanë: “Mos u frikëso, se ne po të sjellim një lajm të mirë! Ti do të kesh një djalë të dijshëm”!

54. Ibrahimi tha: “Po ma sillni këtë lajm të mirë, edhe pse më ka goditur pleqëria?! Mbi ç’bazë po ma sillni këtë lajm?”

55. Ata u përgjigjën: “Ne ta japim lajmin e mirë me vërtetësi, prandaj mos u bëj shpresëhumbur!”

56. Ibrahimi tha: “E kush mund ta humbë shpresën nga mëshira e Zotit të vet, përveç atyre që janë të humbur”?!

57. Ai i pyeti: “Cili është qëllimi juaj, o të dërguar?”

58. (Ata) thanë: “Ne jemi dërguar te një popull keqbërës (për ta shkatërruar të gjithin),

59. përveç familjes së Lutit. Ne do t’i shpëtojmë të gjithë ata,

60. përveç gruas së tij; për atë Ne kemi caktuar si dënim që të mbetet pas me të tjerët.”

61. Dhe, kur të dërguarit erdhën te Luti,

62. ai tha: “Unë nuk ju njoh ju!”

63. Ata thanë: “Jo, ne të kemi sjellë atë, në të cilën ata dyshojnë,



64. të kemi sjellë të vërtetën, prandaj të jesh i sigurt se ajo që të themi, do të bëhet.

65. Nisu me familjen tënde në një kohë të natës, shko pas tyre e askush prej jush të mos shikojë prapa, por vazhdoni në drejtimin e urdhëruar!”

66. Dhe Ne ia shpallëm atij atë që do të ngjajë: që i gjithë populli i tij, deri në të mbramin, do të zhdukej në agim.

67. Banorët e qytetit erdhën tek ai gjithë gëzim.

68. Luti u tha: “Këta janë mysafirët e mi, andaj mos më turpëroni!

69. Kijeni frikë Allahun e mos më poshtëroni!”

70. Ata thanë: “A nuk ta kemi ndaluar ne që të presësh mysafirë?”

71. Ai tha: “Ja vajzat e mia! Nëse doni të bëni çka synoni (martohuni me to)”.

72. Betohem për jetën tënde (o Muhamed), se ata ishin vërtet të përhumbur në dehjen e tyre!

73. Ata i kaploi zëri i tmerrshëm (i Xhebrailit) kur lindi Dielli,[161]

74. dhe Ne e kthyem qytetin përmbys, duke lëshuar mbi ata shi gurësh prej dheut të pjekur.

75. Këto janë njëmend shenja bindëse për ata, që i kuptojnë ato.

76. Qyteti i rrënuar është në rrugë, ku gjendet edhe tani.

77. Kjo është vërtet treguese për besimtarët.

78. Por edhe banorët e Ejkes ishin keqbërës,

79. andaj i ndëshkuam dhe që të dy janë në rrugë të dukshme.

80. Edhe banorët e Hixhrës (fisi Themud), i quajtën të dërguarit për gënjeshtarë.

81. Ne u patëm dhënë shenjat Tona, por ata shmangeshin prej tyre.

82. Ata gdhendnin shtëpi në shkëmbinj, duke besuar se nuk do t'i gjente asgjë,



83. por edhe ata në agim i goditi zëri i tmerrshëm

84. dhe nuk patën aspak dobi nga ajo që patën ndërtuar.

85. Ne i kemi krijuar qiejt, Tokën dhe gjithçka që gjendet midis tyre vetëm me urtësi. Ora (e Kiametit) do të vijë me siguri, andaj ti (o Muhamed) sillu me zemërgjerësi.

86. Vërtet, Zoti yt është Krijuesi Madhështor, i Gjithëdijshmi.

87. Ne të kemi shpallur shtatë vargje që përsëriten dhe Kuranin e madhërishëm.

88. Mos i drejto sytë e tu nga kënaqësitë, që Ne ua kemi dhënë disave prej tyre dhe mos u hidhëro për ata! Me besimtarët sillu butë!

89. Thuaj: "Në të vërtetë, unë jam vetëm paralajmërues i qartë".

---

[161] Banorët e Sodomës, qytetit të Lutit, pësuan një sërë dënimesh, deri në shkatërrimin e plotë. Dënimi i parë ishte britma e shurdhuese e engjëllit Xhebrail, në të lindur të diellit.

90. Siç është e vërtetë se u dërguam dënim atyre që e ndanë

91. dhe e bënë Kuranin në pjesë (duke i besuar ca pjesë dhe duke i mohuar të tjerat),

92. ashtu është e vërtetë, për Zotin tënd, se Ne do t'i pyesim ata të gjithë,

93. për gjithçka që kanë bërë!

94. Ti prediko haptazi atë që të është urdhëruar dhe largohu nga idhujtarët.

95. Ne të mjaftojmë ty kundër atyre që të tallin,

96. e të cilët, përveç Allahut, adhurojnë edhe zot tjetër. Do ta marrin vesh mirë ata!

97. Ne e dimë mirë, që ty të ngushtohet zemra nga fjalët e tyre,

98. andaj, lartësoje Zotin tënd duke e lavdëruar dhe bëhu prej atyre që i përulen Atij duke u falur!



99. Dhe adhuroje Zotin tënd derisa të të vijë vdekja!

# 16 SURJA EN-NAHL

**Mekase - 128 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Urdhri i Allahut do të arrijë patjetër, andaj mos e shpejtoni atë! I lavdëruar qoftë Ai dhe i lartësuar mbi gjithçka, që ia shoqërojnë (në adhurim)!

2. Me vullnetin e Tij, Ai ia dërgon engjëjt (Xhibrilin) me Shpallje kujt të dojë prej robërve të Tij (duke u thënë): “Paralajmëroni se s’ka zot tjetër të vërtetë përveç Meje, prandaj të më kini frikë Mua!”

3. Ai i ka krijuar qiejt dhe Tokën me urtësi. I lartësuar qoftë Ai mbi gjithçka që ia shoqërojnë (në adhurim)!

4. Ai e ka krijuar njeriun prej një pike fare, por ja që ky bëhet kundërshtar i hapët!

5. Kafshët Ai i ka krijuar për ju. Nëpërmjet tyre ju siguroni rroba të ngrohta dhe dobi të tjera. Prej tyre ju ushqeheni

6. dhe shikoni pamje të bukura, kur i ktheni nga kullota dhe, kur i nxirrni në kullotë.

7. Ato mbajnë barrët tuaja deri në vende të largëta, tek të cilat ju do të arrinit me mundim të madh; me të vërtetë, Zoti juaj është i Butë dhe Mëshirëplotë.

8. (Ai ka krijuar) edhe kuajt, mushkat dhe gomerët, që ju t’i shaloni dhe t’i mbani për bukuri. Ai krijon edhe gjëra që ju nuk i dini.

9. Allahut i takon që t’ju tregojë rrugën e drejtë, kur ka prej tyre edhe të shtrembra; sikur të donte Allahu, do t’i udhëzonte të gjithë.

10. Është Ai që zbret nga qielli shi, i cili ju siguron ujë për të pirë dhe bën që të rriten bimët, që shërbejnë si ushqim për kafshët.

11. Nëpërmjet tij (ujit) rriten të lashtat, ullinjtë, palmat, rrushi dhe fruta të llojllojshme. Këtu ka vërtet tregues (të fuqisë hyjnore) për njerëzit, që kuptojnë.

12. Ai ka bërë që ju ta shfrytëzoni natën dhe ditën, Diellin dhe Hënën. Edhe yjet janë vënë në shërbimin tuaj me urdhrin e Tij. Njëmend, në këto ka shenja për njerëzit që mendojnë.

13. Ai ka krijuar në Tokë për ju çdo gjë me ngjyra dhe cilësi të ndryshme. Natyrisht që në këto ka shenja për njerëzit që ua vënë veshin.

14. Është Ai që ju ka vënë në shërbim detin, që ju të hani prej tij mish të freskët dhe të nxirrni nga ai stolitë që mbani. Ti sheh se si anijet e çajnë atë, që ju të kërkoni mirësitë e Allahut dhe të jeni mirënjohës.



15. Ai ka vendosur male të palëvizshme në Tokë, që ajo të mos tundet bashkë me ju, dhe ka krijuar lumenj e rrugë për të arritur aty ku synoni.

16. Ai ka vënë edhe shenja të tjera, si dhe yjet, nëpërmjet të cilave njerëzit orientohen.

17. Atëherë, a është njësoj si Ai që krijon, si ai që nuk krijon?! A nuk po merrni vesh?

18. Nëse do t'i numëronit mirësitë e Allahut, nuk do të mund t'i llogarisnit ato. Allahu është vërtet Falës dhe Mëshirëplotë.

19. Ai di gjithçka që ju fshihni dhe që shfaqni haptazi.

20 Ndërsa idhujt që ata i adhurojnë në vend Allahut, nuk krijojnë asgjë; ata vetë janë të krijuar.

21. Ata janë të vdekur, pa kurrfarë gjallërie dhe as që e dinë se kur do të ringjallen.

22. Zoti juaj është një Zot i vetëm. Ata që nuk besojnë në jetën tjetër, i kanë zemrat mohuese të së vërtetës dhe janë mendjemëdhenj.

23. S'ka dyshim se Allahu di gjithçka që ata fshehin dhe që shfaqin haptazi. Me të drejtë, Ai nuk i do mendjemëdhenjtë.

24. Kur atyre[162] u thuhet: "Çfarë ka shpallur Zoti juaj?" Ata thonë: "Përrallat e popujve të lashtë"!

25. (Le të thonë kështu, me qëllim) që t'i mbajnë gjynahet e veta të plota në Ditën e Kiametit, si dhe pjesën e gjynaheve të atyre që i çuan në humbje nga padijenia; sa e keqe është barra që do të bartin ata!

26. Edhe popujt që ishin para tyre (paganëve të Mekës), kanë kurdisur dredhi. Por Allahu ua rrënoi godinën që nga themelet, kështu që kulmi i saj ra mbi ta dhe dënimi u erdhi andej nga nuk e prisnin.

27. Pastaj, në Ditën e Kiametit, Ai do t'i turpërojë e do t'u thotë: "Ku janë "ortakët" e Mi, për shkak të të cilëve grindeshit (me besimtarët)?" Ata të cilëve u është dhënë dituria, do të thonë: "Me të vërtetë, sot poshtërimi dhe dënimi do të bjerë mbi mosbesimtarët,



28. të cilëve engjëjt ua marrin shpirtin, duke qenë të padrejtë ndaj vetvetes. Ata do të shfaqin përulshmëri (duke thënë): "Ne nuk kemi bërë asgjë të keqe!" (Dhe do t'u thuhet): "Nuk është kështu! Natyrisht që Allahu i di mirë veprat që keni punuar.

29. Hyni në portat e Xhehenemit, ku do të mbeteni përgjithmonë!" Eh, sa vendbanim i shëmtuar është ai për mendjemëdhenjtë!

30. Ndërsa atyre që e kanë frikë Allahun, do t'u thuhet: "Çfarë ju ka shpallur Zoti juaj?" - Ata do të thonë: "Mirësi!" Ata që bëjnë vepra të mira në këtë botë, do të kenë mirësi; në botën tjetër do të kenë edhe më të mira. Sa e mrekullueshme do të jetë shtëpia e atyre që i frikësohen Allahut!

31. Ata do të hyjnë në Xhenetet e Adnit, ku rrjedhin lumenj dhe ku ka gjithçka, që ata dëshirojnë. Kështu i shpërblen Allahu punëmirët,

[162] Paganëve të Mekës.

32. të cilëve engjëjt ua marrin shpirtrat, duke qenë të pastër. U thonë atyre: “Shpëtimi qoftë mbi ju! Hyni në Xhenet, si shpërblim për veprat që keni kryer!”

33. A mos presin ata gjë tjetër, veç ardhjes së engjëjve apo të urdhrit të Zotit tënd[163]?! Kështu bënë edhe ata që qenë para këtyre. Allahu nuk u bëri atyre padrejtësi, por ata i bënë të keqen vetes.

34. E kështu, mbi ta ra dënimi për veprat që bënë dhe i kaploi ajo me të cilën talleshin.

35. Ata që i shoqërojnë Allahut zota të tjerë, thonë: “Sikur të donte Allahu, as ne, as të parët tanë nuk do të adhuronim gjë tjetër, përveç Tij dhe, nuk do të kishim ndaluar asgjë, pa dëshirën e Tij.” Kështu kanë vepruar edhe popujt para këtyre. Për të dërguarit s’ka tjetër detyrë, veç të shpallin qartë.

36. Çdo populli Ne i çuam një të dërguar (që u thoshte): “Adhuroni Allahun dhe shmangni idhujt!” Disa prej tyre Allahu i shpuri në rrugë të drejtë e disa e merituan të mbeten në humbje. Andaj, udhëtoni nëpër botë të shihni se si ishte fundi i përgënjeshtruesve!

37. Edhe nëse ti (o Muhamed) lakmon që ata të jenë në rrugë të drejtë, dije se Allahu nuk e çon në rrugë të drejtë atë, që do ta lërë në humbje. Dhe për ata nuk ka kurrfarë ndihmësi.

38. Idhujtarët betohen solemnisht për Allahun, se Ai kurrë nuk do t’i ngjallë të vdekurit. Nuk është kështu! Premtimi i Tij është i vërtetë, por shumica e njerëzve nuk e dinë.

39. (Ai do t’i ringjallë) që t’u tregojë atë, për të cilën nuk pajtohen dhe që mohuesit ta kuptojnë se kanë qenë gënjeshtarë.

40. Nëse dëshirojmë të bëhet diçka, mjafton që të themi: “Bëhu!” dhe ajo bëhet.

---

[163] Pra, Ditës së Kiametit.

41. Ata që, pasi vuajtën të shtypur, u shpërngulën për hir të Allahut, Ne do t'i vendosim në vendbanime të mira në këtë botë. Natyrisht, shpërblimi që i pret në botën tjetër (Xheneti), është edhe më i madh. Ah! Sikur ta dinin ata!

42. (Xheneti është për) ata që kanë duruar dhe janë mbështetur në Zotin e tyre.

43. Ne edhe para teje kemi dërguar vetëm njerëz, të cilëve u kemi dhënë shpallje, andaj pyetni dijetarët e Librit, nëse nuk e dini (këtë).

44. (Të dërguarit i çuam) me prova të qarta dhe libra. Ndërsa ty (o Muhamed) të zbritëm Përkujtesën (Kuranin), me qëllim që t'u shpjegosh njerëzve atë që u është shpallur dhe që ata të mendojnë.

45. A janë të sigurt ata që bëjnë plane djallëzore se Allahu nuk do t'i fusë në tokë ose që dënimi nuk do t'u vijë andej nga nuk e presin?

46. A janë të sigurt ata se Allahu nuk do t'i dënojë gjatë ecejakeve të tyre, pa qenë në gjendje ta pengojnë Atë?

47. Ose, se nuk do t'i godasë dënimi pak nga pak? E megjithatë, Zoti juaj është i Butë dhe Mëshirëplotë.

48. A nuk e vërejnë ata se si të gjitha ato që i ka krijuar Allahu, hija e tyre anon djathtas e majtas, duke iu falur Allahut dhe duke iu përulur?

49. Allahut i përulet në sexhde çdo gjallesë, në qiej dhe në Tokë, edhe engjëjt, të cilët nuk janë kryelartë.

50. Ata i frikësohen Zotit të tyre lart mbi ta dhe bëjnë atë, që u urdhërohet.

51. Allahu ka thënë: "Mos adhuroni dy zotëra, sepse Ai është një Zot i vetëm, prandaj frikësohuni vetëm prej Meje!"

52. Atij i përket çdo gjë që gjendet në qiej dhe në Tokë, Atij i përket bindja e besimi përherë. A mos vallë, do t'i frikësoheni tjetërkujt, përveç Allahut?

53. Çdo mirësi që keni, është nga Allahu. E, nëse ju godet ndonjë fatkeqësi, prapë nuk keni kujt t'i kërkoni ndihmë përveç Tij.

54. E prapëseprapë, kur Ai jua shmang fatkeqësinë, disa nga ju i shoqërojnë Zotit të vet (zota të tjerë në adhurim),

55. duke mohuar kështu mirësitë që u dhamë Ne. Epo mirë, kënaquni edhe pak, sepse së shpejti do ta merrni vesh!

56. Ata vënë mënjanë për idhujt e tyre, rreth të cilëve nuk dinë gjë, një pjesë të mirësive që ua japim Ne. Betohem për Allahun se ju do të pyeteni me siguri për gjithçka që keni trilluar.

57. Ata i veshin Allahut vajza – i lavdëruar dhe i lartësuar qoftë Ai –, ndërsa për vete kanë atë që dëshirojnë (djemtë).

58. Dhe, kur ndonjëri prej tyre merr lajmin se i lindi një vajzë, fytyra i nxihet dhe i mbushet me mjerim.

59. Ai fshihet nga njerëzit për shkak të lajmit të keq që mori dhe s'di: a ta mbajë këtë fëmijë, pavarësisht poshtërimit apo ta varrosë në dhé. Ah! Sa mbrapsht që gjykojnë ata!



60. Atyre që nuk besojnë në jetën tjetër, u takon shembulli i keq (cilësitë e shëmtuara), kurse Allahut i përket shembulli më i lartë (cilësitë më të larta); Ai është i Plotfuqishmi, i Urti.

61. Sikur Allahu t'i dënonte njerëzit për shkak të mbrapshtive të tyre, nuk do të linte asgjë të gjallë në Tokë. Por Ai i lë ata deri në një afat të caktuar dhe, kur atyre u vjen afati, ata nuk mund ta shtyjnë atë e as ta shpejtojnë, qoftë edhe për një çast.

62. Ata i veshin Allahut atë që për vete nuk e dëshirojnë[164], kurse gjuhët e tyre flasin gënjeshtra, kur thonë se ata do të kenë shpërblimin më të mirë. Nuk ka dyshim se ata i pret Zjarri, ku do të jenë të parët që do të prijnë.

63. Betohem për Allahun se edhe para teje, Ne u kemi çuar të dërguar popujve të tjerë, por djalli ua zbukuroi sjelljet e tyre dhe tani ai është zotëria i tyre; andaj ata i pret dënimi i dhembshëm.

---

[164] Paganët e Mekës thoshin se Allahu ka vajza, ndërsa për vete nuk i dëshironin vajzat.

64. Ne ta kemi zbritur ty Librin, vetëm që ti t'u sqarosh atyre çështjet, për të cilat ata nuk pajtoheshin, si dhe që të jetë udhërrëfyes e mëshirë për njerëzit që besojnë.

65. Allahu zbret nga qielli ujë me të cilin ngjall tokën pasi është tharë! Kjo, në të vërtetë, është shenjë e qartë për njerëzit që duan të dëgjojnë.

66. Në fakt, edhe te bagëtitë ju keni shenja për të mësuar prej tyre. Ne ju japim atë që kanë në barkun e tyre prej ushqimit të përpunuar dhe gjakut: qumësht të pastër dhe të shijshëm për ata që e pinë.

67. Ndërsa nga frutat e palmave dhe të hardhisë, ju përgatitni pije dhe ushqim të shijshëm. Natyrisht, edhe kjo është shenjë e vërtetë për ata që mendojnë.

68. Zoti yt e frymëzoi bletën, (duke thënë): "Ndërto shtëpi në male dhe në drurë dhe në atë (kosheret) që kanë ngritur njerëzit!

69. Ushqehu me gjithfarë lloje frutash dhe ec rrugës së Zotit tënd përulshëm!" Nga barku i tyre del lëng ngjyrash të ndryshme, në të cilin ka ilaç e shërim për njerëzit. Vërtet që kjo është shenjë për ata që përsiatin.

70. Allahu ju krijon, pastaj jua merr shpirtin. Disa prej jush jetojnë aq gjatë, sa arrijnë një moshë, ku nuk kuptojnë më asgjë nga ajo që kanë ditur. Me të vërtetë, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Plotfuqishëm.

71. Disa prej jush Allahu i ka pajisur më mirë. Por, ata të cilëve u ka dhënë më shumë, nuk u japin furnizim atyre që i kanë nën vete, edhe pse janë të barabartë në nevoja. Si po i mohoni dhuntitë e Allahut?

72. Allahu i ka krijuar për ju gratë nga lloji juaj e nga gratë tuaja ju jep djemtë e nipat dhe ju furnizon me ushqime të mira. A mos vallë, ata besojnë në gënjeshtra dhe mohojnë dhuntitë e Allahut,

73. duke adhuruar në vend të Allahut, ata që nuk janë në gjendje t'u japin çfarëdo ushqimi, si nga qielli ashtu edhe nga toka dhe të cilët nuk kanë fuqi të bëjnë gjë?!

74. Andaj, mos krahasoni asnjë me Allahun! Në të vërtetë, Allahu di, ndërsa ju nuk dini.

75. Allahu e krahason shembullin e skllavit, që s'ka mundësi për asgjë dhe që është pronë e të zotit me atë që Ne i kemi dhënë plot begati, prej të cilave jep fshehtazi dhe haptazi. A janë njëlloj? Lavdi i qoftë Allahut! Shumica e tyre nuk dinë.

76. Gjithashtu, Allahu krahason shembullin e dy njerëzve, njëri prej të cilëve është shurdh-memec, nuk mund të bëjë asgjë dhe është barrë e pronarit të vet, - kurdo e kudo që ta dërgojë, nuk i sjell asnjë të mirë. A është i barabartë ky me atë që urdhëron për drejtësi dhe ndjek rrugën e drejtë?!

77. Allahut i përkasin fshehtësitë e qiejve dhe të Tokës, ndërsa çështja e Ditës së Kiametit është sa çel e mbyll sytë ose edhe më shpejt. Vërtet, Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë!

78. Allahu ju ka nxjerrë nga barku i nënave tuaja e ju nuk dinit asgjë dhe ju dha të dëgjuarit, të parët dhe zemrat, që të jeni falënderues.



79. A nuk shohin ata, se si shpendët fluturojnë pa mundim në hapësirat qiellore? Ato i mban vetëm Allahu. Kjo, në të vërtetë, është shenjë për popullin që beson.

80. Allahu ju ka dhënë shtëpi për të banuar dhe lëkurë kafshësh, që t'i përdorni si tenda, në mënyrë që t'i mbartni lehtë, kur të udhëtoni dhe të zini vend. Ai ju ka dhënë edhe leshin, gëzofin e fijet që t'i përdorni për veshje dhe për shtrojë, deri në një kohë.

81. Nga ajo që ka krijuar, Ai ka bërë për ju hije; ka bërë për ju streha nëpër male; ka bërë për ju rroba që t'ju mbrojnë nga nxehtësia; ka bërë për ju veshje prej metali për t'ju mbrojtur në luftë. Kështu, Ai i përsos begatitë e Veta mbi ju, me qëllim që ju t'i bindeni vullnetit të Tij.

82. E, nëse njerëzit shmangen, ti (o Muhamed) je i detyruar vetëm që të shpallësh qartazi.

83. Ata e dinë dhuntinë e Allahut, por pastaj e mohojnë, se shumica e tyre janë jobesimtarë.

84. Ndërsa Ditën, kur do të sjellim dëshmitarë nga çdo popull, jobesimtarëve nuk do t'u jepet leje të shfajësohen e as që të kërkojnë falje.

85. Kur keqbërësit të shohin dënimin, ai nuk do t'u lehtësohet e as nuk do t'u shtyhet.

86. Kur idhujtarët të shohin idhujt që i kanë adhuruar krahas Allahut, do të thonë: "O Zoti ynë, këta janë idhujt tanë, që ne u jemi lutur në vendin Tënd". Ata (idhujt e tyre) do t'u drejtojnë këto fjalë: "Ju, me të vërtetë, jeni gënjeshtarë!"

87. Atë ditë, ata do t'i përulen Allahut dhe do të braktisen nga zotat që kishin sajuar vetë.

88. Atyre që mohojnë dhe i pengojnë të tjerët nga rruga e Allahut, Ne do t'u shtojmë dënim mbi dënim, sepse kanë bërë ngatërresa.

89. Ditën kur do të sjellim kundër çdo populli dëshmitarë nga gjiri i tyre, Ne do të të sjellim ty (Muhamed) dëshmitar kundër këtyre. Ne ta zbritëm ty Librin, si shpjegim për çdo çështje, si udhërrëfyes, si mëshirë dhe si lajm të mirë për myslimanët.

90. Në të vërtetë, Allahu urdhëron drejtësinë, mirësinë dhe ndihmën për të afërmit, si dhe ndalon imoralitetin, veprat e shëmtuara dhe dhunën. Ai ju këshillon, në mënyrë që ju t'ia vini veshin.

91. Zbatoni besëlidhjen e Allahut, kur ta merrni mbi vete dhe mos e thyeni betimin, pasi ta keni bërë atë, sepse Allahun e keni bërë dorë-zënësin tuaj; vërtet, Allahu e di se çfarë bëni ju.

92. Mos u bëni si ajo gruaja që e shprish dhe e bën fije-fije atë që e ka tjerrë fort, duke i përdorur betimet tuaja si mjet mashtrimi të njëri-tjetrit, nga frika se mos një grup të jetë më i madh se tjetri. Allahu, me këtë, vetëm sa u vë në provë e, me siguri, Ai do t'jua tregojë në Ditën e Kiametit, çështjet për të cilat ju nuk pajtoheshit.

93. Sikur të kishte dashur Allahu, do t'ju kishte bërë një popull të vetëm, por Ai shpie në humbje kë të dojë dhe udhëzon në rrugë të drejtë kë të dojë; e ju, gjithsesi, do të përgjigjeni për atë që keni bërë.

94. Mos i përdorni betimet tuaja për të mashtruar njëri-tjetrin, që të mos rrëshqisni jashtë rrugës së drejtë, pasi qetë mirëorientuar në të, që e keqja të mos ju prekë, meqë penguat nga rruga e Allahut dhe që të mos jetë fati juaj një ndëshkim i madh.

95. Mos e këmbeni besëlidhjen e Allahut me ndonjë vlerë të paktë. Ajo që është tek Allahu, është më e mirë për ju, nëse e dini.

96. Gjithçka që keni ju, është kalimtare, ndërsa ajo që ndodhet tek Allahu, është e përhershme. Vërtet, Ne do t'i shpërblejmë ata që kanë duruar sipas veprave më të mira që kanë bërë.

97. Cilindo mashkull apo femër që kryen vepra të mira, duke qenë besimtar, Ne do ta bëjmë që të kalojë jetë të bukur dhe do ta shpërblejmë sipas veprave më të mira, që ka bërë.



98. Kur dëshiron të lexosh Kuranin, kërko mbrojtjen e Allahut kundër djallit të mallkuar,

99. sepse, në të vërtetë, djalli nuk ka kurrfarë pushteti mbi ata që besojnë dhe mbështeten tek Zoti i tyre.

100. Pushteti i djallit është vetëm mbi ata, që i binden atij dhe adhurojnë zota të tjerë veç Allahut.

101. Kur Ne zëvendësojmë një varg me një varg tjetër - e Allahu di më së miri se çfarë shpall –, ata thonë: "Ti je vetëm trillues!" Nuk është ashtu, por shumica e tyre nuk dinë.

102. Thuaj: "Atë (Kuranin) e ka zbritur Shpirti i Shenjtërisë nga Zoti yt me të vërtetën, për t'i forcuar ata që besojnë dhe për të qenë udhërrëfyes dhe lajm i mirë për ata që i dorëzohen Allahut".

103. Ne e dimë mirë që ata[165] thonë: "Atë[166] e mëson një njeri"! Por ai për të cilin flasin, flet në gjuhën e të huajve, kurse ky (Kurani) është në gjuhën e qartë arabe.[167]

---

[165] Paganët e Mekës.

[166] Muhamedin (a.s.).

[167] Sipas komentuesve të Kuranit, ky varg bën fjalë për një skllav të krishterë që jetonte në Mekë e të cilit Profeti Muhamed (a.s.) i fliste herë pas here. Për këtë

104. Pa dyshim, ata që nuk u besojnë shpalljeve të Allahut, Allahu nuk i udhëzon dhe për ata ka dënim të dhembshëm.

105. Vërtet, gënjeshtra trillojnë vetëm ata, që nuk u besojnë shpalljeve të Allahut; pikërisht ata janë gënjeshtarët e vërtetë.

106. Kushdo që mohon Allahun, pas pranimit të besimit, (do të dënohet ashpër), përveç atij që është i detyruar me forcë, ndërkohë që zemra e tij është plot besim. Ndërsa ata që ia hapin zemrën mosbesimit, do të kenë mbi vete zemërimin e Allahut dhe një dënim të madh.

107. Kjo, sepse ata e duan më shumë jetën e kësaj bote, sesa jetën e botës tjetër; Allahu nuk i udhëzon në rrugë të drejtë mohuesit.

108. Këta janë ata të cilëve Allahu ua ka vulosur zemrat, të dëgjuarit dhe të parët; pikërisht këta janë të shkujdesurit.

109. S'ka dyshim se në botën tjetër, ata do të jenë nga të humburit.

110. Sigurisht, Zoti yt është Falës dhe Mëshirëplotë ndaj atyre që mërguan, pasi i kishin përndjekur e mandej luftuan dhe duruan në rrugën e Allahut.

111. Ditën, kur çdo njeri do të vijë duke mbrojtur veten dhe, kur çdo shpirt do të shpërblehet plotësisht për atë që ka bërë, atyre nuk do t'u bëhet padrejtësi!

112. Allahu e ka bërë shembull qytetin (e Mekës), i cili ishte i sigurt dhe i qetë. Atij i arrinin ushqime të bollshme nga të gjitha anët, por pastaj banorët e tij i mohuan dhuntitë e Allahut dhe Ai i bëri të shijojnë urinë dhe frikën, si ndëshkim për atë që bënë.

113. Vërtet, atyre u erdhi një i dërguar nga radhët e tyre, por ata e quajtën për gënjeshtar dhe i goditi dënimi, ngaqë ishin të padrejtë.

114. Ushqehuni me gjërat e lejuara dhe të mira që jua ka dhënë Allahu dhe falënderoni për mirësitë e Allahut, nëse vërtet e adhuroni Atë.

---

arsye, paganët e Mekës thoshin se ishte ky skllav që ia mësonte Muhamedit (a.s.) Kuranin. Mirëpo ai ishte i huaj dhe nuk dinte mirë arabisht, prandaj nuk kishte mundësi që t'i mësonte Profetit (a.s.) Kuranin, që është në gjuhë arabe të kulluar.

115. Ai ju ka ndaluar vetëm të ngordhurën, gjakun, mishin e derrit dhe atë që është therur në emër tjetër e jo në emër të Allahut. Por ata që shtrëngohen nga uria e madhe, mund t'i hanë ato, sa ta shuajnë urinë e jo të kalojnë kufirin; në të vërtetë, Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.

116. Prandaj, mos thoni me gjuhët tuaja të rreme: "Kjo është e lejueshme e kjo e ndaluar", që kështu të trilloni gënjeshtra për Allahun. Me siguri, ata që trillojnë gënjeshtra ndaj Allahut, nuk do të shpëtojnë.

117. Ata do të kenë kënaqësi të shkurtër (në këtë jetë), por i pret një dënim i dhembshëm (në jetën tjetër).

118. Ne u ndaluam hebrenjve atë që të treguam ty më parë. Ne asnjëherë nuk u bëmë atyre padrejtësi, por ata i bënin vetvetes padrejtësi.

119. Pa dyshim, Zoti yt është Falës dhe Mëshirëplotë ndaj atyre që kanë bërë keq nga padituria, por që pastaj janë penduar dhe përmirësuar.



120. Me të vërtetë, Ibrahimi ka qenë prijës shembullor (me të gjitha virtytet e mira), i përulur para Allahut, me besim monoteist dhe nuk ka qenë nga idhujtarët,

121. (por ka qenë) mirënjohës ndaj dhuntive të Tij. Ai e zgjodhi atë dhe e udhëzoi në rrugë të drejtë.

122. Ne i kemi dhënë atij të mira në këtë botë, ndërsa në botën tjetër, sigurisht që ai do të jetë nga të mirët.

123. Pastaj ty të shpallëm: "Paso me sinqeritet fenë e Ibrahimit, që nuk ka qenë prej idhujtarëve".

124. Në të vërtetë, e Shtuna u caktua për ata që patën kundërshti në lidhje me të.[168] Sigurisht që Zoti yt do t'i gjykojë ata në Ditën e Kiametit, për çështjet, që ata nuk pajtoheshin.

---

[168] Tradita islame tregon se, në lashtësi, dita e vërtetë e kremtes fetare ka qenë dita e premte. Pikërisht në këtë ditë, Allahu i Madhërishëm pranoi pendimin e Ademit. "Shabati", dita e pushimit absolut për hebrenjtë, u caktua nga Allahu në një mënyrë të tillë të ashpër, si ndëshkim për Bijtë e Izraelit, sepse kishin kundërshti në lidhje me të premten. Të krishterët kremtuan të dielën, si gjoja dita e ringjalljes së Isait, birit të Merjemes. Ndërsa Islami e riktheu kremten e ditës

125. Thirr në rrugën e Zotit tënd me mençuri dhe këshillë të bukur dhe diskuto me ata në mënyrën më të mirë! Me të vërtetë, Zoti yt i di më së miri ata që janë shmangur nga rruga e Tij, e di më së miri ata, që janë në rrugë të drejtë.

126. Nëse ndëshkoni, ndëshkoni aq sa jeni ndëshkuar, por, nëse duroni, kjo është më e mira (rrugë) për të durueshmit.

127. Prandaj duro! Durimi yt është vetëm me ndihmën e Allahut. Dhe mos u pikëllo për ta e mos u ngushto për shkak të dredhive të tyre!

128. Vërtet, Allahu është me ata që e kanë frikë dhe që janë punëmirë.



së premte, por me dimensionin shpirtëror të namazit të përbashkët të xhumasë. Ndërkaq, veprimtaritë e tjera të ligjshme në këtë ditë, janë të lejuara.

# 17 SURJA EL-ISRÂ'

**Mekase - 111 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. I lavdëruar qoftë Ai që e mbarti robin e Tij (Muhamedin) natën nga Xhamia e Shenjtë (në Mekë) në Xhaminë e Largët (të Jeruzalemit), rrethinën e së cilës e kemi bekuar, për t'i treguar atij disa nga mrekullitë Tona.[169] Ai, me të vërtetë, dëgjon çdo gjë dhe sheh çdo gjë.

2. Ne i dhamë Musait Librin dhe e bëmë atë udhërrëfyes për bijtë e Izraelit (duke u thënë): "Mos merrni mbrojtës tjetër, përveç Meje!

3. Ju jeni pasardhës të atyre që Ne i mbartëm me Nuhun! Ai ka qenë vërtet një rob mirënjohës."

4. Ne u shpallëm solemnisht në Libër bijve të Izraelit: "Ju do të bëni dy herë ngatërresa në tokë dhe do të tregoni mendjemadhësi të tepërt".

5. Kur erdhi koha e përmbushjes së profecisë për ngatërresën e parë, Ne dërguam kundër jush disa robër Tanët, luftëtarë të fuqishëm, të cilët shkelën në çdo cep të shtëpive tuaja. Kështu u krye premtimi.

6. Pastaj jua kthyem juve sërish fitoren kundër tyre, ju ndihmuam me pasuri e djem dhe jua shtuam numrin e ushtarëve.

7. Nëse bëni mirësi, e keni bërë për veten tuaj. E, nëse bëni keq, ia keni bërë po vetes. Kur erdhi koha e përmbushjes së profecisë

---

[169] Vargu bën fjalë për udhëtimin e mrekullueshëm që pati Profeti Muhamed (a.s.) i shoqëruar nga engjëlli Xhebrail (a.s.) brenda një nate prej Mekës në Jeruzalem (e prej këtej deri në Fronin e Allahut të Madhëruar, ku u takua me Zotin).

për ngatërresën e dytë, Ne i dërguam (armiqtë tuaj) për t'jua nxirë fytyrat tuaja dhe që të hyjnë në tempull, siç patën hyrë herën e parë dhe të shkatërrojnë plotësisht çdo gjë që pushtonin.

8. Ndoshta, Zoti juaj, do t'ju mëshirojë, por, nëse ju ktheheni (në gjynahe), Ne do t'u kthehemi (ndëshkimeve ndaj jush). Dhe Xhehenemin e kemi bërë burg për mohuesit.

9. Në të vërtetë, ky Kuran udhëzon drejt asaj që është më e mira dhe u jep lajmin e gëzuar besimtarëve, që bëjnë vepra të mira, se ata do të kenë shpërblim të madh.

10. Ndërsa atyre që nuk besojnë në jetën tjetër, Ne u kemi përgatitur dënim të dhembshëm.

11. Njeriu mallkon në të keqe, ashtu siç lutet edhe për të mirë; vërtet që njeriu është i ngutur.

12. Ne i bëmë natën dhe ditën dy mrekulli. Natën e mbështollëm me errësirë, kurse ditës i dhamë ndriçim, që ju të kërkoni begati nga Zoti juaj e që të dini numrin e viteve dhe njehsimin e kohës. Çdo gjë e kemi shpjeguar hollësisht.



13. Çdo njeriu ia kemi varur në qafë llogarinë për punën e tij dhe Ne, do t'ia paraqesim Ditën e Kiametit librin, që do ta gjejë të hapur (e do t'i themi):

14. "Lexoje librin tënd! Ti mjafton sot si llogaritar kundër vetvetes!"

15. Kush zgjedh rrugën e drejtë, e ka për veten e vet e kush i largohet asaj, i largohet në dëm të vetvetes dhe askush nuk e merr të keqen e tjetërkujt. Ne nuk dënojmë asnjë popull, para se të çojmë të dërguar!

16. Kur vendosim ta shkatërrojmë një qytet, Ne i urdhërojmë (për mirë) të pasurit e tij dhe, kur ata bëjnë mbrapshti në të, atëherë përmbushet Vendimi (i dënimit) kundër tyre dhe Ne i shkatërrojmë gjer në themel.

17. Sa e sa brezni Ne i kemi shkatërruar pas Nuhut! Mjafton që Zoti yt i di dhe i sheh gjynahet e robërve të Tij.

18. Sa për atë që dëshiron këtë botë, Ne shpejtojmë që t'i japim çfarë të dëshirojmë atij që duam. Pastaj ia caktojmë atij Xhehenemin, në të cilin ai do të përvëlohet, duke qenë i turpëruar dhe i dëbuar.

19. Sa për atë që dëshiron botën tjetër dhe përpiqet për të me gjithë shpirt e duke qenë besimtar, përpjekja e tij do të shpërblehet.

20. Ne i mbështesim të gjithë me dhuratat e Zotit tënd: edhe këta, edhe ata. Dhuratat e Zotit tënd nuk i mohohen askujt.

21. Shiko, si Ne i parapëlqejmë disa ndaj të tjerëve. Kurse bota tjetër, në të vërtetë, do të ketë shkallëzime më të mëdha dhe parapëlqime më të theksuara.

22. Mos vër zot tjetër me Allahun, se do të mbetesh i poshtëruar dhe i braktisur!

23. Zoti yt ka urdhëruar, që të mos adhuroni askënd tjetër përveç Atij dhe, që të silleni mirë me prindërit. Nëse njëri prej tyre ose të dy arrijnë pleqërinë te ti, mos u thuaj atyre as "uh!", mos i kundërshto, por drejtoju atyre me fjalë respekti.

24. Lësho para tyre krahët e përuljes prej mëshirës dhe thuaj: "O Zoti im, mëshiroji ata, ashtu siç më kanë rritur, kur unë isha i vogël!"

25. Zoti juaj e di më së miri ç'keni në shpirtrat tuaj. Nëse ju jeni të drejtë, sigurisht që Ai është Falës për ata që pendohen.

26. Jepuni të afërmve, të varfrit dhe udhëtarit të drejtën e tyre, por mos bëni shpenzim të tepruar.

27. Dorëshpuarit me të vërtetë, janë vëllezërit e djallit dhe djalli është mosmirënjohës ndaj Zotit të tij.

28. Por, nëse shmangesh nga ata (kur nuk ke asgjë për të dhënë), duke shpresuar në mëshirën e Zotit tënd, atëherë thuaju atyre ndonjë fjalë të butë.

29. Mos e shtrëngo dorën, as mos u bëj dorëshpuar e të mbetesh i qortuar dhe i mjerë.



30. Me të vërtetë, Zoti yt i jep me bollëk e ia kufizon (riskun) kujt të dëshirojë; Ai i di dhe i sheh mirë robërit e Vet.

31. Mos i vrisni fëmijët tuaj nga frika e varfërisë! Ne u sigurojmë ushqim atyre dhe juve. Vërtet, vrasja e tyre është gjynah i madh.

32. Dhe mos iu qasni kurvërisë, se ajo është shfrenim dhe rrugë e shëmtuar!

33. Mos ia merrni jetën njeriu, gjë që Allahu jua ka ndaluar ta bëni, përveçse kur e kërkon e drejta! Nëse dikush vritet padrejtësisht, Ne i kemi dhënë pushtet trashëgimtarit të tij (të kërkojë shpagim). Por edhe ai të mos e teprojë në vrasje, sepse ai është i ndihmuar (nga ligji dhe drejtësia islame).

34. Mos iu qasni pasurisë së jetimit, veçse me qëllim të mirë, derisa të arrijë moshën e pjekurisë. Dhe përmbushni zotimet. Me të vërtetë, për zotimet do të jeni përgjegjës.

35. Saktësojeni matjen, kur matni dhe peshoni me peshore të rregullt. Kjo është e mira që çon në përfundimin më të bukur.

36. Mos shko pas diçkaje për të cilën nuk ke dijeni. Vërtet, dëgjimi, shikimi dhe zemra, të gjithë këta do të merren në përgjegjësi.

37. Mos ec nëpër tokë me mendjemadhësi, se ti, në të vërtetë, nuk mund ta çash tokën e as të arrish lartësinë e maleve.

38. E keqja e të gjitha këtyre është e urryer nga Zoti yt.

39. Kjo është nga Urtësia që të ka shpallur ty, Zoti yt, dhe mos vër zot tjetër me Allahun, se do të hidhesh në Xhehenem, fajtor dhe i dëbuar.

40. A mos vallë Allahu ju ka dhuruar djem e (për Vete) ka marrë engjëjt për vajza? Vërtet që ju thoni fjalë të tmerrshme.

41. Në të vërtetë, Ne kemi paraqitur me hollësi në këtë Kuran shpalljet Tona, që ata (jobesimtarët) t'ua vënë veshin, por kjo vetëm ua ka shtuar atyre largimin (nga e vërteta).

42. Thuaj: "Nëse përveç Atij do të kishte edhe zota të tjerë, siç thonë ata, atëherë ata do të kërkonin rrugë për të arritur te Zoti i Fronit".

43. Qoftë i lavdëruar dhe i lartësuar Ai mbi atë, që thonë ata!

44. Atë e madhërojnë shtatë qiejt, Toka dhe gjithçka gjendet në to. Dhe nuk ka asgjë që nuk e madhëron Atë, duke e lavdëruar, por ju (o njerëz) nuk e kuptoni madhërimin që i bëjnë ata. Ai, me të vërtetë, është i Butë dhe Falës.

45. Kur ti (Muhamed) lexon Kuranin, Ne vëmë një perde të fshehtë mes teje dhe atyre që nuk besojnë në jetën e ardhshme.

46. Ne kemi vënë mbulesa në zemrat e tyre, që të mos e kuptojnë atë (Kuranin), dhe ua kemi shurdhuar veshët. Kur ti përmend në Kuran vetëm Zotin tënd, ata kthejnë shpinën, duke ikur.

47. Ne e dimë mirë se ç'dëgjojnë ata, kur të përgjojnë dhe, kur bisedojnë fshehurazi me njëri-tjetrin e mohuesit thonë: "Ju shkoni veçse pas një njeriu të magjepsur".

48. Shiko me çfarë shëmbëllimesh të krahasojnë! Ata janë të humbur e nuk mund të gjejnë rrugën e drejtë.



49. Ata thonë: "Vallë, kur të bëhemi eshtra dhe pluhur, a do të ringjallemi në krijesa të reja?"

50. Thuaj: "Bëhuni gurë ose hekur,

51. ose çfarëdo krijese tjetër që është më e madhe sipas jush!" Ata do të thonë: "Kush do të na kthejë ne (në jetë?)" Thuaj: "Ai që ju ka krijuar herën e parë". Ata do t'i tundin kokat nga ti e do të pyesin: "Kur do të bëhet ajo?" Ti thuaju: "Mund të vijë shpejt!

52. Ditën, kur Ai do t'ju thërrasë e ju do t'i përgjigjeni Atij duke e falënderuar dhe do të mendoni se në këtë jetë, nuk keni qëndruar veçse pak kohë."

53. Thuaju, robërve të Mi, që të flasin atë që është më e mira. Në të vërtetë, djalli mbjell ngatërresa ndërmjet tyre. Vërtet, djalli është armik i hapët i njeriut.

54. Zoti juaj ju njeh më së miri. Nëse dëshiron, Ai do t'ju mëshirojë ose nëse dëshiron, Ai do t'ju dënojë. Ne nuk të kemi dërguar ty (Muhamed) roje dhe rregullues të punëve të tyre.

55. Zoti yt i di më së miri ata që gjenden në qiej dhe në Tokë. Ne i kemi ngritur disa profetë mbi të tjerët dhe Daudit i kemi dhënë Zeburin.

56. Thuaj: “Thirrini ata që ju i hyjnizoni përveç Tij! Ata nuk mund t’jua largojnë të keqen e as nuk mund ta hedhin atë tjetërkund”.

57. Vetë ata që idhujtarët u luten, kërkojnë t’i afrohen Zotit të tyre, madje edhe më të afërtit, duke shpresuar mëshirën e Tij dhe duke iu frikësuar dënimit të Tij.[170] Me të vërtetë, nga dënimi i Zotit tënd duhet të ruhet gjithkush.

58. Dhe s’ka asnjë vend që Ne nuk do ta zhdukim para Ditës së Kiametit apo që nuk do ta ndëshkojmë me dënim të ashpër. Kjo gjë është shkruar në Libër.

59. Neve nuk na pengon asgjë që të dërgojmë shenja, mirëpo ato i kanë përgënjeshtruar popujt e lashtë. Ne i dhamë fisit Themud devenë si shenjë të qartë, por ai u soll keq me atë. Ne dërgojmë shenja vetëm për t’i frikësuar njerëzit.[171]

60. (Kujto) kur Ne të thamë: “Me të vërtetë, Zoti yt, do të të mbrojë nga njerëzit”![172] Vizionin që ta treguam, e bëmë vetëm sprovë për njerëzit, ashtu si dhe pemën e mallkuar në Kuran[173]. Dhe Ne i frikësojmë (paralajmërojmë) ata, por kjo vetëm u shton mohimin e madh.

---

[170] Vargjet 56-57 aludojnë për engjëjt, profetët ose shenjtorët që politeistët i hyjnizojnë, duke menduar se ata mund të jenë ndërmjetës për të fituar mëshirën e Allahut.

[171] Fjalët e fundit të këtij vargu duket se thonë që pas Kuranit, shenjat e vetme që Allahu do të dërgojë, do të jenë kataklizmat dhe fatkeqësitë për të frikësuar njerëzit.

[172] Fjalë për fjalë: “Me të vërtetë, Zoti yt i ka përfshirë të gjithë njerëzit.”

[173] Bëhet fjalë për vizionet që pati Profeti Muhamed (a.s.) gjatë udhëtimit për të cilin bën fjalë vargu i parë i kësaj sureje. Rrëfimi për këtë udhëtim shkaktoi shumë të qeshura te mosbesimtarët mekas. Po ashtu, mosbesimtarët mekas qeshnin edhe me pemën e mallkuar të zekkum-it, që Allahu e përmend shpesh në Kuran, si pemë, frutat e neveritshme të së cilës do të jenë ushqim për të dënuarit në zjarrin e Xhehenemit. Mekasit thoshin se si kishte mundësi, që në mes të një zjarri, që shkrin gurët dhe metalet, të rritet një pemë dhe me fodullëk e mohonin Fjalën dhe fuqinë e pakufishme të Allahut për të bërë gjithçka.

61. Kur u thamë engjëjve: “Përuluni në sexhde para Ademit”, ata të gjithë iu përulën në sexhde, përveç Iblisit! Ai tha: “Si?! Unë t’i bëj sexhde atij që Ti e ke krijuar nga balta?!”

62. Gjithashtu, tha: “A e sheh këtë që Ti e nderove mbi mua? Nëse Ti më jep kohë deri në Ditën e Kiametit, unë do t’i shfaros me mashtrim pasardhësit e tij, përveç një pakice prej tyre!”

63. (Allahu) tha: “Ik! Kushdo prej tyre që të pason ty, do të ketë Xhehenemin si shpërblim – një shpërblim i plotë.

64. Bëj për vete, me zërin tënd, kë të mundesh nga ata! Lësho kundër tyre të gjithë kalorësinë e këmbësorinë tënde! Bëj pjesë në pasurinë e fëmijët e tyre dhe jepu premtime! -Premtimet e djallit janë vetëm mashtrime.-

65. Por në të vërtetë, ti nuk ke kurrfarë pushteti ndaj robërve të Mi! Zoti yt mjafton si mbrojtës (i tyre)!”



66. Zoti juaj është ai që e bën anijen të lëvizë nëpër det për të kërkuar nga begatitë e Tij. Ai është vërtet i Mëshirshëm me ju.

67. Kur juve ju godet fatkeqësia në det, ata që ju i adhuronit në vend të Atij, zhduken. Por, pasi Ai ju shpëton në tokë, ju i ktheni shpinën. Njeriu është mosmirënjohës.

68. Vallë, a jeni të sigurt, që Ai nuk do t’ju fundosë në tokë ose, që nuk do të dërgojë mbi ju stuhi me rërë, pa pasur mundësi që ju të gjeni dikë, që t’ju mbrojë?

69. Apo jeni të sigurt, që Ai nuk do t’ju kthejë ju përsëri (në det) e, që nuk do t’ju dërgojë furtunë e t’ju fundosë për shkak të mosbesimit tuaj, pa pasur mundësi që të gjeni dikë, që t’ju mbrojë nga Ne?

70. Në të vërtetë, Ne i kemi nderuar bijtë e Ademit: ua kemi bërë të mundur që të udhëtojnë në tokë dhe në det, u kemi dhënë ushqime të mira e të lejuara dhe i kemi ngritur lart mbi shumë prej atyre që kemi krijuar.

71. Ditën, kur Ne do t’i thërrasim të gjithë popujt me prijësin (të dërguarin) e vet, ata, që do t’u jepet libri në anën e djathtë, do ta

lexojnë librin e vet dhe nuk do të pësojnë as padrejtësinë më të vogël.

72. Ai, që në këtë botë ka qenë i verbër, do të jetë i verbër edhe në botën tjetër dhe më i humbur nga rruga e drejtë.

73. Ata u përpoqën të të largonin ty (Muhamed) nga ai (Kuran), që të kemi shpallur Ne, me shpresë se ti, duke shpifur, do të Na vishje diçka tjetër përveç tij (Kuranit). Po ta bëje këtë, atëherë, ata do të të merrnin ty për mik.

74. Dhe sikur mos të të kishim forcuar Ne, gati do të kishe anuar pak nga ata,[174]

75. dhe atëherë, me të vërtetë, Ne do të bënim që të shijoje dënimin e dyfishtë në këtë botë dhe pas vdekjes; e atëherë, nuk do të gjeje askënd për ndihmës kundër Nesh.

76. Në të vërtetë, ata po përpiqen të të trembin që të të dëbojnë ty nga vendi, por atëherë, ata do të qëndronin vetëm pak kohë pas ikjes sate.

77. Ky ishte ligji Ynë, për të dërguarit e ardhur para teje, kështu që edhe ti nuk do të gjesh shmangie nga ligji Ynë.

78. Kryeje namazin prej kthimit të Diellit (nga gjysma e qiellit) deri në errësirën e natës dhe këndo Kuran në agim; me të vërtetë, falja e mëngjesit është e dëshmuar (nga engjëjt).

79. Kaloje një pjesë të natës, si falje shtesë për ty (Muhamed)! Është e vërtetë se Zoti yt do të të vendosë ty në një vend të lavdëruar.

80. Thuaj: "O Zoti im, më shpjer në një hyrje të kënaqur, më nxirr nga një dalje të kënaqur dhe më dhuro nga Ti fuqi, që do të më ndihmojë!"

---

[174] Vargjet 73-74 bëjnë fjalë për një propozim që idhujtarët mekas i bënë Profetit Muhamed (a.s.): ata do ta respektonin Zotin për të Cilin ai fliste, nëse ai do të respektonte disa nga zotat e tyre. I shtyrë nga përkushtimi i tij, sepse vuante kur dëgjonte idhujtarët të shanin Allahun, Muhamedi (a.s.) për pak sa s'e mori në konsideratë këtë propozim. Mirëpo Allahu i Madhëruar ndërhyri me Shpalljen e Tij dhe e forcoi Profetin (a.s.).

81. Thuaj: “E vërteta erdhi, ndërsa e pavërteta u shkatërrua. Sigurisht, e pavërteta është e paracaktuar të zhduket”!

82. Ne shpallim nga Kurani atë që është shërim dhe mëshirë për besimtarët e që mohuesve keqbërës u shton vetëm humbje.

83. Kur Ne i dhurojmë mirësi njeriut, ai shmanget dhe tërhiqet (nga detyrimet e mirënjohjes ndaj Krijuesit); por, kur e godet e keqja, ai pikëllohet.

84. Thuaj: “Çdokush sillet sipas mënyrës së vet, por Zoti juaj e di më së miri, se kush është në rrugën më të drejtë”.

85. Do të të pyesin ty për shpirtin. Thuaj: “Shpirti është çështje që i përket vetëm Zotit tim, ndërsa juve nuk ju është dhënë veçse pak dijeni”.

86. Me të vërtetë, sikur të donim Ne, do të ta merrnim ty atë shpallje që ta kemi dhënë, dhe ti, pastaj nuk do të gjeje askënd, që do të të ndihmonte për të kundër Nesh.



87. Nëse nuk e bëjmë, është vetëm prej mëshirës nga ana e Zotit tënd. Vërtetë që mirësia e Tij ndaj teje është kurdoherë e madhe.

88. Thuaj: “Sikur të tuboheshin të gjithë njerëzit dhe xhindet për të hartuar një Kuran të tillë, ata nuk do të mund të hartonin një të ngjashëm me të, madje, edhe sikur ta ndihmonin njëri - tjetrin.”

89. Në këtë Kuran, Ne u shpjegojmë njerëzve gjithfarë shembujsh, por shumica e njerëzve, kurrsesi nuk duan të besojnë.

90. Ata[175] thonë: “Ne nuk do të të besojmë (o Muhamed), derisa të bësh, që të shpërthejë nga toka një gurrë uji për ne,

91. ose, derisa të kesh një kopsht hurmash dhe rrushi, nëpër të cilin të rrjedhin lumenj

92. ose, derisa ta bësh qiellin të bjerë copa mbi ne, siç ke thënë ose, derisa të sjellësh Allahun dhe engjëjt para nesh;

---

[175] Mosbesimtarët mekas.

93. ose, derisa të kesh shtëpi prej ari ose, derisa të ngjitesh në qiell. Ne nuk do të të besojmë, edhe sikur të ngjitesh në qiell, derisa të na sjellësh një libër që ta lexojmë”. Thuaj: “I Përlëvduar qoftë Zoti im! Unë nuk jam tjetër, veçse njeri - i dërguar”!

94. Njerëzit nuk i pengoi asgjë të besojnë, kur u erdhi shpallja, përveçse thënies: “A mos vallë, Allahu ka sjellë si të dërguar një njeri?”

95. Thuaj: “Sikur në Tokë të kishte engjëj që ecnin qetësisht, Ne do t’u çonim atyre nga qielli një engjëll si të dërguar”.

96. Thuaj: “Allahu mjafton për dëshmitar midis meje dhe jush. Vërtet, Ai i njeh dhe i sheh mirë robërit e Vet”.

97. Ai, që Allahu e udhëzon në rrugën e drejtë, është i udhëzuari; ndërsa për atë që Ai e çon në humbje, me siguri që nuk do të gjesh mbrojtës tjetër, përveç Atij. Ne do t’i tubojmë ata në Ditën e Kiametit, me fytyrat përtokë, të verbër, shurdhë e memecë. Vendbanimi i tyre është Xhehenemi. Kurdo, që të zbehet zjarri, Ne do t’ia shtojmë flakën.

98. Ky është dënimi i tyre, ngase mohuan shenjat Tona dhe thanë: “A mos vallë, kur të bëhemi eshtra dhe pluhur, vërtet do të ngjallemi si krijesa të reja?!”

99. A nuk e shohin ata, se Allahu, i Cili krijoi qiejt dhe Tokën, ka mundësi të krijojë të ngjashëm me ata dhe, se ua ka caktuar momentin e ringjalljes, për të cilën nuk ka dyshim? Por, jobesimtarët nuk pranojnë, ata vetëm mohojnë.

100. Thuaj: “Sikur ju të zotëronit thesaret e mëshirës së Zotit tim, edhe atëherë ju do të rrudhnit dorën nga droja, se do të shpenzoheni. Njëmend, njeriu rëndom është koprrac”.

101. Në të vërtetë, Ne i dhamë Musait nëntë shenja të qarta. Pyeti bijtë e Izraelit, kur ai u erdhi të parëve të tyre dhe, kur Faraoni i tha atij: “O Musa, unë besoj se ti je i magjepsur”,

102. (Musai) tha: “Tashmë ti e di se këto nuk i ka shpallur askush tjetër, përveç Zotit të qiellit dhe të Tokës, si prova të dukshme dhe Unë jam i bindur se ti je i dënuar në humbje”.

103. Ai (Faraoni) deshi t'i dëbonte  nga vendi, por Ne e fundosëm bashkë me të gjithë ata, që ishin me të,

104. dhe, pas kësaj, u thamë Bijve të Izraelit: "Vendosuni në këtë tokë. Kur të arrijë premtimi i Ditës së Kiametit, do t'ju sjellim të përzier".

105. Ne e kemi shpallur Kuranin me të vërtetën dhe ai ka zbritur me të vërtetën. Ne të kemi dërguar ty (Muhamed) vetëm si përcjellës të lajmeve të mira dhe paralajmërues.

106. Ky është një Kuran, që Ne e kemi ndarë pjesë-pjesë, që ti t'ua mësosh njerëzve pak nga pak, duke e shpallur atë kohë pas kohe.

107. Thuaj: "Besoni në të (Kuranin) apo nuk besoni, ata që u është dhënë dijenia para (shpalljes së) tij, bien në sexhde me fytyrat përtokë, kur ai u lexohet,

108. dhe thonë: "Qoftë i lavdëruar Zoti ynë! Me të vërtetë, premtimi i Zotit është plotësuar!"

109. Ata bien me fytyrë përtokë, duke qarë dhe ai (leximi i Kuranit) ua rrit përuljen.

110. Thuaj: "Thirrni Allahun ose thirrni të Gjithëmëshirshmin, me cilindo emër që ta thirrni ju Atë, Ai ka emrat më të bukur. Gjatë namazit, mos lexo (Kuran) me zë të lartë dhe as me zë tepër të ulët, por kërko një rrugë të mesme."

111. Thuaj: "Çdo lavd e falënderim i përket Allahut, i Cili nuk ka bir, nuk ka ortak në pushtet dhe nuk është i pafuqishëm, që të ketë nevojë për ndihmës" dhe madhëroje Atë, duke ngritur lart madhështinë Tij!"

# 18 SURJA EL-KEHF

**Mekase - 110 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Çdo lavd dhe falënderim i përket Allahut, i Cili i shpalli robit të Vet (Muhamedit) një Libër të dëlirë nga çdo shtrembërim,

2. (një libër) të drejtë, për të paralajmëruar nëpërmjet tij, dënim të ashpër (për jobesimtarët) dhe për t'u dhënë lajmin e mirë besimtarëve, të cilët bëjnë vepra të mira, se për ta do të ketë një shpërblim të bukur (Xheneti),

3. në të cilin do të qëndrojnë përherë,

4. si dhe për të paralajmëruar ata që thonë: "Allahu ka një bir".

5. Ata nuk kanë kurrfarë dijenie për këtë, as etërit e tyre. Sa fjalë e rëndë është ajo që del nga goja e tyre! Ata flasin vetëm gënjeshtra.

6. A mos vallë do të vrasësh veten nga pikëllimi, nëse ata nuk besojnë në këtë Fjalë (Kuran)?

7. Çdo gjë që gjendet në Tokë, Ne e kemi bërë stoli për të, për të provuar se kush prej tyre punon më mirë.

8. Dhe, Ne do ta bëjmë të shkretë gjithçka, që gjendet në të.

9. Vallë, a mendon ti se banorët e Shpellës[176] dhe Rakimit[177] ishin një çudi nga mrekullitë Tona?

---

[176] *Banorët e Shpellës* ishin disa të rinj monoteistë, të arratisur nga qyteti i tyre, për t'i shpëtuar persekutimit të një tirani pagan, që donte t'i detyronte të hiqnin dorë nga besimi i tyre. Për të ruajtur pastërtinë e këtij besimi, ata u strehuan në një shpellë jashtë qytetit dhe iu dorëzuan mëshirës hyjnore. Allahu i Madhëruar i bëri të flenë për treqind vjet dhe i zgjoi, kur gjendja në qytet kishte ndryshuar: banorët e tij ishin bërë monoteistë dhe qyteti qeverisej nga një mbret i urtë e i devotshëm. Ringjalljen e tyre Allahu e bëri mrekulli për banorët e qytetit (dhe

10. Kur disa djelmosha u strehuan në shpellë dhe thanë: "O Zoti ynë, na jep mëshirë nga ana Jote dhe përgatitna për sjellje të drejtë!"

11. Ne ua mbyllëm veshët atyre (duke i lënë të flinin) në shpellë për shumë vjet.

12. Pastaj i ngritëm, për të marrë vesh se cili nga të dyja grupet do ta vlerësonte më mirë sa kohë kishin qenë të strehuar.

13. Ne po ta tregojmë ty historinë e tyre sipas së vërtetës. Ata ishin djelmosha që besonin në Zotin e tyre dhe Ne i forcuam në rrugën e drejtë.

14. Ne i forcuam zemrat e tyre, kur u ngritën e thanë: "Zoti ynë është Zoti i qiejve dhe i Tokës. Ne nuk do t'i lutemi asnjë zoti tjetër, përveç Tij, sepse atëherë do të thoshim një gënjeshtër të madhe.



15. Ky populli ynë ka zgjedhur në vend të Tij zota të tjerë, ndonëse ata nuk u sjellin dot asnjë provë të qartë. E kush është keqbërës më i madh, se ai që trillon gënjeshtra për Allahun?

16. Kur ju t'i lini ata dhe gjithçka që adhurojnë në vend të Allahut, gjeni strehë në shpellë: Zoti juaj do t'ju mbulojë me mëshirën e Tij dhe do t'ju përgatisë mënyrën nga e cila do të keni dobi".[178]

17. Ti (o Muhamed) do ta kishe parë Diellin kur lindte, se si anohej nga e djathta e shpellës së tyre dhe, kur perëndonte, ata i linte në anën e majtë, ndërkohë që ata gjendeshin në mesin e saj.[179] Kjo është nga shenjat e Allahut. Sa për atë, që Allahu e udhëzon në rrugë të drejtë, pikërisht ai është i udhëzuari. E sa

---

për tërë njerëzimin) që vërtetonte ringjalljen e plotë, ngaqë ata ishin ndarë në dy grupe: njëri grup thoshte se ishte veç shpirti ai që ringjallej, kurse grupi tjetër thoshte se ringjallej edhe trupi.

[177] *Rakim* mund të jetë emri i një lumi që kalonte pranë Shpellës ose një tabelë në hyrje të Shpellës me emrat e banorëve të saj, ose emri i qenit të tyre.

[178] Në vargun 16, ligjërimi është në vetën e dytë shumës, por këto janë fjalët që të rinjtë i drejtonin njëri-tjetrit. Kjo është një nga strukturat sintaksore të arabishtes.

[179] Pra, Allahu e kishte bërë diellin të lëvizte në mënyrë të atillë, që rrezet e tij, të mos hynin në shpellë, për të mos e nxehur shumë atë.

për atë, që Ai e lë në humbje, ti, me siguri, nuk do të mund t'i gjesh mbrojtës që ta udhëzojë.

18. Dhe (po të kishe qenë atje), do të mendoje se ata ishin zgjuar, por ata ishin në gjumë. Ne i rrotullonim ata herë në krah të djathtë e herë në të majtë, kurse qeni i tyre rrinte shtrirë me dy këmbët e para në hyrje të shpellës. Sikur t'i kishe parë, ti do të ikje nga ata dhe do të të kaplonte frika.

19. Kështu pra, Ne i zgjuam që të pyesnin njëri-tjetrin. Njëri nga ata tha: "Sa keni ndenjur (në gjumë?)" - U përgjigjën: "Kemi qëndruar një ditë a një pjesë të ditës". Disa thanë: "Zoti juaj e di më mirë se sa keni ndenjur. Dërgoni njërin prej jush në qytet me këtë monedhë argjendi tuajën e le të shikojë se cili ushqim është më i pastër. Le t'ju sjellë diçka prej tij, le të sillet mirë dhe askush të mos marrë vesh për ju.

20. Me të vërtetë, nëse ju zbulojnë, ata do t'ju gjuajnë me gurë ose do t'ju kthejnë (me forcë) në fenë e tyre dhe atëherë nuk do të shpëtoni kurrsesi"![180]



21. Dhe kështu, Ne bëmë që ata të zbuloheshin, me qëllim që të dihej se premtimi i Allahut është i vërtetë dhe, që të mos ketë asnjë dyshim për Orën (e Kiametit, se ajo do të vijë). Kur ata (banorët e qytetit) po haheshin me njëri-tjetrin për këtë rast, disa thoshin: "Ndërtojini atyre (në hyrje të shpellës) një ndërtesë! Zoti i tyre i njeh më mirë ata". Ata që e fituan çështjen e tyre, thanë: "Ne do të ndërtojmë një faltore mbi ta!"

22. Do të thonë: "Ata ishin tre veta e qeni i tyre ishte i katërti". Disa do të thonë: "Ata ishin pesë veta e qeni i tyre ishte i gjashti", duke hamendësuar për atë që është e fshehtë; kurse të tjerë do të thonë: "Ata ishin shtatë veta e qeni i tyre ishte i teti". Thuaj (o Muhamed): "Zoti im e di më mirë numrin e tyre. Vetëm pak veta dinë diçka rreth tyre". Dhe mos polemizo rreth tyre, përveçse në mënyrë të përciptë dhe për ata mos pyet askënd!

---

[180] Të rinjtë flasin me ndërmjet tyre. Shih shënimin për vargun 16 në lidhje me përdorimin e vetës së dytë të numrit shumës në gjuhën arabe.

23. Asnjëherë mos thuaj, për çfarëdo gjëje qoftë, se: “Me siguri që nesër do ta bëj këtë”

24. pa shtuar “Në dashtë Allahu!” Dhe, kur të harrosh (të thuash “në dashtë Allahu”) - kujtoje Zotin tënd e thuaj: “Shpresoj se Zoti im do të më udhëzojë në atë që është më e mirë dhe më e dobishme nga kjo”.

25. Ata qëndruan në shpellën e tyre treqind vjet (diellorë), duke shtuar nëntë (për vitet hënore).

26. Thuaj (o Muhamed): “Allahu e di më mirë sa kanë qëndruar. Atij i përket fshehtësia e qiejve dhe e Tokës. Eh, sa mirë sheh Ai çdo gjë dhe sa mirë që dëgjon! Njerëzit nuk kanë tjetër mbrojtës përveç Atij dhe Ai nuk e ndan me askënd pushtetin e Vet.”

27. Dhe lexo atë që të është shpallur ty nga Libri i Zotit tënd! Askush nuk mund t’i ndryshojë fjalët e Tij dhe ti nuk ke për të gjetur kurrfarë strehe, përveçse tek Ai.



28. Dhe qëndro me ata që i luten Zotit të vet në mëngjes dhe mbrëmje, duke dëshiruar Fytyrën (kënaqësinë) e Tij dhe mos i shmang sytë nga ata (tek të tjerët), duke dëshiruar stolitë e shkëlqimin e kësaj jete. Mos dëgjo atë zemrën e të cilit ia kemi lënë mospërfillëse ndaj përmendjes Sonë e, që shkon pas dëshirave të veta, duke shkelur çdo kufi në veprimet e veta.

29. Dhe thuaj: “E vërteta është nga Zoti juaj. Kush të dojë, le të besojë e kush të dojë, le të mohojë” Ne kemi përgatitur për mohuesit keqbërës një zjarr, që do t’i rrethojë nga të gjitha anët (si çadra). Nëse do të kërkojnë ndihmë, do t’u jepet një ujë si xehja e shkrirë, që do t’ua përcëllojë fytyrat. Sa pije e tmerrshme është ajo e sa strehim i keq është ai (zjarri)!

30. Sa për ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, sigurisht që Ne nuk do t’ua humbim shpërblimin punëmirëve.

31. Pikërisht atyre u përket Xheneti i Adnit, nëpër të cilin rrjedhin lumenj. Ata do të stolisen atje me byzylykë ari dhe do të vishen me rroba të gjelbra prej mëndafshi të hollë dhe armaçi, duke ndenjur të mbështetur në shtretër të lartë. Sa shpërblim i mrekullueshëm dhe sa vendbanim i bukur!



32. Dhe jepu atyre si shembull ndodhinë e dy njerëzve. Njërit prej tyre Ne i kishim dhënë dy kopshte vreshtash, që i kishim rrethuar me hurma e midis tyre kishim bërë fusha drithi.

33. Të dy kopshtet jepnin frutet e veta, pa u munguar asgjë dhe bëmë që midis tyre të rridhte një lumë.

34. Ai pati prodhim të bollshëm dhe i tha shokut të vet, duke biseduar me të: "Unë kam më shumë pasuri se ti dhe kam rreth më të fortë!"

35. Pastaj hyri në kopshtin e vet dhe, duke qenë i padrejtë me vetveten, tha: "Unë nuk mendoj se kjo do të shkatërrohet ndonjëherë

36. dhe nuk mendoj se do të arrijë ndonjëherë Ora (e Kiametit). Por, edhe nëse do të më kthejnë te Zoti im, sigurisht që do të gjej një vend më të mirë se ky (kopësht)"!

37. Shoku i tij i tha, duke biseduar me të: "A e mohon ti Atë, i Cili të ka krijuar nga dheu, pastaj nga pika e farës dhe të bëri më në fund njeri të plotë?!

38. Sa për mua, unë besoj se Allahu është Zoti im dhe Zotit tim unë nuk i shoqëroj askënd (në adhurim).

39. Do të ishte më mirë për ty sikur të kishe thënë, kur hyre në kopshtin tënd: "Kështu ka dashur Allahu! Nuk ka fuqi përveçse nëpërmjet Allahut." Nëse ti sheh se unë kam më pak pasuri dhe pasardhës,

40. dije, Zoti im, mund të më japë diçka më të mirë se kopshti yt, ndërsa në kopshtin tënd mund të dërgojë një shkatërrim nga qielli e të gdhijë rrafsh pa asgjë,

41. ose, të bëjë që uji i tij (kopshtit), të humbasë në thellësi e të mos mund ta gjesh kurrë më".

42. Dhe pasuria e tij (e mohuesit) u shkatërrua, kurse ai i rrihte duart për gjithçka që kishte shpenzuar në të (pronën e vet) - e që tashmë ishte shkretuar nga rrënjët -, dhe thërriste: "Ah! Sikur të mos i kisha shoqëruar Zotit tim askënd!"

43. Kështu, ai nuk pati kurrfarë rrethi që ta ndihmonte kundër Allahut dhe as që ishte në gjendje të mbronte vetveten.

44. Në një rast të tillë, mbrojtja vjen vetëm nga Allahu, i Vërteti. Ai është më i miri për të shpërblyer dhe jep përfundimin më të mirë.

45. Jepu atyre shembullin e jetës së kësaj bote: ajo është si uji që Ne e lëshojmë nga qielli; bimësia në tokë përzihet me të, por pastaj bëhet si bar i thatë të cilin e shpërndan era. Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë!

46. Pasuria dhe djemtë janë stoli e jetës së kësaj bote. Por veprat e mira që mbeten përherë, janë më të mira te Zoti yt sa i përket shpërblimit dhe, janë më të mira sa i përket shpresës (për shpëtim).

47. Ditën, kur Ne do t'i shkulim malet, do ta shohësh tokën të zhveshur dhe do t'i tubojmë të gjithë njerëzit, pa lënë askënd prapa.



48. Ata do të sillen të radhitur para Zotit tënd (e do t'u thuhet): "Tashmë Na erdhët, ashtu siç ju krijuam herën e parë, ndonëse ju (o jobesimtarë) pretendonit se nuk do t'ju caktonim një takim (ringjalljen)".

49. Dhe Libri (i veprave të tyre) do t'u vihet përpara, e do t'i shohësh gjynahqarët se si do të tmerrohen nga ato që gjenden në të dhe do të thonë: "Të mjerët ne! Çfarë është ky libër që nuk paska lënë asnjë vepër të madhe apo të vogël pa e shënuar atë". Aty do të gjejnë të shënuar gjithçka që kanë punuar. Zoti yt nuk i bën padrejtësi askujt.

50. Kur u thamë engjëjve: "Përuluni në sexhde para Ademit", ata u përulën, përveç Iblisit. Ai ishte një nga xhindet dhe nuk iu bind urdhrit të Zotit të vet. Atëherë, a do t'a merrnit atë dhe pasardhësit e tij për mbrojtës në vendin Tim, edhe pse ata janë armiqtë tuaj?! Sa këmbim i shëmtuar që është ky për keqbërësit!

51. Unë nuk i bëra ata dëshmitarë të krijimit të qiejve dhe të Tokës e as të krijimit të vetë atyre; dhe, sigurisht që Unë nuk mund t'i marr si ndihmës ata, që çojnë të tjerët në humbje.

52. Ditën, kur Ai do të thotë: “Thirrini ata që ju mendoni se janë shokët e Mi”, ata do t’i thërrasin, por nuk do të marrin përgjigje prej tyre dhe, Ne, do të vendosim ndërmjet tyre barrierë.

53. Të ligjtë do të shohin zjarrin dhe do të binden, se me të vërtetë, do të bien në të dhe nuk do të gjejnë largim prej atij.

54. Sigurisht, në këtë Kuran, Ne u kemi shpjeguar njerëzve çdo lloj shembulli, por njeriu kundërshton më tepër se çdo krijesë tjetër.

55. Çfarë i pengon njerëzit të besojnë, kur u vjen udhëzimi - dhe të kërkojnë falje nga Zoti i tyre?! Apo presin vetëm që të pësojnë fatin e popujve të parë ose që t’u vijë dënimi i hapët?!

56. Ne i çojmë të dërguarit vetëm si përcjellës të lajmit të mirë dhe paralajmërues. Por mohuesit (e besimit) polemizojnë me argumente të rreme për ta dobësuar të Vërtetën, ndërsa shenjat dhe paralajmërimet e Mia i marrin për tallje.

57. Kush është më i padrejtë se ai që, kur ia kujtojnë shpalljet e Zotit të vet, largohet nga ato dhe harron se ç’kanë bërë duart e tij më parë?! Ne kemi vënë perde në zemrat e tyre, që të mos e kuptojnë atë (Kuranin), dhe ua kemi rënduar veshët. Edhe sikur ti t’i thërrasësh ata në rrugën e drejtë, ata kurrë nuk do të udhëzohen.

58. Por Zoti yt është Falësi plot mëshirë. Sikur t’i dënonte ata për çfarë kanë bërë, Ai do t’ua shpejtonte dënimin. Por ata i pret një çast i caktuar, nga i cili kurrë nuk do të shpëtojnë.

59. Ato qytete[181] Ne i shkatërruam kur banorët e tyre bënë të këqija dhe, për shkatërrimin e tyre, Ne kishim caktuar një afat.

60. (Kujto) kur Musai i tha djaloshit që e shoqëronte: “Nuk do të pushoj së ecuri, derisa të arrij në vendin ku takohen dy detet, edhe nëse do të më duhet të udhëtoj për shumë kohë.”

---

[181] Vargu bën fjalë për qytetet e shkatërruara të fiseve Ad e Themud, të popullit të Lutit etj., që u shkatërruan për shkak të ligësisë dhe shthurjes së banorëve të tyre.

61. Dhe, kur arritën në vendin, ku bashkoheshin dy detet, ata e harruan peshkun e tyre dhe ai rrëshqiti në det, duke e hapur atë si tunel.

62. Kur kaluan më tej, Musai i tha shoqëruesit të vet: "Na jep drekën tonë, sepse jemi lodhur nga ky udhëtimi ynë".

63. Ai u përgjigj: "Shiko! Kur ndaluam tek ai shkëmbi, unë e harrova peshkun. Vetëm djalli më bëri ta harroj e nuk ta thashë se peshku mori rrugën nga deti në mënyrë të habitshme!"

64. (Musai) tha: "Kjo është ajo që po kërkojmë". Andaj u kthyen nëpër gjurmët e veta,

65. dhe gjetën një prej robërve Tanë,[182] të cilit i patëm dhuruar mëshirë prej Nesh dhe i kishim mësuar nga ana Jonë dije.

66. Musai i tha atij: "A mund të të pasoj ty, që të më mësosh edhe mua diçka prej diturisë së drejtë që të është dhënë ty?"



67. Ai u përgjigj: "Ti nuk mund të durosh dot me mua!

68. E si mund të durosh (pa pyetur) para diçkaje për të cilën nuk di asgjë"?

69. (Musai) tha: "Do të më gjesh të durueshëm, në dashtë Allahu e nuk do të të kundërshtoj për asgjë."

70. (Hidri) i tha: "Nëse vjen pas meje, mos më pyet për asgjë, derisa të ta shpjegoj unë!"

71. Dhe kështu, u nisën. Kur hipën në një anije, ai (Hidri) hapi një vrimë poshtë. (Musai) tha: "Mos vallë, e hape vrimën për t'i mbytur udhëtarët e saj? Me të vërtetë, ke bërë punë të shumë të keqe".

72. (Hidri) i tha: "A nuk të thashë se ti nuk mund të durosh me mua?"

73. Ai u përgjigj: "Mos më qorto për atë që harrova dhe mos më ngarko me vështirësi në punët e mia!"

---

[182] Sipas transmetimeve të vërteta nga Profeti Muhamed (a.s.), njeriu për të cilin bën fjalë ky varg, quhej Hidër.



74. Dhe që të dy vazhduan të ecin, derisa takuan një djalosh, të cilin ai (Hidri) e vrau. Tha (Musai): “Përse vrave një njeri të pafajshëm që nuk ka vrarë askënd?! Vërtet që ke bërë një punë të tmerrshme”!

75. Ai u përgjigj: “A nuk të thashë se ti nuk mund të durosh me mua?”

76. (Musai) tha: “Nëse pas kësaj do të të pyes sërish për çfarëdo gjëje, atëherë mos më mbaj më në shoqërinë tënde! Tashmë ke arsye (të mjaftueshme) nga ana ime (për t’u ndarë prej meje)!”

77. Dhe që të dy vazhduan të ecin, derisa arritën në një fshat dhe u kërkuan banorëve të tij, që t’u jepnin për të ngrënë, por ata nuk i pranuan mysafirë. Aty ndeshën një mur që ishte duke u rrëzuar dhe ai (Hidri) e drejtoi. (Musai) tha: “Sikur të kishe dashur ti, mund të kërkoje shpërblim për këtë.”

78. Ai tha: “Kjo është ndarja ndërmjet meje dhe teje. Unë do t’i shpjegoj ty ato gjëra për të cilat nuk munde të durosh.



79. Sa i përket anijes, ajo ishte pronë e disa të varfërve, që punonin në det. Unë desha ta dëmtoj, sepse prapa tyre gjendej një mbret i cili merrte me dhunë çdo anije të mirë.

80. Sa për djaloshin, prindërit e tij ishin besimtarë. Ne e dinim se (dashuria për të) do t’i çonte ata në të keqe dhe mohim,

81. dhe dëshiruam që Zoti i tyre, në vend të atij t’u jepte një më të mirë, më të pastër dhe më të mëshirshëm.

82. E, sa i përket murit, ai u takonte dy djelmoshave jetimë në qytet dhe, nën të gjendej një thesar i tyre. Babai i tyre kishte qenë njeri i mirë, prandaj Zoti yt dëshiroi që ata të arrinin moshën e pjekurisë e ta nxirrnin thesarin e tyre, si mëshirë nga Zoti yt. Unë këtë nuk e kam bërë sipas gjykimit tim. Ky është shpjegimi i asaj, për të cilën ti s’munde të duroje!

83. Ata (hebrenjtë) të pyesin ty (Muhamed) për Dhulkarnejnin, thuaj: “Unë do t’ju tregoj disa lajme për të.”

84. Ne i dhamë atij mundësi në Tokë dhe i dhamë mjete e rrugë për të arritur çdo gjë,

85. kështu që ai u nis në një rrugë.

86. Kur arriti në vendin e perëndimit të Diellit, pa se ai po ulej në një burim të zi balte dhe në afërsi të tij gjeti një popull. Ne thamë: "O Dhulkarnejn, mund t'i ndëshkosh ata ose mund t'u bësh mirë atyre."

87. Ai tha: "Sa i përket atij që bën të këqija, Ne do ta ndëshkojmë e pastaj do të kthehet te Zoti i vet, i Cili do ta ndëshkojë me një dënim të rëndë.

88. Sa për atë që beson dhe bën vepra të mira, atij i takon shpërblimi më i mirë dhe do t'i premtojmë atij lehtësira."

89. Pastaj ndoqi një rrugë tjetër.

90. Kur arriti në vendin e lindjes së Diellit, Ai e pa të lindte mbi një popull, të cilit Ne nuk i kishim dhënë gjë, për t'u mbrojtur nga dielli.



91. Kështu ndodhi dhe Ne dinim gjithçka për të.

92. Pastaj mori një rrugë tjetër.

93. Derisa, kur arriti në mes dy malesh, gjeti rrëzë tyre një popull, i cili pothuaj nuk kuptonte asnjë të folme.

94. Ata thanë: "O Dhulkarnejn, vërtet, Jexhuxhët dhe Mexhuxhët janë ngatërrestarë në Tokë. A të të japim një pagesë që të ndërtosh një pendë midis nesh dhe atyre?"

95. Ai tha: "Ajo të cilën ma ka mundësuar Zoti im, është më e mirë (nga pagesa juaj), por më ndihmoni mua me krahë! Do të ndërtoj një pendë midis jush e atyre.

96. Më sillni blloqe hekuri!" Dhe, kur ai i rrafshoi dy anët e thepisura të maleve, tha: "Fryjini zjarrit, derisa hekuri të skuqet si zjarri." Pastaj tha: "Më sillni bakër të shkrirë që ta hedh në të."

97. Kështu, ata (Jexhuxhët dhe Mexhuxhët) nuk mundën që ta kapërcenin pendën dhe as nuk mundën që të hapnin vrimë në të.

98. Ai tha: “Kjo është mëshirë nga Zoti im! Kur të vijë premtimi[183] i Zotit tim, Ai do ta rrafshojë atë (pendën). Premtimi i Zotit tim është (gjithnjë) i vërtetë.

99. Atë Ditë, Ne do të bëjmë, që të vërshojnë njëri mbi tjetrin si valët (e detit) dhe do t’i fryhet Surit e do t’i tubojmë, që të gjithë së bashku.

100. Atë ditë do t’ua tregojmë haptazi Xhehenemin mohuesve,

101. të cilët i kishin sytë të mbuluar para këshillave të Mia dhe të cilët nuk mund të dëgjonin.

102. Vallë, a mendojnë mohuesit, se do të mund t’i zgjedhin robërit e Mi si mbrojtës, në vendin Tim?! Ne e kemi përgatitur Xhehenemin si vendbanim për mohuesit.

103. Thuaj: “A doni t’ju lajmëroj për ata që, më së shumti, humbasin nga punët e veta,

104. për ata, përpjekja e të cilëve ka qenë e kotë në jetën e kësaj bote, ndërkohë që mendonin se po bënin vepra të mira?”

105. Këta janë ata, që nuk kanë besuar në shpalljet e Zotit të tyre dhe në takimin me Të. Punët e tyre do të fshihen, andaj Ne nuk do të vëmë kurrfarë peshe për ta (për veprat e tyre), në Ditën e Kiametit.

106. Shpërblimi i tyre do të jetë Xhehenemi për shkak të mohimit të tyre dhe për shkak se talleshin me shenjat e Mia dhe të dërguarit e Mi.

107. Me të vërtetë, ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, do të kenë për banesa kopshtet e Firdeusit,

108. ku do të qëndrojnë përherë, duke mos dëshiruar asnjë ndryshim.

109. Thuaj: “Sikur deti të ishte bojë për të shkruar fjalët e Zotit tim, sigurisht që ai do të shterej, para se të soseshin fjalët e Zotit tim, edhe sikur Ne të sillnim si ndihmë edhe një det tjetër si ai.”

[183] Dita e Kiametit.

110. Thuaj: “Unë jam vetëm një vdekatar si ju, që më është shpallur se Zoti juaj është një Zot i Vetëm. Kështu, kush shpreson takimin me Zotin e vet, le të bëjë vepra të mira dhe të mos i shoqërojë askënd në adhurim Zotit të vet!”

# 19 SURJA MERJEM

**Mekase - 98 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Kâf, Hâ, Jâ, Ajn, Sád.

2. Ky është rrëfim për mëshirën e Zotit tënd ndaj robit të Tij - Zekerijas.

3. Kur ai e thirri Zotin e vet me lutje të fshehtë

4. (duke thënë): "O Zoti im! Eshtrat tashmë më janë dobësuar, koka më ndriçon nga thinjat dhe asnjëherë nuk kam mbetur i zhgënjyer nga lutja ime për Ty, o Zoti im!



5. Unë u frikësohem (sjelljeve të) të afërmve të mi pas meje[184], ndërsa bashkëshortja ime është beronjë; andaj, më dhuro nga ana Jote një pasardhës,

6. që të më trashëgojë mua dhe familjen e Jakubit. O Zoti im, bëje atë të pëlqyeshëm (për Ty)!"

7. "O Zekerija, Ne po të japim lajmin e mirë për një djalë që do të quhet Jahja. Askujt nuk ia kemi dhënë këtë emër më parë".

8. Ai tha: "O Zoti im, si mund të kem unë djalë, kur bashkëshortja ime është beronjë dhe unë kam arritur pleqërinë e thellë?!"

9. I tha: "Ashtu ka thënë Zoti yt. Kjo për mua është lehtë. Unë të kam krijuar edhe ty më parë, ndërkohë që nuk ekzistoje".

---

[184] Zekerija kishte frikë se, pas vdekjes së tij, adhurimi i Allahut nuk do të kryhej në mënyrën e duhur. Ai nuk kishte një bir që ta trashëgonte funksionin e tij prej kujdestari të Tempullit të Sulejmanit, prandaj iu lut Allahut që t'i dhuronte një trashëgimtar të ndriçuar nga ana e Tij.

10. (Zekerija) tha: "O Zoti im, më jep ndonjë shenjë!" Ai tha: "Shenja jote do të jetë se nuk do të mund të flasësh me njerëzit për tri net, ndonëse do të jesh i shëndoshë."

11. Ai doli nga faltorja para popullit të vet dhe u bëri me shenjë atyre të lavdëronin Allahun në mëngjes dhe në mbrëmje!

12. (Pasi lindi djali, iu tha): "O Jahja, rroke fort Librin (Teuratin)." Dhe Ne, kur ende ishte fëmijë, i dhamë mençuri,

13. butësi prej Nesh dhe dëlirësi. Ai ishte besimtar i përkushtuar

14. dhe i sjellshëm ndaj prindërve të vet, nuk ishte i ashpër dhe i padëgjueshëm.

15. Paqja qoftë mbi atë ditën kur ka lindur, ditën kur të vdesë dhe në ditën kur do të ringjallet.

16. Dhe trego (o Muhamed) në Libër për Merjemen, kur u tërhoq nga familja e saj në një vend në lindje,



17. duke e fshehur veten nga ata. Ne i dërguam Shpirtin Tonë,[185] i cili iu paraqit asaj si një njeri i plotë.

18. Ajo i tha: "Unë kërkoj që të më mbrojë i Gjithëmëshirshmi prej teje, nëse i frikësohesh Allahut.

19. Ai tha: "Në të vërtetë, unë jam vetëm një i dërguar i Zotit tënd, që të të dhuroj ty një djalë të pastër."

20. Ajo tha: "Si mund të kem unë djalë, kur asnjë mashkull nuk më ka prekur e nuk jam as e pacipë?!"

21. Iu përgjigj: "Kështu është! Zoti yt ka thënë: 'Kjo për Mua është e lehtë. Ne do ta bëjmë atë shenjë për njerëzit dhe mëshirë nga ana Jonë'. Dhe kjo është punë e kryer."

22. Ajo mbeti me barrë e u tërhoq me të në një vend të largët.

---

[185] D.m.th. engjëllin Xhebrail. Allahu e ka quajtur atë "Shpirtin Tonë" për ta nderuar dhe për ta ngritur lart, jo se Xhebraili është pjesë e Qenies Hyjnore. Ai është një prej shpirtrave më të nderuar që ka krijuar Allahu.

23. Dhembjet e lindjes e detyruan atë që të shkonte te trungu i një hurme. Ajo tha: “Ah, sikur të kisha vdekur para kësaj (ngjarjeje) dhe të isha harruar krejt!”

24. Një zë e thirri nga poshtë: “Mos u pikëllo, se Zoti yt të ka bërë një burim uji poshtë teje!

25. Shkunde trungun e palmës, që të bien mbi ty hurma të freskëta!

26. Ha, pi dhe qetësohu. Nëse vëren ndonjë njeri, i thuaj: “Unë jam betuar në të Gjithëmëshirshmin se do të agjëroj, prandaj sot nuk do të flas me askënd.”

27. Dhe u kthye te populli i vet, duke mbajtur fëmijën. Ata i thanë: “O Merjeme, ke bërë diçka të turpshme!

28. O motra e Harunit![186] Babai yt nuk ka qenë njeri i keq, as nëna jote nuk ka qenë grua e shthurur.”

29. Ajo bëri me shenjë nga i biri. Ata thanë: “Si t’i flasim ne fëmijës që është në djep?”

30. Ai (Isai në djep) tha: “Unë jam rob i Allahut. Ai më ka dhënë Librin (Ungjillin), më ka bërë profet

31. dhe më ka bërë të bekuar kudo që të jem. Ai më ka porositur që të falem e të jap zeqat sa të jem gjallë

32. dhe që të jem i mirë ndaj nënës sime dhe nuk më ka bërë të ashpër dhe të padëgjueshëm.

33. Le të jetë paqja e shpëtimi mbi mua, në ditën që kam lindur, në ditën që do të vdes dhe në ditën që do të ringjallem!”

34. Ky është Isai, i biri i Merjemes. Kjo është fjala e vërtetë, për të cilën ata dyshojnë dhe diskutojnë.

[186] D.m.th. “O grua e virtytshme”. Meqenëse Haruni është një profet i nderuar, i përmendur në Kuran dhe, meqenëse Merjemja rridhte nga fisi i tij, ajo thirret në këtë kontekst me shprehjen “o motra e Harunit”. Në arabisht dhe, në përgjithësi, në gjuhët semitike (hebraisht, aramaisht etj.), shprehje të tilla idiomatike si: “o babai i ...”, “o biri i ...”, “o vëllai i ...” etj., nuk presupozojnë një lidhje të drejtpërdrejtë gjaku, por përdoren për të treguar një përkatësi fisnore ose një përkatësi fisnike.

35. Allahu nuk ka mbetur të marrë dikë për bir. Qoftë i lavdëruar Ai! Kur vendos diçka, Ai vetëm thotë për të "Bëhu!" dhe ajo bëhet.

36. (Isai tha): "Vërtet, Allahu është Zoti im dhe Zoti juaj; andaj adhuroni vetëm Atë! Kjo është udha e drejtë".

37. E megjithatë, sektet u përçanë në lidhje me atë.[187] Mjerë ata që nuk besojnë për takimin e një Dite të madhe (Ditës së Kiametit)!

38. E sa mirë do të dëgjojnë e do të shohin atë Ditë, kur do të vijnë te Ne! Por, sot keqbërësit janë në humbje të qartë!

39. Paralajmëroji ata (o Muhamed) për Ditën e Pikëllimit, kur do të japin llogari, ndonëse tani ata janë të shkujdesur dhe nuk besojnë.

40. Vërtet, jemi Ne që e trashëgojmë Tokën dhe gjithçka gjendet në të dhe ata te Ne do të kthehen.



41. Trego në Libër për Ibrahimin! Ai ishte njeri i së vërtetës dhe profet.

42. Ai i tha të atit: "O babai im, përse adhuron atë që as nuk dëgjon, as nuk sheh e as që mund të të sjellë ndonjë dobi?

43. O babai im, mua më ka ardhur prej diturisë, çfarë s'të ka ardhur ty; andaj ndiqmë mua dhe unë do të të udhëzoj në rrugën e drejtë!

44. O babai im, mos adhuro djallin, sepse ai është gjithmonë i pabindur ndaj të Gjithëmëshirshmit.

45. O babai im, unë kam frikë se mos të vjen ndonjë dënim nga i Gjithëmëshirshmi e kështu të bëhesh i afërm i djallit"!

46. Ai u përgjigj: "O Ibrahim! Si guxon t'i hedhësh poshtë zotat e mi?! Nëse nuk heq dorë, unë do të të mbys me gurë; andaj, largohu prej meje për një kohë të gjatë"!

---

[187] Vargu i referohet përçarjeve ekzistuese ndërmjet të krishterëve në kohën e shpalljes së Kuranit.



47. Ibrahimi tha: “Shpëtimi qoftë mbi ty! Do t’i lutem Zotit tim që të të falë. Me të vërtetë, Ai është i mirë me mua.

48. Po largohem nga ju dhe nga gjithçka që ju adhuroni në vend të Allahut. Do t’i lutem Zotin tim, sepse jam i sigurt se nuk do të jem fatkeq me lutjet që ia bëj Zotit tim.”

49. Dhe, kur u largua nga ata dhe nga idhujt që i adhuronin në vend të Allahut, Ne i dhuruam atij Is’hakun dhe Jakubin dhe që të dy i bëmë profetë.

50. Ne u dhuruam atyre mëshirën Tonë dhe bëmë që ata të lavdërohen e të përmenden me nder.

51. Trego në Libër edhe për Musain! Njëmend, Ai ishte i përzgjedhur, ishte i dërguar dhe profet.

52. Ne e thirrëm atë nga ana e djathtë e malit Tur, duke e afruar në një bisedë të fshehtë

53. dhe, nga mëshira Jonë, i dhuruam të vëllanë, Harunin, si profet.



54. Trego në Libër për Ismailin! Vërtet, ai ishte i sinqertë në premtimet e veta, ishte i dërguar dhe profet.

55. Ai e urdhëronte popullin e vet që të falte namazin e të jepte zeqatin dhe ishte i mirëpritur te Zoti i vet.

56. Trego në Libër për Idrizin! Ai ishte njeri i së vërtetës dhe profet.

57. Ne e ngritëm atë në vend të lartë.

58. Këta janë ata, të cilët Allahu i begatoi (me hirin e Tij) nga profetët pasardhës të Ademit, të atyre që Ne i mbartëm me Nuhun, nga pasardhësit e Ibrahimit dhe të Izraelit dhe nga ata që Ne i udhëzuam dhe i zgjodhëm. Kur iu lexoheshin vargjet e të Gjithëmëshirshmit, binin duke bërë sexhde dhe qanin.

59. Pas atyre erdhën brezni, që e braktisën faljen e namazit dhe ndoqën epshet e veta. Ata do të pësojnë dënimin e madh,

60. përveç atyre që pendohen, që besojnë dhe bëjnë punë të mirë. Këta do të hyjnë në Xhenet dhe nuk do t'u bëhet kurrfarë padrejtësie;

61. në kopshtet e Adnit, që i Gjithëmëshirshmi ua ka premtuar robërve të Vet, edhe pse ende nuk e kanë parë. Me të vërtetë, premtimi i Tij është i sigurt.

62. Aty nuk do të dëgjojnë llomotitje, por vetëm fjalë përshëndetjeje për paqe dhe do të ushqehen në mëngjes dhe në mbrëmje.

63. Ky është Xheneti që Ne ua japim në trashëgim robërve Tanë të përkushtuar.

64. (Xhebraili tha): "Ne (engjëjt) zbresim vetëm me urdhrin e Zotit tënd. Atij i përket gjithçka që është para nesh, gjithçka që është pas nesh dhe gjithçka që është në mes. Dhe Zoti yt nuk harron kurrë".



65. Ai është Zoti i qiejve, i Tokës dhe i gjithçkaje që është midis tyre, prandaj, vetëm Atë adhuroje dhe bëhu i qëndrueshëm në adhurimin ndaj Atij. A njeh ti ndokënd që ka Emrin e Tij?!

66. Njeriu thotë: "Vallë, pasi të vdes, a do të ringjallem përsëri?"

67. A nuk e mban mend njeriu se Ne e kemi krijuar atë, kur ende nuk ishte asgjë?!

68. Për Zotin tënd! Ne do t'i tubojmë ata dhe djajtë, pastaj do t'i sjellim ata të gjunjëzuar rreth Xhehenemit!

69. Pastaj do të ndajmë prej çdo grupi atë që ka qenë më kokëfortë ndaj të Gjithëmëshirshmit.

70. Ne pastaj e dimë më së miri se kush prej tyre e ka merituar të digjet në të.

71. Dhe nuk ka asnjë prej jush që të mos arrijë tek ai (Xhehenemi). Kjo është vendosur prerazi nga Zoti yt.

72. Pastaj do t'i shpëtojmë ata që kanë qenë besimtarë dhe do t'i lëmë keqbërësit të gjunjëzuar në të.

73. Kur u lexohen vargjet Tona të qarta, jobesimtarët u thonë atyre që kanë besuar: “Cili grup ka pozitë më të mirë dhe rreth më të mirë?”

74. Por sa e sa brezni, që kanë qenë më të begatshëm dhe më të pashëm, Ne i kemi shkatërruar para tyre!

75. Thuaj (o Muhamed): “Atyre që janë të humbur, i Gjithëmëshirshmi u dhëntë jetë”, në mënyrë që, kur të shohin atë që u është premtuar: ose dënimin (në këtë jetë) ose Orën (e Kiametit), atëherë ta marrin vesh se kush ka pozitë më të keqe dhe rreth më të dobët.

76. Allahu ua shton udhëzimin atyre, që janë në rrugë të drejtë. Veprat e mira që mbesin, janë të shpërblyera më mirë te Zoti yt dhe kanë përfundim më të mirë.

77. Vallë, a e ke parë atë që nuk beson në shenjat Tona dhe thotë: “Mua do të më jepet (Ditën e Kiametit) edhe pasuria, edhe fëmijët”?!

78. A mos ndoshta ai e di të padukshmen apo ka marrë ndonjë premtim nga i Gjithëmëshirshmi?

79. Kurrsesi! Ne do ta shënojmë atë që flet dhe do t’ia zgjasim vuajtjen.

80. Ne do t’ia marrim atij gjithçka për të cilat flet e ai te Ne do të vijë i vetëm.

81. Ata kanë marrë zota, në vend të Allahut, për t’i pasur ndihmës.

82. Por jo! Ata[188] do ta mohojnë adhurimin e tyre[189] dhe do të bëhen armiqtë e tyre.

83. A nuk e sheh se Ne i kemi dërguar djajtë te mohuesit, për t’i yshtur ata me forcë?

84. Andaj, mos kërko shkatërrimin e tyre të shpejtë, se, me të vërtetë, Ne ua numërojmë ditët e caktuara.

---

[188] Zotat e rremë.
[189] Idhujtarëve.

85. Ditën, kur do t'i tubojmë besimtarët te i Gjithëmëshirshmi, si të ftuar

86. e do t'i shtyjmë të ligjtë në Xhehenem, si tufë e etur,

87. askush nuk do të mund të ndërhyjë, përveç atij që ka marrë lejen dhe premtimin e të Gjithëmëshirshmit.

88. Ata thonë: "I Gjithëmëshirshmi ka një bir".

89. Keni thënë diçka vërtet të tmerrshme!

90. Qiejt gati sa nuk copëtohen prej kësaj; Toka gati sa s'çahet e malet sa s'rrëzohen të thërrmuar,

91. ngaqë ata i veshin një bir të Gjithëmëshirshmit.

92. Kurrë nuk i shkon (madhërisë së) të Gjithëmëshirshmit të ketë një bir.

93. S'ka krijesë që gjendet në qiej dhe në Tokë e që të mos vijë si rob para të Gjithëmëshirshmit.



94. Sigurisht që Ai e njeh mirë gjithsecilin prej tyre dhe i ka numëruar të gjithë saktësisht.

95. Çdonjëri prej tyre, në Ditën e Kiametit, do të dalë fill i vetëm para Tij.

96. Në të vërtetë, atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i Gjithëmëshirshmi do t'u dhurojë dashuri.

97. Ne e kemi bërë atë (Kuranin) të lehtë, në gjuhën tënde, vetëm që, nëpërmjet tij, ti t'u japësh lajmin e mirë besimtarëve të devotshëm dhe të paralajmërosh njerëzit kokëfortë (në mosbesimin e tyre).

98. Sa e sa brezni kemi shkatërruar Ne para tyre! Vallë, a po sheh ndonjërin prej tyre dhe a po dëgjon pëshpëritjen më të vogël të tyre?!




1. Tâ, Hâ.

2. Ne nuk ta kemi shpallur Kuranin ty (o Muhamed), për të të munduar,

3. por që të jetë kujtesë për atë që ka frikë (nga Allahu).

4. Ai është zbritur nga Krijuesi i Tokës e i qiejve të lartë.

5. I Gjithëmëshirshmi mbi Fron u ngrit (si i takon Madhërisë së Tij).

6. Atij i përket ç'ka në qiej e ç'ka në Tokë, si dhe gjithçka që gjendet midis tyre e gjithçka që ndodhet nën tokë.

7. Edhe nëse ti flet me zë të lartë, (është e kotë, sepse) Ai, me të vërtetë, i di sekretet edhe më të fshehta.

8. Allahu, nuk ka zot tjetër përveç Tij. Ai ka Emrat më të Bukur.

9. A e ke dëgjuar historinë e Musait?

10. Kur pa një zjarr, ai i tha familjes së vet: "Rrini këtu, sepse pashë një zjarr! Ndoshta mund t'ju sjell një urë të ndezur ose të gjej pranë tij ndonjë udhërrëfyes".

11. Kur arriti te zjarri, një zë e thirri: "O Musa!

12. Në të vërtetë, Unë jam Zoti yt! Prandaj, hiqi nallanet, sepse ndodhesh në luginën e shenjtë të Tuvasë.

13. Unë të kam zgjedhur ty, prandaj dëgjo atë që po të shpallet!





14. Me të vërtetë, Unë jam Allahu, s'ka zot tjetër përveç Meje, prandaj, vetëm Mua më adhuro dhe kryej faljen për të më kujtuar Mua!

15. Ora (e Kiametit) do të vijë me siguri, por Unë e mbaj tepër të fshehur, që secili të shpërblehet për atë që ka bërë.

16. Prandaj, mos e lër atë që nuk beson në të (Ditën e Kiametit) dhe që jepet pas epsheve të veta, të të nxjerrë (nga rruga e drejtë), përndryshe do të humbisje.

17. Ç'është ajo që mban në dorën e djathtë o Musa?"

18. Ai u përgjigj: "Ky është shkopi im, me të cilin mbahem dhe shkund gjethe për dhentë e mia; më shërben edhe për punë të tjera."

19. (Allahu) i tha: "Hidhe atë, Musa!"

20. Ai e hodhi atë dhe, menjëherë, (shkopi) u bë gjarpër që zvarritej.



21. (Allahu) i tha: "Merre atë dhe mos u frikëso! Ne do ta kthejmë në gjendjen e tij të mëparshme.

22. Fute dorën tënde nën sqetull: ajo do të dalë e bardhë, pa kurrfarë sëmundjeje. Ja, kjo është një shenjë tjetër,

23. për të të treguar ty të tjera mrekulli Tonat edhe më të mëdha!

24. Shko te Faraoni! Ai, me të vërtetë, i ka shkelur të gjithë kufijtë".

25. (Musai) tha: "O Zoti im, zgjeroma kraharorin tim,

26. lehtësoma punën time,

27. dhe zgjidhma nyjen e gjuhës sime,

28. që ata të kuptojnë fjalën time!

29. Më jep një ndihmës nga familja ime,

30. Harunin, vëllanë tim!

31. Ma rrit fuqinë nëpërmjet atij

32. dhe bëma ortak në punën time,

33. që të thurim shumë lavde për Ty

34. e të të përmendim Ty vazhdimisht!

35. Vërtet, Ti do të jesh gjithnjë Mbikëqyrësi ynë”.

36. (Allahu) tha: “Kërkesa jote u plotësua, o Musa!

37. Edhe më parë, Ne të kemi bërë mirë ty,

38. kur i frymëzuam nënës tënde atë që iu frymëzua:

39. “Vëre atë (foshnjën) në një sënduk e hidhe në lumë! Lumi do ta nxjerrë në breg e atë do ta marrë një armiku Im dhe armiku i tij.” Unë kam hedhur në ty dashurinë Time, që të rritesh nën Syrin (kujdesin) Tim.

40. Kur shkoi motra jote e tha: “A doni t’ju tregoj dikë që do të kujdeset për atë?”, Ne të kthyem te nëna jote, që ajo të gëzohej dhe të mos pikëllohej më. Pastaj ti vrave një njeri, por Ne të shpëtuam nga brenga dhe të vumë në sprova të shumta. Ti qëndrove me vite të tëra midis banorëve të Medjenit, pastaj erdhe sipas porosisë së caktuar, o Musa!



41. Unë të kam zgjedhur ty për Vete.

42. Shkoni ti dhe vëllai yt me mrekullitë e Mia dhe mos reshtni së përmenduri Mua!

43. Shkoni te Faraoni! Ai, me të vërtetë, i ka shkelur të gjithë kufijtë!

44. Flitini atij fjalë të buta, se ndoshta kujtohet[190] a frikësohet!”

45. Ata thanë: “O Zoti ynë! Ne kemi frikë se ai do të na dënojë menjëherë ose do të ndërkrehet më tepër”.

46. (Allahu) tha: “Mos u frikësoni! Në të vërtetë, Unë jam me ju, dëgjoj dhe shoh.

---

[190] “ndoshta kujtohet”: pra, ndoshta i kujtohet monoteizmi që kishte predikuar Jusufi (a.s.) në Egjipt, shumë kohë para Muasit (a.s.).

47. Shkoni tek ai dhe i thoni: “Ne të dy jemi të dërguarit e Zotit tënd, lëshoji të bijtë e Izraelit që të vijnë me ne dhe mos i mundo! Ne të kemi sjellë ty një shenjë nga Zoti yt. Paqe mbi atë që ndjek rrugën e drejtë!

48. Vërtet, neve na është shpallur se dënimi do të godasë këdo, që (i) mohon (shenjat e Allahut) dhe (i) kthen shpinën (të dërguarve të Tij)”.

49. (Faraoni) tha: “E, kush është Zoti juaj, o Musa?”

50. (Musai) tha: “Zoti ynë është Ai që çdo gjëje i ka dhënë trajtën e vet e pastaj e ka udhëzuar”.

51. (Faraoni) tha: “Si është gjendja e brezave të mëparshëm”?

52. (Musai) tha: “Dijenia lidhur me ta gjendet te Zoti im, në Libër. Zoti im nuk gabon dhe nuk harron!”



53. Është Ai që Tokën e ka bërë shtrat për ju, që ju ka shtruar rrugët nëpër të dhe që lëshon ujë nga qielli, me qëllim që, nëpërmjet tij, të rriten shumë lloje bimësh të ndryshme.

54. Hani dhe kullotni bagëtinë tuaj! Këto, me të vërtetë, janë shenja për ata që janë mendarë.

55. Ne ju kemi krijuar prej tokës, aty do t'ju kthejmë dhe nga ajo do t'ju nxjerrim edhe një herë tjetër.

56. Ne ia treguam atij (Faraonit) të gjitha shenjat Tona, por ai i mohoi, nuk pranoi (të besonte)

57. dhe tha: “O Musa, a ke ardhur që të na nxjerrësh nga toka jonë me magjinë tënde?!

58. Ne do të të sjellim ty një magji të ngjashme. Cakto, midis nesh dhe teje, një takim në një vend të sheshtë, ku nuk do të mungojmë as ne, as ti!”

59. (Musai) tha: “Takimi me ju është në ditën e kremtës[191] dhe njerëzia le të tubohen paradite”.

---

[191] Sipas transmetimeve, bëhet fjalë për një festë të përvitshme të lumit Nil.



60. Faraoni u largua, i mblodhi magjistarët e vet e pastaj erdhi.

61. Musai u tha atyre: “Të mjerët ju! Mos trilloni gënjeshtra për Allahun, duke bërë që Ai t’ju shkatërrojë me dënim. Do të dështojnë me siguri, ata që trillojnë gënjeshtra!”

62. Ata diskutuan me njëri-tjetrin për punën e tyre, duke pëshpëritur fshehurazi.

63. Njëri prej tyre tha: “Në të vërtetë, këta (Musai dhe Haruni), janë dy magjistarë, që duan t’ju shporrin nga toka juaj me magjitë e tyre dhe të shkatërrojnë fenë tuaj tejet të mirë.

64. Prandaj, bashkojini magjitë tuaja dhe ejani me radhë. Do të fitojë sot ai që ka epërsi!”

65. Ata thanë: “O Musa, ose hidh ti, ose të hedhim ne të parët”.

66. Ai tha: “Jo, hidhni ju!” Dhe ja tek i dukeshin atij litarët dhe shkopinjtë e tyre se po rendnin vërtet, për shkak të magjisë së tyre.



67. Atëherë Musai ndjeu frikë në vetvete.

68. Ne i thamë: “Mos u frikëso, se, në të vërtetë, ti do të fitosh!

69. Hidhe atë që mban në dorën e djathtë: do të gëlltisë gjithçka që kanë bërë ata, sepse ajo që kanë bërë ata, është vetëm një mashtrim i magjistarëve; e, magjistari nuk do të ketë sukses kudo që të gjendet”.

70. Atëherë magjistarët ranë në sexhde dhe thanë: “Ne besojmë në Zotin e Harunit dhe Musait”.

71. (Faraoni) tha: “Çfarë?! Ju e besuat atë, para se t’ju jap leje unë?! Në të vërtetë, ai është mjeshtri juaj, që ju ka mësuar magjitë. Unë do t’jua këpus duart dhe këmbët tuaja të këmbyera dhe do t’ju var në trungjet e hurmave. Ju do ta merrni vesh, me siguri, se cili prej nesh është më i ashpër dhe më ngulmues në ndëshkim.”

72. (Magjistarët) u përgjigjën: “Ne kurrë nuk do të të japim ty përparësi ndaj provave që na kanë ardhur neve dhe ndaj Atij që

na ka krijuar ne. Prandaj, gjyko si të duash; ti gjykon vetëm në jetën e kësaj bote!

73. Ne besojmë në Zotin tonë, që të na i falë gabimet dhe magjitë, për të cilat na ke detyruar ti. Allahu është më i Miri dhe i Përjetshmi.

74. Atë që i paraqitet Zotit të vet si keqbërës, sigurisht që e pret Xhehenemi, ku as nuk do të vdesë e as nuk do të jetojë.

75. Ndërsa kush paraqitet tek Ai si besimtar e që ka bërë vepra të mira, do të ngrihet në shkallë të larta,

76. në kopshtet e Adnit, nëpër të cilat rrjedhin lumenj. Ata do të qëndrojnë aty përjetësisht. Ky është shpërblimi për atë që është i dëlirë (nga mosbesimi).”

77. Ne i thamë Musait: “Udhëto natën me robërit e Mi, hapu atyre një rrugë të tharë nëpër det dhe mos u frikëso se do të të kapë ndokush e as se do të mbyteni!”



78. Faraoni i ndoqi ata (bijtë e Izraelit) me ushtrinë e tij, por deti i mbuloi ata me dallgë të mëdha.

79. Faraoni i solli humbje popullit të vet dhe nuk e çoi në rrugë të drejtë.

80. O bijtë e Izraelit, Ne ju shpëtuam nga armiku juaj, bëmë besëlidhje me ju në anën e djathtë të Turit dhe ju zbritëm manë dhe thëllëza.

81. Hani nga ushqimet e shijshme e të lejuara me të cilat ju kemi furnizuar dhe mos e kapërceni kufirin, përndryshe do t’ju zërë zemërimi Im. Ai, të cilin e zë zemërimi Im, është i humbur!

82. Vërtet, Unë jam Falës për atë që pendohet, beson e bën vepra të mira dhe pastaj qëndron në rrugë të drejtë.

83. “Përse nxitove para popullit tënd, o Musa?”

84. (Musai) tha: “Ja, ata, shkojnë pas gjurmëve të mia e unë nxitova te Ti, o Zoti im, për të fituar kënaqësinë Tënde”.

85. (Allahu) tha: “Ne e vumë në provë popullin tënd gjatë mungesës tënde, e Samiriu[192] i nxori ata nga rruga e drejtë”.

86. Musai u kthye te populli i vet i zemëruar dhe i pikëlluar. Tha: “O populli im, vallë, a nuk ju dha Zoti juaj një premtim të mirë? A mos ju duk e gjatë koha (e përmbushjes së premtimit) apo dëshironi që t’ju godasë zemërimi i Zotit tuaj?! Prandaj nuk i jeni përmbajtur premtimit që më dhatë?!”

87. Ata u përgjigjën: “Ne nuk e kemi thyer premtimin që të patëm dhënë me vullnetin tonë, por qemë të ngarkuar rëndë me stolitë e popullit (të Faraonit), andaj i hodhëm ato (në zjarr për t’u lehtësuar). Po kështu i hodhi edhe Samiriu,

88. dhe nga këto ai bëri një trup viçi që pëlliste. Atëherë tha: “Ky është zoti juaj dhe zoti Musait. Ai (Musai) ka harruar (t’ju tregojë për të)!”

89. Vallë, a nuk e shihnin ata, se (viçi) nuk u drejtonte atyre asnjë fjalë dhe nuk ishte në gjendje t’u sillte kurrfarë dëmi apo dobie?

90. Ndërkohë, Haruni u kishte thënë atyre qysh më parë: “O populli im! Kjo është vetëm një provë për ju! Zoti juaj është i Gjithëmëshirshmi, andaj ndiqmëni mua dhe dëgjoni urdhrin tim!”

91. Ata u përgjigjën: “Ne do t’i lutemi atij, derisa të na kthehet Musai”.

92. (Musai) tha: “O Harun, ç’të pengoi ty, kur i pe ata se kishin humbur,

93. që të vije tek unë?! A mos e kundërshtove urdhrin tim?”

94. (Haruni) tha: “O biri i nënës sime, mos më kap për mjekre e as për koke! Unë kisha frikë se do të thoje: Ke mbjellë përçarje midis bijve të Izraelit e nuk i ke mbajtur porositë e mia”.

---

[192] Komentuesit e Kuranit kanë mendime të ndryshme rreth personit të Samiriut. Emri i tij duket se tregon origjinë gjeografike. Sipas Ibn Abbasit, Samiriu ishte nga një popull që ushtronte kultin e adhurimit të lopës. Ky fakt dhe emri i tij përkojnë me krahinën e Samarisë, në Palestinën Qendrore, ku, në vijim, jetuan njerëz që kishin një kult të përzier judeo-asirian, duke adhuruar Jehovain (emri që hebrenjtë i japin Zotit), të përfaqësuar në një viç.

95. (Musai) tha: "Si është puna jote, o Samiri?"

96. (Samiriu) u përgjigj: "Unë pashë atë, që ata nuk e panë. Mora një grusht nga gjurmët e të Dërguarit dhe atë e hodha mbi viçin dhe kështu më nxiti vetja (e keqja) ime"[193].

97. (Musai) tha: "Atëherë ik! Tërë jetën do të të duhet të thuash: 'Mos më prekni'.[194] Por të është caktuar një premtim, i cili doemos do të zbatohet. Shikoje zotin tënd që ti e ke adhuruar vazhdimisht: Ne do ta djegim e pastaj do ta hedhim në det hirin e tij.

98. Në të vërtetë, Zoti juaj është vetëm Allahu; s'ka zot tjetër përveç Tij; dituria e Tij përfshin çdo gjë".

99. Kështu pra, Ne po të të tregojmë ty (o Muhamed) disa histori të së kaluarës. Ky (Kuran) që të kemi dhënë, është një Këshillë nga ana Jonë.

100. Kush shmanget nga ai, në Ditën e Kiametit do të mbartë ngarkesë të rëndë,



101. që do t'u mbetet përherë. Sa barrë e keqe që do të jetë ajo në Ditën e Kiametit!

102. Ditën, kur do të fryhet në Sur, pikërisht atë Ditë do t'i tubojmë të ligjtë me sy të zgurdulluar,

103. duke i pëshpëritur njëri-tjetrit: "Ju keni qëndruar (në dynja) vetëm dhjetë ditë."

104. Ne e dimë më mirë se ç'do të thonë ata (në Ditën e Kiametit), kur më i mençuri prej tyre do të thotë: "Ju keni qëndruar vetëm një ditë."

---

[193] Shumica e komentuesve të Kuranit, bazuar në një transmetim nga Ali Ibn Ebi Talibi (r.a.), thonë se Samiriu kishte parë Xhebrailin (a.s.) mbi një kalë teksa zbriti për të marrë Musain dhe u ngjit në qiell bashkë me të. Kështu, Samiriu mori një grusht dhé nga gjurma e kalit të Xhebrailit dhe ia hodhi viçit prej floriri, i cili mori jetë.

[194] Musai e mallkoi Samiriun që të mos e prekte askush dhe që të përfundonte në Xhehenem. Thuhet se më pas Samiriut i ra një sëmundje e rëndë në lëkurë dhe nuk mund të duronte as prekjen më të vogël.

105. Kur të të pyesin ty (o Muhamed) për malet, thuaj: “Ato do t’i bëjë hi e pluhur Zoti im,

106. ndërsa toka do të bëhet fushë e shkretë,

107. nuk do të shohësh në të as lugina, as brigje.”

108. Atë ditë, ata do të shkojnë pas thirrësit,[195] pa iu shmangur dot atij dhe do t’i ulin zërat para të Gjithëmëshirshmit. Ti nuk do të dëgjosh tjetër, veç pëshpëritjes.

109. Atë ditë nuk do të bëjë dobi ndërmjetësimi i askujt, përveç ndërmjetësimit të atij, që i jep leje i Gjithëmëshirshmi dhe që i është pranuar fjala.

110. Ai e di ç’ka para tyre dhe ç’ka pas tyre, kurse ata nuk mund ta ngërthejnë dijeninë e Allahut.

111. Fytyrat do t’i përulen të Gjallit, të Përjetshmit, Mbajtësit të çdo gjëje dhe, sigurisht, do të humbë ai që do të mbartë padrejtësi.

112. Ndërsa ai që bën vepra të mira dhe është besimtar, nuk do të druajë nga padrejtësia, as nga pakësimi i asaj që i përket.

113. Dhe kështu, Ne e kemi zbritur Kuranin në gjuhën arabe dhe i kemi shpjeguar paralajmërimet, që ata t’ua vënë veshin.

114. I Lartësuar qoftë Allahu, Sunduesi i Vërtetë! Mos nxito për ta lexuar Kuranin para se të përfundojë shpallja e tij dhe thuaj: “O Zoti im, shtoma dijeninë!”[196]

115. Ne bëmë besëlidhje edhe me Ademin më parë, por ai harroi, sepse nuk ishte i vendosur.

116. Kur u thamë engjëjve: “Përuluni në sexhde para Ademit”, të gjithë u përulën, përveç Iblisit, i cili nuk pranoi.

---

[195] Engjëllit Israfil që i fryn bririt të ringjalljes.

[196] Zoti ka urdhëruar kërkimin dhe përvetësimin e diturisë, sepse dituria është një det i pafund. Ai na ka këshilluar për ta marrë diturinë në baza të shëndosha dhe na ka dërguar profetë, për të na dhënë dituri të saktë e të qartë. Po ashtu, Ai na ka këshilluar që të mos flasim pa argumente dhe pa baza të shëndosha. Andaj, dituria me hamendje nuk mund të pranohet (përkthyesi).

117. Pastaj thamë: “O Adem, me të vërtetë që ky është armiku yt dhe i gruas sate, prandaj mos e lini t’ju nxjerrë kurrsesi nga Xheneti, se pastaj do të vuani në mjerim!

118. Këtu nuk do të mbetesh kurrë as i uritur e as i zhveshur,

119. dhe nuk do të kesh as etje, as vapë.”

120. Por djalli e cyti: “O Adem, a do të të tregoj pemën e përjetësisë dhe të një mbretërimi që nuk zhduket?”

121. Kështu, ata të dy, (Ademi dhe Havaja), hëngrën nga ajo pemë e u ndërgjegjësuan për lakuriqësinë e tyre, prandaj nisën të mbulohen me gjethet e Xhenetit. Ademi nuk e zbatoi urdhrin e Zotit të vet, kështu që devijoi (nga rruga e drejtë).

122. Pastaj, Zoti i tij e zgjodhi atë, ia pranoi pendimin, e udhëzoi

123. dhe tha: “Zbritni prej Xhenetit që të dy (Ademi dhe djalli)! Do të jeni armiq të njëri-tjetrit. Kur t’ju vijë udhëzim nga ana Ime, kush do ta pasojë udhëzimin Tim, as nuk do të humbë, as nuk do të bjerë në mjerim.

124. Kushdo që i kthen shpinën Këshillës Sime, do të ketë jetë të mjeruar dhe Ne, në Ditën e Kiametit, do ta ringjallim të verbër.

125. Ai do të thotë: “O Zoti im, përse më ringjalle të verbër, kur unë kisha shikuar më parë?”

126. (Allahu) do t’i thotë: “Kështu të erdhën shenjat Tona dhe ti i harrove ato e po kështu sot do të jesh i harruar.

127. Kështu e ndëshkojmë Ne atë që e tepron (me gjynahe) dhe nuk beson shenjat e Zotit të tij; e dënimi në jetën tjetër, në të vërtetë, është më i ashpër dhe më i qëndrueshëm.

128. A nuk e kanë marrë vesh ata se sa e sa brezni Ne i kemi zhdukur para atyre, aty ku ecin nëpër vendet e tyre sot? Me të vërtetë, në këtë ka tregues për njerëzit e mençur.

129. Sikur të mos ishte një fjalë e mëparshme nga Zoti yt dhe një afat tashmë i caktuar, dënimi i tyre do të ishte shpejtuar.

130. Prandaj duroje (o Muhamed) atë që thonë ata dhe lavdëroje me falënderim Zotin tënd para lindjes së Diellit dhe para perëndimit të tij! Lavdëroje Atë edhe në orët e natës, edhe në skajet e ditës, që të mund të kënaqesh.[197]

131. Mos e hidh shikimin në të mirat kalimtare, që Ne ua kemi dhënë disave prej tyre, si stoli të jetës së kësaj bote, për t'i vënë ata në provë! Shpërblimi i Zotit tënd është më i mirë dhe më e qëndrueshëm.

132. Urdhëroje familjen tënde, që të falë namazin dhe këmbëngul për këtë! Ne nuk të kërkojmë ty ndonjë ushqim: jemi Ne që të ushqejmë! Përfundimi i lumtur qëndron në frikën ndaj Allahut.

133. Ata thonë: "Përse të mos na sjellë ai ndonjë shenjë nga Zoti i tij"? A nuk u erdhi atyre sqarimi për atë që gjendej në shkrimet e lashta?

134. Sikur Ne t'i kishim shkatërruar ata para kësaj, ata, me siguri, do të thoshin: "O Zoti ynë! Sikur të na kishe sjellë një të Dërguar, vërtet që do të kishim ndjekur shpalljet Tuaja, para se të poshtëroheshim dhe turpëroheshim!"

135. Thuaju (o Muhamed): "Të gjithë presin, andaj prisni edhe ju, dhe do ta kuptoni se kush janë ithtarët e rrugës së drejtë dhe kush është i udhëzuar drejt."



[197] Ky varg thekson pesë namazet e përditshme: namazi i sabahut para lindjes së diellit, namazi i drekës në mesditë, namazi i ikindisë gjatë orëve të pasdites (para perëndimit të diellit), namazi i akshamit pas perëndimit të diellit dhe namazi i jacisë në orët e natës.

# 21 SURJA EL-ENBIJÂ'

**Mekase - 112 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**



1. Po u afrohet njerëzve dita për të dhënë llogari, por ata vazhdojnë të jenë të shkujdesur e të shmangur (nga e vërteta).

2. Sa herë që atyre u vjen nga Zoti i tyre ndonjë paralajmërim i ri, ata e dëgjojnë, duke u tallur me të.

3. Zemrat e tyre janë të hutuara. Ndërsa ata që janë idhujtarë, flasin fshehurazi: "A është ky (Muhamedi) diçka tjetër, përveçse njeri si ju? Vallë, a do të shkoni ju pas magjisë (së tij), kur e shikoni me sytë tuaj?

4. (I Dërguari) tha: "Zoti im e di se ç'flitet qoftë në qiell, qoftë në Tokë, Ai dëgjon gjithçka dhe është i Gjithëdijshëm."

5. Ata[198] thonë: "Këto[199] janë vetëm ëndrra të turbullta! Ose ai[200] i ka trilluar ato. Madje ai është poet. Le të na sjellë një mrekulli, ashtu si i kanë sjellë të dërguarit e parë!"

6. Asnjë vendbanim nga ata që i kemi shkatërruar, nuk ka besuar e vallë, a do të besojnë këta?

7. Edhe para teje kemi dërguar vetëm njerëz, të cilëve, u kemi shpallur; andaj, pyetni njerëzit e shkrimeve (të mëparshme), nëse ju nuk dini!

8. Dhe ne nuk i kemi bërë ata (të dërguarit) trupa që nuk hanë ushqim, as nuk kanë qenë të pavdekshëm.

---

[198] Pra, idhujtarët e Mekës.
[199] Shpalljet hyjnore që përcillte Profeti Muhamed (a.s.).
[200] Profeti Muhamed (a.s.).



9. Pastaj, ua kemi përmbushur atyre premtimin e i kemi shpëtuar së bashku me njerëzit (besimtarë) që kemi dashur; ndërsa i kemi shkatërruar ata që e kanë shkelur kufirin (mohuesit).

10. Ne të kemi shpallur Librin, i cili është përkujtesë për ju. Vallë, a nuk po kuptoni?

11. Sa e sa vendbanime, banorët e të cilëve kanë qenë mohues, i kemi shkatërruar; e pas tyre kemi ngritur popuj të tjerë!

12. Kur e ndienin dënimin Tonë, ata iknin me të shpejtë.

13. Mos ikni! Kthehuni atje, në luksin tuaj dhe në pallatet tuaja, se ju do të pyeteni."

14. Ata do të thonë: "Mjerë ne, me të vërtetë, kemi qenë keqbërës!"

15. Këto rënkime të tyre nuk pushuan, derisa Ne i palosëm si drithë i korrur.

16. Ne nuk e kemi krijuar qiellin dhe Tokën e ç'gjendet në mes tyre, për të luajtur (pa qëllim).

17. Sikur të donim argëtim, Ne do ta bënim me gjërat pranë Nesh (si engjëjt, hyrijet etj.), nëse do të bënim diçka të tillë.

18. Por Ne e godasim të pavërtetën, me të vërtetën, e cila e shkatërron atë dhe ajo zhduket. Dhe, mjerë për ju, për atë që i vishni (Allahut!)

19. Atij i përket gjithkush që gjendet në qiej dhe në Tokë. Ata që janë tek Ai (engjëjt), nuk ngurrojnë për të adhuruar Atë e nuk ndiejnë lodhje,

20. por e lavdërojnë (Atë) natën dhe ditën, papreré.

21. Vallë, a mos i kanë marrë zotat prej dheu, që të ishin në gjendje t'i ngjallnin të vdekurit?

22. Sikur në qiej dhe në Tokë të kishte zota të tjerë, përveç Allahut, si qiejt, ashtu edhe Toka do të shkatërroheshin. Qoftë i lavdëruar Allahu, Zoti i Fronit dhe i lartësuar mbi çka ia veshin Atij!

23. Ai nuk mund të pyetet për atë që punon, kurse ata do të pyeten.

24. Vallë, a adhurojnë ata të tjerë zota, në vend të Atij?! Thuaj: “Sillni provën tuaj!” Ky është mesazhi për ata që janë me mua dhe i atyre që kanë qenë para meje, por shumica e tyre nuk e di të Vërtetën dhe shmangen nga ajo”.

25. Ne nuk kemi nisur asnjë të dërguar para teje, që të mos i kemi shpallur se: “S’ka zot tjetër përveç Meje, andaj më adhuroni (vetëm) Mua!”

26. Ata thonë: “I Gjithëmëshirshmi ka për Vete një bir (prej engjëjve)”. Qoftë i lavdëruar Ai dhe i lartësuar! Jo, ata (engjëjt) janë robër të nderuar.

27. Ata nuk flasin para (Fjalës së) Tij dhe veprojnë me Urdhrin e Tij.



28. Ai e di se ç’ka para tyre (ç’kanë vepruar) dhe ç’ka pas tyre (çfarë do të veprojnë), ndërsa ata ndërmje-tësojnë vetëm për atë me të cilin Ai është i kënaqur, e prej frikës së Tij qëndrojnë me nderim dhe frikë (se mos i ndëshkon).

29. Këdo prej tyre që thotë: “Unë jam zot, përveç Atij”, Ne e dënojmë me Xhehenem. Kështu i “shpërblejmë” keqbërësit.

30. A nuk e dinë mohuesit se qiejt dhe Toka kanë qenë një e tërë? Pastaj Ne e ndamë dhe bëmë nga uji çdo gjë të gjallë! Akoma nuk besojnë?!

31. Ne vendosëm nëpër Tokë male të patundura, që ajo të mos lëkundet bashkë me njerëzit dhe bëmë lugina dhe rrugë për të udhëtuar në to.

32. Ne e bëmë qiellin mbulesë të mbrojtur, por përsëri ata shmangen nga shenjat që gjenden aty.

33. Allahu është Ai, i Cili krijoi natën dhe ditën, Diellin dhe Hënën; e të gjitha këto lundrojnë në gjithësi.



34. Para teje, Ne nuk e kemi bërë asnjë të pavdekshëm. Nëse ti vdes, a do të mbesin ata të përjetshëm?!

35. Çdo njeri do ta shijojë vdekjen! Ne ju vëmë në provë me të keqe dhe me të mirë dhe te Ne do të ktheheni.

36. Kur të shohin jobesimtarët, ata tallen me ty (duke thënë): "Ky është ai që i përmend (për keq) zotat tuaj?" Ndërkohë, ata e mohojnë Këshillën e të Gjithëmëshirshmit.

37. Njeriu është krijuar i ngutur. Unë do t'jua tregoj shenjat e Mia, prandaj mos më kërkoni të ngutem.

38. Ata thonë: "Kur do të bëhet ky premtim, nëse flisni të vërtetën?"

39. Sikur mohuesit ta dinin kohën, kur nuk do të mund ta shmangin zjarrin nga fytyrat dhe shpinat e tyre dhe nuk do të ndihmohen, (nuk do të flisnin kështu)!

40. Por atyre (Kiameti) do t'u vijë papritmas e do t'i trullosë, kështu që nuk do të mund ta shmangin atë e as nuk do t'u jepet afat!



41. Në të vërtetë, janë përqeshur edhe të dërguar të tjerë para teje, por shpotitësve u erdhi dënimi, me të cilin talleshin.

42. Thuaj: "Kush do t'ju ruajë natën dhe ditën (nga dënimi) i të Gjithëmëshirshmit?" Jo, askush! E, megjithatë, ata shmangen nga përmendja e Zotit të tyre.

43. Apo ata kanë zota të tjerë, të cilët mund t'i mbrojnë prej Nesh? Këta nuk mund të ndihmojnë as veten dhe askush nuk mund t'i marrë në mbrojtje kundër Nesh.

44. Ne u dhamë atyre dhe baballarëve të tyre kënaqësi e ua zgjatëm jetën. A nuk e shohin vallë ata që Ne i qasemi tokës së tyre dhe ia cungojmë skajet? E si mund të jenë ata fitues?!

45. Thuaj: "Unë vetëm ju paralajmëroj, me atë që më është shpallur". Por, shurdhët nuk e dëgjojnë thirrjen kur paralajmërohen.

46. Sikur ata t'i prekte një puhi prej dënimit të Zotit tënd, me siguri, do të thoshin: "Mjerë ne që kemi qenë keqbërës!"

47. Dhe në Ditën e Kiametit, Ne do të vendosim peshore të sakta e askush nuk do të pësojë asnjë padrejtësi. Ne do të sjellim (për gjykim) çdo vepër, qoftë kjo edhe sa pesha e një kokrre sinapi. Ne jemi të mjaftueshëm për llogaritje.

48. Ne i dhamë Musait dhe Harunit Dalluesin[201], që është dritë dhe këshillë për të devotshmit,

49. që i frikësohen Zotit të tyre - edhe kur nuk i sheh askush dhe, që i tremben Orës (së Kiametit).

50. Ndërsa ky (Kuran) është Këshillë e bekuar, të cilën Ne e kemi shpallur, prandaj, si mund ta mohoni ju atë?!

51. Në të vërtetë, Ne e udhëzuam Ibrahimin në rrugë të drejtë qysh më parë dhe e njihnim atë (se ishte i aftë për këtë gjë).



52. Kur ai i tha të atit dhe popullit të tij: "Ç'janë këta idhuj, që ju po i adhuroni kaq shumë?",

53. ata thanë: "Baballarët tanë i adhuronin këta."

54. (Ibrahimi) tha: "Me të vërtetë, ju dhe baballarët tuaj keni qenë në humbje të qartë."

55. Ata thanë: "A po na sjell të Vërtetën apo je nga ata që tallen?"

56. Ai tha: "Jo, por Zoti juaj është Zoti i qiejve dhe i Tokës. Është Ai që i ka krijuar ato, ndërsa unë jam njëri prej atyre që e dëshmojnë këtë.

57. (Betohem) për Allahun, se do t'i flak idhujt tuaj, posa të largoheni ju!"

58. Dhe i bëri ata copa-copa, përveç idhullit të tyre më të madh, kështu që ata t'i drejtoheshin atij.

59. Disa thanë: "Kush i bëri kështu zotat tanë? Me të vërtetë, ai është keqbërës!"

---

[201] Teuratin, që dallon të mirën nga e keqja.



60. Të tjerët u përgjigjën: “Dëgjuam një djalosh që i përgojonte, quhej Ibrahim.”

61. “Atëherë silleni atë para syve të botës, që ata të dëshmojnë” – thanë ata.

62. Ata e pyetën: “Ti i bëre kështu zotat tanë, o Ibrahim?”

63. Ai tha: “Jo! Këtë e ka bërë ky i madhi i tyre. Pyesni ata, nëse flasin!”

64. Atëherë ata i thirrën mendjes dhe i thanë njëri-tjetrit: “Me të vërtetë, ju vetë jeni keqbërësit.”

65. Pastaj ulën kokat dhe i thanë: “Sigurisht që ti e di, se këta nuk flasin!”

66. Ai u tha: “Mos vallë, ju adhuroni në vend të Allahut gjëra që nuk mund t’ju sjelljn kurrfarë dobie e as dëmi?!

67. Mjerë ju dhe mjerë ata që ju i adhuroni në vend të Allahut! A nuk arsyetoni?!”



68. Ata thirrën: “Digjeni atë dhe ndihmoni zotat tuaj, nëse doni të bëni ndonjë vepër!”

69. Ne thamë: “O zjarr, bëhu i ftohtë dhe shpëtim për Ibrahimin!”

70. Ata deshën ta lëndonin, por Ne i bëmë të dështonin.

71. Ne e shpëtuam atë dhe Lutin (dhe i çuam) në tokën, të cilën e kemi bekuar për njerëzit.

72. Ne i dhuruam atij Is’hakun dhe Jakubin si dhunti dhe të gjithë i bëmë të drejtë.

73. Ne i bëmë ata udhëheqës që udhëzonin sipas urdhrit Tonë dhe i frymëzuam që të bënin vepra të mira, të kryenin faljet dhe të jepnin zeqatin, dhe ata vetëm Ne na adhuruan.

74. Lutit i dhamë urtësi dhe dituri, dhe e shpëtuam prej vendbanimit ku bëheshin vepra të liga. Ata ishin vërtet njerëz të këqij e të mbrapshtë.

75. Lutin e pranuam në mëshirën Tonë. Me të vërtetë, ai është prej të mirëve.

76. (Kujtoje) Nuhun kur ai Na thirri më përpara, dhe Ne iu përgjigjëm atij, duke e shpëtuar atë dhe familjen e tij nga mjerimi i madh (mbytja).

77. Dhe e ndihmuam atë kundër popullit që i quante gënjeshtra shenjat Tona. Me të vërtetë, ai ishte popull i keq, prandaj e fundosëm të gjithin.

78. (Kujtoje) edhe Dautin dhe Sulejmanin, kur gjykuan mbi të lashtat në të cilat kishin kullotur natën bagëtitë e disa njerëzve. Ne ishim dëshmitarë të gjykimit të tyre.

79. Ne e bëmë Sulejmanin ta kuptonte drejtë çështjen dhe, që të dyve u dhamë mençuri e dituri. Ne i nënshtruam malet dhe shpendët që, bashkë me Dautin, të thurnin lavde (për Allahun). Ishim Ne që i bënim këto.



80. Ne i mësuam atij (Dautit) punimin e parzmoreve prej hekuri për ju, për t'ju mbrojtur në luftë me armikun, andaj, a jeni mirënjohës?

81. Sulejmanit i dhamë erën e fortë, që të fryjë sipas urdhrit të tij, drejt tokës, të cilën Ne e kemi bekuar; Ne jemi të Dijshëm për çdo gjë.

82. Dhe (ia nënshtruam atij) disa nga djajtë që zhyteshin në det për të, (duke nxjerrë xhevahire) dhe bënin edhe punë të tjera dhe Ne i ruanim ata (që të mos i bënin dëm).

83. (Kujtoje) Ejubin, kur iu lut Zotit të vet: "Mua më ka goditur fatkeqësia e Ti je më mëshiruesi i mëshiruesve!"

84. Ne iu përgjigjëm atij, ia larguam mjerimin që kishte dhe ia kthyem familjen të dyfishuar në numër. (Këtë e bëmë) nga mëshira Jonë dhe që të jetë përkujtesë për ata që Na adhurojnë.

85. (Kujto) Ismailin, Idrizin dhe Dhulkiflin! Të gjithë këta kanë qenë të durueshëm.

86. Ne i pranuam ata me mëshirën Tonë. Me të vërtetë, ata ishin ndër të drejtët.

87. (Kujtoje) Dhun-Nunin (Junusin) kur iku i zemëruar e mendoi se Ne nuk do ta dënojmë, andaj thërriti nga errësira: “S’ka zot tjetër, përveç Teje! Qofsh i lavdëruar! Me të vërtetë, unë kam gabuar!”

88. Ne iu përgjigjëm atij dhe e shpëtuam nga brengosja. Kështu, Ne i shpëtojmë besimtarët.

89. (Kujtoje) Zekerijan, kur iu lut Zotit të vet: “O Zoti im, mos më lër vetëm (pa fëmijë), e Ti je trashëgimtari më i mirë.”

90. Ne iu përgjigjëm atij dhe i dhuruam Jahjain, duke ia bërë gruan të aftë (për lindje). Me të vërtetë, ata nxitonin për vepra të mira dhe Na luteshin, me shpresë e frikë dhe ishin të përulur ndaj Nesh.

91. (Kujtoje) atë që ruajti virgjërinë e saj[202]! Ne frymë brenda saj nga shpirti Ynë dhe e bëmë atë dhe birin e saj[203] mrekulli për gjithë njerëzit.

92. Vërtet, ky është besimi juaj - besimi i vetëm, e Unë jam Zoti juaj, andaj më adhuroni Mua!

93. Njerëzit janë përçarë në çështje të besimit, por të gjithë do të kthehen te Ne (Ditën e Gjykimit).

94. Atij që bën vepra të mira dhe është besimtar, përpjekja nuk do t’i mohohet. Dhe këtë Ne ia shënojmë atij.

95. Është e pamundur, që banorët e një vendi, të cilët i kemi zhdukur Ne, të kthehen sërish në këtë botë.

96. Dhe, kur të dalin Jexhuxhët dhe Mexhuxhët e të shpejtojnë prej çdo lartësie,

97. dhe të afrohet premtimi i vërtetë (Kiameti), atëherë sytë e atyre që nuk kanë besuar, do të zgurdullohen, (e thonë): “Mjerë

[202] Merjemen.
[203] Isain (a.s.).

për ne! Ne kemi qenë të pavëmendshëm ndaj kësaj dhe e kemi ngarkuar veten me gjynahe”.

98. Me të vërtetë, ju (idhujtarë) dhe idhujt që i adhuroni në vend të Allahut, do të jeni lëndë djegëse për Xhehenemin. Ju do të vini në të.

99. Sikur këta të ishin zota (të vërtetë), nuk do të vinin atje dhe të gjithë do të mbeteni përherë aty.

100. Ata do të gulçojnë dhe nuk do të dëgjojnë (asgjë).

101. Ndërsa ata të cilëve u ka prirë mirësia Jonë qysh më parë, do të jenë larg nga Xhehenemi.

102. Ata nuk do të dëgjojnë fërshëllimën e tij dhe do të qëndrojnë përherë në atë që u ka dëshiruar shpirti i tyre.

103. Ata nuk do t'i brengosë tmerri më i madh dhe engjëjt do t'i presin (duke u thënë): “Kjo është dita juaj e premtuar.”



104. Atë Ditë, Ne do të palosim qiellin, ashtu siç paloset letra e librit. Ashtu siç e filluam krijimin e parë, do ta përsërisim atë. Ky është premtimi Ynë. Ne do ta bëjmë këtë me të vërtetë.

105. Ne shënuam në Zebur, pas Teuratit, që tokën (e Xhenetit) do ta trashëgojnë robërit e Mi të mirë.

106. Me të vërtetë, në këtë (Kuran) ka mësime të mjaftueshme për ata që (e) adhurojnë (Allahun).

107. Dhe Ne nuk të kemi dërguar ty (o Muhamed), veçse si mëshirë për botët.

108. Thuaj: “Mua më është shpallur që Zoti juaj është një Zot i vetëm; pra, a jeni myslimanë[204]?”

109. E, nëse ata i shmangen (thirrjes sate), ti thuaju: “Unë ju kam lajmëruar të gjithëve pa dallim dhe nuk di a është afër apo larg ajo, që ju është premtuar.

---

[204] D.m.th. të përulur para Zotit.

110. Ai i di vërtet fjalët e thëna haptazi apo fshehtazi.

111. Ndërsa unë nuk e di: a është ajo[205] sprovë për ju apo kënaqësi e përkohshme.

112. O Zoti im, gjyko me drejtësi! Zoti ynë është i Gjithëmëshirshmi, ndihmën e të Cilit kërkojmë kundër atyre që thoni.”



[205] Vonesa e dënimit.

# 22 SURJA EL-HAXHXH

**Medinase - 78 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. O njerëz, frikësojuni Zotit tuaj, sepse dridhja e Orës (së Kiametit), është vërtet një ngjarje e madhe!

2. Ditën, që do të shihni atë, çdo grua me fëmijë në gji do ta harrojë fëmijën e saj dhe çdo grua shtatzënë do ta hedhë barrën e vet. Njerëzit do t'i shihni si të dehur, ndonëse ata nuk do të jenë të dehur, por dënimi i Allahut është i ashpër.



3. Ka disa njerëz që diskutojnë për Allahun, pa kurrfarë dijenie dhe ndjekin rrugën e çdo djalli të ndërkryer,

4. e është caktuar për të (djallin), se kush e bën mik, ai (djalli) do ta shmangë (mikun) e do ta sjellë atë në dënimin e zjarrit.

5. O njerëz, nëse ju dyshoni në ringjalljen, mendoni si Ne ju kemi krijuar prej dheut, pastaj prej pikës së farës, pastaj prej droçkave të gjakut, pastaj prej një cope mishi me trajtë të plotë ose jo të plotë, për t'jua bërë të qartë! Dhe Ne e mbajmë në mitër atë që duam deri në kohën e caktuar. Pastaj ju nxjerrim si fëmijë e pas kësaj do të arrini moshën e pjekurisë. Disa nga ju vdesin e disa ngelin deri në pleqëri të thellë, që të mos dinë asgjë nga ajo që kanë ditur më parë. Dhe ti e sheh tokën të tharë, por, kur Ne lëshojmë ujë mbi të, ajo trazohet dhe gufon dhe prej saj mbijnë gjithfarë lloj bimësh të mrekullueshme në çift.

6. Kjo ndodh (që ta dini) se Allahu është e Vërteta, se Ai i ringjall të vdekurit, se Ai është i Fuqishëm për çdo gjë,

7. se Ora (e Kiametit) do të vijë, gjë për të cilën s'ka dyshim dhe se Allahu do t'i ringjallë ata që janë në varre.

8. Disa njerëz diskutojnë për Allahun pa kurrfarë diturie, pa udhërrëfyes dhe pa Libër ndriçues.

9. Ata e kthejnë mënjanë kokën (nga mendjemadhësia), që të largojnë të tjerët nga rruga e Allahut. Këta njerëz do të poshtërohen në këtë botë, kurse në Ditën e Kiametit Ne do t'i bëjmë, që të shijojnë dënimin e zjarrit të ndezur fort

10. (duke iu thënë): "Ky (dënim) është për shkak të veprave tuaja, se Allahu nuk është i padrejtë ndaj robërve të Tij."

11. Disa njerëz të tjerë e adhurojnë Allahun me kusht: Nëse u ecën mbarë, janë të kënaqur, por, nëse i godet fatkeqësia, ata kthehen në mohim e kështu humbasin këtë botë dhe tjetrën. Pikërisht kjo është humbja e qartë.

12. Në vend të Allahut, ata u luten edhe atyre që nuk mund të sjellin as ndonjë dëm e as ndonjë dobi. Kjo është vërtet humbja e largët.

13. Ata i luten asaj, dëmi i së cilës është më i afërt se dobia: një zotëri i keq dhe një shok i keq!

14. Vërtet, ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, Allahu do t'i fusë në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj. Pa dyshim, Allahu bën çfarë të dëshirojë.

15. Kush mendon se Allahu nuk do ta ndihmojë (Muhamedin) në këtë botë dhe në botën tjetër, le të lidhë një litar në tavan e të varet! Pastaj le të shohë nëse do t'ia largojë ky veprim hidhërimin![206]

16. Dhe kështu, Ne e kemi zbritur Kuranin në vargje të qarta dhe, sigurisht, Allahu udhëzon në rrugë të drejtë kë të dojë.

17. Vërtet, si ata që kanë besuar, ashtu dhe hebrenjtë, sabi'inët, të krishterët, mexhusitë[207] e idhujtarët, Allahu do t'i gjykojë drejt të gjithë Ditën e Kiametit. Nuk ka dyshim, se Allahu është dëshmitar për çdo gjë.

---

[206] Allahu i Madhërishëm ironizon të gjithë armiqtë e Profetit të Tij, duke iu thënë se Ai do ta ndihmojë gjithnjë Muhamedin (a.s.). Prandaj, kush ka inat, le të vdesë nga marazi, sepse nuk mund të bëjë asgjë kundër Profetit (a.s.).

[207] Adhuruesit e zjarrit.

18. A nuk e sheh ti se, në të vërtetë, Allahut i përulen në sexhde ata që gjenden në qiej dhe në Tokë, edhe Dielli, edhe Hëna, edhe yjet, edhe malet, edhe drurët, edhe kafshët dhe shumë nga njerëzit (myslimanët)? Por ka shumë njerëz (mohues), që meritojnë dënimin. E atë që e poshtëron Allahu, askush nuk mund ta bëjë të nderuar. Allahu, me të vërtetë, bën çfarë të dëshirojë.

19. Besimtarët dhe jobesimtarët grinden për Zotin e tyre, por për ata që nuk besojnë janë përgatitur rroba prej zjarri, e mbi kokat e tyre do të hidhet ujë i valuar,

20. me të cilin do t'u shkrihen ç'kanë në barqe dhe lëkura.

21. Për ata ka kamxhikë prej hekuri.

22. Sa herë, që do të përpiqen të dalin nga ankthi i zjarrit, do të rikthehen në të (e do t'u thuhet): "Shijoni dënimin me djegie të tmerrshme!"



23. S'ka dyshim se ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, Allahu i fut në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj. Ata do të stolisen me byzylykë të artë dhe inxhi e rrobat e tyre do të jenë prej mëndafshi.

24. Ata qenë udhëzuar drejt fjalës së mirë[208] dhe në rrugën e Atij që është i Denjë për t'u lavdëruar.

25. Vërtet, ata që nuk besojnë dhe pengojnë njerëzit nga rruga e Allahut dhe nga Xhamia e Shenjtë, të cilën Ne e kemi bërë të njëjtë për të gjithë njerëzit, si për vendasin ashtu edhe për atë që vjen nga tjetër vend dhe, ata që synojnë ta përdhosin (Xhaminë), me të keqe, Ne do t'i bëjmë të shijojnë dënim të dhembshëm.

26. Kujtoje kur Ne vendosëm për Ibrahimin vendin e Faltores[209] (duke e urdhëruar): "Mos më shoqëro asgjë (në adhurim) dhe pastroje Shtëpinë Time (nga idhujtaria), për ata që vijnë rrotull saj (në shenjë adhurimi) dhe për ata që rrinë në këmbë, përkulen dhe bien në sexhde duke u falur.

[208] Siç janë lavdërimet për Allahun, lutjet etj.
[209] Qabesë.



27. Thirri njerëzit për haxhillëk: ata do të vijnë në këmbë dhe me deve prej të gjitha viseve të largëta,

28. që të dëshmojnë dobitë e tyre dhe të përmendin Emrin e Allahut në ditët e caktuara mbi kafshët (për kurban), të cilat ua ka dhuruar Ai. Hani nga ato (mishin) dhe ushqeni nevojtarin e varfër!

29. Pastaj, haxhinjtë le të pastrojnë trupin e tyre, le t'i kryejnë zotimet e tyre dhe le t'i vijnë rrotull Shtëpisë së lashtë.

30. Këto (janë urdhërimet). Për atë që nderon ritet e shenjta të Allahut, do të jetë më mirë te Zoti i tij. Ju janë lejuar bagëtitë, përveç atyre që ju janë thënë (se janë të ndaluara). Andaj, largohuni prej ndotësisë së idhujve dhe largohuni prej fjalëve të rreme.

31. Përuluni plotësisht para Allahut me sinqeritet, duke mos i shoqëruar asgjë Atij (në adhurim). Kush i shoqëron Allahut diçka (në adhurim), i ngjan atij që bie nga qielli e që e rrëmben zogu ose i ngjan atij që stuhia e erës e ka hedhur në një vend të largët e të humbur.



32. Po, kështu është! Ndërsa kush madhëron shenjat e fesë së Allahut, tregon përkushtimin e zemrës së tij.

33. Ju do të përfitoni nga ato (kafshë) deri në një kohë të caktuar; pastaj ato do të flijohen te Faltorja e lashtë.

34. Për çdo popull, Ne kemi caktuar një ritual, që ata të përmendin emrin e Allahut gjatë flijimit të kafshëve, që Ai ua ka dhuruar për ushqim. Zoti juaj është një Zot i vetëm, prandaj vetëm Atij përuljuni. Dhe jepu lajme të mira atyre që janë të përulur,

35. atyre, zemrat e të cilëve frikësohen, kur përmendet Allahu, që (janë) të durueshëm për gjithçka që i godet, që falin namazet dhe që ndajnë nga ajo, që Ne ua kemi dhënë.

36. Devetë dhe gjedhët i kemi bërë për ju si një nga ritet e Allahut për flijim dhe ju keni dobi nga ato. Prandaj, përmendeni emrin e Allahut mbi ato, ndërsa i radhisni në këmbë (për t'i therur). Kur ato të bien në tokë, hani prej (mishit të) tyre dhe ushqeni

edhe atë që lyp, edhe atë që nuk lyp. Kështu pra, Ne i kemi vënë ato në shërbimin tuaj, që ju të jeni mirënjohës.

37. Tek Allahu nuk arrin as mishi, as gjaku i tyre, por arrin përkushtimi juaj. Kështu, Ai i ka vënë ato në shërbimin tua,j që ju ta madhëroni Allahun sepse ju ka udhëzuar. Dhe, jepu lajmin e mirë, punëdrejtëve!

38. Allahu, në të vërtetë, i mbron besimtarët. Ai nuk i do tradhtarët mohues.

39. Atyre që janë sulmuar, u lejohet (që të mbrohen), sepse u është bërë padrejtësi dhe, në të vërtetë, Allahu është i Fuqishëm, që t'i ndihmojë

40. ata, që janë dëbuar nga vatrat e tyre padrejtësisht, vetëm sepse thanë: "Zoti ynë është Allahu."[210] Sikur Allahu të mos u kishte dhënë njerëzve mundësinë për t'u mbrojtur nga njëri-tjetri, do të shkatërroheshin manastiret, kishat, sinagogat dhe xhamitë, në të cilat përmendet shumë emri i Allahut. Vërtet, Allahu e ndihmon këdo që e ndihmon Atë. Allahu është vërtet i Fortë dhe i Plotfuqishëm.



41. (Allahu i ndihmon edhe) ata, të cilëve, nëse u japim pushtet në tokë, kryejnë faljet, japin zeqatin, urdhërojnë kryerjen e veprave të mira dhe pengojnë atë që është e mbrapshtë. Tek Allahu është fundi i të gjitha çështjeve.

42. Nëse ata të quajnë ty gënjeshtar, (dije se) para tyre (i) kanë quajtur gënjeshtarë (profetët e vet) edhe populli i Nuhut, fiset Ad e Themud,

43. populli i Ibrahimit, populli i Lutit,

---

[210] Profeti a.s. ka ardhur me këshilla të mira e me butësi. Ai jetoi 13 vjet midis një populli pagan dhe i duroi të gjitha të këqijat që bëri ai popull ndaj tij. Më pas Ai u largua nga vatra dhe atdheut i vet e u vendos në Medinë, 500 kilometra larg Mekës. Profeti kërkonte prej popullit mirësi, sjellje të mira dhe barazi. Pasi nuk pati sukses në këtë drejtim, pas 13 vjetësh iu dha leja për të luftuar kundër keqbërësve, duke mbrojtur veten, por jo duke e tepruar. Shih surja 2, vargu 190. Po ashtu, Muhamedi ka kërkuar që, nëse ata dëshirojnë armëpushim e marrëveshje, të ndërpritet lufta. Të gjitha këto janë sipas parimeve të Islamit. Shih surja 8, vargu 61 (përkthyesi).



44. dhe banorët e Medjenit. Edhe Musain e përgënjeshtruan; andaj Unë u dhashë afat mohuesve, pastaj i dënova ata. Eh, si ka qenë dënimi Im!

45. Sa e sa qytete i shkatërruam, ngaqë banorët e tyre ishin të këqij dhe tani ato janë kthyer përmbys! Sa e sa puse mbetën të braktisura, sa e sa pallate të larta të shkretuara!

46. Vallë, a nuk kanë udhëtuar ata nëpër botë, që zemrat e tyre të mendojnë dhe veshët të dëgjojnë? Në të vërtetë, atyre nuk u janë verbuar sytë (në këto gjëra), por u janë verbuar zemrat e veta në kraharor.

47. Ata të kërkojnë që t'u shpejtohet dënimi, por Allahu kurrsesi nuk e thyen premtimin e Vet. Një ditë te Zoti yt është sa një mijë vjet sipas llogarisë suaj.

48. Sa e sa vendbanimeve Unë ua shtyva dënimin, edhe pse ata ishin keqbërës, por prapëseprapë i dënova. Tek Unë kthehet çdo gjë.



49. Thuaj (o Muhamed!): "O njerëz, unë jam për ju vetëm paralajmërues i qartë".

50. Për ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, ka falje dhe dhunti fisnike.

51. Ndërsa ata që përpiqen t'i luftojnë shpalljet Tona, duke menduar se nuk do t'i dënojmë, (dije se) njerëz të tillë janë banorë të Xhehenemit.

52. Ne nuk kemi sjellë para teje (o Muhamed) asnjë të dërguar e asnjë profet që djalli të mos i ndërhynte në leximin e tij (nga shpallja). Por Allahu e zhdukte ndërhyrjen e djallit dhe më pas i forconte shpalljet e Veta. Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

53. Kjo ndodh që Ai ta bëjë ndërhyrjen e djallit sprovë për njerëzit që i kanë zemrat të sëmura (nga dyshimi) dhe të ngurtësuara - prandaj keqbërësit janë në përçarje të madhe -

54. dhe që ata, të cilëve u është dhënë dituria, ta kuptojnë se ai (Kurani) është e Vërteta nga Zoti yt, ta besojnë atë dhe zemrat e

tyre të binden e të qetësohen me të. Nuk ka dyshim se Allahu i udhëzon në rrugën e drejtë ata që besojnë.

55. Ata që nuk besojnë do të vazhdojnë të dyshojnë në të (Kuran), derisa t'u vijë Ora (e Kiametit) në mënyrë të papritur ose derisa t'u vijë dënimi i Ditës Shterpë.[211]

56. I tërë pushteti atë ditë i përket Allahut. Ai do t'i gjykojë të gjithë: ata që kanë besuar dhe kanë bërë vepra të mira, do të gjenden në kopshtet e begative,

57. ndërsa ata që nuk kanë besuar dhe i kanë përgënjeshtruar shpalljet Tona, do të kenë dënim poshtërues.

58. Atyre që kanë mërguar për hir të Allahut e kanë rënë dëshmorë apo kanë vdekur, me siguri, Allahu do t'u japë shpërblim të mirë. Pa dyshim, Allahu është dhuruesi më i mirë,

59. Ai do t'i shpjerë në një vend, ku do të jenë vërtet të kënaqur! Allahu është vërtet i Gjithëdijshëm dhe i Butë.



60. Po, kështu është! Ai që merr hak për aq sa është dëmtuar e pastaj pëson sërish padrejtësi, me siguri, do të ndihmohet nga Allahu. Allahu është Shlyes i gjynaheve dhe Falës.

61. Kjo është kështu, sepse Allahu e ndërfut natën te dita e ditën te nata dhe se Allahu dëgjon dhe sheh gjithçka.

62. Kjo është kështu, sepse Allahu është e Vërteta (i vetmi që meriton të adhurohet), kurse gjithçka që adhurohet përveç Tij, është e pavërteta. Dhe, pa dyshim, Allahu është më i Lartësuari dhe i Madhërishmi.

63. A nuk e sheh ti se Allahu lëshon shiun nga qielli e toka gjelbërohet?! Me të vërtetë, Allahu i di të gjitha në hollësi dhe njeh mirë çdo gjë.

64. Atij i përket ç'ka në qiej e ç'ka në Tokë. Me të vërtetë, Allahu është i Vetëmjaftueshmi dhe i Denji për çdo lavd.

---

[211] "Dita Shterpë" është Dita e Fundit. Është quajtur kështu, sepse pas saj nuk ka më ditë tjetër.

65. A nuk e sheh ti, se Allahu ka vënë në shërbimin tuaj gjithçka që është në Tokë dhe anijet që lundrojnë nëpër det me urdhrin e Tij?! Është Ai që e mban qiellin që të mos bjerë në Tokë; kjo mund të ndodhë vetëm me lejen e Tij. Vërtet, Allahu është i Butë dhe i Mëshirshëm me njerëzit.

66. Ai ju dha jetë dhe pastaj do t'ju bëjë të vdisni e më vonë do t'ju ringjallë. Me të vërtetë, njeriu është mosmirënjohës.

67. Ne kemi caktuar për çdo popull rregulla fetare, sipas të cilave ata shkojnë, prandaj mos lejo kurrsesi (o Muhamed) që të diskutojnë me ty për atë çështje. Dhe thirri te Zoti yt! Sigurisht që ti je në rrugë të drejtë.

68. Nëse ata grinden me ty, thuaju: "Allahu e di më së miri atë që bëni ju.

69. Ai do të gjykojë në Ditën e Kiametit për kundërshtitë, që keni pasur ndërmjet jush."

70. A nuk e di ti, se Allahu di çdo gjë, që është në qiej e në Tokë? Të gjitha këto janë (shënuar) në Libër[212]. Me të vërtetë, kjo është e lehtë për Allahun.

71. Ata adhurojnë në vend të Allahut atë, për të cilën Ai nuk u ka dërguar atyre asnjë provë autoritare dhe, për të cilën, nuk kanë kurrfarë dijenie. Keqbërësit (idhujtarë) nuk do të kenë asnjë, që t'i ndihmojë (Ditën e Gjykimit).

72. Kur atyre iu lexohen vargjet Tona të qarta, ti do të vëresh në fytyrat e jobesimtarëve marazin; ata duan t'u vërsulen atyre që iu lexojnë shpalljet Tona. Thuaj: "A doni t'ju tregoj se çfarë është më e keqe se kjo? - Zjarri i Xhehenemit, të cilin Allahu ua ka premtuar atyre që nuk besojnë! Eh, sa vendbanim i shëmtuar që është ai!"

73. O njerëz, është sjellë një shembull, andaj dëgjojeni atë: "Idhujt që ju i adhuroni në vend të Allahut, nuk mund të krijojnë as edhe

---

[212] Në Leuhi Mahfudh - Librin e Ruajtur, ku është shënuar gjithçka, që nga fillimi i krijimit e deri në Ditën e Kiametit.

një mizë, edhe nëse bashkohen të gjithë për këtë. E, nëse miza u merr atyre diçka, ata nuk do të mund t'ia marrin. I dobët është përgjëruesi (adhuruesi), por edhe ai të cilit i përgjërohen (idhulli)."

74. Ata nuk e çmojnë Allahun me vlerën e Tij të vërtetë. Vërtet, Allahu është i Fortë dhe i Plotfuqishëm.

75. Allahu zgjedh të dërguar nga engjëjt dhe njerëzit; me të vërtetë, Allahu dëgjon dhe sheh gjithçka.

76. Ai e di ç'ka para tyre dhe ç'ka pas tyre dhe tek Allahu kthehet çdo çështje.

77. O besimtarë! Përkuluni dhe përuluni në sexhde (para Allahut)! Adhuroni Zotin tuaj dhe bëni vepra të mira për të arritur shpëtimin!

78. Luftoni në rrugën e Allahut, ashtu si duhet luftuar. Ai ju ka zgjedhur dhe nuk ju ka vënë asnjë barrë në fenë tuaj, fenë e babait tuaj, Ibrahimit. Ai ju ka quajtur juve myslimanë qysh më parë (në Shkrimet e Shenjta) dhe në këtë (Kuran), me qëllim që i Dërguari të jetë dëshmitar mbi ju dhe që ju të jeni dëshmitarë mbi njerëzit e tjerë. Andaj, faleni namazin, jepni zeqatin dhe mbështetuni tek Allahu! Ai është Mbrojtësi juaj. Sa Mbrojtës dhe Ndihmës i mrekullueshëm është Ai!

# 23 SURJA EL-MU'MINÛN

**Mekase - 118 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Me të vërtetë, janë të shpëtuar besimtarët,

2. të cilët janë të përulur në namazin e tyre,

3. të cilët shmangen nga fjalët e kota,

4. të cilët japin zeqatin,

5. të cilët e ruajnë nderin e tyre (nga marrëdhëniet e jashtëligjshme),

6. përveçse me gratë e tyre ose me skllavet që kanë në zotërim - dhe, për këtë, nuk janë fajtorë,

7. ndërsa ata që kërkojnë përtej kësaj, pikërisht ata janë shkelës (të kufijve), -

8. të cilët u përmbahen amaneteve dhe detyrimeve të marra

9. dhe të cilët i kryejnë rregullisht faljet.

10. Pikërisht ata do të jenë trashëgimtarët,

11. që do ta trashëgojnë Firdeusin, ku do të qëndrojnë përjetësisht.

12. Me të vërtetë, Ne e kemi krijuar njeriun prej palcës së baltës,

13. e pastaj, e bëmë atë pikë fare dhe e vumë në një vend të sigurt (mitër).

14. E mandej, pikën e farës e bëmë droçkë gjaku, e pastaj e bëmë copëz mishi pa formë; mandej, me atë mish bëmë eshtrat, pastaj i veshëm eshtrat me mish dhe pastaj e bëmë atë (njeriun) krijesë tjetër (duke i futur shpirtin). Qoftë lartësuar Allahu, Krijuesi më i përsosur!

15. Mandej, pas kësaj ju do të vdisni,

16. pastaj, ju me siguri që do të ringjalleni në Ditën e Kiametit.

17. Ne kemi krijuar mbi ju shtatë qiej dhe nuk jemi të pakujdesshëm ndaj krijesave Tona.

18. Ne zbresim ujë nga qielli me masë të caktuar, pastaj e depozitojmë atë në Tokë. Por, nëse dëshirojmë, Ne jemi në gjendje ta heqim atë tërësisht.

19. Nëpërmjet tij (ujit), Ne bëjmë për ju kopshte hurmash dhe rrushi, ku ka shumë fruta për të ngrënë,

20. si dhe pemën[213] që rritet në malin e Sinait e që u jep vaj dhe mëlmesë, atyre që e hanë.

21. Vërtet, edhe te bagëtitë për ju ka shenja (për të medituar): ju pini atë që gjendet në barkun e tyre, hani mishin e tyre, nxirrni shumë dobi të tjera



22. dhe udhëtoni me ato, ashtu siç udhëtoni me anije.

23. Ne e dërguam Nuhun te populli i tij dhe ai tha: "O populli im, adhuroni Allahun! Ju nuk keni zot tjetër të vërtetë përveç Tij, vallë, a nuk keni frikë (prej Tij)?"

24. Por paria e popullit të tij, që nuk besonte, tha: "Ky është veçse njeri si ju e do vetëm të madhërohet mbi ju. Sikur të kishte dashur Allahu, do të dërgonte engjëj; nuk kemi dëgjuar diçka të tillë nga të parët tanë të lashtë;

25. ai është njeri i marrë, andaj lëreni atë njëfarë kohe!"

26. (Nuhu) tha: "O Zoti im, më ndihmo, sepse ata më quajnë për gënjeshtar!"

27. Dhe Ne i shpallëm atij: "Ndërto anijen nën Sytë (mbikëqyrjen) dhe frymëzimin Tonë e, kur të vijë urdhri Ynë e të vërshojë uji nga furra, ngarko në anije prej çdo lloj gjallese nga një çift dhe familjen tënde, përveç atyre që janë dënuar të humbasin, dhe

[213] D.m.th. pemën e ullirit.

mos M'u drejto për ata që kanë bërë të këqija se ata, me të vërtetë, do të fundosen.

28. Kur të hipësh në barkë ti dhe ata që janë me ty, thuaj: "Qoftë lavdëruar Allahu, i cili na shpëtoi prej popullit keqbërës"

29. Dhe thuaj: "Zoti im, më zbarko në vend të bekuar, se Ti je më i miri për të na zbarkuar."

30. Sigurisht që këto ishin shenja. Në të vërtetë, jemi Ne që i vëmë në provë (njerëzit).

31. Pas tyre, Ne krijuam një brez tjetër.

32. Atyre u çuam një të dërguar nga gjiri i tyre, që u tha: "Adhuroni Allahun! Ju nuk keni zot tjetër, përveç Tij! Vallë a nuk frikësoheni?!"

33. Por paria e popullit të tij, e cila nuk besonte dhe e mohonte takimin në botën tjetër dhe, së cilës, i kishim dhënë të mira në këtë botë, tha: "Ky është vetëm njeri si ju, ha nga ato që hani edhe ju dhe pi nga ato që pini edhe ju!



34. Nëse ju i bindeni një njeriu si ju, me siguri, do të jeni të humbur!

35. A ju premton ai që, kur të vdisni e të bëheni pluhur dhe eshtra, do të ringjalleni vërtet?!

36. Sa premtim qesharak që është!

37. Nuk ka jetë tjetër përveç jetës së kësaj bote, ne jetojmë e vdesim e nuk do të ringjallemi më.

38. Ai është vetëm një njeri që trillon gënjeshtra për Allahun, prandaj nuk i besojmë atij."

39. (I dërguari) tha: "O Zoti im, më ndihmo, sepse ata më akuzojnë se gënjej!"

40. (Allahu) tha: "Së shpejti do të pendohen!"

41. E, me të drejtë i kaploi ata një zë i tmerrshëm dhe Ne i bëmë si gjethe të fishkura. Larg qoftë (nga mëshira e Allahut) populli keqbërës!

42. Pas tyre, Ne krijuam brezni të reja.

43. Asnjë popull nuk mund ta shpejtojë apo ta ngadalësojë kohën e caktuar për të.

44. Ne i kemi nisur të dërguarit Tanë njëri pas tjetrit. Sa herë që një i dërguar i shkonte ndonjë populli, atë e quanin gënjeshtar! Prandaj Ne i kemi bërë ata (popuj) të ndjekin njëri-tjetrin (në shkatërrim) dhe i kemi bërë histori që rrëfehen. Qoftë larg (nga mëshira e Allahut) populli që nuk beson!

45. Pastaj dërguam Musain dhe vëllanë e tij, Harunin, me mrekullitë Tona dhe autoritet të qartë

46. te Faraoni dhe paria e tij, por ata ishin njerëz arrogantë dhe nuk i pranuan.

47. Ata thanë: "Vallë a t'u besojmë dy njerëzve që janë si ne, ndërkohë që populli i tyre na shërben neve?!"



48. Kështu, ata të dy[214] i shpallën për gënjeshtarë, andaj ishin nga të shkatërruarit.

49. Në të vërtetë, Ne i dhamë Librin (Teuratin) Musait, që ata të udhëzohen në rrugë të drejtë.

50. Ne e bëmë birin e Merjemes dhe nënën e tij mrekulli për njerëzimin dhe i strehuam rrëzë një kodre të qetë me burime uji.

51. O të dërguar! Hani nga të lejuarat dhe bëni vepra të mira! Vërtet, Unë e di mirë çfarë bëni ju!

52. Vërtet, kjo feja juaj është një fe e vetme, ndërsa Unë jam Zoti juaj, andaj frikësohuni prej Meje!

53. Por ata (popuj ku u çuan të dërguarit) u ndanë në grupe në çështje të fesë së tyre. Çdo grup ishte i kënaqur me atë që kishte,

54. andaj, lëri ata në padijen e tyre për një farë kohe!

55. A mos mendojnë ata që Ne, duke u ardhur në ndihmë me pasuri dhe djem,

---

[214] Musain dhe Harunin.

56. po nxitojmë drejt tyre me të mira?! Kurrsesi, por ata nuk janë të vetëdijshëm (për këtë).

57. Me të vërtetë, ata që dridhen nga frika e Zotit të tyre,

58. që besojnë në shpalljet e Zotit të tyre,

59. që nuk i shoqërojnë asgjë (në adhurim) Zotit të tyre,

60. dhe që, kur japin atë që japin, zemrat e tyre i kanë plot frikë, ngaqë do të kthehen te Zoti i tyre,

61. ata nxitojnë të bëjnë vepra të mira dhe për këto punë janë të parët.

62. Ne nuk ngarkojmë askënd përtej mundësive të tij; te Ne është Libri që flet të vërtetën dhe askujt nuk do t'i bëhet padrejtësi.

63. Por zemrat e tyre[215] janë mospërfillëse ndaj këtij (Kurani). Ata kanë punë të tjera më të këqija se këto e të cilat po vazhdojnë t'i bëjnë.

64. Por kur i dënuam pasanikët e tyre (në betejën e Bedrit), atëherë ata vajtonin.

65. (U thuhet): "Mos u lutni sot! Ju nuk do të keni ndihmë prej Nesh.

66. Juve ju janë lexuar vargjet e Mia, por ju tërhiqeshit mbrapa,

67. me kryelartësi! Ju flisnit kotësira për të (Kuranin), si dikush që rrëfen natën përralla."

68. Vallë, a nuk kanë medituar ata mbi Fjalën (Kuranin) apo atyre u ka ardhur ajo që nuk u kishte ardhur të parëve të tyre?

69. Apo ata nuk e kanë njohur të Dërguarin e tyre, prandaj e mohojnë atë?

70. Apo thonë: "Ai është i çmendur"? Jo, ai ua sjell të Vërtetën atyre, por shumica prej tyre e urrejnë të Vërtetën.

---

[215] Mosbesimtarëve të Mekës.

71. Sikur e Vërteta të ishte sipas dëshirave të tyre, atëherë do të shkatërroheshin qiejt dhe Toka dhe gjithçka që gjendet në to. Ne u kemi dërguar atyre Këshillën (Kuranin), por ata shmangen nga ajo.

72. A po kërkon shpërblim prej tyre? Shpërblimi i Zotit tënd është më i mirë. Ai është më i miri i furnizuesve.

73. Ti i fton ata në rrugën e drejtë,

74. por ata që nuk besojnë jetën tjetër, shmangen nga rruga e drejtë.

75. Sikur Ne t'i mëshironim ata dhe t'ua largonim fatkeqësitë, sërish ata do të endeshin të hutuar në humbjen dhe mosbesimin e tyre.

76. Ne i dënuam ata njëherë, por ata nuk iu përulën Zotit të tyre e as nuk i drejtuan lutje.

77. Dhe, kur u hapim atyre derën e një dënimi të madh, atëherë zhyten në dëshpërim.

78. Është Ai që jua ka krijuar  dëgjimin, shikimin dhe zemrën. Eh, sa pak që e falënderoni ju!

79. Është Ai që ju ka sjellë në Tokë dhe para Tij do të mblidheni të gjithë.

80. Është Ai që jep jetë dhe vdekje dhe Atij i përket ndërrimi i ditës dhe i natës. Vallë, a nuk kuptoni?

81. Por ata thonë, ashtu siç kanë thënë të mëparshmit.

82. Ata pyesin: "Vallë, pasi të vdesim e të bëhemi eshtra e dhé, vërtet do të ringjallemi?!

83. Kjo na është premtuar neve dhe të parëve tanë, por këto janë vetëm përralla të popujve të lashtë."

84. Thuaj: "E kujt është Toka dhe gjithçka që gjendet në të, nëse e dini?"

85. Ata do të thonë: "Të Allahut!" E ti thuaju: "Vallë, a nuk po ia vini veshin?"

86. Thuaj: "Kush është Zoti i shtatë qiejve dhe Zoti i Fronit Madhështor?"

87. Ata do të thonë: "Allahu!" E ti thuaju: "Vallë, a nuk keni frikë ju?"

88. Thuaj: "Kush është Ai që ka në dorë pushtetin mbi çdo gjë, i Cili mbron, por prej Tij nuk mund të mbrohet askush, nëse e dini?"

89. Ata thonë: "Allahu." E ti thuaju: "Atëherë, përse magjepseni"?![216]

90. Ja! Ne ua kemi zbuluar atyre të Vërtetën, por ata janë gënjeshtarë.

91. Allahu nuk ka zgjedhur për Vete ndonjë bir dhe përveç Atij s'ka asnjë zot tjetër, përndryshe çdo zot do të merrte atë që ka krijuar dhe do të ngriheshin njëri mbi tjetrin. Qoftë i lartësuar Ai nga shpifjet e tyre![217]



92. Ai di të padukshmen dhe atë që shihet. Ai është shumë lart mbi zotat që ia quajnë Atij për shok!

93. Thuaj (o Muhamed): "O Zoti im, sikur të ma tregoje dënimin që u ke premtuar atyre,

94. atëherë, o Zoti im, mos më lër mua me popullin keqbërës!"

95. Dhe, me të vërtetë, Ne jemi në gjendje të të tregojmë ty, çfarë u kemi premtuar atyre.

96. Largoje të keqen me atë që është më e mira. Ne i dimë mirë shpifjet e tyre.

97. Dhe thuaj: "O Zoti im, kërkoj të më mbrosh nga nxitjet e djajve,

---

[216] Pra, përse magjepseni nga besimet tuaja të kota, deri në atë pikë, sa të mos i nënshtroheni Atij, që ka në dorë gjithçka?!

[217] Kjo është një logjikë shumë e pastër për të argumentuar njëshmërinë e Allahut. Në fakt, vetëm ky njësim bën që Allahu i Lartmadhëruar të mos përfshihet në zënkat "hyjnore" të përshtatshme për mitologjitë politeiste.

98. dhe tek Ti mbështetem, o Zoti im, që të mos i kem pranë meje.”

99. Kur i vjen vdekja ndonjërit prej tyre (jobesimtarëve), ai thotë: “O Zoti im, më kthe,

100. që të bëj vepra të mira në botën që kam lënë!” Kurrsesi! Me të vërtetë, kjo është një fjalë të cilën ai (kot) e thotë! Prapa (vdekjes së) tyre do të ketë një (kohë) ndarëse[218], deri në ditën kur do të ringjallen.

101. Kur të fryhet në Sur (Ditën e Ringjalljes), atëherë, midis tyre nuk do të ketë lidhje farefisnore dhe ata as që do të pyesin për njëri-tjetrin.

102. Ata, që u rëndohet peshorja (e punëve të mira), janë të shpëtuar.

103. Sa për ata që do të kenë peshore të lehta, mu ata do të jenë (njerëzit) që kanë humbur vetveten, duke qëndruar përherë në Xhehenem.



104. Zjarri do t’ua përcëllojë fytyrat dhe buzët (aq sa do t’u duken dhëmbët).

105. (Dhe atyre do t’u thuhet): “Vallë, a nuk ju lexoheshin Shpalljet Tona dhe i quanit ato gënjeshtra?!”

106. Ata do të thonë: “O Zoti ynë, neve na mposhti e keqja (tekat dhe dëshira) jonë dhe ishim një popull i humbur.

107. O Zoti ynë, nxirrna prej Xhehenemit e, nëse kthehemi prapë tek e keqja, atëherë jemi keqbërës të vërtetë.”

108. Ai do t’u thotë: “Rrini aty të përbuzur dhe mos Më flisni asgjë!”

109. Mes robërve të Mi, ishte një grup i cili thoshte: “O Zoti ynë, ne kemi besuar, andaj na fal dhe na mëshiro! Ti je më i miri i mëshiruesve!”

---

[218] Jeta e varrit.



110. Por ju (o jobesimtarë) i keni talluar ata (aq shumë), sa ju bënë të më harronit Mua së përmenduri, e përherë i përqeshnit ata.

111. Unë i kam shpërblyer ata sot për durimin e tyre e ata, me të vërtetë, janë të shpëtuar.

112. Ai do t'u thotë (jobesimtarëve): "Sa vjet keni qëndruar në Tokë?"

113. Ata do të përgjigjen: "Kemi qëndruar një ditë ose një pjesë dite. Pyesni ata që i kanë numëruar!"

114. Ai do të thotë: "Keni qëndruar shumë pak. Eh, sikur ta kishit ditur!

115. Mos vallë, keni menduar që Ne ju kemi krijuar kot dhe që nuk do të ktheheshit te Ne (për t'ju gjykuar)?!"

116. I lartësuar është Allahu, Sundimtari i Vërtetë! S'ka zot tjetër të vërtetë, përveç Atij, Zotit të Fronit Madhështor!

117. Ai që pos Allahut, adhuron zot tjetër, duke mos pasur kurrfarë prove për këtë, me siguri do të japë llogari vetëm te Zoti i tij. Me të vërtetë, nuk ka shpëtim për mohuesit.

118. Dhe thuaj (o Muhamed!): "O Zoti im, fal dhe mëshiro, se Ti je më i miri i mëshiruesve!"

# 24 SURJA EN-NÛR

**Medinase - 64 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Kjo është një sure, të cilën Ne e kemi zbritur dhe urdhëruar, duke shpallur në të argumente të qarta, që ju t'ua vini veshin.

2. Laviren dhe lavirin – ta rrihni çdonjërin prej tyre me nga njëqind goditje. Të mos ju pengojë kurrfarë mëshire për të kryer detyrën e fesë së Allahut, nëse besoni Allahun dhe Ditën e Fundit. Le ta shikojnë dënimin e tyre një grup besimtarësh!



3. Laviri mund të martohet vetëm me laviren apo idhujtaren, kurse laviren mund ta marrë vetëm laviri apo idhujtari. Këto janë të ndaluara për besimtarët.

4. Ata që i akuzojnë gratë e ndershme (për imoralitet), e pastaj nuk sjellin katër dëshmitarë, t'i rrihni me tetëdhjetë goditje dhe të mos ua pranoni më kurrë dëshminë; këta janë njerëz ngatërrestarë.

5. Përjashtim bëjnë ata që, pas kësaj, pendohen dhe përmirësohen. Allahu është vërtet Falës dhe Mëshirëplotë.

6. Nëse një burrë e akuzon gruan e tij pa pasur dëshmitarë të tjerë përveç vetes, ai duhet të betohet në Allahun katër herë, se thotë të vërtetën,

7. dhe herën e pestë të kërkojë mallkimin e Allahut ndaj vetes, nëse ka gënjyer.

8. Ndërsa gruaja do të kursehet nga dënimi, nëse betohet për Allahun katër herë, se i shoqi është gënjeshtar

9. dhe, herën e pestë, të kërkojë zemërimin e Allahut ndaj vetes, nëse i shoqi ka thënë të vërtetën.

10. Sikur të mos ishin mirësia dhe mëshira e Allahut ndaj jush, si dhe fakti se Ai është Pranues i pendimit e i Urtë (dënimi i Tij do të shpejtonte)!

11. Me të vërtetë, ata që shpifën[219], janë një skotë prej jush. Mos e quani atë si të keqe për ju. Përkundrazi, kjo është mirë për ju. Çdonjëri prej tyre do të dënohet për atë që ka bërë, kurse atë që ka shpifur më shumë, e pret një dënim i madh.

12. Kur e dëgjuat këtë përgojim, përse besimtarët dhe besimtaret nuk menduan mirë për njëri-tjetrin dhe të thoshin: "Kjo është shpifje e qartë"?!

13. Pse nuk sollën për këtë katër dëshmitarë? Meqë nuk sollën dëshmitarë, ata janë gënjeshtarë para Allahut.

14. Sikur të mos ishte mirësia e Allahut ndaj jush dhe mëshira e Tij, në këtë botë dhe në tjetrën, me siguri do t'ju godiste dënim i madh për atë që bëtë.

15. Ju përcillnit me gjuhët tuaja dhe flisnit me gojët tuaja diçka, për të cilën nuk kishit dijeni. Ju këtë e merrnit për gjë të lehtë, por para Allahut kjo ishte një shkelje e madhe.

16. Përse kur e dëgjuat përgojimin, nuk thatë: "Nuk ka hije për ne të flasim për këtë. Ti qofsh lavdëruar (o Zot)! Kjo është shpifje e madhe!"

17. Allahu ju paralajmëron, që të mos përsëritni kurrë më diçka të ngjashme, nëse jeni besimtarë.

18. Allahu ju shpjegon shpalljet; se Allahu është i Urtë, i Gjithëdijshëm.

19. Ata që duan të përhapen shpifjet e turpshme (ose imoraliteti) ndër besimtarët, i pret një dënim i dhembshëm në këtë botë dhe në tjetrën; Allahu i di të gjitha e ju nuk i dini.



---

[219] Vargu bën fjalë për një ngjarje që ka ndodhur në kohën e Profetit Muhamed (a.s.), në të cilën disa njerëz shpifën për gruan e Profetit (a.s.), Aishen (r.a.).

20. Sikur të mos ishin mirësia dhe mëshira e Allahut ndaj jush, si dhe fakti se Ai është i Butë e Mëshirues (dënimi i Tij do të shpejtonte)!

21. O besimtarë! Mos ndiqni gjurmët e djallit! Kush ndjek gjurmët e djallit, do të nxitet nga ai të bëjë vepra të këqija e të shëmtuara. Sikur të mos ishte mirësia e Allahut ndaj jush dhe mëshira e Tij, askush nga ju nuk do të ishte pastruar kurrë (prej gjynaheve); Allahu pastron atë që dëshiron Vetë. Allahu i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha.

22. Njerëzit e ndershëm dhe të pasur ndër ju të mos betohen se nuk do t'u japin të afërmve, të varfërve dhe të mërguarve në rrugën e Allahut; le t'i falin ata dhe të mos ua marrin për keq![220] Vallë, a nuk doni ju që t'ju falë Allahu? Allahu është Falës e Mëshirëplotë.

23. Vërtet, ata që përgojojnë gratë e ndershme, zemërdëlira e besimtare, janë të mallkuar në këtë botë dhe në tjetrën; për ata ka dënim të madh.



24. Atë Ditë që do të dëshmojnë kundër tyre gjuhët, duart dhe këmbët e tyre për çfarë kanë bërë,

25. Allahu do t'ju shpagojë dënimin e merituar dhe ata do ta marrin vesh se Allahu është e Vërteta e qartë.

26. Gratë e pandershme janë për burrat e pandershëm dhe burrat e pandershëm janë për gratë e pandershme. Gratë e ndershme janë për burra të ndershëm dhe burrat e ndershëm janë për gra të ndershme. Ata janë të pastër nga shpifjet që thuhen (kundër tyre) dhe do të falen e do të kenë një shpërblim bujar (në Xhenet).

27. O besimtarë! Mos hyni në shtëpitë e huaja pa marrë leje e pa i përshëndetur banuesit e tyre. Kjo është më e mira për ju. Ndoshta do t'ia vini veshin!

---

[220] Vargu bën fjalë për Ebu Bekrin (r.a.), i cili vendosi që të mos e ndihmonte më një të afërmin e tij të varfër, për shkak se ky i fundit mori pjesë në shpifjen që u bë kundër Aishes, vajzë e Ebu Bekrit dhe njëkohësisht grua e Profetit (a.s.).

28. Nëse atje nuk gjeni askënd, mos hyni derisa t'ju lejohet e, në qoftë se ju thuhet "Kthehuni", atëherë kthehuni! Kjo është më e mirë për ju. Allahu e di se çfarë bëni ju.

29. Nuk është gjynah për ju, nëse hyni në godinat e pabanuara, të cilat ju shërbejnë për diçka. Allahu e di ç'tregoni ju haptazi e çfarë fshihni.

30. Thuaju besimtarëve që të ulin shikimet e tyre (nga e ndaluara) dhe ta ruajnë nderin e tyre (nga marrëdhëniet e jashtëligjshme)! Kjo është më mirë për ta! Me të vërtetë, Allahu është i Dijshëm për atë që bëjnë ata.

31. Thuaju besimtareve që të ulin shikimet e tyre (nga e ndaluara), ta ruajnë nderin e tyre (nga marrëdhëniet e jashtëligjshme) dhe të mos i shfaqin stolitë e tyre[221], përveç atyre që janë të dukshme. Le t'i mbulojnë kraharoret me mbulesat e tyre (të kokës) dhe të mos ua shfaqin stolitë e tyre, përveçse bashkëshortëve të tyre ose baballarëve të tyre, ose vjehërrve të tyre, ose bijve të tyre, ose djemve të bashkëshortëve të tyre, ose vëllezërve apo djemve të vëllezërve të tyre, ose djemve të motrave a grave të tyre, ose atyre që i kanë nën zotërim (si skllave), ose shërbëtorëve që nuk kanë epsh ndaj femrave apo fëmijëve që nuk i dinë ngacmimet e femrave. Dhe të mos i rrahin këmbët (për tokë), në mënyrë që të mos duken stolitë e tyre të fshehta. Të gjithë ju, o besimtarë, kthehuni tek Allahu të penduar, që të arrini shpëtimin![222]

32. I martoni të pamartuarit dhe të pamartuarat ndër ju, si dhe skllevërit dhe skllavet tuaja që janë besimtarë të ndershëm! Nëse janë të varfër, Allahu, do t'i begatojë ata me dhuntinë e Tij; Allahu është i Gjerë në mirësi dhe i Gjithëdijshëm.

33. Ata që nuk kanë mundësi për martesë, le të përmbajnë veten, derisa Allahu t'i begatojë me dhuntinë e Tij. Ata skllevër që gjenden

---

[221] D.m.th. pjesët e trupit.

[222] Ruajtja e nderit nuk nënkuptohet vetëm si një largim nga marrëdhëniet e jashtëligjshme, por edhe si një qëndrim i përgjithshëm i mendjes dhe i ndjenjave, duke qenë kështu një karakteristikë themelore e sjelljes së myslimanit, qoftë ai mashkull apo femër.

në pushtetin tuaj e që kërkojnë të lirohen me shpërblim dhe ju kërkojnë aktlirimin, ua jepni e, nëse e dini që janë të mirë, jepuni diçka nga pasuria juaj, të cilën ju ka dhuruar Allahu. Mos i detyroni skllavet tuaja të bëjnë kurvëri, që të arrini ju dobi të përkohshme të kësaj bote, nëse ato dëshirojnë jetë të ndershme. Nëse ndokush i detyron ato, Allahu do të jetë Falës dhe Mëshirëplotë për to.

34. Ne ju kemi dhënë juve shpallje të qarta, shembuj nga jeta e atyre që kanë kaluar para jush dhe këshilla për ata që i frikësohen Allahut.

35. Allahu është Drita e qiejve dhe e Tokës. Drita e Tij shëmbëllen me atë të një kamareje, në të cilën ndodhet një llambë. Llamba është në një kristal, kurse kristali është si një yll i shndritshëm. Ajo (llamba) ndizet nga druri i bekuar i ullirit, as lindor, as perëndimor, ndërsa vaji i saj shkëlqen edhe pa e prekur zjarri. Dritë sipër dritës. Allahu udhëzon drejt dritës së Tij kë të dojë dhe paraqet shembujt për njerëzit. Allahu është i Dijshëm për çdo gjë.



36. Në xhamitë, që Allahu ka urdhëruar të ngrihen e të përmendet aty emri i Tij, Atë e lavdërojnë në mëngjes dhe mbrëmje,

37. njerëz, të cilët shitblerja nuk i pengon për të përmendur Allahut dhe të cilët falin namazin dhe japin zeqatin dhe të cilët kanë frikë nga Dita (e Kiametit), kur zemrat dhe shikimet do të jenë të shqetësuara.

38. (Këta shpresojnë) që Allahu t'i shpërblejë sipas veprave më të mira që kanë bërë e t'ua shtojë dhuntinë e Tij. Allahu i jep kujt të dojë, pa llogari.

39. Sa për ata që nuk besojnë, veprat e tyre janë si mirazhi në shkretëtirë e të cilin i etshmi e kujton për ujë, por, kur arrin tek ai vend, nuk gjen asgjë. Aty do të hasë në dënimin e Allahut, i Cili ia paguan llogarinë e tij të plotë, se Allahu është i shpejtë në llogari.

40. Ose janë si errësirat në detin e thellë, të cilat mbulohen nga dallgët që ngrihen njëra mbi tjetrën, duke pasur sipër tyre retë: shtresa errësire njëra mbi tjetrën, aq sa kur e nxjerr dorën e vet, njeriu pothuajse nuk e sheh fare atë. Ai, të cilit Allahu nuk i jep dritë, nuk do të gjejë më dritë.

41. A nuk e vëren ti, se Allahun e lavdëron çdo krijesë që ndodhet në qiej dhe në Tokë, madje edhe shpezët krahëhapur?! Çdokush e di se si t'i falet e ta lavdërojë. Allahu e di mirë çfarë bëjnë ata.

42. Vetëm Allahut i përket sundimi i qiejve dhe i Tokës dhe tek Ai kthehet çdo gjë.

43. A nuk e vëren ti se Allahu i shtyn retë ngadalë e pastaj i bashkon e i grumbullon njërën mbi tjetrën, derisa të shohësh shiun se si del prej tyre dhe bie nga qielli?! Ai, prej reve të mëdha si mali, lëshon breshërin e me të godet kë të dojë, kurse e shmang prej kujt të dojë. Shkëlqimi i vetëtimës së tij gati t'i merr sytë.

44. Allahu ndërron ditën dhe natën. Me të vërtetë, në këto (dukuri natyrore) ka mësime për ata që kanë mend.

45. Allahu ka krijuar çdo lloj kafshe prej ujit; disa nga ato ecin me barkun e tyre, një pjesë ecin me dy këmbë e disa prej tyre me katër këmbë. Allahu krijon çfarë të dojë. Me të vërtetë, Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë.



46. Tashmë Ne kemi zbritur shpallje të qarta; Allahu udhëzon kë të dojë në rrugën e drejtë.

47. Ata (hipokritët) thonë: "Ne besojmë në Allahun dhe në të Dërguarin dhe (u) bindemi (atyre)." Pastaj disa prej tyre shmangen, sepse nuk janë besimtarë aspak.

48. Dhe, kur thirren tek Allahu (Libri i Tij) dhe i Dërguari i Tij, që ai të gjykojë midis tyre, një grup nga ata kthejnë kurrizin.

49. Por, nëse e drejta është në anën e tyre, ata vijnë përulshëm.

50. A mos kanë sëmundje në zemrat e tyre apo dyshojnë? Apo kanë frikë se mos Allahu dhe i Dërguari i Tij do t'u bëjnë padrejtësi?! Jo, por pikërisht ata janë të padrejtët.

51. Ndërsa përgjigjja e vetme e besimtarëve, kur thirren tek Allahu dhe i Dërguari i Tij, që ai të gjykojë midis tyre, është: "Dëgjojmë dhe bindemi". Pikërisht këta janë të shpëtuarit.

52. Ata që i binden Allahut dhe të Dërguarit të Tij, që kanë frikë nga Allahu e i përkushtohen Atij, do të jenë të fituarit e vërtetë.

53. Ata (hipokritët) betohen për Allahun me deklarata solemne, se po t'i urdhërosh ata (o Muhamed), që të shkojnë në luftë - ata me siguri do të shkojnë. Thuaj: "Mos u betoni! Ju kërkohet bindja e jo betimi. Vërtet, Allahu e di me hollësi gjithçka që ju bëni."

54. Thuaj: "Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit!" Nëse shmangeni, (ta dini se) ai[223] është përgjegjës për detyrën e tij, ndërsa ju për atë që jeni ngarkuar. E, nëse i bindeni atij, do të jeni në rrugën e drejtë, kurse i Dërguari është i detyruar vetëm që të përcjellë qartë (Mesazhin Hyjnor).

55. Allahu u ka premtuar atyre prej jush, që besojnë dhe që bëjnë vepra të mira, se do t'i bëjë mëkëmbës në Tokë[224], ashtu si i ka bërë ata para tyre dhe që do t'ua forcojë fenë e tyre, me të cilën Ai është i kënaqur dhe që frikën do t'ua shndërrojë në siguri. Le të më adhurojnë Mua e të mos Më shoqërojnë asgjë (në adhurim). Sa për ata që, pas kësaj, mohojnë (besimin), pikërisht ata janë të mbrapshtët.



56. Falni namazin, jepni zeqatin dhe bindjuni të Dërguarit, për të fituar mëshirën e Allahut!

57. Kurrsesi mos mendo se mohuesit do të shpëtojnë në Tokë! Streha e tyre është zjarri; eh, sa strehë e shëmtuar që është ai!

58. O besimtarë! Skllevërit dhe fëmijët tuaj që s'kanë arritur pubertetin, le t'ju kërkojnë leje (për të hyrë) në tri kohë: para namazit të mëngjesit, kur i zhvishni rrobat në mesditë dhe pas namazit të jacisë. Këto janë tri kohë kur hiqni rrobat. Nuk ka gjynah as për ju e as për ata që, pas këtyre rasteve, të vizitoni njëri-tjetrin (pa kërkuar leje për të hyrë). Kështu jua shpjegon Allahu shpalljet juve! Allahu është i Urtë dhe i Gjithëdijshëm.

---

[223] Profeti Muhamed (a.s.).

[224] Sipas interpretimit klasik, ky varg është një profeci për udhëheqjen e katër kalifëve: Ebu Bekrit, Omarit, Othmanit dhe Aliut, në kohën e të cilëve, kalifati islam pati një zgjerim të jashtëzakonshëm territorial. Megjithatë, edhe sot e kësaj dite, zgjerimi i Islamit nuk është ngadalësuar. Ai vazhdon të jetë feja e vetme në rritje midis feve të mëdha, si nga pikëpamja demografike, ashtu edhe nga pikëpamja e konvertimeve.

59. Kur fëmijët tuaj të arrijnë moshën e pubertetit, le të kërkojnë leje, ashtu siç kanë kërkuar leje ata para këtyre. Kështu jua shpjegon Allahu juve shpalljet e Tij! Allahu është i Urtë dhe i Gjithëdijshëm.

60. Gratë e vjetra, që nuk shpresojnë më të martohen, nuk është gjynah ta heqin mbulesën e jashtme, por jo duke i treguar stolitë e tyre. E, nëse përmbahen, është edhe më mirë për ato. Allahu i dëgjon dhe i di të gjitha.

61. Nuk është gjynah për të verbrin, as për të çalin, as për të sëmurin dhe as për ju që të hani në shtëpinë tuaj, ose në shtëpitë e baballarëve tuaj, ose në shtëpitë e nënave tuaja, ose në shtëpitë e vëllezërve tuaj, ose në shtëpitë e motrave tuaja, ose në shtëpitë e xhaxhallarëve tuaj, ose në shtëpitë e hallave tuaja, ose në shtëpitë e dajave tuaj, ose në shtëpitë e tezeve tuaja, ose tek ata, çelësat e të cilëve u janë lënë juve, ose te miqtë. Nuk është gjynah për ju që të hani bashkërisht apo veçmas.[225] Kur të hyni në shtëpi, të përshëndetni njëri-tjetrin me përshëndetje të mirë e të bukur nga Allahu. Kështu jua shpjegon Allahu juve shpalljet që të kuptoni.[226]



62. Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata që besojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe të cilët, kur gjenden me atë (të Dërguarin) në një punë të përbashkët, nuk largohen para se të kërkojnë leje prej tij. Me të vërtetë, ata që kërkojnë leje prej teje, padyshim, besojnë në Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Kur të kërkojnë leje prej teje për ndonjë punë të tyre, jepi leje kujt të duash dhe kërko për ata falje nga Allahu. Me të vërtetë, Allahu është Falës e Mëshirëplotë.

63. Mos ia drejtoni thirrjen të Dërguarit, njësoj si thirrjen që ia bëni njëri-tjetrit; Allahu, me siguri, i di ata që shkëputen prej jush tinëzisht. Le të frikësohen ata që kundërshtojnë urdhrin e tij, që të mos i arrijë ndonjë sprovë ose që të mos i godasë një dënim i dhembshëm.

---

[225] Ky varg aludon për një zakon supersticioz që tentonte t'i përjashtonte sakatët dhe të sëmurët nga gostitë e përbashkëta.

[226] Përshëndetja për të cilën bën fjalë vargu, është "es-selâmu alejkum ue rahmetull-llâhi ue berekâtuh" "paqja, mëshira dhe bekimi i Allahut qofshin me ju".

64. Pa dyshim, Allahut i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë. Ai e di se çfarë bëni. Dhe Ditën kur ata do të kthehen tek Ai, do t'i njoftojë për veprat që kanë bërë. Allahu është i Dijshëm për çdo gjë!

# 25 SURJA EL-FURKÂN

**Medinase - 77 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. I lartësuar qoftë Ai që i ka zbritur Dalluesin[227] robit të Vet,[228] që të jetë paralajmërues për botët;

2. Sunduesi i qiejve dhe i Tokës, i Cili nuk ka bir e nuk ka ortak në pushtet; i Cili ka krijuar çdo gjë dhe e ka rregulluar si duhet!

3. E megjithatë ata[229] adhurojnë në vend të Tij zota, të cilët nuk krijojnë asgjë e që vetë janë të krijuar, që nuk zotërojnë për veten as dëm e as dobi e që nuk janë në gjendje të japin as vdekjen, as jetën e as që të ringjallin.




4. Jobesimtarët thonë: "Ky (Kuran) është vetëm gënjeshtër, të cilën e ka trilluar ai[230] me ndihmën e njerëzve të tjerë." Kjo që thonë ata është e padrejtë dhe shpifje.

5. Dhe ata thonë: "Këto janë përralla të popujve të lashtë; të cilat i ka vënë t'i shkruhen e t'i lexohen atij në mëngjes e mbrëmje."

6. Thuaj: "Atë e ka shpallur Ai që di fshehtësitë e qiejve dhe të Tokës. Ai fal shumë dhe është Mëshirues".

7. Gjithashtu ata thonë: "Ç'është ky i dërguar që ha ushqim dhe shëtit nëpër tregje?! Përse nuk i është dërguar atij një engjëll e të bëhet me të paralajmërues?!

8. Ose, përse nuk i është zbritur një thesar apo të kishte një kopsht, nga i cili të hante?!" Të padrejtët thonë: "Ju ndiqni vetëm një njeri të magjepsur"!

---

227 Pra, Kuranin, që dallon të vërtetën nga e pavërteta.
228 Pra, Profetit Muhamed (a.s.).
229 Idhujtarët.
230 Muhamedi (a.s.).



9. Shiko çfarë shembujsh të sjellin e ata (me këtë) kanë humbur e nuk mund të gjejnë rrugën e vërtetë.

10. Qoftë i lartësuar Ai, i Cili, nëse do, mund të të japë gjëra më të mira se këto, kopshte nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe të bëjë për ty pallate.

11. Jo, ata e quajnë gënjeshtër edhe ardhjen e Orës (së Kiametit), ndërsa Ne kemi përgatitur për ata që e mohojnë Orën zjarr flakërues.

12. Kur ai t'i vërë re prej së largu, ata do t'ia dëgjojnë vlimin dhe rënkimin.

13. E kur të hidhen në një vend të ngushtë të tij, të lidhur duarsh, do të luten për shkatërrimin (e vet).

14. "Mos e kërkoni sot shkatërrimin vetëm një herë, por kërkojeni shumë herë!"

15. Thuaj: "A është më i mirë ky apo Xheneti i amshuar, i cili u është premtuar të devotshmëve? Ai do të jetë për ta shpërblim dhe vend kthimi.



16. Për ata ka aty çfarë të dëshirojnë e do të rrinë në të përherë. Ky është premtimi i Zotit tënd, i kërkuar (prej jush)".

17. Ditën, kur Ai t'i tubojë idhujtarët bashkë me ata që i adhuronin[231] në vend të Allahut, do t'u thotë (të adhuruarve): "A jeni ju që i keni shmangur këta robër të Mi apo ata vetë kanë humbur rrugën e drejtë?"

18. Ata do të përgjigjen: "Lavdia qoftë për Ty! Nuk ishte nevoja që ne të marrim mbrojtës tjetër, përveç Teje, por Ti u dhe këtyre dhe etërve të tyre jetë të begatshme, ndërsa ata i harruan paralajmërimet e Tua dhe u bënë popull i shkatërruar"!

19. "Këta e përgënjeshtruan atë që thatë ju e nuk do të munden, as të shmangin dënimin, as të ndihmojnë veten. Kush prej jush ka bërë të këqija, Ne atij do t'i japim të shijojë dënim të madh."

---

[231] "ata që i adhuronin": Sipas Tabariut, nuk bëhet fjalë për idhujt në përgjithësi, por për krijesa që janë adhuruar si zota, pa dëshirën e tyre, si p.sh. engjëjt, që arabët paganë i quanin si "bijat e Allahut", Uzejri, që u quajt si "bir i Zotit" nga hebrenjtë, Isai (a.s.), që u quajt si "bir i Zotit" nga të krishterët, etj.



20. Ne edhe para teje kemi nisur vetëm të dërguar, të cilët hanin ushqim dhe shëtisnin nëpër tregje. Ne i kemi bërë disa prej jush të jenë sprovë për të tjerët. A do të jeni të durueshëm ju? Zoti yt i sheh të gjitha.

21. Ata, që nuk shpresojnë se do të takohen me Ne, thonë: "Pse nuk na dërgohen neve engjëjt ose të shohim Zotin tonë?" Ata, me të vërtetë, janë treguar kryeneçë dhe kanë kaluar çdo kufi në arrogancë dhe padrejtësi.

22. Ditën, kur të shohin engjëjt, për keqbërësit nuk do të ketë lajm të mirë dhe do t'u thuhet: "Nuk do të kaloni dot për matanë!"

23. Dhe Ne do t'u qasemi veprave që kanë bërë ata dhe do t'i shndërrojmë në pluhur e hi.

24. Ndërsa banorët e Xhenetit atë ditë do të kenë vendbanim më të mirë dhe vendpushim më të bukur.

25. Ditën, kur qielli me ré do të hapet e engjëjt do të lëshohen në zbritjen e madhe,

26. atë ditë pushteti i vërtetë do t'i përkasë vetëm të Gjithëmëshirshmit. Kjo do të jetë ditë e vështirë për jobesimtarët.

27. Atë Ditë keqbërësi do të hajë gishtat e duarve të veta, duke thënë: "Ah, sikur ta kisha marrë rrugën (e drejtë) me të Dërguarin!

28. Ah, sikur të mos e kisha bërë filanin mik!

29. Ai më ka larguar nga Këshilla (Kurani) që më kishte ardhur!" Në të vërtetë, djalli e braktis gjithmonë njeriun në çastin e nevojës.

30. Dhe i Dërguari do të thotë: "O Zoti im! Populli im e shpërfilli Kuranin, si (diçka) të urryer".

31. Dhe, kështu Ne, çdo profeti i kemi kundërvënë një armik nga keqbërësit. Por ty të mjafton Zoti yt si udhërrëfyes dhe ndihmës!

32. Jobesimtarët thonë: "Përse Kurani nuk i është shpallur i tëri përnjëherë?!" Ne ta kemi shpallur kështu për të forcuar zemrën tënde dhe ta kemi zbuluar qartazi varg pas vargu.

33. Sapo ata të të sjellin çfarëdo argumenti, Ne të sjellim të Vërtetën dhe shpjegimin më të mirë.

34. Ata, që do të tubohen me fytyrat përmbys në Xhehenem, do të jenë në vendin më të keq dhe më të larguarit prej rrugës së vërtetë.

35. Ne i dhamë Musait Librin dhe i bëmë ndihmës vëllanë e tij, Harunin.

36. Pastaj (u) thamë (atyre): "Shkoni të dy te populli, i cili i quan të rreme shenjat Tona!" Pastaj e shkatërruam atë popull krejtësisht.

37. Popullin e Nuhut, kur i quajti gënjeshtarë të dërguarit, Ne e fundosëm dhe e bëmë mësim për njerëzit. Për keqbërësit kemi përgatitur një dënim të dhembshëm.

38. Ne i dënuam fiset Ad dhe Themud, popullin e Ras-sit, si dhe shumë popujt të tjerë ndërmjet tyre.



39. Të gjithëve u sollëm shembuj dhe, më pas, të gjithë i shkatërruam krejtësisht.

40. Ata[232] me kohë kanë kaluar pranë vendbanimit që e shkatërroi shiu i tmerrshëm[233], e vallë, a nuk e kanë parë atë? Jo, ata nuk prisnin të ringjalleshin.

41. Sa herë që të shohin ty, të marrin vetëm për tallje: "Vallë, këtë ka sjellë Allahu si të dërguar?!

42. Për pak qe duke na shmangur nga hyjnitë tona, po të mos u kishim qëndruar atyre besnikë!" Por, kur të përballen me dënimin, do ta marrin vesh se kush është shmangur më larg rrugës së drejtë.

43. A e ke parë ti atë që epshin e vet e ka marrë për zot? A do t'i bëhesh mbrojtës atij?

---

[232] Karvanet tregtare të idhujtarëve të Mekës.
[233] Vendbanimit të popullit të Lutit që ndodhet rrugës nga Gadishulli Arabik për në Siri, pranë Detit të Vdekur.

44. A mendon ti se shumica e tyre dëgjojnë dhe kuptojnë? Ata nuk janë tjetër, veçse si bagëti. Madje, ata janë edhe më të shmangur nga rruga e drejtë.

45. A nuk e ke parë ti se si Zoti yt e ka zgjatur hijen?! Sikur të kishte dashur, do ta bënte të pandryshueshme? Pastaj Ne e kemi bërë Diellin udhëzues të saj,

46. pastaj e tërheqim atë (hijen), dalëngadalë pranë Vetes.

47. Dhe është Ai që jua ka bërë natën mbulesë dhe gjumin pushim, kurse ditën jua ka bërë për të lëvizur.

48. Është Ai që i dërgon erërat si lajmëtarë të gëzueshëm para mëshirës së Tij, duke lëshuar prej qiellit ujë të pastër,

49. që nëpërmjet atij të ngjallim vendin e vdekur dhe t'u japim ujë kafshëve dhe shumë njerëzve që Ne i kemi krijuar.

50. Ne e kemi përsëritur (dhuntinë) që të vënë veshin, por shumica e njerëzve kundërshtojnë e janë mosmirënjohës.



51. Sikur të donim Ne, do të dërgonim në çdo qytet paralajmërues.

52. Mos i dëgjo mohuesit, por luftoji ata me forcë nëpërmjet këtij (Kurani).

53. Është Ai që i ka lënë të lirë dy ujëra, - njëri i pijshëm e i ëmbël, kurse tjetri i njelmët e i hidhur, - duke ngritur pengesë e kufi të prerë ndërmjet tyre.

54. Është Ai që ka krijuar prej ujit njeriun, e ka vënë në lidhje me fis nga gjaku dhe nga martesa. Zoti yt është i Plotfuqishëm.

55. Megjithatë, ata adhurojnë, në vend të Allahut, gjëra që nuk mund t'u sjellin as dobi, as dëm. Jobesimtari është ndihmës (i djallit) kundër Zotit të tij.

56. Ne të kemi dërguar ty vetëm si sjellës të lajmit të mirë dhe paralajmërues.

57. Thuaj: "Unë nuk kërkoj nga ju kurrfarë shpërblimi, por vetëm që, kush të dëshirojë, le të ndjekë rrugën (që e shpie) drejt Zotit të tij".

58. Mbështetu në të Gjithëjetshmin, i Cili nuk vdes dhe madhëroje Atë me falënderim! Ai i di mjaft mirë gjynahet e robërve të Vet.

59. Është Ai, i Cili krijoi qiejt, Tokën dhe gjithçka që gjendet midis tyre për gjashtë ditë e pastaj u ngrit mbi Fron. Ai është i Gjithëmëshirshmi dhe pyet për Atë ata që dinë.

60. Kur atyre u thuhet: “Bëjini sexhde të Gjithëmëshirshmit”, ata thonë: “Çfarë është i Gjithëmëshirshmi? Vallë, t’i biem në sexhde atij që na urdhëron ti?” Kjo u shton atyre më shumë largim (prej fesë).

61. Qoftë i lartësuar Ai, i Cili e ka stolisur qiellin me yjësi dhe ka vënë në të një Kandil të ndritshëm dhe një Hënë që ndriçon.

62. Ai krijoi natën dhe ditën që të vijnë njëra pas tjetrës, si këshillë për ata që duan ta kujtojnë ose duan ta falënderojnë.

63. Robërit e të Gjithëmëshirshmit janë ata që ecin thjesht nëpër Tokë dhe, kur të paditurit i sulmojnë me fjalë, ata përgjigjen: “Paqe qoftë!”;



64. dhe ata që e kalojnë natën duke iu falur Zotit të tyre në sexhde dhe në këmbë;

65. dhe ata që thonë: “O Zoti ynë, largoje prej nesh ndëshkimin e Xhehenemit, sepse, me të vërtetë, dënimi i tij është i përjetshëm

66. e ai është vendbanim dhe vendstrehim i keq”;

67. dhe ata që, kur shpenzojnë, nuk janë as dorëshpuar, as dorështrënguar, por i përmbahen të mesmes;

68. dhe ata që, pos Allahut, nuk adhurojnë zot tjetër, nuk vrasin njeri, gjë që Allahu e ka ndaluar, përveçse me të drejtë[234] dhe që nuk bëjnë kurvëri. E kush i bën këto, do të marrë gjynahe.

69. Ndëshkimi do t’i dyfishohet në Ditën e Kiametit dhe ai do të qëndrojë përherë në këtë fatkeqësi i poshtëruar.

---

[234] “përveçse me të drejtë”: d. m. th. për mbrojtje të ligjshme, gjatë luftës për çështjen e Allahut dhe duke zbatuar dënimet e parashikuara nga legjislacioni islam.



70. Përjashtim bën ai që pendohet, beson dhe punon vepra të mira. Një njeriu të tillë Allahu ia ndërron veprat e këqija në të mira. Allahu është Falës e Mëshirëplotë.

71. Ndërsa, ai që pendohet dhe bën vepra të mira, është i kthyer krejtësisht nga Allahu.

72. (Kështu janë) edhe ata që nuk dëshmojnë në mënyrë të gënjeshtërt e, kur kalojnë pranë kotësive, kalojnë me dinjitet;

73. edhe ata, që, kur paralajmërohen nga shpalljet e Zotit të tyre, nuk bëhen as të shurdhër, as të verbër;

74. edhe ata që thonë: "O Zoti ynë, dhurona nga gratë tona dhe trashëgimtarët tanë, ç'është prehje për sytë tanë dhe bëna shembull për të mirët!".

75. Njerëz të tillë do të shpërblehen me Xhenet të lartë për durimin e tyre dhe do të mirëpriten e do të gjejnë paqe.

76. Aty do të qëndrojnë përherë; sa vendbanim dhe vendstrehim i mrekullueshëm që është ai!

77. Thuaj: "Zoti im nuk do t'ju përfillte, sikur të mos ishte lutja juaj. Por ju (i) keni përgënjeshtruar (Shpalljet e Tij), andaj dënimi për ju do të jetë i pashmangshëm".

# 26 SURJA ESH-SHU‘ARÂ’

**Mekase - 227 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**



1. Tâ, Sîn, Mîm.

2. Këto janë vargjet e Librit të qartë.

3. A mos vallë ti (o Muhamed) do ta shkatërrosh veten, ngaqë ata (banorët e Mekës) nuk duan të besojnë?

4. Sikur të donim Ne, do të zbritnim nga qielli një shenjë, para së cilës ata do të përulnin kokat.

5. Sa herë që atyre u vjen ndonjë Këshillë e re nga i Gjithëmëshirshmi, ata ia kthejnë kurrizin.

6. Ata e kanë përgënjeshtruar atë, prandaj do t’u vijë ai (ndëshkim), me të cilin janë tallur.

7. Vallë, a nuk shohin ata tokën, prej së cilës kemi bërë të mbijnë sa e sa lloje çifte bimësh fisnike?

8. Sigurisht që këtu ka shenja (të njëjësisë së Zotit), por shumica e tyre nuk besojnë.

9. Zoti yt është vërtet i Plotfuqishëm dhe Mëshirëplotë.

10. Kur Allahu e thërriti Musain: “Shko te populli keqbërës,

11. populli i Faraonit! vallë, a nuk po i frikësohen ata Allahut?”,

12. Ai u përgjigj: “O Zoti im, unë kam frikë se do të më quajnë gënjeshtar,

13. e zemra do të më ngushtohet, kurse gjuha mund të më lidhet, andaj, dërgoje edhe Harunin (të më ndihmojë).

14. Unë jam edhe përgjegjës ndaj tyre për një krim, andaj kam frikë se do të më vrasin”.

15. Allahu tha: “Kurrsesi! Shkoni që të dy me shenjat Tona. Me të vërtetë, Ne jemi me ju dhe dëgjojmë.

16. Shkoni te Faraoni dhe i thoni: “Ne jemi të dërguarit e Zotit të botëve,

17. që të lejoni bijtë e Izraelit të vijnë me ne!”

18. Faraoni tha: “Vallë, a nuk të kemi rritur në gjirin tonë si fëmijë?! A nuk ke qëndruar midis nesh shumë vjet të jetës sate?!

19. E pastaj bëre veprën që ti e di, duke qenë mosmirënjohës?!”

20. Musai tha: “E kam bërë atë, kur nuk kam qenë i udhëzuar.

21. Pastaj ika prej jush, kur u frikësova prej jush dhe Zoti im më dhuroi mençuri dhe më bëri një nga të dërguarit.

22. A e quan mirësi atë që më bëre mua, ndërkohë që bijtë e Izraelit (popullin tim) i bëre skllevër”?



23. Faraoni e pyeti: “E ç’është Zoti i botëve?”

24. (Musai) u përgjigj: “Është Zoti i qiejve, i Tokës dhe i gjithçkaje që gjendet midis tyre, nëse besoni me bindje”.

25. (Faraoni) u tha atyre rreth vetes: “Vallë, a nuk po dëgjoni?!”

26. Ai tha: “Zoti juaj dhe Zoti i të parëve tuaj.”

27. (Faraoni) tha: “Me të vërtetë, i Dërguari që ju është sjellë, është i çmendur”.

28. (Musai) tha: “Zoti i Lindjes dhe i Perëndimit dhe i gjithçkaje që gjendet midis tyre, nëse kuptoni.

29. (Faraoni) tha: “Nëse ti merr për zot tjetërkënd, përveç meje, me siguri, do të të fus në burg!”

30. (Musai) u përgjigj: “Vallë, edhe pasi të të kem sjellë mrekulli të qartë? “

31. (Faraoni) tha: “Tregoje pra, nëse thua të vërtetën!”

32. (Musai) lëshoi shkopin e vet e ai u shndërrua në gjarpër të vërtetë!

33. Pastaj nxori dorën e vet dhe ajo, menjëherë u duk e bardhë para shikuesve!

34. (Faraoni) i tha parisë së tij, që e kishte përreth: "Ky qenka magjistar vërtet i dijshëm!

35. Me magjitë e veta, ai dëshiron t'ju dëbojë nga toka juaj, prandaj ç'më këshilloni ju?"

36. Ata u përgjigjën: "Lëre këtë dhe vëllanë e tij për pak kohë dhe ço lajmëtarë nëpër qytete,

37. që të t'i sjellin ty të gjithë magjistarët e dijshëm".

38. Magjistarët u mblodhën në ditën e caktuar,

39. e popullit iu tha: "A jeni mbledhur të gjithë,

40. që të shkojmë pas magjistarëve, nëse ata do të jenë fitues?!"



41. Kur erdhën magjistarët, i thanë Faraonit: "Vërtet do të shpërblehemi, nëse dalim fitues?"

42. Ai u përgjigj: "Po, madje do të jeni vërtet ndër të afërmit e mi".

43. Musai u tha atyre: "Hidheni atë që doni ta hidhni!"

44. Ata hodhën litarët dhe shkopinjtë e tyre dhe thanë: "Për madhërinë e Faraonit, me të vërtetë, Ne do të jemi fitues patjetër!"

45. Pastaj, Musai hodhi shkopin e tij, që i kapërdiu përnjëherësh sajimet e tyre të rreme!

46. Atëherë magjistarët ranë përmbys, duke bërë sexhde,

47. dhe thanë: "Ne besojmë në Zotin e botëve,

48. Zotin e Musait dhe të Harunit!"

49. (Faraoni) tha: "I besuat atij (Musait) para se t'ju lejoja unë! Patjetër që ai është i madhi juaj, i cili ju ka mësuar magjinë. Ta

dini se unë, në të vërtetë, do t'jua këpus duart dhe këmbët tuaja tërthorazi dhe do t'ju kryqëzoj të gjithëve!

50. Ata thanë: "S'ka gjë! Sigurisht, Ne do të kthehemi te Zoti ynë.

51. Ne shpresojmë se Zoti ynë do të na i falë gjynahet, meqë jemi besimtarët e parë."

52. Pastaj, Ne i shpallëm Musait: "Ti udhëto natën me robërit e Mi, por do të jeni të ndjekur".

53. Dhe Faraoni dërgoi nëpër qytete lajmëtarë

54. (Për të thënë:) "Këta janë një grup i vogël që

55. na kanë provokuar,

56. por ne jemi kurdoherë të gatshëm!"

57. Kështu, Ne i bëmë ata të lënë kopshtijet dhe lumenjtë,

58. thesaret e pallatet e mrekullueshme.

59. Kështu ndodhi, dhe Ne ia dhamë të gjitha këto bijve të Izraelit.

60. Në agim, ata (njerëzit e Faraonit) iu afruan atyre.

61. Kur dy grupet panë njëri-tjetrin, shokët e Musait thirrën: "Me të vërtetë, na zunë!"

62. Ai tha: "Kurrsesi! Në të vërtetë, me mua është Zoti im. Ai do të ma tregojë rrugën".

63. Dhe Ne i shpallëm Musait: "Bjeri me shkopin tënd detit!" Menjëherë deti u nda dhe çdo pjesë e tij u bë si mal i madh.

64. Atëherë Ne i afruam aty të tjerët.

65. Musain dhe të gjithë ata që ishin me të, i shpëtuam,

66. kurse të tjerët i fundosëm.

67. Pa dyshim, në këtë ka shenja treguese, por shumica e njerëzve nuk janë besimtarë.

68. Në të vërtetë, Zoti yt është i Plotfuqishëm dhe Mëshirëplotë.



69. Tregoju atyre historinë e  Ibrahimit,

70. kur i tha babait të vet dhe popullit të vet: “Çfarë adhuroni ju?

71. Ata u përgjigjën: “Adhurojmë idhujt e përherë u jemi përkushtuar atyre”.

72. Ai i pyeti: “A ju dëgjojnë ata kur ju luteni?

73. A mund t’ju sjellin dobi apo dëm?”

74. U përgjigjën: “Jo, por i kemi gjetur të parët tanë që vepronin kështu”.

75. Ai tha: “A keni menduar mirë mbi çfarë keni adhuruar,

76. si ju, ashtu edhe të parët tuaj të lashtë?

77. Në të vërtetë, ata janë armiqtë e mi, përveç Zotit të botëve,

78. i Cili më ka krijuar dhe më udhëzon (në rrugë të drejtë);



79. i Cili më ushqen dhe më jep të pi;

80. i Cili, kur sëmurem, më shëron;

81. i Cili do të bëjë që të vdes e pastaj do të më ringjallë;

82. dhe i Cili, shpresoj se do të m’i falë gabimet e mia në Ditën e Gjykimit!

83. O Zoti im, më dhuro dituri dhe më radhit me të mirët!

84. Bëj që të përmendem për të mirë te breznitë e ardhshme

85. dhe më bëj një nga trashëgimtarët e Xhenetit të begatë!

86. Fale babanë tim, sepse ai është njëri nga të humburit,

87. dhe mos më turpëro në Ditën, kur do të ringjallen njerëzit,

88. në Ditën, kur askujt nuk do t’i bëjë dobi as pasuria, as fëmijët,

89. përveç atij që vjen me zemër të pastër tek Allahu!”

90. Atë ditë Xheneti do t’u afrohet besimtarëve të devotshëm,

91. ndërsa Xhehenemi do t’u tregohet atyre që kishin humbur.



92. Ata do të pyeten: “Ku janë idhujt që ju i adhuronit

93. në vend të Allahut? A mund t’ju ndihmojnë ata ose, a mund ta ndihmojnë veten?”

94. Kështu, ata do të hidhen në zjarr bashkë me mohuesit,

95. si dhe të gjithë ushtarët e Iblisit.

96. Ndërsa ndodhen aty brenda, ata do të grinden ndërmjet tyre, duke thënë:

97. “Betohemi për Allahun, ne kemi qenë njëmend në humbje të qartë,

98. kur ju kemi barazuar me Zotin e botëve.

99. Ishin të ligjtë ata që na mashtruan,

100. Tashmë ne nuk kemi asnjë ndërmjetësues (tek Allahu)

101. e as ndonjë mik të ngushtë!



102. Ah, sikur të ktheheshim përsëri (në jetë) e të bëheshim besimtarë!”

103. Sigurisht që në këtë ka shenja treguese, por shumica e njerëzve nuk janë besimtarë.

104. e Zoti yt, me të vërtetë, është i Plotfuqishëm dhe Mëshirëplotë.

105. Populli i Nuhut, i quante gënjeshtarë të dërguarit.

106. Kujto kur vëllai i tyre - Nuhu, u tha: “Vallë, a nuk i frikësoheni ju Allahut?

107. Në të vërtetë, unë jam një i dërguar i besuar për ju,

108. andaj, frikësojuni Allahut dhe bindmuni mua!

109. Për këtë, unë nuk kërkoj nga ju kurrfarë shpërblimi; mua do të më shpërblejë vetëm Zoti i botëve.

110. Andaj, frikësojuni Allahut dhe bindmuni mua!”

111. Ata thanë: “Vallë, a të të besojmë ne ty, ndërkohë që ty po të pasojnë më të ulëtit?”




112. Ai tha: “Unë nuk di ç’kanë bërë ata!

113. Llogaria e tyre është vetëm te Zoti im, a nuk kuptoni?

114. Unë nuk do t’i dëboj besimtarët,

115. unë jam vetëm paralajmërues i qartë.”

116. Ata thanë: “Nëse nuk tërhiqesh nga këto, o Nuh, me siguri, do të gurëzohesh”.

117. Ai tha: “O Zoti im, populli im më mohoi,

118. andaj, Ti gjyko mes meje dhe atyre dhe më shpëto mua e besimtarët që janë me mua!”

119. Kështu, Ne e shpëtuam atë dhe ata që ishin me të në barkën plot,

120. kurse të tjerët që mbetën pas, i fundosëm.

121. Njëmend, në këtë ka këshillë, por shumica e njerëzve nuk janë besimtarë.



122. Në të vërtetë, Zoti yt është i Plotfuqishëm dhe Mëshirëplotë.

123. Fisi Ad i quante gënjeshtarë të dërguarit.

124. Kujto kur vëllai i tyre - Hudi, u tha: “Vallë, a nuk i frikësoheni ju Allahut?

125. Pa dyshim, unë jam i dërguar i besuar për ju,

126. andaj, frikësojuni Allahut dhe bindmuni mua!

127. Për këtë, unë nuk kërkoj nga ju kurrfarë shpërblimi, mua do të më shpërblejë vetëm Zoti i botëve.

128. A mos vallë në çdo kodrinë po ngrini përmendore, për t’u tallur,

129. dhe ngrini pallate, sikur do të jetoni gjithmonë?

130. Edhe kur përdorni forcën, e shfrytëzoni atë si tiranë.

131. Andaj, frikësojuni Allahut dhe bindmuni mua!

132. Frikësojuni Atij, i Cili ju ka dhuruar ato që i dini:

133. ju dhuroi juve bagëti dhe fëmijë,

134. edhe kopshtije, edhe burime.

135. Unë, me të vërtetë, i trembem për ju dënimit të një Dite të madhe”.

136. Ata thanë: “Për ne është njëlloj: na këshillove ose nuk na këshillove ti.

137. Këto janë vetëm doket e popujve të lashtë

138. e ne nuk do të jemi të dënuar.”

139. Ata e quajtën gënjeshtar atë, andaj Ne i shkatërruam ata. Njëmend, në këtë ka këshillë, por shumica njerëzve nuk janë besimtarë.

140. Në të vërtetë, Zoti yt është i Plotfuqishëm dhe Mëshirëplotë.

141. Edhe fisi Themud i quante gënjeshtarë të dërguarit.

142. Kujto kur vëllai i tyre - Salihu, u tha: “Vallë, a nuk i frikësoheni ju Allahut?

143. Pa dyshim, unë jam një i dërguar i besuar për ju,

144. andaj, frikësojuni Allahut dhe bindmuni mua!

145. Për këtë, unë nuk kërkoj nga ju kurrfarë shpërblimi, mua do të më shpërblejë vetëm Zoti i botëve.

146. Vallë, a mendoni ju, se do të mbeteni këtu të sigurt,

147. në kopshtije e pranë burimeve,

148. në ara me të lashta dhe palma hurmash me fruta të shijshme?

149. Ju i gdhendni shtëpitë në male me mjeshtri të rrallë,

150. andaj, frikësojuni Allahut dhe bindmuni mua,

151. dhe mos dëgjoni urdhrat e atyre që e teprojnë në të keqe

152. e të cilët bëjnë ngatërresa në Tokë e nuk sjellin përmirësim”.

153. Ata thanë: "Ti je vetëm një i magjepsur!

154. Ti je vetëm një vdekatar - ashtu si ne, andaj na sill një mrekulli, nëse ajo që thua është e vërtetë!"

155. Ai tha: "Ja, kjo është një deve. Ajo do të ketë radhën e saj për të pirë, ashtu si edhe ju, në ditë të caktuara.

156. Mos i bëni kurrfarë të keqeje asaj, se do t'ju godasë dënimi i një Dite të madhe!

157. Por ata e therën e pastaj u erdhi keq.

158. Dhe kështu, ata i goditi dënimi. Njëmend, në këtë ka këshillë, por shumica e njerëzve nuk janë besimtarë.

159. Në të vërtetë, Zoti yt është i Plotfuqishëm dhe Mëshirëplotë.

160. Populli i Lutit i quante gënjeshtarë të dërguarit.

161. Kujto kur vëllai i tyre - Luti, u tha: "Vallë, a nuk i frikësoheni ju Allahut?



162. Pa dyshim, unë jam i dërguar i besuar për ju,

163. andaj, frikësojuni Allahut dhe bindmuni mua!

164. Për këtë, unë nuk kërkoj nga ju kurrfarë shpërblimi, mua do të më shpërblejë vetëm Zoti i botëve.

165. Vallë, ju, nga e gjitha bota, iu qaseni meshkujve

166. e i lini mënjanë gratë tuaja, të cilat Zoti juaj i ka krijuar bashkëshorte për ju?! Njëmend, ju jeni popull që kaloni çdo kufi të së keqes."

167. Ata thanë: "Nëse nuk tërhiqesh nga këto, o Lut, me siguri do të jesh i dëbuar".

168. Ai tha: "Unë kam vërtet neveri për atë që bëni ju!

169. O Zoti im, më shpëto mua dhe familjen time nga ajo që bëjnë ata!"

170. Dhe Ne e shpëtuam atë dhe familjen e tij - të gjithë,

171. përveç një plake (gruas së Lutit), e cila mbeti me të tjerët.

172. Pastaj, të tjerët i shkatërruam.

173. Mbi ata lëshuam një breshëri gurësh. Eh, sa i keq që ishte ai shi, për ata që janë paralajmëruar!

174. Sigurisht, në këtë ka këshillë, por shumica e tyre nuk janë besimtarë.

175. Në të vërtetë, Zoti yt është i Plotfuqishëm dhe Mëshirëplotë.

176. Edhe banorët e Ejketit i quajtën gënjeshtarë të dërguarit,

177. Kujto kur Shuajbi u tha atyre: "Vallë, a nuk i frikësoheni ju Allahut?

178. Pa dyshim, unë jam një i dërguar i besuar për ju,

179. andaj, frikësojuni Allahut dhe bindmuni mua!

180. Për këtë, unë nuk kërkoj nga ju kurrfarë shpërblimi, mua do të më shpërblejë vetëm Zoti i botëve.



181. Bëjeni drejt matjen dhe mos u bëni nga ata që hanë (në matje).

182. Peshoni drejtësisht me peshore të saktë,

183. mos ua pakësoni njerëzve gjërat e tyre, mos bëni ngatërresa në Tokë

184. dhe frikësojuni Atij, që ju ka krijuar ju dhe brezat e mëparshëm!"

185. Ata thanë: "Ti je vetëm një i magjepsur.

186. Ti je vetëm një vdekatar, si ne. Në të vërtetë, Ne mendojmë se ti je gënjeshtar;

187. andaj, lësho mbi ne një copë nga qielli, nëse thua të vërtetën!

188. Ai tha: "Zoti im e di më së miri atë që punoni ju."

189. Ata vazhduan të mos e besojnë, prandaj i goditi dënimi Ditës së Errësirës. Njëmend, ky ishte dënimi i një dite të madhe.

190. Sigurisht, në këtë ka këshillë, por shumica e tyre nuk janë besimtarë,

191. Në të vërtetë, Zoti yt është i Plotfuqishëm dhe Mëshirëplotë.

192. Nuk ka dyshim se ky (Kuran) është Shpallja e Zotit të botëve.

193. Atë e zbriti Shpirti i besueshëm (Xhebraili)

194. në zemrën tënde (o Muhamed) që të jesh nga ata që paralajmërojnë.

195. E zbriti në gjuhën e qartë arabe.

196. Vërtet, ai është përmendur në Shkrimet e të parëve.

197. Vallë, a nuk është provë për ata (mekasit), që atë (Muhamedin) e kanë njohur dijetarët e bijve të Izraelit?

198. Por edhe sikur t'ia shpallnim Kuranin ndonjë jo-arabi

199. e ai t'ua lexonte atyre - ata përsëri nuk do të kishin besuar.



200. Ja kështu, Ne ua kemi shtënë (mohimin) në zemër keqbërësve.

201. Ata nuk do ta besojnë atë, derisa të shohin dënimin e dhembshëm.

202. Por ai do t'u vijë atyre papritmas e ata nuk do ta ndiejnë fare.

203. Atëherë ata do thonë: "A do të na jepet afat?"

204. A mos vallë, ata duan ta shpejtojnë dënimin Tonë!?

205. Mendo, nëse Ne i lëmë që të kënaqen disa vjet

206. e pastaj t'i godasë ai (dënim) që u është premtuar,

207. çfarë vlere do të kishte ajo me të cilën janë kënaqur?

208. Asnjëherë, Ne nuk kemi shkatërruar ndonjë vendbanim, pa i çuar më parë paralajmërues,

209. si këshillë për ata. Ne nuk jemi asnjëherë të padrejtë.

210. Atë (Kuran) nuk e kanë zbritur djajtë.

211. Jo vetëm që kjo s'u takon atyre, por as nuk kanë fuqi të bëjnë një si ai.

212. Në të vërtetë, ata mënjanohen nga të dëgjuarit (e Shpalljes).

213. Prandaj, mos adhuro tjetër zot, përveç Allahut, që të mos bëhesh nga ata që do të dënohen!

214. Paralajmëroje farefisin tënd më të afërm

215. dhe bëhu i butë me besimtarët që të pasojnë ty!

216. E, nëse nuk të dëgjojnë, thuaju: "Unë nuk jam përgjegjës për ato që bëni ju".

217. Dhe mbështetu në të Plotfuqishmin, Mëshirëplotin,

218. i Cili e sheh qëndrimin tënd në këmbë (gjatë namazit)

219. dhe lëvizjet e tua midis atyre që përulen në sexhde.

220. Vërtet, Ai i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha.

221. A doni t'ju tregoj se kujt i vijnë djajtë?

222. Ata i vijnë çdo gënjeshtari gjynahqar.

223. Ata përgjojnë, por shumica tyre janë gënjeshtarë.

224. Poetët ndiqen nga njerëzit e humbur.

225. Vallë, a nuk e sheh ti, që ata bredhin në çdo luginë (të fjalës së kotë),

226. duke folur atë që kurrë s'e bëjnë?

227. Përveç atyre (poetëve) që besojnë, bëjnë vepra të mira, e përmendin shumë Allahun dhe mbrohen, vetëm pasi u është bërë padrejtësi. Sigurisht, të padrejtët do ta shohin se në çfarë mundimi do të kthehen (pas vdekjes).

# 27 SURJA EN-NEML

**Mekase - 93 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Tâ, Sîn. Këto janë vargjet e Kuranit, të një Libri të qartë,

2. një udhërrëfyesi dhe lajmi të mirë për besimtarët,

3. të cilët falin namazin, ndajnë zeqatin dhe besojnë bindshëm në jetën tjetër.

4. Njëmend, atyre që nuk besojnë në jetën tjetër, Ne kemi bërë që t'u duken të bukura veprat e tyre, prandaj ata ecin verbërisht.

5. Janë pikërisht ata që i pret dënimi i rëndë dhe në jetën tjetër do të jenë më të humburit.

6. Në të vërtetë, ty (o Muhamed) po të shpallet Kurani nga ana e një të Urti të Gjithëdijshëm!

7. Kujto kur Musai i tha familjes së tij: "Unë pashë një zjarr. Do shkoj që t'ju sjell ndonjë lajm prej atje ose t'ju sjell një urë zjarri, për t'u ngrohur".

8. Kur shkoi te zjarri, një zë e thirri: "Bekuar qoftë kush është te zjarri dhe të gjithë (engjëjt) rreth tij! Qoftë i lavdëruar Allahu, Zoti i botëve!

9. O Musa! Jam Unë, Allahu, i Plotfuqishmi, i Urti!

10. Hidhe shkopin tënd!" Kur e pa shkopin që po lëvizte si gjarpër, ai iku me vrap e nuk u kthye prapa. "O Musa, mos u frikëso! Në të vërtetë, të dërguarit e Mi nuk frikësohen në praninë Time.

11. Sa për ata që bëjnë keq, e pastaj të keqen e zëvendësojnë me vepër të mirë, Unë jam vërtet Falës dhe Mëshirëplotë.

12. Fute dorën tënde brenda në gji dhe do të dalë e bardhë pa kurrfarë sëmundje. Kjo do të jetë njëra prej nëntë mrekullive, që do t'i tregohen Faraonit dhe popullit të tij. Vërtet, ata janë popull i pabindur!".

13. Por kur u erdhën atyre shenjat Tona të dukshme, ata thanë: "Kjo është magji e qartë"!

14. Kështu, ata i mohuan ato padrejtësisht dhe me mendjemadhësi, edhe pse shpirti i tyre i besonte për të vërteta. Pa shiko, cili ka qenë fundi i shkatërrimtarëve!

15. Ne i dhamë Daudit dhe Sulejmanit dituri dhe ata thanë: "Qoftë lavdëruar Allahu që na ka ngritur mbi shumicën e robërve të Tij besimtarë!

16. Sulejmani e trashëgoi Daudin (në misionin e tij profetik) dhe tha: "O populli im! Neve na është mësuar gjuha e shpendëve dhe na është dhënë gjithçka. Kjo është vërtet dhunti e madhe"



17. Para Sulejmanit u tubua ushtria e Tij e përbërë prej xhindeve, njerëzve dhe shpendëve, të gjithë të radhitur në çeta të gatshme.

18. Kur arritën në Luginën e Milingonave, një milingonë tha: "O milingona, hyni në banesat tuaja, që të mos ju shkelë Sulejmani dhe ushtria e tij, duke mos ju parë"!

19. Ai vuri buzën në gaz, duke qeshur me fjalët e saj dhe tha: "O Zoti im, më frymëzo që të jem mirënjohës për mirësitë që Ti më ke dhënë mua dhe prindërve të mi, dhe që të bëj vepra të mira, me të cilat Ti do të jesh i kënaqur. Më prano, me mëshirën Tënde, në gjirin e robërve të Tu të devotshëm!"

20. Ai bëri kontrollin e shpendëve e tha: "Pse nuk e shoh pupëzën këtu, a nuk është e pranishme ajo?

21. Nëse nuk do të më sjellë arsyetim bindës, do ta dënoj me dënim të rëndë ose do ta ther!"

22. Nuk vonoi shumë e ajo erdhi dhe tha: "Kam marrë vesh diçka që ti nuk e ke ditur dhe të kam sjellë lajme të vërteta prej (qytetit të) Shebës.

23. Kam parë një grua që sundonte popullin (e atij qyteti). Aja zotëronte çdo gjë dhe kishte një fron madhështor.

24. Kam parë se ajo dhe populli i saj adhuronin Diellin e jo Allahun. Djalli ua paraqiste të bukura sjelljet e tyre, duke i larguar nga rruga e drejtë, prandaj nuk ishin të udhëzuar.

25. Ata nuk i përuleshin në sexhde Allahut, i Cili nxjerr gjithçka që është e fshehur në qiej dhe në Tokë dhe di çfarë fshihni ju dhe çfarë tregoni haptazi.

26. Allahu është Një, s'ka zot të vërtetë përveç Tij, Zotit të Arshit të madh!"

27. Sulejmani tha: "Do të shohim se a thua të vërtetën apo je gënjeshtar.

28. Shko me këtë letër timen e çojua atyre. Pastaj largohu pak nga ata dhe shiko cila do të jetë përgjigjja e tyre!"



29. Mbretëresha (e Shebës) tha: "O paria ime! Mua më ka ardhur një letër fisnike.

30. Ajo është nga Sulejmani dhe është: "Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

31. Mos u madhështoni para meje dhe ejani të përulur si besimtarë"!

32. Ajo tha: "O paria ime, më këshilloni se ç'duhet të bëj në këtë çështje! Unë nuk do të vendos asgjë pa ju!"

33. Ata thanë: "Ne jemi shumë të fortë dhe luftëtarë të guximshëm, por urdhri të takon ty, andaj mendo mirë se ç'do të urdhërosh!"

34. Ajo tha: "Njëmend, kur mbretërit pushtojnë ndonjë vendbanim, e rrënojnë atë dhe e poshtërojnë parinë e tij. Kështu veprojnë ata.

35. Tani do t'u dërgoj atyre një dhuratë dhe do të shoh me se do të kthehen të deleguarit."

36. Kur erdhën (të deleguarit), Sulejmani tha: "A mos doni të më ndihmoni me pasuri?! Ajo që më ka dhënë Allahu, është më e mirë nga ajo që ju ka dhënë juve. Por ju gëzoheni me dhuratën tuaj.



37. Kthehuni tek ata! Ne do të sjellim ushtri, të cilën nuk do të mund ta përballojnë ata dhe, me siguri, do t'i dëbojmë ata prej Shebës të poshtëruar dhe të përulur".

38. Pastaj ai tha: "O parësi, kush prej jush do të më sjellë fronin e saj, para se ata të vijnë të dorëzuar?"

39. Njëri nga xhindet - Ifriti, tha: "Unë do të ta sjell ty para se të ngrihesh prej vendit; unë për këtë jam i fuqishëm dhe i sigurt".

40. Po ai që ishte i pajisur me dijen e Librit, tha: "Unë do të ta sjell ty sa çel e mbyll sytë". Kur (Sulejmani) e pa të vendosur para tij, tha: "Kjo është nga dhuntitë e Zotit tim, për të më provuar a jam mirënjohës apo mohues. Kush falënderon, e bën për të mirën e vet e, kush mohon, (ta dijë se) Zoti im është i Vetëmjaftueshëm dhe Dhurues.

41. Ndryshojeni edhe fronin e saj! Do të shohim se a do ta vërë re këtë apo jo."

42. Kur erdhi ajo, i thanë: "I tillë është froni yt?" Ajo u përgjigj: "Duket sikur të ishte ai". Sulejmani tha: "Para saj na është dhënë dituria dhe para saj i jemi nënshtruar Allahut".

43. Atë (Belkisën) e kishte penguar (nga Islami) ajo që adhuronte në vend të Allahut, sepse ajo ishte nga populli mohues.

44. Asaj i thanë të hynte në pallat. Kur e pa atë, ajo kujtoi se ishte ujë i thellë dhe përvoli fustanin te këmbët. Sulejmani i tha: "Ky pallat është i shtruar me xhama". Ajo tha: "O Zoti im, me të vërtetë unë e paskam dëmtuar veten dhe tani, bashkë me Sulejmanin i dorëzohem Allahut - Zotit të botëve!"

45. Ne i dërguam fisit të Themudit, vëllanë e tij Salihun. Ai tha: "Adhuroni Allahun!" Por ata u ndanë në dy grupe, që grindeshin midis tyre.

46. (Salihu) tha: "O populli im, përse ju e dëshironi të keqen para së mirës?! Përse nuk kërkoni nga Allahu falje (të gjynaheve) që të mund të mëshiroheni?!"

47. Ata thanë: "Ne kemi ogur të keq prej teje dhe atyre që janë

me ty". Ai u tha: "E mira dhe e keqja është prej Allahut. Në të vërtetë, ju jeni popull i vënë në sprovë".

48. Në qytet kishin qenë nëntë vetë që bënin ngatërresa e nuk vinin rregull.

49. Ata i thanë (njëri-tjetrit): "Betohuni në Allahun se natën do ta vrasim atë me gjithë familjen e tij. Pastaj do t'u themi të afërmve të tij se ne nuk kemi qenë të pranishëm në zhdukjen e familjes së tij dhe se po themi të vërtetën."

50. Dhe kurdisën një kurth, por Ne u ngritëm një grackë, pa e ndier ata.

51. Tani shiko se si ka qenë fundi i ngatërresave të tyre. Ne i shkatërruam ata të gjithë dhe popullin e tyre.

52. Ja shtëpitë e tyre të rrënuara, për shkak të këqijave që bënin. Sigurisht që këtu ka këshillë për njerëzit që dinë.



53. Ndërsa, ata që kishin besuar dhe (i) frikësoheshin (Allahut), Ne i shpëtuam.

54. Kur Luti i tha popullit të vet: "Përse bëni vepra të mbrapshta e të turpshme, madje në sytë e njëri-tjetrit?

55. Vallë, a mos ju u qaseni me epsh meshkujve, në vend të femrave? Në të vërtetë, ju jeni popull i paditur",

56. përgjigjja e vetme e popullit të tij ishte: "Dëbojeni familjen e Lutit prej qytetit tuaj, sepse ata janë njerëz të dëlirë!"

57. Dhe Ne i shpëtuam atë dhe familjen e tij, përveç gruas së tij, së cilës i caktuam që të mbetej me të dënuarit.

58. Dhe mbi ta lëshuam breshëri (prej gurësh)! Eh, sa e tmerrshme që ishte ajo breshëri për ata që ishin paralajmëruar!

59. Thuaj (o Muhamed): "Lëvduar e falënderuar qoftë Allahu dhe shpëtimi qoftë për robërit e Tij të zgjedhur. Kush është më i mirë, Allahu apo ata që ia shoqërojnë Atij (në adhurim)?!

60. A ka më të mirë se Ai që ka krijuar qiejt dhe Tokën dhe lëshon për ju nga qielli ujë, me të cilin krijon kopshte të

mrekullueshme?! Ju nuk mund t'i bëni pemët të rriten (pa këtë ujë). Vallë, a ka krahas Allahut zot tjetër?! Jo, por ata janë njerëz që i veshin (Allahut) të barabartë me Atë!

61. A ka më të mirë se Ai që e ka bërë Tokën të qëndrueshme, ka bërë në të lumenj, ka ngritur në të male dhe ka bërë midis dy deteve pengesë të padukshme?! Vallë, a ka krahas Allahut, zot tjetër?! Jo, por shumica e tyre janë të paditur.

62. A ka më të mirë se Ai që i vjen në ndihmë nevojtarit të këputur, kur i lutet Atij, që jua largon të keqen dhe ju bën juve trashëgimtarë në tokë?! Vallë, a ka krahas Allahut zot tjetër?! Sa pak që reflektoni!

63. A ka më të mirë se Ai që ju rrëfen rrugën në errësirat e tokës dhe të detit dhe ju çon erërat si lajmëtare të mëshirës së Tij? Vallë, a ka krahas Allahut zot tjetër? I Lartësuar qoftë Allahu dhe i Lavdëruar mbi çdo gjë që ia shoqërojnë (në adhurim).

64. A ka më të mirë se Ai, që zë fill krijimin dhe pastaj e ripërsërit atë, që ju jep mjete jetese nga qielli dhe toka?! Vallë, a ka krahas Allahut zot tjetër? Thuaj (o Muhamed): "Sillni provat tuaja, nëse ajo që thoni është e vërtetë!"

65. Thuaj: "Askush, përveç Allahut, në qiell apo në Tokë, nuk i di të fshehtat dhe as nuk do ta dijë se kur do të ringjallet".

66. Vallë, a dinë ndopak ata për jetën tjetër!? Përkundrazi! Ata dyshojnë në të, ata janë të verbër ndaj saj.

67. Dhe mohuesit thonë: "Vallë, a mos do të ringjallemi ne dhe etërit tanë, pasi të jemi bërë dhé?!

68. Vërtet, neve dhe etërve tanë na është premtuar kjo qysh më parë, por këto, me gjasë, nuk janë tjetër, veçse legjenda të popujve të lashtë".

69. Thuaj: "Udhëtoni nëpër botë e shikoni si ka qenë fundi i keqbërësve!"

70. Mos u pikëllo (o Muhamed) për shkak të tyre dhe mos u ngushto për kurthet e tyre.

71. Ata thonë: “Kur do të plotësohet ky premtim, nëse ajo që thoni është e vërtetë?”

72. Thuaj: “Mbase mund të jetë pas shpinës suaj ajo, që doni ta shpejtoni”!

73. Në të vërtetë, Zoti yt, është Bamirës i madh i njerëzve, por shumica e tyre nuk janë mirënjohës.

74. Pa dyshim, Zoti yt di atë që fshehin zemrat e tyre dhe atë që e shfaqin haptazi.

75. S’ka asgjë të fshehtë në qiell dhe në Tokë, që të mos jetë e shënuar në Librin e qartë (Leuhi Mahfudh).

76. Njëmend, ky Kuran u tregon bijve të Izraelit, shumë nga çështjet, për të cilat nuk pajtoheshin,

77. dhe, natyrisht, është udhërrëfyes dhe mëshirë për besimtarët e vërtetë.



78. Nuk ka dyshim se Zoti yt do t’i gjykojë ata drejtësisht. Ai është i Plotfuqishmi dhe i Gjithëdijshmi.

79. Prandaj mbështetu tek Allahu! Vërtet, ti je në të drejtën e qartë!

80. Sigurisht që ti (Muhamed), nuk mund t’i bësh të vdekurit të dëgjojnë, as nuk mund t’i bësh të shurdhërit të dëgjojnë thirrjen tënde, kur të kthejnë shpinën!

81. Ti nuk mundesh t’i nxjerrësh as të verbërit nga humbja e tyre! Ty të dëgjojnë vetëm ata që besojnë Shpalljet Tona dhe na nënshtrohen Ne (si myslimanë).

82. Dhe, kur të përmbushet Fjala Jonë kundër tyre, Ne do të bëjmë që nga Toka të dalë një kafshë[235], e cila do t’u flasë atyre, se njerëzit nuk u janë bindur shpalljeve Tona.

---

[235] Kafsha e dheut, një kafshë që do të dalë në fundin e kohës, para Kiametit, me pamje të tmerrshme, me unazën (vulën) e Sulejmanit dhe shkopin e Musait e që do të bëjë një shenjë në fytyrën e besimtarëve dhe një tjetër, të ndryshme, në fytyrën e jobesimtarëve.

83. Atë ditë, Ne do të tubojmë prej çdo populli nga një grup prej atyre që mohuan shpalljet Tona. Ata do të vihen në radhë.

84. E kur të vijnë, do t'i pyesim: "Ju i mohuat shpalljet e Mia, ndonëse nuk kishit kurrfarë njohurie për to. Ç'është kjo që keni bërë?!"

85. Dënimi Ynë do t'i godasë ata, për shkak të këqijave që bënë e nuk do të mund të nxjerrin asnjë fjalë.

86. Vallë, a nuk shohin ata, që Ne e kemi bërë natën për pushim, ndërsa ditën për të parë?! Njëmend, këto janë shenja për besimtarët.

87. Dhe Ditën, kur të fryhet në Sur, do të tmerrohet çdokush që gjendet në qiej e në Tokë, përveç atyre që Allahu nuk dëshiron t'i frikësojë. Të gjithë do t'i vijnë Atij të përulur.

88. Ti i shikon malet e mendon se janë të palëvizshme, por ato do të lëvizin si retë. E tillë është fuqia e Allahut, i Cili ka përsosur çdo gjë. Ai di mirë çdo gjë që bëni ju.

89. Ata që kanë bërë vepra të mira, do të kenë shpërblim më të mirë dhe do të jenë të çliruar nga tmerri i asaj Dite.

90. Ndërsa ata që kanë bërë vepra të këqija, do të hidhen me fytyrë përmbys në zjarr. Ju do të shpërbleheni veç për atë që keni bërë!

91. (Thuaju, o Muhamed): "Unë jam urdhëruar që të adhuroj vetëm Zotin e këtij Qyteti (Mekës), i Cili e ka bërë atë të shenjtë dhe të Cilit i përket gjithçka. Jam urdhëruar që t'i nënshtrohem Atij

92. dhe të këndoj Kuranin." Kushdo që merr rrugën e drejtë, e bën për dobi të vet. Ndërsa atyre që devijojnë, ti thuaju: "Unë jam vetëm paralajmërues".

93. Dhe thuaj: "Falënderimi qoftë për Allahun, Ai do t'jua tregojë shenjat e Tij e ju do t'i njihni ato!" E Zoti yt, nuk është i pakujdesshëm ndaj veprave që bëni ju.

# 28 SURJA EL-KASAS

**Mekase - 88 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Tâ Sîn Mîm.

2. Këto janë vargjet e Librit të qartë!

3. Ne do të të tregojmë ty pjesë nga historia e Musait me Faraonin, ashtu siç ka qenë me të vërtetë, për njerëzit që besojnë.

4. Me të vërtetë që Faraoni madhështohej në Tokë dhe banorët e saj i kishte përçarë në grupe; disa prej tyre i përndiqte, ua vriste fëmijët meshkuj, ndërsa femrat ua linte gjallë. Ai ka qenë vërtet keqbërës.



5. Por vullneti Ynë ishte që t'u jepnim mirësi atyre që qenë të shtypur në tokë, t'i bënim prijës e trashëgimtarë,

6. t'i forconim ata në Tokë dhe t'u tregonim Faraonit, Hamanit[236] dhe ushtrisë së tyre atë prej së cilës ata frikësoheshin.[237]

7. Kështu, Ne e frymëzuam nënën e Musait: "Jepi gji atij dhe, kur të trembesh për sigurinë e tij, hidhe në lumë, pa pasur frikë dhe as dëshpërim. Me siguri që Ne do të ta kthejmë ty atë dhe do ta bëjmë të dërguar."

8. Por atë e mori nga lumi familja e Faraonit, me qëllim që një ditë ai të bëhej armik dhe t'u sillte mjerim atyre, sepse Faraoni, Hamani dhe ushtria e tyre kanë qenë gjynahqarë.

9. Gruaja e Faraonit i tha atij: "Ky (djalë) është gëzim për mua dhe ty, prandaj mos e vrisni, sepse mund të jetë i dobishëm ose mund ta birësojmë". Por ata nuk e dinin se çfarë po bënin.

---

[236] Hamani ishte kryeministri i Faraonit.

[237] Pra, fundin e pushtetit të tyre.

10. Ndërkohë, zemra e nënës së Musait u bë si të ishte e zbrazët. Edhe pak dhe çdo gjë do të zbulohej, sikur të mos ia kishim forcuar Ne zemrën, që të bëhej besimtare e vërtetë.

11. Ajo i tha motrës së Musait: "Shko pas tij!" E motra e vrojtonte atë nga larg, pa u parë nga të tjerët.

12. Ne bëmë që ai të mos pranonte asnjë mëndeshë. Kështu, e motra i tha atyre (që kishin birësuar Musain): "A doni t'ju gjej një familje, e cila do të kujdeset për të, duke e edukuar me kujdes?"

13. Kështu, Ne e kthyem atë te nëna e vet, që ajo të gëzohej e të mos pikëllohej dhe që ta dinte se premtimi i Allahut është i vërtetë; por, shumica e njerëzve nuk e dinë.

14. Dhe, kur ai arriti moshën madhore dhe pjekurinë e duhur, Ne i dhamë atij mençuri dhe dituri. Kështu, i shpërblejmë Ne ata, që bëjnë punë të mira.

15. Një herë Musai hyri në qytet, pa u vënë re nga banorët e tij. Atje pa dy njerëz që rriheshin. Njëri ishte nga të vetët, kurse tjetri ishte nga kundërshtarët. Ai i grupit të vet i kërkoi ndihmë kundër atij të popullit armik. Dhe Musai i ra me grusht atij, duke e vrarë. Pastaj tha: "Kjo është punë e djallit! Ai është armik i betuar i njeriut dhe ngatërrestar i hapur!

16. O Zoti im! Njëmend, Unë i kam bërë keq vetes, andaj më fal!" Dhe Ai e fali. Pa dyshim, Ai është Falësi e Mëshirëploti.

17. Musai tha: "O Zoti im! Falë të mirave që më ke dhënë, unë nuk do të bëhem ndihmës i të këqijve!"

18. Teksa Musai ecte në mëngjes i frikësuar në qytet, duke pritur se ç'do të ndodhte, kur ai që të djeshmen e kishte thirrur në ndihmë, e thirri sërish në ndihmë. Musai i tha: "Ti qenke tamam një ngatërrestar i hapur!"

19. Dhe, kur deshi të sulmonte atë që ishte armik i të dyve, ai i tha: "O Musa, a do të më vrasësh edhe mua, siç vrave atë tjetrin dje?! Ti dëshiron vetëm që të bëhesh dhunues në tokë e nuk dëshiron të bëhesh nga ata që ndreqin e vendosin drejtësi".

20. Aty erdhi një njeri, duke nxituar prej skajit të qytetit, e tha: “O Musa, paria është mbledhur e po bisedon për të të vrarë, prandaj ik, sepse po ta jap një këshillë të sinqertë”.

21. Musai doli prej qytetit i frikësuar, duke pritur se ç’do të ndodhte dhe tha: “O Zoti im, më shpëto prej popullit keqbërës!”

22. Teksa drejtohej nga Medjeni, ai tha: “Shpresoj se Zoti im do të më tregojë rrugën e drejtë!”

23. Kur arriti tek pusi i Medjenit, ndeshi rreth tij shumë njerëz që u jepnin ujë kafshëve. Përveç tyre, ai vuri re dy vasha që po mbanin kafshët e veta. Ai tha: “Si e keni hallin ju?” Ato thanë: “Ne nuk u japim ujë, pa u larguar barinjtë. Babai ynë është shumë plak”.

24. Kështu, Musai u dha ujë kafshëve të tyre e pastaj u kthye te një hije dhe tha: “Zoti im, çfarëdo dhuntie që të më japësh, unë jam nevojtar!”



25. Më vonë, njëra nga ato dyja, erdhi me ndrojtje dhe i tha: “Babai im të fton për të të shpërblyer, se i dhe ujë (tufës sonë)”. Kur Musai shkoi tek ai dhe i tregoi çfarë kishte përjetuar, ai tha: “Mos u frikëso, sepse ke shpëtuar prej një populli keqbërës!”

26. “O babai im, - tha njëra nga ato të dyja - merre këtë njeri në shërbim! Sigurisht që njerëzit e fortë dhe të besueshëm janë më të mirët, që dikush mund të marrë në shërbim”.

27. Plaku tha: “Unë dua të të jap për grua njërën prej këtyre dy bijave të mia, me kusht që të më shërbesh mua tetë vjet; por, nëse dëshiron, mund të qëndrosh dhjetë vjet. Unë nuk dëshiroj të t’i rëndoj gjërat. Ti do të shohësh, në dashtë Allahu, se jam një njeri i mirë.”

28. Musai tha: “Le të jetë kështu (kjo marrëveshje) midis meje dhe teje. Cilindo prej të dy afateve që të plotësoj, nuk do të jetë padrejtësi për mua. Allahu është Dëshmues për atë që folëm.”

29. Kur Musai e plotësoi afatin e caktuar dhe u nis me familjen e vet, vuri re nga larg një zjarr në anën e (malit të) Turit. I tha

familjes së vet: “Pritni, sepse kam parë një zjarr. Ndoshta mund t’ju sjell prej tij ndonjë lajm ose një urë zjarri për t’u nxehur”.

30. Kur erdhi afër, një zë e thirri nga ana e djathtë e luginës, nga një pemë në një vend të bekuar: “O Musa, në të vërtetë, Unë jam Allahu, Zoti i botëve!

31. Hidhe shkopin tënd!” Kur e pa se shkopi po lëvizte shpejt, si të ishte gjarpër, u zmbraps me të shpejtë, pa shikuar pas, ndërsa zëri i tha: “O Musa! Afrohu dhe mos u frikëso, sepse ti je i mbrojtur.

32. Fute dorën tënde në gji dhe ajo do të dalë e bardhë, e palënduar. Shtrëngoje krahun pas vetes që të çlirohesh prej frikës! Këto janë dy mrekulli prej Zotit tënd për Faraonin dhe parinë e tij; ata janë njëmend popull i mbrapshtë!”

33. Musai tha: “O Zoti im, unë kam vrarë një njeri të tyre, prandaj kam frikë se do të më vrasin.

34. Vëllai im, Haruni, është më gojëtar se unë në të folur, andaj dërgoje atë me mua, si ndihmës timin, që të vërtetojë fjalët e mia. Unë vërtet kam frikë se ata do të më quajnë gënjeshtar”.

35. Allahu tha: “Ne do të të forcojmë ty me vëllanë tënd dhe që të dyve do t’ju japim fuqi. Kështu, ata nuk do të mund t’ju afrohen juve. Me mrekullitë Tona, ju të dy dhe ata që do t’ju pasojnë, do të jeni ngadhënjimtarë”.

36. Dhe kur Musai u solli mrekullitë Tona të qarta, ata thanë: “Kjo është vetëm magji e trilluar; ne nuk e kemi dëgjuar këtë prej stërgjyshërve tanë të lashtë”.

37. Musai tha: “Zoti im e di mirë se kush i sjell udhëzimet prej Tij dhe kush do të ketë mbarimin e mirë në jetën tjetër. Sigurisht, keqbërësit nuk do të shpëtojnë.”

38. Dhe Faraoni tha: “O pari! Unë nuk di që për ju ka tjetër zot përveç meje! O Haman, më ndez një zjarr për të pjekur qerpiçë dhe më ndërto një kullë të lartë që të ngjitem te Zoti i Musait. Jam i bindur se ai (Musai) gënjen!”

39. Faraoni dhe ushtria e tij u sollën me arrogancë dhe padrejtësisht në tokë, duke menduar se nuk do të ktheheshin te Ne.

40. Por Ne e kapëm atë dhe ushtrinë e tij dhe i hodhëm në det. Shiko se cili ishte fundi i keqbërësve!

41. Ne i bëmë ata udhëheqës, që thërrisnin për në zjarr, ndërsa në Ditën e Kiametit askush nuk do t'i ndihmojë.

42. Në këtë botë Ne hodhëm mallkim mbi ta, ndërsa në Ditën e Kiametit ata do të jenë të braktisur e të shkatërruar.

43. Pasi i shkatërruam breznitë e mëparshme, Ne i dhamë Musait Librin, si dritë për njerëzit, udhëzim dhe mëshirë, në mënyrë që ata të mund të merrnin këshilla.

44. Ti (o Muhamed) nuk ke qenë i pranishëm në anën perëndimore (të Turit), kur Ne ia besuam Musait Misionin (Profecinë) dhe as nuk ke qenë dëshmitar i kësaj ngjarjeje.



45. Pastaj, Ne krijuam brezni të tjera që jetuan shumë gjatë. Ti nuk ke banuar midis banorëve të Medjenit, që t'iu lexoje shpalljet Tona, por Ne gjithnjë kemi çuar të dërguar.

46. Ti nuk ke qenë as pranë Turit, kur Ne thirrëm Musain. Por ti je dërguar si mëshirë nga Zoti yt për të paralajmëruar njerëzit, të cilëve nuk u kishte ardhur kurrfarë paralajmëruesi para teje, që ata të mund të marrin këshilla

47. dhe, që të mos thonë, kur t'i godasë dënimi, për atë që kanë bërë: "O Zoti ynë, të na kishe çuar një të dërguar që t'i pasonim shpalljet Tuaja dhe të bëheshim besimtarë".

48. Pasi u erdhi e Vërteta prej Nesh, ata thanë: "Përse nuk i është dhënë (Muhamedit), diçka e ngjashme me atë që i ishte dhënë Musait!" Por, a nuk e mohojnë ata çfarë i ishte dhënë Musait, duke thënë: "Këta (Teurati dhe Kurani) janë dy magji, që mbështesnin njëra-tjetrën. Ne nuk besojmë asnjërin prej tyre".

49. Thuaju atyre: "Sillni një libër nga Allahu, i cili udhëzon më mirë nga këta të dy, unë do ta pasoj atë, nëse thoni të vërtetën!"

50. E nëse ata nuk të përgjigjen ty, dije se ata janë skllevër të dëshirave të veta. E kush është në humbje më të madhe, se ata që udhëhiqen nga dëshirat e veta, pa udhëzim prej Allahut? Sigurisht, Allahu nuk i udhëzon njerëzit keqbërës.

51. Ne ua dërgojmë atyre shpalljet njërën pas tjetrës, në mënyrë që t'ua vënë veshin.

52. Ata që Ne ua kemi zbritur Librin para tij (Kuranit), i besojnë atij.

53. Kur u lexohet atyre (Kurani), ata thonë: "Ne e besojmë atë. Pa dyshim, ai është e vërteta nga Zoti ynë. Vërtet, Ne edhe para tij kemi qenë të nënshtruar ndaj Zotit."

54. Atyre do t'u jepet shpërblim i dyfishtë, për shkak të durimit që kanë treguar. Ata e zmbrapsin të keqen me të mirë, ndajnë lëmoshë nga ajo që u kemi dhënë Ne

55. dhe, kur dëgjojnë ndonjë marrëzi, i shmangen asaj, duke thënë: "Ne kemi veprat tona, ndërsa ju keni veprat tuaja! Paqja qoftë me ju! Ne nuk duam shoqëri me të paditurit".

56. Vërtet, ti (Muhamed) nuk mund të udhëzosh kë të duash, por është Allahu Ai që udhëzon kë të dëshirojë. Ai i njeh më mirë ata që janë të udhëzuar.

57. Ata thonë: "Nëse ndjekim udhëzimin së bashku me ty, së shpejti do të jemi të dëbuar nga vendlindja". Vallë, a nuk ua kemi mundësuar, që të jetojnë në një vend të shenjtë e të sigurt, ku sillen fruta të llojllojshme, si ushqim prej Nesh? Por shumica e tyre nuk e dinë.

58. Eh, sa e sa fshatra e qytete i kemi zhdukur Ne, sepse banorët e tyre bënin jetë të shfrenuar! Ja tek janë shtëpitë e tyre, të cilat janë banuar pas tyre fare pak ose aspak. Jemi Ne trashëgimtarët e fundit.

59. Zoti yt kurrë nuk i ka shkatërruar këto vendbanime, para se t'u çonte në kryeqytetet e tyre të dërguar, që t'u lexonte shpalljet

e Tij. Ne kurrë nuk i kemi shkatërruar vendbanimet (pa shkak), por vetëm kur banorët e tyre kanë qenë keqbërës.

60. Çdo gjë që ju është dhënë juve, ajo është kënaqësi e kësaj jete dhe stoli e saj, ndërsa ajo që është tek Allahu, është më e mirë dhe më e përhershme. Vallë, a nuk e kuptoni?!

61. Si mund të jetë i njëjtë ai, që i kemi premtuar shpërblim të mirë, të cilin do ta arrijë dhe ai që i kemi dhënë kënaqësi në jetën e kësaj bote, ndërkohë që në Ditën e Kiametit, do të hidhet në zjarr?

62. Atë Ditë, Allahu do t'i thërrasë ata dhe do t'u thotë: "Ku janë ata për të cilët pretendonit se ishin ortakët e Mi?!"

63. Ata që kanë merituar dënimin Tonë, do të thonë: "O Zoti ynë, këta janë ata, që ne i çuam në rrugë të shtrembër. Ne i çuam ata në rrugë të shtrembër, ashtu siç shkuam edhe vetë në atë rrugë. Ne deklarohemi të pafajshëm para Teje; ata nuk na kanë adhuruar ne".



64. Atyre do t'u thuhet: "Thirrni hyjnitë tuaja!" - dhe ata do t'i thërrasin ato, por nuk do të marrin asnjë përgjigje. Ata do të shohin dënimin dhe do të dëshirojnë që të kishin qenë në rrugën e drejtë!

65. Atë Ditë, Ai do t'i thërrasë, duke u thënë: "Ç'përgjigje iu dhatë të dërguarve?"

66. Atë ditë, argumentet e tyre do t'u ngatërrohen e ata nuk do të mund të pyesin njëri - tjetrin.

67. Porse, ai që pendohet, beson dhe bën vepra të mira, do të jetë i shpëtuar.

68. Zoti yt krijon ç'të dojë dhe zgjedh lirisht, ndërsa ata (idhujt) nuk mund të zgjedhin. Qoftë i lavdëruar Allahu dhe i lartësuar mbi gjithçka që ia shoqërojnë Atij (në adhurim)!

69. Zoti yt e di çfarë fshehin zemrat e tyre dhe çfarë shprehin.

70. I tillë është Allahu! S'ka zot tjetër të vërtetë përveç Tij! Atij i takojnë falënderimet dhe lavdërimet në këtë jetë dhe në tjetrën! Vetëm Atij i përket vendimi dhe tek Ai do të ktheheni.

71. Thuaju (o Muhamed): “Pa mendoni, nëse Allahu jua bën natën të përhershme deri në Ditën e Kiametit, cili zot, përveç Tij, do t’jua sillte dritën? Vallë, a nuk dëgjoni?”

72. Thuaju (o Muhamed): “Pa mendoni, nëse Allahu jua bën ditën të përhershme deri në Ditën e Kiametit, cili zot, përveç Tij, do t’jua sillte natën, në të cilën qetësoheni? Vallë, a nuk shihni?

73. Prej mëshirës së Vet, Ai ka bërë për ju natën dhe ditën, që të qetësoheni, të kërkoni nga mirësia e Tij dhe të jeni mirënjohës.”

74. Atë Ditë, Ai do t’i thërrasë, duke u thënë: “Ku janë ata që pretendonit, se ishin ortakët e Mi?!”

75. Dhe prej çdo populli, Ne do të nxjerrim nga një dëshmitar e do të themi: “Paraqitni provat tuaja!” Atëherë, ata do ta marrin vesh se e vërteta është (vetëm) e Allahut dhe do të braktisen nga zotat që i trilluan vetë.

76. Me të vërtetë, Karuni[238] ka qenë nga populli i Musait, por i shtypte ata. Ne i patëm dhënë atij aq thesare, saqë çelësat e tyre vështirë se do të mund t’i mbante një grup njerëzish të fuqishëm. Njerëzit e popullit të tij i thanë: “Mos u ngazëlle me pasurinë që ke, sepse Allahu nuk i do ata që ngazëllehen!

77. Por përpiqu me atë që të ka dhënë Allahu të fitosh jetën e botës së ardhshme, duke mos harruar pjesën tënde në këtë botë. Bëju mirë të tjerëve, ashtu si të ka bërë mirë ty Allahu. Mos kërko ngatërresa në Tokë, sepse Allahu nuk i do ngatërrestarët.”

78. Ai tha: “Kjo më është dhënë vetëm prej diturisë sime”. Vallë, a nuk e dinte ai, se Allahu kishte zhdukur para tij shumë brezni, që kishin qenë më të fuqishëm dhe që kishin grumbulluar më shumë pasuri se ai? Por keqbërësit nuk do të pyeten për gjynahet e tyre.

---

[238] Karuni ka qenë anëtar i fisit të Musait a.s. (ashtu si ai, ishte prej fisit të Levit). Ishte një burrë me bukuri dhe forcë të madhe. Teuratin e njihte thellësisht dhe ishte shumë i pasur. Të gjitha këto cilësi e kishin bërë mendjemadh. Për ta ndëshkuar për mendjemadhësinë e tij, Allahu i Madhëruar e bëri që ta gllabëronte toka.

79. Kur ai dilte para popullit të vet me stolitë e tij, ata që lakmonin jetën e kësaj bote thanë: “Ah! Sikur të na ishte dhënë edhe neve si Karunit! Vërtet që ai është njeri me fat.”

80. Ndërsa njerëzit e dijshëm thoshin: “Të mjerët ju! Shpërblimi i Allahut është më i mirë për atë që beson dhe bën vepra të mira. Ai do t’u jepet vetëm të duruarve”.

81. Ne bëmë që Karunin dhe shtëpinë e tij t’i gëlltiste toka dhe askush nuk arriti që ta mbronte nga dënimi i Allahut, madje as ai vetë nuk mund ta mbronte veten.

82. Të nesërmen, ata që më parë dëshironin të kishin qenë në vend të tij, thoshin: “Është shumë e qartë se Allahu është Ai që i jep bollëk dhe ia pakëson kujt të dojë prej robërve të Tij. Sikur Allahu të mos kishte mëshirë për ne, me të vërtetë që do të na kishte bërë të na gëlltiste toka. Ububu! Është shumë e qartë se mohuesit nuk kanë shpëtim!”



83. Sa për shtëpinë e botës tjetër, Ne do ta caktojmë atë për ata që nuk kërkojnë as madhështi e as ngatërresa në Tokë. Përfundimi (i mirë) është për ata që ruhen nga të këqijat.

84. Kush bën një të mirë, do të ketë shpërblim më të mirë se ajo. Ndërsa ai që bën një të keqe, do të dënohet vetëm aq sa e meriton vepra e tij.

85. Me të vërtetë, Ai që ta ka urdhëruar ty (Muhamed) Kuranin, do të të kthejë në vendin e caktuar (në Mekë). Thuaj: “Zoti im e di mirë se kush sjell udhëzim të drejtë dhe kush është në humbje të qartë.”

86. Ti nuk ke shpresuar se do të të shpallej Libri, por e more nga mëshira e Zotit tënd; andaj, kurrsesi mos u bëj ndihmës i mohuesve!

87. Kurrsesi mos i lejo ata të të largojnë prej shpalljeve të Allahut, pasi të janë zbritur ty! Lutju Zotit tënd dhe kurrsesi mos u bëj idhujtar!

88. Mos adhuro zot tjetër, krahas Allahut! S’ka zot tjetër të vërtetë përveç Tij! Çdo gjë do të shkatërrohet, përveç Fytyrës (Qenies) së Tij! Atij i përket vendimi dhe tek Ai do të ktheheni të gjithë!

# 29 SURJA EL-'ANKEBÛT

**Mekase - 69 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Elif, Lâm, Mîm.

2. Vërtet mendojnë njerëzit, se do të lihen të thonë "Ne besojmë", pa u vënë në provë?!

3. Ne i kemi sprovuar ata që kanë qenë para tyre, në mënyrë që, Allahu të dallojë ata, që thonë të vërtetën dhe, ata që gënjejnë.

4. A mos mendojnë ata që bëjnë vepra të këqija, se do t'i shpëtojnë dënimit Tonë?! Sa keq që gjykojnë ata!

5. Kush shpreson takimin e Allahut, ta dijë se Dita e caktuar nga Ai do të arrijë. Ai dëgjon dhe di gjithçka.

6. Kush përpiqet, përpiqet vetëm për të mirën e vetvetes, se Allahu, në të vërtetë nuk ka nevojë për asgjë.

7. Atyre, që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, me siguri që do t'ua shlyejmë të këqijat dhe do t'u japim shpërblim më të mirë se puna që kanë bërë.

8. Ne e kemi urdhëruar njeriun, që të sillet mirë me prindërit e vet dhe: "Nëse ata të nxisin ty që të më shoqërosh Mua (në adhurim) atë, për të cilin ti nuk di asgjë, atëherë mos i dëgjo ata." Tek Unë do të ktheheni të gjithë e do t'ju lajmëroj për gjithçka që keni bërë.

9. Ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, me siguri do t'i radhisim në mesin e të mirëve.

10. Ka disa njerëz, që thonë: "Ne besojmë Allahun". Por, kur vuajnë për çështjen e Allahut, e quajnë pëndjekjen prej njeriut

njësoj si dënimin e Allahut. Ndërsa, kur u vjen fitorja prej Zotit tënd, ata, me siguri - do të thonë: “Ne kemi qenë me ju”. Vallë! A nuk e di Allahu më së miri se ç’ka në zemrat e çdokujt?

11. Sigurisht, Allahu i njeh më mirë ata që kanë besuar dhe hipokritët.

12. Mohuesit u thonë besimtarëve: “Ndiqni rrugën tonë e ne atëherë do t’i mbartim gjynahet tuaja!” Por ata nuk do të jenë në gjendje të mbartin nga gjynahet e tyre; në të vërtetë, ata janë gënjeshtarë.

13. Ata (mohuesit), do t’i mbartin barrët e veta e bashkë me to edhe barrë të tjera dhe patjetër, që do të pyeten Ditën e Kiametit për gjithçka, që trillonin.

14. Ne e dërguam Nuhun te populli i tij. Ai qëndroi tek ata një mijë pa pesëdhjetë vjet, e megjithatë, ata i përfshiu përmbytja, duke qenë keqbërës.



15. Ne e shpëtuam Nuhun së bashku me ata që qenë në barkë dhe e bëmë shenjë për të gjithë brezat.

16. Kujtoje Ibrahimin, kur i tha popullit të vet: “Adhuroni Allahun dhe frikësojuni Atij! Kjo është më e mirë për ju, nëse e dini.

17. Vërtet, ata që ju i adhuroni në vend të Allahut, janë vetëm idhuj. Ju po shpifni gënjeshtra. Në të vërtetë, ata që ju i adhuroni në vend të Allahut, nuk kanë pushtet t’ju furnizojnë, andaj, vetëm tek Allahu kërkoni risk dhe adhuroni e falënderoni vetëm Atë. Tek Ai do të ktheheni.

18. Nëse ju nuk më besoni, dijeni se edhe popujt e mëparshëm i kanë quajtur gënjeshtarë (të dërguarit) dhe se i Dërguari ka për detyrë vetëm që të shpallë qartazi.”

19. Vallë, a nuk e vërejnë ata se si Allahu e zë fill krijimin, pastaj e ripërsërit atë? Natyrisht, kjo është e lehtë për Allahun.

20. Thuaj: “Udhëtoni nëpër Tokë dhe shikoni se si Ai e ka zënë fill krijimin. Pastaj do të jetë Allahu Ai që do të bëjë krijimin e

dytë (ringjalljen). Me të vërtetë, Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë.

21. Ai ndëshkon kë të dëshirojë dhe mëshiron kë të dëshirojë; tek Ai do të ktheheni.

22. Ndëshkimit të Tij nuk mund t’i shpëtoni as në Tokë e as në qiell dhe, përveç Allahut, nuk keni as mbrojtës, as ndihmës.

23. Ata që mohojnë shpalljet e Allahut dhe takimin e Tij, pikërisht ata e kanë humbur shpresën në mëshirën Time dhe për ta do të ketë dënim të dhembshëm.”



24. Populli i tij nuk kishte tjetër përgjigje, përveçse tha: “Vriteni atë ose digjeni!” Por Allahu e shpëtoi atë nga zjarri. Vërtet, këtu ka shenja të qarta për njerëzit që besojnë.

25. Dhe ai tha: “Ju, në vend të Allahut, keni zgjedhur idhujt, për shkak të dashurisë midis jush në këtë jetë.[239] Por, në Ditën e Kiametit do ta mohoni njëri-tjetrin dhe do ta mallkoni njëri-tjetrin. Streha juaj do të jetë zjarri dhe nuk do të ketë për ju kurrfarë ndihmësi.”



26. Luti i besoi atij dhe tha: “Unë do të mërgoj te Zoti im; me të vërtetë, Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti.”

27. Dhe Ne i dhuruam atij Is’hakun dhe Jakubin dhe pasardhësve të tij u dhamë Profecinë dhe Librin. Ne i dhamë atij shpërblim në këtë botë, ndërsa në jetën tjetër, me siguri, ai do të jetë prej njerëzve të mirë.

28. Kur Luti i tha popullit të vet: “Vërtet, ju bëni të tilla lapërdhi, që askush para jush nuk ka bërë në botë:

29. bëni marrëdhënie me meshkuj, u zini pusi atyre dhe në tubimet tuaja bëni punët më të ndyra”, populli i tij nuk kishte tjetër përgjigje, përveç se tha: “Na e sill dënimin e Allahut, nëse thua të vërtetën”!

---

[239] Sipas një interpretimi (të Tabariut), adhurimi i idhujve nuk është gjë tjetër, veçse një shenjë e lidhjes me jetën tokësore. Por vargu mund të kuptohet edhe si një qortim për ata që, për hir të konformizmit, ndjekin tradita të gabuara edhe pse të konsoliduara.



30. Ai tha: “O Zoti im, më ndihmo kundër popullit që bën mbrapshti”!

31. Dhe, pasi të dërguarit Tanë i sollën lajmin e mirë[240] Ibrahimit, i thanë: “Ne do t’i zhdukim banorët e këtij vendbanimi, sepse banorët e tij janë vërtet keqbërës”.

32. Ai (Ibrahimi) tha: “Por atje banon edhe Luti!” Ata thanë: “Ne e dimë më mirë kush është atje. Ne do ta shpëtojmë atë dhe familjen e tij, përveç gruas së tij: ajo do të qëndrojë me ata që do të mbesin (për t’u dënuar)”.

33. Kur të dërguarit Tanë (engjëj) shkuan tek Luti, ai u shqetësua dhe u ngushtua (për ata, sepse nuk i mbronte dot). Ata i thanë: “Mos u frikëso dhe mos u brengos! Ne do të të shpëtojmë ty dhe familjen tënde, përveç gruas tënde. Ajo do të mbesë me ata që janë për dënim.

34. Në të vërtetë, Ne do të lëshojmë dënim nga qielli, mbi banorët e këtij vendbanimi[241], ngase ata janë të prishur”.

35. Dhe tashmë Ne e kemi lënë atë një shenjë të dukshme për njerëzit që kuptojnë.

36. Edhe banorëve të Medjenit (i dërguam) vëllanë e tyre, Shuajbin. Ai u tha: “O populli im! Adhuroni Allahun, shpresoni në Ditën e Fundit dhe mos bëni keq në tokë, si ngatërrestarë!”

37. Por, ata e përgënjeshtruan atë, prandaj i goditi një tërmet i tmerrshëm e si pasojë u gdhinë në shtëpitë e tyre të vdekur e të gjunjëzuar.

38. E njëjta gjë u ndodhi edhe fiseve Ad dhe Themud, gjë që ju është bërë e qartë prej (gjurmëve të) banimeve të tyre. Atyre djalli ua kishte zbukuruar veprat e veta dhe i kishte shmangur nga rruga e drejtë, edhe pse qenë largpamës.

---

[240] D. m. th. lajmin për lindjen e Is’hakut.

[241] Bëhet fjalë për qytetin e Sodomës, që ndodhej në Palestinë, në jug të Detit të Vdekur.

39. Kështu ndodhi edhe me Karunin, Faraonin dhe Hamanin! Atyre u vajti Musai me prova të qarta, por ata treguan mendjemadhësi në Tokë dhe nuk i shpëtuan dënimit.

40. Ne të gjithë i dënuam për gjynahun e vet: disave u dërguam furtunë, disa syresh i goditi një zë i tmerrshëm, disa prej tyre i gëlltiti toka dhe të tjerët i përmbyti uji. Allahu nuk u bëri atyre padrejtësi, por ata i bënë padrejtësi vetvetes.[242]

41. Rasti i atyre, që zgjedhin mbrojtës të tjerë në vend të Allahut, është si rasti i merimangës që zgjedh rrjetën e vet për shtëpi. Por shtëpia më e dobët është pikërisht rrjeta e merimangës. Veç sikur ta dinin ata!

42. Sigurisht, Allahu e di se çfarë adhurojnë ata në vend të Tij; Ai është i Plotfuqishmi, i Gjithëdijshmi.

43. Këta shembuj Ne ua paraqesim njerëzve, por ata nuk i kupton kush, përveç dijetarëve.

44. Allahu i ka krijuar qiejt dhe Tokën me qëllim të plotë. Kjo është një shenjë për besimtarët!

45. Lexo (o Muhamed) atë që të është zbritur ty prej Librit (Kuranit) dhe fale namazin! Vërtet që namazi të ruan nga shthurja dhe nga çdo vepër e shëmtuar dhe vërtet që përmendja e Allahut është më e madhe! Allahu di gjithçka që ju bëni.

46. Diskutoni me ithtarët e Librit vetëm me mënyrën më të mirë, por jo me keqbërësit e tjerë. Dhe thoni: “Ne besojmë në atë që na është zbritur neve dhe në atë që ju është zbritur juve. Zoti ynë dhe Zoti juaj është një - dhe ne Atij i nënshtrohemi si myslimanë”.

47. Kështu, Ne të kemi shpallur ty (Muhamed) Librin (Kuranin). Ata që u kemi dhënë Shkrimet, e besojnë atë. Por ka edhe nga ata (mekas) që e besojnë atë. Shpalljet Tona i mohojnë vetëm jobesimtarët.

---

[242] Banorët e Sodomës u shkatërruan nga një ciklon, fisi Themud u godit nga një zë i tmerrshëm, Karuni u gëlltit nga toka, ndërsa populli i Nuhut dhe njerëzit e Faraonit u mbytën në ujë.

48. Para këtij[243], ti (Muhamed) nuk kishe lexuar kurrfarë libri e as që kishe shkruar gjë me dorën tënde; përndryshe, ndjekësit e së pavërtetës do të dyshonin.[244]

49. Përkundrazi! Ai (Kurani) është shpallje e qartë në zemrat e atyre, të cilëve u është dhënë dija. Shpalljet Tona i mohojnë vetëm keqbërësit.

50. Ata thonë: "Përse nuk i janë zbritur (Muhamedit) mrekulli nga Zoti i tij?" Thuaj (o Muhamed): "Mrekullitë janë vetëm tek Allahu; unë jam vetëm një paralajmërues i qartë".

51. Vallë, a nuk u mjafton atyre që Ne të kemi shpallur ty Librin që u lexohet atyre? Me të vërtetë që në të ka mëshirë dhe këshillë për njerëzit që besojnë.

52. Thuaj: "Allahu mjafton si dëshmitar midis meje dhe jush. Ai di çfarë ka në qiej dhe në Tokë." Ata që besojnë në trillime dhe nuk besojnë në Allahun, pikërisht ata janë të humburit.



53. Ata kërkojnë prej teje shpejtimin e dënimit. Sikur të mos ishte afati i caktuar, atyre do t'u kishte ardhur dënimi. Me siguri që atyre do t'u vijë papritmas e pa vënë re.

54. Ata kërkojnë prej teje shpejtimin e dënimit, por, në të vërtetë, Xhehenemi do t'i përfshijë të gjithë mohuesit.

55. Ditën, kur do t'i kaplojë dënimi prej së larti dhe prej së poshti, (engjëlli i ngarkuar me ndëshkimin e fajtorëve), do t'u thotë: "Shijoni dënimin për atë që keni bërë!"

56. O robërit e Mi, që keni besuar! Toka Ime është vërtet e gjerë, andaj më adhuroni vetëm Mua!

---

[243] D. m. th. Kuranit.

[244] Profeti Muhamed (a.s.) nuk ka ditur të shkruajë apo të lexojë dhe fakti që ai nuk i njihte Shkrimet e shenjta, ishte pjesë e planit të Allahut për t'iu hequr denigruesve të tij një argument të lehtë për të kundërshtuar natyrën hyjnore të Kuranit. Megjithatë, edhe sot pjesa më e painformuar dhe dashakeqe e orientalistëve perëndimorë pohon se Muhamedi (a.s.) nuk ka bërë gje tjetër, veçse ia ka adoptuar kulturës arabe Revelatat hyjnore të mëparshme. Ky është mjerimi i paditurisë dhe i mosbesimit.

57. Çdo shpirt do ta shijojë vdekjen dhe pastaj të gjithë do të ktheheni tek Ne.

58. Ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, Ne do t'i vendosim në pallatet e Xhenetit, ku rrjedhin lumenj; aty do të qëndrojnë përgjithmonë. Sa i bukur është shpërblimi i atyre që punojnë mirë,

59. e të cilët kanë duruar dhe janë mbështetur te Zoti i tyre.

60. Sa krijesa ka që nuk e mbajnë dot veten me ushqim! Allahu u jep atyre dhe juve! Ai dëgjon dhe di gjithçka.

61. Nëse ti (Muhamed) i pyet ata[245] se kush i ka krijuar qiejt dhe Tokën dhe kush i ka nënshtruar (të rrotullohen) Diellin e Hënën, - me siguri që ata do të të thonë "Allahu!" Atëherë, si po largohen (nga rruga e drejtë)?

62. Allahu, ia zgjeron furnizimin kujt të dojë nga robërit e Tij, e dikujt ia zvogëlon. Allahu është vërtet i Dijshëm për çdo gjë.



63. Nëse ti i pyet ata se kush e zbret ujin nga qielli dhe nëpërmjet tij e gjallëron tokën pas vdekjes së saj, - me siguri që ata do të të thonë "Allahu!" Thuaj: "Qoftë lëvduar Allahu!" Por, shumica e tyre nuk mendojnë.

64. Jeta e kësaj bote, nuk është gjë tjetër, veçse argëtim dhe lojë. Ndërsa jeta e botës tjetër, pikërisht ajo është jeta e vërtetë. Veç sikur ta dinin!

65. Kur hipin në anije, ata i luten Allahut me devotshmëri të sinqertë, por kur Ai i sjell në tokë shëndoshë e mirë, menjëherë ata i veshin Atij ortakë (në adhurim),

---

[245] Bëhet fjalë për politeistët, të cilët e kanë njohur pothuajse gjithmonë një Qenie Supreme, një Zot Suprem që ishte Krijuesi dhe Rregulluesi i gjithësisë. Banorët e Mekës, në mënyrë të veçantë, e kishin të qartë konceptin e Allahut (i lartmadhëruar qoftë Ai), por për shkak të paditurisë, interesave të ngushta dhe poshtërsisë morale, atyre iu dukej me leverdi që të adhuronin një mori zotash të tjerë.

66. për të mohuar atë që u kemi dhënë Ne dhe për t'u kënaqur.[246] Por shpejt do ta marrin vesh!

67. Vallë, a nuk e shohin ata se si Ne u kemi dhënë atyre një vend të shenjtë e të sigurt (Mekën), ndërkohë që njerëzit rreth tij po grabiten? A mos vallë ata besojnë në gjëra të kota, ndërsa dhuntitë e Allahut i mohojnë?!

68. Kush është keqbërës më i madh se ai që trillon gënjeshtra kundër Allahut ose mohon të vërtetën që i ka ardhur?! Vallë, a nuk është Xhehenemi vend për jobesimtarët?!

69. Ata që luftojnë për çështjen Tonë, sigurisht, Ne do t'i udhëzojmë drejt udhëve Tona. Vërtet, Allahu është me punëmirët!



[246] Pasi kanë shpëtuar nga rreziku i mbytjes, njohja e njëshmërisë së Allahut dhe bindja ndaj rrjedhojave të kësaj njohjeje u kushtojnë shtrenjtë mosbesimtarëve, sepse i pengojnë të lëshohen në kënaqësitë e pasioneve.



# 30 SURJA ER-RÛM

**Mekase - 60 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Elif, Lâm, Mîm.

2. U mundën bizantinët,

3. në afërsi të tokës (arabe), por pas thyerjes së tyre, me siguri do të fitojnë

4. brenda disa vjetëve. Me të vërtetë, është vendimi i Allahut, si për të parën dhe për të dytën. Dhe, atë ditë, do të gëzohen besimtarët

5. për ndihmën e Allahut; Ai ndihmon kë të dojë dhe është i Plotfuqishëm e Mëshirëplotë.

6. (Ky është) premtimi i Allahut, e Allahu nuk e thyen premtimin e vet, por shumica e njerëzve nuk e dinë.

7. Ata dinë vetëm anën e dukshme të kësaj jete, ndërsa për jetën tjetër janë të pakujdesshëm.

8. Vallë, a nuk mendojnë ata në vetvete? Allahu ka krijuar qiejt dhe Tokën dhe ato që gjenden në mes tyre - vetëm me qëllim dhe afat të caktuar. E, me të vërtetë, shumica e njerëzve nuk besojnë në takimin me Zotin e tyre.

9. Vallë, a nuk udhëtojnë nëpër botë e të shohin se si kanë përfunduar popujt e mëparshëm? Ata kanë qenë më të fortë se këta dhe tokën e kanë shfrytëzuar dhe punuar më mirë se sa e punojnë këta, e të dërguarit e tyre u kanë sjellë prova të qarta. Nuk ishte Allahu që u bëri atyre padrejtësi, por ata i bënë vetvetes padrejtësi.

10. Pastaj përfundimi i atyre që punuan keq, ka qenë e keqja e madhe (Xhehenemi), ngase i mohonin shpalljet e Allahut dhe talleshin me to.

11. Allahu e fillon krijimin e pastaj e përsërit dhe pastaj tek Ai do të ktheheni.

12. E, atë ditë kur të arrijë Ora, gjynahqarët do të mbesin pa gojë, shpresë këputur.

13. Ata nuk do të kenë ndërmjetës nga idhujt e vet dhe do t'i mohojnë idhujt e tyre.

14. E, atë ditë kur të arrijë Ora, ata (besimtarët dhe jobesimtarët) do të ndahen.

15. Ata që kanë besuar dhe kanë bërë vepra të mira, do të gëzojnë në kopshtin e Xhenetit,

16. kurse ata që kanë mohuar dhe kanë përgënjeshtruar shenjat Tona dhe takimin në jetën tjetër, do të hidhen në zjarr.



17. Prandaj lavdërojeni Allahun, kur bie muzgu dhe, kur gdhin drita!

18. Për Atë është falënderimi në qiej dhe në Tokë, në mbrëmje dhe në mesditë.

19. Ai krijon të gjallën prej së vdekurës, krijon të vdekurën prej së gjallës dhe e gjallëron tokën pas shkretimit të saj. Në të njëjtën mënyrë do të ktheheni edhe ju në jetë.

20. Një prej shenjave të Tij është që Ai ju krijoi prej dheut, pastaj ja, tashmë ju jeni njerëz të shpërndarë në të gjitha anët.

21. Dhe një prej shenjave të Tij është që prej jush krijoi për ju bashkëshortet tuaja, që të qetësoheni pranë tyre, duke vënë ndërmjet jush dashuri dhe mëshirë. Me të vërtetë, në këtë ka shenja, për njerëzit që mendojnë.

22. Ndërmjet shenjave të Tij janë krijimi i qiejve e i Tokës dhe shumëllojshmëria e gjuhëve dhe e ngjyrave (racave) tuaja. Pa dyshim, në këtë ka shenja për ata që dinë.

23. Të tjera shenja të Tij janë gjumi juaj natën e ditën dhe kërkesa e juaj nga dhuntitë e Tij. Vërtet, në këtë ka shenja për njerëzit që dëgjojnë.

24. Gjithashtu, prej shenjave të Tij janë paraqitja e vetëtimës si frikë e shpresë dhe dërgimi i shiut prej qiellit, që nëpërmjet tij të gjallërohet toka pas shkretimit të saj. Sigurisht, në këtë ka shenja për njerëzit që mendojnë.

25. Dhe një prej shenjave të Tij është që qiejt dhe Toka qëndrojnë sipas urdhrit të Tij, pastaj kur t'ju thërrasë Ai, me një të thirrur, ju përnjëherë do të dilni nga toka (të ringjallur),

26. Atij i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë. Gjithçka i përulet Atij.

27. Ai e zë fill krijimin dhe Ai e përsërit atë e për Atë kjo është edhe më e lehtë. Atij i përket shembulli më i lartë në qiej dhe në Tokë. Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti.



28. Ai ju ka sjellë një shembull nga vetë jeta juaj: A janë skllevërit tuaj pjesëtarë të barabartë me ju në pasurinë, që Ne ju kemi dhënë juve dhe, a u frikësoheni atyre ashtu, siç i frikësoheni njëri-tjetrit? Ja, kështu Ne ua shpjegojmë shenjat Tona njerëzve që mendojnë.

29. Por, keqbërësit, nga padituria ndjekin qejfet e veta. Atëherë, kush do ta udhëzojë atë që e ka lënë të humbur Allahu? Për njerëz të tillë nuk ka kurrfarë ndihmësi.

30. Drejtohu me përkushtim në fenë e pastër monoteiste, natyrën fillestare, në të cilën Allahu i ka krijuar njerëzit. S'ka ndryshim të krijimit të Allahut. Kjo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë.

31. Drejtojuni Atij me pendesë, frikësojuni Atij dhe falni namazin e mos u bëni si ata, që i shoqërojnë Atij diçka tjetër (në adhurim),

32. si ata, që fenë e vet e kanë përçarë dhe janë ndarë në grupe, e ku çdo grup është i kënaqur me atë që ka.

33. Kur njerëzit i godet ndonjë e keqe, ata i luten Zotit të vet, duke iu kthyer me pendesë, e pastaj, kur Ai u jep të shijojnë mëshirën e Tij, atëherë një pjesë tyre i shoqërojnë Zotit të vet diçka tjetër (në adhurim),

34. për ta mohuar atë që u kemi dhënë Ne. Le të kënaqen, sepse së shpejti do ta marrin vesh!

35. A mos vallë Ne u kemi dërguar atyre shpallje, që u flet për idhujt që m'i shoqëronin Mua (në adhurim)?

36. Kur Ne u japim njerëzve ta shijojnë dhuntinë, ata gëzohen me të e, kur i godet fatkeqësia për atë që kanë bërë me duart e tyre, atëherë e humbin shpresën.

37. Vallë, a nuk dinë ata se Allahu ia zgjeron furnizimin dhe ia ngushton kujt të dojë?! Me të vërtetë, këtu ka një shenjë për njerëzit që besojnë.



38. Jepja të drejtën e tij të afërmit, edhe të varfrit, edhe udhëtarit! Kjo është më e mirë për ata që e duan kënaqësinë e Allahut. Pikërisht ata do të jenë të fituarit.

39. Ato që i jepni dhuratë për t'jua shtuar (pasurinë tuaj) përmes pasurisë së njerëzve të tjerë (duke jua kthyer dhuratën me një më të mirë), nuk do të shtohen tek Allahu (s'do të ketë shpërblim), kurse kur të jepni si bamirësi, për të arritur kënaqësinë e Allahut, do t'ju shumëfishohen (të mirat).

40. Allahu është Ai që ju ka krijuar e ju ka dhënë ushqim; pastaj ju sjell vdekjen e pastaj ju ringjall. A ka ndonjë nga idhujt tuaj që bën diçka të tillë? Ai qoftë i lavdëruar dhe i lartësuar mbi gjithçka, që ia shoqërojnë Atij (në adhurim)!

41. Shkatërrimi në tokë dhe në det është shfaqur si pasojë e punëve të këqija të njerëzve, kështu që (Allahu) do t'i bëjë "të shijojnë" pjesë nga ajo që kanë punuar, me qëllim që ata të kthehen (në përmirësim).

42. Thuaj (o Muhamed): "Udhëtoni nëpër botë e shikoni si ka qenë përfundimi i atyre para jush". Shumica e tyre kanë qenë idhujtarë.

43. Drejtohu ti me përkushtim në fenë e drejtë, para se të vijë prej Allahut Dita, e cila nuk mund të shtyhet. Atë ditë, njerëzit do të ndahen:

44. ata që nuk kanë besuar, do të mbajnë pasojat e mohimit, kurse ata që kanë bërë vepra të mira, i kanë përgatitur vetes (të mira).

45. Ata që kanë besuar dhe kanë bërë vepra të mira, Allahu do t'i shpërblejë nga dhuntitë e Veta. Në të vërtetë, Ai nuk i do mohuesit.

46. Dhe, një prej shenjave të Tij, është dërgimi i erërave mbartëse të lajmeve të mira (shiut), që t'ju bëjë të shijoni nga mëshira e Tij, që anija të lundrojë me urdhrin e Tij, që të kërkoni nga dhuntia e Tij dhe që të jeni mirënjohës.

47. Pa dyshim, Ne kemi nisur të dërguar para teje te popujt e tyre. Ata u paraqitën me prova të qarta, por popujt i mohuan, prandaj Ne i ndëshkuam keqbërësit. Është detyra Jonë që t'i ndihmojmë besimtarët.

48. Allahu është ai që i dërgon erërat, që ato t'i lëvizin retë, pastaj i shpërndan ato nëpër qiell si të dojë dhe i copëton ato pjesë - pjesë, e ti sheh shiun, si bie prej tyre. Kur ua çon kujt të dojë nga robërit e Vet, atëherë ata gëzohen përnjëherësh,

49. edhe pse, me të vërtetë, para se t'u vinte shiu, ishin të dëshpëruar.

50. Andaj, shikoji gjurmët e mëshirës së Allahut, si e gjallëron tokën pas shkretimit të saj. Vërtet, Ai do t'i ringjallë edhe të vdekurit, se Ai është i Fuqishëm për çdo gjë.

51. Edhe sikur Ne të dërgonim furtunë, e jobesimtarët të shihnin që çdo gjë të zverdhej, edhe pas kësaj ata do të mbeteshin mohues të dhuntive.

52. Me të vërtetë, ti (Muhamed) nuk mund të bësh që "i vdekuri" apo "i shurdhëri" të dëgjojnë thirrjen, kur ata ta kthejnë shpinën duke u larguar!

53. Ti nuk mund ta udhëzosh të verbrin të dalë nga humbja e tij! Ti mund të bësh që të dëgjojnë vetëm ata që besojnë në shpalljet Tona. Ata janë myslimanë të vërtetë.

54. Allahu është ai që ju ka krijuar juve të dobët, pastaj, pas dobësisë, ju ka bërë të fuqishëm e, pas fuqisë, ju bën të dobët dhe të thinjur. Ai krijon çfarë të dojë; Ai është i Gjithëdijshëm dhe i Fuqishëm për çdo gjë.

55. Ditën, kur të vijë Ora (e Kiametit), keqbërësit do të betohen se kanë qëndruar (në tokë) veçse për një kohë të shkurtër. Kështu ata shmangen nga e Vërteta.

56. Ata, të cilëve u është dhënë dituria dhe besimi, do të thonë: "Ju, me të vërtetë, keni qëndruar aq sa ju ka caktuar Allahu në Libër - deri në Ditën e ringjalljes, - e ja kjo është Dita e ringjalljes, por ju nuk e keni ditur".

57. Atë Ditë, atyre që kanë bërë padrejtësi, nuk do t'u bëjë dobi shfajësimi, as nuk do t'u lejohet që të kërkojnë falje.

58. Pa dyshim, në këtë Kuran, Ne u kemi sjellë njerëzve gjithfarë shembujsh. Por, sikur ti (Muhamed) t'u sjellësh atyre çfarëdo mrekullie, jobesimtarët me siguri, do të thonë: "Ju jeni vetëm shpifës".

59. Ja, kështu, Allahu ua vulos zemrat atyre që nuk dinë.

60. Duro (o Muhamed), se, me siguri, premtimi i Allahut është i vërtetë dhe s'ke pse të humbasësh durimin kurrsesi nga ata që nuk besojnë!

# 31 SURJA LUKMÂN

**Mekase - 34 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Elif, Lâm, Mîm.

2. Këto janë vargje të Librit plot Urtësi,

3. udhërrëfyes dhe mëshirë për punëmirët,

4. që kryejnë namazin, japin zeqatin dhe besojnë bindshëm në jetën tjetër.

5. Këta janë udhëzuar nga Zoti i tyre dhe vetëm këta janë të shpëtuar.

6. Ka disa njerëz që sajojnë tregime të kota, për të shmangur (të tjerët) nga rruga e Allahut me paditurinë e tyre e për t'u tallur me të. Njerëz të tillë i pret dënimi poshtërues.

7. Kur ndonjërit prej tyre i lexohen shpalljet Tona, ai e kthen shpinën me mendjemadhësi, sikur nuk i ka dëgjuar, sikur i janë shurdhuar veshët. Andaj, jepu lajmin e dënimit të dhembshëm.

8. Me të vërtetë, ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, do të gjenden në kopshtet e dhuntisë,

9. në të cilat do të qëndrojnë përherë. Premtimi i Allahut është i vërtetë; Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti.

10. Ai i ka krijuar qiejt pa shtylla të dukshme, ka vënë male të palëvizshme në Tokë, që ju të mos lëkundeni dhe ka shpërndarë në të gjithfarë gjallesash. Ne e zbresim ujin nga qielli dhe, nëpërmjet tij, kemi bërë të mbijë çdo lloj (bime) i mirë.

11. Ky është krijimi i Allahut! Më tregoni çfarë kanë krijuar të tjerët pos Tij? Asgjë, por keqbërësit janë vërtet në humbje të plotë.

12. Ne i dhamë Lukmanit urtësinë (duke i thënë): "Falënderoje Allahun! Kush është falënderues, e bën për të mirën e vet dhe, kush mohon, ta dijë se vërtet Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Denjë për lavdërim".

13. (Kujtoje) kur Lukmani i tha të birit, duke e këshilluar: "O djali im, mos i shoqëro Allahut asgjë (në adhurim)! Pa dyshim, idhujtaria është një padrejtësi shumë e madhe".

14. Ne e kemi urdhëruar njeriun që t'i nderojë prindërit e vet. Nëna e ka mbartur atë, duke duruar mundim pas mundimi, e ndarja e tij (nga gjiri) është brenda dy vitesh. Ne i thamë atij: "Bëhu falënderues ndaj Meje dhe prindërve të tu! Tek Unë do të ktheheni të gjithë".

15. Nëse ata orvaten, që të më shoqërosh Mua (në adhurim) diçka, për të cilën ti nuk ke dijeni, mos i dëgjo, por sillu mirë me ata në këtë jetë dhe ndiq rrugën e atij që drejtohet tek Unë me devotshmëri; pastaj, tek Unë do të ktheheni dhe Unë do t'ju lajmëroj për atë që keni bërë.



16. "O djali im, edhe veprën e rëndë sa kokrra e sinapit që ndodhet në shkëmb, në qiej apo në tokë, Allahu do ta nxjerrë në shesh. Me të vërtetë, Allahu njeh mirë çdo imtësi dhe i di të gjitha fshehtësitë.

17. O djali im, kryeje namazin, urdhëroje të mirën, pengoje të keqen dhe bëhu i durueshëm për çfarëdo që të godet! Me të vërtetë, ky është thelbi i patundur i të gjitha punëve!

18. Mos i trajto njerëzit me nënçmim dhe mos ec në tokë me mendjemadhësi, se Allahu nuk i do mendjemëdhenjtë e mburracakët!

19. Ec me kujdes e i përmbajtur dhe fol me zë të ulët; se zëri më i vrazhdë është zëri i gomarit"!

20. A nuk shihni se si Allahu jua ka bërë të mundur t'i shfrytëzoni të gjitha ato që gjenden në qiej dhe në Tokë dhe ju ka mbuluar me dhuntitë e Tij të dukshme e të padukshme? E megjithatë, disa njerëz polemizojnë për Allahun pa kurrfarë dijenie, pa kurrfarë rrëfyesi dhe pa libër ndriçues.

21. Kur atyre u thuhet: “Ndiqni atë që ju ka shpallur Allahu!”, ata thonë: “Jo, ne ndjekim fenë e të parëve tanë”. Kështu është, edhe pse djalli i thërret ata në dënimin e Zjarrit!

22. Kush i dorëzohet Allahut, me tërë qenien e tij, duke qenë punëmirë, ai është kapur për vegën më të fortë. Tek Allahu do të kthehet çdo gjë.

23. Sa për ata që nuk besojnë, ti (o Muhamed), mos u brengos nga mohimi i tyre. Ata do të kthehen te Ne, e Ne do t’i njoftojmë për atë që kanë bërë. Me të vërtetë, Allahu di ç’ka në zemrat e njerëzve.

24. Ne ata do t’i kënaqim përkohësisht (në këtë botë) e pastaj do t’i hedhim në dënimin e ashpër (në botën tjetër).

25. Nëse ti (o Muhamed) i pyet ata[247]: “Kush i ka krijuar qiejt dhe Tokën?”, me siguri që do të të thonë: “Allahu!”. Atëherë ti thuaju: “Qoftë lavdëruar Allahu!” Por, shumica e tyre nuk dinë.

26. Allahut i përket gjithçka, që gjendet në qiej dhe në Tokë. Vërtet, Allahu është i Vetëmjaftueshmi dhe i Denji për lavdërim.

27. Sikur të gjithë drurët, që gjenden në Tokë, të ishin pena e deti bojë shkrimi e t’i shtohen atij edhe shtatë dete të tjera, nuk do të shtereshin fjalët e Allahut. Pa dyshim, Allahu është i Plotfuqishmi dhe i Urti.

28. Krijimi dhe ringjallja e ju të gjithëve është njësoj si krijimi i një njeriu të vetëm. Vërtet, Allahu i dëgjon dhe i sheh të gjitha.

29. A nuk shihni se Allahu e kthen natën në ditë dhe ditën në natë, se e ka nënshtruar Diellin dhe Hënën e secili lëviz për një kohë të caktuar dhe se Allahu e di mirë çfarë punoni ju?!

30. Kjo është kështu, sepse Allahu është e Vërteta, ndërsa çfarë adhurohet në vend të Tij, është e rreme dhe se Allahu është i Lartësuar dhe i Madhërishëm.

---

[247] D.m.th. idhujtarët e Mekës.

31. A nuk e shihni se anijet lundrojnë nëpër det me dhuntinë e Allahut, për t'ju treguar disa nga mrekullitë e Veta? Këto janë vërtet tregues për çdo njeri të duruar dhe mirënjohës.

32. Kur ata i mbulon vala si pëlhurë, e thërrasin Allahun me devotshmëri të çiltër. Por sapo Ai i shpëton, duke i kthyer ata në tokë, një pjesë e tyre lëkunden (ndërmjet besimit dhe mosbesimit). Në të vërtetë, shpalljet dhe mrekullitë Tona i mohojnë vetëm mashtruesit dhe mosmirënjohësit.

33. O njerëz! Frikësojuni Zotit tuaj dhe frikësojuni Ditës, kur prindi nuk do të mund ta ndihmojë aspak fëmijën e vet, e as fëmija nuk do të mund ta ndihmojë sado pak prindin e vet! Premtimi i Allahut është vërtet i sigurt, prandaj mos e lini jetën e kësaj bote t'ju mashtrojë dhe as djallin mos e lini t'ju mashtrojë për Allahun.

34. Pa dyshim, vetëm Allahu e di Orën e caktuar. Ai e zbret shiun dhe e di ç'ka në barkun e shtatzënës. Asnjë njeri nuk di ç'do të fitojë nesër dhe askush nuk di se në ç'vend do të vdesë. Me të vërtetë, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe Njohës i çdo gjëje.

# 32 SURJA ES-SEXHDE

**Mekase - 30 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Elif, Lâm, Mîm.

2. Shpallja e këtij Libri, pa asnjë dyshim, është nga Zoti i botëve.

3. Ata thonë: "Ai[248] e ka trilluar atë! Jo, ajo është e Vërteta nga Zoti yt për të paralajmëruar popullin, të cilit para teje nuk i ka ardhur kurrfarë paralajmëruesi, që të shkojë në rrugë të drejtë.

4. Allahu është Ai që ka krijuar qiejt dhe Tokën dhe çdo gjë që gjendet midis tyre, për gjashtë ditë, pastaj është ngritur mbi Fron. Ju nuk keni as ndihmës, as ndërmjetësues tjetër përveç Atij. Vallë, a nuk po vini vesh?



5. Ai drejton çdo çështje, prej qiellit deri në Tokë, pastaj ato kthehen tek Ai në ditën, gjatësia e së cilës është një mijë vjet sipas llogaritjes suaj.

6. Është Ai që i di gjërat e padukshme dhe të dukshme. Ai është i Plotfuqishmi dhe Mëshirëploti,

7. i Cili ka përsosur çdo gjë që ka krijuar. Ai e ka filluar krijimin e njeriut prej baltës.

8. Pastaj bëri që pasardhësit e tij të krijohen prej një pike të lëngut të shpërfillur,

9. së cilës pastaj i dha trajtë dhe i fryu shpirtin e krijuar prej Tij. Ai ju ka dhënë dëgjimin, shikimin dhe zemrën, por pak prej jush janë mirënjohës.

---

[248] Profeti Muhamed (a.s.).



10. Ata thonë: “Vallë, pasi të humbasim nën tokë, përsëri do të ngjallemi?” Vërtet, ata nuk besojnë se do të takohen me Zotin e tyre.

11. Thuaju: “Shpirtin do t’jua marrë engjëlli i vdekjes, i cili është caktuar për ju, e pastaj do të ktheheni te Zoti juaj”.

12. Sikur t’i shohësh keqbërësit se si para Zotit të tyre kokulur do të thonë: “O Zoti ynë, pamë dhe dëgjuam, andaj, kthena (në atë botë) që të bëjmë vepra të mira! Ne tashmë besojmë me bindje”!

13. Sikur Ne të donim, do t’ia jepnim secilit udhëzimin e tij, por do të përmbushet Fjala Ime: “Me të vërtetë, do ta mbush Xhehenemin me xhind dhe njerëz bashkërisht!”

14. (Ne do t’u themi atyre): “Shijoni dënimin, sepse nuk e keni besuar takimin e kësaj dite. Në të vërtetë, Ne ju kemi braktisur, prandaj shijoni dënimin e përhershëm për atë që keni bërë!”



15. Shpalljet Tona i besojnë vetëm ata të cilët, kur u përmenden, bien në sexhde, dhe të cilët e madhërojnë Zotin e tyre, e lavdërojnë dhe nuk bëhen mendjemëdhenj.

16. Ata ngrihen nga shtrati, i luten Zotit të tyre me frikë e shpresë dhe japin nga ajo që iu kemi dhënë Ne.

17. Askush nuk di se çfarë gëzimesh janë fshehur për ata (në jetën tjetër), si shpërblim për punët e mira që kanë bërë.

18. Vallë! A është besimtari njësoj si keqbërësi? Jo, ata nuk janë të barabartë.

19. Ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, do të kenë Xhenetin-Strehim, si shpërblim për punët (e mira) që kanë bërë.

20. Ndërsa ata që nuk besojnë e që bëjnë keq, vendbanim i tyre do të jetë zjarri. Sa herë që do të duan të dalin nga ai, do të kthehen në të dhe do t’u thuhet: “Shijoni dënimin e zjarrit, të cilin e mohonit!”

21. Dhe, Ne do të bëjmë që të shijojnë një dënim më të lehtë në këtë jetë, para dënimit më të madh në jetën e përtejme, me qëllim që të kthehen në rrugën e drejtë.

22. Kush është më i padrejtë se ai që, kur i përmenden shpalljet e Zotit të tij, nuk ua vë veshin atyre? Vërtet, Ne do të hakmerremi ndaj keqbërësve!

23. Ne i dhamë Musait Librin (Teuratin) - prandaj mos dysho në takimin me atë[249] - dhe e bëmë atë udhërrëfyes për bijtë e Izraelit.

24. Ne zgjodhëm prej tyre prijës, të cilët udhëzonin me urdhrat Tanë, për sa kohë që ishin të durueshëm dhe besonin bindshëm.

25. Me të vërtetë, Zoti yt do të gjykojë midis tyre Ditën e Kiametit, për çështjet në të cilat kishin mosmarrëveshje.

26. A nuk e kanë të qartë ata, se sa popuj i kemi shkatërruar Ne para tyre; nëpër vendbanimet e të cilëve ecin? Me të vërtetë, në këto ka shenja paralajmëruese, por ata nuk po vënë vesh.

27. A nuk e shohin ata, se Ne e dërgojmë ujin në tokën e shkretuar, e nëpërmjet tij bëjmë që të rriten bimët, me të cilat ushqehen bagëtitë e tyre dhe ata vetë?! A nuk kanë sy për të parë?!



28. Ata pyesin: “Kur do të vijë Gjykimi, nëse thoni të vërtetën?”

29. Thuaju: “Ditën e gjykimit nuk do t’u bëjë dobi mohuesve besimi i tyre e as që do t’u jepet afat”.

30. Andaj, mos ua vë veshin atyre dhe prit, edhe ata, me të vërtetë, po presin!

---

[249] Pra, mos dysho o Muhamed në takimin me Musain gjatë udhëtimit në qiell Natës e Isrâ-s dhe të Mi‘râxh-it.

# 33 SURJA EL-AHZÂB

**Medinase - 73 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. O i Dërguar! Kije frikë Allahun dhe mos i dëgjo jobesimtarët dhe hipokritët! Me të vërtetë, Allahu është i Urtë dhe i Gjithëdijshëm,

2. Bindju asaj që të është shpallur ty nga Zoti yt, se vërtet, Allahu e di mirë se çfarë bëni!

3. Mbështetu tek Allahu; Allahu të mjafton si mbrojtës!



4. Allahu nuk i ka dhënë asnjë njeriu dy zemra në kraharor. Ai nuk i konsideron gratë, që ju i ndani si nënat tuaja[250] e as fëmijët tuaj të birësuar nuk i konsideron si bij të vërtetë. Këto janë vetëm fjalë që dalin prej gojës suaj, kurse Allahu thotë të vërtetën dhe udhëzon në rrugë të drejtë.

5. Thërritini të birësuarit sipas etërve të tyre! Kjo është më e drejtë në sytë e Allahut. Në qoftë se nuk e dini emrin e etërve të tyre, konsiderojini ata si vëllezërit tuaj të besimit dhe si të mitur nën tutelën tuaj. Nuk është gjynah nëse gaboni, por është gjynah, kur zemrat tuaja bëjnë faj me qëllim. Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.

6. I Dërguari është më i afërt për besimtarët, sesa ata për njëri-tjetrin; gratë e tij janë (si) nënat e tyre. Sipas Librit të Allahut, pjesëtarët e farefisit janë më të afërt për njëri-tjetrin[251], sesa

---

[250] Vargu aludon për shprehjen "Më je bërë si shpina e nënës sime", të cilën arabët paganë e përdornin si deklaratë divorci.

[251] Për sa i përket trashëgimisë dhe të drejtave të tjera që rrjedhin nga afërsia e gjakut.

besimtarët e tjerë dhe të mërguarit[252], përveç rastit kur doni t'u bëni ndonjë të mirë miqve tuaj të afërt (me anë të testamentit). Kjo është shënuar në Libër.

7. Ne lidhëm besën me ty (o Muhamed) siç bëmë me profetët e tjerë: me Nuhun, Ibrahimin, Musain dhe Isain, të birin e Merjemes. Ne lidhëm me ata një besë solemne,

8. që Allahu të mund t'i pyesë të sinqertët për besnikërinë e tyre. Ndërsa për mohuesit Ai ka përgatitur dënim të dhembshëm.

9. O besimtarë! Kujtoni dhuntinë e Allahut kur ju erdhi një ushtri (idhujtarësh),[253] e Ne dërguam mbi ata erë dhe një ushtri (engjëjsh) që ju nuk e shihnit; ndërsa Allahu i sheh të gjitha ato që bëni ju.

10. Ata ju sulmuan nga lart dhe nga poshtë, kështu që sytë tuaj u errësuan, zemrat ju erdhën në fyt dhe besimi juaj tek Allahu u lëkund.

11. Aty besimtarët u vunë në provë dhe u tronditën si nga një tronditje e fuqishme.

12. Por hipokritët dhe ata me zemra të sëmura e të dobëta, thanë: "Allahu dhe i Dërguari i Tij nuk na kanë premtuar asgjë, pos mashtrimit"!

13. Dhe një grup prej tyre tha: "O banorët e Jethribit[254], s'ka qëndrim këtu për ju, andaj kthehuni!" Një grup tjetër nga ata kërkoi leje prej të Dërguarit, duke thënë: "Në të vërtetë, shtëpitë tona janë të pambrojtura"! Por ato nuk ishin të pambrojtura. Ata donin vetëm të iknin.

14. Sikur armiku t'i pushtonte ata nga të gjitha anët e t'u kërkonte që të bëheshin idhujtarë, ata do të bëheshin duke ngurruar fare pak.

15. Ndërsa më parë i qenë betuar Allahut, se nuk do të zmbrapseshin. Për këtë besëlidhje me Allahun do të përgjigjen!



---

[252] D.m.th. ndjekësit e Profetit (a.s.) nga Meka në Medinë.
[253] Bëhet fjalë për betejën e Hendekut, të zhvilluar në vitin 5 h / 627 e.s..
[254] Emri i Medinës para emigrimit të Profetit Muhamed (a.s.) në të.

16. Thuaju: “Nuk do t’ju bëjë dobi të ikurit, nëse ikni prej vdekjes apo vrasjes. Edhe atëherë, ju do të kënaqeni vetëm për pak kohë!”

17. Thuaju: “Kush është ai, që do t’ju ruajë nga Allahu, nëse Ai dëshiron që t’ju godasë e keqja?! Kush mund ta pengojë Atë, nëse Ai do që t’ju japë mëshirë?!” Ata nuk do të gjejnë as mbrojtës, as ndihmës tjetër, përveç Allahut.

18. Allahu i njeh mirë ata midis jush, që pengojnë (të tjerët nga vajtja në luftë) dhe u thonë vëllezërve të tyre: “Ejani te ne!” Vetëm pak prej tyre vijnë në luftë,

19. por edhe atëherë ngurrojnë që t’ju ndihmojnë. Kur frikësohen, ata të shikojnë ty (o Muhamed) për ndihmë, duke i rrotulluar sytë sikur të ishin në agoni. Por, sapo t’u kalojë frika, ata ju sulmojnë me gjuhë të mprehtë dhe janë koprracë me ju për çfarëdo të mire. Këta janë ata që nuk kanë besuar, andaj Allahu i ka asgjësuar veprat e tyre. E, kjo për Allahun është lehtë.



20. Ata mendonin se ende nuk kishte ikur ushtria e aleatëve e, nëse do vinte ushtria e aleatëve, ata do të dëshironin të ishin në mesin e arabëve të shkretëtirës e të pyesin për ju. Por edhe sikur të mbeteshin me ju, pak do të luftonin.

21. Në të Dërguarin e Allahut ka një shembull të mrekullueshëm për atë, që shpreson tek Allahu dhe Dita e Fundit dhe e përmend shumë Allahun.

22. Kur besimtarët e vërtetë panë ushtrinë e aleatëve, thanë: “Kjo është ajo që na ka premtuar Allahu dhe i Dërguari i Tij; sigurisht, premtimi i tyre u vërtetua!” Kjo ua forcoi atyre besimin dhe përuljen.

23. Midis besimtarëve ka të atillë, që e kanë mbajtur besëlidhjen me Allahun. Disa prej tyre kanë vdekur, kurse të tjerët presin pa ndryshuar asgjë nga besnikëria e tyre.

24. Nuk ka dyshim se Allahu do t’i shpërblejë të sinqertët për sinqeritetin e tyre e do t’i dënojë hipokritët, nëse do ose do t’u pranojë pendimin. Vërtet, Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.

25. Allahu i zmbrapsi jobesimtarët (e ushtrisë së aleatëve) me hidhërimin e tyre dhe ata dolën duarbosh. Ai i kurseu besimtarët nga lufta. Vërtet, Allahu është i Fortë dhe i Plotfuqishëm.

26. Ai i nxori nga kështjellat e tyre ithtarët e Librit që ndihmuan ushtrinë e aleatëve[255] dhe mbolli frikë në zemrat e tyre, kështu që një pjesë të tyre i vratë dhe pjesën tjetër i zutë rob.

27. Ai ju bëri trashëgimtarë të tokës, shtëpive dhe pasurive të tyre, si dhe të një toke që nuk e kishit shkelur më parë[256]; Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë.

28. O i Dërguar! Thuaju grave tuaja: "Nëse dëshironi jetën e kësaj bote dhe shkëlqimin e saj, ejani, unë do t'ju lë të kënaqeni për ca kohë dhe do t'ju lëshoj si është më mirë.

29. Por, nëse dëshironi Allahun, të Dërguarin e Tij dhe botën tjetër, dijeni se Allahu ka përgatitur shpërblim të madh për ato prej jush që bëjnë vepra të mira."



30. O gratë e të Dërguarit! Ato prej jush që bëjnë ndonjë turp të hapur, do të kenë ndëshkim të dyfishtë; kjo për Allahun është e lehtë.[257]

31. Ndërsa atyre prej jush që binden ndaj Allahut e të Dërguarit të Tij dhe bëjnë vepra të mira, Ne do t'u japim shpërblim të dyfishtë e u kemi përgatitur begati të mëdha.

32. O gratë e të Dërguarit! Ju nuk jeni si gratë e tjera. Nëse i frikësoheni Allahut, mos flisni me përkëdheli, që të mos ju

---

[255] Ata ishin hebrenjtë e fisit Beni Kurejdha.

[256] Bëhet fjalë për oazin e Hajberit.

[257] Zoti i këshillon femrat, duke marrë shembull, së pari, gratë e Profetit a.s., e mandej edhe të gjitha gratë e besimtarëve. Ai i urdhëroi ato që të mos e kundërshtonin Profetin a.s. në asnjë mënyrë. Kështu, ato gra të Profetit që bënin vepra të mira, shpërbleheshin dyfish. Gratë e Profetit, meqë kishin mësuar në shtëpinë e tij, kanë pasur për detyrë që t'i këshillonin gratë e popullit. Nga këto kuptojmë se njerëzit e mëdhenj të fesë, kur bëjnë një punë të mirë, shpërblehen dyfish. Nga ana tjetër, për një punë të keqe - dënohen dyfish. Pra, burrat e gratë që janë shembull në popull, në pikëpamje të fesë, për ata shpërblimi, si dhe dënimi është i dyfishtë. Kurse, të gjithë të tjerët - burra e gra, - janë në pozitë të barabartë (përkthyesi).

dëshirojë ai që ka zemër epshore, por flisni drejt dhe në mënyrë të ndershme!

33. Qëndroni në shtëpitë tuaja e mos i zbuloni stolitë tuaja, ashtu siç zbuloheshin në kohën e padijes[258]! Falni namazin, jepni zeqatin dhe bindjuni Allahut e të Dërguarit të Tij! O Familje e Profetit! Në të vërtetë, Allahu do që ta largojë prej jush papastërtinë[259] dhe t'ju pastrojë plotësisht.

34. Mbani në mendje ato që lexohen në shtëpitë tuaja prej Shpalljes së Allahut dhe Urtësisë (profetike)! Me të vërtetë, Allahu është Bamirës i pakufishëm dhe di çdo gjë.

35. Me të vërtetë që për myslimanët dhe myslimanet, besimtarët dhe besimtaret, të bindurit ndaj Allahut dhe të bindurat ndaj Allahut, të drejtët (të sinqertët) dhe të drejtat (të sinqertat), duruesit dhe durueset, të përulurit dhe të përulurat, mirëbërësit dhe mirëbëreset, agjëruesit dhe agjërueset, ruajtësit e nderit dhe ruajtëset e nderit, përkujtuesit e Allahut vazhdimisht dhe përkujtueset, pra, për të gjithë këta Allahu ka përgatitur falje dhe shpërblim të madh.



36. Nuk i takon asnjë besimtari apo besimtareje të vërtetë që, kur Allahu dhe i Dërguari i Tij vendosin për një çështje, ata të kenë të drejtë të zgjedhin në atë çështje të tyren. Kush e kundërshton Allahun dhe të Dërguarin e Tij, ai me siguri ka humbur.

37. Ti (o Muhamed) i the atij,[260] që Allahu dhe ti vetë i keni bërë mirësi: "Mbaje gruan tënde dhe frikësoju Allahut!" Në të vërtetë, ti po fsheh në vetvete atë që Allahu do ta nxjerrë në shesh[261] dhe ti po u frikësohesh njerëzve, kur më e drejtë është t'i frikësohesh Allahut. E, pasi Zejdi bashkëjetoi me gruan e vet dhe u nda prej saj, Ne ta dhamë ty për bashkëshorte, në mënyrë që besimtarët

---

[258] D.m.th në periudhën para-islame.

[259] D.m.th. gjynahet.

[260] D.m.th. Zejd bin Harithit, djalit të birësuar të Profetit (a.s.).

[261] D.m.th. urdhrin që mori nga Zoti për t'u martuar me gruan e Zejdit, pasi ky ta ndante atë, në mënyrë që myslimanët ta dinë se është e lejuar martesa me gruan e divorcuar të bijve të adoptuar.

të mos ngurrojnë, që të martohen me gratë e të birësuarve të tyre, pasi ata ta kenë plotësuar dëshirën e tyre dhe të jenë ndarë. Urdhri i Allahut do të përmbushet detyrimisht.

38. S'ka kurrfarë fajësimi për Profetin, kur bën atë që i ka urdhëruar Allahu. Kështu ka qenë ligji i Allahut edhe për ata (profetë) që kanë qenë më parë, - urdhri i Allahut është vendim i detyruar të ndodhë -,

39. e të cilët kumtuan shpalljet e Allahut dhe i frikësoheshin Atij e askujt tjetër përveç Tij. Allahu mjafton si llogaritës.

40. Muhamedi nuk është babai i askujt prej burrave tuaj[262], por është i Dërguari i Allahut dhe vula e profetëve; Allahu është i Gjithë-dijshëm për çdo gjë.

41. O besimtarë, përmendeni shpesh Allahun

42. dhe lavdërojeni Atë në mëngjes dhe në mbrëmje!

43. Është Ai që ju bekon, ndërkohë që engjëjt e Tij luten për ju, me qëllim që Ai t'ju nxjerrë nga errësira në dritë. Ai është Mëshirues ndaj besimtarëve.

44. Përshëndetja e tyre, kur ta takojnë Atë, është "Paqe". Ai u ka përgatitur atyre shpërblim bujar.

45. O Profet! Ne të kemi dërguar ty si dëshmitar, sjellës të lajmit të mirë dhe paralajmërues;

46. njëkohësisht (të kemi çuar) si thirrës, që i fton njerëzit në rrugën e Allahut me urdhrin e Tij dhe si pishtar ndriçues.

47. Jepu lajmin e mirë besimtarëve se Allahu ka (përgatitur) për ata dhunti të madhe!

48. Mos i dëgjo mohuesit dhe hipokritët! Mos i përfill fyerjet e tyre dhe mbështetu tek Allahu; Allahu mjafton për mbrojtës.

49. O besimtarë! Kur martoheni me besimtaret dhe i ndani ato para se t'i prekni, ato nuk janë të detyruara t'ju presin në afatin

---

[262] Profeti (a.s.) nuk ka lënë asnjë trashëgimtar mashkull.

kohor të caktuar, por jepuni një dhuratë të kënaqshme dhe i ndani njerëzishëm.

50. O Profet! Ne t'i kemi lejuar ty (për martesë), gratë që u ke dhënë dhuratat e martesës, skllavet, që t'i ka dhënë ty Allahu (si pre të luftës), vajzat e xhaxhallarëve, hallave, dajave dhe tezeve të cilat mërguan bashkë me ty, si edhe gruan besimtare, që u vetëdha për Ty, nëse Ti dëshiron të martohesh me atë. Kjo të është lejuar vetëm ty e jo besimtarëve të tjerë. Ne e dimë çfarë u kemi caktuar atyre për gratë e tyre dhe për ato që gjenden nën pushtetin e tyre, që për ty të mos ketë fajësim. Allahu është Falës e Mëshirëplotë.[263]

51. Ti mund ta largosh kë të duash prej tyre e të afrosh kë të duash e nuk është gjynah për ty t'i kërkosh (ato) prej të cilave je larguar. Kjo është më e përshtatshme që ato të gëzohen, që të mos pikëllohen dhe që të jenë të kënaqura me atë që u ke dhënë. Allahu e di ç'ka në zemrat tuaja; Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Butë.



52. Këtej e tutje nuk të lejohen më gra të tjera, as të marrësh tjetër grua në vend të tyre, edhe sikur të të magjepsë bukuria e tyre, përveç skllaveve. Allahu është mbikëqyrës për çdo gjë.

53. O besimtarë, mos hyni në shtëpitë e të Dërguarit, përveç rastit kur ju është dhënë leje për të ngrënë, por jo të pritni përgatitjen e tij (ushqimit)! Hyni vetëm kur t'ju thërrasin dhe, pasi të hani, shpërndahuni! Mos qëndroni pas ushqimit për të biseduar me njëri-tjetrin. Kjo, me të vërtetë, e shqetësonte të Dërguarin e ai turpërohej (që t'jua thoshte këtë), ndërsa Allahu nuk turpërohet që t'jua thotë të vërtetën. Kur të kërkoni prej grave të Profetit diçka, kërkojeni prapa perdes! Kjo është më e pastër për zemrat tuaja dhe të atyre. Juve nuk ju lejohet që ta shqetësoni të Dërguarin e Allahut, as që të martoheni me gratë e tij pas (vdekjes së) tij. Kjo është vërtet gjynah i madh para Allahut.

---

[263] Profeti Muhamed a.s., kishte themeluar një institucion teologjik të femrave (një lloj fakulteti i asaj kohe), por atë e kufizoi vetëm për gratë e veta. Atij i erdhi një leje prej Zotit, që, nëse dëshironte të zgjeronte këtë veprimtari, mund të merrte edhe një grua tjetër. Por kjo leje ishte vetëm për të. Kjo kishte rëndësi të madhe për përhapjen e diturisë te femrat (përkthyesi).

54. Çfarëdo që të shfaqni apo të fshihni, (dijeni se) Allahu është vërtet i Gjithëdijshëm për çdo gjë.

55. Nuk është gjynah për ato,[264] nëse dalin të pambuluara para etërve të tyre, djemve të tyre, vëllezërve dhe djemve të vëllezërve të tyre, djemve të motrave të tyre e grave të tyre, si dhe para skllaveve që janë nën pushtetin e tyre. Frikësojuni Allahut, se, me të vërtetë, Allahu është dëshmitar për çdo gjë.

56. Vërtet, Allahu e bekon të Dërguarin dhe engjëjt e Tij luten për atë. O besimtarë, lutuni për atë dhe përshëndeteni me "selam"!

57. Pa dyshim, ata që fyejnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij, i mallkon Allahu në këtë botë dhe në tjetrën. Ai ka përgatitur për ta ndëshkim poshtërues.

58. Ata që i lëndojnë besimtarët dhe besimtaret, duke i akuzuar për diçka që nuk e kanë bërë, në të vërtetë, i kanë ngarkuar vetes fajin për shpifje dhe një gjynah të qartë.

59. O Profet, thuaju grave dhe vajzave të tua, si dhe grave të besimtarëve, që të lëshojnë mbulesën e tyre (të kokës) përreth trupit. Kjo është mënyra më e përshtatshme që ato të njihen e të mos ngacmohen nga të tjerët. Me të vërtetë, Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.

60. Nëse nuk heqin dorë (nga veprimet e tyre) hipokritët, ata që kanë sëmundje (dyshimi) në zemrat e tyre dhe ata që përhapin lajme të gënjeshtërta në Medinë, Ne me siguri, ty do të të japim pushtet mbi ta dhe ditët e tyre në Medinë do të jenë të numëruara.

61. Ata janë të mallkuar kudo që të gjenden dhe do të kapen e do të vriten pa mëshirë.

62. Kështu ka qenë ligji i Allahut edhe për ata që kanë qenë më parë! Ti kurrsesi nuk do të gjesh ndryshim në ligjet e Allahut.

63. Njerëzit të pyesin për Orën (Kiametin), thuaju: "Vetëm Allahu ka dijeni mbi atë". Kush e di?! Ndoshta Kiameti mund të jetë afër?!

---

[264] D.m.th. gratë e Profetit (a.s.).

64. Vërtetë, Allahu i ka mallkuar jobesimtarët dhe ka përgatitur për ata zjarr të flakëruar,

65. në të cilin ata do të qëndrojnë përgjithmonë; aty nuk do të gjejnë as mbrojtës, as ndihmës.

66. Ditën, kur fytyrat e tyre do të rrotullohen në zjarr, ata do të thonë: "Ah, sikur t'i ishim bindur Allahut dhe të Dërguarit!"

67. Dhe do të thonë: "O Zoti ynë, ne iu bindëm parisë tonë dhe eprorëve tanë, por ata na shmangën prej rrugës së drejtë.

68. O Zoti ynë, atyre jepu dënim të dyfishtë dhe mallkim të madh!"

69. O besimtarë, mos u bëni si ata, që e shqetësuan Musain. Allahu e çliroi atë nga përgojimet e tyre; ai është i nderuar në sytë e Allahut.

70. O besimtarë, frikësojuni Allahut dhe thoni vetëm të vërtetën.



71. Ai do t'jua bekojë veprat tuaja dhe do t'jua falë gjynahet. Kush i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij, do të arrijë një fitore madhështore.

72. Ne ua ofruam përgjegjësinë[265] qiejve, Tokës dhe maleve, por ato nuk pranuan ta marrin përsipër dhe u frikësuan ta pranojnë atë, kurse njeriu e pranoi. Me të vërtetë, njeriu u tregua i padrejtë me veten dhe i paditur (për pasojat e kësaj përgjegjësie).

73. Si pasojë, Allahu do t'i dënojë hipokritët dhe hipokritet, idhujtarët dhe idhujtaret, ndërsa do t'ua pranojë pendimin besimtarëve dhe besimtareve. Vërtetë Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.

---

[265] Pra, përgjegjësinë e lirisë së zgjedhjes midis kryerjes apo moskryerjes së detyrimeve, që ka urdhëruar Allahu, përkundrejt shpërblimit ose ndëshkimit nga Ai.

# 34 SURJA SEBE'

**Mekase - 54 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. I lavdëruar qoftë Allahu, të Cilit i përket gjithçka që ndodhet në qiej dhe në Tokë! I lavdëruar qoftë Ai edhe në jetën tjetër! Ai është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

2. Ai di çfarë hyn në tokë dhe çfarë del prej saj, çfarë zbret nga qielli dhe çfarë ngrihet drejt tij. Ai është Mëshirëploti dhe Falësi.

3. Jobesimtarët thonë: "Nuk do të na vijë Ora (e Kiametit)"! Thuaju: "Po, për Zotin tim! Me siguri që ajo do t'ju vijë"! Ai i di të gjitha të fshehtat. Atij nuk mund t'i fshihet asnjë grimë as në qiej, as në Tokë e nuk ka asgjë më të vogël apo më të madhe se ajo, që të mos jetë shënuar në Librin e qartë.

4. (Kiameti do t'ju vijë) me qëllim që Ai të shpërblejë ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira. Për njerëz të tillë do të ketë falje dhe begati të mrekullueshme.

5. Ndërsa për ata që luftojnë kundër shpalljeve Tona, duke u përpjekur që t'i pengojnë ato, do të ketë dënim të tmerrshëm dhe të dhembshëm.

6. Ata, të cilëve u është dhënë dituria, e shohin se ajo, që të është zbritur ty nga Zoti yt, është e vërteta, e cila të udhëzon në rrugën e të Plotfuqishmit dhe të Denjit për çdo lavd.

7. Ndërsa jobesimtarët thonë: "A doni t'ju tregojmë një njeri[266] që pretendon se, kur të shpërbëheni plotësisht e të bëheni pluhur, ju, me siguri do të rikrijoheni nga e para?

---

[266] D.m.th. Muhamedin (a.s.).

8. A po trillon gënjeshtra për Allahun apo është i çmendur?" (Nuk është kështu), por ata që nuk besojnë në jetën tjetër, do të dënohen dhe janë në humbje të madhe.

9. Vallë, a nuk shohin ata çfarë ka para tyre e pas tyre në qiell dhe në Tokë? Sikur të donim, Ne do t'i fundosnim ata në tokë ose do të hidhnim mbi ta copa nga qielli. Me të vërtetë, në këtë ka shenjë për çdo rob që kthehet tek Allahu me pendesë.

10. Me të vërtetë, Ne i dhamë Daudit mirësi prej Nesh (dhe thamë): "O male dhe zogj! Lavdërojeni emrin Tim bashkë me Daudin". Ne ia zbutëm atij hekurin,

11. (dhe i thamë): "Puno parzmore të gjera! Thuri ato me maja të barazpeshuara dhe bëj vepra të mira! Pa dyshim, Unë shoh çfarë punoni ju."

12. Sulejmanit Ne ia nënshtruam erën, me të cilën udhëtimin e një muaji ai e bënte brenda një paraditeje ose një pasditeje. Ne i dhamë atij një burim të rrjedhshëm bakri të shkrirë dhe xhinde që i bëmë të punonin para syve të tij, me urdhrin e Zotit të tij. Këdo prej tyre që largohet nga urdhri ynë, do ta bëjmë që të shijojë dënimin e Zjarrit.



13. Ata punonin për atë çfarë të dëshironte: faltore dhe statuja, enë të gjera si puse dhe kazanë të mëdhenj të palëvizshëm. "O familje e Daudit! Bëni falënderim (për Allahun)!" Megjithatë, pak nga robërit e Mi, janë falënderues.

14. Kur Ne ia caktuam atij vdekjen, atyre[267] nuk u dha shenjë askush për vdekjen e tij, pos krimbit të drurit[268]. Dhe, kur u rrëzua (Sulejmani), u bë e qartë se, sikur ta dinin xhindet të padukshmen, nuk do të vijonin në dënimin e poshtëruar.

15. Vendbanimi i Sebës ishte një shenjë e qartë për banorët e tij: dy kopshte në të djathtë dhe në të majtë të lumit. (Ne u thamë atyre): "Hani nga ato që ju ka dhënë Zoti juaj dhe falënderojeni

[267] D.m.th xhindeve.
[268] Krimbi brejti shkopin ku Sulejmani mbështetej i vdekur.



Atë. I mrekullueshëm është vendi juaj dhe Falës i madh është Zoti juaj!”

16. Por ata nuk ua vunë veshin (fjalëve Tona), prandaj Ne lëshuam mbi ta ujërat e digës dhe dy kopshtet e tyre ua zëvendësuam me kopshte të tjera, me fruta të idhëta marine dhe pak lotusa.

17. Ne i dënuam kështu si pasojë e mosbesimit dhe e mosmirënjohjes së tyre. Vallë, a dënojmë Ne tjetërkënd, përveç mosmirënjohësve?

18. Midis atyre dhe qyteteve që i kemi bekuar, Ne vendosëm vendbanime të dukshme buzë rrugës dhe e bëmë të lehtë udhëtimin (duke u thënë): “Udhëtoni të sigurt nëpër to natë e ditë!”

19. Por ata thanë: “O Zoti ynë, bëje më të madhe largësinë e udhëtimeve tona”. kështu ata e ngarkuan veten me gjynahe dhe Ne i bëmë ata rrëfenja dhe i përndamë plotësisht. Sigurisht, në këtë, ka shenja si mësime për çdo të durueshëm dhe falënderues.

20. Me të vërtetë, hamendja e Iblisit për ata u vërtetua; ata shkuan pas tij, përveç një grupi besimtarësh të vërtetë.

21. Por ai (Iblisi) nuk ka pasur kurrfarë pushteti mbi ta. Ne vetëm kemi dashur të zbulojmë se kush beson në jetën tjetër e kush dyshon në të. Zoti yt është Mbikëqyrës i çdo gjëje.

22. Thuaju (o Muhamed): “Thirrini ata që i hyjnizoni krahas Allahut! Ata nuk kanë pushtet as sa pesha e një thërrmije, qoftë në qiej apo në Tokë; për ata nuk ka pjesë as në qiej, as në Tokë dhe Allahu nuk ka asnjë ndihmës nga radhët e tyre.”

23. Asnjë ndërmjetësim tek Ai nuk bën dobi, përveçse për atë që Ai jep leje. Kur t’u hiqet frika nga zemrat e tyre, ata do të thonë: “Çfarë tha Zoti juaj?” dhe do të përgjigjen: “Të vërtetën! Ai është i Lartësuar dhe i Madhërishëm.”

24. Thuaju: “Kush ju furnizon juve prej qiejve dhe prej Tokës?” - Thuaju: “Allahu! Ne nuk mund të jemi që të dyja palët në rrugën e drejtë, ose ju, ose ne jemi në humbje të qartë!”

25. Thuaju: “Ju, nuk do të pyeteni për atë që kemi gabuar ne, as ne nuk do të përgjigjemi për atë që bëni ju.”

26. Thuaju: “Ne do të na mbledhë Zoti ynë e do të gjykojë ndërmjet nesh me drejtësi. Ai është Gjykatës i drejtë e i Gjithëdijshëm.”

27. Thuaju: “M’i tregoni ata, që ia vishni Atij si ortakë.” Kurrsesi, ata nuk mund të jenë ortakë të Tij. Ai është Allahu (Një i Vetëm), i Plotfuqishmi dhe i Urti.

28. Ne të kemi dërguar ty (o Muhamed) vetëm si sjellës të lajmit të mirë dhe paralajmërues për të gjithë njerëzimin, por shumica e njerëzve nuk dinë.

29. Ata thonë: “Kur do të vijë ky premtim (Kiameti), nëse ju thoni të vërtetën?”

30. Thuaju atyre: “Dita juaj tashmë është caktuar. Ju nuk do të mund ta shtyni atë e as ta shpejtoni, qoftë edhe për një çast.”



31. Ata që nuk besojnë, thonë: “Ne nuk do të besojmë kurrsesi në këtë Kuran, as në ato që janë zbritur para tij”. Eh, sikur t’i shihje keqbërësit duke dalë para Zotit të tyre dhe duke shkëmbyer akuza me njëri-tjetrin. Të dobëtit do t’u thonë atyre që madhështoheshin: “Sikur të mos ishit ju, ne do të ishim besimtarë”.

32. Ata që madhështoheshin, do t’u thonë atyre që i quanin për të dobët: “Vallë, ne ju penguam nga udhëzimi i Allahut, kur ju erdhi juve?! Jo, por ju jeni keqbërës!”

33. Ndërsa të dobëtit do t’u thonë atyre që madhështoheshin: “Nuk është kështu! Ju keni komplotuar natë e ditë, duke na urdhëruar, që ta mohonim Allahun dhe t’i vishnim Atij (zota të tjerë) të barabartë me Atë”. Dhe ata do ta fshehin pikëllimin, kur ta shohin dënimin. Ne do të vëmë vargonj në qafat e atyre që mohuan. A do të ndëshkohen ndryshe, veçse sipas asaj që kanë bërë?!

34. Në çdo vendbanim që Ne kemi nisur ndonjë të dërguar, ata që bënin jetë luksoze thoshin: “Me të vërtetë, ne nuk besojmë në mesazhin që keni sjellë!”



35. Dhe thanë: “Ne kemi më shumë pasuri dhe fëmijë, prandaj ne nuk do të jemi të dënuar.”

36. Thuaju: “Pa dyshim, Zoti im ia shton riskun ose ia pakëson kujt të dojë, por shumica e njerëzve nuk e dinë këtë.”

37. As pasuria juaj, as fëmijët tuaj nuk do t’ju afrojnë më shumë te Ne, por vetëm ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira (e meritojnë këtë). Ata do të kenë shpërblim të shumëfishtë për atë që kanë bërë dhe do të jenë të sigurtë në banesa të larta (në Xhenet).

38. Ndërsa, ata që përpiqen t’i luftojnë shpalljet Tona, ata do të dënohen.

39. Thuaj: “Me të vërtetë, Zoti im i jep begati të bollshme kujt të dojë nga robërit e Tij dhe ia pakëson kujt të dojë. Ai ua zëvendëson atë që e ndani ju; Ai është Dhuruesi më i mirë.”

40. Ditën, kur do t’i tubojë të gjithë, do t’u thotë engjëjve: “Vallë, këta juve ju adhuronin?”



41. Ata do të thonë: “Qofsh i lavdëruar Ti, o Zoti ynë! Ti je Mbrojtësi ynë, jo ata. Ata adhuronin xhindet dhe shumica e mohuesve u besonin atyre.”

42. Atë Ditë ata nuk do të mund t’i bëjnë as dobi, as dëm njëri-tjetrit. Ne do t’u themi keqbërësve: “Shijoni dënimin e zjarrit të cilin e keni mohuar!”

43. Kur iu lexohen atyre shpalljet Tona të qarta, ata (paganët e Mekës) thonë: “Ky (Muhamedi a.s.) është vetëm njeri, që dëshiron t’ju largojë nga ajo që etërit tuaj kanë adhuruar”. Dhe ata thonë: “Ky (Kuran) nuk është asgjë tjetër veçse një gënjeshtër e trilluar!” Dhe, kur u vjen e Vërteta, jobesimtarët thonë: “Kjo është vetëm magji e qartë!”

44. Ne nuk u kemi dërguar asnjë Libër, për ta mësuar ata dhe Ne nuk u kemi dërguar atyre para teje asnjë paralajmërues.

45. Ata, që kanë qenë para tyre, i mohuan shpalljet Tona. Ata ishin dhjetë herë më të begatë dhe më të fuqishëm (se idhujtarët

e Mekës) e, megjithatë, i quajtën gënjeshtarë të dërguarit e Mi. Eh, si ka qenë dënimi Im (ndaj tyre)!

46. Thuaj (o Muhamed): "Unë ju këshilloj vetëm një gjë: ngrihuni sinqerisht për Allahun, dy nga dy ose një nga një, e pastaj gjykoni për shokun tuaj (Muhamedin) që nuk është i çmendur. Ai është dërguar vetëm që t'ju paralajmërojë para një dënimi të rëndë."

47. Thuaj: "Çfarëdo shpërblimi, që mund t'ju kem kërkuar, ai qoftë për ju. Shpërblimi im është vetëm tek Allahu; Ai është dëshmitar për çdo gjë".

48. Thuaj: "Pa dyshim, Zoti im shpall të Vërtetën. Ai është i Gjithëdijshëm për të gjitha të fshehtat."

49. Thuaj: "E vërteta erdhi, kurse e pavërteta është fshirë e nuk mund të shfaqet përsëri."

50. Thuaj: "Nëse gaboj, unë gaboj vetëm për dëmin tim e, nëse udhëzohem në rrugën e drejtë, kjo është nga shpallja e Zotit tim. Ai, me të vërtetë, i dëgjon të gjitha dhe është afër".



51. Sikur t'i shihje jobesimtarët, kur të frikësohen (gjatë ringjalljes)! Ata nuk do të kenë nga ikin dhe do të nxirren prej varreve të tyre.

52. Pastaj do të thonë: "Ne tashmë besojmë." Por si do ta përvetësojnë (besimin) nga një vend aq i largët (prej kësaj bote, ku vlen besimi)?!

53. Në të vërtetë, ata e mohuan besimin më parë (në këtë botë) dhe e përgënjeshtruan të padukshmen prej së largëti.

54. Një pengesë do të vendoset midis tyre dhe asaj që dëshironin, ashtu siç është bërë me të ngjashmit e tyre më parë. Me të vërtetë, ata të gjithë kanë qenë në dyshim të madh.

# 35 SURJA EL-FÂTIR

**Mekase - 45 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Lavdërimi qoftë për Allahun, krijuesin e qiejve dhe Tokës, i Cili i ka bërë engjëjt të dërguar me nga dy, tre dhe katër krahë. Ai shton në krijim çfarë të dojë. Allahu, me të vërtetë, është i pushtetshëm për çdo gjë.

2. Begatitë, që Allahu ua jep njerëzve nga mëshira e Tij, nuk mund t'i pengojë askush, ndërsa atë, që Ai e pengon, askush nuk mund ta japë veç Tij; Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti.

3. O njerëz! Kujtoni dhuntinë e Allahut për ju! A ka ndonjë krijues, veç Allahut, i cili ju furnizon nga qielli dhe Toka? S'ka zot tjetër të vërtetë përveç Tij. Atëherë, si po largoheni ju?

4. Nëse ata të quajnë ty gënjeshtar edhe para teje të dërguar të tjerë i kanë quajtur gënjeshtarë; tek Allahu kthehen të gjitha punët.

5. O njerëz! Pa dyshim, premtimi i Allahut (Dita e Gjykimit) është i vërtetë, prandaj të mos ju mashtrojë kurrsesi jeta e kësaj bote dhe të mos ju mashtrojë djalli për Allahun.

6. Me të vërtetë, djalli është armik për ju, andaj vështrojeni si armik! Ai vetëm i josh ithtarët e vet, që të bëhen shokë të zjarrit të përflakur.

7. Për ata që nuk besojnë, ka dënim të rëndë, kurse për ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, ka falje dhe shpërblim të madh.

8. A është ai, që veprat e veta të këqija i duken të mira (si ai që është i udhëzuar në rrugën e drejtë)? Me të vërtetë, Allahu shpie në humbje kë të dojë dhe udhëzon në rrugë të drejtë kë të dojë.

Ti mos e shqetëso veten deri në shkatërrim për humbjen e tyre! Allahu është vërtet i Gjithëdijshëm për atë që bëjnë ata.

9. Allahu është ai që i dërgon erërat, të cilat lëvizin retë. Ne i drejtojmë ato në viset e vdekura e, nëpërmjet tyre gjallërojmë tokën, pasi ka qenë e shkretë. Kështu do të jetë edhe ringjallja.

10. Kush dëshiron lavdi e pushtet, ta dijë se e gjithë lavdia e pushteti i takojnë Allahut. Tek Ai ngjiten fjalët e bukura, ndërsa veprën e mirë Ai e ngre Vetë. Sa i përket atyre që kurdisin të këqija, ata do të kenë dënim të rëndë dhe dredhitë e tyre do të dështojnë.

11. Allahu ju ka krijuar së pari prej dheut (Ademin), pastaj (pasardhësit e tij i ka krijuar) nga pika e farës dhe më në fund ju ka bërë çifte. Dhe asnjë femër nuk mbetet shtatzënë e as nuk lind pa dijeninë e Tij. Jeta e askujt nuk zgjatet e as nuk shkurtohet pa qenë e shënuar në Libër. Me të vërtetë, kjo për Allahun është e lehtë!



12. Edhe dy detet (llojet e ujit) nuk janë të njëjta: njëri është i ëmbël e i këndshëm dhe uji i pihet me shije, kurse tjetri është i njelmët dhe i hidhët. Ju ushqeheni me mish të njomë prej të dyve dhe prej tyre nxirrni stolitë që mbani. Shikoni anijet si çajnë ujin, ndërsa ju lundroni me to për të kërkuar nga dhuntitë e Tij. Ndoshta ju bëheni falënderues.

13. Ai e bën natën të kalojë në ditë dhe ditën të kalojë në natë. Ai i ka nënshtruar Diellin dhe Hënën, kështu që secili lëviz për një kohë të caktuar. Ky është Allahu, Zoti juaj. Pushteti është i Tij! Kurse ata që ju i adhuroni krahas Tij, nuk zotërojnë as sa cipa e bërthamës së hurmës.

14. Nëse ju u luteni atyre, ata nuk e dëgjojnë lutjen tuaj, por edhe sikur ta dëgjonin, nuk do t'ju përgjigjeshin. Në Ditën e Kiametit, ata do ta mohojnë adhurimin që u bënit atyre. Askush nuk mund të të njoftojë ty (o Muhamed) ashtu si Ai që është i Gjithëdijshëm.

15. O njerëz! Ju jeni të varfër e nevojtarë për Allahun, kurse Allahu s'ka nevojë për asgjë dhe është i Denjë për çdo lavd.



16. Nëse do, Ai ju zhduk dhe sjell krijesa të reja.

17. Kjo gjë nuk është e vështirë për Allahun.

18. Asnjë shpirt i ngarkuar nuk do të mbartë barrën e tjetrit. Nëse i ngarkuari rëndë thërret dikë që t'ia mbartë, nuk do t'i merret asgjë nga barra, edhe sikur të jetë i afërt. Në të vërtetë, ti paralajmëron vetëm ata që i frikësohen Zotit të tyre në fshehtësi dhe që falin namazin. Kush e pastron veten (nga gjynahet), në të vërtetë e ka për dobinë e vet, ndërsa kthimi është tek Allahu.

19. Nuk janë, kurrsesi, njësoj i verbëri dhe ai që sheh,

20. as errësira dhe drita,

21. as freskia (e hijes) dhe vapa.

22. Po ashtu, nuk janë kurrë të barabartë të gjallët dhe të vdekurit. Allahu bën të dëgjojë kë të dojë Vetë, kurse ti (Muhamed) nuk mund të bësh të dëgjojnë ata që janë në varre.

23. Ti je vetëm paralajmërues.

24. Ne të kemi dërguar ty me të Vërtetën, për të sjellë lajme të mira dhe për të paralajmëruar; nuk ka pasur asnjë popull që të mos i ketë ardhur paralajmërues.

25. Nëse ata të quajnë ty gënjeshtar, dije se edhe paraardhësit e këtyre i kanë përgënjeshtruar të dërguarit e tyre, që u sollën prova të qarta, shkrime dhe një Libër ndriçues.

26. Pastaj Unë i dënova mohuesit; eh, sa i tmerrshëm ka qenë dënimi Im!

27. Vallë, a nuk e sheh ti se si Allahu e lëshon ujin prej qiellit dhe nëpërmjet tij krijon fruta llojesh e ngjyrash të ndryshme?! Nëpër male gjenden shtigje të bardha dhe të kuqe, ngjyrash të ndryshme dhe krejtësisht të zeza.

28. Njerëzit, kafshët dhe bagëtitë janë llojesh të ndryshme gjithashtu. Në të vërtetë, nga robërit e Tij, Allahut i frikësohen vetëm dijetarët, (që e dinë se) Allahu është vërtet i Plotfuqishëm dhe Falës.

29. Pa dyshim, ata që lexojnë Librin e Allahut, falin namazin dhe japin fshehtazi apo haptazi nga ajo që u kemi dhënë Ne, mund të shpresojnë në një fitim që nuk do të humbasë.

30. Allahu do t'ua plotësojë atyre shpërblimin dhe do t'ua shtojë nga dhuntitë e Tij. Me të vërtetë, Ai është Falës dhe Falënderues.

31. Ajo që ta kemi shpallur ty në Libër, është e vërteta e cila konfirmon atë që është shpallur para tij. Sigurisht që Allahu i njeh dhe i sheh mirë robërit e Vet.

32. Pastaj, Ne ua dhamë Librin robërve Tanë të zgjedhur (nga ndjekësit e Muhamedit a.s.). Disa prej tyre i bëjnë dëm vetes (duke bërë vepra të ndaluara), disa janë në rrugë të mesme (duke kryer detyrimet dhe duke shmangur të ndaluarat), ndërsa disa, me lejen e Allahut, shkojnë përpara me të mira (përtej detyrimeve); kjo është dhuntia e madhe.

33. Ata do të hyjnë në kopshtet e Adnit të stolisur me bylyzykë ari e margaritarë dhe veshja e tyre do të jetë prej mëndafshi.

34. Pastaj do të thonë: "Lavdi Allahut, i Cili e ka larguar hidhërimin nga ne. Vërtetë, Zoti ynë është Falës dhe Falënderues.

35. Është Ai që me mirësinë e Tij na ka pranuar në shtëpinë e banimit të përhershëm, në të cilën nuk do të lodhemi e nuk do të rraskapitemi."

36. Për jobesimtarët është përgatitur zjarri i Xhehenemit, ku ata nuk do të vdesin dhe as që do t'u lehtësohet dënimi. Ja, kështu Ne do t'i dënojmë mosmirënjohësit.

37. Atje, ata do të thërrasin: "O Zoti ynë, nxirrna se do të bëjmë vepra të mira e jo nga ato që kemi bërë." (Atyre do t'u thuhet): "Vallë, a nuk jua zgjatëm jetën aq sa të mund të mendohej ai që donte të kujtonte (Allahun)?! Madje juve ju erdhi edhe paralajmëruesi? Andaj, shijoni (dënimin)! Për keqbërësit nuk ka kurrfarë ndihmësi!"

38. Vërtet, Allahu e njeh të fshehtën e qiejve e të Tokës dhe e di mirë ç'ka në zemrat e njerëzve.



39. Është Ai, që ju ka bërë trashëgimtarë në Tokë. Kush nuk beson, do të mbajë barrën e mohimit të vet. Mosbesimi u shton jobesimtarëve vetëm urrejtje para Zotit të tyre; mosbesimi u sjell atyre vetëm humbje.

40. Thuaju: “Vërini re idhujt që ju i adhuroni krahas Allahut! Më tregoni, çfarë kanë krijuar ata në Tokë?! A kanë marrë gjë pjesë në krijimin e qiejve? Apo Ne u kemi dhënë idhujtarëve një Libër, ku kanë prova (për idhujtarinë që bëjnë)?” Nuk është kështu, por keqbërësit i premtojnë njëri-tjetrit vetëm mashtrime.

41. Me të vërtetë, Allahu mban ekuilibrin e qiejve dhe të Tokës, që të mos shkatërrohen. Kur ato nisin të shkatërrohen, askush nuk mund t’i mbrojë, pos Tij. Me të vërtetë, Ai është i Butë dhe Falës (i gjynaheve).

42. Ata (paganët e Mekës) janë betuar solemnisht për Allahun që, nëse u vjen ndonjë (profet) paralajmërues, ata do të ndjekin udhëzimin e tij më shpejt se çdo popull tjetër. Por, kur u erdhi paralajmëruesi, kjo vetëm ua shtoi largimin prej rrugës së drejtë.



43. Ata u sollën me mendjemadhësi në Tokë dhe me dredhi të shëmtuara, të cilat godasin vetëm atë që i bën. Vallë, a presin ata diçka tjetër veç asaj që ka goditur të mëparshmit? Vërtet, Ti nuk mund të gjesh ndryshim ose shndërrim në ligjet e Allahut.

44. Vallë, a nuk kanë udhëtuar ata nëpër botë për të parë si ka qenë përfundimi i të mëparshmëve, të cilët kanë qenë më të fortë se këta? Allahut nuk mund t’i shpëtojë asgjë, as në qiej, as në Tokë. Ai është vërtet i Gjithëdijshëm dhe i Fuqishëm për çdo gjë.

45. Sikur Allahu t’i dënonte njerëzit sipas veprave që bëjnë, nuk do të mbetej në sipërfaqen e Tokës asgjë e gjallë, por Ai i shtyn ata deri në afatin e caktuar dhe, kur t’u vijë afati i tyre, ata do ta dinë se Allahu i mbikqyr mirë robërit e Vet.

# 36 SURJA JÂ SÎN

**Mekase - 83 vargje**

**Bismil-Lahir-Rahmanir-Rahim**

1. Jâ Sîn.

2. Për Kuranin plot urtësi!

3. Në të vërtetë, ti (Muhamed) je një nga të dërguarit

4. në rrugë të drejtë

5. me Shpalljen e të Plotfuqishmit, Mëshirëplotit,



6. që të paralajmërosh një popull, paraardhësit e të cilit nuk ishin të paralajmëruar, prandaj këta janë të pakujdesshëm.

7. Shumica e tyre meritojnë dënimin Tonë, se ata nuk besojnë.

8. Ne do t'u vëmë në qafë vargonj, të cilët do t'u arrijnë deri në mjekër, e kështu do të jenë si të mpirë.

9. Ne kemi vënë pengesë para tyre dhe pas tyre e i kemi mbuluar, kështu që ata nuk shohin.

10. Për ata është njëlloj, i paralajmërove apo nuk i paralajmërove, ata nuk besojnë.

11. Në të vërtetë, paralajmërimi yt i sjell dobi vetëm atij që ndjek Këshillën (Kuranin) dhe i frikësohet të Gjithëmëshirshmit, edhe pa e parë Atë. Këtij jepi lajmin e mirë për falje gjynahesh dhe shpërblim bujar!

12. Sigurisht, Ne i ringjallim të vdekurit dhe shënojmë veprat që kanë bërë dhe gjurmët e (punëve të) tyre. Ne e kemi llogaritur çdo gjë në një Libër të qartë.



13. Përmendu atyre shembullin e banorëve të qytetit, kur u erdhën të dërguarit.

14. Ne u dërguam atyre dy vetë, që ata i quajtën gënjeshtarë. Pastaj i përforcuam të dërguarit me një të tretë e ata thanë: "Ne, me të vërtetë, jemi dërguar te ju!"

15. Banorët u thanë: "Ju jeni vetëm njerëz si ne, e i Gjithëmëshirshmi nuk ju ka shpallur asgjë; ju vetëm gënjeni".

16. Ata u përgjigjën: "Zoti ynë e di që ne jemi vërtet të dërguar te ju

17. dhe kemi detyrë vetëm që të shpallim qartë".

18. Banorët thanë: "Ne parandiejmë fatkeqësi nga ju. Nëse nuk tërhiqeni, do t'ju gurëzojmë dhe me siguri do t'ju godasë një dënim i dhembshëm prej nesh".

19. Ata u përgjigjën: "Fatkeqësia, që ju ndollët, mund të vijë vetëm nga vetja juaj. Vallë, për shkak se po ju këshillojmë, na kërcënoni?! Ju jeni popull që kaloni çdo lloj kufiri."



20. Dhe nga skajet e qytetit erdhi një njeri, duke nxituar dhe tha: "O populli im, ndiqni të dërguarit!

21. Ndiqni ata, që nuk kërkojnë prej jush kurrfarë shpërblimi e që janë në rrugë të drejtë!

22. Përse të mos e adhuroj Atë, i Cili më ka krijuar e tek i Cili do të ktheheni të gjithë?

23. Vallë, përse duhet të adhuroj zota të tjerë përveç Tij? Nëse i Gjithëmëshirshmi do të dëshironte të më godiste me ndonjë të keqe, ndërmjetësimi i atyre (zotave) nuk do të më sillte kurrfarë dobie e as që do të mund të më shpëtonin.

24. Atëherë, unë do të isha me siguri në humbje të dukshme.

25. Unë i kam besuar Zotit tuaj, andaj, më dëgjoni!"

26. (Pasi e vrau populli i vet, atij) iu tha: "Hyr në Xhenet!" Ai tha: "Ah, sikur ta dinte populli im,

27. se si më fali Zoti im dhe më bëri të nderuar!”

28. Por pas (vdekjes së) tij, Ne nuk i dërguam kurrfarë ushtrie nga qielli (si dënim) popullit të tij dhe as që kishte nevojë për të dërguar.

29. (Mjaftoi për t’i dënuar ata) vetëm një zë i tmerrshëm, pas të cilit u shuan përnjëherësh.

30. Ah, sa mjerim për ata njerëz! Kurdo që u vinte ndonjë i dërguar, ata nuk bënin tjetër, por vetëm talleshin me të.

31. Vallë, a nuk e kishin parë ata se sa e sa brezni para tyre që kishim shkatërruar nuk u kthyen më?!

32. Të gjithë ata do të paraqiten bashkërisht te Ne.

33. Shenjë për ata është toka e vdekur; Ne e ringjallim atë dhe nga ajo nxjerrim drithëra, me të cilat ushqehen.

34. Ne kemi krijuar në tokë kopshte hurmash dhe vreshta e kemi bërë të shpërthejnë në të burime uji,



35. që ata t’i hanë frutat e tyre. Këto nuk i bënë duart e tyre; ndaj, përse ata nuk duan të jenë mirënjohës?!

36. Qoftë lavdëruar Ai që i ka krijuar çift të gjitha llojet: çka mbin prej tokës, ata vetë dhe ato që nuk i dinë!

37. Një shenjë tjetër për ata është nata, prej së cilës Ne e tërheqim ditën dhe atëherë ata mbeten në errësirë.

38. Dielli sillet në drejtimin e vet të caktuar. Kështu e ka paracaktuar i Plotfuqishmi, i Gjithëdijshmi.

39. Hënës i kemi caktuar faza; ajo përditë hahet e bëhet si rremi i përkulur i hurmës.

40. As Dielli nuk mund ta arrijë Hënën e as nata nuk mund t’ia kalojë ditës; të gjitha lundrojnë në orbitat e veta.

41. Një shenjë tjetër për ata është që paraardhësit e tyre Ne i ngarkuam në anijen e mbushur plot (të Nuhut)



42. dhe për ata Ne krijuam mjete të ngjashme me atë anije, në të cilat hipin.

43. Po të duam, Ne i fundosim ata e atëherë as nuk do të mund t'i ndihmojë kush, as nuk do të mund të shpëtojnë,

44. përveçse me mëshirën Tonë, duke i lënë ata të kënaqen njëfarë kohe.

45. Kur atyre u thuhet: "Druajuni asaj që keni para jush dhe asaj që është pas jush, me qëllim që Allahu t'ju mëshirojë" (ata nuk ia vënë veshin).

46. Sa herë që atyre u vjen ndonjë nga shenjat e Zotit të tyre, ata i shmangen asaj.

47. E kur atyre u thuhet: "Jepni nga ato që ju ka dhënë Allahu", atëherë, mohuesit u thonë besimtarëve: "Pse, ne do t'i ushqejmë ata që, po të donte Allahu, do t'i ushqente Vetë? Ju jeni vërtet në humbje të qartë!"



48. Ata (mosbesimtarët) thonë gjithashtu: "Kur do të përmbushet ky premtim, nëse ajo që thoni është e vërtetë?"

49. Ata presin vetëm një zë të tmerrshëm, që do t'i kaplojë, ndërsa grinden me njëri-tjetrin.

50. Atëherë ata nuk do të mund të lënë testament e as të kthehen te familjet e tyre.

51. Dhe, kur të fryhet në Sur, ata do të dalin nga varret dhe do të nxitojnë drejt Zotit të tyre,

52. duke thënë: "Mjerë ne! Kush na ngriti prej varreve tona?" (Do t'u thuhet): "Ja, kjo është ajo që ka premtuar i Gjithëmëshirshmi; të dërguarit kanë thënë të vërtetën!"

53. Do të jetë ai vetëm një zë i tmerrshëm e ata të gjithë do të paraqiten para Nesh.

54. Atë ditë askujt nuk do t'i bëhet ndonjë padrejtësi dhe ju do të shpërbleheni vetëm sipas asaj që keni bërë.

55. Sigurisht që atë ditë banorët e Xhenetit nuk do të mendojnë për gjë tjetër, veç lumturisë së tyre.

56. Ata dhe gratë e tyre do të jenë në hije, të mbështetur në ndenjëse të lartuara.

57. Për ata do të ketë aty fruta dhe çdo gjë që dëshirojnë.

58. "Paqe!" do të jetë fjala prej një Zoti Mëshirëplotë.

59. (Ndërsa keqbërësve Ai do t'u thotë): "Veçohuni sot ju, o kriminelë!

60. Vallë, a nuk ju kam urdhëruar, o bijtë e Ademit, që të mos e adhuroni djallin, se ai është vërtet armik i hapët i juaji,

61. por të më adhuroni vetëm Mua?! Kjo është rruga e drejtë.

62. Sigurisht që ai (djalli) ka shpënë në humbje një mizëri prej jush; vallë a nuk po mendoni?!



63. Ky është Xhehenemi, që ju ishte premtuar.

64. Digjuni tani në të, sepse kurrë nuk besuat!"

65. Sot Ne do t'ua vulosim atyre gojët e do të Na flasin duart e tyre dhe do të dëshmojnë këmbët e tyre për atë që kanë bërë.

66. Sikur të donim, Ne do t'ua verbonim atyre sytë, kështu që ata do ta kërkonin më kot rrugën! Vallë, si do të shihnin?

67. Sikur të kishim dashur, Ne do t'i kishim shndërruar ata (në krijesa të tjera) në atë vend e ata nuk do të mund as të shkonin e as të ktheheshin.

68. Kujtdo, që i japim jetë të gjatë, Ne e bëjmë sërish krijesë të dobët. Vallë, a nuk kuptojnë ata?

69. Ne nuk ia kemi mësuar atij (Muhamedit) poezinë e ajo as që është për të. Ky (libër që ka sjellë) është vetëm këshillë dhe një Kuran i qartë,

70. për të paralajmëruar këdo që është gjallë dhe për t'u përmbushur fjala e Tij ndaj mohuesve.



71. Vallë, a nuk e shohin ata se, ndër gjërat që Duart Tona kanë krijuar për ta, janë bagëtitë që ata zotërojnë?!

72. Ne bëmë që ato t'u nënshtrohen atyre, kështu që disa i shalojnë e prej disave ushqehen,

73. prej disave pinë dhe nxjerrin dobi të tjera. Vallë, si të mos falënderojnë!

74. Por ata kanë zgjedhur zota të tjerë në vend të Allahut, duke shpresuar se do të ndihmohen prej tyre.

75. Zotat nuk mund t'i ndihmojnë, e megjithatë idhujtarët janë si një ushtri e pranishme për (t'i mbrojtur) ata.

76. Mos u dëshpëro nga fjalët e tyre! Ne e dimë çfarë fshehin dhe çfarë shpallin.

77. A nuk sheh njeriu se si Ne e krijuam atë prej pikës së farës, e megjithatë ai bëhet kundërshtar i hapët?!

78. Ai na sjell shembull, duke harruar krijimin e vet dhe thotë: "Kush do t'i ngjallë eshtrat kur të kalben?"

79. Thuaj: "Do t'i ngjallë Ai që i krijoi ato për herë të parë; Ai ka njohuri të plotë për çdo krijesë;

80. Ai që prej drurit të njomë bëri për ju zjarrin, të cilin e përdorni për të ndezur".

81. Vallë, a nuk është i Zoti Ai që krijoi qiejt dhe Tokën, t'i rikrijojë ato? Po! Ai është Krijuesi i çdo gjëje dhe i Gjithëdijshmi!

82. Vërtet, urdhri i Tij, kur Ai dëshiron diçka, është që t'i thotë asaj "Bëhu!" - dhe ajo bëhet.

83. Prandaj, qoftë lartësuar Ai, në Dorën e të Cilit është pushteti mbi çdo gjë! Tek Ai do të ktheheni!

# 37 SURJA ES-SÂFFÂT

**Mekase - 182 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Betohem në ata (engjëj) që janë të radhitur

2. dhe në ata që pengojnë (të keqen)

3. dhe në ata që e lexojnë Kuranin,

4. se, në të vërtetë, Zoti juaj është Një,

5. Zot i qiejve dhe i Tokës dhe çfarë gjendet mes tyre dhe Zot i lindjeve (të diellit)!



6. Ne e kemi stolisur qiellin e kësaj bote me shkëlqimin e yjeve,

7. mbrojtje nga djajtë kryeneçë.

8. (Kështu që) ata nuk e përgjojnë dot Grupin më të Lartë (engjëjt lart në qiej) dhe qëllohen (me meteorë) nga të gjitha anët.

9. Pastaj, ashtu të përzënë do të kenë vuajtje të përhershme (në jetën tjetër).

10. (Djajtë nuk përgjojnë dot), veç atij që grabit diçka e që e ndjek një yll verbues.

11. Pyeti (o Muhamed) ata (mekas mosbesimtarë): A është më i vështirë krijimi i tyre apo i të gjitha gjërave të tjera që i kemi krijuar? Ata i kemi krijuar nga balta ngjitëse.

12. Ti çuditesh (pse ata s'të besojnë), ndërsa ata të përqeshin (pse çuditesh)

13. e, kur u drejtohen këshilla, ata nuk ua vënë veshin.

14. Kur shohin një mrekulli, ata e nxisin njëri-tjetrin për t'u tallur

15. dhe thonë: “Kjo s’është gjë tjetër, veçse një magji e kulluar!”

16. (Ata thonë): “Vallë, kur të vdesim dhe të bëhemi eshtra e pluhur, a thua njëmend do të ringjallemi?

17. Edhe paraardhësit tanë të lashtë?”

18. Thuaju: “Po dhe do të jeni të poshtëruar!”

19. Ai (zëri i bririt të ringjalljes) do të jetë një zë i vetëm dhe të gjithë (mohuesit e ringjallur) do të shohin (se ç’do të bëhet me ta)

20. dhe do të thonë: “Mjerë për ne, kjo është Dita e Gjykimit!”

21. Po, kjo është Dita e Gjykimit, të cilën ju e keni përgënjeshtruar!

22. (Engjëjve do t’u thuhet): “Mblidhini njerëzit e këqij, shokët e tyre (djaj) dhe idhujt që i kanë adhuruar

23. krahas Allahut e tregojuni atyre rrugën e Zjarrit flakërues!

24. Ndalini ata, se do të pyeten:



25. “Ç’keni që nuk e ndihmoni njëri-tjetrin?”

26. Por, atë Ditë ata do të jenë plotësisht të dorëzuar,

27. e do t’i afrohen njëri-tjetrit, duke u grindur.

28. (Pasuesit) do t’u thonë (prijësve): “Ju na vinit nga ana e djathtë[269]”.

29. Ata do të përgjigjen: “Jo, ju vetë nuk ishit besimtarë!

30. Ne nuk kishim kurrfarë pushteti mbi ju, por ju ishit popull i pabindur.

31. E kështu u përmbush fjala e Zotit kundër nesh; ne të gjithë do ta shijojmë me siguri dënimin.

32. Ne ju mashtruam juve, por edhe vetë ishim të mashtruar.”

---

[269] E djathta paraqet në kulturën dhe në gjuhën arabe (dhe jo vetëm në të) anën e arsyes dhe të së mirës, kështu që shprehja “na vinit nga e djathta” do të thotë: “Ju na paraqiteshit me argumente që në pamje të parë ishin të paqortueshme, për të na nxjerrë nga rruga e drejtë”.

33. Atë Ditë, të gjithë ata do të jenë së bashku në dënim.

34. Ne kështu veprojmë me keqbërësit,

35. sepse, kur u thuhej atyre: “Nuk ka zot tjetër (të vërtetë) veç Allahut!” - ata tregoheshin mendjemëdhenj

36. dhe thoshin: “Vallë, a t’i braktisim hyjnitë tona për shkak të një poeti të marrë?”

37. Nuk është ashtu (siç thonë ata), por ai (Muhamedi a.s.) ka sjellë të vërtetën dhe ka pohuar atë që thonin të dërguarit e mëparshëm.

38. Sigurisht, ju do ta provoni dënimin e dhembshëm

39. dhe do të shpërbleheni vetëm sipas asaj që keni bërë!

40. Kurse robërit e sinqertë të Allahut,

41. do të kenë mirësi të caktuara dhe

42. fruta të ndryshme e do të jenë të respektuar,

43. në kopshtet e lumturisë,

44. në kolltuqe, përballë njëri-tjetrit.

45. Aty do t’u shërbehet një gotë e mbushur nga një burimi i rrjedhshëm,

46. (me pije) të bardhë e të shijshme për ata që do ta pinë.

47. Prej saj as nuk do të trullosen dhe as nuk do të dehen.

48. Pranë tyre do të jenë gra me shikim të ulur e sy të bukur

49. sikur të ishin vezë të ruajtura mirë.

50. Ata do t’i qasen njëri-tjetrit e do të bisedojnë.

51. Dhe njëri prej tyre do të thotë: “Unë kam pasur një shok,

52. i cili më thoshte: “Vallë, edhe ti je nga ata që besojnë

53. se, kur të vdesim e të bëhemi eshtra e pluhur, do të japim llogari vërtet?!”

54. - A doni ta shikoni (atë që më qortonte për shkak të besimit tim)?"

55. Dhe ai do të shikojë poshtë dhe do ta shohë atë në mes të Zjarrit flakërues

56. e do t'i thotë: "Për Allahun! Për pak më shkatërrove edhe mua.

57. Po të mos ishte dhuntia e Zotit tim, edhe unë do të isha në zjarr (bashkë me ty)".

58. (Banorët e Xhenetit do të thonë:) "A nuk do të vdesim më,

59. përveç vdekjes së parë? Dhe as nuk do të dënohemi?"

60. Vërtet, kjo është fitorja më e madhe!

61. Për diçka të tillë, le të përpiqen punëtorët!

62. A është më e mirë kjo gjendje apo pema e zekumit?

63. Ne e kemi bërë atë si mundim për keqbërësit.

64. Njëmend, kjo pemë del nga fundi i Zjarrit flakërues

65. dhe frutet e saj janë si kokat e djajve.

66. Me të vërtetë, ata do ta hanë këtë frut dhe me të do ta mbushin barkun.

67. Pastaj, ata do të kenë një përzierje me ujë të nxehtë (për të pirë)

68. e pas kësaj, me siguri, kthimi i tyre do të jetë në Zjarrin flakërues.

69. Ata i gjetën etërit e tyre në humbje,

70. dhe kështu vazhduan pas gjurmëve të tyre.

71. Por, edhe para tyre humbën (rrugën) shumica e popujve të lashtë.

72. Në të vërtetë, Ne u dërguam atyre paralajmërues.

73. E tani shiko se cili qe fundi i atyre që u paralajmëruan,

74. përveç robërve të sinqertë të Allahut.

75. Kur Nuhu Na thirri (në ndihmë), Ne iu përgjigjëm bukur:

76. e shpëtuam atë dhe familjen e tij prej katastrofës së madhe,

77. i lamë në jetë vetëm pasardhësit e tij

78. dhe e lamë atë kujtim te brezat e tjerë.

79. "Paqja qoftë me Nuhun ndërmjet gjithë krijesave!"

80. Ne, kështu i shpërblejmë punëdrejtët.

81. Ai është vërtet nga robërit Tanë besimtarë.

82. Pastaj i fundosëm të tjerët.

83. Pa dyshim që një nga ithtarët e (besimit të) tij (Nuhut) ishte Ibrahimi.

84. Ai i erdhi Zotit të vet me zemër të pastër,

85. kur i tha babait dhe popullit të vet: "Çfarë adhuroni ju?

86. Vallë, a dëshironi hyjni të rreme në vend të Allahut?

87. Çfarë mendoni ju për Zotin e gjithësisë?"

88. Pastaj u hodhi një shikim yjeve

89. e tha: "Unë jam i sëmurë".[270]

90. Ata u larguan prej tij, duke e lënë pas.

91. Pastaj, ai u përvodh te hyjnitë e tyre dhe u tha: "A nuk po hani?

92. Ç'keni, përse nuk flisni?"

93. Iu afrua atyre kalimthi, duke i goditur me dorën e djathtë.

94. (Mbasi u kthyen dhe panë idhujt e thyer) njerëzit nxituan nga ai.

95. Ai u tha: "Vallë, ju adhuroni ato që i keni gdhendur vetë,

96. ndërkohë që Allahu është Ai që ju ka krijuar juve dhe gjithçka që bëni?!"

---

[270] Ibrahimi tha kështu që të mos merrte pjesë së bashku me banorët e tjerë në një festë pagane që zhvillohej jashtë qytetit.

97. Ata thanë: "Përgatitni për të një furrë dhe hidheni në zjarrin flakërues!"

98. Dhe deshën t'i ngrinin një kurth, por Ne i bëmë ata më të poshtëruarit.

99. Ai tha: "Unë po shkoj te Zoti im. Ai do të më udhëzojë."

100. "O Zoti im, dhuromë një fëmijë prej të mirëve!"

101. Dhe Ne i dhamë lajmin e gëzuar për një djalë të mbarë!

102. Kur fëmija u rrit aq sa ta ndihmonte në punë, Ibrahimi i tha: "O djali im, kam parë ëndërr se duhet të të flijoj. Çfarë mendon ti?" – I biri i tha: "O ati im, vepro ashtu siç je urdhëruar! Dashtë Allahu, unë do të jem i durueshëm!"

103. Pasi iu nënshtruan që të dy urdhrit, (Ibrahimi) e vuri (Ismailin) me ballë përtokë.

104. Ne e thirrëm: "O Ibrahim,

105. ti e përmbushe ëndrrën." Vërtet, Ne kështu i shpërblejmë punëmirët!

106. Kjo, me të vërtetë ka qenë një sprovë e qartë!

107. Dhe Ne e zëvendësuam atë (Ismailin) me një kurban të madh,

108. dhe i lamë atij (Ibrahimit) kujtim të mirë në brezat e mëvonshëm.

109. "Paqja qoftë mbi Ibrahimin!"

110. Ja, kështu, Ne i shpërblejmë punëmirët.

111. Ai ka qenë vërtet një nga robërit Tanë besimtarë.

112. Ne i dhamë atij lajmin e mirë për (lindjen e) Is'hakut, profet prej njerëzve të mirë.

113. Dhe Ne e bekuam atë dhe Is'hakun, por midis pasardhësve të tyre, përveç punëmirëve, ka edhe të atillë që e kanë ngarkuar dukshëm veten me gjynahe.

114. Ne i dhamë dhuntinë Tonë Musait dhe Harunit

115. dhe i shpëtuam ata të dy dhe popullin e tyre nga mjerimi i madh.

116. Ne i ndihmuam dhe ata ngadhënjyen.

117. Ne u dhamë atyre Librin e qartë,

118. i udhëzuam në rrugën e drejtë

119. dhe u lamë kujtim të mirë për ta brezave të mëvonshëm.

120. “Paqja qoftë mbi Musain dhe Harunin!”

121. Ja, kështu, Ne i shpërblejmë punëmirët!

122. E pa dyshim, ata të dy janë nga robërit Tanë besimtarë.

123. Edhe Iljasi ka qenë vërtet një prej të dërguarve.

124. Ai i tha popullit të vet: “A nuk po i frikësoheni Allahut?!”



125. Vallë, a i luteni ju Ba‘lit[271], ndërsa braktisni Krijuesin më të mirë,

126. Allahun, Zotin tuaj dhe Zotin e të parëve tuaj të lashtë?!”

127. Ata e quajtën atë gënjeshtar dhe, për këtë shkak, do të çohen (në dënimin e Zjarrit),

128. përveç robërve të sinqertë të Allahut.

129. Dhe Ne i lamë atij kujtim të mirë te brezat e mëvonshëm:

130. “Paqja qoftë mbi Iljasin!”

131. Ja, kështu, Ne i shpërblejmë punëmirët!

132. Ai ka qenë vërtet një nga robërit Tanë besimtarë.

133. Sigurisht, edhe Luti ka qenë njëri prej të dërguarve.

134. Ne e shpëtuam atë dhe tërë familjen e tij,

135. përveç plakës që mbeti prapa me të dënuarit,

---

[271] Një idhull i njohur ndër popujt e lashtë të Lindjes së Mesme.

136. pastaj i zhdukëm të tjerët.

137. Ju që kaloni pranë rrënojave të tyre në mëngjes

138. dhe natën, a nuk po e mblidhni mendjen?

139. Junusi ka qenë gjithashtu njëri nga të dërguarit.

140. Ai nxitoi drejt një anijeje të mbushur plot e përplot

141. dhe hodhi short (me detarët se kush duhej të hidhej)[272] dhe humbi.

142. Pastaj atë e gëlltiti një balenë, se ai kishte bërë diçka të gabuar,

143. dhe, po të mos ishte nga ata që i luten Allahut,

144. me siguri do të mbetej në barkun e saj deri në Ditën e Ringjalljes.

145. Por Ne e hodhëm atë në një breg të shkretë, duke qenë i sëmurë.

146. Dhe bëmë që sipër tij të mbinte një bimë kungulli (për t'i bërë hije).

147. Pastaj e dërguam atë te njëqind mijë e më tepër njerëz,

148. dhe ata i besuan, prandaj u dhamë jetë të këndshme për një kohë.

149. Pyeti ata (o Muhamed): "Vallë, për Zotin tënd janë vajzat, ndërsa për vete kanë djemtë?!

150. Apo Ne i krijuam engjëjt si femra e ata ishin dëshmitarë?!"

151. Sigurisht që ata shpifin kur thonë:

152. "Allahu ka lindur fëmijë"! - Ata, në të vërtetë, janë gënjeshtarë.

153. Vallë, Ai ka parapëlqyer vajzat ndaj djemve?!

[272] Sipas komentuesve të Kuranit (konkretisht Ibn Kethirit), për shkak të ngarkesës së madhe, anija ishte gati të mbytej, prandaj detarët ranë dakord ta bëjnë me short se kush do të hidhej nga anija, në mënyrë që pesha e saj të lehtësohej e të shpëtonin nga mbytja.

154. Çfarë keni që gjykoni kështu?!

155. A nuk po mendoni?!

156. Apo keni ndonjë provë të qartë për atë që thoni?!

157. Sillni librin tuaj, nëse thoni të vërtetën!

158. Idhujtarët kanë trilluar farefisni ndërmjet Zotit dhe xhindeve, kurse xhindet e dinë se ata do të sillen të gjithë para Tij.

159. Lavdi Allahut, qoftë i pastër nga ajo që ata ia veshin Atij!

160. Por robërit e sinqertë të Allahut nuk adhurojnë askënd tjetër përveç Tij.

161. "Me të vërtetë, as ju, as idhujt tuaj,

162. nuk mund të mashtroni askënd kundër (Atij),

163. përveç atyre, që do të digjen në Zjarrin flakërues.[273]



164. Çdonjëri prej nesh e ka vendin e caktuar (në qiell, ku adhuron Allahun).

165. Ne jemi ata që qëndrojmë në radhë,

166. dhe ne jemi ata që e lavdërojmë Atë!"

167. Edhe pse ata (idhujtarët mekas) thoshin:

168. "Sikur të kishim një Libër nga popujt e mëparshëm,

169. ne, me siguri, do të ishim robër të sinqertë të Allahut",

170. ata e mohuan Kuranin, por së shpejti do ta marrin vesh!

171. Shumë kohë më parë Ne u premtuam robërve Tanë të dërguar

172. se ata do të ndihmohen (prej Nesh)

173. dhe se ushtritë tona do të jenë me siguri fitimtare!

174. Andaj, largohu prej tyre për njëfarë kohe!

---

[273] Sipas disa komentuesve të Kuranit, këto janë fjalët e engjëllit Xhebrail.

175. Vështroji ata (kur t'u zbresë dënimi), se edhe ata do ta shohin (si janë pasojat e mosbesimit të tyre)!

176. Vallë, a mos po kërkojnë ata shpejtimin e dënimit Tonë!

177. Kur t'u bjerë në mesin e tyre, mëngjesi i atyre që janë paralajmëruar do të jetë shumë i shëmtuar.

178. Andaj, largohu prej tyre për njëfarë kohe!

179. Vështroji ata, se edhe ata do ta shohin!

180. I lartësuar qoftë Zoti yt, Zoti i Madhështisë e i Lavdisë, mbi çfarë i veshin ata!

181. Paqja qoftë mbi të dërguarit,

182. dhe të gjitha lavdet e falënderimet qofshin për Allahun, Zotin e botëve!

# 38 SURJA SÂD

**Mekase - 88 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Sâd! Betohem në Kuranin plot këshilla,

2. (se ti Muhamed thua të vërtetën), por jobesimtarët janë mendjemëdhenj dhe kundërshtues.

3. Sa e sa breza para tyre, Ne i kemi zhdukur; ata kanë thirrur për mëshirë, por ka qenë vonë!

4. Ata (mekasit) çuditen për ardhjen e një paralajmëruesi nga gjiri i tyre dhe jobesimtarët thonë: "Ky është magjistar dhe gënjeshtar.

5. A mos kërkon ai, që të gjithë zotat t'i bëjë një Zot të Vetëm? Vërtet që kjo është një gjë e çuditshme!"

6. Paria e tyre largohet, duke thënë: "Mos ia vini veshin dhe qëndroni të durueshëm pranë zotave tuaj! Kjo është puna që duhet bërë vërtet.

7. Këtë (monoteizëm) nuk e kemi dëgjuar në fenë e fundit (fenë e krishterë). Ky është vetëm një trillim i gënjeshtërt.

8. Pse, vetëm atij i është shpallur Fjala e Allahut ndërmjet nesh?!" Po, ata dyshojnë në Këshillën Time, sepse ende nuk e kanë provuar dënimin Tim.

9. A mos vallë, ata kanë në dorë thesaret e mëshirës së Zotit tënd, të Plotfuqishmit, Dhuruesit?!

10. Apo i tyre është pushteti i qiejve, i Tokës dhe ç'ka midis tyre?! Atëherë le të ngjiten me litar (në qiell).

11. Grupi i tyre (mekasve) është vetëm një prej ushtrive, të cilat do të shpartallohen.

12. Edhe para tyre ka përgënjeshtruar populli i Nuhut, fisi Ad dhe Faraoni - njeriu i hunjve (ku torturonte njerëzit),

13. por edhe fisi Themud, edhe populli i Lutit, edhe banorët e Ejketit; ata ishin vërtet ushtri të fuqishme.

14. Të gjithë ata i quajtën të dërguarit gënjeshtarë, andaj e merituan dënimin Tim.

15. Kurse këta (mekasit) presin vetëm një britmë (fryrjen e parë të bririt) që nuk do të pushojë[274].

16. Ata thonë: "O Zoti ynë, shpejtona pjesën tonë (të dënimit) para Ditës së Llogarisë!"

17. Ti duroje atë që thonë ata dhe kujtoje robin Tonë të fuqishëm, Daudin, që përherë i drejtohej Zotit.

18. Ne ia nënshtruam malet që, bashkë me të, t'i luteshin Allahut, në mbrëmje dhe në mëngjes,

19. edhe shpendët e tubuar. Të gjithë i drejtoheshin Atij.

20. Ne ia forcuam mbretërinë dhe i dhamë mençuri e dijeni për të gjykuar.

21. A e ke dëgjuar historinë e dy kundërshtarëve, që hipën mbi murin e faltores së tij?

22. Kur hynë te Daudi, ai u frikësua prej tyre. Ata thanë: "Mos u frikëso! Ne jemi dy kundërshtarë, një nga të cilët i ka bërë padrejtësi tjetrit, prandaj gjyko me drejtësi dhe mos u shmang (prej së vërtetës), por na udhëzo në rrugë të drejtë".

23. (Njëri prej tyre tha:) "Ky është vëllai im. Ai ka nëntëdhjetë e nëntë dele, kurse unë kam vetëm një dele, andaj më tha: "Ma jep mua atë!" - dhe më mundi me fjalë."

---

[274] Pra, nuk do të pushojë derisa të shuhet gjithçka që ndodhet në qiej dhe në Tokë, përveç atyre që do Allahu.

24. Daudi tha: “Vërtet, ai të ka bërë padrejtësi që të ka kërkuar delen tënde të vetme, për ta bashkuar me delet e veta. Shumë bashkëpronarë i bëjnë padrejtësi njëri-tjetrit, përveç atyre që besojnë dhe bëjnë punë të mira, por ata janë pak”. Daudi e kuptoi, se në të vërtetë Ne e kishim vënë në provë atë, prandaj kërkoi falje nga Zoti i vet, ra në gjunjë dhe u përul, duke u penduar.

25. Pastaj, Ne ia falëm këtë e ai te Ne do të jetë i afërt dhe do të ketë strehim të mirë (në jetën tjetër).

26. “O Daud, Ne të kemi bërë mëkëmbës në Tokë, prandaj gjyko ndërmjet njerëzve me drejtësi dhe mos shko pas dëshirave dhe tekave, se ato të largojnë nga rruga e Allahut! Me të vërtetë, për ata që largohen nga rruga e Allahut, ka dënim të ashpër, ngaqë e kanë harruar Ditën e Llogarisë.”

27. Ne nuk e kemi krijuar kot qiellin, Tokën dhe çfarë ndodhet midis tyre. Kjo është hamendja e jobesimtarëve; prandaj mjerë jobesimtarët kur të hidhen në zjarr!

28. A t’i trajtojmë njëlloj ata që besojnë e bëjnë vepra të mira dhe turbulluesit në Tokë?! A t’i trajtojmë njëlloj njerëzit e devotshëm dhe njerëzit e mbrapshtë?!

29. Ky (Kuran) është një libër i bekuar, që Ne ta kemi zbritur ty (Muhamed), për të përsiatur mbi vargjet e tij dhe për t’u këshilluar me të mendarët.

30. Ne i falëm Daudit Sulejmanin, një rob të mrekullueshëm. Ai i drejtohej gjithnjë me pendesë Zotit!

31. Kur një pasdite iu paraqitën kuajt këmbëshpejtë,

32. ai tha: “Unë shfaqa dashuri më të madhe për pasurinë (kuajt), sesa për lutjen ndaj Zotit tim, derisa dielli humbi mbas malit.

33. M’i ktheni ata (kuajt)” - e pastaj nisi t’i presë me shpatë këmbët dhe qafat e tyre.

34. Ne e vumë në provë Sulejmanin dhe vendosëm në fronin e tij një trup, por ai iu drejtua Zotit

35. dhe tha: “O Zoti im, më fal dhe më dhuro një pushtet që të mos e ketë askush pas meje! Me të vërtetë, Ti je Dhurues i madh!”

36. Pastaj, Ne ia nënshtruam atij erën që të frynte me urdhrin e tij, andej nga të donte ai.

37. (Gjithashtu ia nënshtruam) edhe djajtë, ndërmjet të cilëve kishte ndërtues dhe zhytës në ujë,

38. si dhe të tjerë të lidhur në pranga.

39. (Ne i thamë): “Kjo është dhurata Jonë për ty, prandaj jep lirisht ose mos jep gjë prej saj, sepse nuk do të kesh kurrfarë llogarie për këtë!

40. Me të vërtetë, ai te Ne do të ketë vend të afërt dhe strehim të mirë (në jetën tjetër).

41. Kujtoje robin Tonë Ejubin, kur iu lut Zotit të vet: “Me të vërtetë, më ka goditur djalli me mundim dhe vuajtje!”

42. (Ne iu përgjigjëm): “Bjeri me këmbë tokës dhe aty do të dalë një burim me ujë të ftohtë për larje dhe pirje!”

43. Ne ia kthyem atij familjen dhe dy herë më tepër, si mëshirë prej Nesh dhe këshillim për mendarët.

44. (Ne i thamë atij): “Merr me dorën tënde një tufë thuprash e bjeri lehtë me to (gruas tënde) dhe mos e shkel betimin tënd![275]” Ne e gjetëm atë të durueshëm, rob të mrekullueshëm. Ai kthehej vazhdimisht me pendesë tek Zoti!

45. Kujto robërit Tanë: Ibrahimin, Is’hakun dhe Jakubin, të fortë (në besim) dhe largpamës.

46. Ne u dhuruam atyre një virtyt të veçantë, që ta kenë gjithmonë në mend botën e ardhshme.

---

[275] Sipas komentuesve të Kuranit, gjatë kohës që ishte sëmurë, Ejubi (a.s.) u inatos me të shoqen për disa çështje dhe u betua që, nëse do ta shëronte Allahu, ai do ta godiste gruan njëqind herë me thupër. Pasi u shërua, Allahu e urdhëroi Ejubin ta përmbushte betimin, por duke e qëlluar gruan lehtë një herë të vetme me një tufë prej njëqind thuprash.

47. Njëmend, ata janë tek Ne, nga njerëzit më të mirë e më të zgjedhur.

48. Kujtoje edhe Ismailin, Eljesain dhe Dhulkiflin. Të gjithë ata kanë qenë nga besimtarët e zgjedhur e të mirë.

49. Ky është një përkujtim. Vërtet, për njerëzit që ruhen nga gjynahet, ka kthim të mirë (në botën tjetër):

50. në kopshtet e Adnit, dyert e të cilit janë të hapura për ta.

51. Aty do të prehen e do të kënaqen me pemë dhe pije të llojllojshme.

52. Pranë tyre do të ketë hyrie të dëlira e moshatare që nuk shikojnë anash.

53. Kjo ju është premtuar për Ditën e Llogarisë.

54. Këto janë, njëmend, begatitë Tona që nuk kanë të sosur!



55. Kjo është kështu (për besimtarët). Kurse për njerëzit e pabindur, do të ketë vërtet një kthim të keq

56. në Xhehenem, ku do të digjen. Eh, sa vendqëndrim i shëmtuar që është ai!

57. Kjo i pret ata! Le ta shijojnë ujin e valuar dhe të qelbët

58. dhe të tjera mundime të llojllojshme, të ngjashme me to.

59. Ne do t'u themi prijësve të jobesimtarëve: "Ky është një grumbull bashkë me ju.[276] Nuk ka mirëseardhje për ta. Me siguri që ata do të digjen në zjarr!"

60. Pasuesit jobesimtarë do t'u thonë prijësve të tyre: "Ah, ju mos paçit çlirim e as qetësi! Ju na keni sjellë në këtë gjendje! Eh, sa strehim i keq është ky!"

61. Pastaj ata do të thonë: "O Zoti ynë! Atyre që na e përgatitën këtë neve, dyfishojua dënimin në Zjarr!"

---

[276] Në fillim do të hidhen në Xhehenem prijësit e jobesimtarëve. Më pas, do të hidhen turmat që shkuan pas tyre në mosbesim dhe prijësve do t'u thuhet: "Ky është grumbull bashkë me ju".

62. Do të thonë: “Pse nuk po i shohim njerëzit, që ne i quanim të këqij,

63. dhe i përqeshnim apo na kanë humbur sysh?”

64. Kjo do të ndodhë vërtet. Banorët e zjarrit (të Xhehenemit) do të grinden ndërmjet tyre.

65. Thuaj (o Muhamed): “Në të vërtetë, unë jam vetëm paralajmërues. Nuk ka zot tjetër të vërtetë përveç Allahut, të Vetmit, Ngadhënjimtarit,

66. Zotit të qiejve e të Tokës dhe të gjithçkaje që gjendet midis tyre, të Plotëfuqishmit, Falësit të Madh”.

67. Thuaj: “Ky (Kuran) është një mesazh i madh,

68. e megjithatë ju nuk po ia vini veshin atij.

69. Unë nuk kam pasur asnjë dijeni për Grupin më të Lartë, kur diskutonin mes tyre (për krijimin e Ademit).

70. Mua më është shpallur se jam vetëm paralajmërues i qartë.”

71. Kur Zoti yt u tha engjëjve: “Unë do të krijoj një njeri prej balte.

72. Kur t’i jap trajtë dhe t’i fryj prej shpirtit Tim, përuljuni në sexhde atij!”,

73. të gjithë engjëjt së bashku u përulën në sexhde,

74. përveç Iblisit; ai u bë mendjemadh e një nga mohuesit.

75. Zoti tha: “O Iblis, ç’të pengoi ty që të mos përuleshe në sexhde para atij që e kam krijuar Vetë me duart e Mia? A mos u bëre mendjemadh apo mendon se je nga të lartët?”

76. Iblisi tha: “Unë jam më i mirë se ai. Mua më ke krijuar prej zjarrit, kurse atë prej balte”.

77. Allahu tha: “Atëherë dil prej Xhenetit! Me të vërtetë, ti je i mallkuar

78. dhe mallkimi Im do të jetë mbi ty deri në Ditën e Gjykimit”.

79. Ai tha: “O Zoti im, më jep afat deri në ditën kur do të ringjallen ata!”

80. Zoti tha: “Në të vërtetë, ty do të të jepet afat

81. deri në një ditë të caktuar (kur i fryhet Surit për herë të parë)”.

82. Ai tha: “Betohem në madhërinë Tënde se unë do t’i mashtroj ata të gjithë,

83. përveç robërve të Tu të sinqertë!”

84. Zoti tha: “E vërteta është - dhe Unë them vetëm të vërtetën

85. se, do ta mbush Xhehenemin me ty dhe me të gjithë ata që të pasojnë ty”!

86. Thuaj (o Muhamed): “Unë prej jush nuk kërkoj kurrfarë shpërblimi për këtë (Kuran) e as pretendoj të jem diçka që s’jam.

87. Në të vërtetë, ky Kuran është këshillë për tërë botën!

88. Dhe ju me siguri që do ta merrni vesh të vërtetën shumë shpejt!”

# 39 SURJA EZ-ZUMER

**Mekase - 75 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Ky Libër është shpallur nga Allahu i Plotfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm!

2. Njëmend, Ne ta kemi zbritur ty Librin me të vërtetën. Andaj adhuro vetëm Allahun me përkushtim të çiltër për Të!

3. Vetëm Allahut i takon adhurimi i vërtetë. Sa për ata që marrin mbrojtës të tjerë, përveç Tij, duke thënë: "Ne u lutemi atyre vetëm që të na afrojnë tek Allahu", Allahu me siguri që do t'i gjykojë për mospajtimet që kanë patur. Vërtet, Allahu nuk e udhëzon atë që është gënjeshtar e mohues.

4. Sikur të donte Allahu të merrte një bir, Ai do të zgjidhte kë të pëlqente prej krijesave të Veta. Qoftë i lartësuar Ai nga kjo gjë! Ai është Allahu, i Vetmi dhe Ngadhënjimtari!

5. Ai i ka krijuar qiejt dhe Tokën për të shpallur të Vërtetën. Ai e bën natën të kalojë në ditë dhe ditën në natë, Ai e ka nënshtruar Diellin dhe Hënën. Të gjitha lëvizin për një kohë të caktuar. Vërtet, Ai është i Plotfuqishëm dhe Falës i Madh!

6. Ai ju krijoi prej një njeriu të vetëm; pastaj, prej tij krijoi shoqen e tij. Ai ka krijuar për ju tetë çifte bagëtish[277]. Ai ju krijon në barqet e nënave tuaja, fazë pas faze në një errësirë të trefishtë. Ky është Allahu - Zoti juaj; Atij i përket i tërë pushteti; nuk ka zot tjetër të vërtetë përveç Tij. Atëherë, si është e mundur që largoheni prej Tij?!

---

[277] Dy prej deveve, dy prej lopëve, dy prej dhenve dhe dy prej dhive.

7. Nëse ju e mohoni Atë, dijeni se Allahu është vërtet i pavarur prej jush. Megjithatë, Ai nuk është i kënaqur me mosmirënjohjen e robërve të Tij, por kënaqet me ju, nëse e falënderoni. Asnjë gjynahqar nuk do t'i mbartë gjynahet e tjetrit. Pastaj, do të ktheheni te Zoti juaj e Ai do t'ju njoftojë për atë që keni bërë, sepse Ai e di vërtet se ç'keni në zemrat tuaja.

8. Kur njeriun e godet një e keqe, ai i lutet Zotit të vet, duke iu drejtuar me pendesë. E kur atij i vjen një e mirë prej Zotit, ai harron se për çfarë ishte duke u lutur më parë dhe sajon zota të tjerë të barabartë me Allahun, për t'i larguar të tjerët nga rruga e Tij. Thuaj (o Muhamed)[278]: "Kënaqu pak me mosbesimin tënd! Ti, me siguri, do të jesh nga banorët e zjarrit!"

9. A mund të krahasohet ai që falet natën, duke bërë sexhde dhe duke qëndruar në këmbë e që ruhet prej jetës tjetër dhe shpreson në mëshirën e Zotit të tij (me jobesimtarin)?! Thuaj: "A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë?! Vetëm mendarët i pranojnë këshillat!"



10. Thuaj: "O robër besimtarë (të Allahut), frikësojuni Zotit tuaj! Ata që bëjnë mirë në këtë jetë, do të kenë të mira. Toka e Allahut është e gjerë. Vetëm ata që janë të durueshëm, do të shpërblehen pa masë".

11. Thuaj: "Unë jam urdhëruar që ta adhuroj Allahun me përkushtim të sinqertë.

12. Unë jam urdhëruar të jem i pari nga ata që i nënshtrohen Atij."

13. Thuaj: "Unë i trembem vërtet dënimit të Ditës së madhe, nëse nuk i bindem Zotit tim".

14. Thuaj: "Vetëm Allahun e adhuroj me besimin tim të plotë e të sinqertë,

15. kurse ju adhuroni kë të doni në vend të Tij!" Thuaj: "Të humburit e vërtetë janë ata që do të humbin veten dhe familjen e tyre në Ditën e Kiametit. Ja, kjo është humbja e qartë"!

---

[278] Pra, thuaji këtij lloj njeriu.

16. Ata do të mbulohen me shtresa zjarri nga sipër dhe nga poshtë. Me këtë, Allahu i tremb robërit e Vet. “O robërit e Mi, më kini frikë Mua!”

17. Le të gëzohen ata që shmangen nga adhurimi i idhujve e kthehen nga Allahu! Pra, jepu lajme të gëzueshme robërve të Mi,

18. të cilët, pasi i dëgjojnë fjalët (që u thuhen), ndjekin atë që është më e mira prej tyre. Këta janë ata që Allahu i ka udhëzuar në rrugë të drejtë; këta janë mendarët.

19. Vallë, a mund ta udhëzosh ti (o Muhamed) atë që meriton të dënohet dhe a mund ta shpëtosh atë që gjendet në Zjarr?!

20. Ndërkaq, ata që i frikësohen Zotit, do të kenë dhoma të ngritura mbi njëra-tjetrën, pranë të cilave rrjedhin lumenj. Ky është premtimi i Allahut; Allahu nuk e shkel premtimin e Vet.

21. A nuk e sheh se si Allahu e zbret ujin nga qielli dhe e bën atë të burojë nga toka? Nëpërmjet tij Ai nxjerr bimë të llojllojshme, ngjyrash të ndryshme, të cilat, më pas thahen e zverdhen dhe pastaj Ai i thërrmon. Me të vërtetë, në të gjitha këto ka këshilla për ata që janë të mençur.

22. A është njëlloj si ai që Allahu ia ka hapur kraharorin për të pranuar Islamin, duke qenë kështu në dritën e Zotit të vet, (ashtu edhe ai që e ka zemrën të mbyllur ndaj besimit?!) Prandaj, mjerë ata që e kanë zemrën të pandjeshme, kur përmendet Allahu! Njerëz të tillë janë në humbje të qartë!

23. Allahu ka shpallur Fjalën më të bukur (Kuranin) në formën e një libri, pjesët e të cilit i ngjasojnë njëra-tjetrës dhe përsëriten. Prej tij u rrëqethet lëkura atyre që i frikësohen Zotit të tyre e, mandej qetësohen lëkura dhe zemrat e tyre, kur përmendet Allahu. Ky Libër është udhëzim i Allahut. Nëpërmjet tij Allahu udhëzon kë të dojë. Ndërsa atë që Allahu e shpie në humbje, s’mund ta udhëzojë kush.

24. A është njësoj si ai që do ta vuajë me fytyrën e vet dënimin e rëndë në Ditën e Kiametit, (ashtu edhe ai që është i shpëtuar)?! Keqbërësve do t’u thuhet: “Shijoni atë që keni fituar!”

25. Edhe ata që ishin para tyre i quajtën gënjeshtarë (të dërguarit), prandaj atyre u erdhi dënimi prej nga nuk e prisnin.

26. Allahu i poshtëroi ata që në këtë jetë, por dënimi i jetës tjetër do të jetë më i madh! Veç sikur ta dinin!

27. Vërtet, Ne u kemi sjellë njerëzve shembuj në këtë Kuran për çdo gjë, për t'ua vënë veshin.

28. Ne e kemi shpallur Kuranin në gjuhën arabe dhe pa asnjë kundërthënie, me qëllim që ata ta ruajnë veten nga e keqja.

29. Dëgjojeni këtë shembull që ka sjellë Allahu! Janë dy njerëz: njëri ka shumë bashkëpronarë që e kundërshtojnë njëri-tjetrin, ndërsa tjetri ka vetëm një pronar, të cilit i përkushtohet. A janë të njëjtë ata në krahasim?! Lavdëruar qoftë Allahu, por shumica e tyre nuk e dinë këtë!

30. Sigurisht që ti (o Muhamed) do të vdesësh një ditë e, sigurisht që edhe ata do të vdesin.



31. Pastaj, në Ditën e Gjykimit, ju do të grindeni para Zotit tuaj!

32. Kush është më i keq se ai që trillon gënjeshtra për Allahun dhe hedh poshtë të Vërtetën (Kuranin), kur ajo i vjen atij?! A nuk është Xhehenemi strehë për mohuesit?!

33. Ata, që e shpallin të Vërtetën dhe që i besojnë asaj, pikërisht ata janë të përkushtuarit që i frikësohen Zotit.

34. Ata do të kenë çfarë të duan te Zoti i tyre. Ky është shpërblimi për punëmirët.

35. Allahu do t'ua falë atyre veprat më të këqija që kanë bërë dhe do t'i shpërblejë sipas veprave më të mira që kanë bërë.

36. A nuk i mjafton Allahu robit të Vet?! Ata të frikësojnë ty (o Muhamed) me zota të tjerë, përveç Tij. Atë që Allahu e shpie në humbje, nuk mund ta udhëzojë kush.

37. Ndërsa atë që e udhëzon Allahu, askush nuk mund ta shpjerë në humbje. A nuk është Allahu i Plotfuqishëm dhe i Zoti për t'u hakmarrë?!

38. Nëse ti (o Muhamed) i pyet ata (mekasit paganë) se kush i ka krijuar qiejt dhe Tokën, me siguri që do të të thonë: "Allahu". Thuaju: "Si mendoni, nëse Allahu dëshiron të më shkaktojë ndonjë dëm, a mund ta largojnë atë idhujt që ju i adhuroni krahas Tij?! Po nëse Ai dëshiron të më mëshirojë, a mund ta pengojnë ata mëshirën e Tij?!" Thuaju: "Mua më mjafton Allahu. Tek Ai le të mbështeten ata që kërkojnë mbështetje".

39. Thuaj: "O populli im! Veproni sipas mënyrës suaj, edhe unë do të veproj sipas simes! Shumë shpejt do ta merrni vesh,

40. se kush do të marrë një dënim poshtërues dhe ndëshkim të përhershëm!"

41. Ne ta kemi zbritur ty Librin me të vërtetën për të udhëzuar njerëzit. Kush shkon në rrugë të drejtë, ai e ka për të mirën e vet, ndërsa kush e humb këtë rrugë, ai humb në dëm të vet. Ti (o Muhamed) nuk je përgjegjës për ata.

42. Allahu ua merr shpirtrat atyre që u ka ardhur çasti i vdekjes dhe atyre që nuk kanë vdekur, por që janë në gjumë. Pastaj Ai ndal shpirtin e atij që i është caktuar vdekja, ndërsa të tjerëve ua lë deri në një kohë të caktuar. Me të vërtetë, këto janë shenja për njerëzit që mendojnë.



43. A zgjedhin ata, përveç Allahut, ndërmjetësues të tjerë (që gjoja do t'i afrojnë pranë Allahut)?! Thuaj: "Vallë, a i merrni edhe pse nuk kanë asgjë në dorë dhe nuk kuptojnë?!"

44. Thuaju: "Ndërmjetësimi është i gjithi në duart e Allahut; Atij i takon pushteti i qiejve dhe i Tokës e pastaj tek Ai do të ktheheni".

45. Kur përmendet vetëm Allahu, zemrat e atyre që nuk besojnë në jetën tjetër neveriten, ndërsa, kur përmenden të tjerët, përveç Allahut, ata menjëherë gëzohen.

46. Thuaj: "O Zoti im, Krijues i qiejve dhe i Tokës, Njohës i së dukshmes e i të padukshmes, Ti do të gjykosh mes robërve të Tu për kundërshtitë që kanë pasur"!

47. Sikur keqbërësit të kishin çdo gjë që gjendet në Tokë, dhe po kaq më tepër, të gjitha këto do t'i flijonin (për të shpëtuar) prej dënimit të ashpër në Ditën e Kiametit. Atëherë, do të përballen me atë që nuk e kanë llogaritur,

48. do t'u shfaqen atyre të këqijat që kanë bërë dhe do t'i kaplojë ajo të cilën e përqeshnin.

49. Kur njeriut i bie ndonjë e keqe, ai na lutet Neve; por, kur pas kësaj, i ofrojmë një të mirë prej Nesh, ai thotë: "Kjo më është dhënë vetëm pse kam ditur". Nuk është kështu! Kjo është vetëm një sprovë, por shumica e tyre nuk e dinë.

50. Kështu thoshin edhe ata që ishin para tyre, prandaj nuk patën dobi nga ajo që patën fituar.

51. Prandaj ata i goditi dënimi i të këqijave që kishin punuar. Por, edhe keqbërësve prej këtyre[279] do t'u bjerë dënimi për të këqijat, që kanë bërë e nuk do të mund t'i ikin atij.



52. A nuk e dinë ata se Allahu ia shton apo ia pakëson riskun kujt të dojë?! Vërtet, në këtë ka shenja për njerëzit që besojnë.

53. Thuaj: "O robërit e Mi, që i keni bërë keq vetes me gjynahe, mos e humbni shpresën në mëshirën e Allahut! Allahu, me siguri, i fal të gjitha gjynahet. Vërtet, Ai është Falësi i madh dhe Mëshirëploti.

54. Kthehuni tek Zoti juaj dhe nënshtrojuni Atij, para se t'ju vijë dënimi, sepse atëherë nuk do të mund t'ju ndihmojë kush.

55. Ndiqni më të mirën e asaj që ju është shpallur nga Zoti juaj, para se t'ju vijë dënimi papritmas, pa e ndier atë,

56. që të mos thotë njeriu: "Mjerë për mua që nuk i kam kryer detyrimet ndaj Allahut, madje, edhe jam tallur!"

57. Ose të thotë: "Sikur Allahu të më kishte udhëzuar, do të isha bërë njeri i devotshëm".

---

[279] D.m.th. idhujtarëve të Mekës.



58. Ose të thotë, kur ta shohë dënimin: "Ah, sikur të ishte e mundur për t'u kthyer edhe një herë e të bëhesha njeri i mirë"!

59. (Allahu do t'u thotë): "Me të vërtetë, juve ju erdhi shpallja Ime (Kurani), por nuk besuat dhe u bëtë mendjemëdhenj e jobesimtarë".

60. Në Ditën e Kiametit do t'i shihni ata që kanë trilluar gënjeshtra për Allahun, me fytyra të nxira. Vallë, a nuk është Xhehenemi vend për ata që janë mendjemëdhenj?!

61. Por Allahu do t'i shpëtojë ata që janë ruajtur me të mirat e bëra, prandaj ata nuk do t'i prekë e keqja e as nuk do të pikëllohen.

62. Allahu është Krijuesi i çdo gjëje dhe Ai është Mbikëqyrës i çdo gjëje.

63. Të Tij janë çelësat e qiejve e të Tokës! Sa për ata që i mohojnë shpalljet e Allahut, ata janë të humbur!

64. Thuaju atyre: "Vallë, ju po më urdhëroni që të adhuroj dikë tjetër, përveç Allahut, o të paditur?!"

65. Me të vërtetë, të është shpallur ty (o Muhamed), si dhe atyre që kanë qenë para teje: "Nëse i shoqëron Allahut diçka tjetër (në adhurim), me siguri që punët e tua do të zhvlerësohen dhe do të jesh ndër të humburit.

66. Prandaj, adhuro vetëm Allahun dhe bëhu falënderues!"

67. Ata nuk e kanë vlerësuar siç duhet fuqinë e Allahut. Në Ditën e Kiametit, e tërë Toka do të jetë në grushtin e Tij, ndërsa qiejt do të mbështillen nën të djathtën e Tij. Qoftë i lavdëruar Ai dhe i lartësuar mbi idhujt që ia shoqërojnë Atij (në adhurim)!

68. Kur do t'i fryhet Surit, do të vdesin të gjithë ata që gjenden në qiej dhe në Tokë, përveç atyre që do Allahu; pastaj do të fryhet për të dytën herë në Sur dhe ata përnjëherë do të ngjallen e do të presin.

69. Dhe Toka do të shndrisë me dritën e Zotit të vet dhe do të vendoset Libri (i veprave). Pastaj do të sillen profetët dhe

dëshmitarët e ata do të gjykohen me drejtësi, e nuk do t'u bëhet asnjë padrejtësi.

70. Secilit do t'i jepet shpërblimi për atë që ka bërë, sepse Ai e di më së miri se çfarë kanë punuar.

71. Jobesimtarët do të shtyhen grupe-grupe në Xhehenem dhe, kur të arrijnë atje, do të hapen dyert e tij dhe rojtarët do t'u thonë atyre: "A nuk ju kanë ardhur të dërguar midis jush, të cilët ju lexonin shpalljen e Zotit tuaj e ju tërhiqnin vërejtjen për takimin e kësaj dite?!" Mohuesit do të thonë: "Po, është e vërtetë!" E kështu përmbushet fjala e Allahut për dënimin e mohuesve.

72. Atyre u thuhet: "Hyni në portat e Xhehenemit, ku do të qëndroni gjithmonë!" Sa vend i shëmtuar që është ai për mendjemëdhenjtë!

73. Ndërsa ata që i janë frikësuar Zotit të tyre, do të çohen grupe-grupe në Xhenet. Kur t'i afrohen atij, dyert e tij do të hapen e rojtarët e tij do t'u thonë atyre: "Shpëtimi qoftë mbi ju! Ju keni qenë njerëz të mirë, andaj hyni në të dhe qëndroni përgjithmonë!"

74. Ata do të thonë: "Lavdi  Allahut, që përmbushi premtimin e Vet e na dha në trashëgim Xhenetin, ku të vendosemi si të duam!" Sa i mrekullueshëm është shpërblimi i atyre që kanë punuar drejt!

75. Do t'i shohësh engjëjt të tubuar rreth Fronit, duke lavdëruar me falënderim Zotin e tyre. Njerëzimi do të gjykohet me drejtësi dhe të gjithë do të thonë: "Falënderimi qoftë për Allahun, Zotin e botëve!"



# 40 SURJA EL-GÂFIR

**Mekase - 85 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Hâ, Mîm.

2. Shpallja e këtij Libri është prej Allahut, të Plotfuqishmit dhe të Gjithëdijshmit,

3. Falësit të gjynaheve dhe Pranuesit të pendimit, që dënon ashpër, si dhe Zotëruesit të të mirave. Nuk ka zot tjetër të vërtetë përveç Tij dhe tek Ai do të kthehen të gjithë.

4. Askush nuk i vë në dyshim shpalljet e Allahut, përveç atyre që nuk besojnë, prandaj mos të mashtrojë ty bredhja e tyre nëpër botë.

5. Në të vërtetë, edhe para tyre[280] i mohoi (shpalljet dhe mrekullitë e Allahut) populli i Nuhut. E po ashtu edhe grupet e tjera pas tij. Secili popull u përpoq ta mundonte të dërguarin e vet dhe ta mohonte të vërtetën me kundërshtime të rreme, andaj Unë i dënova ata. Eh, si ka qenë dënimi Im!

6. Dhe kështu, Fjala e Zotit tënd do të përmbushet për jobesimtarët: ata do të jenë vërtetë banorë të Zjarrit.

7. Ata (engjëj), që e mbajnë Fronin dhe ata që janë rreth tij, e madhërojnë Zotin e tyre me falënderim dhe i besojnë Atij. Ata lypin falje për besimtarët, duke thënë: "O Zoti ynë, Ti përfshin çdo gjë me mëshirën dhe dijeninë Tënde, prandaj fali ata që janë penduar e që ndjekin rrugën Tënde dhe ruaji ata prej dënimit të Zjarrit flakërues!

[280] D.m.th. paganëve të Mekës.

8. O Zoti ynë, shpjeri ata në kopshtet e Adnit, të cilat ua ke premtuar, së bashku me të devotshmit prej prindërve të tyre, bashkëshorteve të tyre dhe pasardhësve të tyre! Ti je i Plotfuqishmi dhe i Urti.

9. Dhe shpëtoji ata nga e keqja! Atë që Ti e shpëton nga e keqja atë Ditë, Ti e ke mëshiruar; e ky, me të vërtetë, është shpëtimi i madh!”

10. Atyre që kanë mohuar, do t’u thuhet: “Urrejtja e Allahut ndaj jush është më e madhe se urrejtja juaj ndaj vetvetes, kur jeni thirrur në besim, por keni mohuar.”

11. Ata do të përgjigjen: “O Zoti ynë, na ke bërë të vdesim dy herë dhe na ke ngjallur dy herë. Tani i pranojmë gjynahet tona. Prandaj, a ka ndonjë rrugëdalje (nga Xhehenemi)?”

12. Atyre do t’u thuhet: “Ju keni pësuar këtë fat, sepse, kur thirrej Allahu i Vetëm, ju mohonit, por, kur i shoqërohej Atij diçka tjetër (në adhurim), ju besonit. Sot gjykimi i përket vetëm Allahut, të Lartit e të Madhërishmit.



13. Është Ai që ju tregon shenjat e Tij dhe ju zbret riskun prej qiellit. Por askush nuk e kujton këtë, përveç atyre që kthehen tek Ai të penduar.

14. Andaj, lutjuni Allahut me adhurim të sinqertë për Të, edhe nëse këtë e urrejnë jobesimtarët!

15. Ai është zotërues i cilësive më të larta dhe Zoti i Fronit. Ai e dërgon Shpalljen me urdhrin e Tij tek ata, që ka zgjedhur prej robërve të Vet, për t’i paralajmëruar për Ditën e Takimit me Atë;

16. për Ditën, kur ata do të paraqiten të zbuluar, kur asgjë e tyre nuk do të jetë e fshehtë për Allahun. Kujt i përket pushteti i asaj dite? Allahut, të Vetmit, Ngadhënjimtarit!

17. Atë ditë, çdo njeri do të shpërblehet sipas asaj që ka punuar; atë ditë nuk ka padrejtësi! Allahu, me të vërtetë, është i shpejtë në llogari.

18. Paralajmëroji ata për Ditën e afërt të Gjykimit, kur zemrat do t'u vijnë deri në fyt prej pikëllimit. Për njerëzit e këqinj nuk ka asnjë mik të afërt dhe as ndërmjetësues të pranueshëm.

19. Allahu e di shikimin e përvjedhur të syrit dhe atë që fsheh zemra.

20. Ai gjykon me drejtësi, ndërsa idhujt të cilëve u luten, përveç Tij, nuk gjykojnë asgjë. Vërtet, Allahu dëgjon dhe sheh çdo gjë.

21. A nuk kanë udhëtuar ata[281] nëpër botë, që të shohin se si ka qenë fundi i atyre që kanë jetuar më parë, kombe shumë herë më të fuqishëm dhe me më shumë gjurmë (përmendore, ndërtime) se këta? Allahu i dënoi për shkak të gjynaheve të tyre dhe ata nuk patën askënd që t'i mbronte prej dënimit të Allahut.

22. Kjo ndodhi, sepse atyre u vinin të dërguarit me prova të qarta, por ata nuk u besonin, prandaj Allahu i dënoi. Vërtet që Ai është i Fuqishëm dhe ndëshkon ashpër.

23. Më parë Ne e dërguam Musain me mrekullitë Tona dhe me një autoritet të qartë

24. te Faraoni, Hamani dhe Karuni, por ata thanë: "Ky është magjistar dhe gënjeshtar!"

25. Dhe, kur ai u solli atyre të Vërtetën prej Nesh, ata thanë: "Vritini djemtë e atyre që i kanë besuar atij dhe lërini të gjalla vajzat e tyre!" Por kurthet e mohuesve janë të dënuara të dështojnë.

26. Faraoni tha: "Më lini ta vras Musain e ai le ta thërrasë në ndihmë Zotin e vet. Unë vërtet druhem mos ai do t'jua ndryshojë fenë tuaj ose do të shkaktojë trazira në Tokë".

27. Musai tha: "Unë i lutem Zotit Tim dhe Zotit tuaj për të më mbrojtur prej çdo mendjemadhi, që nuk beson në Ditën e Llogarisë"!

28. Por një njeri besimtar, nga të afërmit e Faraonit, i cili fshihte besimin e vet, tha: "Vallë, do të vrisni një njeri vetëm se thotë

---

[281] Paganët e Mekës.

“Allahu është Zoti im”, ndërkohë që ai ju ka sjellë shenja të qarta prej Zotit tuaj?! Nëse është gënjeshtar, atij i përket dënimi i gënjeshtrës së vet e, nëse është i drejtë, atëherë juve do t’ju godasë diçka prej asaj me të cilën ju kërcënohet ai. Vërtet, Allahu nuk e udhëzon në rrugë të drejtë atë që e tepron me të këqija dhe është gënjeshtar.

29. O populli im, sot juve ju përket pushteti i Tokës, por kush do të na mbrojë nga dënimi e Allahut, kur ai të na bjerë neve?” Faraoni tha: “Unë ju tregoj vetëm atë që shoh dhe ju udhëzoj vetëm në rrugën e drejtë”.

30. Atëherë, ai që ishte besimtar tha: “O populli im, unë druaj që do t’ju arrijë dënimi si popujve të mëparshëm,

31. ashtu siç ka qenë për popullin e Nuhut, për fiset Ad e Themud dhe për breznitë pas tyre. Allahu nuk synon padrejtësi për robërit e Vet.



32. O populli im, unë i druhem vërtet Ditës, kur do të thërrisni njëri-tjetrin,

33. Ditës kur, nga frika do të ikni prapa, pa pasur askënd që t’ju mbrojë nga dënimi i Allahut. Atë që Allahu e shpie në humbje, nuk mund ta udhëzojë kush.

34. Shumë kohë më parë, juve ju pati ardhur Jusufi me prova të qarta, por ju vazhdimisht dyshonit në atë që ju kishte sjellë ai. E, kur ai vdiq, ju thatë: “Allahu nuk do të nisë më të dërguar pas tij!” Ja, kështu Allahu e shpie në humbje çdokënd që e kalon kufirin në të këqija dhe dyshon.

35. Ata që i kundërshtojnë shpalljet e Allahut, pa pasur asnjë provë, janë të urryer në sytë e Allahut dhe në sytë e atyre që besojnë. Kështu, Allahu ia vulos zemrën çdo mendjemadhi e dhunuesi”.

36. Dhe Faraoni tha: “O Haman, ndërtoma një kullë që t’i arrij rrugët,

37. rrugët e qiellit e të shoh Zotin e Musait, sepse jam i bindur se ai (Musai) gënjen". Kështu, Faraonit iu dukën të bukura veprat e tij të shëmtuara dhe u shmang nga rruga e drejtë, por dredhia e tij e çoi vetëm në rrënim.

38. Ai që ishte besimtar tha: "O populli im, më pasoni, që unë t'ju udhëzoj në rrugën e drejtë!

39. O populli im, në të vërtetë, jeta e kësaj bote është vetëm kënaqësi e përkohshme, ndërsa jeta tjetër është Shtëpi e përhershme.

40. Ata që bëjnë vepra të këqija, do të dënohen vetëm sipas veprave të bëra; ndërsa ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, qofshin meshkuj apo femra, do të hyjnë në Xhenet. Aty do të begatohen pa kufizim.

41. O populli im, ç'është kjo, unë ju thërras në shpëtim, ndërsa ju më thërrisni në zjarr?!

42. Ju më thërrisni që të mohoj Allahun dhe t'i shoqëroj Atij (në adhurim) zota të tjerë, për të cilët nuk di asgjë, ndërsa unë ju bëj thirrje të adhuroni të Plotfuqishmin, Falësin e Madh.

43. Pa dyshim, zotave drejt të cilëve më ftoni ju, nuk mund t'u lutesh, as në këtë botë, as në tjetrën; kthimi ynë është tek Allahu. Ata që e teprojnë me të këqija, do të jenë banorë të Zjarrit.

44. Ju së shpejti do ta kujtoni atë që po ju them! Unë çështjen time ia lë Allahut, sepse Ai i sheh vërtet robërit e Vet".

45. Dhe Allahu e ruajti atë prej të këqijave dhe kurtheve të tyre, ndërsa ithtarët e Faraonit i kaploi dënimi i vrazhdë.

46. Ata do të çohen para Zjarrit në mëngjes dhe mbrëmje (në jetën e varrit) e, kur të arrijë Ora (e Kiametit), do të thuhet: "Hidhni ithtarët e Faraonit në dënimin më të rëndë!"

47. Dhe, kur të grinden në Zjarr, të dobëtit do t'u thonë eprorëve që madhështoheshin: "Ne ishim ithtarët tuaj, ndaj, a mund të shmangni prej nesh një pjesë të dënimit tonë?"

48. Ata që madhështoheshin, do të thonë: “Të gjithë ne jemi në zjarr. Allahu tashmë i ka gjykuar robërit e Tij”.

49. Dhe ata që gjenden në zjarr, do t’u thonë rojtarëve të Xhehenemit: “Lutjuni Zotit tuaj që të na lehtësojë dënimin, qoftë vetëm një ditë”!

50. Ata do të përgjigjen: “Vallë, a nuk ju kanë sjellë të dërguarit tuaj prova të qarta?” Ata do të thonë: “Po, është vërtetë”. Do t’u thuhet: “Atëherë thërrisni për ndihmë!” Por thirrjet e tyre do të jenë të kota.

51. Sigurisht, Ne do t’i ndihmojmë të dërguarit Tanë dhe besimtarët, si në jetën e kësaj bote, ashtu edhe në Ditën, kur do të sillen dëshmitarët.

52. Atë Ditë, keqbërësve nuk do t’u bëjë dobi shfajësimi i tyre. Ata i pret mallkimi dhe një vendbanim i shëmtuar.



53. Ne i kemi dhënë Musait udhëzimin Tonë dhe u kemi dhënë në trashëgim bijve të Izraelit Librin,

54. si udhërrëfyes dhe këshillë për mendarët.

55. Andaj, bëhu i durueshëm ti (o Muhamed!), sepse, pa dyshim, premtimi i Allahut është i vërtetë. Lutju Zotit për faljen e gjynaheve të tua dhe lartësoje Zotin tënd me falënderim, në mbrëmje dhe mëngjes!

56. Ata që polemizojnë për shpalljet e Allahut, pa pasur kurrfarë prove, kanë në zemrat e tyre vetëm mendjemadhësi, e cila nuk do t’i shpjerë në qëllimin e tyre. Prandaj kërko mbrojtje prej Allahut! Me të vërtetë, Ai i dëgjon të gjitha dhe i sheh të gjitha.

57. Krijimi i qiejve dhe i Tokës është më i madh se krijimi i njerëzve, por shumica e njerëzve nuk e di.

58. Nuk janë njësoj i verbëri dhe ai që sheh; as ai që beson e bën vepra të mira nuk është i barabartë me atë që bën keq. Sa pak që mendoni!



59. Sigurisht që Ora (e Kiametit) do të vijë! Për këtë s'ka dyshim, por shumica e njerëzve nuk besojnë.

60. Zoti juaj ka thënë: "Lutmuni Mua, se do t'ju përgjigjem! Me të vërtetë, ata që tregohen mendjemëdhenj e nuk duan të Më adhurojnë, do të hyjnë në Xhehenem të poshtëruar"!

61. Allahu e ka bërë natën që ju të pushoni, ndërsa ditën e ka bërë të ndritshme për të parë. Vërtet, Allahu është Dhurues i madh ndaj njerëzve, por shumica e tyre nuk janë mirënjohës.

62. Ja, ky është Allahu, Zoti juaj, Krijues i gjithçkaje. S'ka zot tjetër të vërtetë përveç Tij. Atëherë, si largoheni prej Tij?!

63. Kështu largohen ata që i mohojnë shenjat e Allahut.

64. Allahu është Ai që jua ka bërë Tokën vendbanim e qiellin kulm, ju ka dhënë formë e jua ka përsosur atë dhe ju ka furnizuar me ushqime të mira. Ja, ky është Allahu, Zoti juaj. Qoftë i lartësuar Allahu, Zoti i botëve!

65. Ai është i Përjetshmi, s'ka zot tjetër të vërtetë përveç Tij. Prandaj lutjuni vetëm Atij, duke iu drejtuar me adhurim të sinqertë. Qoftë i lavdëruar Allahu, Zoti i botëve!

66. Thuaj (o Muhamed!): "Mua më është ndaluar të adhuroj atë që adhuroni ju, përpos Allahut, pasi më kanë ardhur prova të qarta prej Zotit tim e më është urdhëruar që t'i nështrohem Zotit të botëve".

67. Është Ai që ju ka krijuar prej dheut, pastaj prej pikës së farës e pastaj prej droçkës së gjakut. Ai ju bën që të lindni si foshnje, pastaj të arrini moshën e pjekurisë e pastaj të bëheni pleq (ndonëse disa prej jush vdesin më herët), me qëllim që të plotësoni afatin që ju është caktuar të jetoni dhe që të arrini të kuptoni.

68. Është Ai që ka në dorë jetën dhe vdekjen. Kur Ai vendos diçka, vetëm thotë për të: "Bëhu!" dhe ajo menjëherë bëhet.

69. A i sheh ata që polemizojnë për shpalljet e Allahut, se si largohen nga rruga e drejtë?

70. Ata që kanë mohuar Librin dhe mesazhet që i kemi sjellë me të dërguarit Tanë, do ta marrin vesh të vërtetën,

71. kur t'u vihen vargoj në qafë dhe të sillen me zinxhirë

72. në ujë të valë e pastaj të digjen në zjarr.

73. Pastaj atyre do t'u thuhet: "Ku janë ata që i adhuronit,

74. në vend Allahut?" Ata do të përgjigjen: "Na kanë braktisur. Vërtet, ne nuk paskemi adhuruar asgjë më parë!" Ja, kështu Allahu i shpie mohuesit në humbje.

75. Ky dënim është për shkak se gëzoheshit në tokë, pa kurrfarë të drejte dhe ngaqë keni qenë të ndërkryer.

76. Hyni në dyert e Xhehenemit për të qëndruar përherë në të! Sa i shëmtuar që është vendbanimi i mendjemëdhenjve!

77. Andaj, bëhu i durueshëm, se premtimi i Allahut, me siguri që do të përmbushet. E, nëse të tregojmë ty (o Muhamed) diçka nga dënimi që u kemi premtuar atyre apo nëse të lëmë të vdesësh para kësaj, ata te Ne do të kthehen gjithsesi.



78. Edhe para teje (o Muhamed) Ne kemi nisur të dërguar, për disa prej të cilëve të kemi treguar ty e për disa të tjerë nuk të kemi treguar. Asnjë i dërguar nuk mund të sjellë ndonjë mrekulli, veçse me lejen e Allahut. Dhe kur të vijë urdhri i Allahut, do të gjykohet me drejtësi e atëherë, jobesimtarët kokëfortë do të shkatërrohen.

79. Allahu është Ai që ka krijuar për ju kafshët, në mënyrë që disa prej tyre t'i shaloni e disa të tjera t'i përdorni për ushqim.

80. Ju përfitoni prej tyre në shumë mënyra; ato ju çojnë ku të keni nevojë, duke ju mbartur nëpër tokë, siç ju mbartin anijet nëpër det.

81. Dhe Ai ju tregon shenjat e Tij (që tregojnë se Ai është Një Zot i Vetëm), prandaj cilat shenja të Allahut i mohoni ju?!

82. Vallë, a nuk kanë udhëtuar ata nëpër botë, për të parë se si ka qenë fundi i atyre, që kanë jetuar më parë? Ata kanë qenë më të

shumtë, më të fortë dhe kanë lënë më shumë gjurmë në Tokë, por nuk u ka bërë aspak dobi ajo që kishin fituar.

83. Kur të dërguarit e tyre iu sollën prova të qarta, ata u mburrën me diturinë që zotëronin vetë; por shumë shpejt i goditi ajo, me të cilën talleshin.

84. Dhe, kur panë dënimin Tonë, ata thanë: “Tani ne nuk besojmë në askënd tjetër veç Allahut dhe i mohojmë idhujt që ia shoqëronim Atij (në adhurim)”.

85. Por besimi i tyre nuk u solli kurrfarë dobie, kur panë dënimin Tonë. I tillë është ligji i Allahut, që ka vepruar gjithmonë midis robërve të Tij. Të humbur kanë qenë jobesimtarët.

# 41 SURJA FUSSILET

**Mekase - 54 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**



1. Hâ, Mîm.

2. Kjo është Shpallje prej të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit.

3. Ky është një Libër, vargjet e të cilit janë shtjelluar qartë, një Kuran në gjuhën arabe, për njerëzit me dije.

4. Ai sjell lajme të mira dhe paralajmërime, por shumica e njerëzve ia kthejnë shpinën dhe largohen pa e dëgjuar.

5. Ata thonë: "Ajo për të cilën ti na thërret, nuk i arrin zemrat tona, sepse ato janë të mbrojtura mirë. Veshët tanë janë të shurdhër e midis nesh e teje ka perde. Prandaj ti vepro si të duash, se edhe ne kështu do të veprojmë".

6. Thuaj (o Muhamed!): "Në të vërtetë, unë jam vetëm një njeri si ju. Mua më është shpallur që Zoti juaj është një Zot i Vetëm, andaj ecni në rrugën e drejtë që të çon tek Ai dhe kërkoni falje prej Tij! Mjerë ata të cilët i shoqërojnë Atij zota të tjerë,

7. e të cilët nuk japin zeqatin dhe nuk besojnë në jetën tjetër!

8. Ndërsa ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, sigurisht që do të kenë shpërblim të pandërprerë."

9. Thuaj: "Vallë, a me të vërtetë ju e mohoni Atë, i cili e ka krijuar Tokën në dy ditë dhe sajoni zota të barabartë me Atë?!" Ai është Zoti i botëve!

10. Ai krijoi në Tokë male të palëvizshme që ngrihen lart, e bekoi atë dhe përcaktoi në të furnizimin (për banorët) e saj me masë për katër ditë; ky është shpjegimi për të gjithë ata që pyesin.

11. Pastaj Ai iu kthye qiellit, që ishte në gjendje mjegullire e i tha atij dhe Tokës: “Ejani të dy me hir a me pahir!”. Ata u përgjigjën: “Erdhëm me gjithë dëshirë e të bindur!”

12. Ai krijoi shtatë qiej në dy ditë dhe çdo qielli i caktoi detyrat e tij. Qiellin më të afërm Ne e zbukuruam me yje të shkëlqyer dhe i vumë roja. Ky është urdhri i të Plotfuqishmit dhe të Gjithëdijshmit.

13. Nëse ata shmangen, ti thuaju: “Ju paralajmëroj me rrufenë që goditi fiset Ad dhe Themud.

14. Kur atyre[282] u erdhën të dërguarit nga çdo anë, duke u thënë: “Mos adhuroni tjetër përveç Zotit!”, ata thanë: “Sikur të kishte dashur Zoti ynë, Ai do të kishte dërguar engjëj. Ne nuk besojmë në mesazhin tuaj.”

15. Sa i përket fisit Ad, ata u treguan arrogantë në Tokë dhe, pa kurrfarë të drejte, thoshin: “Kush është më i fortë se ne?” Vallë, a nuk e dinin ata se Allahu që i kishte krijuar, është më i fuqishëm se ata?! Kështu, ata i mohuan shpalljet Tona.

16. Dhe, Ne u dërguam atyre në ditët e fatkeqësisë erë të acartë, për ta shijuar dënimin poshtërues që në këtë jetë; ndërsa dënimi në jetën tjetër do të jetë edhe më poshtërues dhe askush nuk do t’i ndihmojë.

17. Fisit Themud, Ne ia treguam rrugën e drejtë, por ai parapëlqeu verbërimin e jo rrugën e drejtë, andaj e goditi rrufeja e dënimit poshtërues, për atë që kishte bërë.

18. E Ne i shpëtuam ata që besuan dhe që u ruajtën (prej të këqijave).

19. Paralajmëroji ata për Ditën, kur do të tubohen armiqtë e Allahut për në zjarr e do të shtyhen me radhë.

20. Kur të vijnë afër zjarrit, kundër tyre do të dëshmojnë veshët, sytë dhe lëkurët e tyre për atë që kanë bërë.

---

[282] D.m.th. fiseve Ad dhe Themud.

21. Ata do t'u thonë lëkurëve të veta: "Pse dëshmuat kundër nesh?" e ato do të përgjigjen: "Allahu, i Cili ia jep aftësinë e të folurit gjithçkaje, na ka bërë që të flasim. Ai ju ka krijuar për herë të parë dhe tek Ai do të ktheheni".

22. Ju nuk u fshehët, që kundër jush të mos dëshmonin veshët, sytë e lëkura juaj, por ngaqë besonit se Allahu nuk i dinte shumë nga ato që bënit.

23. Ky mendim që keni pasur për Zotin tuaj, ju shkatërroi e ju u bëtë humbës.

24. Edhe nëse ata durojnë, sërish zjarri është vendstrehim për ta; edhe nëse kërkojnë falje, lutja nuk do t'u merret parasysh.

25. Ne u kishim caktuar atyre shokë të këqinj, të cilët ua zbukuronin të tashmen dhe të shkuarën e tyre e për ta u përmbush Fjala, ashtu si për popujt që kanë qenë para tyre prej xhindesh dhe njerëzish. Ata kanë qenë vërtet të humbur.



26. Jobesimtarët thonë: "Mos e dëgjoni këtë Kuran! Flisni e qeshni me zë të lartë, që të ndërpreni leximin e tij!"

27. Por, Ne do të bëjmë që mohuesit të shijojnë një dënim të ashpër dhe do t'i ndëshkojmë ata sipas veprave më të këqija që kanë bërë.

28. Ky është "shpërblimi" për armiqtë e Allahut. Xhehenemi është vendbanimi i përhershëm i tyre. Ky dënim është për ata, ngaqë mohonin shpalljet Tona.

29. Dhe jobesimtarët do të thonë: "O Zoti ynë, na i trego ata xhinde dhe njerëz, që na kanë shpënë në humbje, që t'i shkelim me këmbët tona e t'i poshtërojmë!"

30. Me të vërtetë, atyre që thonë: "Zoti ynë është Allahu", e pastaj vazhdojnë të vendosur në rrugën e drejtë, do t'u zbresin engjëjt (para vdekjes) e do t'u thonë: "Mos u frikësoni dhe mos u pikëlloni! Dhe gëzojuni Xhenetit që ju është premtuar.

31. Ne jemi mbrojtësit tuaj në jetën e kësaj bote dhe në botën tjetër. Atje do të keni çfarë t'ju dëshirojë zemra dhe çfarë të kërkoni,

32. dhuratë e pasur prej një Zoti Falës dhe Mëshirëplotë."

33. E kush flet më bukur se ai që i fton njerëzit drejt Allahut, bën vepra të mira dhe thotë: "Unë, me të vërtetë jam mysliman."

34. Nuk barazohet e mira me të keqen! Të keqen ktheje me të mirë e atëherë armiku yt do të të bëhet menjëherë mik i ngushtë.

35. Ky virtyt u dhurohet vetëm atyre që durojnë dhe vetëm atyre që kanë një fat të madh.[283]

36. Nëse djalli fillon të të joshë, kërko mbështetje te Allahu. Me të vërtetë, Ai i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha.

37. Ndër shenjat e Tij janë nata dhe dita, si dhe Dielli dhe Hëna. Mos bëni sexhde as për Diellin, as për Hënën, por, nëse jeni adhurues të Atij, bëni sexhde për Allahun i Cili i ka krijuar ato!

38. E, nëse idhujtarët tregohen kryeneçë, le ta dinë se ata[284] që janë te Zoti yt, e lavdërojnë Atë natën dhe ditën e kurrë nuk ndihen të lodhur.



39. Ndër shenjat e Tij është edhe ringjallja e tokës. Ti e sheh tokën të thatë e të shkretë, por, kur zbresim shi mbi të, ajo lëviz dhe gjallërohet. Pa dyshim, Ai që e ngjall atë, i ngjall edhe të vdekurit. Ai është vërtet i pushtetshëm për çdo gjë.

40. Ata që i shtrembërojnë shpalljet Tona, nuk mund të Na fshihen. Si mendoni, a është më i mirë ai që do të hidhet në zjarr apo ai që në Ditën e Kiametit do të vijë i sigurt? Bëni ç'të doni, se Ai i sheh të gjitha çfarë punoni ju.

41. Ata që e mohojnë Fjalën Tonë përkujtuese[285], kur u vjen, do të dënohen rëndë. Ai është vërtet një Libër i madhërueshëm.

42. Atij nuk mund t'i afrohet gënjeshtra nga asnjëra anë. Kjo është shpallje prej një të Urti që meriton të gjitha lavdet.

---

[283] D.m.th. atyre që janë pajisur me moralin e mirë në jetën e kësaj bote dhe që do të fitojnë lumturinë e Xhenetit në botën tjetër.
[284] Engjëjt.
[285] Kuranin.

43. Nuk të thuhet ty (o Muhamed) asgjë, përpos asaj që u është thënë të dërguarve para teje. Në të vërtetë, Zoti yt fal shumë, por edhe dënon ashpër.

44. Sikur ta kishim shpallur Kuranin në një gjuhë tjetër, ata do të thoshin: "Ah, sikur vargjet e tij të ishin të kuptueshme! Vallë, pse të jetë në një gjuhë të huaj, ndërkohë që ai[286] është arab?!" Thuaj: "Ai është udhërrëfyes dhe shërim për besimtarët". Por ata që nuk besojnë, janë të shurdhër dhe të verbër, njësoj si të thirreshin prej vendeve të largëta.

45. Vërtet, Ne ia dhamë Musait Librin, por rreth tij pati shumë mospajtime. Dhe, sikur të mos ishte Vendimi i Zotit tënd i dhënë më parë (për shtyrjen e gjykimit deri në Ditën e Kiametit), ata (që u përçanë) do të gjykoheshin menjëherë. Me të vërtetë, ata dyshojnë thellë në këtë.

46. Kush bën mirë, e bën për dobi të vet, e kush punon keq, punon në dëm të vet. Zoti yt nuk u bën padrejtësi robërve të Tij.



47. Vetëm Allahu e di se kur do të vijë Ora. Kurrfarë fruti nuk mund të dalë prej kupës së lules dhe asnjë femër nuk mund të mbetet shtatzënë apo të lindë pa dijeninë e Tij. Ditën kur Ai t'i thërrasë njerëzit e t'u thotë: "Ku janë ata zota që i quanit si ortakët e Mi?", ata do të përgjigjen: "Askush prej nesh nuk dëshmon sot se ata janë ortakët e Tu."

48. Idhujt, që ata i adhuronin më parë, do t'i zhgënjejnë dhe ata do ta dinë se nuk ka më shpëtim.

49. Njeriu nuk lodhet kurrë duke kërkuar të mirën, por, nëse e godet e keqja, ai menjëherë bie në dëshpërim dhe humb shpresën.

50. Nëse pas fatkeqësisë, Ne i japim atij që të shijojë nga mirësitë Tona, ai me siguri, do të thotë: "Këtë e meritoj! Unë nuk besoj se do të vijë Ora (e Kiametit), por, edhe nëse kthehem te Zoti im, sigurisht që Ai do të më japë shpërblimin më të mirë." Në të

[286] Profeti Muhamed (a.s.).

vërtetë, Ne do t'i njoftojmë mohuesit për atë që kanë bërë dhe do t'i bëjmë të shijojnë një dënim të ashpër.

51. Kur njeriut i dhurojmë dhuntitë Tona, ai shmanget dhe na kthen kurrizin, mirëpo, kur atë e godet e keqja, ai lutet gjerë e gjatë.

52. Thuaju, (o Muhamed): "Më thoni! Nëse ky Kuran është vërtet prej Allahut dhe ju e mohoni atë, atëherë kush është në humbje më të madhe se ai që është në kundërshtim të hapur me Të?!"

53. Ne do t'u tregojmë atyre shenjat Tona në hapësirat tokësore e qiellore, si dhe në vetvete, derisa t'u bëhet plotësisht e qartë se ai (Kurani) është e vërteta. Vallë, a nuk të mjafton ty që, Zoti yt është Dëshmues i çdo gjëje?!

54. Vërtet, ata dyshojnë në takimin me Zotin e tyre, por le ta dinë se Ai ka nën kontroll çdo gjë.

# 42 SURJA ESH-SHÛRA

**Mekase - 53 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**



1. Hâ, Mîm.

2. Ajn, Sîn, Kâf.

3. Kështu Allahu, i Plotfuqishmi, i Urti, të frymëzon ty (o Muhamed), ashtu siç i ka frymëzuar edhe ata para teje.

4. Atij i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe gjithçka që gjendet në Tokë. Ai është i Larti, i Madhërishmi!

5. Qiejt gati sa nuk çahen nga sipër (prej madhështisë së Allahut), ndërkohë që engjëjt lavdërojnë e falënderojnë Zotin e tyre dhe kërkojnë falje për ata që janë në Tokë. Me të vërtetë që Allahu është Falësi dhe Mëshirëploti.

6. Allahu është Mbikëqyrës mbi ata që zgjedhin mbrojtës përveç Tij, ndërsa ti (o Muhamed) nuk je kujdestar i tyre.

7. Dhe kështu pra, Ne të kemi shpallur ty një Kuran në gjuhën arabe, për të paralajmëruar popullin e Mekës dhe ata rreth saj; për t'i paralajmëruar ata për Ditën, e cila do të vijë me siguri: kur të gjithë njerëzit do të tubohen, disa në Xhenet e disa në Xhehenem.

8. Sikur të donte Allahu, do t'i kishte bërë të gjithë të një besimi, por Ai pranon në mëshirën e Vet kë të dojë, kurse mohuesit nuk kanë as mbrojtës, as ndihmës.

9. Vallë, a mos zgjedhin ata mbrojtës tjetër, përveç Atij?! Sigurisht, vetëm Allahu është Mbrojtësi. Ai i ngjall të vdekurit dhe është i Fuqishëm për çdo gjë.

10. Për çfarëdo gjëje që ju të diskutoni, fjala e fundit i përket Allahut. Ky është Allahu, Zoti im. Unë tek Ai mbështetem dhe tek Ai kthehem i penduar.

11. Krijues i qiejve dhe i Tokës, Ai ju ka dhënë bashkëshorte nga vetja juaj për t'ju shumuar, si dhe bagëti në çifte. Asgjë nuk i shëmbëllen Atij. Ai i dëgjon të gjitha dhe i sheh të gjitha.

12. Tek Ai janë çelësat e qiejve dhe të Tokës. Ai ia zgjeron mjetet e jetesës kujt të dojë, por edhe ia pakëson kujt të dojë. Vërtet, Ai është i Gjithëdijshëm për çdo gjë.

13. Ai ka urdhëruar për ju atë Fe, të cilën ta zbuloi ty (o Muhamed) dhe që pati urdhëruar për Nuhun, Ibrahimin, Musain dhe Isain, duke thënë: "Qëndroni në fenë e drejtë dhe mos u përçani në të!" Por për idhujtarët është e rëndë ajo, në të cilën po i fton ti. Allahu zgjedh për këtë fe kë të dojë dhe udhëzon drejt saj këdo që kthehet tek Ai me pendim.

14. Sidoqoftë, ata[287] u përçanë midis tyre prej smirës, vetëm pasi u erdhi dijenia. Dhe, sikur të mos kishte paraprirë fjala e Zotit tënd (për shtyrjen e dënimit) deri në një afat të caktuar, ata do të gjykoheshin menjëherë. Edhe ata[288] që trashëguan Librin më pas, dyshojnë thellë në të.

15. Andaj, ti thirru dhe bëhu këmbëngulës, ashtu siç je urdhëruar, mos i ndiq epshet e tyre dhe thuaj: "Unë besoj çdo libër që e ka shpallur Allahu dhe jam urdhëruar që të gjykoj drejt midis jush; Allahu është Zoti ynë dhe Zoti i juaj. Veprat tona janë për ne, e veprat tuaja janë për ju. Midis nesh dhe jush nuk ka kurrfarë mosmarrëveshjeje. Allahu do të na tubojë të gjithëve dhe tek Ai do të kthehemi të gjithë".

16. Sa për ata që polemizojnë rreth Allahut, pasi i janë përgjigjur Atij, arsyetimet e tyre do të jenë të pavlefshme te Zoti i tyre, mbi ata do të bjerë zemërimi i Tij e do të dënohen ashpër.

---

[287] Hebrenjtë dhe të krishterët.
[288] Fisi Kurejsh në Mekë.

17. Allahu është Ai që e ka shpallur Librin me vërtetësi dhe drejtësi. E si do ta dije ti që ndoshta Dita e Kiametit është afër?!

18. Kiametin kërkojnë ta shpejtojnë ata që nuk besojnë në të, kurse ata që besojnë, kanë frikë nga ai dhe e dinë se është plotësisht i vërtetë. Pa dyshim, ata që kundërshtojnë për Ditën e Kiametit, janë në një gabim shumë të madh!

19. Allahu është i Mirë me robërit e Vet dhe i jep begati kujt të dojë; Ai është i Plotfuqishëm dhe i Pushtetshëm.

20. Atij që dëshiron shpërblim në jetën tjetër, Ne do t'ia shtojmë atë. Ndërsa atij që dëshiron shpërblim në këtë jetë, Ne do t'i japim pjesë prej saj, por ai nuk do të ketë pjesë në jetën tjetër.

21. A kanë ata idhuj, të cilët u kanë caktuar një fe që nuk e ka lejuar Allahu?! Sikur të mos kishte qenë Fjala e vendimit të mëparshëm, ata do të ishin gjykuar menjëherë. Për keqbërësit është përgatitur një dënim i dhembshëm.



22. Atë Ditë ti do t'i shohësh keqbërësit se si tmerrohen për atë që kanë fituar, ndërkohë që ndëshkimi Ynë do t'i godasë me siguri. Ndërsa ata që kanë besuar dhe bërë vepra të mira, do të jenë në kopshtet e mrekullueshme të Xheneteve. Ata do të kenë te Zoti i tyre çfarë të duan; kjo është dhurata e madhe.

23. Kështu i gëzon Allahu robërit e Vet, që kanë besuar dhe që kanë bërë vepra të mira. Thuaju: "Për këtë nuk kërkoj kurrfarë shpërblimi tjetër prej jush, përveç respektit (për mua) për hir të farefisnisë (që kemi)." Atij që bën vepër të mirë, Ne do t'ia shtojmë shpërblimin. Allahu, me të vërtetë, është Falës dhe Mirënjohës.

24. A thonë ata: "Ai (Muhamedi a.s.) trillon gënjeshtra për Allahun"?! Po të donte Allahu, do ta vuloste zemrën tënde! Allahu e shkatërron të pavërtetën dhe e forcon të vërtetën me fjalët e Veta. Ai e di mirë ç'ka në zemrat e tyre.

25. Ai e pranon pendimin e robërve të Vet, i fal gjynahet dhe i di të gjitha çfarë punoni ju.

26. Ai u përgjigjet lutjeve të atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira e u jep edhe më tepër prej dhuntisë së Vet, kurse për mohuesit do të ketë dënim të ashpër.

27. Sikur Allahu t'i shtonte mjetet e jetesës për robërit e Vet, ata do ta mbushnin Tokën me mbrapshti. Por Ai u jep me masë, sa dëshiron, sepse Ai i njeh dhe i sheh mirë robërit e Vet.

28. Është Ai që e zbret shiun, kur ata kanë humbur çdo shpresë dhe përhap mëshirën e Vet; Ai është Mbrojtësi i vërtetë dhe i Denji për falënderim.

29. Një prej shenjave të Tij është krijimi i qiejve dhe i Tokës dhe i qenieve të gjalla, që ka shpërndarë nëpër to; Ai është i Fuqishëm t'i tubojë ata kur të dojë.

30. Çfarëdo fatkeqësie që ju godet, është si pasojë e asaj që keni bërë vetë; por Ai fal shumë.

31. Në këtë Tokë ju nuk mund t'i shpëtoni Atij, sepse, veç Allahut, nuk ka tjetër mbrojtës apo ndihmës për ju.

32. Një prej shenjave të Tij janë anijet e mëdha që lundrojnë në det – si malet.

33. Nëse Ai do, e qetëson erën dhe ato mbesin të palëvizshme në sipërfaqen e tij (detit). Këtu ka shenja për çdokënd që është i durueshëm dhe mirënjohës.

34. Ose, Ai mund t'i fundosë anijet, për shkak të gjynaheve që kanë bërë ata[289]. Sidoqoftë, Ai fal shumë.

35. Le ta dinë ata që vënë në dyshim shenjat Tona, se nuk kanë ku t'i shmangen dënimit Tonë.

36. Çdo gjë që ju është dhënë juve, është vetëm kënaqësi në jetën e kësaj bote. Por shpërblimi i Allahut është më i mirë dhe më i përhershëm për ata që besojnë dhe mbështeten te Zoti i tyre;

37. për ata që ruhen prej gjynaheve të mëdha e mbrapshtive dhe që, kur i zemëron dikush, falin;

[289] D.m.th lundërtarët.

38. për ata që i përgjigjen thirrjes së Zotit të tyre, e falin namazin rregullisht dhe këshillohen për punët e veta me njëri-tjetrin; për ata që ndajnë lëmoshë prej asaj që u kemi dhënë Ne;

39. dhe për ata që, kur i godet ndonjë padrejtësi e madhe, i bëjnë qëndresë dhe marrin hak.

40. Shpërblimi për të keqen është i njëjtë me atë të keqe. Por, atë që fal dhe pajton, e pret shpërblimi i Allahut. Ai, në të vërtetë, nuk i do të padrejtët.

41. Për atë që përgjigjet, kur i është bërë një padrejtësi, nuk ka kurrfarë qortimi ndaj tij.

42. Qortim ka vetëm kundër atyre që u bëjnë keq njerëzve dhe që pa të drejtë mbjellin ngatërresa në Tokë; për ata ka dënim të dhembshëm.

43. Kushdo që duron dhe fal, ta dijë se, në të vërtetë, këto janë nga veprimet më të virtytshme.



44. Për atë që Allahu e shpie në humbje, nuk ka mbrojtës tjetër përveç Tij. Ti do të shohësh se si keqbërësit, kur ta shohin dënimin, do të thonë: “A ka ndonjë rrugë për t’u kthyer?”

45. Ti do t’i shohësh se si do të përballen me zjarrin të përulur nga poshtërimi dhe duke parë tinëzisht me bisht të syrit. Ata që kanë besuar do të thonë: “Me të vërtetë që humbësit janë ata që kanë humbur vetveten dhe familjen e tyre në Ditën e Kiametit”. Me të vërtetë, keqbërësit do të vuajnë një dënim të përhershëm!

46. Ata nuk do të kenë asnjë mbrojtës që do t’i ndihmojë, në vend Allahut. Për atë që Allahu e shpie në humbje, s’ka kurrfarë rruge (shpëtimi).

47. Përgjigjuni thirrjes së Zotit tuaj, para se të vijë Dita, të cilën Allahu nuk e kthen më. Atë Ditë ju nuk do të keni kurrfarë strehimi dhe nuk do të mund të mohoni.

48. Nëse ata kthejnë kurrizin, dije se Ne nuk të kemi dërguar ty (o Muhamed), si rojë për ata. Detyra jote është vetëm që të kumtosh. Kur Ne i japim njeriut të shijojë mëshirën Tonë, Ai i



gëzohet asaj. Por, nëse atë e godet ndonjë e keqe për shkak të asaj që kanë bërë duart e tij, atëherë, ai bëhet mosmirënjohës i vërtetë.

49. I Allahut është pushteti mbi qiejt dhe Tokën. Ai krijon çfarë të dojë. Ai i dhuron vajza kujt të dojë e djem kujt të dojë.

50. Disave u dhuron të dyja gjinitë: djem e vajza; e, kë të dojë e lë pa fëmijë. Vërtet, Ai është i Gjithëdijshëm dhe i Fuqishëm.

51. Asnjë njeriu nuk i është dhënë t'i flasë Allahu, përveçse me anë të Frymëzimit ose pas perdes, ose me anën e një Kumtuesi (Engjëlli) të dërguar me lejen e Tij, për të shpallur vullnetin e Tij. Ai, me të vërtetë, është i Lartë dhe i Urtë!

52. Dhe kështu, Ne të kemi dërguar ty Shpallje me urdhrin dhe vullnetin Tonë. Ti më parë nuk e ke ditur se çfarë është Libri e as ç'është besimi. Por atë (Kuranin), Ne e bëmë dritë, me anë të së cilës udhëzojmë kë të duam nga robërit Tanë. Ti, me të vërtetë, udhëzon në rrugën e drejtë,



53. (në) rrugën e Allahut, të Cilit i përket gjithçka që ndodhet në qiej dhe gjithçka që ndodhet në Tokë. Dhe vërtet, tek Allahu kthehen të gjitha çështjet!

# 43 SURJA: 43 - EZ-ZUHRUF

**Mekase - 89 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Hâ, Mîm.

2. Betohem në Librin e qartë!

3. Në të vërtetë, Ne e kemi shpallur Kuranin në gjuhën arabe, për ta kuptuar ju,

4. e ai është te Ne, në Librin kryesor (Leuhi-mahfûdh), i lartësuar dhe plot urtësi.



5. A ta tërheqim Përkujtimin (Kuranin) prej jush ngaqë jeni popull i shfrenuar?

6. Eh, sa profetë u dërguam Ne breznive të mëparshme,

7. por, sa herë që u vinte atyre ndonjë profet, ata talleshin me të!

8. Prandaj Ne i shkatërruam ata, edhe pse ishin më të fuqishëm se këta (paganët e Mekës). Kështu, pra, është shembulli i popujve të lashtë.

9. Nëse ti i pyet ata: "Kush i ka krijuar qiejt dhe Tokën?" Ata, me siguri do të thonë: "Ato i ka krijuar i Plotfuqishmi dhe i Gjithëdijshmi;

10. Ai, që jua ka bërë Tokën djep dhe ka krijuar për ju rrugë në të, që të arrini atje ku synoni;

11. Ai, që prej qiellit zbret ujë me masë e nëpërmjet tij ngjall tokën e vdekur -kështu do të ngriheni edhe ju (prej varreve)-;

12. Ai, që ka krijuar çifte për çdo lloj krijese, që ka bërë anije e kafshë që t'i shaloni

13. e të mbaheni fort mbi to, e pastaj t'i kujtoni dhuntitë e Zotit tuaj dhe të thoni: "Qoftë lavdëruar Ai që i nënshtroi këto për ne, se vetë ne këto nuk do të mund t'i kishim nën pushtet

14. dhe ne, me siguri, do të kthehemi te Zoti ynë!"

15. Ata i kanë quajtur si pjesë të Tij disa prej robërve të Tij[290]! Me të vërtetë, njeriu është mohues i hapët.

16. Vallë, prej krijesave të Veta, Ai të zgjedhë vajza e juve t'ju dhurojë djem?!

17. Kur ndonjëri nga ata merr lajmin e mirë për lindjen e asaj, që ia veshin të Gjithmëshirshmit (si pjesë e Tij)[291], atij i nxihet fytyra dhe pikëllohet.

18. Vallë, a është ajo që rritet në stoli dhe e pafuqishme për të kundërshtuar (diçka që mund t'i vishet Allahut si pjesë e Tij)?!

19. Engjëjt, të cilët janë robërit e të Gjithëmëshirshmit, ata i bëjnë për femra. A mos vallë ata kanë qenë të pranishëm gjatë krijimit të tyre?! Dëshmia e tyre do të shënohet dhe ata do të përgjigjen (për atë shpifje)!

20. Dhe ata thonë: "Sikur të kishte dashur i Gjithëmëshirshmi, ne nuk do t'i kishim adhuruar ata[292]." Ata nuk dinë asgjë për këtë, ata vetëm gënjejnë.

21. Vallë, a u kemi dhënë Ne atyre Libër para tij (Kuranit), të cilit ata i janë përmbajtur?

22. Jo, por ata thonë: "Ne i kemi gjetur etërit tanë në këtë fe dhe ne po ndjekim gjurmët e tyre".

23. Po ashtu, në çdo vend që Ne kemi dërguar paralajmërues para teje, pasanikët e atij vendi thonin: "Ne i kemi gjetur etërit tanë në këtë fe dhe po ndjekim gjurmët e tyre".

---

[290] Arabët paganë besonin se engjëjt ishin vajzat e Allahut.
[291] Pra, kur merr lajmin për lindjen e një vajze.
[292] D.m.th. idhujt, engjëjt etj.

24. (Çdo i dërguar) thoshte: “Po sikur unë t’ju kem sjellë (një fe) më të ndriçuar se ajo e të parëve tuaj?!” Ata thonin: “Ne e mohojmë mesazhin me të cilën jeni dërguar!”

25. Atëherë, Ne hakmerreshim kundër atyre, prandaj shiko si ka qenë përfundimi i femohuesve.

26. (Kujto) kur Ibrahimi i tha të atit dhe popullit të tij: “Në të vërtetë, Unë i urrej dhe s’kam të bëj fare me ato që adhuroni ju

27. në vend të Atij, që më ka krijuar dhe i Cili do të më udhëzojë në rrugën e drejtë”.

28. Ai e bëri këtë fjalë të përhershme te pasardhësit e tij, me qëllim që ata të kthehen (vazhdimisht tek Allahu).

29. Kurse Unë i lashë të kënaqen këta[293] dhe etërit e tyre, derisa u erdhi e Vërteta (Kurani) dhe i Dërguari, që ua bëri të qarta.

30. Por, kur u erdhi e Vërteta, ata thanë: “Kjo është magji dhe ne sigurisht që këtë nuk e besojmë!



31. Sikur t’i kishte zbritur ky Kuran ndonjë njeriu të madh prej njërit nga këto dy qytete[294]"!

32. Vallë, a mos janë ata që e ndajnë mëshirën e Zotit tënd? Jemi Ne ata që ua ndajmë njerëzve mjetet e jetesës në këtë botë, duke i ngritur në shkallë disa më lart mbi të tjerët, me qëllim që disa t’u shërbejnë të tjerëve. Mëshira e Zotit tënd është më e mirë nga ajo që grumbullojnë ata.

33. Dhe, sikur njerëzit të mos ishin një bashkësi mohuesish, Ne do t’i bënim prej argjendi çatitë e shtëpive të atyre që nuk besojnë në të Gjithëmëshirshmin[295], madje edhe shkallët nëpër të cilat ngjiten,

34. edhe dyert e shtëpive të tyre, edhe divanet në të cilat mbështeten,

---

[293] Fisin Kurejsh, pasardhës të Ibrahimit nga biri i tij, Ismaili.
[294] Mekës dhe Taifit.
[295] Pra, sikur të mos ishte besimi i gabuar i shumë njerëzve se, pasuria që Zoti i jep dikujt, është provë e dashurisë së Tij për këtë njeri, qoftë ky edhe jobesimtar, Allahu do t’u jepte jobesimtarëve edhe më shumë begati (Ibn Kethir).

35. dhe (do t'u jepnim) stoli prej ari. Por të gjitha këto janë vetëm kënaqësi të kësaj jete, kurse jeta tjetër te Zoti yt është për punëdrejtët që ruhen (nga gjynahet dhe nga dënimi i Allahut).

36. Atij që shmanget nga Këshilla e të Gjithëmëshirshmit (Kurani), Ne do t'ia caktojmë një djall, që do t'i bëhet shok i pandashëm.

37. Në të vërtetë, djajtë i shmangin jobesimtarët nga rruga e drejtë, ndonëse ata mendojnë se janë të udhëzuar drejt.

38. Dhe, kur të vijë te Ne, (jobesimtari) do t'i thotë (djallit që e kishte shok): "Ah, sikur të kishte qenë largësia midis meje dhe teje sa ajo mes lindjes e perëndimit! Sa shok i keq paske qenë ti!"

39. (Atyre do t'u thuhet): "Nuk do t'ju bëjë dobi (pendimi) juve sot[296], sepse ju u larguat nga e vërteta dhe humbët. Me të vërtetë, ju jeni pjesëtarë në dënim".

40. Vallë, a mos ti do të bësh të dëgjojë i shurdhëri dhe të udhëzosh të verbërin dhe atë që është në humbje të qartë?



41. Edhe sikur të të marrim ty, Ne, me siguri do të hakmerremi ndaj tyre (në jetën tjetër)

42. ose do të të tregojmë atë çka u kemi premtuar atyre. Ne jemi vërtet të Plotfuqishëm mbi ta.

43. Andaj, përmbaju fort asaj që të është shpallur ty, sepse ti, në të vërtetë, je në rrugën e drejtë.

44. Pa dyshim që Kurani është përkujtesë për ty dhe popullin tënd; e ju do të pyeteni!

45. Pyeti të dërguarit Tanë, që i kemi nisur para teje, a mos kemi urdhëruar Ne që të adhurohen zota të tjerë, përveç të Gjithëmëshirshmit?!

46. Ne dërguam Musain me shenjat Tona te Faraoni dhe paria e tij, dhe ai tha: "Unë jam i dërguar i Zotit të botëve!"

47. Kur ai u solli atyre shenjat Tona, ata filluan t'i përqeshin ato.

---

[296] D.m.th. në Ditën e Kiametit.

48. Çdo shenjë që Ne u tregonim atyre, ishte më e madhe se ajo para saj. Prandaj Ne i dënonim ata me ndëshkim, që të ktheheshin (në rrugën e drejtë).

49. Ata i thoshin (Musait): “O magjistar! Lutju Zotit tënd për ne, ashtu sipas besëlidhjes tënde me Atë, sepse ne do të kthehemi në rrugë të drejtë!”

50. Por, sapo ua largonim dënimin, ata e shkelnin premtimin.

51. Dhe Faraoni i thërriste popullit të vet: “O populli im! Vallë, a nuk më përket mua sundimi i Egjiptit dhe i këtyre lumenjve që rrjedhin pranë meje? A nuk shihni?

52. Vallë, a nuk jam unë më i mirë se ky i mjerë, i cili mezi mund të shprehet?

53. Përse nuk i janë dhënë atij byzylykë ari? Përse nuk kanë ardhur bashkë me të engjëjt?”



54. Kështu, ai e mashtroi popullin e vet. Ata iu nënshtruan atij, sepse ishin vërtet një popull i pabindur.

55. E, kur Na zemëruan, Ne u hakmorëm ndaj tyre dhe i fundosëm të gjithë.

56. Ne i bëmë ata shembull dhe mësim për popujt e mëvonshëm.

57. Kur u soll si shembull i biri i Merjemes (Isai a.s.), populli yt (o Muhamed) menjëherë nisi të qeshë

58. duke thënë: “A janë më të mirë idhujt tanë apo ai?” Ata ta paraqesin këtë shembull vetëm për shkak se duan të hahen, sepse janë popull grindavec.

59. Isai ishte vetëm një rob, të cilit Ne i dhuruam (Profeci) dhe e bëmë shembull për bijtë e Izraelit.

60. Sikur të duam, Ne (do t’ju shkatërronim dhe) në vendin tuaj do të bënim engjëj, që do t’ju trashëgonin në Tokë.

61. Në të vërtetë, Isai është shenjë e Orës (së Kiametit), në ardhjen e të cilës mos dyshoni kurrsesi. Pra, ndiqmëni mua, kjo është rruga e drejtë!

62. Le të mos ju shmangë kurrsesi djalli! Ai është vërtet armiku juaj i hapët.

63. E, kur Isai solli prova të qarta, tha: “Ju kam sjellë urtësinë (Profecinë) dhe do t’ju shpjegoj disa gjëra, për të cilat nuk po pajtoheni. Andaj, frikësojuni Allahut dhe bindmuni mua!

64. Pa dyshim, Allahu është Zoti im dhe Zoti juaj, andaj adhuroni vetëm Atë! Kjo është rruga e drejtë!”

65. E megjithatë, sektet e ndryshme patën kundërshti midis tyre. Mjerë ata që kanë bërë padrejtësi – për dënimin e Ditës së dhembshme!

66. A mos presin ata diçka tjetër, përveç Orës (së Kiametit), që do t’u vijë papritmas e pa e ndier fare?!

67. Atë Ditë miqtë do të bëhen armiq të njëri-tjetrit, përveç të drejtëve, që e kanë pasur frikë Allahun.

68. (Allahu do t’u thotë): “O robërit e Mi, për ju sot nuk ka frikë dhe as që do të pikëlloheni.



69. Ju që keni besuar shpalljet Tona dhe keni qenë myslimanë*,

70. hyni në Xhenet të gëzuar, ju dhe bashkëshortet tuaja,

71. ku do t’ju shërbehet me pjata dhe gota prej ari. Aty do të ketë çfarë t’ju dojë shpirti dhe gjithçka që ta kënaq syrin dhe atje do të qëndroni përgjithmonë.

72. Ja, ky është Xheneti që ju është dhënë në trashëgim për atë që keni bërë.

73. Aty do të keni fruta të shumëllojshme, prej të cilave do të hani.”

74. Sa për punëmbrapshtët, pa dyshim që ata do të qëndrojnë përherë në dënimin e Xhehenemit.

75. Ai (dënim) nuk do t’u lehtësohet atyre e kurrfarë shprese për shpëtim nuk do të kenë.

* “keni qenë myslimanë” - pra, të bindur ndaj Allahut.

76. Ne atyre nuk u bëmë padrejtësi, por ata vetë i bënë keq vetvetes.

77. Ata do të thërrasin: "O Malik[297]! (Më mirë) Le të na vdesë Zoti yt!", ndërsa Ai do të thotë: "Ju do të qëndroni përherë aty!"

78. Tashmë, Ne ju kemi sjellë të Vërtetën, por shumica prej jush e urren të Vërtetën.

79. Nëse ata kurdisin kurthe, edhe Ne do t'u ngremë kurthe.

80. Vallë, a mos kujtojnë ata se Ne nuk i dëgjojmë fjalët e tyre tinzare dhe bisedat e tyre të fshehta? Pa dyshim, Ne dëgjojmë, ndërsa të dërguarit Tanë (engjëj) që janë pranë tyre, shënojnë.

81. Thuaju[298] (o Muhamed): "Sikur i Gjithëmëshirshmi të kishte bir, Unë do të isha i pari që do ta adhuroja atë!

82. Qoftë i lartësuar Zoti i qiejve dhe i Tokës, Zoti i Fronit, nga ajo çfarë i veshin Atij!



83. Lëri ata të flasin marrëzi dhe le të argëtohen derisa të takojnë Ditën që u është premtuar.

84. Ai është i vetmi Zot (i vërtetë) në qiell dhe i vetmi Zot (i vërtetë) në Tokë. Ai është i Urtë dhe i Gjithëdijshëm.

85. Qoftë i lartësuar në lavdi Ai, të Cilit i përket pushteti i qiejve dhe i Tokës dhe gjithçka që gjendet mes tyre. Vetëm Ai ka dijeni mbi Orën (e Kiametit) dhe tek Ai do të ktheheni!

86. Ata që u adhuruan në vend të Allahut, nuk do të mund të ndërmjetësojnë për askënd, përveç atyre që dëshmuan për të Vërtetën[299] dhe e dinë mirë (se s'ka Zot tjetër të vërtetë veç Allahut).

87. Nëse i pyet ata[300] se kush i ka krijuar, me siguri që ata do të thonë: "Allahu!" Atëherë, përse largohen prej Tij?!

88. I Dërguari thotë: "O Zoti im, ky është një popull që nuk beson!"

89. Largohu prej tyre (o Muhamed) dhe thuaju: "Paqe!" Ata së shpejti do ta marrin vesh.

---

297 Një nga engjëjt mbikëqyrës të Xhehenemit.

298 D.m.th të krishterëve.

299 Siç janë Isai, engjëjt ose ndonjë profet tjetër, të cilët u adhuruan pa dëshirën e tyre.

300 Paganët e Mekës.



# 44 SURJA ED-DUHÂN

**Mekase - 59 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Hâ, Mîm.

2. Betohem në Librin e qartë!

3. Ne e zbritëm Kuranin në një natë të bekuar[301]. Vërtet, Ne gjithmonë kemi qenë paralajmërues.

4. Në atë (natë të zbritjes së Kuranit) vendoset çdo punë e urtë,

5. me urdhrin Tonë! Ne gjithmonë kemi nisur të dërguar,

6. si mëshirë prej Zotit tënd. Me të vërtetë, Ai i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha.

7. Ai është Zoti i qiejve, i Tokës dhe i gjithçkaje që gjendet midis tyre, nëse besoni me bindje.

8. S'ka zot tjetër të vërtetë përveç Atij. Ai e jep jetën dhe e shkakton vdekjen. Ai është Zoti juaj dhe Zoti i të parëve tuaj të lashtë!

9. Por ata argëtohen duke dyshuar.

10. Andaj ti prite atë (ditë), kur qielli do të lëshojë tym të qartë,

11. që do t'i mbulojë njerëzit, (e do t'u thuhet): "Ky është dënim i dhembshëm!"

12. (Mohuesit do të thonë): "O Zoti ynë, lirona prej dënimit! Ne tashmë besojmë!"

[301] Në Natën e Kadrit.

13. E si mund të përfitojnë ata nga këshilla, ndërkohë që më parë atyre u pat ardhur një i Dërguar me shpjegime të qarta

14. e ata i kthyen shpinën, duke thënë: "Ai është një i çmendur i mësuar nga të tjerët"?!

15. Edhe sikur t'ju lirojmë nga dënimi pak (kohë), ju me siguri që do të ktheheni (në mosbesim).

16. Ditën, kur do t'i mbërthejmë ata me forcën më të madhe, Ne do të hakmerremi.

17. Përpara tyre Ne vumë në sprovë popullin e Faraonit, kur u pat ardhur i Dërguari fisnik,

18. (i cili u tha): "Më sillni robërit e Allahut,[302] sepse Unë jam për ju një i dërguar i besuar!

19. Dhe mos u madhëroni mbi Allahun, sepse unë po ju sjell provë të qartë!



20. Unë kërkoj mbështetje në Zotin tim dhe Zotin tuaj, që të mos më vrisni me gurë!

21. Nëse nuk më besoni, atëherë largohuni prej meje!"

22. Dhe ai iu lut Zotit të vet: "Ky është vërtet një popull keqbërës!"

23. (Allahu i tha): "Ec bashkë me robërit e Mi natën, sepse ata[303] do t'ju ndjekin!

24. Lëreni pas detin e hapur, se ata, me siguri, do të fundosen si ushtri"!

25. Eh, sa e sa kopshte dhe burime i lanë ata,

26. sa ara të mbjella dhe ndërtesa fisnike,

27. dhe sa begati, në të cilat kënaqeshin!

28. Kështu, Ne ua lamë trashëgim ato një populli tjetër.

---

[302] Hebrenjtë që jetonin të skllavëruar në Egjipt.
[303] Faraoni me ushtrinë e tij.



29. Nuk i vajtoi ata as qielli, as Toka, as nuk iu dha afat atyre.

30. Ne i shpëtuam bijtë e Izraelit nga dënimi poshtërues

31. prej Faraonit, që ishte tiran, njeri që kalonte çdo kufi të së keqes.

32. Ne i zgjodhëm ata, me qëllim mbi popujt e tjerë (të asaj kohe)

33. dhe u dhamë shenja, në të cilat ka sprova të qarta.

34. E megjithatë, jobesimtarët thonë:

35. "Ekziston vetëm vdekja jonë e parë, ne nuk do të ringjallemi!

36. Na i risillni, pra, të parët tanë, nëse thoni të vërtetën!"

37. A janë këta më të mirë se populli i Tubbas apo ata para tyre? Ne i shkatërruam ata, sepse ishin vërtet punëmbrapshtë.

38. Ne nuk i kemi krijuar qiejt, Tokën dhe çfarë gjendet midis tyre, për t'u zbavitur!



39. Ne i kemi krijuar ato me qëllim të plotë, por shumica e tyre nuk e dinë.

40. Me të vërtetë, Dita e Gjykimit, është e caktuar për të gjithë ata.

41. Atë Ditë, i afërmi nuk mund ta ndihmojë aspak të afërmin e as ata vetë nuk do t'i ndihmojë kush,

42. me përjashtim të atyre që i ka mëshiruar Allahu. Ai është vërtet i Plotfuqishëm dhe Mëshirëplotë.

43. Pema e Zekkumit

44. do të jetë ushqim i gjynahqarit.

45. Si tunxh i shkrirë ajo do të vlojë në barkun e tij,

46. ashtu si vlon uji i nxehtë.

47. (Engjëjve do t'u thuhet): "Rrëmbejeni atë dhe çojeni në mes të zjarrit flakërues!

48. Pastaj, për dënim, hidhni mbi kokën e tij ujë të valuar (duke i thënë):

49. “Shijoje këtë, o njeri “i fuqishëm” dhe “fisnik”!

50. Ja, ky është dënimin për të cilin ju dyshonit!”

51. Punëdrejtët, me të vërtetë, do të jenë në vend të sigurt,

52. midis kopshteve dhe burimeve,

53. të veshur në petka mëndafshi të hollë dhe armaç, të ulur përballë njëri-tjetrit.

54. Po, kështu do të jetë, dhe Ne do t’i martojmë ata me hyri sybukura.

55. Aty do të kërkojnë çfarëdo frutash që të dëshirojnë e do të jenë të sigurt.

56. Atje nuk do ta provojnë më vdekjen, përveç vdekjes së parë dhe Ai do t’i shpëtojë prej dënimit të zjarrit flakërues.

57. Kjo do të jetë dhunti prej Zotit tënd. Kjo është fitorja madhështore!

58. Ne e kemi bërë të lehtë Kuranin në gjuhën tënde, që ata të mund të marrin këshilla.

59. Andaj ti prit, se edhe ata vetë po presin!

# 45 SURJA EL-XHÂTHIJE

**Mekase - 37 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Hâ, Mîm.

2. Ky Libër është shpallur prej Allahut, të Plotfuqishmit dhe të Urtit!

3. Me të vërtetë, në qiej dhe në Tokë ka shenja për ata që besojnë.

4. Edhe në krijimin tuaj dhe të kafshëve të shpërndara nëpër Tokë, ka shenja për besimtarët e bindur.

5. Edhe në ndërrimin e natës dhe të ditës, edhe në ujin që Allahu e zbret nga qielli, duke gjallëruar nëpërmjet tij tokën e shkretuar, edhe në ndërrimin e erërave, ka shenja për njerëzit që mendojnë.

6. Këto janë shpalljet e Allahut, të cilat Ne t'i tregojmë ty me tërë të vërtetën. Atëherë, në çfarë fjalësh të tjera do të besojnë ata, nëse mohojnë Allahun dhe shenjat e Tij?!

7. Mjerë gjynahqari gënjeshtar!

8. Ai i dëgjon shpalljet e Allahut që i lexohen e përsëri ngulmon në mendjemadhësi, sikur nuk i ka dëgjuar ato; jepi lajmin për dënim të dhembshëm!

9. E, kur merr vesh diçka nga shpalljet Tona, ai i përqesh. Për njerëz të tillë do të ketë dënim poshtërues.

10. Para tyre është Xhehenemi dhe nuk do t'u vijë në ndihmë asgjë nga ato që kanë fituar apo nga ata (idhuj) që i kanë marrë për mbrojtës në vend të Allahut! Ata i pret mundim i madh.

11. Ky (Kuran) është udhërrëfyes në rrugën e drejtë. Ata që nuk besojnë shpalljet e Zotit të tyre, do të vuajnë një mundim të madh, të dhembshëm.

12. Allahu është Ai që ka nënshtruar për ju detin, që nëpër të, me urdhrin e Tij, të lundrojnë anijet, për të kërkuar dhuntitë e Tij dhe që ju të jeni mirënjohës.

13. Ai ka vënë në shërbimin tuaj çka gjendet në qiej dhe në Tokë, të gjitha janë prej Tij. Me të vërtetë, në këto ka shenja për njerëzit që mendojnë.

14. Thuaju besimtarëve, që t'i falin ata që nuk shpresojnë në ditët e Allahut[304], kështu që Ai të shpërblejë çdo popull sipas veprave të veta.

15. Kush bën mirë, e ka për vete e kush bën keq, e bën kundër vetes; e në fund do të ktheheni (të gjithë) te Zoti juaj.



16. Ne u dhamë bijve të Izraelit Librin, pushtetin dhe Profecinë. Ne i begatuam ata me gjëra të mira dhe i ngritëm mbi të gjithë popujt e tjerë (të asaj kohe).

17. Gjithashtu, Ne u dhamë urdhëzime të qarta mbi besimin, por ata u përçanë, atëherë kur u erdhi dituria, pasi patën smirë në mes tyre. Zoti yt, me siguri, do t'i gjykojë (ata) në Ditën e Kiametit për kundërshtitë që patën.

18. Dhe tani, Ne të kemi vendosur ty në rrugën e drejtë të fesë, andaj ndiqe atë dhe mos shko pas dëshirave të atyre që nuk dinë!

19. Ata nuk mund të të mbrojnë aspak nga zemërimi i Allahut. Pa dyshim, keqbërësit kanë për mbrojtës njëri-tjetrin, kurse Allahu është Mbrojtësi i atyre që i frikësohen Atij e që ruhen nga gjynahet.

20. Ky Kuran është tregues i qartë, udhërrëfyes dhe mëshirë për njerëzit që kanë besim të patundur.

---

[304] D.m.th. shpërblimin e Allahut.

21. A mos mendojnë ata që bëjnë vepra të këqija, se Ne do t'i bëjmë të njëjtë me ata që kanë besuar dhe që kanë bërë vepra të mira, se jeta dhe vdekja e tyre do të jetë e njëjtë? Sa keq që gjykojnë ata!

22. Allahu i krijoi qiejt dhe Tokën me qëllim të plotë, në mënyrë që çdo njeri të jetë i shpërblyer për atë që ka punuar. E, askujt nuk do t'i bëhet padrejtësi.

23. Mendo pak! Kush, përveç Allahut, mund ta udhëzojë atë njeri, që dëshirat e veta i ka bërë zot; atë njeri, të cilin Allahu, duke e njohur për të tillë, e ka shpënë në humbje, duke ia vulosur dëgjimin dhe zemrën e duke i vënë perde para syve të tij?! A nuk po merrni vesh?

24. Ata thonë: "Nuk ka tjetër veç jetës së kësaj bote, vdesim e jetojmë dhe vetëm koha na shkatërron". Ata nuk kanë kurrfarë dijenie për këtë, ata vetëm hamendësojnë ashtu.

25. Kur atyre u lexohen shpalljet Tona të qarta, argumenti i tyre i vetëm është: "Ringjallni të parët tanë, nëse thoni të vërtetën!"



26. Thuaju: "Allahu jua jep jetën, pastaj ju bën të vdisni e mandej do t'ju tubojë në Ditën e Kiametit e për këtë nuk ka kurrfarë dyshimi; por shumica e njerëzve nuk e dinë".

27. I Allahut është pushteti i qiejve dhe i Tokës! E kur të arrijë Ora (e Kiametit), atë ditë mohuesit do të humbasin.

28. Atëherë të gjithë popujt do t'i shohësh të gjunjëzuar. Çdo popull do të thirret në Librin e vet (e do t'i thuhet): "Sot do të shpërbleheni për atë që keni bërë.

29. Ky është Libri Ynë, që do t'ju tregojë të vërtetën. Ne i kemi urdhëruar (engjëjt) që të shkruajnë të gjitha ç'keni bërë".

30. Përsa u përket atyre që kanë besuar dhe kanë bërë vepra të mira, ata do t'i pranojë Zoti i tyre në mëshirën e Vet[305]. Kjo është fitorja e lavdishme!

---

[305] D.m.th. në Xhenet.

31. Ndërsa mohuesve do t'u thuhet: "Vallë, a nuk ju janë lexuar shpalljet e Mia?! Por ju shfaqët mendjemadhësi dhe u bëtë njerëz të këqij.

32. Dhe, kur juve ju thuhej: "Premtimi i Allahut është i vërtetë: Ora (e Kiametit) pa dyshim që do të vijë!" - ju thoshit: "Ne nuk e dimë ç'është Ora (e Kiametit). Ne mendojmë se është vetëm një hamendje, prandaj nuk jemi të bindur;"

33. Natyrisht, atyre do t'u dalin në shesh të këqijat që kanë bërë e do t'u bjerë kokës ajo me të cilën talleshin.

34. Pastaj do t'u thuhet: "Ne sot po ju braktisim në harresë, ashtu siç e keni harruar ju takimin e kësaj dite. Vendqëndrimi juaj është Zjarri dhe për ju nuk ka kurrfarë ndihmësi.

35. Ky dënim ju erdhi ngaqë i përqeshnit shpalljet e Allahut dhe u mashtruat nga jeta e kësaj bote." Atë ditë ata nuk do të nxirren nga zjarri e nuk do të pranohet prej tyre asnjë arsyetim.

36. Falënderimi i përket vetëm Allahut, Zotit të qiejve dhe Zotit të Tokës - Zotit të gjithësisë.

37. Atij i përket e tërë madhështia në qiej dhe në Tokë. Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti.

# 46 SURJA EL-AHKÂF

**Mekase - 35 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Hâ, Mîm.

2. Ky Libër është shpallur prej Allahut, të Plotfuqishmit dhe të Urtit!

3. Ne i kemi krijuar qiejt dhe Tokën dhe çfarë gjendet midis tyre me qëllim të plotë dhe me afat të caktuar. E megjithatë, mohuesit shmangen nga ajo që u është paralajmëruar.

4. Thuaju: "A i shihni ata që i adhuroni në vend të Allahut? Më tregoni, çfarë pjese të Tokës kanë krijuar ata?! Mos vallë kanë ndonjë pjesë në krijimin e qiejve?! Më sillni një libër të shpallur para këtij (Kuranit) ose ndonjë gjurmë tjetër të dijes (hyjnore), nëse flisni të vërtetën"!

5. Kush është më i humbur se ai, i cili, në vend Allahut, u lutet atyre që nuk mund t'u përgjigjen deri në Ditën e Kiametit e që janë krejt të pavetëdijshëm ndaj lutjes së tyre?!

6. Kur të tubohen njerëzit (në Ditën e Gjykimit), idhujt do të jenë armiq të tyre dhe do ta mohojnë adhurimin e tyre.

7. Kur mohuesve u lexohen shpalljet Tona të qarta, ata thonë për të Vërtetën (Kuranin) që u vjen: "Kjo është magji e qartë!"

8. Ose ata thonë: "Ai (Muhamedi) e ka trilluar vetë atë (Kuranin)." Thuaju: "Por, nëse unë e trilloj atë, ju nuk do të mund të më mbroni nga dënimi i Allahut. Ai i di më së miri të gjitha shpifjet tuaja për të (Kuranin). Mjafton Ai dëshmitar ndërmjet meje dhe jush. Ai është Falës dhe Mëshirëplotë".

9. Thuaju: "Unë nuk jam i pari i dërguar dhe nuk e di çfarë do të ndodhë me mua ose me ju. Unë ndjek vetëm atë që më është shpallur dhe kam për detyrë vetëm të jap paralajmërime të qarta".

10. Thuaju: "Më tregoni, se ç'do të bëhet me ju, nëse Kurani është vërtet prej Allahut e ju e mohoni, ndërkohë që një dëshmitar nga bijtë e Izraelit[306] dëshmon për vërtetësinë e tij dhe e beson atë, kurse ju tregoheni kryelartë?!" Me të vërtetë, Allahu, nuk i udhëzon (në rrugë të drejtë) njerëzit e padrejtë.

11. Mohuesit thonë për besimtarët: "Nëse (Kurani) do të ishte ndonjë gjë e mirë, ata nuk do ta kishin besuar atë para nesh!" E përderisa ata nuk e pranojnë udhëzimin e tij, ata thonë: "Ky është një trillim i lashtë".

12. Para Kuranit është shpallur Libri i Musait, një udhërrëfyes dhe mëshirë për gjithë njerëzimin. Ky Libër (Kurani) e vërteton atë. Ai është shpallur në gjuhën arabe për t'i paralajmëruar ata që bëjnë të këqija dhe për t'u sjellë lajme të mira punëdrejtëve.



13. Pa dyshim, ata që thonë: "Zoti ynë është Allahu!" dhe pastaj qëndrojnë në rrugën e drejtë, nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar e as për t'u dëshpëruar (kur t'u vijë vdekja).

14. Ata do të jenë banorë të Xhenetit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë, si shpërblim për atë që kanë punuar.

15. Njeriun e kemi porositur të jetë i sjellshëm ndaj prindërve të vet. Nëna e mbart atë me mund dhe me mund e lind. Ai mbartet dhe ushqehet me gji për tridhjetë muaj dhe, kur arrin në moshën e burrërisë e i mbush dyzet vjet, ai thotë: "O Zoti im! Më frymëzo që të të falënderoj për begatitë që Ti më ke dhënë mua dhe prindërve të mi dhe që të bëj vepra të mira, me të cilat Ti do të jesh i kënaqur! Më dhuro pasardhës të mirë! Tek Ty kthehem i penduar dhe Ty të dorëzohem!".

16. Këta janë ata njerëz, të cilëve do t'ua pranojmë veprat e tyre më të mira e nuk do t'ua vëmë re veprat e tyre të këqija. Ata do

---

[306] Ai është Abdullah bin Selam, një ish-rabin hebre që pranoi Islamin në Medinë.

të jenë banorë të Xhenetit; ky është premtimi i vërtetë, që u është premtuar.

17. Mirëpo ndonjëri u thotë prindërve të vet: “Uf ju! A po më premtoni se do të ringjallem, ndonëse para meje kanë kaluar shumë brezni?!” Kur ata i drejtohen Allahut për ndihmë, (duke i thënë djalit): “Mjerë për ty! Beso, sepse premtimi i Allahut është i vërtetë!”, ai përgjigjet: “Këto janë vetëm përrallat e popujve të lashtë!”

18. Njerëz të tillë do të pësojnë fatin e kombeve të kaluara prej xhindeve dhe njerëzve, ndaj të cilëve u përmbush Fjala (e dënimit). Vërtet, ata janë përherë të humburit.

19. Për të gjithë do të ketë shkallë të caktuara, sipas asaj që kanë punuar, në mënyrë që Allahu t'i shpërblejë për veprat e tyre. Askujt nuk do t'i bëhet padrejtësi.

20. Ditën, kur ata që kanë mohuar do të vihen para Zjarrit (do t'u thuhet): “Ju keni shfrytëzuar gjithë të mirat në jetën tuaj tokësore dhe jeni kënaqur me to, ndërsa sot do të ndëshkoheni me dënim poshtërues, sepse keni qenë arrogantë në Tokë pa kurrfarë të drejte dhe nuk i jeni bindur Allahut”.

21. Kujtoje vëllanë e fisit Ad (Hudin), kur e paralajmëroi popullin e vet në Ahkaf, ndërsa ka pasur paralajmërues edhe para tij, edhe pas tij (kur u tha): “Adhuroni vetëm Allahun! Unë, me të vërtetë, kam frikë se do t'ju godasë dënimi i Ditës së Madhe!”

22. Ata u përgjigjën: “Vallë, a ke ardhur të na largosh ne prej hyjnive tona. Sillna atë (dënim) që po na premton dhe të shohim nëse thua të vërtetën!” -

23. Ai u tha (atyre): “Vetëm Allahu e di (se kur do të vijë dënimi). Unë kam për detyrë vetëm që t'ju përcjell mesazhin për të cilin jam dërguar, por unë po shoh se ju jeni popull i zhytur në padije”.

24. Dhe kur panë një ré që u duk se vinte në drejtim të luginave të tyre, ata thanë: “Kjo re po sjell shiun!” “Jo!” – u përgjigj ai – “kjo është ajo që ju e keni shpejtuar: një erë që mbart një dënim të dhembshëm,

25. që, me urdhrin e Allahut, shkatërron çdo gjë." E në mëngjes u panë vetëm shtëpitë e tyre të zbrazëta; ja, kështu e ndëshkojmë Ne popullin keqbërës.

26. Ne i kishim bërë ata më të fuqishëm se ju[307] dhe u kishim dhënë atyre dëgjimin, shikimin dhe zemrën, por as dëgjimi i tyre, as shikimi i tyre e as zemra e tyre, nuk u sollën kurrfarë dobie, sepse mohuan shpalljet e Allahut; ata i goditi ajo me të cilën talleshin.

27. Edhe më parë Ne kemi shkatërruar vendbanime rreth jush e u kemi shpjeguar atyre shpalljet Tona, që ata të mund të ktheheshin (në rrugën e drejtë).

28. Përse nuk u erdhën në ndihmë atyre idhujt, që i adhuruan si zota krahas Allahut, për t'u afruar tek Ai?! Vërtet, idhujt i lanë në baltë ata[308]. Këto ishin vetëm gënjeshtrat dhe shpifjet e tyre (idhujtarëve).



29. Kur Ne dërguam te ty një grup xhindesh për të dëgjuar Kuranin, ata, kur erdhën, i thanë njëri-tjetrit: "Heshtni!" Dhe kur përfundoi (leximi), ata u kthyen te populli i tyre si këshillues.

30. Ata thanë: "O populli ynë! Ne dëgjuam një Libër të shpallur pas Musait, i cili vërteton shpalljet para tij, udhëzon nga e vërteta dhe tregon rrugën e drejtë.

31. O populli ynë, përgjigjjuni thirrësit të Allahut dhe besojini Atij! Ai do t'jua falë gjynahet tuaja dhe do t'ju shpëtojë prej dënimit të dhembshëm.

32. Ndërsa ata që nuk i përgjigjen thirrësit të Allahut, nuk do të mund t'i ikin Atij në Tokë; për ata s'ka mbrojtës tjetër, përveç Tij. Ata janë në humbje të madhe.

33. A nuk e shohin ata se Allahu, i Cili krijoi qiejt dhe Tokën pa u lodhur aspak në krijimin e tyre, është i Fuqishëm t'i ngjallë të vdekurit? Po, Ai është vërtet i Fuqishëm për çdo gjë.

---

[307] Banorët e Mekës.
[308] Adhuruesit e tyre.

34. Ditën, kur ata që kanë mohuar do të përballen me zjarrin (do t'u thuhet): "Vallë, a nuk është kjo e vërtetë?" Ata do të thonë: "Po, për Zotin tonë!" Ai do t'u thotë: "Atëherë, shijoni dënimin për mohimin që keni bërë!"

35. Prandaj, ti bëhu i durueshëm (o Muhamed), ashtu siç kanë duruar me këmbëngulje të dërguarit e vendosur dhe mos kërko shpejtimin e dënimit për ata[309]! Ditën, kur të përjetojnë atë që u është premtuar, atyre do t'u duket se kanë qëndruar (në Tokë) vetëm një çast të ditës. Kjo është shpallje e qartë. E kush do të shkatërrohet tjetër, përveç popullit të pabindur!?



[309] Jobesimtarët e Mekës.



# 47 SURJA MUHAMMED

**Medinase - 38 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**



1. Allahu do t'ua zhvlerësojë veprat atyre që mohojnë dhe i pengojnë njerëzit nga rruga e Tij.

2. Ndërsa atyre që besojnë, kryejnë vepra të mira dhe besojnë në atë që i është shpallur Muhamedit - dhe e cila është e Vërteta prej Zotit të tyre, - Ai do t'ua fshijë gjynahet dhe do t'ua përmirësojë gjendjen.

3. Kjo, sepse ata që mohojnë, ndjekin të pavërtetën, kurse besimtarët mbështeten në të Vërtetën e ardhur nga Zoti i tyre. Kështu ua sjell Allahu njerëzve shembujt e tyre.

4. Kur të përballeni në luftë me mohuesit, goditini në qafë, derisa t'i rraskapitni e t'i shkatërroni ata dhe pastaj lidhini fort. Mandej ose i lironi me zemërgjerësi, ose me shpërblim, derisa të bëhet armëpushimi. Kështu bëni! Sikur të donte Allahu, do t'i shkatërronte ata, por Ai dëshiron t'ju sprovojë juve me njëri-tjetrin. Ai nuk ua humb veprat atyre që vdesin në rrugën e Allahut.

5. Ai do t'i udhëzojë ata, do t'ua përmirësojë gjendjen

6. dhe do t'i shpjerë në Xhenet, të cilin ua ka bërë të njohur më parë.

7. O besimtarë, nëse e ndihmoni Allahun[310], edhe Ai do t'ju ndihmojë dhe do t'ju bëjë të qëndroni fort në këmbët tuaja.

8. Ndërsa ata që nuk besojnë, do të shkatërrohen! Ai do t'ua humbë veprat atyre.

9. Kjo për shkak se ata e urrejnë atë që ka shpallur Allahu, andaj Ai i ka zhvlerësuar veprat e tyre.

---

[310] Pra, çështjen e Tij.

10. Vallë, a nuk kanë udhëtuar ata nëpër Tokë, për të parë përfundimin e atyre që qenë përpara tyre!? Allahu i shfarosi ata plotësisht, e kështu do të përfundojnë edhe mohuesit e tjerë.

11. Kjo për shkak se Allahu është Mbrojtës i atyre që besojnë, kurse për mohuesit nuk ka mbrojtës.

12. Pa dyshim, ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, Allahu do t'i shpjerë në Xhenete, nëpër të cilat rrjedhin lumenj. Ndërsa ata që nuk besojnë dhe kënaqen e hanë ashtu siç gëlltisin bagëtia, do të kenë Zjarrin si vendbanim!

13. Eh, sa shumë qytete, të cilat kanë qenë më të fuqishme se qyteti yt, që të ka përzënë, Ne i kemi shkatërruar dhe nuk kanë pasur asnjë ndihmës!

14. Vallë, a është i njëjtë ai që i përmbahet udhëzimit të Zotit të tij me atë që i zbukurohen punët e veta të shëmtuara dhe lëshohet pas pasioneve të veta?

15. Ja përshkrimi i Xhenetit, që u premtohet të përkushtuarve (ndaj Allahut): një vend, ku ka lumenj me ujë të pandotur, lumenj qumështi me shije të pandryshuar, lumenj vere me shije të këndshme për ata që e pinë dhe lumenj prej mjalti të kulluar. Ata do të kenë aty lloj-lloj frutash dhe falje prej Zotit të tyre. A mund të krahasohet ky shembull me Xhehenemin, ku gjynahqarët do të qëndrojnë përherë në zjarr dhe do t'u jepet ujë i valuar, që ua copton zorrët?!

16. Midis tyre ka që bëjnë sikur të dëgjojnë ty, por, posa largohen prej teje, i pyesin ata të cilëve u është dhënë dituria: "Ç'tha ai më parë?!" Këta janë ata, zemrat e të cilëve ua ka vulosur Allahu dhe të cilët lëshohen pas epsheve të veta.

17. Sa për ata që ndjekin rrugën e drejtë, Ai ua shton udhëzimin dhe u jep devotshmëri e vetëpërmbajtje.

18. A mos vallë mohuesit presin, që t'u vijë befasisht vetëm Ora (e Kiametit)? Ndërkohë, shenjat e saj kanë ardhur. Po për çfarë do t'u shërbejnë atyre këshillat, kur t'iu ketë ardhur Kiameti?!

19. Dije se nuk ka zot tjetër të vërtetë përveç Allahut! Kërko falje për gjynahun tënd dhe për besimtarët e besimtaret! Allahu edi se si silleni ju dhe ku qëndroni.

20. Besimtarët thonë: "Sikur të ishte shpallur një sure!" Por, kur shpallet një sure e qartë dhe në të përmendet lufta, i sheh ata me zemra të sëmura[311], si të vështrojnë ty me shikim si të agonisë së vdekjes! Ndërkohë, më e përshtatshme do të ishte për ata

21. bindja dhe fjala e mirë! Madje, kur çështja (e luftës) është vendosur, do të ishte më mirë për ata që të tregohen të sinqertë ndaj Allahut.

22. Nëse ju (o hipokritë) i ktheni shpinën besimit, atëherë do të bënit ngatërresa në Tokë dhe do t'i shkatërronit lidhjet farefisnore.

23. Këta janë ata, të cilët Allahu i ka mallkuar, i ka bërë të shurdhër dhe ua ka verbuar shikimin.

24. Vallë, a nuk përsiatin ata për Kuranin apo i kanë zemrat të kyçura?!



25. Vërtet, ata që kthehen në mosbesim, pasi u është treguar rruga e drejtë, djalli i ka joshur dhe i ka ushqyer me shpresa të rreme.

26. Kjo për shkak se u thoshin atyre që nuk e donin atë, që e ka shpallur Allahu: "Ne do t'ju bindemi juve në disa gjëra" – por Allahu i di mirë fshehtësitë e tyre.

27. E çfarë do të bëjnë ata, kur engjëjt do t'ua marrin shpirtin, duke i rrahur në fytyrat dhe shpinat e tyre?!

28. Kjo, sepse ata pasuan atë që shkakton zemërimin e Allahut dhe urryen pëlqimin e Tij e kështu, Ai ua zhvlerësoi atyre veprat.

29. Vallë, a mendojnë ata që kanë sëmundje në zemrat e tyre[312], se Allahu nuk do t'ua nxirrte në shesh urrejtjen e tyre (ndaj Islamit)?

30. Sikur të donim, Ne do të t'i tregonim ty ata dhe ti, me siguri, do t'i njihje sipas shenjave të tyre. Por, ti do t'i njohësh ata sipas mënyrës së shprehjes së tyre. Allahu i di veprat tuaja.

---

[311] D.m.th. hipokritët.

[312] Pra, hipokritët që kanë sëmundjen e dyshimit dhe të dyfytyrësisë.



31. Ne do t'ju vëmë në provë ju, derisa t'i njohim ata midis jush, që luftojnë (në rrugën e drejtë) dhe durojnë, e derisa të provojmë ato që thuhen për veprat tuaja.

32. Me të vërtetë, ata që nuk besojnë, i pengojnë (të tjerët) nga rruga e Allahut dhe kundërshtojnë të Dërguarin, pasi u është shpjeguar qartë rruga e drejtë, nuk do t'i sjellin Allahut kurrfarë dëmi; Ai do t'i zhvlerësojë veprat e tyre.

33. O ju që keni besuar! Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit dhe mos i çoni dëm veprat tuaja!

34. Pa dyshim, ata që nuk besojnë, (i) pengojnë (të tjerët) nga rruga e Allahut dhe vdesin si jobesimtarë, Allahu kurrsesi nuk do t'i falë.

35. Dhe mos u bëni të dobët e të kërkoni armëpushim, ndërkohë që jeni më të fuqishmit dhe Allahu është me ju. Ai nuk do t'jua pakësojë (shpërblimin për) veprat tuaja.

36. Jeta e kësaj bote nuk është asgjë tjetër, veçse lojë dhe zbavitje. Nëse (i) besoni (Allahut) dhe (i) ruheni (Atij), Ai do t'ju shpërblejë dhe nuk do të kërkojë prej jush pasurinë tuaj.

37. Sikur ta kërkonte prej jush tërë pasurinë me këmbëngulje, ju do të bëheshit koprracë dhe, Ai do të nxirrte në shesh urrejtjen tuaj.

38. Ja, juve ju bëhet thirrje të shpenzoni në rrugën e Allahut, por disa prej jush janë koprracë. Kush tregohet koprrac, ta dijë se i bën dëm vetes, sepse Allahu është i Pasur (s'ka nevojë për asgjë), ndërsa ju jeni të varfër. E, nëse ju ia ktheni shpinën dhe i largoheni Atij, Ai do t'ju zëvendësojë me një popull tjetër, i cili nuk do ta ndjekë shembullin tuaj.

# 48 SURJA EL-FET'H

**Medinase - 29 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Ne të dhamë ty një fitore të qartë,[313]

2. për të t'i falur ty Allahu gabimet e mëparshme dhe të ardhshme, për ta plotësuar dhuntinë e Vet ndaj teje dhe për të të udhëzuar në rrugën e drejtë,

3. dhe që Allahu të të japë ndihmë të madhe.

4. Është Ai, që zbriti qetësi[314] në zemrat e besimtarëve, për t'ua forcuar besimin, krahas besimit që patën. Të Allahut janë ushtritë e qiejve dhe të Tokës; Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

5. (Ai e bëri këtë) për t'i çuar besimtarët dhe besimtaret në kopshte nëpër të cilat rrjedhin lumenj e ku do të qëndrojnë përherë, si dhe që t'ua falë gjynahet atyre. Kjo, në sytë e Allahut, është fitorja më e madhe.

6. Gjithashtu, (Ai e bëri këtë) për t'i ndëshkuar hipokritët dhe hipokritet, idhujtarët e idhujtaret, që mendojnë keq për Allahun. Radha e fatkeqësisë le t'i godasë ata! Allahu është zemëruar me ata, i ka mallkuar dhe u ka përgatitur Xhehenemin; eh, sa vend i shëmtuar që është ai!



---

[313] Bëhet fjalë për Traktatin e Paqes së Hudejbijes, të lidhur midis Profetit Muhamed (a.s.) dhe udhëheqësve të Mekës në vitin 6 h / 628 e.s.. Sipas komentuesve të Kuranit, marrëveshja e armëpushimit hoqi barrierat midis idhujtarëve të Mekës dhe myslimanëve të Medinës dhe kontaktet paqësore ndërmjet tyre bënë që të përhapej me shpejtësi besimi islam ndër fiset arabe. Prandaj kjo marrëveshje u quajt "fitore e qartë".

[314] Shih shënimin në vargun 248 të sures 2.



7. Të Allahut janë ushtritë e qiejve dhe të Tokës; Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë!

8. Me të vërtetë, Ne të kemi dërguar ty (Muhamed) dëshmitar, sjellës të lajmeve të mira dhe paralajmërues,

9. që t'i besoni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, që ta ndihmoni e ta nderoni atë (Muhamedin a.s.) dhe që ta lavdëroni Atë (Allahun xh.sh.) me namaz në mëngjes dhe mbrëmje.

10. Ata që të janë betuar për besnikëri, në të vërtetë, i janë betuar për besnikëri Allahut. Dora e Allahut është mbi duart e tyre! Ai që e prish betimin, e prish në dëm të vetes, por, nëse e mban besën ndaj Allahut, Ai do t'i japë atij shpërblim të madh.

11. Do të të thonë ty arabët e shkretëtirës, të cilët ngelën pas jush[315]: "Ne ishim të zënë me bagëtitë dhe familjet tona, prandaj lutju Allahut që të na falë ne!" Ata thonë me gjuhën e tyre atë që nuk e kanë në zemrat e tyre. Thuaju: "Kush mund ta pengojë Allahun ndaj jush, nëse Ai kërkon t'ju godasë ose, nëse synon t'ju bëjë ndonjë të mirë?" Allahu e di atë që ju bëni.



12. Jo! Ju[316] menduat se i Dërguari dhe besimtarët nuk do të kthehen kurrë te familjet e tyre dhe zemrat tuaja ishin të kënaqura me këtë trill. Ju ushqyet mendime shumë të këqija dhe kështu u bëtë popull i pavlefshëm i nisur drejt shkatërrimit.

13. Kush nuk beson në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij, ta dijë se Ne kemi përgatitur për mohuesit një Zjarr flakërues!

14. I Allahut është pushteti i qiejve dhe i Tokës. Ai fal kë të dojë e dënon kë të dojë. Allahu është Falës i madh dhe Mëshirëplotë.

15. Ata që ngelën pas jush, do t'ju thonë, kur të niseni për të marrë plaçkën e luftës: "Na lejoni edhe neve që të vijmë pas jush!" Ata do të donin t'i ndërronin fjalët e Allahut. Thuaju: "Ju kurrsesi nuk do të vini pas nesh, këtë e ka thënë Allahu qysh më

[315] Pra, që nuk morën pjesë në luftë përkrah jush. Disa fise nga arabët e shkretëtirës kishin lidhur një marrëveshje për mbrojtje të ndërsjellë me Profetin (a.s.), Por, nga frika, nuk e respektuan atë, kur besimtarët do të ndesheshin me kurejshët.
[316] Arabët e shkretëtirës.

parë!” E ata do të thonë: “Nuk është ashtu, por ju na keni zili”. Ah, sa pak që kuptojnë!

16. Thuaju atyre arabëve të shkretëtirës, që ngelën pas jush: “Ju do të thirreni për të luftuar kundër një populli shumë luftarak, nëse ata nuk dorëzohen. Nëse bindeni, Allahu do t'ju japë shpërblim të mirë, por, nëse shmangeni, ashtu siç keni bërë edhe më parë, Ai do t'ju ndëshkojë me dënim të dhembshëm.

17. Nuk është gjynah për të verbërin, as për të çalin, as të sëmurin (që të mos marrin pjesë në luftë). Kush i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij, do të shkojë në Xhenete, nëpër të cilat rrjedhin lumenj, kurse ai që shmanget, do të ndëshkohet me dënim të dhembshëm.

18. Allahu është i kënaqur me ata besimtarë, kur t'u betuan për besnikëri nën hijen e pemës. Ai e dinte se ç'kishte në zemrat e tyre, prandaj u dha atyre qetësi[317] dhe i shpërbleu me një fitore të afërt[318]



19. e me një plaçkë të madhe që do ta fitojnë. Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë.

20. Allahu ju premtoi plaçkë të pasur, të cilën do ta fitoni e jua shpejtoi këtë juve. Ai i largoi duart e njerëzve prej jush, me qëllim që (fitorja juaj) të jetë një shenjë për besimtarët e vërtetë dhe që t'ju udhëzojë në rrugën e drejtë.

21. Allahu e di edhe për të tjera (fitore e plaçka lufte), të cilat ju ende nuk i keni fituar. Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë.

22. Nëse mohuesit nisen në luftë kundër jush, me siguri që ata do të ikin dhe pastaj nuk do të gjejnë as mbrojtës, as ndihmës.

23. I tillë ka qenë ligji i Allahut edhe më parë, e ti kurrë nuk do të gjesh ndryshime në ligjin e Allahut.

24. Është Ai që i ka penguar duart e tyre ndaj jush dhe duart tuaja ndaj tyre brenda në Mekë, pasi ju dha fitoren mbi ata. Allahu i sheh të gjitha çfarë bëni ju.

---

[317] Shih shënimin në vargun 248 të sures 2.
[318] Fitoren e betejës së Hajberit në vitin 7 h / 629.

25. Jobesimtarët ju penguan t'i afroheni Xhamisë së Shenjtë dhe (penguan) kafshët për kurban, që të arrinin në vend. Po të mos kishte qenë për disa besimtarë e besimtare (në Mekë) që ju nuk i njihnit e kështu mund t'i merrnit nëpër këmbë, duke bërë gjynah kundrejt tyre pa e ditur, Allahu do t'ju kishte urdhëruar t'i luftonit ata. Sikur ata të ishin veç, Ne do t'i ndëshkonim me dënim të dhembshëm ata (banorë të Mekës), që nuk besuan.

26. Dhe, kur në zemrat e mohuesve u shfaq zelltaria pagane, Allahu zbriti qetësinë e Tij në zemrën e të Dërguarit të Tij dhe të besimtarëve e i bëri ata të mbështeten fort në fjalën e përkushtimit (ndaj Allahut)[319]. Ata kishin më të drejtë e qenë më të denjë për të. Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo gjë.

27. Allahu e përmbushi me të vërtetë vizionin e të Dërguarit të Tij, i cili kishte thënë: "Me siguri, ju do të hyni në Xhaminë e Shenjtë, dashtë Allahu, të sigurt, kokërruar dhe flokëshkurtuar, pa kurrfarë frike." Ai e dinte atë që nuk e dinit ju dhe, veç kësaj, ju dhuroi një fitore të afërt.

28. Është Ai që e ka çuar të Dërguarin e Vet me Udhëzimin dhe fenë e vërtetë, për ta ngritur atë mbi të gjitha fetë. Allahu mjafton si dëshmitar!

29. Muhamedi është i Dërguar i Allahut. Ata që janë me të, janë të ashpër ndaj jobesimtarëve e të mëshirshëm midis tyre. I sheh ata si përkulen dhe bien në sexhde, duke kërkuar dhuntinë dhe kënaqësinë e Allahut. Në fytyrat e tyre shihen shenjat e sexhdes. Ky është përshkrimi i tyre në Teurat. Ndërsa në Ungjill, shembulli i tyre përshkruhet si një farë e mbjellë që lëshon filiza e forcohet e pastaj ngrihet e fortë me kërcellin e vet, duke i gëzuar mbjellësit.[320] (Kështu përshkruhen ata) me qëllim që, nëpërmjet tyre, Ai t'i zemërojë mohuesit. Për ata midis tyre që besojnë dhe kryejnë vepra të mira, Allahu ka premtuar falje dhe shpërblim të madh.

---

[319] D. m. th. në parimin "S'ka zot tjetër të vërtetë përveç Allahut".

[320] Fara simbolizon fenë islame, rritja e së cilës në fuqi dhe në numër, sigurisht që i mrekullon shikuesit. Ndërsa mbjellësit simbolizojnë Profetin Muhamed (a.s.) dhe shokët e tij, që bënë përpjekjet më të mëdha për rritjen dhe përhapjen e kësaj feje.

# 49 SURJA EL-HUXHURÂT

**Medinase -18 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**



1. O ju që keni besuar! Mos nxitoni para (urdhrit të) Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe kijeni frikë Allahun! Vërtet, Allahu dëgjon gjithçka dhe është i Gjithëdijshëm.

2. O ju që keni besuar! Mos e ngrini zërin tuaj mbi zërin e Profetit dhe mos i flisni atij me zë të lartë, siç bëni me njëri-tjetrin, në mënyrë që të mos ju humbin veprat tuaja pa e ndier ju fare.

3. Vërtet, ata që ulin zërin në prani të të Dërguarit të Allahut janë njerëzit, zemrat e të cilëve Allahu i ka kalitur për besim e përkushtim. Për ata ka falje dhe shpërblim të madh.

4. Vërtet, ata që të thërrasin ty (o Muhamed) me zë të lartë nga jashtë dhomave të tua, shumica e tyre nuk marrin vesh.

5. E sikur të duronin derisa ti të dilje jashtë tek ata, do të ishte më mirë për ata. Por Allahu është Falës dhe Mëshirues.

6. O ju që keni besuar! Nëse ndonjë njeri i pandershëm ju sjell ndonjë lajm, sigurohuni mirë (në është i vërtetë), për të mos i bërë dëm ndokujt padashje, e të pendoheni pastaj për atë që keni bërë.

7. Dhe ta dini se midis jush gjendet i Dërguari i Allahut! Sikur ai t'ju bindej juve në shumë gjëra, ju do ta kishit pësuar. Por Allahu jua ka bërë të dashur besimin dhe jua ka zbukuruar atë në zemrat tuaja, ashtu siç jua ka bërë të urryer mosbesimin, shthurjen dhe mosbindjen. Pikërisht ata janë të udhëzuarit drejt

8. me mirësinë dhe hirin e Allahut. Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.

9. Nëse dy palë besimtarësh bëjnë luftë midis tyre, pajtojini ata. Por, nëse njëra palë sulmon tjetrën, atëherë luftoni kundër sulmuesit, derisa të kthehet në urdhrat e Allahut. E, nëse kthehet, atëherë pajtojini ata midis tyre, me drejtësi dhe paanësi, sepse Allahu i do ata që veprojnë me drejtësi.

10. Në të vërtetë, besimtarët janë vëllezër, andaj pajtojini vëllezërit tuaj midis tyre dhe kijeni frikë Allahun, në mënyrë që ju të mëshiroheni.

11. O ju që keni besuar! Asnjë burrë prej jush të mos tallet me burra të tjerë, se këta mund të jenë më të mirë se ai. Gjithashtu, asnjë grua të mos tallet me gra të tjera, se këto mund të jenë më të mira se ajo. Mos e nënçmoni dhe mos e qesëndisni njëri-tjetrin me nofka (të këqija)! Sa e shëmtuar është të thirresh me emër të keq pas (pranimit të) besimit! Ata që nuk pendohen, janë vërtet keqbërës.

12. O ju që keni besuar! Mënjanoni shumë dyshime, se, vërtet, disa dyshime janë gjynah. Mos e spiunoni dhe mos e përgojoni njëri-tjetrin! Mos vallë dëshiron ndokush prej jush të hajë mishin e vëllait të vet të vdekur?! Sigurisht që ju do ta urrenit këtë! Kijeni frikë Allahun! Me të vërtetë, Allahu është Pranues i pendimit dhe Mëshirëplotë.



13. O njerëz! Në të vërtetë, Ne ju krijuam ju prej një mashkulli dhe një femre dhe ju bëmë popuj e fise, për ta njohur njëri-tjetrin. Më i nderuari prej jush tek Allahu është ai që i frikësohet më shumë Atij. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe për Atë asgjë nuk është e fshehtë.

14. Arabët e shkretëtirës deklarojnë: “Ne besojmë”. Thuaju: “Ju nuk keni besuar! Por më mirë thoni: ‘Ne përulemi’, pasi besimi ende nuk ka hyrë (si duhet) në zemrat tuaja. E, nëse i bindeni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, nuk do t’ju pakësohet asgjë prej veprave tuaja. Sigurisht, Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.”

15. Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata që besojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe pastaj nuk dyshojnë, por luftojnë në rrugën

e Allahut me pasurinë dhe jetën e tyre. Këta janë besimtarë të sinqertë.[321]

16. Thuaju: “Vallë, a do ta njoftoni Allahun për fenë tuaj, ndërkohë që Ai di gjithçka që përmbajnë qiejt dhe Toka?! Allahu është i Dijshëm për çdo gjë.”

17. Ata e quajnë si favor për ty që kanë pranuar Islamin. Thuaju: “Mos e quani si favor për mua se keni pranuar Islamin; përkundrazi, Allahu ju ka dhuruar mirësi dhe ju ka udhëzuar në besim, nëse ajo që thoni është e vërtetë!”

18. Allahu i di fshehtësitë e qiejve dhe të Tokës. Allahu i sheh të gjitha ato që bëni ju.



[321] Në fenë islame konsiderohet mysliman ai njeri i cili i beson Allahut (xh.sh.) dhe Profetit Muhamed (a.s.). Në Kuran, kudo që përmendet populli besimtar, prej kohës së Profetit a.s. e këndej, konsiderohet popull mysliman, meqë fjala mysliman është përcaktuar për besimtarët e Profetit Muhamed a.s. (përkthyesi).




1. Kâf. Betohem në Kuranin e lavdishëm!

2. Po! Ata çuditen që nga gjiri i tyre u ka ardhur një paralajmërues, kështu që mohuesit thonë: "Kjo gjë është e çuditshme.

3. Vallë, pasi të vdesim e të bëhemi pluhur (do të ringjallemi sërish)? Ai kthim është i largët!"

4. Ne e dimë sa prej tyre i merr toka, tek Ne është Libri që i ruan të gjitha.

5. Mirëpo, ata e mohojnë të Vërtetën kur u vjen, kështu që ata janë në gjendje të turbulluar.

6. A nuk e shohin ata qiellin që qëndron sipër tyre, si e kemi ndërtuar dhe zbukuruar, pa pasur kurrfarë plasaritje në të?

7. Ndërsa Tokën e kemi shtruar dhe në të kemi shpërndarë male të palëvizshme dhe kemi bërë, që nga ajo, të mbijnë gjithfarëlloj bimësh të bukura,

8. si mjet ndriçimi të mendjes dhe përkujtesë për çdo rob që i drejtohet Zotit të vet.

9. Ne lëshojmë nga qielli ujë të bekuar dhe nëpërmjet tij krijojmë kopshte, drithëra që korren

10. dhe palma hurme të larta me tufa frutash njëra mbi tjetrën,

11. si ushqim për robërit Tanë; në këtë mënyrë Ne me shi e ringjallim tokën e vdekur. E kështu do të jetë edhe ringjallja.

12. Para tyre ka mohuar populli i Nuhut, banorët e Ressit dhe fisi Themud,

13. edhe fisi Ad, Faraoni dhe vëllezërit e Lutit,

14. edhe banorët e Ejkës, edhe populli i Tubbas; të gjithë ata i quajtën gënjeshtarë të dërguarit, prandaj kundër tyre u përmbush dënimi Im.

15. Vallë, a mos u lodhëm Ne gjatë krijimit të parë? Jo, por ata dyshojnë në krijimin e sërishëm.

16. Ne e kemi krijuar njeriun dhe, Ne e dimë ç'i pëshpërit atij shpirti i vet. Ne jemi më pranë tij se damari i qafës së vet.

17. Dy engjëj i rrinë atij nga e djathta dhe e majta,

18. dhe, për çdo fjalë që ai thotë, ka pranë vetes një mbikëqyrës të gatshëm (për ta shënuar atë).



19. Agonia e vdekjes do të sjellë të vërtetën (e jetës tjetër): ja, kjo është ajo së cilës përpiqeshe t'i ikje.

20. Dhe do të fryhet në Sur - kjo është Dita e kërcënimit.

21. Çdo shpirt do të vijë i shoqëruar me një (engjëll) grahës dhe një (engjëll) dëshmitar.

22. (Mohuesit do t'i thuhet): "Ti ke qenë i pavëmendshëm për këtë. Tashti ta kemi ngritur perden (e syve), dhe shikimi yt sot është i mprehtë."

23. E shoqëruesi i tij (engjëll) do të thotë: "Këtu është (shënimi i veprave të tij) që kam gati".

24. (Do t'u thuhet:) "Hidhni në zjarr çdo njeri jobesimtar, kryeneç,

25. pengues të të mirave, shkelës dhe dyshues (në fe);

26. çdo njeri që ka besuar në zot tjetër, përveç Allahut. Kështu pra, flakeni atë në dënimin më të rëndë!"

27. E, shoku i tij (djall) do të thotë: "O Zoti ynë, unë nuk e kam mashtruar atë, por ai vetë ka qenë në humbje të madhe".

28. Atyre (Allahu) do t'u thotë: "Mos u grindni para Meje, Unë ju kam paralajmëruar me kohë.

29. Fjala ime nuk ndryshohet dhe Unë nuk jam i padrejtë me robërit e Mi".

30. Atë Ditë Ne do ta pyesim Xhehenemin: "A u mbushe?" e ai do të përgjigjet: "A ka edhe më?"

31. Dhe jo larg prej aty, Xheneti do t'u afrohet besimtarëve të devotshëm,

32. (që do t'u thuhet:) "Kjo është premtuar për ju, për këdo që është penduar dhe ruajtur (nga gjynahet),

33. që e ka pasur frikë të Gjithëmëshirshmin, edhe atëherë kur nuk e shihte kush, e që ka ardhur me zemër të kthyer (nga Allahu).

34. Hyni në të (Xhenet) me paqe e siguri. Kjo është Dita e amshimit!"

35. Aty do të kenë çfarë të duan - e prej Nesh (do të kenë) edhe më shumë.

36. Eh, sa breza shumë më të fuqishëm Ne i kemi shkatërruar para tyre! Ata brodhën nëpër Tokë, po a mund të gjenin strehim?!

37. Vërtet, këtu ka këshillë për këdo që ka zemër, dëgjon me vëmendje dhe dëshmon.

38. Ne i kemi krijuar qiejt, Tokën dhe çdo gjë që gjendet midis tyre për gjashtë ditë, pa ndierë lodhje aspak.

39. Andaj, duroje atë që thonë ata[322], madhëroje Zotin tënd e falënderoje Atë para lindjes së diellit dhe para perëndimit.

40. Madhëroje Atë edhe në një pjesë të natës, edhe pas faljes së namazit.

41. Dhe vëri veshin thërritësit[323] që thërret prej një vendi të afërt,

---

[322] Jobesimtarët.

[323] Engjëllit Israfil që i fryn Surit fillimisht për të lajmëruar ardhjen e Ditës së Kiametit dhe, më pas ringjalljen.

42. Ditën, kur ata do ta dëgjojnë thirrjen e vërtetë, ajo do të jetë Dita e Daljes (ringjalljes).

43. Jemi Ne ata që japin jetën dhe vdekjen. Te Ne do të kthehet çdo gjë!

44. Atë Ditë, toka do të hapet e ata do të dalin me nxitim. Për Ne është e lehtë t'i mbledhim ata të gjithë.

45. Ne e dimë mirë çfarë thonë ata, por ti nuk do t'i detyrosh ata me dhunë (që të besojnë). Prandaj këshillo me Kuranin këdo që ka frikë paralajmërimin Tim!

# 51 SURJA EDH-DHÂRIJÂT

**Mekase - 60 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Betohem në erërat që çojnë (pluhurin)

2. dhe në retë e ngarkuara rëndë

3. dhe në ato që lundrojnë lehtë

4. dhe në engjëjt që shpërndajnë urdhrat

5. se, me të vërtetë, është e sigurtë ajo që ju premtohet

6. dhe çdo shpërblim e dënim do të ndodhë!





7. Për qiellin e stolisur me yje!

8. Ju keni gjithfarë mendimesh,

9. Prej tij (Kuranit) shmanget ai që nuk beson.

10. Qofshin mallkuar gënjeshtarët,

11. të cilët janë të zhytur në padije dhe të shkujdesur (ndaj Ditës së Gjykimit)!

12. Ata pyesin: “Kur do të jetë Dita e Gjykimit?”

13. Atë Ditë ata do të përcëllohen në zjarr!

14. (Do t’u thuhet): “Shijoni dënimin tuaj! Këtë kërkuat t’ju shpejtohet!”

15. Pa dyshim, ata që i frikësohen Allahut do të jenë në kopshte dhe burime,

16. duke marrë atë që ua ka dhuruar Zoti i tyre, meqë më parë kanë qenë punëmbarë.



17. Ata flinin pak natën,

18. ndërsa në agim kërkonin falje (nga Allahu).

19. Në pasuritë e tyre ka pasur pjesë për lypësit dhe nevojtarët.

20. Në Tokë ka shenja për ata që besojnë me bindje,

21. po edhe në vetet tuaja - a nuk e shihni vallë?

22. Në qiell është furnizimi juaj dhe gjithçka që ju është premtuar.

23. Betohem për Zotin e qiellit dhe të Tokës, se kjo (që ju premtohet) është e vërtetë, ashtu siç është të folurit tuaj.

24. A e ke dëgjuar historinë e mysafirëve të nderuar të Ibrahimit?

25. Ata hynë tek ai e i thanë: "Paqe!" - dhe ai u tha: "Paqe, o njerëz të panjohur!"

26. E pa u vënë re, ai shkoi te njerëzit e shtëpisë dhe solli një viç të majmë.



27. Pastaj ua afroi atyre e u tha: "A nuk po hani?"

28. Dhe ndjeu frikë prej tyre, por ata i thanë: "Mos u frikëso!" dhe i dhanë lajmin e mirë për një djalë të dijshëm.

29. Atëherë erdhi gruaja e tij, që, duke thërritur dhe rrahur fytyrën, tha: "Vallë, a mundem (të lind) unë, plaka shterpë?"

30. Ata thanë: "Kështu ka qenë vullneti i Zotit tënd. Ai është vërtet i Urtë dhe i Gjithëdijshëm."

31. Ai i pyeti: "Cili është qëllimi juaj, o të dërguar?"

32. Ata thanë: "Ne jemi dërguar te një popull keqbërës,

33. për të hedhur mbi ta gurë prej balte të pjekur,

34. të shënuar te Zoti yt, për ata që e kalojnë kufirin (në të këqija)".

35. Ne i nxorëm të gjithë besimtarët që ishin në atë qytet -

36. ndonëse aty gjetëm vetëm një shtëpi myslimane -

37. dhe në të lamë shenjë për ata që i frikësohen dënimit të dhembshëm.

38. Edhe në historinë e Musait (ka mësim), kur ia dërguam Faraonit, me provë të qartë.

39. Ai (Faraoni) u shmang (nga besimi), së bashku me komandantët e vet dhe tha: “Musai është magjistar ose i çmendur!”

40. Ne e kapëm atë me ushtrinë e tij dhe e hodhëm në det; ai e meritoi.

41. (Mësim ka edhe në historinë) e fisit Ad, kur i dërguam erën shkatërruese,

42. e cila, ngado që kaloi, nuk kurseu asgjë, duke i kthyer në kalbësira.

43. Edhe te fisi Themud (ka mësim), kur iu tha anëtarëve të tij: “Kënaquni njëfarë kohe!”

44. Ata u treguan mendjemëdhenj ndaj urdhrave të Allahut, pastaj i goditi rrufeja, ndërsa e shihnin,



45. por nuk mundën as të ngriheshin, as të mbroheshin prej dënimit.

46. (Mësim ka) edhe te populli i Nuhut, (që e shkatërruam) shumë kohë më parë. Me të vërtetë, ai ishte popull i pabindur!

47. Ne e kemi ndërtuar qiellin me fuqinë Tonë dhe Ne e zgjerojmë atë.

48. Edhe Tokën e kemi shtruar! Sa shtrues të mrekullueshëm që jemi!

49. Dhe nga çdo gjë, Ne kemi krijuar dy palë,[324] në mënyrë që ju të vini veshin!

50. “Andaj, ikni (prej dënimit) drejt (shpërblimit të) Allahut, se unë vërtet që jam dërguar te ju prej Tij, si paralajmërues i qartë!

---

[324] Siç është p.sh. drita dhe errësira, subjekti dhe objekti, e thata dhe e njoma, aktivja dhe pasivja, mashkulli dhe femra, e gjalla dhe e pajeta. Gjithashtu, ky varg mund të aludojë fare mirë edhe për vlerën universale të ligjit të gjinive.

51. Dhe mos adhuroni zot tjetër krahas Allahut, se unë vërtet që jam dërguar te ju prej Tij, si paralajmërues i qartë!"

52. Kështu, sa herë që një i dërguar vinte te popujt para tyre (mekasve), ata thoshin: "Është magjistar" ose "Është i çmendur!"

53. Vallë, a mos ia kanë pasuar këtë njëri-tjetrit? Jo, por ata vetë janë popull që e kanë tepruar![325]

54. Prandaj shmangu prej atyre; ti nuk do të qortohesh për këtë!

55. Por këshillo, se vërtet këshilla u bën dobi besimtarëve.

56. Xhindet dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të Më adhurojnë.

57. Unë nuk kërkoj prej tyre risk, as nuk dëshiroj që të Më ushqejnë.

58. Vërtet, Allahu është Furnizuesi i vetëm, i Fuqishmi, i Plotpushtetshmi.



59. Pa dyshim, ata që kanë bërë të këqija, do të kenë pjesën e tyre të dënimit, të ngjashme me pjesën e shokëve të tyre (të mëparshëm) që kanë qenë si ata. Prandaj të mos Më sfidojnë që ta shpejtoj atë.

60. Kështu, mjerë mohuesit prej Ditës që u është premtuar!

---

[325] Të gjithë profetëve, popujt e vet u kanë thënë se janë të çmendur. Kështu i kanë thënë edhe Profetit Muhamed a.s.. Por, pas pak kohe, kanë kuptuar që ajo shpifje ishte gjynah shpirtëror dhe rebelizëm në shoqëri. Prandaj, ajo shpifje ka pasur jetë të shkurtër tek të gjithë arabët dhe intelektualët e botës (përkthyesi).

# 52 SURJA ET-TÛR

**Mekase - 49 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Betohem për malin Tur (Sina)

2. dhe Librin e shkruar në rreshta,

3. në pergamenë të shpalosur

4. dhe Shtëpinë plot vizitorë[326]

5. dhe kupën e ngritur (të qiellit)

6. dhe detin e mbushur,

7. se, me të vërtetë, dënimi i Zotit tënd do të ndodhë

8. dhe askush nuk mund ta pengojë.

9. Atë Ditë qielli do të lëkundet fuqishëm

10. e malet do të lëkunden me të madhe nga vendi!

11. Atë Ditë, mjerë për jobesimtarët,

12. që, të zhytur në gënjeshtra, argëtoheshin!

13. Atë Ditë, ata do të hidhen me forcë në zjarrin e Xhehenemit.

14. (Do t'u thuhet): "Ky është zjarri që e keni mohuar!

15. A është kjo magji apo nuk shihni?

16. Përcëllohuni në të! E duroni apo nuk e duroni, njësoj është për ju. Në të vërtetë, ky është "shpërblimi" i vetëm për atë që keni bërë".

---

[326] Faltorja dhe simetrikja qiellore e Qabesë që vizitohet nga engjëjt çdo kohë e çdo çast.

17. Vërtet, besimtarët e devotshëm do të gjenden në kopshtet e Xhenetit dhe në lumturi,

18. duke u kënaqur me atë që u ka dhënë Zoti i tyre, sepse Ai i ka ruajtur prej dënimit të Zjarrit flakërues.

19. (Do t'u thuhet): "Hani e pini me kënaqësi, si shpërblim për atë që keni bërë!"

20. Të mbështetur në divane të renditura, ata do të martohen me hyri sybukura.

21. Ne do t'i bashkojmë besimtarët e vërtetë me ata pasardhës të tyre që i ndjekin në besim dhe nuk do t'u pakësojmë asgjë nga shpërblimi për veprat e tyre. Çdo njeri është peng i veprave të veta.

22. Dhe do t'ua zgjerojmë dhuntitë atyre me fruta dhe mish, si ua ka ënda.

23. Atje do t'ia kalojnë njëri-tjetrit gotat e mbushura e nuk do të ketë biseda të kota e as gjynahe.



24. Rreth tyre do të sillen shërbyes, djelmosha si margaritarë të fshehur.

25. Ata[327] do të afrohen, duke biseduar me njëri-tjetrin

26. e duke thënë: "Më parë, Ne kemi pasur frikë në familjet tona (nga gjykimi i Allahut),

27. por, Allahu na ka dhuruar mëshirë dhe na ka ruajtur nga era përcëlluese (e Zjarrit).

28. Ne qysh më parë i jemi falur Atij. Ai është vërtet Bamirës dhe Mëshirëplotë".

29. Pra, paralajmëro (o Muhamed), sepse ti, për dhuntinë e Zotit tënd, nuk je as fallxhi, as i çmendur!

30. Vërtet thonë ata[328]: "Ai[329] është vjershëtar, të presim derisa ta zhdukë vdekja"?!

---

[327] Banorët e Xhenetit.
[328] Paganët e Mekës.
[329] Profeti Muhamed (a.s.).

31. Thuaju: “Prisni, se edhe unë po pres bashkë me ju!”

32. A mos u vjen kjo nga mendja e tyre apo ata janë popull i ndërkryer?

33. Vërtet thonë ata: “Ai e ka trilluar atë[330]”?! Nuk është kështu, por ata nuk besojnë.

34. Atëherë le të sjellin një libër të ngjashëm me të, nëse ajo që thonë është e vërtetë !

35. A mos vallë, ata janë krijuar nga hiçi apo mos janë ata krijues të vetvetes?!

36. A mos vallë ata kanë krijuar qiejt dhe Tokën?! Nuk është kështu, por ata nuk janë aspak të bindur.

37. A mos zotërojnë thesaret e Zotit tënd?! Apo mos janë ata sunduesit (e gjithçkaje)?!

38. A mos kanë ndonjë shkallë (për në qiell) e përgjojnë Atë?! Atëherë, le të sjellë përgjuesi i tyre dëshmi të qartë!

39. Vallë, për Atë janë vajzat e për ju[331] djemtë?!

40. A mos po kërkon ti shpërblim prej tyre, që të kenë frikë se mos po ngarkohen me detyrim?!

41. A mos zotërojnë të padukshmen, kështu që mund ta përshkruajnë?!

42. A mos duan të ngrenë kurthe kundër teje? Ta dinë se vetëm mohuesit do të bien në kurthe!

43. A mos ata kanë zot tjetër, veç Allahut?! Allahu është i Lartësuar mbi gjithçka që ia veshin Atij!

44. Edhe sikur të shihnin se po bie një copë nga qielli, ata do të thoshin: “Është veç një grumbull resh”!

45. Prandaj, lëri ata të vazhdojnë kështu, derisa të takohen me Ditën, në të cilën, do të zalisen (nga frika),

[330] Kuranin.
[331] Paganët e Mekës.

46. me Ditën, në të cilën, dinakëritë tyre nuk do t'u bëjnë asnjë dobi dhe kur ata nuk do t'i ndihmojë askush.

47. Në të vërtetë, për keqbërësit ka edhe një dënim tjetër para këtij; por shumica e tyre nuk e dinë.

48. Prandaj, duro për gjykimin e Zotit tënd se, me të vërtetë, ti je nën Sytë[332] Tanë! Lavdëroje duke e falënderuar Zotin tënd kur të ngrihesh;

49. edhe gjatë natës lavdëroje Atë, si dhe pas perëndimit të yjeve!



[332] D.m.th. mbikqyrjen dhe kujdesin Tonë.



# 53 SURJA EN-NEXHM

**Mekase - 62 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Betohem në yllin kur perëndon,

2. se shoku juaj (Muhamedi a.s.), nuk ka humbur e nuk ka devijuar!

3. Ai nuk flet sipas qejfit të vet,

4. por ajo (që thotë) është vetëm shpallje hyjnore, që i vjen atij.

5. Atë ia ka mësuar atij një (engjëll) shumë i fuqishëm (Xhebraili),

6. mendjelartë, që iu paraqit qartë,



7. në horizontin më të lartë.

8. Pastaj iu afrua e iu lëshua,

9. sa largësia midis dy harqeve ose edhe më afër,

10. e i shpalli robit të Allahut, atë që i shpalli.

11. Zemra (e Muhamedit) nuk gënjen për atë që ka parë.

12. Vallë, a do ta kundërshtonit atë për çfarë ka parë,

13. ndërkohë që ai e ka parë atë edhe një herë tjetër,

14. te Sidretul Munteha-ja,

15. ku ndodhet Xheneti i Strehimit.

16. Kur Sidrën çfarë nuk e mbulonte?![333]

---

[333] Pra, Muhamedi (a.s.) e ka parë Xhebrailin në formën e tij të plotë te *Sidretul Munteha*, e cila është një pemë e madhe në të majtë të Fronit Hyjnor, mbi qiellin e shtatë. Atë e mbulojnë engjëj dhe mrekulli të ndryshme të Zotit. Aty ndodhet edhe Xheneti i Strehimit, ku strehohen shpirtrat e dëshmorëve dhe të besimtarëve të devotshëm.



17. Shikimi i tij nuk u shmang dhe as nuk e kaloi masën,

18. por ai pa disa nga mrekullitë më madhështore të Zotit të tij!

19. A e keni parë Latën dhe Uzzën?

20. Po Menatën,[334] të tretën, të fundit?

21. Vallë, për ju janë djemtë, ndërsa për Atë vajzat?!

22. Kjo ndarje është e padrejtë.

23. Këta janë vetëm emra që ua keni ngjitur (idhujve) ju dhe të parët tuaj, kurse Allahu nuk ju ka dërguar për ata asnjë provë. Ata ndjekin vetëm hamendjet dhe atë që ua ka qejfi, ndonëse u ka ardhur prej Zotit të tyre udhëzimi (për rrugën e drejtë).

24. A do të ketë njeriu gjithçka që dëshiron?

25. Vetëm Allahut i përkasin bota tjetër dhe kjo botë!

26. Sa engjëj ka në qiej, ndërmjetësimi i të cilëve nuk bën asnjë dobi, veçse pasi të japë leje Allahu, për kë të dojë e të pëlqejë Vetë!

27. Vërtet, ata që nuk besojnë në jetën tjetër, u japin engjëjve emra femërorë.

28. Ata nuk kanë asnjë njohuri për këtë, por ndjekin vetëm hamendjen, ndonëse hamendja nuk mund ta zëvendësojë aspak të vërtetën.

29. Andaj, ti (o Muhamed) largohu prej atij, që i kthen kurrizin Kuranit dhe, që dëshiron vetëm jetën e kësaj bote!

30. Kaq arrin gjithë dija e tyre! Në të vërtetë, Zoti yt i njeh më së miri ata që janë shmangur nga rruga e Tij dhe ata që ndjekin rrugën e drejtë.

31. Allahut i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë, për t'i dënuar ata që bëjnë keq, sipas veprave të veta e, për t'i shpërblyer ata që bëjnë mirë, me shpërblimin më të mirë.

---

[334] Këto janë emrat e disa idhujve, që arabët paganë i konsideronin si bijat e Allahut.

32. Për ata që ruhen prej gjynaheve të mëdha dhe veprave imorale, përveç gjynaheve të vogla, me të vërtetë, Zoti yt është i Gjerë në falje. Ai ju njeh mjaft mirë, qysh se ju krijoi nga dheu dhe qysh se keni qenë embrion në barkun e nënave tuaja. Prandaj, mos u lavdëroni me pafajësinë tuaj! Ai i njeh më së miri ata që ruhen nga gjynahet.

33. A e ke vënë re atë që shmanget (nga e vërteta)

34. dhe jep pak e pa qejf?

35. A i di ai vallë gjërat e padukshme, a i sheh ato?

36. Vallë, a nuk ka dëgjuar ai për atë që thuhet në Shkrimet e Musait

37. dhe të Ibrahimit - i cili i plotësoi detyrimet:

38. se askush nuk do t'i mbartë gjynahet e tjetrit

39. dhe se njeriu do të ketë vetëm atë për të cilën ka punuar;

40. se përpjekjet e tij do të shihen

41. dhe se do të shpërblehet me shpërblim të plotë;

42. se te Zoti yt do të jetë kthimi;

43. se Ai jep gazin dhe vajin

44. dhe se Ai jep vdekjen dhe jetën;

45. se Ai krijon çiftet, mashkull e femër,

46. prej një pike fare kur derdhet,

47. dhe se Atij i takon krijimi tjetër;

48. se Ai jep pasuri dhe kënaqësi të mjaftueshme,

49. Ai, që është Zoti i Siriusit[335];

50. se Ai i ka shkatërruar fiset e lashta Ad

51. e Themud, duke mos lënë askënd prej tyre,

---

[335] Siriusi është yll i cili adhurohej nga arabët paganë.

52. si dhe popullin e Nuhut më parë, sepse qe më i padrejtë dhe rebel;

53. se Ai i asgjësoi edhe qytetet e përmbysura (të popullit të Lutit),

54. të cilat i mbuloi ajo që i mbuloi?!

55. Atëherë, në çfarë dhuntie të Zotit tënd dyshon ti?

56. Ky (Profet) është paralajmërues si ata të mëparshmit.

57. Ora e Kiametit po afrohet

58. dhe askush, përveç Allahut, nuk mund ta zbulojë atë!

59. Vallë, prej kësaj fjale po çuditeni

60. dhe po qeshni e nuk po qani?

61. Madje, jeni edhe të shkujdesur!

62. Më mirë përuluni në sexhde për Allahun dhe adhurojeni Atë!



# 54 SURJA EL-KAMER

**Mekase - 55 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. U afrua Ora dhe u ça Hëna![336]

2. E megjithatë, sa herë që shohin ndonjë mrekulli, ata kthejnë kurrizin dhe thonë: “Kjo është në vazhdën e magjive të tij!”

3. Ata e mohojnë (të vërtetën) dhe pasojnë dëshirat dhe tekat e tyre, por çdo gjë është e caktuar.

4. Sigurisht që atyre u kanë ardhur histori për t’i prapësuar (nga e keqja),

5. një urtësi e përsosur, por paralajmërimi nuk u bën dobi.

6. Prandaj, largohu nga ata (o Profet), deri Ditën, kur do t’i thërrasë Lajmëtari[337] në diçka të tmerrshme.

7. Me sy të përulur do të dalin nga varret, sikur të ishin karkaleca të shpërndarë,

8. duke shpejtuar drejt Lajmëtarit. Atëherë, mohuesit do të thonë: “Kjo është ditë e vështirë!”

9. Para tyre (i) ka përgënjeshtëruar (shenjat Tona) populli i Nuhut. Ata e quanin gënjeshtar robin Tonë (Nuhun), i thoshin “i çmendur”, e pengonin dhe e kërcënonin.

---

[336] Kjo është një shenjë e afrimit të Orës së Kiametit. Vargu aludon për një mrekulli të famshme të Profetit Muhamed (a.s.), të regjistruar në shumë transmetime autentike të shokëve të tij. Ajo erdhi pas një këmbënguljeje të vazhdueshme të paganëve të Mekës, që Profeti t’u tregonte një shenjë mrekullie në ditët e hershme të misionit të tij.

[337] Pra, engjëlli Israfil që i fryn bririt të ringjalljes dhe i fton njerëzit të japin llogari.

10. Kështu, ai iu lut Zotit të vet: “Unë jam i mundur, andaj më ndihmo!”

11. Dhe Ne i hapëm dyert e qiellit me ujë të rrëmbyeshëm

12. dhe i shpërthyem burimet e tokës, e u takuan ujërat për një qëllim të paracaktuar.

13. Ndërsa Nuhun e bartëm në një barkë (të ndërtuar) prej dërrasash dhe gozhdësh,

14. e cila lundronte nën Sytë[338] Tanë: si shpërblim për atë (Nuhun a.s.) i cili u mohua.

15. Ne e kemi bërë atë[339] si shenjë, por a ka kush që ia vë veshin?

16. Eh, sa i tmerrshëm qe dënimi Im pas paralajmërimeve të Mia!

17. Vërtet, Ne e kemi bërë Kuranin të lehtë për t'u kuptuar dhe kujtuar, prandaj, a ka ndonjë që të marrë këshillë?!



18. Edhe fisi Ad e quajti gënjeshtar (të dërguarin Tonë), por sa i tmerrshëm qe dënimi Im pas paralajmërimeve të Mia!

19. Ne u dërguam atyre në një ditë fatkeqe një erë të stuhishme të pandërprerë,

20. e cila i nxirrte njerëzit, sikur të ishin trungje të shkulura hurmash.

21. Eh, sa i tmerrshëm qe dënimi Im pas paralajmërimeve të Mia!

22. Vërtet, Ne e kemi bërë Kuranin të lehtë për t'u kuptuar dhe kujtuar, prandaj, a ka ndonjë që të marrë këshillë?!

23. Edhe fisi Themud i përgënjeshtroi paralajmërimet Tona.

24. Ata (themudasit) thanë: “Vallë, a të ndjekim një njeri nga mesi ynë? Atëherë do të ishim vërtet në rrugë të humbur dhe të çmendur.

---

[338] Pra, nën mbikqyrjen dhe kujdesin Tonë.
[339] Përmbytjen e popullit të Nuhut.

25. Vallë, vetëm atij mes nesh t'i dërgohet Shpallja? Jo, ai është gënjeshtar mendjemadh!"

26. (Të dërguarit iu tha): "Nesër do ta marrin vesh ata se, kush është gënjeshtari mendjemadh!

27. Ne po u dërgojmë devenë* për t'i sprovuar, andaj ti (o Salih) priti ata dhe bëhu i durueshëm!

28. Dhe lajmëroji ata se uji do të ndahet ndërmjet tyre e devesë dhe çdo vakt do të shihet me rend!"

29. Por ata thirrën shokun e tyre, i cili e mori dhe e theri.

30. Eh, sa i tmerrshëm qe dënimi Im pas paralajmërimeve të Mia!

31. Ne dërguam mbi ta një ulurimë të vetme e ata u bënë si sana e copëtuar në pleme.

32. Vërtet, Ne e kemi bërë Kuranin të lehtë për t'u kuptuar dhe kujtuar, prandaj, a ka ndonjë që të marrë këshillë?!



33. Edhe populli i Lutit nuk i besoi paralajmërimet.

34. Ne dërguam një stuhi gurësh mbi ta, duke hequr familjen e Lutit, që e shpëtuam në agim,

35. falë mëshirës Sonë. Ja, kështu Ne i shpërblejmë ata që falënderojnë.

36. Në fakt, Luti i paralajmëroi ata për fuqinë e dënimit Tonë, por ata i vunë në dyshim paralajmërimet.

37. Ata i kërkuan t'ua dorëzonte mysafirët e tij. Por Ne ua verbuam sytë (e u thamë): "Shijoni dënimin Tim, tani që e dëgjuat paralajmërimin Tim!"

38. Dhe të nesërmen në mëngjes, ata i goditi dënimi i përhershëm.

39. "Shijoni dënimin Tim, tani që e dëgjuat paralajmërimin Tim!"

40. Vërtet, Ne e kemi bërë Kuranin të lehtë për t'u kuptuar dhe kujtuar, prandaj, a ka ndonjë që të marrë këshillë?!

---

* Shih vargun 64 të sures 11 dhe shënimin përkatës.

41. Edhe njerëzve të Faraonit u patën ardhur paralajmërimet,

42. por ata i mohuan të gjitha shenjat Tona, andaj Ne i mbërthyem ata, ashtu siç dënon i Plotfuqishmi dhe i Plotpushtetshmi.

43. Vallë, jobesimtarët tuaj janë më të mirë se këta (popuj të shkatërruar më parë), apo ju keni ndonjë paprekshmëri në librat e shpallur?

44. Vërtet thonë ata: "Ne jemi grup i pathyeshëm"?!

45. Së shpejti do të thyhet grupi dhe (secili prej tyre) do t'ia mbathë.

46. Madje, Ora (e Kiametit) do të jetë takimi i tyre dhe Ora do të jetë më e tmerrshme dhe më e hidhët.

47. Pa dyshim, keqbërësit janë të humbur (në këtë jetë) dhe do të digjen në zjarr (në jetën tjetër).

48. Ditën e Gjykimit ata do të tërhiqen me fytyrat e tyre në zjarr (e do t'u thuhet): "Shijoni zjarrin e Xhehenemit!"

49. Vërtet, Ne çdo gjë e kemi krijuar me masë të paracaktuar.[340]

50. Ne urdhërojmë vetëm një herë dhe vullneti Ynë përmbushet sa çel e mbyll sytë.

51. Ne tashmë i kemi shkatërruar të ngjashmit me ju (në mosbesim). Prandaj, a ka ndonjë që të marrë këshillë?!

52. Çdo bëmë e tyre është shënuar në librat (e engjëjve që regjistrojnë veprat).

53. Çdo gjë, e madhe a e vogël qoftë, është shënuar (në Leuhi Mahfudh).

54. Vërtet, besimtarët e devotshëm do të jenë në kopshtet e Xhenetit, ku rrjedhin lumenj

55. në kuvendin e së vërtetës (në Xhenet), tek një Sundues i Plotfuqishëm.

---

[340] Pra, Allahu i Madhëruar e ka krijuar gjithçka, sipas paracaktimit të Tij, të shënuar në Librin e Ruajtur Hyjnor (*Leuhi Mahfûdh*).

# 55 SURJA ER-RRAHMÂN

**Mekase - 78 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. I Gjithëmëshirshmi

2. ua ka mësuar Kuranin (robërve të Tij),

3. ka krijuar njeriun

4. dhe i ka mësuar atij të folurit e qartë.

5. Dielli dhe Hëna ndjekin rrugën e caktuar,

6. Bimët dhe pemët i përulen (Allahut).

7. Ai e ka ngritur qiellin lart dhe ka vënë Balancën (për çdo gjë),

8. që ju të mos e shkelni atë.

9. Prandaj matni drejt e mos hani në peshë!

10. Ai e ka bërë Tokën për krijesat.

11. Aty ka fruta të llojllojshme dhe palma hurmash me frutat si bistaqe,

12. ka drithëra me gjethe e kërcej dhe bimë me erë të mirë.

13. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?![341]

14. Ai e krijoi njeriun prej baltës së thatë, ashtu si vorba,

15. ndërsa xhindet i krijoi prej flakës së zjarrit.

16. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

---

[341] Fjala këtu i drejtohet njerëzve dhe xhindeve. Ky varg përsëritet 31 herë në këtë sure.

17. (Ai është) Zoti i dy lindjeve dhe i dy perëndimeve.[342]

18. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

19. Ai i ka lëshuar dy dete[343] që të takohen,

20. por, midis tyre ka një pengesë që nuk mund ta kapërcejnë.

21. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

22. Prej tyre nxirren margaritarë dhe korale.

23. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

24. Atij i përkasin edhe anijet që lundrojnë nëpër dete e që lartohen si male.

25. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

26. Çdo gjë që është në Tokë, do të zhduket,

27. e do të mbetet vetëm Fytyra (Qenia) e Zotit Tënd, plot Madhëri dhe Nderim.



28. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

29. Atij i lutet gjithkush që ndodhet në qiej dhe në Tokë e në çdo kohë Ai ushtron fuqinë e gjithëmbarshme.

30. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

31. O ju dy barrët e Tokës (njerëz dhe xhinde), së shpejti do të caktojmë gjykimin tuaj!

32. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

33. O xhinde dhe njerëz, nëse keni fuqi të përshkoni kufijtë e qiejve dhe të Tokës, atëherë përshkojini ato! Por nuk do të mund ta bëni këtë, përveçse me një fuqi të madhe (nga Allahu)!

34. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

---

[342] Sipas disa komentuesve të Kuranit, bëhet fjalë për pikat e lindjes dhe të perëndimit të diellit në verë dhe në dimër.
[343] Ujin e kripur dhe ujin e ëmbël.

35. Kundër jush do të dërgohen flakë zjarri dhe tunxh i shkrirë (si dënim për mohimin e dhuntive të Allahut) dhe ju nuk do të mund të mbroheni.

36. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

37. Veç kur të çahet qielli dhe të bëhet i kuq si trëndafili (në Ditën e Kiametit)!

38. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

39. Atë Ditë njerëzit dhe xhindet nuk do të pyeten për gjynahet e tyre.[344]

40. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

41. Keqbërësit do të njihen sipas shenjave dhe do të kapen për ballukesh dhe për këmbësh.

42. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

43. Ja, ky është Xhehenemi, të cilin e mohonin keqbërësit!

44. Ata do të sillen në mes të zjarrit dhe ujit të valuar në kulm.

45. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

46. Për ata që i frikësohen paraqitjes para Zotit të vet, do të ketë dy kopshte!

47. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

48. (Kopshtet do të jenë) të mbjellë me pemë që bëjnë hije.

49. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

50. Në ta do të ketë dy burime që rrjedhin.

51. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

52. Dhe prej çdo fruti do të ketë nga dy lloje.

53. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!



[344] Sepse atë ditë besimtarët dhe keqbërësit do të njihen nga shenjat e tyre.

54. Ata[345] do të jenë të mbështetur në shtroje, anash me armaç mëndafshi e frutat e dy kopshteve do t'i kenë afër sa t'i kapin me dorë.

55. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

56. Atje do të ketë virgjëresha sy ulur, të cilat para tyre nuk i kanë prekur as njerëz, as xhinde.

57. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

58. Ato do të jenë si rubinë dhe korale.

59. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

60. A ka shpërblim tjetër për të mirën, veç të mirës?!

61. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

62. Nën këta dy kopshte, do të ketë edhe dy kopshte të tjera.

63. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!



64. Ato do të jenë të stolisura me gjelbërim.

65. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

66. Aty do të jenë dy burime që gulfojnë.

67. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

68. Atje do të ketë fruta, palma hurmash dhe shegë.

69. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

70. Në to do të ketë bukuroshe virtytesh të mrekullueshme.

71. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

72. (Atje do të ketë) hyri syzeza nëpër tenda.

73. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

74. Ato hyri nuk i kanë prekur para tyre[346] as njerëz, as xhinde.

---

[345] Besimtarët e devotshëm që do të hyjnë në këto kopshte.
[346] Banorëve e dy kopshteve më të ulëta.

75. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

76. Ata do të rrinë mbështetur në shtroje të gjelbra e qilima të bukur.

77. Pra, cilat dhunti të Zotit tuaj po i mohoni?!

78. Qoftë lartësuar emri i Zotit tënd, plot Madhëri dhe Nderim!

# 56 SURJA EL-UÂKI‘A

**Mekase - 96 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Kur të ndodhë Ngjarja (Kiameti),

2. ardhjen e saj askush nuk do ta mohojë.

3. Disa do t'i ulë e disa do t'i lartësojë.

4. Kur Toka të dridhet fuqishëm,

5. malet të thërrmohen copë-copë

6. e të shndërrohen në pluhur të shpërndarë,



7. ju, (o njerëz) do të ndaheni në tri grupe:

8. njerëzit e së djathtës[347] - sa të nderuar do të jenë fatlumët!

9. njerëzit e së majtës[348] - sa të poshtëruar do të jenë fatkeqët!

10. dhe ata që kanë prirë (në besim) e që do të prijnë (edhe në Xhenet).

11. Ata janë të afërtit (tek Allahu),

12. në kopshtet e kënaqësisë.

13. Shumica e tyre janë prej të lashtëve,

14. ndërsa një pakicë prej brezave të mëvonshëm.

15. Ata do të qëndrojnë në divane të stolisura me ar e gurë të çmuar,

16. të mbështetur në to përballë njëri-tjetrit.

---

[347] Këta janë njerëzit që do t'u jepet libri i veprave nga ana e djathtë.

[348] Këta janë njerëzit që do t'u jepet libri i veprave nga ana e majtë ose nga pas shpine.

17. Do t'u sillen rreth (për shërbim) djelmosha përherë të rinj,

18. me kupa, ibrikë dhe gota me pije të kulluar, që rrjedh

19. e prej së cilës nuk do t'u dhembë koka dhe nuk do t'u humbë mendja,

20. e me fruta të cilat do t'i zgjedhin vetë

21. dhe mish shpendësh që ua ka ënda.

22. Për ata ka edhe hyrie symëdha,

23. të ngjashme me margaritarët e ruajtur,

24. si shpërblim për atë që kanë punuar.

25. Aty nuk do të dëgjojnë biseda të kota, as fjalë gjynahesh,

26. por vetëm fjalët "Paqe, paqe"!

27. E njerëzit e së djathtës – sa të nderuar që janë fatlumët!

28. Ata do të qëndrojnë në mes të lotusve pa gjemba

29. dhe bananeve të mbushura me fruta,

30. nën hije të gjera,

31. pranë një uji rrjedhës,

32. dhe mes frutave të llojllojshme,

33. të cilat kurrë nuk sosen, as nuk janë të ndaluara;

34. dhe në shtroje të ngritura (ku i presin hyrijet),

35. të cilat Ne i kemi krijuar në një formë të veçantë (jo të lindura),

36. dhe i kemi bërë ato virgjëresha,

37. të dashura për bashkëshortët e tyre dhe moshatare me ta,

38. për njerëzit e së djathtës.

39. Janë shumë nga të lashtët

40. e shumë edhe nga të mëvonshmit.

41. Po njerëzit e së majtës – sa të poshtëruar janë fatkeqët!

42. Ata do të jenë në afshin përcëllues të zjarrit dhe ujit të valuar

43. dhe nën hijen e një tymi të zi,

44. e cila nuk do të jetë as e freskët e as e këndshme.

45. Ata, para kësaj, jetonin në luks

46. dhe në vazhdimësi bënin gjynahe të rënda[349],

47. duke thënë: "Vallë, pasi të vdesim e të bëhemi pluhur e eshtra, vërtet do të ringjallemi?!

48. Vallë, edhe të parët tanë të lashtë?!"

49. Thuaju (o Muhamed): "Me siguri, edhe të parët, edhe të mbramët,

50. do të tubohen në një ditë të caktuar.

51. Dhe atëherë ju, o jobesimtarë të humbur,

52. me siguri që do të hani nga pema e zekumit,



53. me të cilën do të mbushni barkun.

54. Pastaj do të pini ujë të valuar,

55. madje do të pini ashtu siç pi deveja e etshme".

56. Kështu do të jetë gostia e tyre në Ditën e Llogarisë!

57. Ne ju krijuam – e pse nuk e pranoni të vërtetën?

58. A e keni parë farën që e hidhni?

59. A jeni ju që e krijoni atë apo jemi Ne krijuesit e saj?

60. Ne e caktojmë vdekjen tuaj dhe askush nuk mund të na pengojë

61. që t'jua ndryshojmë trajtën dhe t'ju rikrijojmë ashtu si nuk e dini (në Ditën e Ringjalljes).

---

[349] Veçanërisht idhujtari.



62. Sigurisht, ju e dini krijimin e parë (prej një pike fare), atëherë përse nuk mendoni?!

63. A shihni atë që mbillni?

64. Vallë, ju e bëni atë që të mbijë apo jemi Ne rritësit e saj?

65. Nëse duam, Ne e lëmë fyçkë dhe ju do të çuditeni

66. (e do të thoni): "Ne jemi të dëmtuar,

67. madje jemi krejt të privuar (nga furnizmi)!"

68. A e shihni ujin që pini?

69. Vallë, ju e zbrisni atë prej reve apo Ne e zbresim?

70. Nëse duam, Ne e bëjmë atë të njelmët, andaj përse nuk jeni mirënjohës?!

71. A e shihni zjarrin që e ndizni?

72. Vallë, ju i keni bërë drutë për të apo Ne i kemi bërë?!

73. Ne e kemi bërë atë përkujtues (të zjarrit të Xhehenemit) dhe, që t'u sjellë dobi nevojtarëve,

74. prandaj lavdëroje emrin e Zotit tënd të Madhërishëm!

75. Betohem në çastin e perëndimit të yjeve,

76. - e ky është betim i madh, veç sikur ta dinit -

77. se ky është vërtet një Kuran i nderuar,

78. në Librin e ruajtur.

79. Atë (Kuranin) e prekin vetëm të pastërtit,

80. Ai është Shpallje prej Zotit të botëve.

81. Vallë, një Fjalë të tillë ju e mohoni

82. dhe e bëni detyrën tuaj (të përditshme) ta përgënjeshtroni?!

83. Atëherë, përse kur (dikujt) i vjen (shpirti) në grykë

84. para syve tuaj,

85. - ndërkohë që Ne jemi më afër atij se ju, por ju nuk e vini re-

86. përse pra, nëse nuk do të gjykoheni (në jetën e përtejme),

87. ju nuk ia ktheni shpirtin atij? Përgjigjjuni kësaj, nëse thoni të vërtetën!

88. Kështu, nëse ai (në agoni) është nga ata që janë të afërt (me Allahun),

89. do të ketë prehje, kënaqësi dhe dhunti të Xhenetit.

90. E, nëse është nga njerëzit e së djathtës,

91. (ai do të përshëndetet) "Paqe për ty" nga njerëzit e së djathtës.

92. Por, nëse (ai në agoni) është nga përgënjeshtruesit e humbur,

93. ai do të gostitet me ujë të valuar

94. dhe do të përcëllohet në Zjarrin e flakëruar (të Xhehenemit).

95. Pa dyshim, kjo është e Vërteta e sigurt.

96. Andaj lavdëroje emrin e Zotit tënd të Madhërishëm!

# 57 SURJA EL-HADÎD

**Medinase - 29 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Allahun e lartëson çdo gjë që është në qiej dhe në Tokë. Ai është i Plotfuqishmi, i Urti.

2. Atij i përket sundimi i qiejve dhe i Tokës. Ai jep jetë e vdekje dhe është i fuqishëm për çdo gjë.

3. Ai është i Pari dhe i Mbrami, i Dukshmi (me argumente) dhe i Padukshmi (me sy). Ai është i Dijshëm për çdo gjë!

4. Ai i krijoi qiejt dhe Tokën për gjashtë ditë, pastaj u ngrit mbi Fron. Ai e di se çfarë hyn në Tokë dhe çfarë del prej saj, çfarë zbret prej qiellit dhe çfarë ngjitet drejt tij. Ai është me ju kudo që të gjendeni; Ai sheh gjithçka që bëni.

5. Atij i përket sundimi i qiejve dhe i Tokës; tek Allahu do të kthehet gjithçka!

6. Ai e ndërfut natën tek dita dhe ditën tek nata. Ai e di çfarë ka çdokush në kraharor.

7. Besoni Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe shpenzoni nga ato që Ai jua ka lënë trashëgim, se për ata midis jush që besojnë dhe shpenzojnë (për bamirësi), do të ketë shpërblim të madh!

8. Çfarë keni që nuk besoni në Allahun, ndërkohë që i Dërguari i Tij ju fton që të besoni në Zotin tuaj, i Cili, tashmë, ka marrë besën prej jush?! Atëherë besoni, nëse jeni besimtarë të vërtetë!

9. Është Ai që i ka zbritur robit të Vet shpallje të qarta për t'ju nxjerrë nga errësira në dritë. Allahu është vërtet i Butë dhe Mëshirëplotë me ju.

10. Atëherë, çfarë keni që nuk shpenzoni në rrugën e Allahut, ndërkohë që vetëm Atij i përket trashëgimia e qiejve dhe e Tokës? Nuk janë të barabartë ata që kanë shpenzuar dhe kanë luftuar para fitores me ata që kanë shpenzuar dhe kanë luftuar më pas. Ata kanë shkallë më të lartë, mirëpo Allahu u premton të gjithëve më të mirën (Xhenetin). Allahu e di mirë atë që bëni ju.

11. Kush është ai, që do t'i japë vullnetarisht Allahut një hua të mirë, që Ai pastaj t'ia kthejë shumëfish?! (Veç kësaj), për atë do të ketë shpërblim fisnik,

12. ditën që do të shohësh besimtarët dhe besimtaret, me dritën e tyre që shkëlqen para dhe në të djathtë të tyre (e do t'u thuhet): "Lajm i mirë sot për ju: kopshtet e Xhenetit nëpër të cilat rrjedhin lumenjtë e ku do të banoni përgjithmonë. Kjo është fitorja më e madhe!"

13. Atë Ditë, hipokritët dhe hipokritet do t'u thonë besimtarëve: "Na prisni edhe ne që të marrim nga drita juaj"! Por atyre do t'u thuhet: "Kthehuni prapa e kërkoni tjetër dritë!" Dhe, ndërmjet tyre, do të vendoset një mur me portë: brenda saj ka mëshirë, kurse jashtë saj ka dënim.

14. "A nuk kemi qenë me ju?" - do të thërrasin ata. - "Po, - do t'u përgjigjen, - por ju e çuat veten në tundim, pritët, dyshuat dhe u mashtruat nga vetë dëshirat tuaja të kota, derisa arriti urdhri i Allahut, e djalli ju mashtroi për Allahun!

15. Sot nuk pranohet prej jush kurrfarë shpërblese e as prej atyre që nuk kanë besuar: zjarri është vendbanimi juaj, ai është për ju; eh, sa vendbanim i tmerrshëm që është ai!"

16. A nuk ka ardhur koha për besimtarët e vërtetë, që zemrat e tyre të përulen para këshillave të Allahut dhe para së Vërtetës që Ai ka shpallur e të mos bëhen si ata, që iu është dhënë Libri më parë?! Me kalimin e një kohe të gjatë, zemrat e tyre u ngurtësuan dhe shumë syresh janë të pabindur.

17. Dijeni, se Allahu e ngjall tokën pas vdekjes së saj! Ne ju sqarojmë shpalljet, në mënyrë që ju të kuptoni!

18. Ata që japin lëmoshë e që i japin Allahut një hua të mirë, qofshin burra ose gra, do t'u shumëfishohet përfitimi dhe do të kenë një shpërblim fisnik.

19. Ata që besojnë Allahun dhe të dërguarit e Tij, pikërisht ata janë njerëzit e sinqertë. Dëshmorët do të kenë te Zoti i vet shpërblimin dhe dritën e tyre. Kurse ata që nuk janë besimtarë dhe i mohojnë shpalljet Tona, do të jenë banorë të zjarrit!

20. Ta dini, se jeta në këtë botë, nuk është tjetër veçse lojë, dëfrim e zbukurim, si dhe mburrje ndërmjet jush e rivalitet për më shumë pasuri dhe fëmijë! Ajo i shëmbëllen bimës, e cila pas shiut rritet dhe i gëzon bujqit, por më vonë zverdhet, thahet dhe mbetet pa vlerë. Në botën tjetër ju presin vuajtje të mëdha ose falja e Allahut dhe kënaqësia e Tij; jeta në këtë botë është vetëm kënaqësi e rreme.

21. Prandaj rrekuni me njëri-tjetrin, duke kërkuar falje prej Zotit tuaj dhe një kopsht të gjerë sa qielli dhe Toka, që është e përgatitur për ata që i kanë besuar Allahut dhe të dërguarve të Tij. Ajo është mirësia e Allahut, që Ai ia jep kujt të dojë; e Allahu ka mirësi të pafund.

22. S'ka fatkeqësi që godet tokën dhe ju, që të mos jetë e shënuar në Libër (Leuhi Mahfûdh) më parë se ta krijojmë atë. Kjo për Allahun është vërtet e lehtë!

23. (Këtë paracaktim e kemi bërë) që ju të mos dëshpëroheni për atë që ju ka kaluar, por edhe për të mos u gëzuar së tepërmi për atë që Ai ju ka dhënë. Allahu nuk i do kryelartët mburravecë

24. e as ata që, përveçse janë vetë koprracë, i nxisin edhe të tjerët në koprraci. Kushdo që nuk ia vë veshin kësaj, le ta dijë se Allahu është i Vetëmjaftueshmi dhe i Denji për çdo lavd.

25. Ne i çuam të dërguarit Tanë me prova të qarta dhe bashkë me ta zbritëm Librat (e shenjtë) dhe peshoren (e drejtësisë): që njerëzit të veprojnë drejt. Ne e zbritëm hekurin, në të cilin ka (material për) luftë të fuqishme dhe dobi (të tjera) për njerëzit, me qëllim që Allahu të njohë ata që e ndihmojnë Atë dhe të

dërguarit e Tij, pa e parë Atë. Me të vërtetë, Allahu është i Fortë dhe i Plotfuqishëm.

26. Sigurisht, Ne dërguam Nuhun dhe Ibrahimin e u dhuruam trashëgimtarëve të tyre Profecinë dhe Librin. Disa syresh ishin në rrugë të drejtë, kurse shumica prej tyre ishin gjynahqarë të pabindur.

27. Pas tyre Ne çuam të dërguar të tjerë, mandej dërguam Isain, të birin e Merjemes. Ne i dhamë atij Ungjillin, kurse në zemrat e pasuesve të tij mbollëm butësi dhe mëshirë. Sa për murgërinë, Ne nuk ua urdhëruam atë, por ata e shpikën vetë për të arritur kënaqësinë e Allahut. E megjithatë, ata nuk u kujdesën si duhet për të. Kështu, Ne u dhamë besimtarëve të vërtetë prej tyre shpërblimin e merituar, sado që shumë prej tyre janë të pabindur.

28. O ju (ithtarë të Librit) që besuat (në Musain dhe Isain), ruajuni Allahut dhe besoni në të Dërguarin e Tij (Muhamedin), se Ai do t'ju dhurojë pjesë të dyfishtë nga mëshira e Vet, do t'ju japë dritë, me ndihmën e së cilës do të ecni dhe do t'ju falë; Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.

29. Dhe le ta dinë ithtarët e Librit, se ata nuk kanë aspak fuqi mbi çfarëdo mirësie të Allahut dhe se mirësia është vetëm në dorën e Allahut. Ai ia jep kujt të dojë. Allahu zotëron mirësi të pakufishme.

# 58 SURJA EL-MUXHÂDILE

**Medinase - 22 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Allahu i ka dëgjuar fjalët e asaj,[350] që diskutoi me ty për burrin e vet dhe iu ankua Atij. Allahu e dëgjoi bisedën tuaj, sepse Ai dëgjon dhe sheh gjithçka.

2. Ata midis jush, që i ndajnë gratë e veta, duke u thënë se iu duken si nënat e veta, duhet ta dinë se ato nuk janë nënat e tyre. Nënat e tyre janë vetëm ato që i kanë lindur ata. Fjalët që ata thanë, janë të pahijshme dhe të pavërteta. Megjithatë, Allahu është Falës dhe Shlyes i gabimeve.

3. Ata që i ndajnë gratë e veta në këtë mënyrë e pastaj duan të kthejnë mbrapsht atë që thanë, duhet të lirojnë një skllav (apo skllave), para se të preken përsëri. Kështu ju urdhërohet. Allahu i di të gjitha ato që bëni ju.

4. Ai që nuk gjen (ndonjë skllav për të liruar), duhet që të agjërojë dy muaj rresht, para se të preken si bashkëshortë. E, nëse nuk mund ta mbajë agjërimin, atëherë duhet të ushqejë gjashtëdhjetë të varfër. Kjo, që të tregoni besimin në Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Këta janë kufijtë e Allahut. Ndërsa për jobesimtarët ka vuajtje të mundimshme.

5. Vërtet, ata që i kundërvihen Allahut dhe të dërguarit të Tij, do të poshtërohen, siç janë poshtëruar ata para tyre. Ne kemi zbritur shpallje të qarta, kurse për jobesimtarët do të ketë vuajtje poshtëruese,

---

[350] Ajo është Haula bint Tha'laba, të cilën burri e ndau me fjalët "Më je bërë si shpina e nënës sime", një formulë kjo që pranohej si deklaratë ndarjeje ndër arabët paganë.

6. në ditën, kur Allahu i ngjall të gjithë e i njofton për veprat që kanë bërë. Allahu të gjitha i ka shënuar, edhe pse ata i kanë harruar. Allahu është dëshmitar i çdo gjëje.

7. A nuk e di ti, se Allahu di çdo gjë që është në qiej dhe në Tokë?! Nuk ka bisedë të fshehtë midis tre vetave, që Ai të mos jetë i katërti; as midis pesë vetave e që Ai të mos jetë i gjashti; as kur janë më pak, as kur janë më shumë, që Ai të mos jetë me ata, kudo që të ndodhen; Ai në Ditën e Kiametit do t'i njoftojë ata se çfarë kanë bërë, se, me të vërtetë, Allahu di çdo gjë!

8. A nuk i sheh ata të cilët, edhe pse iu është ndaluar të kurdisin fshehtësisht, kthehen tek ajo që u është ndaluar dhe kurdisin për gjynahe, armiqësi dhe mosbindje ndaj të Dërguarit? Kur vijnë te ti, ata të përshëndesin me fjalë, me të cilat Allahu nuk të përshëndet kurrë dhe thonë me vete: "Pse nuk na dënon Allahu për këtë që po flasim?" Xhehenemi është një dënim i mjaftueshëm për ata. Në flakët e tij do të digjen. Eh, sa vendbanim i tmerrshëm që është ai!



9. O besimtarë! Kur të bisedoni fshehtas mes jush, mos flisni për gjynahe, armiqësi dhe mosbindje ndaj të Dërguarit; por bisedoni për mirësi dhe drejtësi. Kijeni frikë Allahun, para të Cilit do të tuboheni.

10. Intrigat e fshehta vijnë vetëm nga djalli, për t'i dëshpëruar besimtarët. E megjithatë, ai nuk mund t'u shkaktojë kurrfarë të keqeje, përveç nëse Allahu e lejon atë. Pra, besimtarët le të mbështeten tek Allahu!

11. O besimtarë! Kur ju thuhet t'u hapni vend të tjerëve në tubim, atëherë bëni vend, se Allahu do t'ju bëjë vend (në Xhenet)! E kur ju thuhet të ngriheni, atëherë bëni kështu, se Allahu do t'i ngrejë në shkallë të lartë ata midis jush që besojnë dhe që u është dhënë dija. Allahu di çdo gjë që punoni.

12. O besimtarë, kur të doni të këshilloheni me të Dërguarin, para këshillimit, jepni lëmoshë, kjo është më mirë dhe më pastër për ju. Po, nëse nuk keni, Allahu me të vërtetë, është Falës dhe Mëshirëplotë.

13. A mos po frikësoheni që para këshillimit tuaj të jepni lëmoshë?! E nëse nuk jepni, e Allahu jua ka falur, atëherë kryeni namazin,

jepni zeqatin dhe dëgjoni Allahun e të Dërguarin e tij! Allahu di çdo gjë që bëni.

14. A nuk i sheh ata (hipokritët) që shoqërohen me njerëz, me të cilët Allahu është i zemëruar? Ata nuk ju përkasin as juve (o besimtarë), as atyre. Ata me vetëdije betohen në gënjeshtër (se janë besimtarë).

15. Allahu u ka përgatitur atyre dënim të rëndë, sepse është vërtet e mbrapshtë ajo që bëjnë.

16. Betimet e tyre i kanë bërë perde (për mbrapshtitë e tyre) dhe i pengojnë të tjerët nga rruga e Allahut; ata i pret dënimi i poshtërues.

17. As pasuria, as fëmijët e tyre nuk do t'u vijnë aspak në ndihmë (kur të jenë) para Allahut; ata do të jenë banorë të zjarrit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë.

18. Ditën, kur Allahu t'i ringjallë të gjithë, ata do t'i betohen Atij, ashtu siç të betohen ty tani, duke menduar se kjo do t'u sjellë dobi. Në të vërtetë, pikërisht ata janë gënjeshtarët!



19. Ata i ka vënë poshtë djalli dhe i ka bërë që të harrojnë përmendjen e Allahut. Ata janë pala e djallit; në të vërtetë, pala e djallit janë humbësit.

20. Ata që kundërshtojnë Allahun dhe të Dëguarin e Tij, do të jenë në shkallën më të poshtëruar.

21. Allahu ka vendosur: "Unë dhe të dërguarit e Mi do të triumfojmë me siguri!" Allahu është vërtet i Fortë dhe i Plotfuqishëm.

22. Nuk gjen njerëz, që besojnë në Allahun dhe në Ditën e Fundit, që të ushqejnë dashuri ndaj atyre, të cilët kundërshtojnë Allahun dhe të Dërguarin e tij, edhe në qofshin ata etërit e tyre ose bijtë e tyre, ose vëllezërit e tyre, ose farefisi i tyre. Allahu ka skalitur besimin në zemrat e tyre dhe i ka fuqizuar ata me shpalljen e Vet. Ai do t'i shpjerë ata në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj e ku do të qëndrojnë përgjithmonë. Allahu është i kënaqur me ata, por edhe ata do të jenë të kënaqur me Të. Ata janë Pala e Allahut dhe, vërtet që Pala e Allahut do të jetë fituese.

# 59 SURJA EL-HASHR

**Medinase - 24 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Allahun e lartëson çdo gjë në qiej dhe çdo gjë në Tokë. Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti.

2. Është Ai, që i nxori nga shtëpitë e tyre ata që nuk besuan midis ithtarëve të Librit në kohën e dëbimit të parë.[351] Ju nuk mendonit se ata do të iknin, kurse ata mendonin se fortesat e tyre do t'i mbronin prej Allahut. Por dënimi i Allahut u erdhi andej nga nuk e pritnin, duke mbjellë në zemrat e tyre frikën, e cila bëri që ata t'i shkatërronin shtëpitë e veta me duart e tyre, si dhe me duart e besimtarëve. Prandaj, mësoni nga kjo, o ju largpamës!



3. Sikur të mos e kishte caktuar Allahu dëbimin e tyre, Ai do t'i kishte dënuar me siguri në këtë jetë. Por në jetën tjetër ata i pret dënimi i Zjarrit.

4. Kjo, sepse ata iu kundërvunë Allahut dhe të Dërguarit të Tij; kushdo që i kundërvihet Allahut, le ta dijë se Allahu dënon vërtet ashpër.

5. Për çfarëdo peme palme (të armikut) që pretë apo latë në këmbë, keni pasur miratimin e Allahut, në mënyrë që Ai t'i poshtërojë të pabindurit.

6. Çfarëdo që Allahu i dhuroi të Dërguarit të Tij si plaçkë (të marrë) prej tyre, është prej mirësisë së Tij. Ju nuk hipët mbi kuaj e as mbi deve për ta fituar atë, por Allahu i jep pushtet të

---

[351] Vargu aludon për dëbimin e fisit hebre Beni Nadir nga rrethinat e Medinës. Shkak për këtë ishte shkelja që këta i bënë marrëveshjes që kishin me muslimanët e Medinës për mossulmim.

dërguarve të Vet mbi ata që Ai dëshiron. Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë.

7. Çfarëdo që Allahu i dhuroi të Dërguarit të Tij si plaçkë (të marrë) nga popujt e vendbanimeve, i takon: Allahut, të Dërguarit, të afërmve të tij, jetimëve, të varfërve dhe udhëtarëve të mbetur rrugës, në mënyrë që ajo të mos qarkullojë vetëm në duart e të pasurve nga mesi juaj. Çfarëdo që t'ju japë i Dërguari, merreni atë, e çfarëdo që t'ju ndalojë, hiqni dorë prej saj. Frikësojuni Allahut, sepse Allahu, dënon vërtet ashpër.

8. Një pjesë e plaçkës i takon edhe mërgimtarëve të varfër[352], të cilët u përzunë nga vendlindja dhe pasuritë e tyre, duke kërkuar mirësinë dhe kënaqësinë e Allahut dhe duke ndihmuar Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Pikërisht ata janë besimtarët e sinqertë.

9. Ndërsa ata që banojnë në Medinë dhe që e kanë pranuar besimin qysh më parë[353], i duan mërgimtarët që vijnë në Medinë dhe në zemrat e tyre nuk ndjejnë kurrfarë rëndimi, për atë,[354] që u është dhënë atyre, por duan t'u bëjnë më mirë mërgimtarëve sesa vetes, edhe pse vetë janë nevojtarë. Kushdo që ruhet nga lakmia e vetvetes, me siguri që do të jetë fitues.

10. Edhe ata që erdhën pas tyre, thonë: "O Zoti ynë, falna neve dhe vëllezërit tanë, të cilët kanë besuar para nesh dhe mos lejo që në zemrat tona të ketë asnjë të keqe ndaj besimtarëve! O Zoti ynë, Ti je vërtet i Butë dhe Mëshirëplotë!"

11. A nuk e ke parë se si hipokritët u thanë shokëve të vet që nuk besuan prej ithtarëve të Librit: "Nëse ju dëbojnë, ne do të dalim me ju dhe kurrkujt nuk do t'i bindemi kundër jush; e, nëse ju sulmoheni, me siguri që do t'ju dalim në ndihmë"? Allahu dëshmon se ata janë vërtet gënjeshtarë.

12. Nëse (hebrenjtë) do të dëbohen, hipokritët nuk do të shkojnë me ata. Nëse do të sulmohen, ata nuk do t'u dalin në ndihmë.

---

[352] Ata që u shpërngulën nga Meka në Medinë për hir të fesë.
[353] Pra, para mbërritjes së mërgimtarëve në Medinë.
[354] Plaçkën e luftës që iu nda mërgimtarëve të varfër.

Por, edhe sikur të nisen për t'i mbështetur, sigurisht që do të kthehen shpejt e do t'i lënë pa ndihmë

13. Në zemrat e tyre ata[355] kanë më shumë frikë nga ju sesa nga Allahu, ngaqë ata janë popull që nuk kuptojnë.

14. Ata nuk do të luftojnë kundër jush së bashku, veçse në vende të fortifikuara ose pas mureve. Lufta ndërmjet tyre është e ashpër. Ti mendon se ata janë të bashkuar, mirëpo zemrat e tyre janë të përçara, sepse ata janë njerëz që nuk kuptojnë.

15. Këta janë si ata,[356] që kanë qenë pak para tyre, që i shijuan pasojat e sjelljes së tyre (që në këtë botë); (ndërsa në botën tjetër) ata i pret një dënim i dhembshëm!

16. Aleatët e tyre hipokritë do t'i lënë në baltë, siç bën djalli, i cili i thotë njeriut: "Mos beso!". Por, kur ky bëhet mohues, djalli i thotë: "Unë nuk kam të bëj me ty! Në të vërtetë, unë i frikësohem Allahut, Zotit të botëve"!



17. Natyrisht që fundi i këtyre të dyve është qëndrimi i përhershëm në Zjarr; ky është dënimi për të gjithë njerëzit e këqij.

18. O besimtarë, frikësojuni Allahut dhe çdo njeri le të shikojë se ç'ka përgatitur për të nesërmen! Kijeni frikë Allahun, sepse Ai di çdo gjë që bëni ju!

19. Mos u bëni si ata që e harruan Allahun, kështu që Ai i bëri të harronin vetveten! Pikërisht ata janë të pabindurit (ndaj Allahut).

20. Nuk janë të barabartë banorët e Xhehenemit dhe banorët e Xhenetit; banorët e Xhenetit do të jenë të fituarit.

21. Sikur këtë Kuran t'ia shpallnim ndonjë mali, ti do ta shihje atë (mal) të përulur dhe të copëtuar nga frika e Allahut. Shembuj të tillë Ne ua japim njerëzve, që ata të meditojnë.

22. Ai është Allahu, përveç të Cilit nuk ka Zot tjetër (të denjë për adhurim), Njohësi i së dukshmes dhe i së padukshmes, Ai është i Gjithëmëshirshmi, Mëshirëploti!

---

[355] Hebrenjtë e fisit Beni Nadir.

[356] Hebrenjtë e fisit të mundur Beni Kajnuka.

23. Ai është Allahu, përveç të Cilit nuk ka Zot tjetër (të denjë për adhurim). Ai është Sunduesi, i Shenjti (i pastër nga çdo e metë), Paqëdhënësi, Dhënësi i sigurisë, Mbikëqyrësi mbi gjithçka, i Plotfuqishmi, Imponuesi, Madhështori. Qoftë i lartësuar Allahu mbi gjithçka që ia shoqërojnë Atij (në adhurim)!

24. Ai është Allahu, Krijuesi, Zanafillësi, Ai që çdo gjëje i jep trajtë. Atij i përkasin emrat më të bukur; Atë e përlëvdon gjithçka që ndodhet në qiej dhe në Tokë, Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti.

# 60 SURJA EL-MUMTEHINE

**Medinase - 13 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. O besimtarë, mos i bëni miq armiqtë e Mi dhe tuajët, duke u shprehur atyre dashuri, ndërkohë që ata kanë mohuar të vërtetën, që ju ka ardhur dhe kanë dëbuar të Dërguarin dhe ju, vetëm se besonit në Allahun, Zotin tuaj. Nëse keni dalë luftëtarë në rrugën Time dhe për kënaqësinë Time dhe fshehurazi u shfaqni atyre dashuri, atëherë gaboheni. Unë e di çfarë fshihni dhe çfarë bëni haptazi. Secili prej jush që vepron ashtu, është shmangur nga rruga e drejtë.



2. Nëse ju mposhtin, ata do të jenë armiqtë tuaj e do t'i zgjasin duart dhe gjuhën e tyre për t'ju lënduar ju, sepse dëshirojnë që ju të bëheni jobesimtarë.

3. Në Ditën e Kiametit nuk do t'ju ndihmojnë as fëmijët, as farefisi. Allahu do t'ju ndajë midis jush. Ai e sheh mirë atë që bëni ju.

4. Shembull i mrekullueshëm për ju është Ibrahimi dhe ata që kanë qenë me të, kur i thanë popullit të vet: "Ne shkëputemi nga ju dhe nga ato që ju i adhuroni në vend të Allahut; ne ju mohojmë dhe armiqësia e urrejtja midis nesh është e përhershme, derisa të besoni tek Allahu Një dhe i Vetëm". Përjashtim (nga ky shembull) bën fjala e Ibrahimit për të atin: "Unë do të kërkoj falje për ty, por nuk kam kurrfarë mundësie për të të mbrojtur para Allahut. O Zoti ynë, tek Ti mbështetemi, Ty të drejtohemi dhe tek Ti do të kthehemi.

5. O Zoti ynë, mos na bëj sprovë për jobesimtarët dhe falna ne, o Zot. Vërtet, Ti je i Plotfuqishmi dhe i Urti.

6. Vërtet, ata njerëz janë një shembull i mirë për ju e për këdo që shpreson në Allahun dhe në Ditën e Fundit. Kushdo që nuk ia vë veshin (këtij shembulli), ta dijë se Allahu është i Vetëmjaftueshmi, i Denji për çdo lavd!

7. Ndoshta Allahu do të lidhë miqësi midis jush dhe atyre me të cilët keni qenë armiq. Allahu është i Fuqishëm (për këtë). Ai është Falës dhe Mëshirëplotë.

8. Allahu nuk ju ndalon të silleni mirë dhe të jeni të drejtë ndaj atyre që nuk luftojnë kundër jush për shkak të fesë dhe që nuk ju dëbojnë prej shtëpive tuaja. Me të vërtetë, Allahu i do të drejtët.

9. Allahu ju ndalon t'i bëni miq ata që luftojnë kundër jush për shkak të fesë dhe ju dëbojnë nga vatrat tuaja, si dhe mbështesin të tjerët që t'ju dëbojnë. Kushdo që i bën miq ata, është punëmbrapshtë.

10. O besimtarë, kur ju vijnë besimtaret të mërguara, provoni (besimin) tek ato. Allahu e di më mirë besimin e tyre. Nëse bindeni se ato janë besimtare, mos i ktheni te jobesimtarët. Ato nuk janë (bashkëshorte) të ligjshme për ata dhe as ata nuk janë (bashkëshortë) të ligjshëm për ato. Kthejuni jobesimtarëve pajën, që u kishin dhënë atyre[357]. Nuk ka pengesë që t'i merrni ato për bashkëshorte, pasi t'u jepni pajën e martesës. Mos qëndroni në martesë me idhujtare. Kërkoni atë që keni dhënë (si pajë), por dhe jobesimtarët le të kërkojnë atë që kanë dhënë. Ky është ligji i Allahut, Ai ju gjykon ju; Allahu di çdo gjë dhe është i Gjithëdijshëm e i Urtë.

11. Nëse ndonjëra prej grave tuaja kthehet te jobesimtarët e më pas ju fitoni plaçkë lufte prej tyre, atëherë jepuni atyre (besimtarëve që u kanë ikur gratë) shpenzimet e martesës. Kijeni frikë Allahun, të Cilit i besoni!

12. O Profet, nëse vijnë tek ty besimtaret e të betohen se nuk do t'i shoqërojnë Allahut asgjë (në adhurim), nuk do të vjedhin, nuk

[357] Pra, grave besimtare që emigruan nga Meka në Medinë.

do të kurvërojnë, nuk do t'i vrasin fëmijët e tyre, nuk do të sjellin ndonjë shpifje[358] të sajuar nga ato vetë dhe se nuk do të të kundërshtojnë në çfarë është e drejtë dhe e arsyeshme, atëherë ti pranoje betimin e tyre dhe lutju Allahut t'i falë. Vërtet, Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.

13. O besimtarë, mos i bëni miq ata njerëz me të cilët Allahu është i zemëruar. Ata e kanë humbur shpresën për jetën tjetër, ashtu siç e kanë humbur shpresën jobesimtarët për të varrosurit (se do të ringjallen).



[358] Lidhur me atësinë e fëmijës.

# 61 SURJA ES-SAFF

**Medinase - 14 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Allahun e përlëvdon gjithçka, që gjendet në qiej dhe në Tokë. Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti!

2. O besimtarë, përse thoni atë që nuk e bëni?

3. Është shumë e urryer për Allahun të thoni atë që nuk e bëni!

4. Vërtet, Allahu i do ata që luftojnë në rrugën e Tij, të radhitur si të ishin një ndërtesë solide.

5. Kujto kur Musai i tha popullit të vet: "O populli im, përse po më mundoni, kur e dini mirë se unë jam i dërguari i Allahut te ju?!" Kur ata u larguan (nga e vërteta), Allahu i largoi zemrat e tyre (nga rruga e drejtë); Allahu nuk e shpie në rrugë të drejtë popullin jobesimtar.

6. Kujto kur Isai, i biri i Merjemes, tha: "O bijtë e Izraelit, unë jam i dërguari i Allahut tek ju, për t'ju vërtetuar Teuratin e shpallur para meje dhe për t'ju sjellë lajmin e gëzueshëm për një të dërguar, emri i të cilit është Ahmed[359], që do të vijë pas meje". Por, kur ai u solli atyre shenja të qarta, ata thanë: "Kjo është magji e hapur!"

7. Kush është më keqbërës se ai që shpif gënjeshtra kundër Allahut, ndërkohë që i bëhet thirrje për t'iu nënshtruar Atij?! Allahu nuk i udhëzon keqbërësit.

8. Ata dëshirojnë të fikin dritën e Allahut me gojën e tyre, por Allahu e përsos dritën e Vet, edhe nëse (këtë gjë) e urrejnë jobesimtarët.

---

[359] Një emër tjetër i Profetit Muhamed (a.s.), që do të thotë "I lavdëruari".

9. Allahu është Ai që e ka çuar të Dërguarin e Vet me udhërrëfimin dhe fenë e së Vërtetës, për ta ngritur atë më lart se të gjitha fetë, edhe nëse nuk e pëlqejnë idhujtarët.

10. O besimtarë, a doni t'ju drejtoj në një tregti, e cila ju shpëton nga një dënim i dhembshëm?!

11. Besoni në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij dhe luftoni në rrugën e Allahut me pasurinë dhe trupin tuaj. Kjo, nëse do ta dini, është më mirë për ju.

12. Ai do t'jua falë gabimet tuaja dhe do t'ju shpjerë në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe në banesa të mrekullueshme në Xhenetin e Adnit. Kjo është fitorja më e madhe.

13. Ai do t'ju falë edhe dhunti të tjera që, i dëshironi: ndihmën e Tij dhe një fitore të afërt! Andaj, gëzoji besimtarët!

14. O besimtarë, bëhuni ndihmësit e Allahut, ashtu siç u tha dishepujve Isai, i biri i Merjemes: "Kush janë ndihmësit e mi për çështjen e Allahut?" Dishepujt u përgjigjën: "Ne jemi ndihmësit e Allahut!" Kështu, një pjesë nga bijtë e Izraelit e besoi, kurse pjesa tjetër e mohoi. Prandaj Ne i forcuam besimtarët kundër armikut të tyre dhe ata dolën ngadhënjimtarë.



# 62 SURJA EL-XHUMU‘A

**Medinase - 11 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Allahun e përlëvdon gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë. Ai është Sunduesi, i Shenjti (i pastër nga çdo e metë), i Plotfuqishmi dhe i Urti.

2. Është Ai që u solli të analfabetëve një të Dërguar nga gjiri i tyre, për t'u lexuar atyre shpalljet e Tij, për t'i pastruar e për t'u mësuar Librin[360] dhe Urtësinë[361], ndonëse ata më parë ishin vërtet në humbje të plotë.

3. Ai do ta dërgojë atë edhe tek të tjerë (myslimanë) nga ata, të cilët ende nuk u janë bashkuar. Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti.

4. Kjo është dhuntia e Allahut; Ai ia jep atë kujt të dojë. Allahu zotëron dhunti të madhe.

5. Shembulli i atyre, që iu besua Teurati, por pastaj nuk e zbatuan atë, i shëmbëllen gomarit, që vetëm sa i mbart librat. Sa i keq është shembulli i atyre që mohojnë shpalljet e Allahut! Allahu nuk i udhëzon (në rrugën e drejtë) keqbërësit.

6. Thuaju hebrenjve: "Në qoftë se ju pretendoni se jeni të vetmit miq të Allahut nga të gjithë njerëzit, atëherë dëshirojeni vdekjen, po të jeni të sinqertë!"

7. Por ata kurrë nuk do ta dëshirojnë vdekjen, për shkak të veprave që kanë bërë duart e tyre. Allahu i njeh mirë keqbërësit.

---

[360] Kuranin.

[361] Sunetin dhe rregullat fetare.

8. Thuaj: “Vdekja prej së cilës po ikni, do t’ju arrijë. Pastaj, ju do të ktheheni tek Ai, i Cili e di të padukshmen dhe të dukshmen dhe Ai do t’ju njoftojë ju për atë që keni bërë.”

9. O besimtarë, kur të thirreni për (të falur) namazin (e xhumasë) në ditën e premte, nxitoni për ta përmendur Allahun dhe pezulloni tregtinë! Kjo, që ta dini, është më mirë për ju!

10. Dhe, kur të përfundojë namazi, atëherë shpërndahuni nëpër tokë, kërkoni nga mirësitë e Allahut dhe përmendeni shumë Allahun, në mënyrë që të shpëtoni.

11. Mirëpo, sa herë që ata shohin ndonjë tregti ose lojë, shkojnë tek ajo e të lënë ty në këmbë. Thuaj: “Ajo që është tek Allahu, është më e mirë nga argëtimi e nga tregtia.” Allahu është Dhuruesi më bujar.

# 63 SURJA EL-MUNÂFIKÛN

**Medinase - 11 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Kur vijnë tek ti hipokritët, thonë: “Ne dëshmojmë se ti je vërtet i dërguari i Allahut!” Allahu e di se ti je i dërguari i Tij, por Ai dëshmon se hipokritët janë gënjeshtarë!

2. Ata i përdorin betimet e tyre si maskë dhe i largojnë (njerëzit) prej rrugës së Allahut. Vërtet, shumë të mbrapshta janë punët e tyre!

3. Kjo, sepse ata fillimisht besuan, pastaj mohuan, kështu që zemrat e tyre u vulosën dhe si pasojë ata nuk kuptojnë më.

4. Kur i shihni ata, pamja e tyre e bukur ju mahnit e, nëse flasin, ju i dëgjoni fjalët e tyre. E megjithatë, ata janë si trungje të mbështetura[362]. Ata kujtojnë se çdo thirrje që dëgjojnë është kundër tyre. Ata janë armiqtë e vërtetë, andaj ruajuni prej tyre! Allahu i vraftë! Sa shumë që janë larguar (nga e vërteta)?!

5. Kur u thuhet atyre: “Ejani, se i Dërguari i Allahut do të kërkojë falje për ju”, ata tundin kokat e tyre dhe i sheh ata të kthehen me mendjemadhësi.

6. Njësoj është, u lute për faljen e tyre apo nuk u lute, Allahu kurrsesi nuk do t’i falë. Në të vërtetë, Allahu nuk e udhëzon popullin e pabindur.

7. Ata thonë: “Mos u jepni kurrgjë atyre që janë me të Dërguarin e Allahut, me qëllim që të largohen prej tij!” Por Allahut i takojnë thesaret e qiejve dhe të Tokës, ndonëse hipokritët nuk kuptojnë.

[362] “trungje të mbështetura”: në kuptimin që ata janë të fortë vetëm në dukje dhe që në fjalimet e tyre nuk ka aspak zgjuarsi.

8. Ata thonë: “Nëse kthehemi në Medinë, pa dyshim që të fuqishmit do t’i dëbojnë të dobëtit nga ajo!”[363] Në të vërtetë, fuqia është e Allahut, e të Dërguarit të Tij dhe e besimtarëve, por hipokritët nuk e dinë.

9. O besimtarë, mos lejoni që pasuria dhe fëmijët tuaj t’ju largojnë nga të përmendurit e Allahut. Ata që e bëjnë këtë, do të humbin.

10. Prandaj jepni prej atyre mirësive që ju kam dhënë Unë, para se t’i vijë vdekja ndonjërit, e ai të thotë: “O Zoti im, sikur të më kishe lënë edhe një kohë të shkurtër në jetë, do të kisha dhënë lëmoshë dhe do të bëhesha ndër të mirët!”

11. Por Allahu nuk ia shtyn afatin asnjë shpirti, që i vjen koha (e vdekjes); Allahu e di mirë gjithçka që bëni ju.



[363] Sipas komentuesve të Kuranit, vargu i referohet fjalëve të kreut të hipokritëve në Medinë, Abdullah Ibn Ubej, gjatë një ekspedite të myslimanëve, ku ai kishte marrë pjesë sa për sy e faqe. Ibn Ubej nuk e kishte kuptuar ende se lidhjet fisnore ishin zëvendësuar nga vëllazëria e re midis besimtarëve dhe se tashmë pushteti i tij ishte venitur, prandaj e mbante veten si “më i fuqishmi” dhe e tallte Muhamedin (a.s.), duke e konsideruar si “më të dobëtin”.

# 64 SURJA ET-TEGÂBUN

**Medinase - 18 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Allahun e përlëvdon gjithçka, që gjendet në qiej dhe në Tokë. Atij i takon pushteti epror dhe lavdia. Ai është i Fuqishëm për çdo gjë!

2. Është Ai që ju krijoi juve, e megjithatë, disa prej jush janë mohues e disa besimtarë. Por Allahu e sheh mirë çdo gjë që bëni.

3. Ai i ka krijuar qiejt dhe Tokën me të vërtetën, ju ka dhënë format tuaja dhe jua ka bërë ato të bukura; të gjithë tek Ai do të ktheheni.





4. Ai di gjithçka që përmbajnë qiejt dhe Toka. Ai i di të fshehtat tuaja dhe ato që i bëni haptazi. Allahu i di të gjitha ç'keni në zemrat tuaja.

5. A nuk keni dëgjuar për ata që kanë mohuar më parë dhe i kanë shijuar pasojat e veprave të tyre? Për ata do të ketë dënim të dhembshëm,

6. sepse, kur të dërguarit e tyre sillnin prova të qarta, ata thoshin: "Vallë, vdekatarë si ne do të na udhëheqin?" Dhe kështu mohuan e ia kthyen kurrizin (besimit). Por Allahu nuk ka nevojë (për ata). Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Denjë për çdo lavd.

7. Mohuesit kujtojnë se nuk do të ringjallen kurrsesi. Thuaju: "Po, për Zotin tim, me siguri që do të ringjalleni e pastaj do të njoftoheni për atë ç'keni bërë!" Dhe kjo është e lehtë për Allahun.

8. Prandaj besoni në Allahun, në të Dërguarin e Tij dhe në dritën (Kuranin), që ju kemi zbritur. Allahu e di mirë çdo gjë që bëni ju.



9. Dita, kur Ai do t'ju mbledhë, dita, kur të gjithë do të grumbulloheni, do të jetë Dita e humbjes dhe fitimit. Atij që beson në Allahun dhe bën vepra të mira, Allahu do t'ia falë gjynahet dhe do ta shpjerë në kopshte, nëpër të cilët rrjedhin lumenj e ku do të qëndrojë përgjithmonë. Kjo është fitorja e madhe.

10. Ndërsa ata që nuk kanë besuar dhe i kanë mohuar shpalljet Tona, do të jenë banorë të Zjarrit, ku do të qëndrojnë përherë. Eh, sa fund i tmerrshëm është ai!

11. Çdo fatkeqësi që i bie njeriut, ndodh me vullnetin e Allahut. Ai ia udhëzon zemrën kujtdo që i beson Atij. Allahu di mirë çdo gjë.

12. Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit! Nëse ju i ktheni shpinën të Dërguarit Tonë, dijeni se ai ka për detyrë vetëm që t'ju shpjegojë qartë.



13. Allahu është i vetmi Zot i vërtetë, prandaj, vetëm tek Ai le të mbështeten besimtarët.

14. O besimtarë! Në të vërtetë, ju keni armiq në radhët e grave tuaja dhe të fëmijëve tuaj, andaj ruajuni prej tyre! Por, nëse nuk i vini re fyerjet e tyre dhe ua falni, ta dini se Allahu është vërtet Falës dhe Mëshirëplotë[364].

15. Pasuria dhe fëmijët tuaj janë vetëm sprovë për ju. Allahu ka shpërblim të madh.

---

[364] Gratë, fëmijët dhe gjërat e bukura të jetës tokësore mund ta shkëpusin njeriun, në mënyrë serioze dhe të vazhdueshme, nga përmendja e Allahut. Sipas komentuesve të Kuranit, ky varg merr shkas nga disa mekas që nuk mërguan në Medinë me Profetin Muhamed (a.s.), për shkak të presionit të disa familjarëve të tyre jobesimtarë. Njëkohësisht, vargu merr shkas edhe nga disa medinas që, nga frika se mos i linin vetëm gruan dhe fëmijët, nuk merrnin pjesë asnjëherë në fushatat ushtarake. Kur ata e kuptuan këtë dobësi të vetën, deshën t'i ndëshkonin familjarët e tyre, sepse i kishin penguar nga rruga e Allahut, por ky varg kuranor i këshilloi ata të ishin të butë dhe të harronin të keqen që kishin pësuar.

16. Prandaj frikësojuni Allahut sa të mundeni, dëgjoni e binduni dhe shpenzoni për bamirësi në të mirën tuaj. Ata që e ruajnë veten nga lakmia e saj, pikërisht ata janë të fituarit.

17. Nëse i jepni Allahut një hua të bukur, Ai jua kthen shumëfish atë dhe ju fal. Allahu është Mirënjohës dhe nuk nxiton në dënime.

18. Ai është Njohësi i të padukshmes dhe së dukshmes, i Plotfuqishmi dhe i Urti.

# 65 SURJA ET-TALÂK

**Medinase - 12 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. O Profet! Nëse i ndani gratë, ndajini ato para kohës së tyre të pritjes[365]. Llogaritni kohën e tyre të pritjes dhe frikësojuni Allahut, Zotit tuaj. Mos i dëboni ato prej shtëpive të tyre, por edhe ato të mos dalin, me përjashtim të rastit kur shkelin martesën haptazi. Këto janë urdhërimet e Allahut; kushdo që i kapërcen kufijtë e Allahut, i ka bërë dëm vetvetes. Ti nuk e di se pas kësaj Allahu mund të sjellë ndonjë rrethanë tjetër.

2. Dhe, kur të mbushet afati i caktuar, i mbani ato si ka hije ose ndahuni me to në mënyrë të pëlqyeshme. Merrni dy dëshmitarë të ndershëm prej jush dhe jepni dëshminë tuaj para Allahut! Kjo është këshillë për ata që i besojnë Allahut dhe Ditës së Fundit. Atij që i frikësohet Allahut, Ai do t'i gjejë rrugëdalje (nga çdo vështirësi)

3. dhe do t'i japë risk prej nga nuk e pret. Allahu i mjafton kujtdo që mbështetet tek Ai. Allahu e përmbush me siguri vendimin e Tij dhe për çdo gjë Ai ka caktuar masë.

4. Nëse dyshoni për ato gra tuajat, të cilave u janë ndërprerë zakonet, mësoni se koha e tyre e pritjes është tre muaj. Njësoj është edhe për ato që nuk u kanë ardhur ende zakonet. Kurse, për gratë shtatzëna, afati i tyre është deri në lindjen e fëmijës. Atij që i frikësohet Allahut, Ai do t'ia lehtësojë çështjen.

---

[365] Koha e pritjes - *el 'iddah* - është periudha që duhet të presë një grua e ndarë apo e ve, për të pasur të drejtën për t'u rimartuar.

5. Ja, këto janë urdhërimet që Allahu i ka zbritur për ju. Atij që i frikësohet Allahut, Ai do t'ia shlyejë veprat e këqija dhe do t'ia rrisë shpërblimin.

6. Gratë e ndara në periudhën e pritjes, le të banojnë aty ku banoni edhe ju, sipas mundësive tuaja dhe mos u bini në qafë për t'i detyruar (të largohen). Nëse janë shtatzëna, shpenzoni për ato deri sa të lindin. Nëse fëmija ushqehet me gjirin e nënës, paguajuni atyre shpërblimin dhe merruni vesh me të mirë. Por, nëse keni vështirësi të merreni vesh, atëherë le ta ushqejë me gji një (mëndeshë) tjetër.

7. Pasaniku le të shpenzojë sipas pasurisë që ka, ndërsa i varfri le të shpenzojë sipas asaj që i ka dhënë Allahu; Allahu nuk e ngarkon askënd mbi sa i ka dhënë. Pas vështirësisë, Ai sjell lehtësimin.

8. Sa shumë qytete u treguan kokëforta para urdhrave të Zotit të vet dhe të dërguarve të Tij! Ne u kërkuam llogari të rreptë dhe i ndëshkuam me dënim të ashpër.

9. Ata i provuan pasojat e veprave të veta dhe fundi i tyre qe shkatërrim.

10. Allahu ka përgatitur për ata dënim të rëndë, prandaj frikësojuni Allahut, o njerëz të mençur, që keni besuar! Allahu ju ka dërguar udhërrëfyesin:

11. një të Dërguar, i cili ju lexon shpalljet e Allahut me shpjegime të qarta, për t'i nxjerrë ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, nga errësira në dritë. Atë që beson Allahun dhe bën vepra të mira, Ai do ta shpjerë në kopshtet e Xhenetit, nëpër të cilët rrjedhin lumenj dhe ku do të qëndrojë përgjithmonë. Pa dyshim, Allahu ka përgatitur për atë risk të mrekullueshëm.

12. Allahu është Ai, që ka krijuar shtatë qiej dhe po aq toka. Urdhrat e Tij zbresin përmes tyre, që ju ta dini se Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë dhe se Ai përfshin gjithçka në diturinë e Tij.

# 66 SURJA ET-TAHRÎM

**Medinase - 12 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. O Profet! Përse po ia ndalon vetes atë që ta ka lejuar Allahu, duke kërkuar t'u bësh qejfin grave të tua?! Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë.

2. Allahu ka përcaktuar një mënyrë për t'u liruar nga betimet tuaja. Allahu është Mbrojtësi juaj; Ai është i Gjithëdijshmi, i Urti.

3. Kur i Dërguari i tregoi një sekret njërës prej grave të tij, ajo e hapi këtë fjalë. Allahu ia zbuloi këtë të Dërguarit, i cili një pjesë të këtij zbulimi ia tha (gruas që ia përhapi sekretin), kurse pjesën tjetër jo. Kur i Dërguari ia tregoi asaj të fshehtën, ajo e pyeti: "E kush të ka treguar ty?" Ai i tha: "Ma tregoi i Gjithëdijshmi, i Mirinformuari".

4. Nëse ju të dyja[366] ktheheni të penduara tek Allahu, sepse vërtet që zemrat tuaja patën devijuar, Allahu do t'ju falë. Nëse ju të dyja bashkoheni kundër tij, (dijeni se) Allahu është Mbrojtësi i tij, Xhebraili dhe besimtarët e mirë. Veç kësaj, edhe engjëjt e mbështesin atë.

5. Në qoftë se ai ju ndan, Zoti i tij mund t'ju zëvendësojë me gra më të mira se ju: myslimane, besimtare, të bindura, të kthyera tek Allahu me pendim, adhuruese (të Allahut), agjëruese, të martuara më parë ose të virgjëra.

6. O ju, që besoni! Ruani veten dhe familjet tuaja nga zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë e mbikëqyrin engjëj

---

[366] Vargu bën fjalë për dy nga gratë e Profetit Muhamed (a.s.), Hafsanë dhe Aishen, të përfshira në ngjarjen e përhapjes së sekretit të Profetit (a.s.).

të fuqishëm e të ashpër, të cilët kurrë nuk i kundërshtojnë urdhrat e Allahut, por i zbatojnë menjëherë ato.

7. O ju, që nuk keni besuar! Mos u shfajësoni sot (në Ditën e Gjykimit), sepse, me të vërtetë, dënoheni vetëm për veprat që keni bërë.

8. O ju, që keni besuar! Kthehuni tek Allahu me një pendim të sinqertë, që Zoti juaj t'jua shlyejë gabimet e t'ju shpjerë në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj, Ditën, kur Allahu nuk do ta turpërojë Profetin dhe ata që besuan bashkë me atë. Drita e tyre do të shkëlqejë para tyre dhe në të djathtë të tyre. Ata do të thonë: "O Zoti ynë, përsose dritën tonë dhe falna ne! Vërtet Ti je i Fuqishëm për çdo gjë".

9. O Profet! Luftoji të pafetë dhe hipokritët dhe bëhu i ashpër ndaj tyre! Vendbanimi i tyre do të jetë Xhehenemi. Eh, sa i shëmtuar është ai vendbanim!

10. Allahu ka dhënë si shembull për ata që nuk besojnë, gruan e Nuhut dhe gruan e Lutit. Ato ishin të martuara me dy nga robtë Tanë të ndershëm dhe i tradhtuan ata. Prandaj, ata nuk mund t'i mbrojnë aspak nga Allahu (Ditën e Gjykimit) e atyre të dyjave do t'u thuhet: "Hyni në zjarr, me ata që po hyjnë!"

11. Allahu ka dhënë si shembull për besimtarët gruan e Faraonit, kur ajo tha: "O Zoti im! Ndërtomë një banesë tek Ti, në Xhenet; më shpëto nga Faraoni dhe veprat e tij dhe më shpëto nga populli keqbërës!"

12. Edhe Merjemen, të bijën e Imranit, e cila ruajti virgjërinë e saj; Ne frymë brenda saj nga shpirti Ynë[367] (shpirtin e Isait a.s.). Ajo u besoi fjalëve të Zotit të saj dhe librave të Tij e ishte nga të devotshmit!

---

[367] "nga shpirti Ynë": pra, nga shpirti që është krijesa Jonë (e Allahut).

# 67 SURJA EL-MULK

**Medinase - 30 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Qoftë i lartësuar Ai, në dorën e të Cilit është pushteti suprem dhe që është i Fuqishëm të bëjë çdo gjë!

2. Ai i ka krijuar jetën dhe vdekjen, për t'ju provuar se kush prej jush do të veprojë më mirë; Ai është i Plotfuqishmi dhe Falësi i madh.

3. Ai ka krijuar shtatë qiej njërin mbi tjetrin. Nuk mund të gjesh në krijimin e të Gjithëmëshirshmit kurrfarë ceni. Hidhe vështrimin: a sheh ndonjë plasaritje?

4. Pastaj hidhe sërish vështrimin; sytë e tu do të kthehen të lodhur e të molisur.

5. Ne jua kemi zbukuruar qiellin më të afërm me yje të shkëlqyeshme dhe i kemi bërë ato si predha për të larguar djajtë, për të cilët kemi përgatitur dënimin me zjarr.

6. Kurse për ata, që e mohojnë Zotin e tyre, dënimi është Xhehenemi; eh, sa i shëmtuar është ai vendbanim!

7. Kur të hidhen aty, do të dëgjojnë ulërimën e tij, ndërkohë që ai vlon

8. gati për të shpërthyer me furi. Sa herë që aty të hidhet ndonjë grup, rojtarët e tij do t'i pyesin ata: "A nuk ju erdhi ndonjë paralajmërues?!"

9. "Po - do të përgjigjen ata - na kanë ardhur vërtet paralajmërues, por ne i quajtëm ata gënjeshtarë dhe thamë: "Allahu nuk ka shpallur asgjë; ju jeni në një humbje të madhe"!

10. Ata do të thonë: "Sikur të kishim dëgjuar ose menduar, nuk do të ishim midis banorëve të Zjarrit Flakërues!"

11. Kështu, ata do ta pranojnë gjynahun e tyre. Larg qofshin prej mëshirës së Zotit banorët e Zjarrit Flakërues!

12. Vërtet, për ata që i frikësohen Zotit të tyre pa e parë Atë, do të ketë falje dhe shpërblim të madh!

13. Sido që të flisni ju, fshehtas apo haptas, Ai e di mirë ç'ka në zemrat tuaja.

14. E si të mos dijë Ai që ka krijuar gjithçka, kur Ai njeh çdo gjë me imtësi dhe është i Gjithëinformuari?!

15. Ai jua ka bërë Tokën të përdorshme, andaj ecni nëpër viset e saj dhe ushqehuni me atë, që ju ka dhënë Ai. Si të ringjalleni, do të ktheheni tek Ai.

16. A jeni të sigurt se kush është në qiell, nuk do ta bëjë Tokën t'ju kapërdijë, kur të fillojë të dridhet papritmas?



17. A jeni të sigurt se kush është në qiell, nuk do t'ju çojë furtunë gurësh? Atëherë do ta dini sa i frikshëm është paralajmërimi Im!

18. Edhe ata që ishin para jush i quajtën gënjeshtarë të dërguarit e tyre. Eh, sa i ashpër ka qenë ndëshkimi Im!

19. A nuk i shohin shpendët mbi kokat e tyre, se si i hapin dhe i mbledhin krahët? Askush nuk i mban ata, përveç të Gjithëmëshirshmit; Ai, me të vërtetë, sheh çdo gjë.

20. Kush është ai, që mund t'ju ndihmojë si një ushtri e tërë, përveç të Gjithëmëshirshmit? Mohuesit janë pre e mashtrimit (të shejtanit).

21. Kush janë ata, që do t'ju japin mjete jetese, në qoftë se Ai jua ndalon ato? Por ata janë zhytur në kryeneçësi e mendjemadhësi.

22. A është më mirë ai që shkon rrëshqanas e kokulur apo ai që ecën ballëlart në rrugën e drejtë?

23. Thuaju: "Është Ai që ju ka krijuar dhe ju ka dhënë dëgjimin, shikimin dhe zemrat, e megjithatë ju pak e falënderoni!"

24. Thuaju: “Është Ai që ju ka shpërndarë nëpër Tokë dhe para Tij do të tuboheni”.

25. Ata thonë: “Atëherë, kur (do të vijë) ky premtim, nëse thoni të vërtetën?”

26. Thuaju: “Dijenija (për këtë) i përket vetëm Allahut, kurse unë jam vetëm një paralajmërues i qartë”.

27. Kur të shohin dënimin për së afërmi, fytyrat e atyre që mohuan do të zymtohen dhe, atëherë, do t’u thuhet: “Ja, kjo është ajo që e keni kërkuar të shpejtohej!”

28. Thuaj: “Mendoni: në qoftë se Allahu më shkatërron mua dhe ndjekësit e mi apo na mëshiron, kush është ai që do t’i mbrojë jobesimtarët nga dënimi i padurueshëm?!”

29. Thuaj: “Ai është i Gjithëmëshirshmi; ne Atë besojmë dhe tek Ai mbështetemi e ju, sigurisht, do ta merrni vesh se kush do të jetë në humbje të plotë”.



30. Thuaj: “Mendoni: nëse ujërat tuaja ju shteren, kush (përveç Allahut) do t’ju sjellë ujë rrjedhës?!”



# 68 SURJA EL-KALEM

**Medinase - 52 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Nûn. Betohem për penën dhe për atë që shkruajnë

2. se ti (o Muhamed), falë mirësisë së Zotit tënd, nuk je i marrë.

3. Pa dyshim, ti do të jesh përherë i shpërblyer

4. se ti je me virtyte madhore.

5. Së shpejti ti do ta shohësh, por edhe ata[368] do ta shohin,

6. se cilin prej jush e ka prekur marrëzia.

7. Zoti yt e di më së miri, se cili është shmangur nga rruga e Tij dhe, i njeh mirë ata që janë në rrugën e drejtë.

8. Andaj, ti mos i dëgjo jobesimtarët!

9. Ata dëshirojnë që ti të bësh lëshime, kështu që dhe ata të bëjnë lëshime.

10. Por ti mos iu bind çdo betari të përçmuar,

11. shpifaraku, që përhap thashetheme,

12. penguesi veprash të mira, shkelësi dhe keqbërësi,

13. të ashpri që, veç kësaj, është edhe kopil, -

14. vetëm se është i pasur dhe ka shumë djem.

15. Kur i lexohen shpalljet tona, ai thotë: "Këto janë vetëm përralla të të lashtëve!"

16. Ne do t'ia damkosim hundën!

---

[368] Jobesimtarët e Mekës që e quanin të marrë Profetin Muhamed (a.s.).

17. Ne i kemi vënë në provë ata (banorët e Mekës), ashtu siç i sprovuam të zotët e kopshtit, të cilët ishin betuar se në mëngjes do t'i vilnin frutat

18. e nuk patën thënë "Në dashtë Zoti"!

19. Kështu, kopshtin e goditi një fatkeqësi nga Zoti yt, ndërkohë që ata po flinin

20. dhe gdhiu si i kositur.

21. Në agim, ata thirrën njëri-tjetrin:

22. "Nxitoni herët në kopshtin tuaj, nëse doni t'i vilni frutat!"

23. Dhe u nisën duke pëshpëritur:

24. "Të mos lejojmë asnjë të vobekët që të hyjë në kopshtin tonë!"

25. Ata u nisën herët, të vendosur në atë që thanë.

26. Por, kur e panë kopshtin, ata thanë: "Ne qenkemi vërtet të humbur;



27. madje, qenkemi të privuar (nga frutat e kopshtit)."

28. Më i arsyeshmi ndër ta tha: "A nuk ju thashë unë se duhet ta lartësoni Allahun?!"

29. "Lavdëruar qoftë Zoti ynë! - thanë - Ne paskemi qenë vërtet të padrejtë!"

30. Atëherë filluan të qortojnë njëri-tjetrin.

31. "Ah, të mjerët ne! - thanë ata - Paskemi qenë vërtet arrogantë!

32. Zoti ynë mund të na japë një kopësht më të mirë, po të kthehemi të penduar tek Ai!"

33. I tillë ka qenë dënimi i tyre. Ndërsa dënimi në jetën tjetër, është më i madh, veç sikur ta dinin!

34. Për ata që ruhen (nga gjynahet), tek Allahu do të ketë kopshte të kënaqësive.

35. Vallë, a t'i trajtojmë ata që Na nënshtrohen njësoj me keqbërësit?!

36. Çfarë keni ju (jobesimtarë)? Si po gjykoni kështu?!

37. A keni ndonjë libër, që ju premton,

38. se do të keni çfarëdo, që të zgjidhni?!

39. Apo kemi bërë me ju ndonjë besëlidhje të vlefshme deri në Ditën e Kiametit dhe, e cila ju siguron, se do ta keni atë që keni urdhëruar?

40. Pyeti ata se kush i garanton për këtë.

41. Ose, mos kanë ata bashkëpunëtorë? Atëherë le t'i sjellin bashkëpunëtorët e tyre, nëse ajo që thonë është e vërtetë.

42. Ditën (e Kiametit), kur të zbulohen shumë ngjarje të frikshme, ata do të thirren që të përulen në sexhde, por nuk do të munden!

43. Të ulura do të jenë shikimet e tyre dhe do t'i mbulojë poshtërimi, sepse kanë qenë të ftuar të përuleshin në sexhde, sa qenë shëndoshë (dhe nuk kanë pranuar).

44. Prandaj, më lër Mua me ata, që e mohojnë këtë Fjalë (Kuranin). Ne do t'i çojmë ata hap pas hapi drejt rrënimit të tyre, me mënyra që ata nuk i kuptojnë.

45. Dhe do t'u japim atyre afat; vërtet që kurthi Im është i fortë!

46. A mos po kërkon shpërblim prej tyre, kështu që qenkan të rënduar nga borxhet?

47. Apo ata e dinë të padukshmen, kështu që e shkruajnë?

48. Prandaj, duro për gjykimin e Zotit tënd dhe mos u bëj si Njeriu i Peshkut (Junusi a.s.), kur iu lut Zotit të vet i dëshpëruar (në barkun e balenës)!

49. Sikur të mos i vinte mëshira prej Zotit tënd, ai do të hidhej në një shkretëtirë, i fajësuar!

50. Por Zoti i tij e zgjodhi dhe e futi me punëdrejtët.

51. Kur dëgjojnë Kuranin, mohuesit sa nuk të hanë me shikimet e tyre dhe thonë: "Ai është vërtet i marrë!"

52. Por Kurani është vetëm këshillë për botët.



# 69 SURJA EL-HÂKKA

**Mekase - 52 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. E Vërteta e pashmangshme![369]

2. Ç'është e Vërteta e pashmangshme?

3. E kush do të ta shpjegojë ty se ç'është e Vërteta e pashmangshme?

4. Fiset Themud dhe Ad e mohuan Gjëmimin e tmerrshëm[370],

5. prandaj fisi Themud u shkatërrua nga një ulërimë e tmerrshme,

6. kurse fisi Ad u shkatërrua nga një furtunë shungulluese të rreptë,



7. të cilën Allahu ua dërgoi atyre shtatë net dhe tetë ditë pareshtur. Atëherë mund t'i vëreje njerëzit të përmbysur si trungjet e hurmave të kalbura.

8. A sheh ndonjë gjurmë të tyre?

9. Faraoni, ata para tij dhe populli i qyteteve të rrënuara[371] kryen gjynahe të mëdha,

10. dhe e kundërshtuan të dërguarin e Zotit të tyre, andaj Allahu i zhbiu ata me dënim të ashpër.

11. Kur vërshoi uji i madh, Ne ju ngarkuam ju[372] në anije,

12. për ta bërë atë një paralajmërim, që ta dëgjojë çdo vesh i vëmendshëm.

13. Dhe kur t'i fryhet një herë Surit,

---

[369] Dita e Kiametit.
[370] Kiametin.
[371] Sodomës dhe Gomorrës.
[372] D.m.th. Nuhun - babanë e dytë të njerëzimit dhe besimtarët që ishin me të.

14. kur toka dhe malet të ngrihen lart e të thërmohen me një goditje shkatërrimtare,

15. atëherë do të ndodhë Ngjarja e pashmangshme (Kiameti).

16. Dhe do të çahet qielli, që atë ditë do të jetë i thyeshëm.

17. Engjëjt do të rrinë skajeve të tij, kurse tetë prej tyre do të mbajnë Fronin e Zotit tënd.

18. Atë Ditë do të mbeteni zbuluar dhe asnjë fshehtësi e juaja nuk do të mbetet pa u shfaqur:

19. Ai, të cilit do t'i jepet libri i veprave të tij nga ana e djathtë, do t'u thotë (njerëzve të tij): “Ja, lexoni librin tim!

20. Vërtet, unë kam qenë i bindur se do të jepja llogari.”

21. Kështu, ai do të ketë jetë të lumtur,

22. në një kopsht të lartë,

23. frutat e të cilit do t'i kapë lehtë.



24. (Njerëzve të tillë u thuhet:) “Ju bëftë mirë, hani e pini për atë, që keni bërë në ditët e kaluara!”

25. Por ai, të cilit do t'i jepet libri i veprave të tij nga ana e majtë, do të thotë: “Ah, sikur të mos më ishte dhënë libri im

26. dhe të mos e kisha ditur llogarinë time!

27. Ah, të kisha qenë i vdekur (e të mos isha ringjallur)!

28. Pasuria ime nuk më solli dobi

29. dhe më la fuqia ime!”

30. (Do të thuhet) “Kapeni dhe lidheni në pranga,

31. pastaj digjeni në zjarrin përvëlues,

32. mandej lidheni në zinxhirë prej shtatëdhjetë kutësh,

33. sepse ai, me të vërtetë, nuk ka besuar në Allahun e Madhërishëm

34. dhe nuk është kujdesur për të ushqyer të varfrit e shkretë.



35. Prandaj, ai sot këtu s'ka mik të afërt

36. e as ushqim tjetër, përveç qelbit,

37. të cilin e hanë vetëm gjynahqarët.

38. Betohem për gjithçka që ju shihni

39. dhe për gjithçka që nuk e shihni,

40. se ky (Kuran) është vërtet fjalë e (kumtuar prej) një të Dërguari të nderuar (Muhamedit a.s.)

41. e nuk është fjalë poeti; sa pak që besoni!

42. Nuk është as fjalë e ndonjë falltari; sa pak që po reflektoni!

43. Ai është shpallje e zbritur nga Zoti i botëve!

44. Sikur ai (Muhamedi), në mënyrë të rreme, të Na kishte veshur ndonjë fjalë,



45. Ne do ta kapnim atë për dorën e djathtë

46. dhe me siguri që do t'ia prisnim damarin e qafës

47. e askush prej jush nuk do të mund ta mbronte.

48. Natyrisht, Kurani është përkujtesë për ata që i frikësohen Zotit!

49. Ne e dimë mirë se ka prej jush që e mohojnë atë.

50. Ai është keqardhje për mohuesit.[373]

51. Ai është, pa dyshim, e vërtetë e pamohueshme.

52. Prandaj, lartësoje emrin e Zotit tënd të Madhërishëm!

---

[373] Pra, kur të shohin se çfarë shpërblimi kanë humbur që nuk e kanë ndjekur atë.



# 70 SURJA EL-ME‘ÂRIXH

**Mekase - 44 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Dikush kërkoi një dënim të shpejtë.[374]

2. Për jobesimtarët askush nuk mund ta ndalojë atë (dënim),

3. (që vjen) nga Allahu, Zoti i Rrugëve të Ngjitjes[375].

4. Tek Ai ngjiten engjëjt dhe Shpirti (Xhebraili), në një ditë që zgjat sa pesëdhjetë mijë vjet.

5. Prandaj, duro, me durim të hijshëm.

6. Ata e mendojnë atë (dënim) të largët,

7. kurse Ne e shohim të afërt.

8. Atë Ditë qielli do të bëhet si llumi i vajit

9. e malet do të bëhen si lesh i shprishur,

10. Shoku s’do të pyesë për të shokun,

11. edhe pse do të vihen të shohin njëri-tjetrin. Për të liruar veten nga dënimi i asaj dite, fajtori do të sakrifikonte me gjithë qejf fëmijët e vet,

12. edhe gruan, edhe vëllanë e vet,

13. edhe farefisin, që i gjendej pranë (ne jetën e Tokës),

---

[374] Ebu Xhehli ose Nadir Ibn el-Harithi. Ata i kishin kërkuar më se një herë Profetit (a.s.), një dënim të shpejtë dhe u vranë në betejën e Bedrit, që zhvilluan kundër myslimanëve. Përtej këtij referimi historik, vargu paralajmëron këdo që tallet dhe sfidon Fuqinë Hyjnore. Disa dijetarë me autoritet kanë thënë se vargu mund të ketë këtë kuptim: “Dikush pyeti për dënimin që do të vijë”.
[375] “Rrugët e Ngjitjes” janë rrugët engjëllore që ngjiten drejt Allahut.

14. si dhe të gjithë ata që gjenden në faqe të Tokës, nëse kjo do të mund ta shpëtonte.

15. Por jo, (fajtori do të hidhet në zjarr)! Ai është zjarr flakërues,

16. që e shkul (dhe e djeg) krejtësisht skalpin e kokës.

17. Ai thërret këdo që (i) ka kthyer shpinën e (i) është larguar (besimit),

18. dhe që ka grumbulluar (pasuri) dhe e ka fshehur.

19. Vërtet që njeriu është krijuar i paqëndrueshëm:

20. kur atë e godet e keqja, ai ligështohet fort,

21. por, kur i bie e mira, ai bëhet koprrac.

22. Përjashtim bëjnë ata që falen,

23. e që janë të vazhdueshëm në faljet e tyre;

24. e që caktojnë një pjesë të pasurisë së tyre

25. për lypësin dhe për nevojtarin;

26. e që besojnë në Ditën e Llogarisë (Gjykimit);

27. e që frikësohen nga dënimi i Zotit të tyre,

28. - vërtet që askush nuk është i sigurt prej dënimit të Zotit të vet -;

29. e që e ruajnë nderin e tyre (nga marrëdhëniet e jashtëligjshme),

30. përveçse ndaj bashkëshorteve dhe skllaveve të veta - në këtë rast nuk meritojnë qortim,

31. por kush kërkon jashtë këtyre caqeve, pikërisht ata janë shkelësit -;

32. e që i ruajnë amanetet dhe i plotësojnë besëlidhjet e tyre;

33. e që gjithnjë dëshmojnë drejt;

34. e që i falin namazet rregullisht.

35. Pikërisht ata do të jenë të nderuar në kopshtet e Xhenetit.



36. Ç'është kështu me jobesimtarët, që nxitojnë drejt teje

37. djathtas e majtas, grupe-grupe?!

38. A mos çdonjëri prej tyre shpreson të hyjë në Kopshtin e Lumturisë?

39. Kurrsesi! Vërtet që ata e dinë nga çfarë i kemi krijuar!

40. Betohem për Zotin e lindjeve dhe të perëndimeve, që Ne jemi të Zotë

41. t'i ndërrojmë ata me njerëz më të mirë se ata dhe askush nuk na pengon dot.

42. Andaj, lëri ata të zbaviten me gjëra të kota dhe të luajnë derisa të përballen me Ditën e tyre që u është premtuar,

43. Ditën, në të cilën do të dalin nga varrezat duke vrapuar, sikur të ishin duke nxituar drejt një altari,

44. me shikim të frikësuar e të kapluar nga poshtërimi. Ajo është Dita që u është premtuar atyre!

# 71 SURJA NÛH

**Medinase - 28 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Ne e dërguam Nuhun te populli i tij dhe i thamë: "Paralajmëroje popullin tënd para se t'i vijë një dënim i dhembshëm!"

2. Ai tha: "O populli im! Në të vërtetë, unë jam për ju një paralajmërues i qartë:

3. që të adhuroni Allahun, t'i frikësoheni Atij e të më bindeni mua,

4. me qëllim që Ai të falë disa nga gjynahet tuaja dhe t'ju lërë (të jetoni) deri në një afat të caktuar. Dhe, kur t'ju vijë çasti i caktuar i Allahut, askush nuk do të mund ta shtyjë atë, veç sikur ta dinit"!

5. Ai tha: "O Zoti im, unë e thirra vërtet popullin tim natë e ditë,

6. por thirrja ime edhe më tepër i largoi (nga e vërteta).

7. Sa herë, që i thirrja për t'i falur Ti, ata shtinin gishtërinjtë në veshë dhe mbuloheshin me petkat e tyre, duke këmbëngulur me mendjemadhësi (në mosbesim).

8. Pastaj i thirra me zë të lartë.

9. Më pas ua shpalla edhe botërisht, edhe fshehurazi

10. e u thashë: "Kërkoni falje nga Zoti juaj, i Cili është Falës i madh,

11. që Ai t'ju dërgojë shi të bollshëm,

12. t'ju shtojë pasurinë dhe fëmijët tuaj dhe të bëjë për ju kopshte e lumenj!

13. Ç'është kështu me ju, që nuk e madhëroni Allahun siç duhet (duke e pasur frikë),

14. ndërkohë që Ai ju ka krijuar në etapa (etapat e embrionit)?

15. A nuk e shihni se si Allahu i ka krijuar shtatë qiejt njëri mbi tjetrin,

16. dhe në ta e ka bërë Hënën dritë, kurse Diellin e ka bërë fener?

17. Allahu ju ka krijuar nga toka, ashtu si bimët,

18. pastaj ju kthen tek ajo dhe prej saj sërish do t'ju nxjerrë.

19. Allahu për ju e ka bërë Tokën shtrojë të gjerë,

20. që të ecni nëpër të, nëpër rrugët e gjera."

21. Nuhu tha: "O Zoti im, ata më kundërshtuan mua dhe u dhanë pas atyre njerëzve, pasuria dhe fëmijët e të cilëve nuk kanë sjellë gjë tjetër, veç shkatërrimit.

22. Ata kurdisën një kurth të madh,

23. dhe thanë: 'Mos i lini kurrsesi zotat tuaj! Mos e lini kurrsesi as Veddin, as Suvain, as Jeguthin, as Jaukën, as Nesrin'!

24. E kështu kanë futur në rrugë të gabuar shumë (njerëz). Prandaj, keqbërësve mos u shto gjë tjetër, veç humbjes!"

25. Për shkak të gjynaheve të tyre, ata u përmbytën dhe u hodhën në zjarr. Ata nuk gjetën mbrojtës tjetër për veten në vend të Allahut.

26. Dhe Nuhu tha: "O Zoti im, mos lër mbi tokë asnjë femohues,

27. sepse, nëse Ti i lë, ata do t'i shpien në humbje robërit e Tu dhe do të lindin vetëm kriminelë dhe jobesimtarë!

28. O Zoti im, falmë mua dhe prindërit e mi, si dhe çdo besimtar, që kërkon strehim në shtëpinë time! Fali të gjithë besimtarët e besimtaret, ndërsa keqbërësve shtoju vetëm shkatërrim!"





NÛH

# 72 SURJA EL-XHINN

**Mekase - 28 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Thuaj (o Muhamed): “Mua më është shpallur se disa prej xhindeve kanë dëgjuar (Kuranin) dhe kanë thënë: ‘Me të vërtetë, kemi dëgjuar një Kuran të mrekullueshëm,

2. i cili udhëzon në rrugën e drejtë dhe kemi besuar në të, prandaj kurrsesi më nuk do t’i shoqërojmë askënd Zotit tonë (në adhurim)!

3. Qoftë lartësuar Madhëria e Zotit tonë! Ai nuk ka zgjedhur as bashkëshorte, as bir.



4. Por disa të marrë nga ne flisnin gënjeshtra për Allahun,

5. kurse ne mendonim se as njerëzit, as xhindet nuk flasin gënjeshtra për Allahun.

6. Në të vërtetë, ka pasur njerëz që kërkonin mbrojtje nga xhindet, por kjo vetëm sa i çoi më tej në gabime.

7. Edhe ata mendonin siç mendonit ju, se Allahu nuk do të ringjallte askënd.

8. Ne jemi ata që kemi synuar qiellin, por kemi hasur në plot roje të forta (engjëj të fuqishëm) dhe shigjeta të zjarrta (meteorë).

9. Dhe uleshim rreth tij, nëpër vende të përshtatshme për të dëgjuar diçka, por ai që përgjon tani, do të hasë në shigjeta të zjarrta (meteorë) në pritë.

10. Ne nuk e dimë nëse (me këto roja të qiellit) është synuar e keqja (zbritja e dënimit) për ata që janë në Tokë apo Zoti i tyre kërkon t’i udhëzojë në rrugë të drejtë?!



11. E midis nesh ka të mirë, por ka edhe që nuk janë të mirë; jemi ndarë në grupime të ndryshme.

12. Ne e dimë se nuk mund t'i shpëtojmë Allahut në Tokë dhe nuk mund t'i shmangemi Atij duke ikur (në qiell).

13. Posa dëgjuam udhëzimin (Kuranin), Ne besuam në të; e kush beson në Zotin e vet, nuk ka përse të frikësohet se mos dëmtohet, as se mos i bëhet padrejtësi.

14. Ka prej nesh që janë myslimanë, por ka edhe të atillë që janë jobesimtarë. Kush ka përqafuar Islamin, ka zgjedhur rrugën e drejtë,

15. kurse jobesimtarët do të jenë lëndë djegëse të Xhehenemit.'

16. Sikur të qëndronin (banorët e Mekës) në rrugën e vërtetë, Ne do t'u jepnim ujë të bollshëm,

17. për t'i vënë ata me këtë në sprovë. Por këdo që largohet nga këshillat e Zotit të tij, Ai do ta hedhë në një dënim të ashpër.



18. Xhamitë i janë kushtuar vetëm Allahut, prandaj mos iu lutni askujt, krahas Allahut!

19. Kur robi i Allahut (Muhamedi), u ngrit t'i lutej Atij, ata (xhindet) u tubuan rreth tij si shtëllungë."

20. Thuaj (o Muhamed): "Unë i lutem vetëm Zotit tim dhe nuk i shoqëroj Atij askënd (në adhurim)".

21. Thuaj: "Unë nuk mundem t'ju largoj ndonjë dëm e as t'ju sjell ndonjë dobi".

22. Thuaj: "Edhe mua askush nuk mund të më mbrojë nga dënimi i Allahut; dhe nuk mund të gjej strehim tjetërkund, përveçse tek Ai.

23. Unë kam për detyrë veç t'ju përcjell atë që më vjen nga Allahu dhe mesazhet e Tij. Këdo që s'dëgjon Allahun dhe të Dërguarin e Tij, e pret zjarri i Xhehenemit, në të cilin do të mbetet përgjithmonë."

24. Kur ata të shohin atë që u është premtuar, do ta dinë se kush është më i dobët dhe më i paktë në numër.

25. Thuaj (o Muhamed!): “Unë nuk e di, a është afër ajo që ju është premtuar apo Zoti im do ta vonojë.”

26. Vetëm Ai e di të padukshmen dhe nuk ia zbulon atë askujt,

27. përveç të dërguarve që ka zgjedhur. Para dhe pas tyre Ai vë mbikqyrës (engjëj),

28. në mënyrë që ta dijë nëse i përcjellin mesazhet e Zotit të tyre. Ai përfshin me dijen e Vet gjithçka që ata kanë dhe çdo gjë e ka llogaritur imtësisht.

# 73 SURJA EL-MUZZEMMIL

**Medinase - 20 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. O ti i mbuluar (o Muhamed)!

2. Çohu (të falesh) gjithë natën, përveç një pjese të saj,

3. që është gjysma ose diçka më pak

4. a diçka më shumë se ajo dhe lexoje Kuranin ngadalë dhe qartë,

5. sepse Ne do të të dërgojmë vërtet një fjalë me peshë të rëndë.

6. Natyrisht, adhurimi natën vepron më fuqishëm dhe fjala është më shprehëse,

7. ngaqë ti ditën je vërtet shumë i zënë.

8. Prandaj, përmende emrin e Zotit tënd dhe përkushtoju krejtësisht Atij!

9. Ai është Zot i lindjes dhe i perëndimit, s'ka zot tjetër të vërtetë përveç Tij, drejtoju Atij si rregullues i punëve të tua!

10. Duroji llomotitjet e atyre dhe largohu nga ata në mënyrë të hijshme!

11. Lërmi Mua ata që të quajnë gënjeshtar e që jetojnë në luks dhe jepu pak afat atyre,

12. se, pa dyshim, Ne kemi përgatitur për ata pranga, zjarr flakërues,

13. ushqime që ngecin në fyt dhe dënime të dhembshme

14. në Ditën, kur Toka dhe malet dridhen e bëhen si pirgje rëre të lëvizshme.

15. Ne, me të vërtetë, ju kemi sjellë një të Dërguar dëshmitar mbi ju, ashtu siç ia çuam një të dërguar Faraonit,

16. por Faraoni nuk e dëgjoi të Dërguarin, andaj i çuam dënim të rëndë.

17. Qysh do të mbroheni ju, nëse mbeteni jobesimtarë, Ditën në të cilën fëmijët do të thinjen?

18. Atë ditë qielli do të çahet e premtimi i Zotit do të përmbushet.

19. Në të vërtetë, kjo është këshillë, prandaj, kush dëshiron, le të zgjedhë rrugën e drejtë që e çon te Zoti i tij.

20. Natyrisht, Zoti yt e di se ti (o Muhamed) falesh më pak se dy të tretat e natës, ndonjëherë gjysmën ose një të tretën e saj, si edhe disa prej atyre që janë me ty. Allahu e përcakton gjatësinë e ditës dhe të natës dhe e di se ju nuk mund ta llogarisni atë saktësisht, prandaj kthehet tek ju me mëshirë. Kështu që lexoni Kuran aq sa mundeni! Ai e di se disa prej jush do të jenë të sëmurë, disa do të udhëtojnë nëpër botë, duke kërkuar mirësitë e Tij (për jetesë) dhe disa të tjerë do të jenë duke luftuar në rrugën e Tij, prandaj lexoni sa keni mundësi nga Kurani! Faleni namazin, jepeni zeqatin dhe jepini Allahut një hua të mirë (që Ai t'jua kthejë shumëfish). Çfarëdo mirësie që bëni për shpirtin tuaj, me siguri që do ta gjeni tek Allahu. Ajo do të jetë më e mirë dhe më e shpërblyer. Kërkoni faljen e Allahut, sepse Allahu është vërtet Falës i madh dhe Mëshirëplotë.

# 74 SURJA EL-MUDDETHTHIR

**Mekase - 56 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. O ti, i mbështjellë (o Muhamed)!
2. Çohu dhe paralajmëro!
3. Zotin tënd madhëroje,
4. petkat e tua pastroji
5. dhe largohu nga ndyrësia (adhurimi i idhujve)!
6. Mos jep gjë, me synimin që të marrësh më shumë
7. dhe për hir të Zotit tënd, duro,
8. se, kur të fryhet në Sur,
9. ajo do të jetë një ditë e rëndë.
10. Për jobesimtarët nuk do të jetë aspak e lehtë.
11. Më ler Vetëm (të merrem) me atë që e krijova
12. dhe i dhashë pasuri të pamatë
13. e djem pranë vetes!
14. Unë ia bëra kamjen të lehtë e të shtruar,
15. e, megjithatë, ai lakmon që t'i jap më tepër.
16. Jo, kurrsesi! Vërtet, ai i mohoi me kryeneçësi shpalljet Tona,
17. prandaj Unë do ta ngarkoj atë me dënime të rënda.
18. Ai mendoi dhe kurdisi (kundër Kuranit), -
19. dhe qoftë mallkuar, si kurdisi!



20. Dhe sërish qoftë mallkuar, si kurdisi!

21. Pastaj vështroi rreth vetes,

22. mblodhi vetullat e u vrenjt,

23. pastaj u kthye i kapardisur

24. dhe tha: "Ky (Kuran) nuk është gjë tjetër, veçse magji e trashëguar!

25. Këto janë vetëm fjalë të një vdekatari!"

26. Do ta hedh në Sekar (Xhehenem)!

27. E si mund ta dish ti tamam se çfarë është Sekari (zjarri përvëlues)?

28. Ai nuk lë gjë dhe nuk kursen asgjë,

29. lëkurat i shkrumbon.

30. Atij i rrinë roje nëntëmbëdhjetë (engjëj).



31. Ne kemi bërë rojtarë të zjarrit vetëm engjëjt dhe numrin e tyre e kemi bërë sprovë (objekt polemikash) për jobesimtarët, me qëllim që të binden ata që u është dhënë Libri e t'u shtohet besimi atyre që besojnë; që të mos dyshojnë ata që u është dhënë Libri dhe besimtarët e vërtetë dhe që të thonë ata që kanë sëmundjen e dyshimit në zemër dhe mosbesimtarët: "Ç'ka dashur të thotë Allahu me këtë shembull?" Kështu, Allahu lë në humbje atë që do dhe çon në rrugë të drejtë atë që do. Askush tjetër, përveç Tij, nuk e di numrin e ushtrisë së Zotit tënd. Ky është vetëm një përkujtesë për njerëzit.

32. Kurrsesi! Betohem për Hënën,

33. për natën që largohet

34. e për agimin që zbardhëllon

35. se ai (Xhehenemi) është vërtet një nga fatkeqësitë më të mëdha,

36. paralajmërim për njerëzit,

37. për ata nga ju që dëshirojnë të ecin përpara (me vepra të mira) ose të kthehen mbrapsht (me vepra të këqija).

38. Çdo njeri është peng i veprave të veta,

39. përveç njerëzve të krahut të djathtë;

40. të cilët në kopshtet e Xhenetit pyesin njëri-tjetrin

41. për keqbërësit:

42. “Çfarë ju ka sjellë në Sekar?”

43. Ata do të përgjigjen: “Nuk ishim nga ata që falnin namaz

44. dhe as prej atyre që i ushqenin të varfrit.

45. Ne lëshoheshim në biseda të kota me llafazanët

46. dhe mohonim Ditën e Llogarisë,

47. derisa na erdhi vdekja.”

48. Prandaj, kurrfarë ndërmjetësimi i cilitdo ndërmjetësuesi nuk do t’i ndihmojë ata.

49. Atëherë, përse shmangen ata nga këshillimi,

50. sikur të ishin gomerë të egër

51. e të frikësuar që ikin prej luanit?!

52. Vërtet, çdonjëri prej tyre kërkon që t’i jepen shkrime të hapura (nga Zoti).

53. Kurrsesi, pasi ata nuk i frikësohen jetës tjetër!

54. Në të vërtetë, ky (Kuran) është këshillë,

55. prandaj, kush të dojë, le t’ia vërë veshin!

56. Por atij ia vënë veshin vetëm ata që do Allahu. Vetëm Ai është i Denjë për t’u pasur frikë dhe vetëm Ai është i Denjë për të falur.

# 75 SURJA EL-KIJÂME

**Mekase - 40 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Betohem në Ditën e Kiametit!

2. Betohem në shpirtin qortues!

3. A mendon njeriu se nuk do të mund t'i mbledhim eshtrat e tij?!

4. Po, si jo! Ne jemi të Zotë t'ia ribëjmë bashkë me përsosmëri edhe majat e gishtave të tij.

5. Por njeriu dëshiron të gabojë sa të jetë gjallë



6. dhe pyet: "Kur do të jetë Dita e Kiametit?"

7. Por, kur sytë t'i verbohen

8. dhe të zihet Hëna

9. dhe Dielli e Hëna të bashkohen,

10. atë ditë njeriu do të thotë: "Ku të iki?"

11. Askund! S'ka strehë!

12. Atë ditë, streha është te Zoti yt.

13. Atë ditë, njeriu do të vihet në dijeni për veprat që ka bërë dhe për ato që ka lënë pa bërë.

14. Po, vërtet që njeriu do të dëshmojë kundër vetvetes,

15. edhe sikur të paraqesë shfajësimet e veta.

16. Mos nxito (o Muhamed) në leximin e Kuranit me gjuhën tënde![376]

---

[376] Në fillimet e Shpalljes Hyjnore, Profeti (a.s.) ishte shumë i shqetësuar se nuk do të mbante dot mend atë që i përcillte Xhebraili (a.s.). Për këtë arsye, ai nxitonte të recitonte menjëherë pas tij pjesët e shpallura, duke humbur përqendrimin për pjesët që do t'i shpalleshin akoma.

17. Ne e kemi për detyrë t'i mbledhim pjesët e tij e ta lexojmë atë.

18. Dhe, kur ta lexojmë atë, ti përcille leximin e tij!

19. Pastaj, e kemi Ne për detyrë ta shpjegojmë.

20. Por ju doni këtë jetë (kalimtare)

21. e për jetën tjetër nuk kujtoheni!

22. Atë ditë, disa fytyra do të shkëlqejnë

23. dhe Zotin e tyre do të shohin.

24. Kurse disa fytyra, atë ditë, do të jenë të zymta,

25. duke e ditur se do të pësojnë një fatkeqësi, që të thyen në mes.

26. Por, kur shpirti të vijë në grykë

27. e të thërrasin "A ka shërues",

28. atëherë, ai (që po vdes) do të bindet se ky është çasti i ndarjes

29. dhe këmbët do të ngrijnë[377].

30. Atë ditë, ai do të sillet te Zoti yt.

31. Ai as nuk besoi dhe as nuk u fal,

32. por e mohoi të vërtetën dhe ia ktheu kurrizin,

33. e pastaj shkoi te njerëzit e vet, duke u krenuar.

34. Mjerë për ty! Mjerë për ty!

35. Sërish: Mjerë për ty! Mjerë për ty!

36. Vallë, a mendon njeriu se do të mbetet pa përgjegjshmëri?

37. A s'ka qenë një pikë fare që derdhej,

38. pastaj u bë droçkë gjaku e më pas Allahu e krjioi dhe i dha formë e përmasa të caktuara,

39. e prej tij bëri çiftin: mashkullin e femrën?!

40. Vallë, Ai Krijues, a nuk ka fuqi që t'i ngjallë të vdekurit?!

---

[377] Fjalë për fjalë: "Kur këmba të bashkohet me këmbën", d.m.th. ashpërsia e çastit të vdekjes me ashpërsinë e asaj që vjen më pas.

# 76 SURJA EL-INSÂN

**Medinase - 31 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**



1. Vallë, a nuk ka kaluar një periudhë kohore, kur njeriu nuk ka qenë qenie e denjë për t'u përmendur?![378]

2. Në të vërtetë, Ne e krijuam njeriun nga një pikë farë e përzier, për ta sprovuar dhe e bëmë që të dëgjojë dhe të shohë.

3. Natyrisht që Ne i treguam atij rrugën e drejtë, që ai të jetë ose mirënjohës, ose mosmirënjohës.

4. Pa dyshim, Ne kemi përgatitur për jobesimtarët zinxhirë, pranga dhe zjarr flakërues.

5. Sigurisht, të ndershmit besimtarë do të pinë (në Xhenet) kupa me pije të përzier me Kafur,[379]

6. nga burimi që vetëm robtë e Allahut pinë dhe të cilin mund ta çojnë nga të duan.

7. Ata e zbatojnë premtimin dhe i frikësohen Ditës (së Kiametit), tmerri i së cilës përhapet gjithkund.

8. Ata i ushqejnë të varfrit, jetimët dhe të zënët rob edhe pse vetë janë nevojtarë,

9. duke thënë: "Ne ju ushqejmë vetëm për hir të Zotit. Për këtë, nuk duam shpërblim e as falënderim!

10. Ne i frikësohemi Zotit tonë në një Ditë të ashpër, që do t'i bëjë fytyrat të jenë të vrenjtura."

---

[378] Në mitrën e nënës ose në kohën kur Ademit i ishte dhënë forma, por s'i ishte fryrë shpirti.

[379] Një burim në Xhenet.

11. Por Allahu do t'i ruajë ata nga tmerret e asaj Dite e do t'u japë shkëlqim dhe gëzim

12. dhe, për durimin e tyre, Ai do t'i shpërblejë me Xhenet dhe petka të mëndafshta.

13. Të mbështetur në divane, ata nuk do të kenë as vapë dhe as të ftohtë.

14. Hija e pemëve të tij (Xhenetit) është afër mbi kokat e tyre, ndërsa frutat e tyre do t'i kenë afër sa t'i arrijnë me dorë.

15. Aty do t'u shërbehet me enë të argjendta dhe kupa kristali,

16. kupa të tejdukshme argjendi, madhësinë e të cilave (do ta zgjedhin) sipas dëshirës.

17. Aty do të pinë gota me pije të përzier me xhenxhefil,

18. prej një burimi të quajtur Selsebil.

19. Atyre do t'u shërbejnë djem përherë të rinj, që, kur i shikon, të duken si margaritarë të shpërndarë.



20. Ngado që të hedhësh sytë, do të shohësh lumni dhe një mbretëri të madhe.

21. Ata do të jenë të veshur me petka të holla mëndafshi të gjelbër dhe me armaç mëndafshi të trashë, të stolisur me byzylykë të argjendtë. Zoti i tyre do t'u japë të pinë pije të pastër.

22. Ky do të jetë me të vërtetë shpërblimi juaj; përpjekjet tuaja do të jenë të pranuara.

23. Në të vërtetë, Ne ta kemi shpallur Kuranin ty hap pas hapi.

24. Prandaj ki durim për vendimin e Zotit tënd e mos dëgjo asnjë gjynahqar apo jobesimtar prej tyre!

25. Përmende emrin e Zotit tënd në mëngjes dhe në mbrëmje.

26. Në një pjesë të natës[380] bëji sexhde Atij dhe, natën falju gjatë[381] Atij.

---

[380] Pra, falu për aksham dhe jaci.
[381] Pra, fal namazin e natës (*tehexh-xhud*).

27. Vërtet që jobesimtarët e duan jetën e këtushme dhe nuk e përfillin një Ditë të vështirë, që do t'u vijë.

28. Ne i krijuam ata dhe ua forcuam strukturën, por, nëse duam, i ndërrojmë plotësisht me të tjerë si ata.

29. Në të vërtetë, kjo është këshillë, prandaj, kush të dojë, le të ndjekë rrugën që e shpie te Zoti i tij.

30. Por ju nuk mund të dëshironi, përveçse me vullnetin e Allahut! Ai është vërtet i Gjithëdijshëm e i Urtë.

31. Ai pranon në mëshirën e Vet kë të dojë, ndërsa për keqbërësit ka përgatitur një dënim të dhembshëm.



# 77 SURJA EL-MURSELÂT

**Mekase - 50 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Për ato që dërgohen njëra pas tjetrës,[382]

2. për ato që shpejtojnë shtrëngatën,

3. për ato që shpërndajnë shiun,

4. për ato që ndajnë saktësisht

5. dhe për ato që përcjellin këshilla,

6. si shfajësim apo paralajmërim!

7. Në të vërtetë, ajo që ju është premtuar, do të bëhet!

8. Kur yjet të shuhen

9. dhe, kur qielli të çahet

10. dhe, kur malet të thërrmohen si pluhur

11. dhe, kur të dërguarit të tubohen në kohën e caktuar

12. - në cilën ditë do të ndodhin të gjitha këto?

13. Në Ditën e Ndarjes vendimtare!

14. Kush vallë do të ta shpjegojë se ç'është Dita e Ndarjes vendimtare?

---

[382] Komentuesit e Kuranit nuk kanë rënë dakord se kujt i referohet përemri "ato" në vargjet 1-6. Shumica e tyre thonë se bëhet fjalë për erërat. Disa thonë se janë engjëjt dhe të tjerë thonë se bëhet fjalë për vargjet e Kuranit. Të gjitha këto interpretime janë të besueshme dhe nuk e përjashtojnë njëra-tjetrën. Kështu, vargjet 1-3 u referohen erërave, vargu 4 u referohet vargjeve kuranore, që ndajnë të vërtetën nga e pavërteta, kurse vargjet 5-6, engjëjve.

15. Mjerë mohuesit në atë ditë!

16. A nuk i kemi zhdukur të lashtët

17. e pastaj do t'i bëjmë të tjerët t'i pasojnë?

18. Kështu do të veprojmë me të gjithë keqbërësit!

19. Mjerë mohuesit në atë ditë!

20. A nuk ju kemi krijuar nga një pikë lëngu të shpërfillur,

21. të cilën e vumë në një vend të sigurt (mitër),

22. deri në një kohë të caktuar?!

23. Kështu e kemi rregulluar; sa Rregullues të shkëlqyer jemi Ne!

24. Mjerë mohuesit në atë ditë!

25. A nuk e kemi bërë Tokën vendqëndrim

26. të të gjallëve dhe të të vdekurve?



27. A nuk kemi vënë në të male të larta e të patundshme? A nuk ju kemi dhënë të pini me bollëk ujë të ëmbël?

28. Mjerë mohuesit në atë ditë!

29. (Do t'u thuhet): Nisuni drejt atij (dënimi) që e mohuat!

30. Shkoni drejt një hijeje me tri kolona (tymi të Xhehenemit),

31. e cila nuk bën hije (freskuese) dhe as nga flaka nuk të shpëton!

32. Ajo hedh shkëndija të mëdha sa një kala,

33. sikur të ishin deve të verdha!

34. Mjerë mohuesit në atë ditë!

35. Kjo është një ditë, kur ata nuk do të mund të flasin

36. dhe nuk do t'u jepet leje për t'u shfajësuar.

37. Mjerë mohuesit në atë ditë!

38. Kjo është Dita e Ndarjes vendimtare, në të cilën do të tuboheni ju dhe popujt e lashtë,



39. prandaj, nëse zotëroni ndonjë dinakëri, përdoreni kundër Meje!

40. Mjerë mohuesit në atë ditë!

41. Punëdrejtët do të jenë mes hijesh e burimesh,

42. si dhe frutash nga ato që dëshirojnë.

43. (Do t'u thuhet) "Hani e pini e ju bëftë mirë, (si shpërblim) për atë që keni punuar."

44. Kështu i shpërblejmë Ne ata, që bëjnë vepra të mira.

45. Mjerë mohuesit në atë ditë!

46. Hani dhe kënaquni për pak kohë! Ju jeni keqbërës!

47. Mjerë mohuesit në atë ditë!

48. Kur atyre u thuhej: "Përkuluni (në namaz para Allahut)!" - ata nuk përkuleshin.

49. Mjerë mohuesit në atë ditë!

50. Në çfarë shpallje tjetër do të besojnë ata, pas këtij (Kuranit)?!





# 78 SURJA EN-NEBE'

**Mekase - 40 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Për çfarë e pyesin ata njëri-tjetrin?
2. Për Lajmin e madh,
3. rreth të cilit ata kanë kundërshtime.
4. Ani, shpejt do ta marrin vesh!
5. Sigurisht që shpejt do ta marrin vesh!
6. A nuk jua kemi bërë Tokën si shtrat
7. e malet si shtylla?!
8. Ne ju kemi krijuar në çifte
9. dhe gjumin jua kemi bërë për prehje.
10. Natën jua kemi bërë mbulesë,
11. ndërsa ditën e kemi caktuar për të punuar.
12. Mbi ju kemi ndërtuar shtatë qiej të fortë
13. dhe kemi vënë kandil (diell) të shndritshëm!
14. Nga retë Ne ju lëshojmë ujëra të bollshme
15. për rritjen e drithërave, bimëve
16. dhe të kopshteve të dendura.
17. Sigurisht, Dita e Ndarjes vendimtare është caktuar.
18. Atë Ditë do të fryhet në Sur dhe ju do të vini grupe-grupe.
19. Dyert e qiellit do të hapen



20. dhe malet do të shtyhen tutje e do të bëhen si mirazh.

21. Me të vërtetë, Xhehenemi do të bëhet pusi,

22. vendbanim i caktuar për keqbërësit,

23. që aty të mbeten përgjithmonë.

24. Aty nuk do të shijojnë as freski, as pije,

25. përpos ujit të valuar dhe qelbësirave,

26. si shpërblim përkatës (të veprave të tyre).

27. Në të vërtetë, ata as që e çonin nëpër mend se do të jepnin llogari

28. dhe shpalljet Tona i mohonin prerazi.

29. Por Ne çdo gjë e kemi shënuar në një libër.

30. Prandaj do t'u themi: "Shijojeni këtë! Ne nuk do t'ju shtojmë gjë tjetër përveçse dënim!"

31. Vërtet, për punëdrejtët është përgatitur e mira (Xheneti):

32. kopshte dhe vreshta,

33. vajza të reja, të së njëjtës moshë,

34. dhe kupa të plota.

35. Atje nuk do të dëgjojnë biseda të kota e as gënjeshtra.

36. Kështu është shpërblimi nga Zoti yt - dhuratë sipas meritës -

37. Zoti i qiejve dhe i Tokës dhe i gjithçkaje që gjendet midis tyre, i Gjithëmëshirshmi, të Cilit askush nuk do të mund t'i flasë (nga frika).

38. Në ditën, kur Shpirti (Xhebraili) dhe engjëjt do të jenë të rreshtuar, nuk do të flasë askush, përveç atij që do t'i japë lejë i Gjithëmëshirshmi e që do të thotë të vërtetën.

39. Ajo është Dita e Vërtetë, prandaj kush të dojë, le të kthehet te Zoti i vet (që në këtë jetë).

40. Me të vërtetë, Ne ju kemi paralajmëruar se është i afërt dënimi, Ditën, kur njeriu do të shohë se ç'kanë bërë duart e tij dhe, kur jobesimtari do të thotë: "Ah, sikur të isha pluhur!"




NEBE'

# 79 SURJA EN-NÂZI'ÂT

**Mekase - 46 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Për ata (engjëj) që marrin me forcë,[383]

2. për ata që marrin butësisht,[384]

3. për ata që notojnë në hapësirë,

4. për ata që nxitojnë,[385]

5. dhe për ata që i rregullojnë punët![386]



6. Ditën kur do të dridhet gjithçka nga ushtima (që lajmëron Kiametin),

7. e cila do ta ndiqet nga një e dytë,

8. disa zemra do të jenë të mbushura me tmerr

9. e shikimet e tyre do të bien përdhe.

10. Ata thonë: “Vallë, vërtet do të rikthehemi në jetë?!

11. A thua, edhe kur të bëhemi eshtra të thërrmuara?!”

12. Dhe thonë: “Po qe kështu, atëherë ky kthim do të jetë humbje (për ne)!”

13. Por, ajo do të jetë veç një fryrje e vetme (e Surit)

14. dhe ata përnjëherësh do të brofin (të ringjallur).

---

[383] D. m. th. shpirtrat e jobesimtarëve.
[384] D. m. th. shpirtrat e besimtarëve.
[385] D. m. th. të fusin në Xhenet shpirtrat e mirë.
[386] D. m. th. zbatojnë urdhrat e Allahut në univers.

15. A e ke dëgjuar (o Muhamed) historinë e Musait?

16. Zoti i tij e thirri në luginën e shenjtë të Tuvas dhe i tha:

17. “Shko te Faraoni, se ai, me të vërtetë, ka kaluar çdo kufi;

18. dhe thuaji: “A do ta pastrosh veten,

19. dhe të të udhëzoj te Zoti yt, që t’i frikësohesh?”

20. Musai ia tregoi mrekullinë më të madhe,

21. por ai (Faraoni) e mohoi dhe e kundërshtoi.

22. Pastaj i ktheu shpinën, duke u përpjekur (kundër së vërtetës)

23. dhe tuboi njerëzit e u deklaroi:

24. “Unë jam zoti juaj më i lartë!”

25. Prandaj Allahu e goditi atë me dënim në jetën tjetër dhe në këtë jetë.

26. Kjo është këshillë për ata që i frikësohen Allahut.

27. Cili është më i vështirë: krijimi i juaj apo i qiellit, të cilin Ai e ndërtoi,

28. ia ngriti lart kupën dhe e përsosi.

29. Netët i bëri të errëta, kurse ditët të ndritshme.

30. Pastaj e shtriu rrafsh Tokën,

31. dhe, nga ajo nxori ujërat dhe bëri kullotat,

32. kurse malet i bëri të patundshme,

33. që t’i gëzoni ju dhe bagëtitë tuaja.

34. Kur të arrijë gjëma më e madhe,

35. atë Ditë njeriu do të kujtojë gjithçka që ka bërë

36. dhe Zjarri flakërues do t’i tregohet çdokujt që sheh.

37. Atëherë, ai që ka shkelur gjithçka

38. dhe ka parapëlqyer jetën e kësaj bote,

39. sigurisht që do të ketë për strehë Xhehenemin.

40. Kurse ai që i është frikësuar madhërisë së Zotit të tij dhe e ka frenuar veten nga dëshirat,

41. pa dyshim që do të ketë për strehë Xhenetin.

42. Të pyesin ty për Orën (e Kiametit) se kur do të ndodhë.

43. Çfarë rëndësie ka për ty që ta përmendësh atë?

44. Tek Zoti yt është fundi i (dijenisë rreth) saj.

45. Ti je vetëm paralajmërues i atyre që i frikësohen asaj.

46. Ditën kur do ta shohin atë, (njerëzve) do t'u duket se kanë qëndruar (në Tokë) veç një mbrëmje apo një mëngjes.



# 80 SURJA ‘ABESE

**Mekase - 42 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Ai[387] u vrenjt dhe ktheu kurrizin,
2. kur i erdhi pranë i verbri.
3. E ku e di ti, ndoshta ai dëshironte të pastrohej (nga gjynahet)
4. ose të merrte këshillë, e këshilla t’i sillte dobi atij?!
5. Sa për atë që është i pasur,
6. ti atij po i kushton vëmendje,
7. megjithëse nuk ke përgjegjësi, nëse ai nuk dëshiron të pastrohet.
8. Sa për atë që të vjen duke nxituar
9. dhe ndien frikë (nga Allahu),
10. ti atij nuk po ia vë veshin.
11. Mos vepro ashtu! Në të vërtetë, ky (Kuran) është këshillë,
12. pra, kush të dojë, le të marrë këshillë!
13. Ai ndodhet në Faqe të nderuara,[388]
14. të lartësuara, të pastra,
15. në duart e shkruesve (engjëj)
16. të ndershëm dhe të drejtë.
17. Mallkuar qoftë njeriu! Sa mosmirënjohës që është ai!
18. Prej çfarë gjëje e krijon Allahu atë?





[387] Muhamedi (a.s.).
[388] Në Leuhi Mahfûdh.



19. Prej pikës së farës e krijon dhe i jep përmasa të rregullta.

20. Më pas ia lehtëson rrugën (e lindjes)

21. e pastaj e vdes dhe i cakton një varr,

22. dhe, kur të dojë, Ai e ringjall.

23. E megjithatë, njeriu ende nuk i ka plotësuar ato që i ka urdhëruar Ai!

24. Le të mendojë njeriu për ushqimin e vet:

25. Jemi Ne që lëshojmë ujë me bollëk,

26. pastaj e çajmë tokën në thellësi

27. dhe nxjerrim prej saj drithërat,

28. rrushin e perimet,

29. ullirin e palmat,

30. kopshtet e dendura,



31. pemët dhe gjithë barërat,

32. që t'i gëzoni ju dhe bagëtitë tuaja.

33. Por, kur të vijë Ushtima,

34. atë Ditë njeriu do të ikë nga i vëllai,

35. nga e ëma dhe nga i ati,

36. nga e shoqja dhe nga fëmijët e vet.

37. Atë Ditë, secili prej tyre do të ketë aq shqetësim për veten, sa do t'i mjaftojë.

38. Atë Ditë do të ketë fytyra rrëzëllore,

39. të qeshura e të gëzuara.

40. Atë Ditë do të ketë (edhe) fytyra të pluhurosura,

41. që do t'i mbulojë errësira.

42. Këta janë jobesimtarët, gjynahqarët.

# 81 SURJA ET-TEKUÎR

**Mekase - 29 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Kur Dielli të mblidhet e të humbë shkëlqimin;

2. kur yjet të rrëzohen

3. dhe malet të lëvizin tutje;

4. kur devetë barrse të braktisen

5. dhe egërsirat të tubohen;

6. kur detet të vlojnë





7. dhe shpirtrat të bashkohen (me trupat);

8. kur foshnja e varrosur për së gjalli të pyetet

9. për çfarë faji ishte vrarë;

10. kur fletët të shpërndahen[389]

11. dhe qielli të zhvishet;

12. kur Xhehenemi të flakërojë

13. dhe Xheneti të afrohet:

14. atëherë çdokush do të marrë vesh çfarë kishte përgatitur (për këtë Ditë).

15. Betohem për ata (planete) që tërhiqen,

16. që lindin e perëndojnë,

17. për natën kur bie terri

---

[389] D. m. th. regjistrat e veprave të njerëzve.



18. e për agimin kur nis të zbardhë,

19. se ky (Kuran) është Fjalë e (kumtuar prej) një të Dërguari fisnik,[390]

20. që zotëron fuqi dhe pozitë të lartë te Zoti i Fronit

21. e që është i respektuar atje dhe besnik.

22. Shoku juaj[391] nuk është i marrë.

23. Ai e ka parë atë[392] në horizontin e qartë

24. dhe nuk mbulon asnjë të fshehtë prej së Padukshmes.

25. As ky (Kuran) nuk është fjalë e djallit të mallkuar.

26. Prandaj, nga po ia mbani?

27. Ai është veçse këshillë për botët:

28. për secilin nga ju që dëshiron të ndjekë rrugën e drejtë.

29. Por ju nuk mund të dëshironi, përveçse me vullnetin e Allahut, Zotit të botëve!



[390] Prej Xhebrailit (a.s.).
[391] Muhamedi (a.s.).
[392] Pra, Profeti (a.s.) e ka parë Xhebrailin (a.s.) në formën e tij fillestare në fillimet e Shpalljes Hyjnore.

# 83 SURJA EL-MUTAFFIFÎN

**Mekase - 36 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Mjerë për ata që hanë në peshë (dhe matje),

2. që, kur masin për veten, e marrin masën të plotë,

3. ndërsa, kur u masin të tjerëve me litër ose me kandar, ua pakësojnë.

4. A nuk mendojnë ata se do të ringjallen

5. në një Ditë të madhe,



6. Ditën, kur të gjithë njerëzit do të dalin para Zotit të botëve?!

7. Sigurisht (që do të ringjallen), dhe Libri i punëmbrapshtëve do të jetë në *Sixh-xhîn*!

8. E kush do të ta shpjegojë ty se ç'është *Sixh-xhîn*?!

9. Është një libër i shkruar!

10. Mjerë mohuesit atë ditë,

11. të cilët mohuan Ditën e Gjykimit!

12. Askush nuk e mohon atë, përveç gjynahqarëve që shkelin çdo kufi

13. e të cilët, kur u lexohen shpalljet Tona, thonë: "Këto janë përralla të popujve të lashtë!"

14. Nuk është ashtu! Por veprat e tyre (të këqija) ua kanë mbuluar zemrat.

15. Nuk është ashtu! Në të vërtetë, atë ditë një vel do t'i pengojë ata që të shohin Zotin e tyre,

16. pastaj, me siguri, do të hyjnë në Zjarrin e Xhehenemit

17. e do t'u thuhet: "Ja, kjo ajo që e quanit të gënjeshtërt!"

18. Ndërsa Libri i punëdrejtëve me siguri që do të jetë në *Il-lijûn*.

19. E kush do të ta shpjegojë ty se ç'është *Il-lijjûn*?

20. Është një libër i shkruar!

21. Atë e dëshmojnë të afërmit (e Allahut).

22. Me të vërtetë, punëdrejtët do të gjenden në Xhenet,

23. duke shikuar nga divanet.

24. Në fytyrat e tyre do të njohësh shkëlqimin e Lumturisë.

25. Atyre do t'u jepet të pinë musht të pastër të ruajtur mirë,

26. fundi i të cilit është myshku. Për këtë, le të përpiqen ata që përpiqen.

27. Dhe ai (musht) do të përzihet me ujin e *Tesnimit*,

28. nga burimi i të cilit do të pinë më të afërmit (e Allahut).

29. Vërtet, keqbërësit qeshnin me ata që besonin,

30. duke ia shkelur syrin njëri-tjetrit, sa herë që ata kalonin pranë tyre.

31. Kur ktheheshin te njerëzit e vet, ata talleshin (me besimtarët)

32. dhe, kur i shihnin ata, thoshin: "Këta janë të humbur",

33. ndonëse nuk qenë dërguar për kujdestarë të tyre.

34. Por sot, ata që kanë besuar, do t'i përqeshin jobesimtarët,

35. e nga divanet e ngritura do t'i shikojnë.

36. A janë shpërblyer meritueshëm mohuesit për atë që kanë bërë?!

# 84 SURJA EL-INSHIKÂK

**Mekase - 25 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Kur qielli të çahet,

2. duke dëgjuar me bindje Zotin e vet, siç e ka për detyrë;

3. kur Toka të sheshohet (nga rrënimi i maleve)

4. dhe të flakë atë që ka brenda e të zbrazet,

5. duke dëgjuar me bindje Zotin e vet, siç e ka për detyrë,



6. atëherë ti, o njeri, që përpiqesh shumë, mundin tënd do ta gjesh te Zoti yt.

7. Ai, të cilit do t'i jepet libri i tij në dorën e djathtë,

8. do ta ketë të lehtë llogarinë

9. dhe do të kthehet i gëzuar te të afërmit e tij.

10. Kurse ai, të cilit do t'i jepet libri i tij pas shpinës,

11. do të lutet për të vdekur

12. dhe në zjarr do të digjet,

13. sepse ai jetonte i shkujdesur në familjen e tij,

14. duke menduar se kurrë nuk do të kthehej (për të dhënë llogari).

15. Po, Zoti i tij, sigurisht që i ka ndjekur të gjitha punët e tij!

16. Betohem në kuqërrimin e muzgut,

17. në natën e në gjithçka që ajo kaplon me errësirën e saj,

18. si dhe në hënën e plotë,

19. se ju, me siguri, do të kaloni nga e keqja te më e keqja!

20. Çfarë kanë ata që nuk duan të besojnë?!

21. E përse, kur u lexohet Kurani, nuk përulen në sexhde?!

22. Përkundrazi, ata që nuk besojnë e quajnë atë gënjeshtër.

23. Por Allahu e di mirë çfarë fshehin ata,

24. prandaj shpallu atyre dënimin e dhembshëm (që i pret të gjithë),

25. përveç atyre, që besojnë dhe bëjnë vepra të mira; ata do të shpërblehen pandërprerë.

# 85 SURJA EL-BURÛXH

**Mekase - 22 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Për qiellin me yjësi,

2. për Ditën e premtuar[393],

3. për dëshmitarin dhe për atë që dëshmohet!

4. Mallkuar qofshin njerëzit e Hendekut,[394]

5. zjarrit (të ushqyer) me lëndë djegëse,

6. kur rrinin ulur rreth tij,



7. duke dëshmuar atë që po i bënin besimtarëve!

8. Ata i munduan besimtarët, vetëm pse këta i besuan Allahut, të Plotfuqishmit, të Denjit për çdo lavd,

9. të Cilit i përket pushteti i qiejve dhe i Tokës dhe që është Dëshmitar i çdo gjëje.

10. Pa dyshim, ata që i përndjekin besimtarët dhe besimtaret e nuk pendohen, i pret dënimi i Xhehenemit dhe dënimi me djegie.

---

393 Ditën e Kiametit.

394 "njerëzit e Hendekut": vargu bën fjalë për një ngjarje që ka për protagonist një mbret çifut të Nexhranit, në veri të Jemenit, të quajtur Dhu Nuvas. Ai i përndoqi të krishterët e asaj krahine dhe martirizoi një numër të madh prej tyre, duke i hedhur në një hendek të mbushur me zjarr. Sipas disa transmetimeve, aty u dogjën njëzetetre mijë të krishterë. Historia tregon se ky krim nuk mbeti pa u ndëshkuar, sepse një ushtri prej shtatëdhjetë mijë vetësh u dërgua kundër Dhu Nuvasit nga Negusi i Etiopisë. Ushtria e Dhu Nuvasit u shpartallua, ai vrau veten dhe njerëzit e tij u skllavëruan. Për të marrë hakun e të krishterëve të vrarë, kaloi nën tehun e shpatës një e treta e burrave të Nexhranit dhe një e gjashta e grave u skllavërua.



11. Kurse për ata, që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, do të ketë kopshte, nëpër të cilët rrjedhin lumenj. Kjo është fitorja madhështore.

12. Vërtet, ndëshkimi i Zotit tënd është i ashpër!

13. Vërtet, Ai e zë fill krijimin dhe e përsërit atë.

14. Ai është Falësi i madh, i Dhembshuri,

15. Zotëruesi i Fronit të Lavdishëm,

16. Vepruesi i gjithçkaje që dëshiron.

17. A e ke dëgjuar ndodhinë e ushtrive

18. të Faraonit dhe të fisit Themud?

19. E megjithatë, ata që nuk besojnë, vazhdojnë ta quajnë atë (Kuranin) të rremë,

20. ndonëse Allahu është pas tyre e i ka nën kontroll.

21. Përkundrazi, ai është një Kuran i lavdishëm,

22. në Pllakën e Ruajtur mirë (*Leuhi Mahfûdh*).

# 86 SURJA ET-TÂRIK

**Mekase - 17 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**



1. Për qiellin dhe për vizitorin e natës!
2. E kush mund të ta shpjegojë ty se ç'është vizitori i natës?
3. Ai është ylli që shpon terrin.
4. Për çdo njeri ka mbikëqyrës.
5. Le të meditojë njeriu se prej çfarë është krijuar:
6. është krijuar prej një lëngu që hidhet
7. e që del ndërmjet shtyllës kurrizore dhe brinjëve.
8. Me të vërtetë, Ai është i Fuqishëm për ta kthyer (në jetë) atë
9. ditën, kur do të zbulohen të fshehtat,
10. kur njeriu nuk do të ketë as fuqi, as ndihmës.
11. Për qiellin që kthehet pareshtur[395]
12. dhe për Tokën që plasaritet,[396]
13. që kjo është një Fjalë ndarëse,[397]
14. dhe nuk është aspak shaka!
15. Në të vërtetë, ata ngrenë kurthe,
16. por dhe Unë ua pres me kurth.
17. Prandaj, jepu pak afat jobesimtarëve, lëri të qetë edhe për pak.

---

[395] Pra, kthehet pareshtur me shi në ciklin e tij avullim-ré-kondensim.
[396] Pra, plasaritet për të mbirë bimët.
[397] Pra, Kurani është ndarës i së vërtetës nga e pavërteta.

# 87 SURJA EL-A‘LÂ

**Mekase - 19 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Lavdëro emrin e Zotit tënd, më të Lartit,

2. që ka krijuar gjithçka dhe e ka përpjestuar drejt;

3. që ka caktuar fatin e çdo gjëje dhe ia ka rrëfyer rrugën;

4. që bën të rriten kullotat

5. dhe pastaj të shndërrohen, të thahen e të vyshken.

6. Ne do të të bëjmë ty (Muhamed) të lexosh (Shpalljet Tona), kështu që nuk ke për të harruar,





7. përveç asaj që do Allahu. Vërtet, Ai e di të dukshmen dhe çka është e fshehtë.

8. Do të ta lehtësojmë ty rrugën e drejtë,

9. prandaj këshillo, nëse këshilla do të jetë e dobishme!

10. Asaj do t'ia vërë veshin ai që (i) frikësohet (Allahut),

11. e do t'i shmanget vetëm më i keqi,

12. i cili do të digjet në zjarrin e madh,

13. ku as nuk do të vdesë, as nuk do të jetojë.

14. I shpëtuar është ai që pastrohet,

15. që e përmend emrin e Zotit të vet dhe që fal namaz!

16. Por ju, përkundrazi, më shumë po e parapëlqeni jetën e kësaj bote,

17. ndonëse jeta tjetër është më e mirë dhe e amshuar.

18. Kjo, me të vërtetë, ndodhet në Fletët e lashta,

19. në Fletët e Ibrahimit dhe Musait.





# 88 SURJA EL-GÂSHIJE

**Mekase - 26 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. A ke dëgjuar për Ngjarjen Gjithëpërfshirëse (Kiametin)?

2. Atë Ditë do të poshtërohen fytyra njerëzish,

3. që kanë punuar e janë rraskapitur (duke bërë të këqija në këtë botë).

4. Ata do të digjen në zjarr të nxehtë

5. e do të pinë nga burime të valuara.



6. Për ata nuk do të ketë tjetër ushqim, përveç ferrave helmuese,

7. të cilat as nuk do t'i mbajnë, as nuk do t'ua shuajn urinë.

8. Atë Ditë, fytyrat e disave do të jenë të gëzuara,

9. të kënaqura për punët e bëra.

10. Ata do të jenë në kopshtin e lartë,

11. në të cilin nuk do të dëgjojnë fjalë boshe.

12. Atje ka një burim rrjedhës uji

13. dhe divane të ngritura,

14. ka kupa të vëna (për t'u mbajtur në dorë)

15. dhe jastëkë të renditur,

16. si dhe shumë qilima të shtruar.

17. Vallë, a nuk i shohin devetë, se si janë krijuar?!

18. Po qiellin, se si është ngritur?!

19. Po malet, se si janë vënë të patundur?!

20. Po Tokën, se si është shtrirë?!

21. Prandaj këshilloji (njerëzit o Muhamed), se ti je vetëm këshillues

22. dhe nuk je ngarkuar t'i detyrosh ata me forcë!

23. Sa për ata që shmangen dhe nuk besojnë,

24. Allahu do t'i ndëshkojë me dënimin më të madh.

25. Pa dyshim, ata do të kthehen të gjithë tek Ne

26. dhe patjetër që do të japin llogari para Nesh!

# 89 SURJA EL-FEXHR

**Mekase - 30 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Betohem për muzgun e agimit

2. dhe për dhjetë netët (e para të muajit Dhul Hixhxhe)!

3. Betohem për çiftin dhe tekun

4. dhe për natën kur largohet!

5. A nuk janë këto betime të mëdha për njerëzit e mençur?!

6. Vallë, a nuk e di ti se çfarë ka bërë Zoti yt me fisin Ad,

7. banorë të Iremit me pallate shuměshtyllëshe,

8. të atillë që nuk janë krijuar askund tjetër në tokë si ata?!

9. Dhe me fisin Themud, që gdhendi shkëmbinjtë në luginë (për të bërë shtëpi)?

10. Dhe me Faraonin, njeriun e hunjve (ku torturonte njerëzit)?

11. Të gjithë këta shkelën çdo kufi në vendet e tyre,

12. duke shtuar atje shthurjen dhe korrupsionin,

13. prandaj Zoti yt lëshoi mbi ata kamxhikun e dënimit.

14. Vërtet, Zoti yt është gjithnjë në pritë!

15. Për sa i përket njeriut, kur Zoti i tij e sprovon atë, duke e ngritur lart dhe duke i dhënë mirësi, ai thotë: "Zoti im më ka nderuar."

16. Por, kur e sprovon atë, duke ia ngushtuar mjetet e jetesës, ai thotë: "Zoti im më ka poshtëruar".



17. Nuk është kështu! Por ju nuk silleni mirë me jetimët

18. dhe nuk e nxitni njëri-tjetrin për t'i ushqyer të varfrit.

19. Trashëgiminë (e të dobtëve) e zhvatni me lakmi të pangopur,

20. dhe e doni pasurinë me një dëshirë të pakufishme.

21. Por ani! Kur Toka të bëhet copë e thërrime,

22. kur të vijë Zoti yt (për të ndarë gjykimin) me engjëjt të rreshtuar radhë pas radhe,

23. Dhe, kur të sillet Xhehenemi, atë Ditë njeriu do të kujtohet - por ç'i duhet se u kujtua!

24. Ai do të thotë: "Ah, sikur të kisha bërë diçka të mirë për jetën time!"

25. Atë Ditë, askush nuk do të dënojë siç dënon Ai,

26. e askush nuk do të lidhë në pranga siç lidh Ai!

27. O ti shpirt i qetësuar!

28. Kthehu te Zoti yt, ti i kënaqur me Atë dhe Ai kënaqur me ty!

29. Bashkohu me robërit e Mi

30. dhe hyr në Xhenetin Tim!



# 90 SURJA EL-BELED

**Mekase - 20 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Betohem për këtë vend,[398]

2. në të cilin ti je i lirë (o Muhamed),[399]

3. dhe për atë që lind e për atë që është i lindur,

4. se, në të vërtetë, Ne e kemi krijuar njeriun për të luftuar në vështirësi![400]

5. A mendon ai se askush nuk ka pushtet mbi atë?



6. Ai thotë: “Kam shpenzuar pasuri të pamasë!”

7. Vallë, a mendon ai se nuk e ka parë askush?

8. A nuk i kemi dhënë Ne atij dy sy,

9. edhe gjuhë, edhe dy buzë,

10. dhe ia kemi bërë të qarta të dyja rrugët?[401]

11. Atëherë, le të ndjekë rrugën e vështirë!

12. E kush mund të ta shpjegojë ty se ç’është rruga e vështirë?

13. Ajo është të lirosh një skllav

14. ose të ushqesh në një ditë zie

15. jetimin e afërm

---

[398] Mekën.

[399] Pra, “ti je i lirë t’i luftosh armiqtë e tu” ose “je i lirë nga gjynahet”. Sipas një interpretimi tjetër: “ti je banor i këtij qyteti”.

[400] Pra, të luftojë për të shpëtuar shpirtin.

[401] Rrugën e së mirës dhe rrugën e së keqes.

16. ose të varfrin e mjerë.

17. Veç kësaj, (njeriu duhet) të jetë nga ata që besojnë, që e këshillojnë njëri-tjetrin për durim dhe e këshillojnë për mëshirë.

18. Këta janë njerëzit e krahut të djathtë.

19. Ndërsa ata që i mohojnë shpalljet Tona, ata janë njerëzit e krahut të majtë.

20. Mbi ata do të jetë zjarri i mbyllur.

# 91 SURJA ESH-SHEMS

**Mekase - 15 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Për Diellin dhe shkëlqimin e tij
2. dhe për Hënën që e përcjell atë!
3. Për ditën që ia zbulon shkëlqimin atij (diellit)
4. dhe për natën kur e mbulon atë!
5. Për qiellin dhe për Atë që e ka ndërtuar!
6. Për Tokën dhe për Atë që e ka shtruar!
7. Për shpirtin dhe për Atë që e ka përsosur,
8. duke ia bërë të njohur atij të keqen e të mirën!
9. Vërtet, kushdo që e pastron shpirtin, do të shpëtojë,
10. ndërsa kushdo që e shtyp atë (me punë të këqija), do të dështojë.
11. Fisi i Themudit, nga shfrenimi i vet - përgënjeshtroi;
12. kur u ngrit më i keqi i tij (për të therur devenë).
13. I dërguari i Allahut (Salihu), u tha atyre[402]: "Kjo është deveja e Allahut! Lëreni atë të pijë pjesën e vet!"
14. Por ata nuk i besuan atij dhe e therën atë. Prandaj Zoti i tyre i shkatërroi të gjithë për gjynahet e tyre, nga i pari tek i fundit,
15. pa pasur frikë prej pasojave të kësaj.[403]

---

[402] D.m.th. njerëzve të fisit.
[403] Pra, pa u penduar aspak për këtë.

# 92 SURJA EL-LEJL

**Mekase - 21 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Për natën që mbulon (me terr),

2. për ditën që agon

3. dhe për Atë që ka krijuar mashkullin dhe femrën!

4. Vërtet, veprat tuaja janë të ndryshme.

5. Sa për atë që jep (për hir të Allahut), ka frikë (nga Ai)

6. dhe dëshmon për vërtetësinë e më të bukurës (besimit),

7. Ne do t'ia lehtësojmë atij rrugën drejt shpëtimit.

8. Kurse atij që është koprrac, ndihet i vetëmjaftueshëm,

9. dhe e quan gënjeshtër më të bukurën (besimin),

10. Ne do t'ia lehtësojmë rrugën drejt dënimit,

11. e, kur të hidhet (në zjarr), pasuria e tij nuk do t'i bëjë dobi.

12. Neve na përket që t'ua tregojmë rrugën e drejtë,

13. dhe, me të vërtetë, e Jona është ajo botë dhe kjo botë!

14. Prandaj Unë ju kam tërhequr vërejtjen me një zjarr që flakëron,

15. ku do të hidhet vetëm më i keqi,

16. që ka mohuar dhe është larguar nga besimi.

17. E do të mbahet larg tij (zjarrit) më i devotshmi (që ruhet nga gjynahet),

18. që e jep pasurinë e tij, duke pastruar veten

19. dhe duke mos pritur shpërblim prej dikujt tjetër për këtë,



20. por vetëm për të kërkuar Fytyrën (kënaqësinë) e Zotit të tij, më të Lartit.

21. Dhe ai, me siguri, do të jetë i kënaqur!



# 93 SURJA ED-DUHÂ

**Mekase - 11 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Betohem në shkëlqimin e paradites
2. dhe në natën kur terret e qetësohet,
3. se Zoti yt nuk të ka braktisur e as nuk të urren (o Muhamed)![404]
4. Natyrisht, jeta e ardhshme për ty është më e mirë se kjo jetë,
5. e, sigurisht që Zoti yt do të të japë ty, sa të jesh i kënaqur.
6. A nuk ishe jetim e Ai të dha strehë?
7. A nuk të gjeti të paditur (për Islamin) e të udhëzoi?
8. A nuk ishe nevojtar e të bëri të mos ia kesh nevojën askujt?
9. Prandaj, mos e shtyp jetimin,
10. lypësin mos e shty me ashpërsi
11. dhe shpalli dhuntitë e Zotit tënd[405]!



[404] Kjo sure i është shpallur Muhamedit (a.s.) pas një periudhe të gjatë ndërprerjeje të Shpalljes Hyjnore, gjatë së cilës Profetit (a.s.) i është dashur të durojë shpotitë e jobesimtarëve dhe talljet e armiqve të tij më të këqij. Gruaja e xhaxhait të tij, Ebu Lehebit, e tallte, duke i thënë: "Zotëria yt të ka braktisur".

[405] Dhuntitë më të mëdha që Allahu i Madhëruar i ka falur Muhamedit (a.s.), janë Kurani dhe Profecia. Kjo tregon qartë se çfarë dhuntish duhej të shpallte Profeti (a.s.).



# 94 SURJA EL-INSHIRÂH

**Mekase - 8 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Vallë, a nuk ta hapëm ty (Muhamed) kraharorin (për të pranuar besimin)

2. dhe ta hoqëm barrën[406],

3. e cila ta rëndonte tepër kurrizin,

4. dhe ta ngritëm lart emrin?![407]



5. Me të vërtetë, pas vështirësisë - vjen lehtësimi!

6. Me të vërtetë, pas vështirësisë - vjen lehtësimi!

7. Prandaj, kur të çlirohesh (nga punët e ndryshme), përpiqu fort (në adhurim)

8. dhe vetëm ndaj Zotit tënd përkushtohu!

---

[406] Sipas Tabariut, vargu do të thotë: "A nuk të kemi dëlirur nga çdo gjynah?!"

[407] Është e sigurt se asnjë njeri në botë nuk ka bërë më shumë emër sesa Profeti Muhamed (a.s.). Mëse një miliardë myslimanë përmendin emrin e tij përditë, duke u lutur për të në namazet e tyre. Nga mijëra e mijëra minare, myezinët thërrasin emrin e tij pesë herë në ditë. Arritjet e misionit të tij shpirtëror, moral, juridik e politik janë tërësisht të gjalla dhe aktive edhe katërmbëdhjetë shekuj pas ndarjes së tij nga kjo botë dhe do të zgjasin, në dashtë Allahu, deri në Ditën e fundit të jetës tokësore dhe, në vazhdim, në jetën e amshuar.



# 95 SURJA ET-TÎN

**Mekase - 8 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Për fikun dhe ullirin,

2. për malin e Sinait

3. dhe për këtë Qytet të sigurt (Mekën)[408],

4. Në të vërtetë, Ne e krijuam njeriun në trajtën më të përkryer,

5. pastaj e çuam atë (kur nuk beson) në gjendjen më të ulët,

6. përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira: ata do të kenë shpërblime të pandërprera.

7. Atëherë, çfarë të shtyn ty (o njeri), që ta mohosh Ditën e Kiametit?

8. A nuk është Allahu Gjykatësi më i drejtë?!

---

[408] Sipas disa dijetarëve, në tre vargjet e para, Allahu i Madhëruar është betuar për tre vende, prej të cilave ka nisur tre nga të dërguarit më të mëdhenj: Isanë (a.s.), Musanë (a.s.) dhe Muhamedin (a.s.). Kështu, fiku dhe ulliri simbolizojnë Jeruzalemin, qytetin e Isait (a.s.), sepse ai është vendi i fiqve dhe i ullinjve. Mali i Sinait është vendi, ku Allahu ka folur me Musain (a.s.), ndërsa Qyteti i sigurt është Meka, qyteti i Muhamedit (a.s.), sepse kështu është cilësuar ky vend në Kuran, në suren 2, vargu 126.

# 96 SURJA EL-‘ALAK

**Mekase - 19 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (gjithçka),

2. e krijoi njeriun nga një droçkë gjaku!

3. Lexo! Zoti yt është Bujari më i madh,

4. i Cili, me anë të penës ia mësoi,

5. ia mësoi njeriut ato që nuk i dinte.

6. Por vërtet që njeriu shkel çdo cak,

7. kur mendon se është i vetëmjaftueshëm.

8. Në të vërtetë, kthimi është te Zoti yt!

9. A e ke parë ti (Muhamed) atë që pengon

10. robin (Tonë) kur falet?[409]

11. A nuk është ai (robi Ynë) në rrugë të drejtë

12. dhe që urdhëron për devotshmëri?!

13. Mendo, nëse ai (penguesi) mohon dhe kthen kurrizin,

14. a nuk e di ai se Allahu i sheh të gjitha?!

15. Jo, jo! Nëse ai nuk tërhiqet nga kjo, Ne do ta kapim për ballukesh (për ta hedhur në zjarrin e Xhehenemit),

---

[409] Vargjet aludojnë për një nga prijësit e Mekës, Ebu Xhehlin, i cili ishte armiku kryesor i Profetit Muhamed (a.s.) në fillimet e Islamit. Ai e kishte kërcënuar Profetin (a.s.), që të mos falej më në Qabe.

16. për ballukesh të gënjeshtarit dhe fajtorit.

17. Atëherë ai le ta thërrasë shoqërinë e vet,[410]

18. Ne do t'i thërrasim Zebanijet (rojet e Xhehenemit)!

19. Kurrsesi mos iu nënshtro atij (o Muhamed), por bëj sexhde dhe afroju Zotit tënd!



[410] Pra, le të thërrasë në ndihmë prijësit e tjerë të Mekës, që ishin përkrahësit e tij.

# 97 SURJA EL-KADR

**Mekase - 5 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Ne e kemi zbritur (Kuranin) në Natën e Kadrit.

2. E kush mund të ta shpjegojë ty se ç'është nata e Kadrit?

3. Nata e Kadrit është më e mirë se njëmijë muaj.

4. Engjëjt dhe Shpirti (Xhebraili), me lejen e Zotit të tyre, zbresin në këtë natë, me të gjitha vendimet.[411]

5. Paqe është ajo deri në lindjen e agimit.



---

[411] "Nata e Kadrit" do të thotë "Nata e Caktimit". Në këtë natë, Allahu i Madhëruar ka filluar t'i shpallë Kuranin Muhamedit (a.s.). Ajo është një nga netët teke të 10-ditëshit të fundit të muajit Ramazan. Gjatë saj, engjëjt zbresin me të gjitha vendimet hyjnore për çfarë do të ndodhë në Tokë brenda një viti.

# 98 SURJA EL-BEJJINE

**Medinase - 8 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Ata që nuk besojnë prej ithtarëve të Librit dhe idhujtarëve, nuk do të largoheshin (nga mosbesimi i tyre), derisa t'u vinte Dëshmia e qartë:

2. Një i Dërguar nga Allahu, i cili t'u lexonte faqe të pastra (Kuranin),

3. të cilat përmbanin rregulla të drejta.

4. Ata, që u ishte dhënë Libri, u përçanë vetëm atëherë, kur u erdhi Dëshmia e qartë.

5. E megjithatë, ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë, duke qenë në fenë e pastër (të Ibrahimit), si dhe të falnin namazin e të jepnin zeqatin. Kjo është feja e drejtë.

6. Në të vërtetë, ata që nuk besojnë prej ithtarëve të Librit dhe idhujtarëve, do të hyjnë në zjarrin e Xhehenemit, në të cilin do të mbeten përgjithmonë. Ata janë krijesat më të këqija.

7. Pa dyshim, ata që besojnë dhe punojnë vepra të mira - pikërisht ata janë krijesat më të mira.

8. Shpërblimi i tyre është te Zoti i tyre: kopshtet e Adnit, nëpër të cilat rrjedhin lumenj e ku do të banojnë përherë. Allahu është i kënaqur me ata, por dhe ata janë të kënaqur me Atë. Kjo është dhurata për ata që e kanë frikë Zotin e vet.



# 99 SURJA EZ-ZELZELE

**Mekase - 8 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Kur të dridhet Toka me tronditjen e saj (të fundit),

2. kur të nxjerrë barrët nga brendia e saj[412]

3. e njeriu të thotë: “Ç’po i ndodh asaj?!”

4. Atë Ditë ajo do të tregojë lajmet e saj, [413]

5. sepse Zoti yt e ka frymëzuar atë.

6. Atë Ditë njerëzit do të paraqiten grupe-grupe, që t’u tregohen veprat e tyre:

7. kush ka bërë ndonjë të mirë, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë,

8. e kush ka bërë ndonjë të keqe, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë.[414]



---

[412] Pra, kur të nxjerrë kufomat e të vdekurve që janë varrosur në të.

[413] Ashtu si të gjitha krijesat, edhe Toka do të dëshmojë për veprat e njerëzve.

[414] Profeti Muhamed (a.s.) ka thënë se dy vargjet përmbyllëse të kësaj sureje janë më frikësueset e të gjithë Kuranit.

# 100 SURJA EL-‘ÂDIJÂT

**Mekase - 11 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Betohem për ata (kuaj) që vrapojnë duke dihatur,

2. që nxjerrin xixa nga thundrat [415]

3. dhe trokojnë për sulm në mëngjes,

4. duke çuar re pluhuri,

5. ndërsa çajnë armikun në dysh,

6. se njeriu është vërtet mosmirënjohës ndaj Zotit të vet,

7. dhe ai, pa dyshim, këtë e dëshmon.

8. Vërtet, ai është i babëzitur për pasuri.

9. Vallë, a nuk e di ai se kur të nxirren jashtë ata që gjenden në varre[416]

10. dhe, kur të dalë në shesh ajo që është në gjokse,

11. Zoti i tyre, me siguri, atë Ditë di çdo gjë për ta?!



---

[415] Pra, nxjerrin xixa, duke goditur gurët me patkojtë e tyre të hekurt.
[416] Pra, kur Allahu i Lartmadhëruar të ringjallë të vdekurit.

# 101 SURJA EL-KÂRI‘A

**Mekase - 11 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Gjëmimi i tmerrshëm![416]

2. Ç’është Gjëmimi i tmerrshëm?

3. Kush mund të ta shpjegojë ty se çfarë është Gjëmimi i tmerrshëm?

4. Atë Ditë njerëzit do të jenë si fluturat e shpërndara,

5. kurse malet si leshi i shprishur.



6. Sa i përket atij, veprat e (mira të) të cilit do të rëndojnë në peshore,

7. ai do të ketë një jetë të kënaqur (në Xhenet).

8. E sa i përket atij, veprat e (mira të) të cilit nuk do të rëndojnë në peshore,

9. Ai do të ketë si strehim Humnerën (e Xhehenemit).[417]

10. Kush mund të ta shpjegojë ty se ç’është Humnera (e Xhehenemit)?

11. Ajo është një Zjarr i vrullshëm.

---

[416] “Gjëmimi i tmerrshëm”: është një nga emrat e Ditës së Kiametit.

[417] “Ai do të ketë si strehim Humnerën”: fjalë për fjalë: “Ai do të ketë për nënë Humnerën”. Në gjuhën arabe, fjalët *umm* dhe *ebu* (*nënë* dhe *baba*) përdoren edhe për të treguar origjinën e diçkaje dhe përkatësinë e tij absolute. Në këtë rast, fjala *umm* – nënë shpreh konceptin se njerëzit e mallkuar do të kenë për strehë *Hâuija*-n – Humnerën e Xhehenemit.

# 102 SURJA ET-TEKÂTHUR

**Mekase - 8 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Ju ka hutuar rivaliteti për të shtuar[418],
2. derisa të shkoni në varre.
3. Gjithsesi, do ta merrni vesh!
4. Madje, së shpejti do ta merrni vesh!
5. Kujdes! Ah, sikur ta dinit të vërtetën me siguri!
6. Sigurisht që do ta shihni Zjarrin flakërues!
7. Pastaj, me të vërtetë, do ta shihni atë me syrin e sigurisë.
8. Pastaj, atë Ditë, do të pyeteni për kënaqësitë (e kësaj bote)!



[418] Pra, rivaliteti për shtuar pasurinë, famën, pushtetin etj.

# 103 SURJA EL-‘ASR

**Mekase - 3 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Për kohën![419]

2. Me të vërtetë, njeriu është në humbje,

3. përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i këshillojnë njëri-tjetrit të vërtetën e i këshillojnë njëri-tjetrit durimin.[420]



[419] Allahu i Madhëruar është betuar për kohën, sepse ajo është një nga krijesat më madhështore të Allahut dhe për shkak të rëndësisë që paraqet ajo në jetën e njeriut.

[420] Sa më shumë që koha kalon, aq më tepër njeriu i afrohet humbjes, nëse nuk plotëson katër kushte që kanë të bëjnë me përsosjen e tij personale dhe përsosjen e të tjerëve: besimi tek Allahu dhe te gjithçka që ai ka urdhëruar të besohet; kryerja e veprave të mira, qofshin këto vepra fizike apo shpirtërore; këshillimi i të tjerëve me këtë të vërtetë dhe këshillimi i tyre që të durojnë në përpjekjen e tyre për t'iu përmbajtur urdhërave të Allahut dhe për të duruar sprovat e dhembshme dhe të vështira që mund të ketë paracaktuar Ai.



# SURJA EL-HUMEZE

**Mekase - 9 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Mjerë për çdo përqeshës - shpifës,
2. që grumbullon pasuri dhe e ruan,
3. duke menduar se ajo pasuri do ta bëjë të pavdekshëm!
4. Jo, aspak! Në të vërtetë, ai do të hidhet në torturën shkatërruese.
5. E kush mund të ta shpjegojë ty se çfarë është tortura shkatërruese?
6. Ajo është zjarri i Allahut i ndezur fort,
7. i cili depërton deri në zemrën e njeriut.
8. Ai do t'i rrethojë ata nga çdo anë,
9. në shtylla të gjata flakëruese.[421]

[421] Kuptimi i saktë i këtij vargu nuk është i qartë as për komentuesit më autoritarë. Mund të bëhet fjalë për shtyllat e Xhehenemit, në të cilat do të prangosen njerëzit e këqij.

# 105 SURJA EL-FÎL

**Mekase - 5 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Vallë, a nuk ke dëgjuar ti se si bëri Zoti yt me njerëzit e elefantit?[422]

2. A nuk ua prishi atyre kurthin,

3. duke dërguar kundër atyre tufa zogjsh,

4. të cilët i gjuajtën me gurë prej baltës së pjekur?

5. Dhe kështu, i bëri si byk i ngrënë.



[422] Në vitin 570 (ose 571), Ebreha, guvernatori abisinas i Jemenit, u betua se do të shkatërronte Qabenë, të cilën e quante një tempull pagan, në mënyrë që të vendoste dominimin e krishterë në të gjithë Gadishullin Arabik. Ai mblodhi një ushtri të fuqishme, në krye të së cilës marshonte një elefant i madh dhe u drejtua për nga Meka. Kur ushtria iu afrua Mekës, elefanti u ul dhe nuk pranonte të ecte në atë drejtim. Kur i ndërronin drejtim, ai ecte. Kjo ishte shenjë që ushtria e Ebrehesë të mos e sulmonte Mekën, por Ebreheja s'ia vuri veshin asaj. Prandaj, Allahu i Madhëruar i goditi ashpërsisht njerëzit e elefantit nëpërmjet tufash të panumërta me zogj, që lëshonin një lloj guri të fortë e vdekjeprurës. Morali ishte i qartë për fisin Kurejsh: Allahu i Madhëruar e kishte mbrojtur Faltoren e Tij, ashtu edhe ata vetë, prandaj duhej të ishin mirënjohës për këtë.

# 106 SURJA EL-KUREJSH

**Mekase - 4 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. (Shkatërrimin e njerëzve të elefantit Allahu e bëri) për të mbrojtur fisin Kurejsh, [423]

2. për t'i mbrojtur ata në udhëtimin që bëjnë dimër e verë.[424]

3. Prandaj le të adhurojnë Zotin e kësaj shtëpie (Qabes),

4. i Cili i ushqen ata në ditë urie dhe i siguron në ditë frike.



---

[423] Sipas disa komentuesve, përmbajtja e kësaj sureje është e lidhur ngushtë me suren e mëparshme, duke lënë të nënkuptohet se shkatërrimin e njerëzve të elefantit Allahu e bëri për të mbrojtur kurejshët.

[424] Struktura ekonomike mbi të cilën ishte ngritur mirëqenia e kurejshëve të Mekës, bazohej në dy situata tregtare: njëra ishte pelegrinazhi i përvitshëm, që sillte në Mekë të gjithë arabët e Gadishullit Arabik, kurse tjetra ishte udhëtimi i dy karvaneve vjetore, njëri drejt Jemenit gjatë dimrit dhe tjetri drejt Shamit (sot Siria, Palestina, Libani dhe Jordania) gjatë verës. Pozicioni qendror i Mekës ndërmjet Mesdheut dhe Oqeanit Indian dhe aftësitë e jashtëzakonshme të tregtarëve kurejshë, bënë që këto dy karvane të ktheheshin në pikëmbështetjen e të gjithë aktivitetit ekonomik të qytetit.

# 107 SURJA EL-MÂ‘ÛN

**Mekase - 7 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. A e ke parë atë që mohon Ditën e Llogarisë?
2. Ky është ai që i dëbon ashpër jetimët
3. dhe nuk nxit që t’i jepet ushqim të varfrit.
4. Mjerë për ata, të cilët kur falen,
5. janë të pakujdesshëm për namazet,[425]
6. të cilët duan vetëm që të duken
7. dhe nuk u japin ndihmë nevojtarëve.



[425] Sipas komentuesve të Kuranit, vargjet 4-5 bëjnë fjalë ose për hipokritët, të cilët falen vetëm kur janë me të tjerët dhe jo kur janë vetëm, ose për ata besimtarë që nuk falen rregullisht, por që e falin namazin jashtë kohës së tij apo e falin përgjithësisht në fund të kohës së tij, duke mos i kryer si duhet rregullat e tij dhe pa qenë të përqëndruar në të. Gjithsesi, kërcënimi i përfshin të gjitha këto kategori, por, atij që bën vetëm një pjesë prej këtyre veprave, i takon vetëm një pjesë prej kërcënimit, ndërsa atij që i bën të gjitha këto, i takon i plotë kërcënimi.

# 108 SURJA EL-KEUTHER

**Mekase - 3 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Me të vërtetë që Ne të kemi dhënë ty shumë të mira,[426]
2. andaj, falu (vetëm) për Zotin tënd dhe ther kurban![427]
3. Sigurisht, ai që të urren ty, ai vetë është fatprerë.[428]



---

[426] "shumë të mira": në tekstin origjinal thuhet "el Keuther". Kjo fjalë, sipas disa transmetimeve, tregon një lumë në Xhenet, të cilin Allahu i Madhëruar ia ka premtuar si dhuratë Profetit Muhamed (a.s.), për ta kompensuar dhe ngushëlluar për gjithçka që ka hequr për çështjen e Tij. Komentet tradicionale thonë se ajo tregon pozitën e Profetit (a.s.) në Xhenet, ku do të vendoset në vendin më të lartë (el uesila) dhe do të kënaqet me mirësitë e dritës hyjnore.

[427] Ky varg është shumë i rëndësishëm për sa i përket praktikës së ritualeve në ditën e Kurban Bajramit, e cila festohet në ditën e dhjetë të haxhillëkut dhe kujton provën, në të cilën Allahu i Madhërishëm vuri Ibrahimin (a.s.). Vargu përshkruan radhën e kryerjes së riteve: në fillim falet namazi i Bajramit, pastaj theret kurbani.

[428] "fatprerë": në tekstin origjinal thuhet "ebter", që do të thotë "pa bisht". Kjo shprehje ishte epitet ironik që arabët ia vinin dikujt që nuk kishte djem. Sipas disa transmetimeve, biri i Profetit Muhamed (a.s.), Kasimi, vdiq në një moshë fare të njomë dhe, për këtë, një nga armiqtë e Profetit (a.s.) e quajti atë fatprerë, duke aluduar se edhe feja që ai predikonte, do të ishte e tillë.

# 109 SURJA EL-KÂFIRÛN[429]

**Mekase - 6 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Thuaj: “O ju mosbesimtarë!
2. Unë nuk adhuroj çfarë ju adhuroni
3. dhe ju nuk jeni adhurues të Atij që unë adhuroj.
4. Unë nuk do të jem kurrë adhurues i atyre që ju i adhuroni
5. dhe as ju nuk do të jeni adhurues të Atij që unë adhuroj![430]
6. Ju keni fenë tuaj, ndërsa unë kam fenë time!”



---

[429] Krerët e Mekës, në përpjekje për të kufizuar dëmet që parashikonin në ekonominë dhe në fuqinë e kurejshëve për shkak të predikimeve të Profetit (a.s.), i bënë atij një propozim qesharak: një vit të gjithë do të adhuronin Zotin e Vetëm dhe një vit - zotat e tjerë. Profeti (a.s.) e refuzoi qartazi propozimin dhe kjo sure u shpall për të ngulitur në mënyrë absolute pamundësinë për të bërë tregëti me normat e Allahut të Madhëruar, pamundësinë e propozimit të çdo forme të sinkretizmit fetar apo të pajtimit doktrinar midis feve dhe, rrjedhimisht, ndalimin e kryerjes së çdo rituali të përbashkët ndërfetar.

[430] Vargu flet për ata mosbesimtarë, që Allahu e di se nuk do të besojnë asnjëherë.

# 110 SURJA EN-NASR[431]

**Medinase - 3 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Kur të vijë ndihma e Allahut dhe çlirimi (i Mekës)

2. dhe t'i shohësh njerëzit duke hyrë në fenë e Allahut grupe-grupe,

3. atëherë madhëroje me falënderim Zotin tënd dhe kërko falje nga Ai; se Ai është vërtet Pranues i madh i pendimeve.



[431] Kjo ishte surja e fundit që iu dha Profetit (a.s.), duke mbyllur kështu një cikël shpalljesh që zgjaste prej njëzetë e tre vjetësh. Ajo ishte shpallja e fitores së përgjithshme të Islamit mbi mosbesimin dhe e kthimit masiv në Islam të të gjithë Arabisë. Kur Muhamedi (a.s.) mori këtë shpallje, e kuptoi se Zoti i tij i Madhëruar po e paralajmëronte për ndarjen e afërt nga kjo botë dhe për këtë lajmëroi të afërmit e tij më të ngushtë. Gjatë gjithë kohës që parapriu vdekjen e tij tokësore, Profeti (a.s.) thoshte vazhdimisht në namazet e tij: "*Subhânek ell-llâhumme rabbena ue bihamdik. All-llahumme gfir li*" (I Lartësuar qofsh, o Zoti im, dhe i Falënderuar. O Zot, më fal!).

# 111 SURJA EL-MESED

**Mekase - 5 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Iu thafshin duart Ebu Lehebit[432] dhe u thaftë në gjithçka!
2. Nuk do ta ndihmojnë atë as pasuria dhe as fitimet e tjera.[433]
3. Ai, me siguri, do të hidhet në zjarrin me flakë të tërbuara,
4. po ashtu edhe gruaja e tij[434], që mbart drutë e zjarrit,
5. në qafën e saj do të ketë një litar prej fijesh palme.



---

[432] Ebu Leheb (Babai i flakës) ishte nofka e Abdul 'Uzza-s, birit të Abdul Muttalibit, pra, xhaxhait të Profetit (a.s.). Kur u bë kryetar i fisit të Hashimive, pas vdekjes së Ebu Talibit, ai refuzoi ta vazhdonte mbrojtjen fisnore për Muhamedin (a.s.) dhe e la atë të ekspozuar ndaj armiqësisë së idhujtarëve.

[433] Ebu Lehebi tallej me Profetin (a.s.), duke thënë: "Nëse është e vërtetë ajo që thotë nipi im, unë kam mjaft pasuri dhe djem, sa për të paguar shpërblesën time".

[434] Ajo quhej Umm Xhumejl bint Harb dhe kishte një rol kryesor në armiqësinë që burri i saj ushqente ndaj nipi të tij, Profetit (a.s.). Ajo ishte motra e Ebu Sufjanit, që në atë kohë do të udhëhiqte luftën e idhujtarëve kundër myslimanëve. Me mllefin e saj, ajo hidhte përreth shtëpisë së Muhamedit (a.s.) ferra dhe gjemba, me shpresën që ai të lëndohej gjatë kthimit në shtëpi natën.

# 112 SURJA EL-IHLÂS[435]

**Mekase - 4 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Thuaj: "Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm!

2. Allahu është Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim.[436]

3. Ai as nuk lind, as nuk është i lindur.

4. Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Atë!"



---

[435] Sipas një transmetimi nga Profeti (a.s.), leximi i sures "El Ihlâs" ka vlerën e leximit të një të tretës së Kuranit. Një nga Shokët e Profetit (a.s.), Ubej Ibn Ka'bi, ka përcjellë se shkak për zbritjen e saj ka qenë një kërkesë që idhujtarët arabë i bënë Muhamedit (a.s.), kur i thanë: "O Muhamed! Na përshkruaj Zotin tënd". Atëherë, Allahu shpalli këtë sure, që është quajtur nga disa komentues si "sinteza e përsosur e *teuhid*-it (monoteizmit islam).

[436] Ky është përkthimi i emrit të Allahut "*Es-Samed*", që ndër të tjera ka edhe kuptimet, "Ai që ka njëshmërinë absolute" "I Përjetshmi" dhe "I Papërshkueshmi", pra, Ai që nuk ka brendësi.

# 113 SURJA EL-FELEK

**Mekase - 5 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Thuaj: "Kërkoj mbështetje te Zoti i agimit,
2. që të më mbrojë nga sherri i gjithçkaje që Ai ka krijuar
3. dhe nga sherri i natës, kur kaplon terri
4. dhe nga sherri i falltarëve, që fryjnë në nyje (duke bërë magji)[437]
5. dhe nga sherri i smirëziut, kur vepron me smirë.[438]"



[437] Vargu bën fjalë për një formë magjie të zezë, që praktikohej shumë në Arabinë paraislamike.

[438] Syri i keq që vjen si pasojë e smirës, është, sigurisht, një nga format me ndikim më të fortë negativ që mund të gjenden. Nuk mund të mohohet se, ky është një instrument të cilin e përdor shejtani për të realizuar ndikime të ndryshme dhe të rënda te njerëzit: tek ata që e pësojnë, pa i kuptuar dhe pa i njohur shkaqet e "shqetësimit" të tyre; tek ata që përpiqen ta shërojnë "syrin" me praktika të tjera magjike dhe tek ata që e shkaktojnë, duke u bërë kështu bashkëpunëtorë objektivë ose subjektivë të intrigave djallëzore kundër njerëzimit. Për t'u ruajtur nga shejtani, shërben lutja "*E'ûdhu bil-lâhi min-esh shejtân-irr raxhîm*" (Strehohem tek Allahu kundër shejtanit të mallkuar), por është mirë të kujtohet edhe vargu 99 i sures 16 "**në të vërtetë, djalli nuk ka kurrfarë pushteti mbi ata që besojnë dhe mbështeten tek Zoti i tyre**".

# 114 SURJA EN-NÂS[439]

**Mekase - 6 vargje**

**Bismil-lâhirr Rrahmânirr Rrahîm**

1. Thuaj: "Kërkoj mbështetje te Zoti i njerëzve,
2. Sundimtari i njerëzve,
3. i Adhuruari (i vetëm me të drejtë) i njerëzve,
4. nga sherri i djallit cytës që fshihet (pasi cyt)
5. e që hedh dyshime në gjokset e njerëzve,
6. (qoftë ai djall) prej xhindeve apo njerëzve!"



[439] Sipas disa transmetimeve nga Ibn Abbasi dhe Aishja, një magjistar hebre me emrin Lebid që jetonte në Medinë, ishte ngarkuar t'i bënte Profetit Muhamed (a.s.) një magji vdekjeprurëse. Magjistari arriti të siguronte disa fije nga flokët e Profetit (a.s.) dhe me to bëri njëmbëdhjetë nyje. Bijat e tij frynin në secilën prej këtyre nyjeve, duke thënë mallkime të frikshme. Pastaj, magjinë e mbështollën, duke i shtuar një filiz palme hurmash dhe e hodhën në një pus. Profeti (a.s.) filloi të ndiente shqetësime të çuditshme si: humbje të kujtesës, dobësi, humbje të oreksit etj. dhe gjendja e tij po përkeqësohej, derisa Allahu i Madhëruar ia zbuloi në ëndërr shkakun e shqetësimeve të tij dhe vendin, ku ishte fshehur magjia. Kur Profeti (a.s.) u zgjua, atij i erdhi Xhebraili (a.s.) dhe i dha dy sure, njëra me pesë vargje dhe tjetra me gjashtë. Profeti (a.s.) dërgoi Aliun te pusi me detyrën për të lexuar këto dy sure. Ndërsa ai lexonte suret, nyjet zgjidheshin njëra pas tjetrës dhe Muhamedi (a.s.) rifitonte forcat dhe kthjelltësinë e humbur. Dy suret në fjalë janë ato me të cilat mbyllet Kurani i Madhërishëm. Këto sure kanë një rëndësi të madhe rituale dhe myslimanët i recitojnë ato shpesh për t'u ruajtur nga çdo e keqe, fizike apo shpirtërore qoftë.

